*Ligjërimi është mbajtur në Greqi prej datës 19/02/86 deri më 15/04/86*

*Seria e ligjërimeve në gjuhën angleze*

Dhe përpjekja ime është që e ardhmja e religjonit të jetë asgjë tjetër përpos shkencë. Pikërisht siç ekzistojnë shkencat tjera – ato janë shkenca mbi botën objektive – aty duhet të jetë edhe një shkencë tjetër, e brendshme, mbi botën subjektive. Aty nuk ka hapësirë apo sferë për asnjë religjion në përgjithësi. Shpirti shkencor është i aftë për zbulimin e të vërtetës së objektit dhe është i aftë për zbulimin e të vërtetës së subjektit, brendisë suaj.

# KAPITULLI 1

## Unë i përkas tërë botës

19 shkurt 1986

PYETJET NGA: Nxënësit e Rajneesh - GJERMANI
**Pyetja e parë**

PO UDHËTONI SI PAPA. DONI QË TË GJITHË TË BËHEN *SANJASIN*?

E para që duhet mbajtur në mend: kurrsesi s'duhet të më krahasoni me papën. Ai e përfaqëson Jezu Krishtin, e përmes Jezu Krishtit ai e përfaqëson Zotin.

E unë nuk e përfaqësoj askend.

Unë e përfaqësoj vetëm veten time

Ai është kopje karbonike; unë jam origjinal.

E tërë ideja se dikush tjetër mund ta përfaqësojë të vërtetën, përvojën e dikujt tjetër, në themel është e pavërtetë. O e njihni të vërtetën o nuk e

njihni. Ata që e njohin të vërtetën s'kanë mundësi t'i përfaqësojnë askujt tjetër. Ata që nuk e njohin, përfaqësimi i tyre është gënjeshtër, fundamentalisht është pavërtetësi. Ata pretendojnë me qenë dikushi që nuk janë.

Papa është i pagabueshëm; unë jam vetëm qenie njerëzore – më i gabueshëm se çdokush tjetër, sepse siç e shoh unë atë, sa më shumë gabime që bëni, më të pjekur do të bëheni. Çdo gabim është shans për të mësuar. Por mos e bëni gabimin e njëjtë përsëri e përsëri – kjo është marrëzi. Por bëni aq gabime sa jeni të aftë – mos u frikësoni – sepse kjo është e vetmja mënyrë të cilën natyra e lejonë për t'u mësuar. Vetëm mendoni për personin i cili kurrë s'ka bërë gabim. Ai nuk do të ketë kurrfarë rritje, kurrfarë pjekurie, kurrfarë përqendrimi, kurrfarë vetëdije. Ai do të jetë vetëm bimë.

Papa pretendon me qenë i pagabueshëm. Ai e ka pretenduar këtë, sepse është e logjikshme se ai e përfaqëson Jezu Krishtin: nëse ai është i gabueshëm atëherë edhe Jezu Krishti është i gabueshëm. Jezu Krishti e përfaqëson Zotin: nëse ky është i gabueshëm atëherë edhe Zoti është i gabueshëm. Ta bësh Zotin të gabueshëm ti do ta bësh të gabueshëm Polakun, për t'u larguar nga kursi i logjikës – në këtë nuk ka të vërtetë ekzistenciale.

Udhëtimi i tij rreth botës është politik, nuk është religjioz. Kjo s'ka të bëj asgjë me shpirtërorën. Kjo është një përpjekje për të konvertuar numër më të madhë njerëzish në kishën katolike, sepse numri nënkupton fuqinë. Posaçërisht në botën në të cilën sundon mobokracia(*mob, ang = masa, turma*), numrat janë fuqia më e madhe. Tash papa i ka 6 milion katolik në botë, dhe ai numër shtohet për çdo ditë. Por konvertimi i njerëzve në katolicizën nuk është konvertim në shpirtërorën…

Islami përdor forcën për t'i konvertuar njerëzit, me shpatë në njërën dorë, shpatë të hapur, dhe në dorën tjetër me, Kur'anin e Shenjët. Mund të zgjedhni. Tash, shumë është vështirë për qeniet njerëzore të zgjedhin jetën e diçkahit me të cilën ata nuk pajtohen, por ata do ta zgjedhin atë sepse kjo nuk është më pyetje e zgjedhjes në mes dy doktrinave, dy filozofive: kjo ka qenë zgjedhje në mes jetës dhe vdekjes. Jeta është e mirë – kush po mërzitet për Kur'anin?

Muhamedanët kanë konvertuar me miliona njerëz vetëm duke i detyruar ata me shpatë; i vetmi argument i tyre ka qenë shpata. Tash bota ka ndryshuar,

këto strategji kanë ndryshuar. Nëse shkoni tek dikush me shpatë do të burgoseni.

Misionarët e krishterë ende e bëjnë të njëjtën gjë, me pak ndryshime: në njërën dorë mbajnë Biblën e Shenjët, e në dorën tjetër bukën dhe gjalpin. Bota është aq e varfër…dhe këta njerëz dëshirojnë që bota të mbetet e varfër, sepse ata janë në gjendje të konvertojnë vetëm varfëri. Kjo çështje duhet të mbahet në mend. Krishtenizmi nuk ka qenë në gjendje ta konvertojë një person të edukuar, arsimuar të shtresës së lartë askund në botë. Ai ka qenë në gjendje të konveroj vetëm lypsarët, bonjakët, të uriturit, gjysmë të vdekurit, dhe të sëmurët.

Këta njerëz nuk e kanë zgjedhur krishtenizmin, ata e kanë zgjedhur bukën dhe gjalpin. Ata janë të uritur. Ata kanë zgjedhur barëra dhe spitale. Ata kanë zgjedhur shkolla për fëmijët e tyre. Ata s'kanë të bëjnë asgjë me krishtenizmin, por nëse të gjitha këto gjëra vijnë përmes krishtenizmit ata me – padëshirë dhe pavullnet – janë të gatshëm ta pranojnë këtë.

Por, me dëshirë apo pa dëshirë, ata e rrisin numrin e katolikëve në botë. Kjo shumë e ma shumë e bënë papën të fuqishëm: kudo që katolikët janë në shumicë, ai popull është nën thundrën e tij. Politikanët duhet ta dëgjojnë atë.

Ju s'mund ta krahasoni udhëtimin tim rreth botës me udhëtimin politik të papës. Në të vërtetë unë duke udhëtuar rreth botës jam kundër strukturave politike.

Për shembull, në vendlindjen tuaj, në Gjermani: unë kurrë s'kam qenë atje, dhe ata kanë shumë frikë – nga njeriu që s'ka qenë atje, i cili kurrë nuk ka aplikuar për ndonjë vizë apo ndonjë udhëtim – e ata kanë miratuar ligjin me të cilin unë nuk mund të hy në Gjermani. Botë e çuditshme! Unë nuk kamë bërë kurrfarë krimi në atë vend, unë s'kam qenë atje; as nuk i kam pyetur. Ata kanë mundur ta refuzojnë vizën: s'ka pas nevojë të bëjnë kurrfarë ligji, por të jenë në anën e sigurtë…

Unë po flas për udhëtimin rreth botës, nuk po e konvertoj askend – unë nuk e kam konvertuar askend në jetën time; kjo është gjëja më e shëmtuar që bëhet.

Duhet ta kuptoni realitetin e brendshëm e personit të konvertuar. E para ju duhet ta pranoni se keni të drejtë dhe tjetra se jeni gabim, dhe ai të vëhet në

rrugë të drejtë – në çdo mënyrë. Askush nuk ka kurrfarë të drejte të vendos këtë. Çdo përpjekje për të konvertuar dikë është kundër të drejtës themelore të njeriut. Ky është interferim në lirinë e tyre, të mendimit; ajo përpiqet t'i robërojë ata.
Ju mund ta shprehni cilëndo ideologji që keni dhe mandej t'ia leni njerëzve. Nëse është më e mirë se e tyre, ata mund ta pranojnë; nëse nuk është më e mirë, ata mund ta refuzojnë. Por qfarëdo që ata pranojnë apo refuzojnë ai nuk është problemi yt.

Konvertim është emër i mrekullueshëm për robërinë shpirtërore.

Unë kurrë s'e kam konvertuar askend.

Njerëzit që janë bërë *sanjasin* janë bërë *sanjasin* për veten e tyre. Ai ka qenë vendim i tyre. Ata kanë ndier diçka, ata kanë njohur diçka, ata kanë përjetuar diçka.

E vërteta e ka aromën e vet.

Dashuria e ka fuqinë e vet.

Qetësia e ka ndikimin e vet. Por ajo nuk është çështje e konvertimit të askujtë. *Sanjasin* nuk është i konvertuar. Ju nuk shkoni prej një ideologjie në tjetrën – prej hinduaizmit në krishtenizëm, prej krishtenizmit në budizëm. Kjo thjeshtë është ndërrim i burgut. Ndoshta burgu tjetër mund të jetë pak më i mirë, por pas të gjithave burgu është burg, edhe burgu më i mirë mund të bëhet edhe më robërues.

*Sanjasin* është i çliruar prej të gjitha ideologjive, prej të gjitha burgjeve. Kjo nuk është ideologjie e re të cilën ju e zgjedhni – ju keni zgjedhur lirinë prej të gjitha ideologjive. Unë nuk kam kurrfarë ideologjie t'ju predikoj. Unë nuk kam doktrinë t'ju jap, nuk kam katekizëm, nuk kam religjion.

Unë thjeshtë mund t'ju them se edhe unë kam qenë i burgosur në mënyrë të njëjtë siç jeni edhe ju. Dhe aty janë mënyrat – sikur unë që kam dal nga burgu, edhe ju gjithshtu mundeni. Askush nuk mund t'ju ndaloj, sepse burgu juaj ekziston vetëm përmes pajtueshmërisë suaj.

Nëse ju jeni të krishterë ajo është pajtueshmëria juaj; nëse ju jeni budist ajo është pajtueshmëria juaj – e pandërgjegjshme. Në fëmijërinë tuaj ata ju kanë

detyruar në pajtueshmëri dhe e kanë shkatërruar çiltërinë tuaj, lirinë tuaj, gjurmimin e të vërtetës.

Udhëtimi im rreth botës është t'i bëj njerëzit të lirë kush vuan nga robëria e panevojshme, vuajtja nga sistemet e besimit – në kisha, në sinagoga, në tempuj , por ky është tregim i njëjtë me emra të ndryshëm; ku nuk ka dallime esenciale. Të gjitha religjionet i kanë ndaluar njerëzit ta njohin të vërtetën.

Nëse nuk e dini të vërtetën e qenies suaj, ju kurrë nuk do ta ndjeni bekimin e madh të jetës. Ju kurrë nuk do të mund të vërshoheni nga lumturia bazë për faktin e dukshme të ekzistencës.

Nëse nuk mund ta përjetoni të vërtetën, nuk do të jeni në gjendje të bashkoheni personalisht me këtë gjithësi të pafundme e cila është shtëpia juaj, e cila ua ka dhënë lindjen, dhe e cila jashtëzakonisht shumë shpreson në ju se do të rriteni në majën më të lartë të vetëdijës…sepse përmes juve, ekzistenca mund të bëhet e vetëdijshme; nuk ka mënyrë tjetër.

Ekzistenca e njeriut është thesar shumë më i vlershëm – e cila është humbur nga të krishterët, çifutët, hindusët, budistët, muhamedanët. Ai është eksperimenti më i madh i ekzistencës. Në këtë univers të pafund, vetëm në këtë planet të vogël ekzistenaca ka qenë në gjendje të krijojë këtë njerëzim, i cili ka potencial të bëhet plotësisht i vetëdijshëm.

Ekzistenaca pret shumë prej juve.

Vetëm mendoj: nëse njerëzimi zhduket nga toka, e tërë ekzistenca do të jetë e vdekur. Jo vetëm ky planet, të gjitha ata miliona të sistemit diellor dhe me miliona planetë dhe yje thjesht do të jenë të vdekura. Kjo përmes mija vjetëve të përpjekjes enorme të cilën natyra e ka pru çështjen deri tek pika ku ajo bëhet e vetëdijshme, e gjallë.

Tash të gjitha religjionet janë në parandalim të rritjes së vetëdijës. Të gjithë ata janë kundër ekzistencës, të gjithë ata janë kundër natyrës, të gjithë ata janë kundër jush.

Udhëtimi im është t'i bëj njerëzit të vetëdijshëm burgut të tyre, t'i bëjë ata të vetëdijshëm potencialit të tyre – çka janë ata dhe çfarë mund të bëhen – t'i bëj ata të vetëdijshëm se ekzistenca po pret diçka llahtashëm ekstatike të

ndodhë dhe se në këtë askush nuk e ka të drejtën t'i ndal. Ju këtë ia keni borxh ekzistencës. Ajo jua ka dhënë lindjen, jua ka dhënë të gjitha. Vetëm si shenjë falenderimi, ju mund ta ktheni këtë si qenie të vetëdijshme.

*Sanjas* nuk është religjion, nuk është kishë.

Unë kisha dashtë t'i shoh të gjitha qeniet e botës si *sanjasin*, por nuk dua të bëj asnjë përpjekje që dikë ta konvertoj në sanjasin. Unë thjesht do ta shpjegoj situatën. Unë besoj në inteligjencën tuaj. Nuk shoh asnjë nevojë t'ju konvertoj. Inteligjenca juaj është thirrur.

E di se nuk ka asnjë qenie njerëzore i cili nuk dëshiron të jetë i lirë, i cili nuk dëshiron të dashurojë më shumë dhe të jetë i dashur, të cilit nuk i pëlqen t'i njoh misteret e ekzistencës, të cilit nuk i pëlqen ta jetoj jetën në lumturi, ekstazë, këngë dhe vallëzim.

Pse duhet dikush të konvertohet? Unë vetëm do t'jua shpjegoj gjërat të cilat dikush veç i di, por religjionet e juaja i kanë konvertuar ato, i kanë detyruar në nënvetëdijën tuaj, dhe nuk i kanë lejuar të vijnë në vetëdijën tuaj.

Puna ime është deprogramimi.

Unë jam kundër të gjitha programeve.

Unë s'ka kurrfarë programi me vete. Kështu unë shkoj nëpër botë duke ua shkatërruar programet njerëzve dhe duke i bërë ata të lirë. Unë nuk do ta ndërroj asnjë program, sepse kjo prapë është tregim i njëjtë: burg tjetër – ndoshta ndërtim i ri, arkitektur moderene, por kjo s'është me rëndësi.

Unë dua që ju të jetoni në liri të skajshme, nën yje, nën qiell, dhe ta ndijeni ekzistencën në sa më shumë mënyra që është e mundur kështu që jeta juaj të bëhet poezi. Kjo është ajo që *sanjas* do të thotë për mendimin tim.

Kur jeta e njeriut bëhet poezi, bëhet këngë, bëhet vepër artistike, kreativitet, ai është bërë *sanjasin*. A e di ai këtë apo jo, nuk është me rëndësi. Fjala "*sanjas*" nuk është e rëndësishme, përmbajtja është me rëndësi.

Kështu që askend nuk du ta konvertoj. Por me miliona njerëz të ri inteligjent janë të gatshëm – ajo është vetëm se ata janë të rrethuar me aq shumë

plehëra, me aq shumë tradita të kalbura, ortodoksi, the ata nuk shohin mënyrë të dalin nga kjo.
Ekziston mënyra të dilet nga kjo.

Në fakt të gjitha këto kondita nuk ju kanë burgosur; ju i mbani dhe i përmbaheni atyre. Dhe ky është i tërë arti i *sanjas*: si të bëhet relaksimi dhe të lihet që këto kondita të bijnë dhe të thehen për tokë, duke ju bërë juve të çiltër siç keni lindur.

*Sanjas* është rilindje, por shumë më e rëndësishme se lindja e parë, sepse në lindjen e parë keni qenë shumë të paaftë. Keni pasur prindër, dhe keni qenë të varur. Ata e kanë shfrytëzuar paaftësinë tuaj, ndoshta me qëllime të mira; unë kurrë nuk dyshoj në qëllimet e askujtë. Ata ju kanë çuar në kishë, ata ju kanë çuar tek prifti; keni qenë pjesë solemne e religjionit. Dhe ata kanë menduar se janë duke vepruar mirë - duke mos menduar ndonjëherë se çfarë ata ka bërë mirë për ta, qfarë të mire kanë bërë për prindërit e tyre. Ata thjesht i kanë përsëritur ritet, gjeneratë pas gjenerate.

Rilindja është një fenomen plotësisht i ndryshëm: ju përsëri bëheni të çiltër si fëmijë, por këtë herë ju nuk jeni të varur, këtë herë nuk jeni të paaftë. Këtë herë askush s’mund t’ju detyroj për asgjë: ju posedoni inteligjencë të mjaftueshme, logjikë të mjaftueshme, fuqi të mjaftueshme argumentuese – nuk është e lehtë të detyrohet besimi i marrë në juve. Kjo është mbrojtja juaj. Lindja e dytë është fillim i jetës së re.

Unë dua që e tërë bota ta fillojë jetën e re. Ajo është bërë e amullt. Ajo jeton në mjerim dhe vuajtje, por ende askush s’është aty të thotë këtë – o njerëz ju vareni nga dituria juaj, urtësia juaj, për shkaktarët e mjerimit tuaj.

Të gjitha religjionet e botës janë kundër kontrollit të lindjes. Natyrisht se ata duhet të jenë kundër kësaj, sepse sa më shumë fëmijë që ka, aq ma shumë varfëri do të ketë. E vafëria është bekim i madh për religjionet: ata mund t’i konvertojnë njerëzit, ata mund të hapin spitale, jetimore, shkolla. Ata mund të japin vetëm një pjesë të vogël të bukës, dhe konfori bëhet shumë i lehtë.

Nëse bota është e pasur dhe s’ka askush që është i varfër, i tërë tregu prej nga religjionet i fitojnë robërit e tyre zhduket. Ata nuk brengosen për atë se çka mos kontrolla e lindjes mund të shkaktojë. Kjo shkakton mjerim të madh. Gjatë gjithë këtij viti në Etiopi njerëzit kanë vdekur pandërprerë – me mija njerëz për një ditë – dhe ende priftrinjët e Etiopisë nuk janë për

kontrollën e lindjes. Asnjë lider fetar në botë nuk ka thënë se të paktën në Etiopi duhet të legalizohet kontrolla e lindjes, abortimi duhet të legalizohet.

Ata abortin e quajnë mëkat, sepse Zoti është ai që jep lindjen e fëmijëve. E gjithë kjo është marrëzi e kulluar! Ose Zoti është absolutisht idiot…Ai nuk i kupton ekonomitë e thjeshta, të cilën nëse ju lindi aq shumë fëmijë të paktën të dërgojë një copë toke, fabrikë, diçka për t’i dhënë atyre përkrahje.

Toka mbetet e njëjtë. Produktiviteti i saj zvogëlohet për çdo ditë sepse ju keni qenë prodhues për miliona vjet. Toka e humbë fuqinë e saj, bëhet jopjellore, e Zoti s’po bën asgjë për tokën, por Ai po vazhdon me dërgimin e fëmijëve. E priftrinjët e përfaqësuesit i kanë skicat e tyre vetjake – ata nuk brengosen për Zotin.

Aq gjatë sa e di unë, Zoti e praktikon kontrollën e lindjes, sepse Ai e ka pasur vetëm një djalë, Jezu Krishtin. Çfarë ka ngjarë më pas? E vetmja mundësi është që Ai ka filluar me përdorimin e metodës së kontrollimit të lindjes; përndryshe, deri më tash do të ishin krijuar me miliona Jezu Krishta.

Nëse e përcjellni Zotin ju të paktën mund ta kuptoni një gjë: se në tërë amshimin ai ka krijuar vetëm një djalë, edhe atë tepër, jo nga gruaja e tij. Ai nuk e ka marrë rrezikun të martohet, sepse gratë janë gra: ato mund t’ia fillojnë ngacmimit, ankimit, “Unë dua edhe një fëmijë; Unë dua vajzë. Djalë është në rregull por unë dua vajzë.”

Kështu ai ka bërë krim dhe e ka mbarsuar Marinë e Virgjër. Askush këtë nuk e quanë mëkat, e nëse kjo është virtyt, atëherë përse ai e ka ndal? Ka aq shumë virgjëresha; posaçerisht në Greqi ka aq shumë virgjëresha – ai do të duhet të gjitha t’i mbarsojë.

Përpjekja ime është të shkoj rreth botës për t’i takuar njerëzit e mi, shumë prej të cilëve më njohin, shumë prej të cilëve nuk më njohin. Por unë dua që të kem shikim brenda syve të tyre; ndoshta diçka ngjanë.

Ky është transformim, jo kovertim.

Ndoshta ata dashurohen në mua. E të dashurohesh në dikë i cili është kundër të gjitha religjioneve, i cili është kundër të gjitha kombeve, i cili është kundër të gjitha qeverive, i cili është kundër të gjitha politikave, merr guxim.

Siç e ka aprovuar Gjermani ligjin me të cilin ata nuk më lejojnë të hy në Gjermani…Ata më së shumëti frikësohen prej njerëzve, sepse numrin më të madh të *sanjasinëve* nga Evropa e kam në Gjermani – për arsye shumë të thjeshtë se Adolf Hitleri plotësisht e ka shkatërruar besimin në politikanët e gjeneratës së re. Gjithashtu e ka shkatërruar besimin e tyre në të ashtuquajtura religjione.

Papa në Itali ka qenë i bekuar dhe iu është lutur Zotit për fitoret e Benito Musolinit i cili ka qenë fashist dhe partner i Adolf Hitlerit në luftën e dytë botërore. Kisha Gjermane është lutur për fitoren e Adolf Hitlerit në luftë, e Adolf Hitleri ka vrar me miliona Çifut; akoma kisha lutet për të, jo për ata Çifutët e shkretë të cilët s'kanë pas kurrfarë lidhje me krejt këtë. Edhe në Angli kryepeshkopi i kishës së Anglisë është lutur për fitoret e Anglisë. Të gjithë ata iu janë lutur të njëjtit Zot, dhe të gjithë ata kanë qenë përfaqësues të të njëjtit Zot! A mund t'i shihni kontraditat?

Rinia më e frustruar në tërë botën është rinia në Gjermani. Nderi i shkon Adolf Hitlerit, ai i ka vendos themelet për mua.

Tash të ritë në Gjermani nuk janë të gatshëm të futen në asnjë burg, as religjioz as politik; ata dëshirojnë të mbesin plotësisht të lirë. E ata politikanët e marrë thonë se mund t'i ndalin…

Tash kur jam këtu, të gjithë *sanjasit* e mi Gjerman do të vijnë këtu. Unë do të shetisja nëpër Gjermani. Nuk më lejoni të hy brenda, por ju nuk mund t'i ndaloni *sanjasit* e mi të dalin jasht.

Në Indi, ata së pari kanë tentuar të ma marrin pasaportën kështu që nuk kam mundur të shkoj askund jasht Indisë. Ata i kanë informuar të gjitha ambasadat e Indis në tërë botën të mos i japin askujt vizë kushdo që dëshiron të më vizitoj; as mediave nuk iu është lejuar të më afrohen, kështu që kam qenë plotësisht i izoluar, i ndar nga njerëzit. Por politikanët, gjithmonë kam këtë mendim, i përkasin klasës më të retarduar të inteligjencës. Ata nuk kanë asur idenë se unë mund të shkojë në Nepal ku nuk ka nevojë për pasaportë, as viza nuk është e nevojshme.

Unë i kam sfiduar të gjitha qeveritë e botës, kështu nëse ndonjë qeveri ka guxim dhe trimëri dhe pak krenari atëherë unë jam i gatshëm të bëhem banor i atij vendi – ma jepni pasaportën. Dhe pesë qeveri janë përgjigjur se janë të

gatshme; pavarsisht prej pasojave ata më dëshirojnë të jem qytetar i tyre. Tash unë mund të zgjedhë në mes pesë shteteve.

Ata nuk mund të më ndalojnë: unë do të shkoj nëpër botë. Unë do t'i the *sanjasëve* t'mi në Gjermani të luftojnë kundër qeverisë me mjete paqësore, të shkojnë në gjyq, sepse absolutisht është e kundërligjshme të ndalohet personi të hy në shtet i cili nuk ka bërë kurrfarë të keqe në shtet, i cili kurrë s'ka qenë në atë shtet. Kjo është e pashembullët.

Unë me të vërtetë besoj se ju do ta fitoni rastin – dhe kjo do të jetë një goditje  e mirë në fytyrë që i bëhet politikanëve gjerman. Unë do të vij në Gjermani; por së pari ju rregullone me qeverinë tuaj. Mandej ata do të kthejnë në shans të mirë, sepse para se unë të vij atje do të jetë një publicitet i madh, e tërë Gjermani do të jetë e involvuar në këtë.

Përse duhet qeveria të bëjë ligj i cili kurrë s'është bërë në asnjë shtetë tjetër, ndonjëherë?  Kështu lufta paqësore me qeverinë, shkon në gjyq. Ligji ju shkon në favor, edhe simpatia e publikut do t'ju shkoj në favor. Përdorne këtë si themele të mirë për ardhjen time. Dhe atë ditë ju do të jeni fitimtar, unë do të hy në Gjermani. Me mijëra njerëz të cilën ndoshta nuk kanë mundur të më kontaktojnë….qeveria do t'i detyrojë të vijnë në kontakt me mu.

Ty është totalisht lloj tjetër udhëtimi. Për pesë vjetë shumë *sanjas* të mi nuk i kam parë: Amerika ka qenë shumë e shtrenjët për ta të vijnë tek unë. Dhe ky ka qenë pikëllim në zemrën time, dhe atë vetëm për para – kjo s'do të thotë asgjë – njerëzit nuk mund të vijnë në kontakt të drejtpërdrejtë me mu. Kështu vendosa nëse ata nuk mund të vijnë tek unë, nëse i eturi nuk mund të shkoj tek pusi…

Këtë e thotë edhe Muhamedi: pusi nuk mund të shkojë tek i eturi – por kjo ka qenë para karëmbëdhjetëmijë vjetësh. Sot mund t'i çoni gypat në çdo shtëpi! Kështu i eturi nuk ka nevojë të shkoj tek pusi; pusi mund të shkojë në thellësinë më të madhe të zemërs e të eturit – vetëm gypi duhet të lidhet!

Teknologjia ka ndryshuar; proverbat zgjasin pak më shumë për t'u ndryshuar në përputhje me teknologjinë. Por mua më pëlqen t'i ndryshoj ato: Nëse i eturi nuk mund të shkoj tek pusi, tash pusi mund të shkoj tek i eturi. E kjo nuk ngjjanë vetëm me një udhëtim, dhe nuk ngjanë vetëm për një ditë a

dy: unë do të jem në çdo shtet për dy muaj, tre muaj, kështu që unë do të jem në kontakt me njerëzit. E kjo do të jetë në rrjedhën e ngjarjeve.

Unë do t'i kem disa vende si seli, kështu që lur të jem lodhur do të jem atje, përndryshe do të jem në turne. Në këtë mënyrë njerëzit nuk kanë nevojë të vijnë tek unë, unë do të shkoj tek ata. Kjo duket se është më e thjesht, më ekonomike. Në këtë mënyrë njerëzit të cilët nuk kanë pasur mundësi të vijnë në kontakt me mu do të vijnë në kontakt.

Unë do të trokas në çdo derë. E as personi më i rëndë nuk do të mund të refuzojë ta hap derën, të paktën vetëm ta shoh se cili është ai person. Dhe kjo është më se e mjaftueshme: para se të mbyllet dera, unë do të jem brenda.

Por ky nuk është konvertim. Kjo është përhapje më e madhe e dashurisë, lirisë më të madhe, individualitetit më të madh, vetëdijës më të madhe.

**Pyetja e dytë**
SI PO NDIHENI KËTU NË GREQI, NË TOKËN E SOKRATIT?

Sokrati është një prej personave të cilin e dua më së shumti. Dhe kur vij këtu ndijej lumturi të llahtashme, sepse është ajri i njëjtë të cilin Sokrati e ka frymuar, është toka e njëjtë të cilin ai e ka kaluar, njerëzit e njëjtë me të cilët ai ka biseduar, ka komunikuar.

Për mua, Greqia pa Sokratin është asgjë. Me Sokratin, është gjithçka. Atë ditë kur Athina ka zgjedhur ta hemojë Sokrartin, ajo e ka helmuar tërë shpirtin Grek. Ajo më kurrë s'ka qenë në lartësi të njëjtë. Njëzet e pesë shekuj kanë kaluar, por asnjë njeri nuk ka mundur të arrijë lavdinë e njëjtë, dritën e njëjtë, mendjemprehtësi të njëjtë.

Me vrasjen e Sokratit, Greqia ka bërë vetëvrasje.

Dhe kjo mund të shihet lehtë. Po ta kishin dëgjuar Sokratin ma mirë sesa që e kanë helmuar, dhe t'i kishin kapërcyer kushtëzimet e tyre, të cilat ai ka kërkuar prej tyre t'i bëjnë, Greqia do të ishte sot në vetë majën botërore të inteligjencës, vetëdijës, dhe të gjurmimit të së vërtetës. Por njerëzit janë injorantë.

Atyre duhet t'ju falet, por nuk duhet t'ju harrohet. Nëse jua harroni, ju jeni të gatshëm të bëni prapë gabimin e njëjtë. Faljau atyre njerëzve të cilët e

helmuan Sokratin, por mos e harro, kështu që kurrë më mos të përsëritet e njëjta.

Ka pasur njerëz të ndritur në botë, por Sokrati është diçka i veçant. Ka qenë Gautam Buda, Lao Ce, Çuang Ce – në Greqi vetë Pitagora ka ardhur, Herakliti; në Persi, Zaratrustra…e shumë të tjerë, por asnjëri prej tyre nuk i ka pasur kualitetet specifike të cilat i ka poseduar vetëm Sokrati. Dhe kjo është qasje shkencore në çdogjë – dhe në këtë ka qenë krimi i tij.

E ju të gjitha të mirat që ekzistjnë nga shkanca në tëtë botën i shfrytëzoni, duke mos ditur se Sokrati e ka sakrifikuar vetveten për pyetjet e njëjta shkencore. Ai ka pyetur vetëm një gjë: se asgjë nuk duhet të besohet. Çdogjë duhet të përjetohet, të eksperimentohet, përpos nëse ekzistojnë dëshmitë, dëshmitë pa shqyrtim, nuk duhen të jenë të pranuara. Madje edhe faktin kur ta pranoni si të vërtetë, pranone atë si të vërtetë hipotetike, sepse kush e di? – nesër mund t’i zbuloni faktet e reja, dhe ju do të duhet ta ndryshoni të vërtetën.

Askush nuk ka qenë në shërbim të së vërtetës më shumë se Sokrati. Madje edhe nëse ju e keni zbuluar të vërtetën – sot duket absolutisht e vërtetë, s’ka asnjë të metë, s’ka mundësi që ndonjëherë të jetë e pavërtetë – ende ai thotë se shpirti shkencor do ta pranoj vetëm si diçka hipotetike, për kohën ekzistuese…sepse përjetësia është përpara. Çdo ditë faktet e reja do të zbulohen, dhe këto fakte mund të mos shkojnë me të vërtetën e juaj. Ju ndoshta duhet ta ndryshoni atë, ndoshta ju duhet të krijoni hapësirë për të vërtetat e reja. Kjo është diçka absolutisht unike në gjithë botën.

E ky burrë nuk e ka proklamuar vetveten si Jezu Krishti që thotë se është i vetmi djalë i Zotit, e as si mesia apo profet. Dhe kjo më bënë të kem respekt shumë të thellë ndaj Sokratit, dhe mosrespekt ndaj të gjithë atyre pretenduesëve të cilët kanë folur se janë profetë, shpëtimtar dhe mesi. Sokrati ka qenë shmë më intelegjent se çdonjëri prej tyre, por ende aq i përulur saqë ka mbetur vetëm qenie njerëzore, me papretendim të jetë më i veçant, më i lartë.

Para njëzetepesë shekujsh ka qenë edhe më vështirë, sepse në çdo shtet ka pasur miesia, profetë, lajmëtarë të Zotit, djem të Zotit. Në atë mjedis përulja e njeriut me të vërtetë është befasuese dhe e bënë atë një prej qenieve më të respektuare njerëzore i cili ndonjëherë ka ecur mbi tokë.

Sokrati nuk beson në asnjë Zot, por ai nuk thotë se nuk ka Zot. Ai është shumë racional. Ai thotë: "Sa i përket njohurisë që kam, duket se Zot nuk ka, por kush e di se çfarë do të jenë rezultatet e hulumtimit të mëtejshëm? Le ta marrim si potezë se Zoti nuk ekziston, por nëse një ditë e zbuloni Zotin, hipoteza mund të ndryshohet.

Sokrati nuk thotë se jeta vazhdon pas vdekjes. Ai thotë: "Më duhet të pres dhe ta shoh. Kur të vdes, tek atëherë mund ta shoh se a ekziston jeta pas vdekjes apo jo, sepse askush nuk është kthyer mbrapa nga vdekja për të na treguar se jeta ekziston."

Dhe kurrë mos harroni se kjo ka qenë para njezet e pesë shekujsh. Ky njeri ka pasur guxim të tillë saqë kur ia kanë dhënë helmin, ai i ka tubuar të gjithë nxënësit e vet dhe iu ka thënë: "Ju gjithmonë keni me pyetur rreth asaj se a ekziston jeta pas vdekjes apo jo. Kjo është rast i mirë, shans e madhe. Po të kisha vdekur me vdekje të zakonshme atëherë s'do të kishte pasur as shans. Por tash helmi do të më jepet" – e helmi vret shumë ngadal – "kështu do t'ju flas deri në çastin e fundit, derisa gjuha ime mos të mpihet dhe të mos mund të them asgjë."

Dhe kur iu është helmi ai fillon të flas me sy të mbyllur: "Këmbët e mia deri në gjunjë janë të vdekura. Nuk po i ndijej; madje edhe nëse i preki ato prapë nuk i ndijej. Jeta ka ikur prej tyre. Por një gjë duhet mbajtur mend: unë ende po ndihem si i tërë siç kam qenë gjithmonë. Kështu vdekja e këmbëve nuk e ka dëmtuar vetëdijën time."

Mandej vazhdon: "Gjysma e trupit tim, pjesa e poshtme e trupit, është e vdekur, por unë komplet jam i tërë: gjysma e vetëdijës sime nuk ka vdekur." Mandej thotë: "Duart e mia janë mpirë, sytë më janë varur, dhe unë mund të ndijej se gjuha ime mund të ndalet në çdo çast, kështu kjo është ndoshta deklarata e fundit që e bëj për ju – se jeta ekziston pas vdekjes, sepse po mund ta shoh se vdekja po ngjanë. Pjesët e trupit tim janë të vdekur por unë jam plotësisht i gjallë. Asgjë s'po mungon. Kështu unë jam i sigurtë vetëm atëherë kur më ndalet gjuha, sytë më mbyllen dhe zemra më pushon, kjo nuk shkon në thelbë. Por mos më besoni, kjo për juve është vetëm hipotezë. Kur ju vdisni, provone." Çfarë shpirti shkencor!

Ndihem pamasë i lumtur që jam këtu.

Unë e dua Sokratin më shumë se çdokush tjetër – për përulësinë e tij, për pyetjet etij shkencore, për jokrijimin e religjionit, për jokrijimin e teologjisë, për jokrijimin e pasimit, për atë se nuk është bërë profet…e për të cilën ka qenë i aftë, shumë më i aftë se që kanë qenë Jezusi, Moisiu apo Muhamedi. Të gjithë këta njerëz kanë qenë të analfabet.

Sokrati ka qenë shumë më i sofistikuar, më i kulturuar sesa mund ta imagjinoni. Joshja e ka detyryar ta proklamoj veten e ti si zot, dhe nga ky proklamin ai ndoshta do të kishte qenë i adhuruar e jo i helmuar. Njerëzit e njëjtë të cilët e kanë vra do ta kishin adhuruar atë; ata do të kishin ndërtuar kisha, dhe ata edhe më tutje do ta kishin adhuruar.

Nevoitet trimëri e hatashme kur keni vetëdije të tillë, qartësi të tillë, të mbeten të përulur dhe njeri i drejtë – duke e ditur në mënyrë të përkryer se kjo rrugë çonë në vdekje. Heret e vonë njerëzit e njëjtë do t'ju vrasin, këta njerëz të cilëve përpiqeni t'jua hiqni të gjithë zinxhirët.

Prapë Sokrati ka zgjedhur të mbetet njeri. Kjo është ajo përse nuk shihni asnjë religjoni të cilën e ka lënë Sokrati, asnjë kishë, asnjë teologji, asnjë shkrim të Shenjët.

Por Sokrati ka bërë një shërmbim të madh: ai e ka bërë të qartë se profetët tuaj dhe mesiat tuaja janë injorant. E ju në atë kurth injoruese keni ra shumë lehtë, sepse ato e forcojnë pozitën tuaj shoqërore, ato ju ndihmojnë të qëndroni në burg. Dhe ata e quajnë burgun tënd me emra të mirë, dhe ju jeni të lumtur.

Me njeriun si Sokrati ju nuk jeni të lumtur sepse ai sakt ju tregon se çfarë është situata – se ju jeni të burgosur, dhe se ju duhet të dilni prej aty.

Njerëzit janë përtac; njerëzit nuk dëshirojnë të ndryshojnë.

Njerëzit dëshirojnë vetëm shpëtim.

Dikush duhet të vij sikur nga diku është më i lartë, të vije nga vetë Zoti t'iu thotë atyre, "Ju jeni të përkryer – vetëm vazhdoni të besoni në Zot. Vetëm vazhdoni të luteni për çdo mberëmje nga dy minuta, dhe çdogjë është perefekte në rregull me ty." Kjo do t'ju kënaqë, sepse ju kursen nga të gjitha vështërsit e ndryshimit.

Njerëzit si Sokrati duket të jenë shumë të rrezikshëm sepse ata rënd goditin në shpëtimin tuaj: ata i largojnë të gjitha pozitat tuaja shoqërore, ata e vënë në dukje realitetin tuaj. Puna e tyre është kirurgjike. Kjo dhemb, kjo është e dhembshme, por kjo është mënyrë për të lindur njeriu i ri.

Atë që ka bërë Sokrati para njezet e pesë shekujsh, unë po e bëj tash.

Njëzet e pesë shekuj ka kaluar pa kurrfarë shanse për të ndryshuar sa i përket njerëzimit. Tre herë kanë tentuar të më vrasin…tre atentate në jetën time. Në çdo mënyrë të mundshme të njëjtit njerëz të cilët kam provuar t'i bëj të lirë, kam provuar t'jua heq zinxhirët, e ata janë të gatshëm të më vrasin. Njerëzimi nuk ka ndryshuar. Akoma do ta bënin të njëjtën.

Por atë të cilën Sokrati nuk ka qenë i aftë ta bëj, unë jam i aftë ta bëj.

Ai ka qëndruar në një hapësirë shumë të vogël në Athinë, madje as në tërë Greqinë. Athina ka qenë qytet-shtet, dhe ai ka qëndruar aty gjatë tërë jetës së tij.

Unë i përkas tërë botës.

Në vende të vogëla ju ndoshta nuk do të gjeni njerëz të guximshëm, por në tërë botën ju duhet të jeni të gashtëm se do të gjeni me mijra njerëz të cilët kanë kapacitet të bëhen Sokratist. Kështu unë jam në pozitë më të mirë.

Për këtë ju jeni fakt. Në tërë botën kemi tre deri në katër milion njerëz të cilëve iu rrah zemra me mua. Ky është revolucion i madh. E numri i tye po shkon duke u rritur kështu unë do të jem në çdo skaj e kënd të botës.

Ne kemi me krijuar fuqinë botërore kundër masës injorante, kështu ata më nuk do ta helmojnë Sokratin, kështu ata më s'do ta kenë guximin ta bëjnë atë. Përndryshe do të shkoni duke ecur në rrethin e njëjtë vicioz: çdo herë Sokrati është aty, ju do ta vritni.

Në tërë historinë greke nuk ka asnjë emër tjetër që mund të krahashet me këtë burrë. Askush nuk mund t'i vij as deri tek supet. Ai qëndron lartë si maje e madhe mali. Ndoshta njerëzit bëhen xheloz kur shohin njeri kaq të madh – kaq të përulur, kaq inteligjent, kaq i mprehtë, kaq i bukur. Ndoshta ata fillojnë ta krahasojnë veten e tyre me atë dhe ndjejnë inferioritet të madh, dhe inferioriteti bëhet revanshiste.

Në Indi ekziston proverbi i cili thotë se devja nuk dëshiron të shkojë afër malit – asaj i pëlqen të jetojë në shkretëtirë. Këtu, ai është mal. Por afër malit ai ndihet shumë keq – ai bëhet burracak i drejtë.

Por nëse ne kemi me miliona njerëz në tërë botën, atëherë turma injorante mund të parandalohet, dhe duhet të parandalohet, kështu që më kurrë të mos ketë prapë Sokrata të kryqëzuar, helmuar, vrar. Ata janë elita jonë e madhe. ne duhet mësuar artin e tyre të rritjes, transformimit, dhe se si ata e kanë fituar përulësinë e tillë, heshtjen e tillë, qetësinë e tillë, madje ai edhe duke vdekur…

Vendimi është marrë që saktësisht kur të perëndojë dielli Sokratit t'i jepet helmi. Ai ka shikuar nga dritarja dhe ka thënë: "Dielli ka perënduar! Njeriu i cili jasht ka përgatitur helmin – i thunai atij se po vonon dhe se ai kurrë nuk duhet të vonohet kur është në detyrë."

Burri kishte hyrë brenda dhe i kishte thënë: "Ju qenkeni njeri i çuditshëm! Vetëm dashuria ndaj jush më ka shtyrë ta prolongoj procesin për të mundur të jetoni ju edhe pak më gjatë. Unë shumë njerëzve ua kam dhënë helmin – ky është profesioni im – por zemra ime po dridhet, duartë e mia po dridhen. Atë që po e bëj nuk është e drejtë. Dëshiroj ta shty afatin sa më gjatë që mundem."

Sokrati kishte thënë: "Jo, kjo nuk është e drejtë. Ju bëneni punë tuaj; ndjenjat e juaja personale nuk do të duhejë të futen në këtë. Aq më shumë, unë jam shumë kureshtar të shkoj në vdekje sepse kam jetuar jetë të gjatë, dhe i di të gjitha fshetësitë e saj, por vdekja është aq aventur e madhe, aq e panjohur. Kështu që mos vono, vetëm bire helmin."

Njerëzit të cilët nuk kanë frikë nga vdekja, ne i vrasim. E këta janë njerëz të cilët e kanë njohur jetën: kjo është arsye përse ata nuk frikohen nga vdekja. Thellë poshtë ata e dinë se ekziston diçka që do të vazhdojë, por ta nuk kanë kurrfarë dëshmie, kurrfarë shënimi. Kjo është arsye përse Sokrati nuk flet për të; ai do të flet vetëm kur dëshmia është aty. Devotshmeri kaq e madhe për shpirtin shkencor! Kjo është arsya përse pas tij nuk është krijuar religjioni që e pason atë.

Dhe përpjekja ime është që e ardhmja e religjonit të jetë asgjë tjetër përpos shkencë. Pikërisht siç ekzistojnë shkencat tjera – ato janë shkenca mbi botën

objektive – aty duhet të jetë edhe një shkencë tjetër, e brendshme, mbi botën subjektive. Aty nuk ka hapësirë apo sferë për asnjë religjion në përgjithësi. Shpirti shkencor është i aftë për zbulimin e të vërtetës së objektit dhe është i aftë për zbulimin e të vërtetës së subjektit, brendisë suaj.

Unë jam pamasë i lumtur që jam këtu shkaku i Sokratit, por pamasë i pikëlluar shkaku i grekëve që e kanë helmuar njeriun.

**Pyetja e tretë**
KOHË TË GJATË KAM KËRKUAR DHE IU KAM PËRMBAJTUR METODAVE PËR T'U TRANSFORMUAR, PAS KATËR VITEVE NË "KOMUNËN WIOSKA Të KELNIT" NDIHEM SHUMË I ÇLIRUAR JO PËR TA DETYRUAR VETVETEN.

A MUND TË JETË SE UNË VEÇ JAM I ÇLIRUAR DUKE MOS QENË I VETËDIJSHËM KËSAJ?

UNË JAM GJERMAN, DHE PROGRAMI IM ËSHTË SE PA PËRPJEKJE TË MËDHA ASGJË S'MUND TË ARRIHET.

Një gjë është e sigurtë: ju jeni gjerman; në të kundërtën nuk mund të pytni, "Mund të jetë njeriu i çliruar duke mos ditur këtë?"

Çlirimi vjen me vetëdije:

Nuk ka çlirim të pavetëdijshëm.

Dhe programimi i juaj gjerman, se asgjë s'mund të arrihet pa përpjekje të mëdha, është barier-pengesë. Kjo është e vërtetë sa i përket botës së jashtme: asgjë nuk mund të arrihet pa përpjekje të mëdha. Por ligjet e botës së jashtme nuk janë të zbatueshme për brendinë e qenies suaj. Në fakt ju pikërisht duhet t'i gjeni ligjet e kundërta – ju po lëvizni në anën e kundërt.

Kur lëvizni nga jasht, e cila është në një kahje; kur lëvizni nga brenda, ju saktsisht lëvizni në anën e kundërt. Pra, nëse ligji është se asgjë s'mund të arrihet në botën e jashtme pa përpjekje të madhe, atëherë ligji për botën e brendshme do të jetë se asgjë nuk mund të arrihet me përpjekje të madhe.

E vetmja mënyrë të arrihet diçka në botën e brendshme është "le të shkojë" – mënyrë e përpjekjes së papërpjekshme, relaksimit. Ky nuk është veprim; ky

është joveprim. Ky nuk është aksion, ky është mosveprim. Dhe kjo duket e vështirë sepse çdokujtë që nga fillimi i hershëm iu është thënë: “Bën diçka, nuk mund të shkosh përpara vetëm duke qëndruar aty! Gjithmonë diçka është më mirë se asgjë.” Në botën e brendshme këto nuk janë ligje.

Asgjë është më mirë se çdogjë.

Në botën e brendshme, nuk bëhet asgjë: vetëm qëndroni atje! Kjo do të funksionojë sepse çdoherë kur diçka bëni, ju jeni të involvuar në diçka tjetër; kur nuk bëni asgjë ju jeni të relaksuar në vetvete. Nga të shkohet? Madhe edhe vetë shkuarja nuk është e lejuar, sepse ajo është pjesë e aksionit.

Kështu shumë thjeshtë përqendroheni në vetvete, dhe në ato momente kur jeni të pëqendruar në vetvete krijohet mundësia e çlirimit, e shikimit të parë të qiellit të botës së brendshme, të yjeve të brendshme…

Programimi i juaj gjerman natyrisht se është i vështirë. Kurrë nuk kam dëgjuar për asnjë gjerman se është ndritur para Vimalkirti – Vimalkirti ka qenë *sanjas* i imi. Por unë kurrë nuk kamë dëgjuar gjatë gjithë historisë se ndonjë gjerman tjetër është bërë ndonjëherë i ndritur. Gjermania ka prodhuar dy luftra botërore. Ka prodhuar luftëtar të mëdhenjë, filozof të mëdhenjë, teologë të mëdhenjë, por nuk është dëshmuar e suksesshme në prodhimin e asnjë njeriu të ndritur, për arsye të thjeshtë se i tërë programimi është i tillë që të krijojë ushtarë, e jo *sanjasin*. Ushtari gjerman e ka bukurinë që s’e ka asnjë ushtar tjetër.

Kur ka ardhë Vimalkirti tek unë dhe është bërë *sanjasin* unë nuk kam pasur iden se ai ka qenë stërnip i mbretit të Gjermanisë – ai kurrë s’ma ka thënë. Ai ka qenë qenie e rrallë njerëzore: qenie e pjesës së familjes mbretërore më të vjetër në Evropë, ai ka punuar vetëm si roje para shtëpisë sime. Do të befasoheni – me vite ka qenë aty, në meditim, ka bërë punën e tij, por askujtë kurrë s’i ka treguar.

Kur ka vdekur, tek atëherë jemi bërë të vetëdijshëm se është stërnip i mbretit Gjerman. Ai ka qenë ndoshta gjermani i parë i cili është ndritur, dhe arsya duket se është se ai ka ardhur nga familja mbretërore kështu që ai nuk ka qenë i programuar si çdo gjerman tjetër që është i programuar. Pasi që kishte prejardhje nga familja mbretërore, brenda ti kishte diçka rebeluese. Familja e tij nuk ka qenë më në pushtet; përndryshe ai do të kishte qenë mbret i Gjermanisë. Ai kishte diçka rebeluese kundër tërë Gjermanisë dhe kundër

tërë shpirtit Gjerman, e cila e kishte larguar familjen e tij dhe atë presonalisht nga pushteti.

Ai është rebeluar në çdo mënyrë. Ai është martuar me *sanjasine*. Familja e tij kanë qenë kundër sepse ajo nuk ka qenë e gjakut mbretëror. Dhe ai sigurisht ka insituar në martesë me të vetëm për atë arsye, se ajo nuk ka qenë e gjakut mbrtetëror. Kjo është se si ai e ka thyer programimin e tij. Kur ka ardhur tek unë dhe e kam pyetur: "Vimalkirti, çfarë pune dëshiron?" ai është përgjigjur: "Ti thjesht thuaj – çfarëdo."

E kam dashtë këtë njeri që nga momenti i parë kur e kam takuar. Ai ka pasur kualitet të caktuar. Atëherë unë i thash: "Mirë, do të bëhesh roje e imja, sepse je shumë i qetë dhe nuk do të krijosh kurrfarë zhurme. Ti vetëm ulu tek dera ime."

Duhet ta kuptoni se në botë programi i cili ju thotë se duhet të bëni shumë për të arritur diçka plotësisht ka të drejtë. Nëse shkno pas paras, nëse shkoni pas pozitave, pushtetit, atëherë duhet të bëni shumë. Por nëse ju vetëm e realizoni vetveten, ju s'keni nevojë të bëni asgjë. Sepse tashmë veç e keni. Vetëm momentin e relaksuar, momentin e qetësisë kur mendja juaj nuk bredhë askund dhe vetëm qëndron brenda vetvetes – në atë qëndrim pasiv është çlirimi.

Kjo do të jetë e mundshme, shumë më e mundshme për shkak të programit tuaj Gjerman. Lehtë është të lëvizet prej programit të vështirë për të vepruar, kah relaksimi. Për shembull, nëse të them ta mbyllësh grushtin aq fortë sa ke fuqi – ky është grusht Gjerman – sa gjatë do të mund ta mbash të mbyllur? Vazhdo ta ndrydhësh aq fortë sa ke fuqi, dhe do të vij momenti kur grushti to të hapet vetvetiu se më nuk do të jeni në gjendja ta ndrydhni atë edhe më tutje. Ka limit. Për ta mbajtur dorën e hapur nuk nevoitet kurrfarë energjie; kjo është gjendja e saj natyrale. Por për t'u mbajtur grushti mbyllur ku nuk është gjendje e tij natyrale; nevoitet njëfarë force.

Kështu ju shumë fortë e keni mbajtur grushtin të mbyllur. Vetëm relaksone atë. Vetëm bëhuni më pak Gjerman, dhe bëhuni më shumë njerëzor. Dhe ju asgjë s'do të humbni, do të fitoni thesar të pafund.

PYETJET NGA: Nxënësit e Rajneesh – HOLAND

**Pyetja e katërt**

PROBLEMI KRYESOR NË ZGJEDHJET E ARDHSHME PARLAMENTARE Në HOLANDË ËSHTË EUTANAZIA. POLITIKANËT PO BËJNË LUFTË RRETH FORMULËS SË DREJTË PËR ÇËSHTJEN E NXJERRJES SË LIGJIT. JU LUTEMI KOMENTIN.

Eutanazia, apo liria për ta zgjedhur vdekjen tuaj, duhet të pranohet si e drejta e lindjes për çdo qenie njerëzore.

Në këtë mund të caktohet limiti, për shembull, shtëtdhjete e pesë vjet. Pasi që është mbi moshën shtatëdhjetë e pesë vjeçe spitalet duhet të jenë të gatshme t'i ndihmojnë çdokujtë që dëshiron të çlirohet nga trupi i tij. Çdo spital duhet të ketë vend për njerëzit që vdesin, e atyre të cilëve kanë zgjedhur të vdesin duhet t'iu kushtohet konsideratë dhe ndihmë e veçant. Vdekja e tyre duhet të jetë e bukur.

Çdo spital duhet ta ketë mësuesin e meditimit. Personi i cili do të vdes duhet t'i jepet një muaj dhe do të lejohet…nëse e ndryshon mendjen ai mund të kthehet, sepse askush nuk e detyron atë. Njerëzit emocional të cilët duan të bëjnë vetëvrasje nuk mund të mbesin emocional një muaj rresht – emocionaliteti mund të jetë momental. Shumica e njerëzve që kanë bërë vetëvrasje, po të kishin pritur edhe një moment më gjatë, ata nuk do të kishin bërë vetëvrasje në përgjithësi. Kjo është largim nga hidhërimi, largim nga xhelozia, largim nga urrejtja apo largim nga diçka që ata e kanë harruar vlerës së jetës.

I tërë problemi është në atë se politikanët mendojnë nëse pranohet eutanazia do të thotë se vetëvrasja më nuk është krim. Jo, kjo s'do të thotë ashtu. Vetëvrasja gjithmonë është krim.

Eutanazia do të jetë me lejen e bordit mjeksor. Një muaj qëndron në spital – çdo lloj ndihme e cila mund t'i jepet personit të qetësohet dhe të jetë i heshtur…të gjithë miqët i vijnë për ta takuar, gruaja e tij, fëmijët e tij, sepse ai po shkon në udhëtim të gjatë. Nuk shtrohet pyetja për ta ndalur atë – ai ka jetuar gjatë, dhe ai kurrsesi nuk dëshiron të shkoj në jetë, puna e tij ka përfunduar.

Dhe ai duhet të mësohet të meditojë për një muaj. Kështu ai mund të meditojë derisa të vjen vdekja. Dhe për vdekje, ndihma medicinale duhet t'i jepet shtu që t'i vijë si gjumë – ngadal ngadal, hap pas hapi me meditim,

gjumi shkon më thellë. Ne mund t'i ndryshojmë vdekjet e mijëra njerëzve në ndritje.

Dhe aty nuk ka frikë nga vetëvrasja, sepse ai nuk do të bëj vetëvrasje; nëse dikush tenton të bëj vetëvrasje ai prapë do të jetë i varrosur në krim. Ai po kërkon leje. Me lejen e bordit të mjekëve…dhe ai ka një muj në dispozicion në të cilin ai mund ta ndryshoj mendjen në çdo moment. Në ditën e fundit ai mund të thotë: "Unë nuk dua të vdes" – mandej ai mund të shkojë në shtëpi. Në të nuk ka problem: ky është vendimi i tij.

Momentalisht situata është shumë e çuditshme në shumë vende. Njerëzit provojnë të bëjnë vetëvrasje – nëse kanë sukses, mirë; nëse nuk kanë sukses, atëherë gjyqi ua shqipton dënimin me vdekje…Çuditshëm! – ata vetvetës ja kanë bërë atë. Ata janë zënë në mes. Tash për dy vjet do të shkojnë në gjyq; gjyqtarët dhe avokatët do të grinden, edhe kjo edhe ajo, dhe në fund njeriun prapë do ta varin. Ai e ka bërë këtë veç në herën e parë, vetvetes ja ka bërë! Përse të gjitha këto marrëzira?

Eutanazia po bëhet gjithnjë e më e nevojshme, sepse me përparimin e shkencës së medicinës njerëzit po jetojnë më gjatë. Shkenctarët nuk kanë zbuluar asnjë skelet të para 5000 vjetësh të njeriut i cili ka qenë mbi moshën 40 vjeçe kur ka vdekur. Para 5000 vjetësh mosha më e gjatë që ka jetuar njeriu ka qenë 40 vjeçe, dhe prej dhjetë fëmijëve të lindur nëntë kanë vdekur brenda 2 vjetësh – vetëm një ka mundur të mbijetojë – kështu që jeta ka qenë pamasë e vlerëshme.

Dhe Hipokarati ka dhënë betimin për profesionin e mjekut se duhet ta ndihmoni jetën në çdo mënyrë. Ai nuk ka qenë i vetëdijshëm, ai nuk ka qenë profet. Ai nuk ka mundur të parashikojë se do të vijë dita kur të dhjetë fëmijët, të gjithë do të mbijetojnë. Tash kjo po ngjanë. Në njërën anë, nëntë fëmijë më shumë kanë mbijetuar; dhe në anën tjetër, medicina i ndihmonë njerëzit të jetojnë më gjatë – nëntëdhjetë vjet, opr edhe qindvjeçart nuk janë të rrallë. Në shtetet e zhvilluara shumë lehtë është të gjenden nëntëdhjetë vjeçarët gjithashtu edhe qindvjeçarët. Në Bashkimin Sovjetik ka persona të cilët e kanë arritur moshën njëqind e pesëdhjetë vjeçe, disa madje edhe njëqind e tetdhjetë vjet – dhe ata ende punojnë. Por tash jeta është bërë monotone. Njëqind e tetëdhjetë vjet, vetëm mendon për këtë, e bënë të njëjtën gjë…madje edhe eshtrat do të jenë të thyeshme. Dhe ata ende nuk kanë mundësi për vdekje; vdekja ende duket të jetë shumë larg – ata ende punojnë dhe janë të shëndetshëm.

Në Amerikë ka me mijëra njerëz nëpër spitale të cilët rrinë vetëm të shtrirë në krevatet e tyre të konektuar për të gjitha llojet e aparateve, shumica prej tyre janë me aparate për frymëmarrje artificiale. Çfarë është qëllimi nëse personi nuk mund të merr frymë vetë? Çka pritni të bëni prej tij? Edhe përse i gjithë kombi rëndohet me të kur ka plotë njerëz të cilët vdesin në rrugë, të uritur?

Tridhjetë milion njerëz në Amerikë janë në rrugë pa strehë, pa ushqim, pa veshmbathje, e me mijëra njerëz zënë shtretër nëpër spitale, mjekë, infermiere – punën e tyre, mundin e tyre, barëra. Të gjithë e dinë se heret a vonë ata do të vdesin, por sa më gjatë që është e mundur duhet ata mbajtur në jetë.

Ata dëshirojnë të vdesin. Ata bërtasin se dëshirojnë të vdesin, por mjeku nuk mund t’i ndihmojë në këtë. Këtyre njerëzve gjithsesi duhet dhënë disa të drejta, ata janë të detyruar të jetojnë, e dhuna në çdo mënyrë është jodemokratike.

Kështu unë dua që të jetë fakti shumë racional. Jeta shtatëdhjetë e pesë apo tetëdhjetë, është jetë e jetuar mjaft. Fëmijët janë të rritur…kur ju jeni tetëdhjetëvjeç fëmijët tuaj do të jenë pesëdhjetë apo pesëdhjetë e pesë; ata janë plakur. Tash më nuk ka nevojë të jeni të shqetësuar apo të brengosur. Ju jeni në pension; tash ju thjesht jeni barrë, ju nuk dini se çfarë të bëni.

Dhe kjo është përse njerëzit e vjetër janë të irituar: ata s’kanë kurrfarë pune, ata s’kanë kurrfarë respekti, ata s’kanë kurrfarë dinjiteti. Askush nuk mërzitet për ta. Askush nuk merr këshillë prej tyre. Ata janë të gatshëm të luftojnë dhe hidhërohen e bërtasin. Këto thjesht janë frustrimet e tyre të shfaqura; fakti i vërtetë është se ata dëshirojnë të vdesin. Por ata këtë nuk mund ta thonë. Kjo është jokrishtere, jo religjioze – vetë ideja mbi vdekjen.

Atyre duhet t’ju jepet liria, por jo vetëm me vdek; atyre duhet t’ju jepet liria për t’u trajnuar gjatë një muaji se si të vdesin. Në këtë trajnim meditimi duhet të jetë pjesë kryesore; kujdesi fizik duhet të jetë pjesë kryesore. Ata duhet të vdesin të shëndetshëm, të tërë, të qetë dhe të heshtur – duke rrëshqitur ngadal thellë në gjumë.

Nëse meditimi do të jetë i shoqëruar me gjumë ata mund të vdesin të ndritur. Ata mund ta dinë se vetëm trupi ka mbetur mbrapa, dhe se ata janë pjesë e amshimit.

Vdekja e tyre do të jetë më e mirë se vdekja ordinere, sepse në vdekjen ordinere ju nuk keni shans të bëheni të ndritur. Në fakt shumë e ma shumë njerëz po preferojnë të vdesin në spital, në institucionet e veçanta ku çdo aranzhman është i punuar. Ju mund ta lini jetë me kënaqësi, në mënyrë ekstatike, me shumë falenderime dhe mirënjohje.

Unë jam gjithmonë për eutanazinë, por me këto kondita.

# KAPITULLI 2

## Koha e njeh vetëm kohën e tashme

*20 shkurt 1986 paradite*

**Pyetja e parë**

I DASHURI OSHO

ÇFARË ËSHTË DALLIMI NË MES DASHURISË DHE URREJTJES, NË MES TË MIRËS DHE TË KEQES

Ato janë dy anë të së njëjtës monedhë; aty nuk ka shumë dallim. Dashuria mund të shndërrohet në urrejtje, urrejtja mund të shndërrohet në dashuri. Dhe ky ndryshim është i mundur vetëm nëse te dytë e posedojnë të njëjtin kualitete. Kur jeni të dashuruar, urrejtja është pjesë e ndrydhur e cila pret të hakmerret. Nga ky revanshizëm buron xhelozia, dhe të gjitha llojet e luftërave në mes të dashnorëve. Heret a vonë urrejtja e shtypur do ta shkatërrojë vetë fenomenin e dashurisë. Më ju nuk jeni dashor, ju bëheni armiq. Gjëja më e vështirë në këtë botë është ta duash dikë, mandej të dilet nga dashuria dhe ende me mbetë miqë.

E njëjta vlen edhe rreth të mirës dhe të keqes, Zotit dhe djallit; ata ekzistojnë bashk. Kjo është befasuese se askush nuk ka marrë ndonjë shenim se ka religjione të cilat nuk besojnë në djall por ata gjithashtu janë në religjione të cilat nuk besojnë në Zot. Ata nuk mund të besojnë në Zot pa djall. Djalli është pothuajse si hije e Zotit. Aty janë religjionet të cilat besojnë në Zot dhe që dëshirojnë ta shkatërrojnë djallin me mijëra vjet. Por ata nuk mund ta shaktërrojnë djallin, sepse ta shkatërrosh djallin, do të thotë ta shkatërrosh vetë Zotin.

Kjo është e rëndësishme të dihet se fjala (devil) “djall” rrjedh nga rrënja e fjalës sanskrishte “Deva”, që do të thotë “zot”. Ata janë dy anë të së njëjtës monedhë, duke i ndihmuar njëri tjetrit dhe duke e ushqyer njëri tjetrin, shpesh mendohet se ata janë imagjinatë e pastër. Madje edhe në imagjinatë ju nuk mund t’i ndani ata.

Atë që ju e quani e mirë mund të bëhet e keqe në çdo çast. Atë që e quani e keqe mund të shndërrohet në të mirë. Për shembull, të gjitha gjërat që i quani të këqija gjatë kohës së paqës papritmas e ndryshojnë karaketrin e tyre gjatë kohës së luftës. Vrasja bëhet e mirë, sa ma shumë njerëz që vritni, aq ma shumë respekt do të keni, ma shumë virtyt ju fitoni. Dhe krejt çka bëni është keq – për veprën e njëjtë gjatë kohës së paqes do t’ju çojnë në burg apo ndoshta edhe në vdekje.

Dhe akti i njëjtë gjatë kohës së luftës ju sjell medale të arta, shpërblime të mira. Çka është e mirë gjatë kohës së paqes, nuk është e mirë gjatë kohës së luftës…

Fenomeni më i çuditshëm që duhet cekur është ai se ata janë të këmbyeshëm. Kështu që unë nuk do t’ju mësoj për të mirën, sepse për t’ju mësuar për të mirën ju mësoj edhe për të keqën. Unë nuk mësoj për Zotin, sepse t’ju mësoj për Zotin është t’ju mësoj për djallin. Unë nuk ju mësoj për dashurinë e zakonshme të cilën ju e njihni; sepse ajo sjell me vete edhe urrejtjen.

Këtu është krejtësisht një lloj tjetër i dashurisë dhe krejtësisht lloj tjetër i të mirës e cila vjen nga gjendja meditative, e cila vjen nga qetësia, nga gjendja e patrazuar. Ky nuk është veprim i juaji. Nuk i pasoni dhjetë urdhëresat, nuk e pasoni asnjë shkrim të shenjët; ju thjesht e pasoni inteligjencën tuaj personale.

Atëherë ju nuk do të mund të thoni: “Unë kam ra në dashuri.” Jo vetëm mund të thoni: “Unë jam ngritur në dashuri.” Dhe derisa e nuk e thoni këtë, nga thellësia e zemrës suaj prapa kësaj, kjo “Unë jam ngritur në dashuri,” dashuria juaj gjithmonë do të ketë diçka të bëj me urrejtjen. Kjo do të jetë e ndotur dhe e helmuar.

Kjo është dialektika e botës materiale: ajo funksionon përmes të kundërtave të saja reale. Nëse dashuria është tezë, atëherë urrejtja është antitezë; nëse

Zoti është tezë, atëherë djalli është antitezë; nëse e mira është tezë, atëherë e keqja është antitezë.

E mjerimi i tërë botës është ajo se njerëzit të cilët kanë predikuar për Zotin, dashurinë, të mirën, nuk kanë qenë të vetëdijshëm të kundërtës e cila vjen automatikisht.

The ata nuk kanë mundur të japin sintezë, sepse në sintezë e mira do të zhdukej e keqja do të zhdukej – dhe diqka plotësisht e re do të krijohej. Zoti do të zhdukej, edhe djalli do të zhdukej, dhe diçka plotësisht e re do të krijohej. Të gjitha religjionet janë frikësuar prej sintezës.

Jezusi thotë:"Duani armiqët e juaj, sikur që e doni vetveten." Në fakt ju gjithmonë i doni armiqët e juaj. Kush është gruja jote? Kush është burri yt? A mund të gjeni armiqë më të mirë? Dhe ju i doni armiqët e juaj më shumë se vetveten. Ju kurrë nuk e keni dashur vetveten.

Por religjionet nuk kanë qenë në gjendje, deri më tani, të krijojnë sintezë – dhe kjo është e tërë puna ime: t'ju jap sintezën. Për shembull, nëse dashuria juaj buron nga gjendja meditative, e jo nga epshi, atëherë do të jetë më shumë si dhembshuri. Dhe në atë dhembshuri nuk ka mundësi për urrejtje.

Nëse përvoja juaj prej besimtarit ka ardhur përmes meditimit, ajo nuk do të jetë përvojë prej Zotit personalisht; ajo do të jetë vetëm aromë prej besimtarit. Atëherë nuk do të ketë nevojë për djallin.

Nëse veprimet e juaj dalin nga vetëdija meditative, e jo duke i pasuar rregullat fikse se çka është e drejtë e çka e gabuar, atëherë veprimet e juaja do të jenë diçka që është shumë më larg mbi dualitetin e të mirës dhe të keqes. Ato do të jenë aksion i pastër. Ato do t'ju plotësojnë me kënaqësi, ato do t'ju japin përvojë të madhe ekstatike, dhe ky është shpërblimi i tyre. Nuk është ajo bën mirë këtu dhe shpërblimin do ta kesh pas vdekjes sate, në parajsë; bën keq këtu dhe dënimi yt do të jetë në ferr, pas vdekjes. Të gjitha këto janë teori të rreme, që nuk kanë dëshmi në fakt, s'ka shkencë prapa tyre.

Çdo veprim e sjell shpërblimin apo dënimin e tij menjëherë.

Provoni të bëheni pak të vetëdijshëm, dhe jashtë vetëdijës sate gjërat le të ndodhin dhe shihni: ju jeni aq shumë të zhytur në kënaqësi, pa kurrfarë arsye

– vetëm se e keni larguar gurrin që ka qenë i shtrirë në rrugë dhe që ka mundur dikë ta lëndojë, ka mundur të shkaktojë aksident. Asnjë skriptë religjioze nuk ju thotë ta bëni këtë. Kjo nuk është një prej urdhëresave, por zgjuarsia juaj, humaniteti juaj, ndjen për një çast se duhet larguar atë.

Jasht vetëdijës suaj ju nuk do të mund të bëheni ushtar në luftë sepse do të jeni në gjendje ta shikoni, me shikim të qartë, se do të vrisni njerëz – njerëz të cilët nuk ju kanë shkaktuar kurrfarë lëndimi personalisht juve, njerëz siç jeni edhe ju. Ata kanë fëmijët e tyre, gratë e tyre, nënat e tyre, baballarët e tyre pleq për të cilët ata kujdesen – dhe ju e vritni personin vetëm për të fituar medale të artë. Revolja do t'ju rrëshqet nga dora, dhe ky do të jetë veprim i vetëdijshëm. Dhe ju do të ndiheni pamasë të bekuar që ka ngjarë kjo;  nëse ndodhë që ju të goditeni vdekja juaj do të jetë lavdi, paqe, një aventur, udhëtim në botën e re.

Kështu që sa i përket meje, të gjitha dualizëmat janë pjesë e botës materiale, pjesë e mendjes së njeriut. Por nëse keni fituar një pjesë pak më të madhe nga materia dhe mendja – e që prapë është dualizëm…Në këtë mënyrë unë nuk do t'jua mësoj materializmin, nuk do t'jua mësoj shpirtërorën. Unë ju mësoj për sintezën, diçka që është më e lartë se te dyjat dhe që nuk ka e kundërta e saj. Dhe ky është kriteri: nëse arrini deri tek kualiteti që nuk e ka të kundërtën, atëherë mund të jeni të sigurtë se keni arritë diçka në jetë.

**Pyetja e dytë**

I DASHURI OSHO

CILAT JANË GABIMET KRYESORE NË RRITJEN E FËMIJËVE?

Në rritjen e fëmijëve gabime ka shumë, por unë do të flas vetëm për ato më të rëndësishmet. E para: mendimi se ata ju përkasin juve. Ata vijnë përmes jush, ju keni qenë koridor, por ata nuk ju përkasin juve. Ata nuk janë pronë e juaja. Shumë gabime rrjedhin nga kjo ide e pronësisë.

Njëherë kur filloni të mendoni se ata janë pronë e juaja, ju ata i keni barazuar me sende, sepse vetëm gjërat mund të posedohen, por jo edhe qeniet njerëzore. Ky është veprimi më i shëmtuar të cilin mund ta bëni. Dhe ata fëmijë të gjorë janë aq të pambrojtshëm, aq të varur prej juve, ata nuk mund të kundërshtojnë. Ata e pranojnë çfarëdo që të jetë idea juaj. Dhe për ta ruajtur pronësinë tuaj ju ata i bëni të krishterë në atë moment kur lindin.

Ju i bëni ata indus, ju i bëni ata mysliman, ju i bëni ata budist, ju i bëni ata çifut – ju s’mund të pritni! Dhe ju nuk mund ta shihni absurditetin absolut të kësaj?

Në politikë, personi duhet të jetë i moshës njëzet e një vjeçe për të pasur mundësi të votojë. A është religjioni i kualitetit më të pakët se poltika?

Por fëmija nuk mundet madje as gjuhën ta kuptojë e ai veç është rrethprerë; ai ka thënë se është çifut. Ai është i kryqëzuar, pa pëlqimin e tij – për arsye të thjeshtë se juve nuk ju nevoitet kurrfarë pëlqimi nga orendit tuaja, ku ta vendos këtë, për ta mbajtur apo për ta hedhur. Ju me fëmijët tuaj silleni në mënyrë të njëjtë, si me sende.

Nëse prindërit me të vërtetë janë të ndritur, të vetëdijshëm, ata do të presin që fëmija të rriten, kështu që ai do të ketë mundësi të zgjedhë. Nëse ndijen se ka mundësi të bëhet i krishterë, ai është i lirë. Nëse ndijen se ka mundësi të bëhet budist, ai është i lirë. Por ai duhet të zgjedhë vetëm atëherë kur ai vendos.

Ndjenja ime është se nëse mosha njëzet e një vjeçe është minimum për politikën, atëherë për religjionin mosha dyzet e dy vjeçe duhet të jetë minimum kur njerëzit mund të vendosin. Dhe në të vërtetë kjo është perioda kur religjioni bëhet më i rëndësishmi. Ju e keni jetuar jetën; ju i keni parë të gjitha stinët e jetës. Mosha dyzet e dy vjeçe është kthesë e rëndësishme. Ju duhet të vendosni se a do ta vazhdoni jetën e njëjtë rutinore, apo do të sjellni dimensione të reja në të. Dhe ky dimension i ri është religjioni.

Nëse personi zgjedh të jetë religjioz – thjesht religjioz, duke mos i përkatur asnjë organizate, asnjë kishe – kjo është përkryeshëm mirë. Ai e ka zgjedh lirinë. Por kjo është personale, intime, kjo është absolutisht çështje personale; askush nuk mund të përzihet në këtë. Por prindërit fillojnë të interferojnë që nga fillimi i hershëm. Përse të nxitohet? Nxitohet se më vonë fëmija do ta agrumentojë, më vonë ai do të pyetë përse është çifut – sepse nuk është i lindur si çifut; asnjë fëmijë nuk është i lindur si çifut apo i krishterë apo indus. Të gjithë fëmijët janë të lindur si tabulla rasa, rrasë e pastër. Asgjë nuk është e shkruar në ta…çiltërsi e pastër.

E para të cilën duhet mbajtur në mend është, mos e nënshtroni fëmijën brenda kushteve të juaja, me asnjë arritje të juaj. Jepni atij individualitetin; mosa ia impononi personalitetin e juaj. Individualitetin ai e sjell me vete,

personaliteti imponohet nga prindërit, nga shoqëria, nga sistemi arsimor, nga kisha. Nëse e kuptoni, atëherë asgjë s'do t'i impononi fëmijës, do t'i ndihmoni fëmijës të jetë vetja e tij.

Pa dyshim se kjo është e vështirë. Kjo është arsye përse të gjitha shoqëritë e të gjitha epokave e kanë zgjedhur rrugën e thjeshtë: se është shumë më e thjeshtë t'i imponosh diçka fëmijës. Atëherë ai është i dëgjueshëm; atëherë ai nuk është rebelues.

Ai nuk ju shkakton kurrfarë problemi, ai nuk është pengesë. Por nëse i jepni liri totale dhe i ndihmoni atij me qenë i lirë dhe individual, ai do t'ju shkaktojë shumë probleme rreth shumë gjërave. Njerëzit kanë zgjedhur ma mirë ta shkatërrojnë fëmijën sesa t'i pranojnë vështërsitë.

Nëse keni pasur aq shumë frikë nga problemet, atëherë ka qenë më mirë të mos i lindni fare. Por të lindet qenja e gjallë, e mandej të shkatërrohet vetëm për hirë të qetësisë suaj mendore, është jashtëzakonisht johumane. Fëmijët janë klasa më e robëruar njerëzish në shoqërinë njerëzore, më së shumti të eksplatuar – dhe të eksplatuar "për interesin e tyre personal."

Fëmija, nëse është i lirë, do t'ju pyet pyetje të cilat përgjigje ju nuk i dini. Dhe egoja juaj nuk ju lejon të thoni: "Nuk e di" – keshtu që është më mirë fëmija të detyrohet ta mbaj gojën e tij të mbyllur. Çdo prind në mënyrë kontinuele i thotë fëmijëve: "Mbyle gojën. Ulu dhe hesht. Kur të rritesh do ta dish përgjigjen."

Gjyshi im ka pas shprehi të ma thotë të njëjtën në fëmijërinë time. Vit pas viti kam vazhduar të pyes të njëjtat pyetje , dhe e kam pyetur: "Unë jam rritur, por përgjigjja jote mbetet e njëjtë: Mbylle gojën…kur të rritesh. Ma thuaj të lutem se në cilën moshë do ta di përgjigjen?

Një ditë e kam pyetur, kam qenë pesmbëdhjetëvjeç. I thash: "Kam qenë vesh për dhjetë vjet. Dhe për dhjetë vjet asgjë s'ka ndryshuar, dhe unë dyshoj se edhe për njëqind vjet asgjë s'do të ndryshojë. Pyetja ime do të vazhdon të jetë pyetje dhe nuk ka e as nuk do të ketë ndonjë përgjigje. Dhe ti nuk mundesh të më shikosh drejt në sy. Ti gjithashtu nuk e din përgjigjen, por ti nuk e ke guximin ta pranosh këtë."

Ai është habitur, tronditur, por ai ka menduar se është më mirë të thotë diçka, sepse ajo ka ndodhë dhe do të ndodhë përsëri e përsëri. Ai ka thënë:

“Ke të drejtë; më vjen keq, nuk e di përgjigjen. Unë vetëm e kam prolonguar. Kam menduar se do t’i harrosh të gjitha. Dhe kjo ishte sikur të kishin qenë ato të gjitha së bashku. Gjithashtu e kam pyetur për pyetjen e njëjët dhe më është thënë: “Kur të rritesh do ta dish.” Dhe tash jam shtatëdhjetë e pesë vjeçar, buzë vdekjes, dhe ende nuk e kam marrë përgjigjen. Vetëm duke u plakur, ju nuk mund ta keni përgjigjen. Shpresoj se edhe ju do të plakeni, fëmijët tuaj do t’ju pyesin pyetjen e njëjtë, dhe ju do t’ju thoni atyre: ‘Rrituni dhe do ta dini.’ Kjo është ashtu siç është bërë me shekuj.”

Individin fëmija e shqetëson sepse është i gjallë, sepse është inteligjent, sepse ai mund ta ekspozojë injorancën tuaj. Dhe ju jeni injorant thuajse në të gjitha pikat kyçe të jetës. A e njihni ju me të vërtetë Zotin? Ju me të vërtetë e dini se Jezu Krishti ka qenë i vetmi djal i lindur i Zotit. Ju me të vërtetë e dini se ekzison parajsa dhe ferri përteje kësaj jete?

Çfarë ju dini? A e njihni vetën tuaj, kush jeni ju? – përveç emrit, emrtim i cili ju është ngjitë pas lindjes suaj, përveç profesionit tuaj, se jeni mjek, se jeni inxhinier, se jeni shkencëtar, se jeni profesor. Por kjo nuk është qenia juaj, ky është profesioni juaj. Çfarë ju dini për vetën tuaj?

E tërë shoqëria ka jetuar në injorancë totale – dhe ajo përsëritje e vazhdueshme që nuk e lejon fëmijën të bëhet gjurmues individual, sepse përmes këtij gjurmimi individual ai mund të vijë deri tek njohja se kush është ai, dhe se a ekziston Zoti apo është vetëm trillim. Njëri ja arrinë ta mësojë nëse jeta e tij është përjetësi apo vetëm kufizohet në shtatëdhjetë vjet. Vetëm përvoja…. por përvojës i nevoite pyetja, gjurmimi. Por e tërë kjo që në fillim ndalohet nga prindërit, nga arsimtarët, nga klerikët.

Apo ata ju thonë do ta kesh përgjigjen kur të bëhesh mjaft i vjetër, apo ju japin përgjigje të trilluar, të cilën fëmija i çiltër nuk mund ta argumentojë të kundërtën. Ata thonë Zoti e krijoi botën. Çdo fëmijë pyet: “Kush e krijoi botën?” Çdo fëmijë që ekziston thotë: “Zoti e krijoi botën.” A e dini me të vërtetë? Keni qenë ju dëshmitar kur Zoti e krijoi botën? Ka qenë ndonjë dëshmitar në kohën e krijimit? Nëse nuk ka dëshmitar, atëherë cilat janë bazat në të cilën bazohet fakti yt? Dhe marrëzia nuk njeh kufi…

Të krishterët thonë se Zoti e krijoji botën katërmij e katër vjet para lindjes së Jezu Krishtit. Ata sakt e dinë kohën – katërmijë e katër vjetë para lindjes së Krishtit. Natyrisht, kjo duhet të ketë qenë 1 Janarë, e Hënë. Kjo lehtë mund

të konkludohet. Por e tërë përgjigjja është pa sens, sepse ne kemi bërë gërmime të qyteteve antike në Kinë dhe Indi, të civilizimeve të cilat janë të vjetëra shtatëmijë vjet. Gërmadhat e civilizimeve të mëdha – ata duhet ta kenë qëndruar në ekzistencë disa mijëra vjet. Ne kemi gjetur skelete të shtazëve pesëmbëdhjetë mijë vjetë të vjetra. Dhe sipas krishtenizmit, kjo është vetëm gjashtë mijë vjetë e vjetër – i tërë krijimi!
Por fëmija nuk mund të pyet për këtë. Nëse ai është shumë kureshtar, ai do të denohet për këtë. Nëse është i dëgjueshëm, nëse çfarëdo që i thoni e pranon pa kurrfarë argumenti, ai lavdërohet. Ai është tregimi i juaj për Adamin dhe Evën. Përse ata u përzunë nga kopshti i Edenit? Sepse ata nuk u bindën. Këtu fillon edukimi i gabueshëm i fëmijëve. Ata kanë qenë fëmijët e parë, mitologjik.

E çfarë lloj baba ka qenë ky Zot, i cili i thotë atyre të mos hanë fruta nga pema e njohjes dhe të mos hanë fruta nga pema e jetës së amshuar? Dy pemë janë të ndaluara…

Tregimi është i rëndësishëm. Kjo tregon se çfarë ndoshta çdo prind bën: e ndalon fëmijën të bëhet i mençur, duke e lënë atë në mosdije. Por kjo është kureshtje natyrale e çdo fëmije – nëse e ndaloni, nëse i thoni të mos ha fruta nga kjo pemë…Në kopshtin e Edentit duhet të ketë pasur me miliona drunjë. Nëse Zoti nuk do t'ua kishte cekur atyre, unë mendoj se ne s'do të kishim ndenjur këtu; ne akoma do të kishim bredhur nëpër kopshtin e Edenit. Kishte qenë thuajse e pamundur të gjenden ato pemë.

I tërë civilizimi, i tërë evolucioni i njeriut shtrihet deri tek mosbindja e Adamati dhe Evës. Ata kanë ngrën nga pema e njohjes.

Po e shihi antitezën për të cilën fola pak më parë: Zoti thotë "Mos hani nga kjo pemë", dhe vjen djalli në formë të gjarprit dhe iu thotë: "Hane këtë – se nëse i hani këto do të bëheni të mençur, nëse hani nga pema tjetër gjithashtu, ju do të bëheni të përjetshëm si Zoti, dhe të mençur si Zoti. E ai tipi plak me të vërtetë është xheloz; ai nuk do që ju të bëheni të njëjtë me të."

Tash ky është konspiracion! Në njërën anë preventiva, në anën tjetër provokimi. Dhe çfarë mund të prisni prej Adamit e Evës së pafajshëm? Ata kanë ngrën nga pema e njohjes. Ata e duan këtë – për të parën herë janë bërë të vetëdijshëm, të vetëdijshëm lakurqsisë së tyre, të vetëdijshëm shtazërisë së tyre.

Por para se të mund të shkojnë tek pema tjetër, ata veç janë përzën. Ata janë zënë në vepër dhe janë përzën nga kopshti i Edenit, dhe prej atëherë njeriu është në kërkim e kërkim të pemës tjetër.

Tërë përpjekjet e shkencës nuk janë asgjë tjetër përpos kërkime për jetën e amshuar, e gjithashtu edhe tërë përpjekjet e religjoneve nuk janë asgjë tjetër përveç kërkim për jetën e amshuar. Pemën tjetër e kemi humbur. Edhe pema e parë ka qenë aq e dobishme të na bëj neve qenie njerëzore – tash ne e dimë se mund të bëhemi të njëjtë me zotat. Të gjitha pyetjet në esencë janë për të gjetur ndonjë burim, kështu që jeta mund të bëhet e amshuar…apo ndoshta ajo është e amshuar e ne duhet ta zbulojmë.

Çfarë Zoti ka bërë për fëmijët e tij, çdo prind bënë për fëmijët e tij. Është e përkryeshme të thuhet: "Zoti at(baba)" – ata kanë ngjajshmëri. Çdo babë do të duhej të quhej "Ati, Zot."

Dëgjueshmëria është bërë themel i edukimit të fëmijëve. Dhe ky është themel i gabuar. Inteligjenca, rebelimi duhet të jetë themel. Fëmija duhet të thotë po vetëm atëherë kur inteligjenca e tij thotë po; përndryshe ai duhet të thotë jo. Dhe po e ti apo jo e ti duhet të respektohet. Ai është i huaj nga bota e panjohur, vizitor, mysafir në familjen tuaj. Silluni me të si me shokun, si me mysafirin. Ai i ka të gjitha të drejtat të thotë po ose jo, dhe ju duhet të bëheni plotësisht të qartë se çfarëdo që ai thotë do të respektohet; në të kundërtën do të krijojmë po-siurdhëroni. Kjo është skllavëri shpirtërore.

Në zyrë ata i thonë shefit po, në shtëpi ata i thonë gruas po. Ata plotësisht kanë harruar se ekzisto fjala "jo". Dhe kjo është e qudtishme "jo" ju definon, ju jep personalitet të qartë; "po" ju tretë.

Një që duhet mësuar së pari është të thuhet jo.

"Po" e juaja është kuptimplote vetëm atëherë kur jeni në gjendje të thoni jo. nëse jeni të aftë të thoni jo, "po" e juaja është robot "po". Kjo është e pakuptimët.

Fëmijët duhet të trajtohen me respekt shumë të madh. Të gjitha shoqëritë pikërisht e kanë bërë të kundërtën: ata i kanë mësuar fëmijët se duhet të respektohen prindërit, të respektohen të moshuarit, gjyshërit.

Ky ka qenë problem i vazhdueshëm për mua sepse në Indi familjet janë të bashkuara. Në familjen time kanë qenë gjashtëdhjetë njerëz; çdonjëri ka qenë më i vjetër, dhe atje ka qenë detyrë e vazhdueshme t'i prekësh këmbët e tyre. Më në fund i kam thënë babait tim: "Çka është mjaft, mjaft është. Unë nuk po shoh kurrfarë kuptimi në këtë. Unë nuk kam kurrfarë respekti për këta njerëz. Unë nuk po shoh asgjë të vlefshme në ta për t'i respektuar. Përse unë duhet t'i prekë këmbët e tyre?" Kam refuzuar. Babai im më ka thënë: "Kjo do të shkaktojë problem."

I thash: "Ky është problem i yti, nuk është problem i imi. E kam zgjedhur problemin tim. Sigurisht se do t'ia prekë këmbët dikujtë për të cilin ndjej respekt, për të cilin ndjej dashuri të thellë. Por për çfarë duhet ta bëj këtë detyrë për çdo person për të cilin nuk ndjej asgjë?"

Por kjo është mënyrë me të cilën fëmijët janë edukuar: të respektohen njerëzit e vjetër. Përse? Vetëm pse janë të vjetër? A ka pleqëria diçka të respektueshme?

Dhe kjo është logjik e njëjtë: respektimi i njerëzve të vdekur, sepe ata janë edhe më të vjetër. Respektoni njerëzit të cilët kanë vdekur para njëmijë vjetëve, sepse askush nuk mund t'i godas ata. Ju krijoni respekt të gjallë për të vdekurit. Ju keni bërë mugullim të ri, të freskët, të gjethit të respektit gjetheve të vdekura të cilat kanë ra në tokë, apo edhe atyre të cilat veç janë duke ra.

Në edukimin e drejtë të fëmijëve, fëmijët duhet të respektohen, sepse njerëzit e vjetër së shpejti do të zhduken, e fëmijët kanë për të jetuar gjatë.

E respekti ka një efekt alkimik. Nëse respektohen fëmijët, respekti i madh do t'i ndal ata të bëjnë shumë gjëra – kjo shkon kundër autoritetit të tyre. Kjo do t'i bëj ata që t'i bëjnë gjarat për të cilat kurrë s'janë brengosur për t'i bërë, por tash ata janë aq shumë të respektuar, ndihen sikur janë të denjë respektit. Por pikërisht tash e tërë puna është mbrapsht.

Fëmijët kanë nevojë për kujdes, atyre iu duhet ndihma juaj, por ata nuk duhet të bëhen të varur nga ju. Ndihma e juaj e vërtetë do të jetë t'i bëj ata të pavarur; ndihma e juaj e vërtetë duhet të jetë e tillë që më ndihma e juaj nuk është nevojshme.

Ata janë të huaj në botë. Ju mund t'i mbani sytë në ta për të mos ra në hedek, por nuk është e nevojshme t'i robëroni vetëm për t'i ruajtur nga hedeku. Nëse aty janë vetëm dy alternativa, unë preferoj hendekun. Të paktën nëse rrëzohen në hendek mësojnë diçka. Ata do të mësojnë se çka është hendeku; do të mësojnë të mos binë më në ndonjë hedek tjetër. Por robëria gjatë tërë jetës së tyre, mbrojtja gjatë tërë jetës së tyre, i bënë të paaftë për të mësuar.

Kur i çoni në shkollë, shkollimi fillor duhet t'i jepet të gjithë fëmijëve. Me edukim fillor nënkuptoj: një gjuhë internacionale për t'u krijuar një botë, gjuhën amtare, tri meteodologjitë: leximit, matematikës, shkrimit. Ju mund ta shihni këtë: dorëshkrimi i njerëzve është aq i shëmtuar për arsye të thjeshtë sepse askush nuk i kushton vëmendje shkrimit të vet. Edhe shkrimi i autografit të tyre; e tregon tërë personalitetin e tyre, a ekziston ritmi, arti. Shkrimi i tyre duhet të jetë pikturim, art.

Ky duhet të jetë arsimimi fillor. E pas arsimimit fillor, arsimtarët, psikoanalistët, psikologët duhet në mënyrë kontinuele të mësojnë mbi fëmijët dhe se cilat janë potencialet e tyre. Testet mund të rriten ato të cilat japin më shumë shënime se personi mund të bëhet muzikant i madh apo piktor apo poet apo shkencëtar. Pikërisht tash e tërë bota është në kaos: piktori bënë këpucë, njeriu i cili është duhur të bëj këpucë pikturon. Natyrisht, nëse i shikoni pikturat ato duken të çmendura – kjo nuk është për t'u çuditur! Çdokush është diku ku nuk ishte duhur të jetë. Kjo është rrëmujë e vërtetë!

Më është kujtuar kirurgu i madh. Ai ka qenë kirurgu më i madh në këtë vend, shumë i respektuar, fitues i qmimit Nobel – ai është tërhjekur. Ai ka qenë gati shtatëdhjetë e pesë vjeçar, por ende asnjë i ri nuk ka qenë i aftë të bëj punë më artistike në kirurgji se që ka bërë ai. Madje edhe në moshën shtatëdhjet e pesë vjeçe, gishtrinjët e tij nuk janë dridhur. Ai ka qenë tru kirurg. Në kafkën tuaj të vogël ka shtat milion nerva – a mund të imagjinoni sesa të vegjël ata mund të jenë – e kur dikush operon në tru për t'i larguar disa nerva, rreziku është se ai mund t'i dëmtoj nervat tjera që janë së bashku shumë afër, kështu që dora s'ju ka dridhë kurrë.

Në moshën shtatëdhjetë e pesë vjeçe ai ende ka qenë kirurg i përkryer, dhe të gjithë mjekët dhe kirurgët i kanë dhënë atij pritje sepse ai ka qenë i tërhjekur. Ata kanë vallëzuar, kanë kënduar, por ai ka ndenjur në kënd, i pikëlluar, dhe me lotë në sy. Një prej shokëve të tij të vjetër iu ka afruar dhe e ka pyetur: "Çka është arsya? Të gjithë janë të lumtur veç ti dukesh aq i

pikëlluar – madje edhe lotë po shoh në sytë e tu.” Ai u përgjigj: “Po, ka arsye. E para është se unë kam dashtë të bëhem vallëtar, unë kurrë s’kam dashtë të bëhem kirurg. Prindërit më kanë detyruar. Edhe pse jam bërë kirurgu më i famshëm, kjo nuk ka qenë dëshira e zemrës sime. Do të kisha qenë shumë më i lumtur vetëm me kitarë në rrugë si lypës – si këngëtar, si vallëtar.

“E tërë kjo famë s’ka kurrfarë kuptimi për mua. Çdo shpërblim vetëm më ka përkujtuar në një gjë, se e kam humbur jetën time dhe se nuk jam aty ku kam supozuar se do të jem. Dhe tash e tërë jeta ime ka përfunduar. Dhe këta lotë…unë po qajë sepse…përse nuk kam mundur të rebelohem kundër prindërve të mi, dhe pse nuk e kam bërë atë që gjithmonë kam dashur ta bëj?”

Bota është aq e mjerë. Nëntëdhjetë përqind e mjerimit dhe vuajtjes vjen nga fakti se çdokush e bën punën e dikujtë tjetër. Natyrisht ai nuk është i lumtur; ai nuk mund ta fus tërë shpirtin e tij në të.

Kështu që prindërit nuk duhet të vendosin se ku fëmija i tyre shkon, në cilin drejtim. Kjo duhet të vendoset nga psikoanalistët, psikologët, arsimtarët, të cilët i kanë vrojtuar ata fëmijë për katër vjet gjatë shkollimit të tyre fillor. Fëmijëve duhet t’ju jepen testet ku gjithçka është e qartë, ku ata do ta ndihen të plotësuar.

Tash prindërit vendosin për punë më të mirë; arsyet e tyre për vendimarrje janë të ndryshme. Ata nuk kanë vendosur për fëmijët dhe për potencialin e tyre, ata kanë vendosur për arsyet financiare, për autoritetin. Nëse ai bëhet inxhinier i madh apo kirurg ai do të ketë jetë të mirë, jetë konfore; ai do të ketë jetë autoritative. Qëllimi i tyre nuk është i keq, por rruga për në ferr është e shtruar me qëllime të mira. Pyetja nuk është për qëllimin e tyre të mirë, pyetja është çka fshihet në fëmijën që nevoitet ai të lulëzojë.

E tash kjo është e mundur. Ne mund të zbulojmë se çka fshihet në fëmijën dhe t’i lejojmë atij të shkojë në atë drejtim. Ndoshta ai nuk do të ketë jetë shumë konfore, por ai do të ketë jetë shumë të kënaqshme – e çka është konfori në krahasim me kënaqësinë?

Ndoshta ai nuk do të ketë famë botërore, po kush brengoset? Se sa njerëz e njohin atë nuk krijon kurrfarë ndyshimi. Por në vallëzim apo këndim apo pikturim. Ai do të jetë i plotësuar, i lulëzuar.

Jeta e tij do të jetë interesante

Atmosfera e tij do të jetë gëzim

E tërë kjo botë mund të jetë parajsë; vetëm nëse i vendosim të gjitha në vendin e vet. Momentalisht të gjitha janë në vend të gabuar: askush nuk është i lumtur, askush nuk është i bekuar, askush nuk është i kënaqur. Dhe e tërë përgjegjësia është në atë se si të fillojmë t'i edukojmë fëmijët.

**Pyetja e tretë**

I DASHURI OSHO,

A DO TË BËHEMI EGOISTA?

Nuk ekziston mënyrë tjetër. Askush nuk mund të jetë joegoist – përveç hipokritëve.

Fjala "egoist" ka marrë asocim shumë dënues, sepse të gjitha religjionet e kanë dënuar. Ata dëshirojnë ju të jeni joegoist. Por përse? Për t'i ndihmuar të tjerët…

T'ju kujtoj: fëmija i vogël bisedon me nënën e tij, dhe nëna i thotë: "Mbaje mend gjithmonë t'i ndihmosh të tjerët." Dhe fëmija pyet, "Atëherë të tjerët çfarë do të bëjnë? "Natyrisht, i thotë nëna, edhe ata do t'i ndihmojnë të tjerët." E fëmija i thotë: "Ky po duket sistem shumë i çuditshëm. Përse mos ta ndihmojnë vetveten, më mirë sesa ta lëvizin atë dhe t'i bëjnë gjërat panevojshëm të ndërlikuara?"

Egoizmi është i natyrshëm. Po, vjen momenti kur ju ndani nga qenia joegoiste. Kur jeni në gjendjejn e lulëzimit të haresë, atëherë ju mund të ndani. Momantalisht njerëzit e mjerë i ndihmojnë mjeranat tjerë, të verbërit i udhëheqin të tjerët që janë të verbër. Çfarë ndihme ju mund të jepni? Kjo është ide shumë e rrezikshme e cila ka mbizotëruar nëpër shekuj.

Në një shkollë të vogël mësuesja i thotë djemëve: "Të paktën një herë në javë duhet ta bëni ndonjë vepër të mirë." Një djal pyet: "Ju lutemi na jepni disa shembuj të veprave të mira. Ne nuk dimë se çka është e mirë." Kështu

ajo tha: “Për shembull, gruaja e verbër dëshiron ta kalojë rrugën; mandej ju e ndihmoni ta kalojë rrugën. Kjo është vepër e mirë; ky është virtyt.”

Në javën tjetër ajo ka pyetur: “ A ju ka kujtuar dikujt prej juve ta bëj atë që ju kam thënë?” Tre fëmijë kanë ngritur dorën. Ajo ka thënë: “Kjo nuk është mirë – e tërë klasa nuk e kanë pasuar. Por prapë, kjo është mirë të paktën që tre djem kanë bërë diçka të mirë.” Ajo e ka pyetur të parin: “Çfarë ke bërë ti?” Ai është përgjigjur: “Saktësisht atë që keni thënë ju: një grua të vjetër që ka qenë e verbër, e kam ndihmuar ta kalojë rrugën.”

Ajo i kishte thënë: “Kjo është shumë e mirë. Zoti do të bekojë.” E kishte pyetur të dytin: “Çfarë ti ke bërë?” Ai ishte përgjigjur: “Njëjtë – gruan e vjetër të verbër, e kam ndihmuar ta kalojë rrugën.” Mësuesja paksa ishte hutuar – ku i gjetën këta ato gra të verbëra? Por ky është qytet i madh; ndoshtaa kanë mundur t’i gjejnë dy. E pyet të tretin e ai përgjigjet: “Kam bërë saktësisht atë që kanë bërë edhe këta: e kam ndihmuar gruan e vjetër të verbër për ta kaluar rrugën”

Mësuesja i kishte pyetur : “Po ku i gjetët tri gra të verbëra?” Ata i kishin thënë: “Ju s’po kuptoni: nuk kanë qenë tri gra të verbëra, ka qenë vetëm një grua e verbër. Dhe ka qenë shumë vështirë të ndihmohet ajo për ta kaluar rrugën! Ajo na ka rrah, ka sharë e ka bërtitur, sepse ajo nuk ka dashtë ta kalojë rrugën, por ne e kemi pasur qëllimin të bëjmë ndonjë vepër fisnike. Njerëzit që ishin tubuar na shanin, por ne iu thamë: ‘Mos u brengosni. Ne vetëm po e nxjerrim në anën tjetër!”

Njerëzit kanë thënë të ndihmohen të tjerët, e ata janë të zbrazët brenda vetvetes. Ata thonë doni të tjerët – doni fqinjët e juaj, doni armiqët e juaj – e kur s’kanë thënë duaje vetveten. Të gjitha religjionet, në mënyrë direkte apo indirekte, iu kanë thënë njerëzve ta urrejnë vetveten. Personi që e urren vetveten nuk mund ta do askend; ai mund vetëm të shtiret.

Kushti themelor është ta duani vetveten aq totalisht saqë dashuria t’ju vërshoj dhe të arrijë deri tek të tjerët. Unë nuk jam kundër dhënjës, por jam absolutisht kundër altruizmit. Unë jam për dhënje, por së pari duhet të keni diçka për të dhënë.

Dhe atëherë ju s’keni bërë asgjë si një obligim ndaj askujtë – përkundrazi, personi i cili pranon diçka prej juve është i obliguar. Ju duhet të jeni

falenderues, sepse të tjerët kanë mundur ta refuzojnë ndihmën tuaj; të tjerët kanë qenë fisnik.

I tërë insistimi im është që individi duhet të jetë aq i lumtur, aq i bekuar, aq i qetë, aq i kënaqshëm, kështu që nga gjendja e tij e plotësuar ai fillon të dhurojë. Ai ka aq shumë, ai është si re shiu: ai është si dush.

Nëse etja e të tjerëve është e shuar, nëse etja e tokës është e shuar, e cila është sekondare. Nëse çdo individ është përplotë me gëzim, përplotë me dritë,, përplotë me qetësi, ai do të ndajë këtë pa e kërkuar askush prej tij, sepse dhënja e tillë është gëzim. T'ja japësh këtë dikujtë është shumë më e kënaqshme sesa ta marrësh atë.

Por e tërë struktura duhet të ndryshojë. Njerëzit nuk duhet të thonë se janë altruist. Ata janë të mjerë – çfarë ata mund të bëjnë? Ata janë të verbër - çfarë ata mund të bëjnë? Ata e kanë gabuar jetën e tyre - çfarë ata mund të bëjnë? Ata mund të japin vetëm atë që kanë marrë. Kështu njerëzve iu japin mjerim, vuajtje, dhimbje, ankth të gjithëve që vijnë në kontakt me ta. Ky është altruizëm! Jo, unë kisha dashtë të gjithë të jenë plotësisht egoista.

Çdo pemë është egoiste: ajo e sjell ujin tek rrënjët e veta, ajo i sjell lëngjet tek degët e veta, tek gjethet, tek frutat, tek lulet. Dhe kur lulëzon, ajo i lëshon aromë të gjithëve: të njohurëve dhe të panjohurëve, familjarëv e të huajëve. Kur është e ngarkuar me fruta, ajo dhuron, i jep ato fruta. Por nëse ju e mësoni atë pemë të bëhet altruiste, të gjitha ato pemë do të vdesin, sikur që ka vdekur i tërë njerëzimi – vetëm trupa që ecin. Dhe ecje kah cili vend? Ecje kah varret e tyre, në fund pushojnë në varret e tyre.

Jeta duhet të jetë vallëzim. Dhe jeta e çdo kujtë mund të bëhet vallëzim. Ajo duhet të bëhet muzikë – dhe atëherë ju mund të dhuroni; ju do të keni se çfarë të dhuroni. Unë s'kam çka t'jua tregoj këtë, sepse kjo është një prej ligjeve fundamentale të ekzistencës: sa ma tepër që e ndani bekimin tuaj, aq ma tepër rritet.

Por unë ju mësoj për egoizëm.

**Pyetja e katërt**

I DASHURI OSHO

PËRSE NE S'DUHET TË JETOJMË NË TË SHKUARËN? NUK MUND TË PËRJETOHET NJË DHIMBJE PËR TË NA BËRË MË TË FORTË? NUK MUNDET QË NJË MOMENT I GËZIMIT TË NA SJELL LUMTURI?

Njerëzit të cilët jetojnë në të shkuarën, të cilët i kujtojnë çastet e lumtura e të shkuarës, janë njerëz të cilët janë të mjerë në të tashmen. Nëse e sotmja juaj është e bekuar ajo është më e madhe se të gjitha çastet e të shkuarës suaj, përse duhet të jetohet në ato çaste të së shkuarës? Ato janë vetëm kujtime, ato nuk janë reale. E shkuara është e shkuar. E tashmja është reale. Nëse dëshironi bekim real, ju duhet të jetoni në të sotmen.

Rrënjëtë e juaja nuk janë në të shkuarën. E shkuara është vetëm kujtim dhe e ardhmja është vetëm imagjinatë. Rrënjët gjithmonë janë në të tashmen. Çdogjë reale është në të tashmen. Në fakt, vetë ide e ndarjes së kohës në tri folje kohore – e tashmja, e kaluara, dhe e ardhmja, është gabim.

Koha njeh vetëm një kohë e ajo është koha e tashme. Duke i njohur dy folje kohore, të shkuarën dhe të ardhmen. Pikërisht këtu krijohet konfuzioni. Koha gjithmonë është këtu dhe tani ajo që jeni ju, që është e tërë bota, që është e tërë ekzistenca. Rrënjët e juaja janë këtu; lulet e juaja do të jenë këtu. Njërzit shikojnë në të shkuarën vetëm si ngushëllim sepse e  tashmja e tyre është aq e zbrazët. Ata dëshirojnë disi ta harrojnë të tashmen; e shkuara funksionon si opium. Apo ata fillojnë të mendojnë për të ardhmen, e cila s'është asgjë tjetër përveç projeksion i të shkuarës, pasion për t'u përsëritur çastet e shkuara madje edhe me kënqësi më të madhe – por në ndërkohë ju e keni humbur çastin, të cilën në realitet vetëm atë e posedoni.

Për këtë arsye po ju them: njeriu nuk duhet të jetojë në të shkuarën, njeriu nuk duhet të jetojë në të ardhmen – ky është mashtrim i vetvetes. E vetmja mënyrë për të jetuar është të jetohet në kohën e tashme, dhe të jetohet plotësisht – të shtrydhet i tërë langu i saj – t'ju duken të gjitha të shkuarat e juaja aq të mjera. Dhe ju jeni totalisht të përfshirë në të, çfarëdo që bëni, apo nuk bëni, vetëm rrini të heshtur, por sa më totalisht në të, kështu që aty nuk do të ketë hapësirë për të lëvizur imagjinata, apo ndonjë re e kujtesës të kalojë nëpër mendjen tuaj. Ky është çelsi i realitetit.

Momenti tjetër gjithashtu do të jetë prezent.

Çfarëdo që do të keni ndonjëherë do të jetë prezente.

Ju nuk mund ta keni të shkuarën e juaj tash, nuk mund ta keni të ardhmen tuaj tash. Në mes të shkuarës dhe të ardhmes, “në sendviç”, është momenti i vogël i cili është real. E shkuara është e gjatë, ajo ka përfunduar – ju ndoshta keni jetuar dyzetë apo pesëdhjetë vjet. E ardhmja është këtu – ju mund të jetoni tridhjetë vjet. E tashmja është vetëm një moment, moment atomik. Është e lehtë të harrohet, por të harrohet do të thotë të harrohet çdogjë.

Të jetohet në të tashmen është fillim i vërtetë, jetë ekzistenciale. Përndryshe ju jetoni në ëndrra; dhe sado që të jetë ëndrra e ëmbël, ajo prapseprapë është vetëm ëndërr. Në mëngjes ju do të jeni të uritur. Të gjitha ato ushqime të ëmbëla në ëndërr nuk do të ndihmojnë.

Por kjo është ashtu siç ka qenë me shekuj. Njerëzit merren me të shkuarën, merren me të ardhmen. Duket se askush nuk po merret me këtë momentin e vogël, çastin atomik.

Nuk mund ta ndani. Ai është i pandarë. Dhe ai shkon aq shpejtë saqë me kohën ju lëvizni në të shkuarën dhe në të ardhmen, aq shumë momente të së tashmes ju i keni humbur – kështu që ju shumë jetë keni humbur. Dhe shumë njerëz do t’i humbin jetat e tyre.

Nëse e jetoni çdo çast, kjo është e vetmja mënyrë për të jetuar. Dhe nëse e jetoni këtë çast shumë, çasti tjetër i juaj do të bëhet edhe më i madh – sepse tash ju dini se si të jetoni. Ju bëheni gjithnjë e më të shkathët, gjithnjë e më artistik. Çdo çast bëhet mësim, se si të merret më shumë lëng nga jeta.

E nëse njeriu mund ta jetoj vetëm një jetë në plotëni, totalisht, ai do të shijojë diçka nga e vërteta, diçka nga përjetësia…frutin të cilin Adami dhe Eva e kanë humbur.

*20 shkurt 1986 paradite*

PYETJET NGA “TROS” – TELEVIZIONI I HOLANDES

**Pyetja e parë**

KJO ËSHTË LLOJ PARAJSE JU E KENI RIZBULUAR PËRSËRI.

SI JA KENI DAL T’I GJENI KËTO VENDE TE MREKULLUESHME PËRSËRI E PËRSËRI?

A ËSHTË KJO PYETJE E VËSHTIRË? KEMI MENDUAR KOHË TË GJATË PËR KËTË…

Kjo është pyetje e vështirë, sepse unë kurrë s’kam provuar të gjej ndonjë vend. Kjo nuk është qështje e menaxhimit. Kjo ka qenë përvoja ime, se nëse përmbrenda jeni në parajsë, e jashtmja automatikisht sinkronizohet me të. Nëse provoni ta menaxhoni, thjesht keq do ta menaxhoni. Nëse provoni ta gjeni parajsën, ju s’do të fitoni asgjë.

**Pyetja e dytë**

A ËSHTË ISHULLI KRETA ISHULL I BEKUAR? – SEPSE SË PARI ZEUSI E TASH OSHO.

Unë nuk jam zot, as i pari i zotit. Zoti është thjesht trillim. Por besimtaria mund të përjetohet kudo, në cilëndo pjesë të botës. Kjo është një botë. Ky ishull nuk është i ndar.

**Pyetja e tretë**

Në KËTË ISHULL, JU NDOSHTA E DINI, LËVIZJA “HIPPI”(HIPI) KA STARTUAR PARA SHUMË VITESH. MANDEJ I KEMI PASUR FORCËN E LULES PO ASHTU EDHE “BEATLES”(BITLLS). A JU DUHET BOTA SI E “MICK JAGGER”(MIK XHEGER)

Jo, sepse ajo për të cilën unë flas nuk është modë e cila vjen e shkon. Kjo është diçka që i përketë përjetësisë. Sokrati e ka bërë këtë, Gautam Buda e ka bërë këtë, Çuang Ce e ka bërë këtë. Sa më mbrapa që mund të shikoni do të gjeni njerëz të cilët kanë punuar për idenë e njëjtë të ndritjes. E kjo do të vazhdoj derisa edhe njeriu i fundit në këtë botë të ndritet. Kështu që kjo nuk është modë që shkon e vjen me Bitllsat e të tjerët.

**Pyetja e katërt**

NJËHERË THATË SE I ETURI DUHET TË SHKOJË TEK PUSI, POR TASH PUSI PO VJEN TEK I ETURI. JU PO BËNI TURNE RRETH BOTËS. KUR DO TË VINI NË HOLAND?

Shumë shpejtë

**Pyetja e pestë**

ATA ATJE A JANË TË ETUR ÇKA MENDONI?

Unë kur s'kam plan për të ardhmen, por unë kam shumë miq në Holandë kështu që unë nuk mund t'i shmangem vizitës edhe një kohë të gjatë.

**Pyetja e gjashtë**

JU KUJTOHET INTERVISTA JONË, GUSHTIN E SHKUAR, OSHO? KJO INTERVISTË KA PASUR VLERËSIME TË LARTA, TREGOHEN VETËM ATËHERË KUR NË TELEVIZION SHFAQEN FILMAT MBI KATASTROFAT. A JENI JU LLOJ KATASTROFE?

Unë jam! Unë jam katastrofë e të gjitha traditave, e të gjitha religjioneve, e të gjitha ideologjive politike, e të gjitha kufijëve nacional, e të gjithë asaj që i përketë të shkuarës. Unë dua që njeriu të jetë i shkëputur me të shkuarën. E shkuara ka qenë çmenduri.

Kështu unë jam katastrofë për të gjithë ata të cilët kanë interese personale nga e shkuara.

**Pyetja e shtatë**

FJALËT E FUNDIT TUAJA NË TV INTERVISTËN TONË KANË QENË: “FRUTI ËSHTË I PJEKUR” PAS ASAJ JUVE JU KANË ARRESTUAR, SHILA(SHEELA) KA IKUR, RAXHNISHPURAM(RAJNEESHPURAM) ËSHTË MBYLLUR, TË GJITHË ROLLS ROJSËT(ROLLS ROYCES) JANË SHITUR, DHE JU PO UDHËTONI NËPËR BOTË DUKE MOS GJETUR QETËSI. PËR QFARË LLOJ FRUTI JU PO FLISNI?

Kurdo që piqet fruti, ai bjen poshtë!

**Pyetja e tetë**

A NUK DO TA MERRNIT JU FRUTIN NGA PEMA, NË VEND SE TA MERRNI NGA TOKA?

Unë i kam marrë ato fruta dhe kam shkuar nëpër botë për t’jua shpërndar atyre. Unë nuk ka shkuar nëpër botë në kërkim të qetësisë. Qetësinë e kam pasur. Unë kam shkuar nëpër botë për t’jua dhënë ketë atyre të cilët kanë pasur nevojë.

**Pyetja e nëntë**

CILAT JANË PLANET E JUAJA TË ARDHME?

S’kam.

**Pyetja e dhjetë**

S’KENI PLANE PËR TË ARDHMEN?

Jo.

**Pyetja e njëmbëdhjetë**

A ËSHTË E LEHTË TË MOS KENI PLANE PËR TË ARDHMEN? MENDOJ, ÇDO NJERI BRENGOSET PËR TË ARDHMEN. JU JO, SEPSE JU JENI NE GJENDJE TA MPOSHTNI ATË.

Unë nuk kam qenë i brengosur madje edhe kur ende nuk kam ditur ta mposhti atë. Kjo nuk është gjithmonë ashtu. E kam braktisur familjen time kur kam qenë shtatëmbëdhjetëvjeçar sepse nuk kam qenë i gatshëm të shkoj

në kolegjin shkencor siç ka dëshiruar familja ime. Ata nuk kane qenë të vullnetshëm të më përkrahin financiarisht në studimin e filozofisë. Dhe kishin të drejtë, sepse çfarë do të bëni kur bëheni filozof? Mund të bëheni vetëm lypës. Në këtë botë filozofia nuk ka vlerë.

Kështu i kam thënë atyre: “Mos u brengosni; vetëm më lerni të qetë – nuk mendoj për të nesërmen.

**Pyetja e dymbëdhjetë**

JU S’KENI PARA TA PAGUANI RENTËN NESËR?

Jo.

**Pyetja e trembëdhjetë**

JU S’KENI PARA TA PAGUANI USHQIMIN NESËR?

Jo.

**Pyetja e katërmbëdhjetë**

JU S’KENI PARA TË BLENI AUTOMOBIL NESËR?

Jo.

**Pyetja e pesëmbëdhjetë**

MIRË, ATËHERË QENKA LEHTË TË MOS BRENGOSEMI!

Është e lehtë. Por edhe ekzisteca disi ja del në këtë.

**Pyetja e gjashtëmbëdhjetë**

QENË DISA PYETJE TË CILAT NUK M’U LEJUAN TË PYES, SEPSE JU NUK I DËSHIRONI ATO. PSE ËSHTË AJO QË JU NUK DËSHIRONI TË PËRGJIGJENI NË ÇDO PYETJE?

Sepe ato i përkasin të shkuarës, të cilat janë kryer.

**Pyetja e shtatëmbëdhjetë**

PËR TË ARDHMEN JU S’PO DONI TË FLISNI; PËR TË SHKUARËN S’PO DONI TË FLISNI – THUAJ SE S’KA MBETUR ASGJË!

Vetëm e tashmja, që është i vetmi realitet.

**Pyetja e tetëmbëdhjetë**

NE VEÇ E MËSUAM SE KJO ËSHTË PËRGJIGJE E LEHTË! POR, A KA PYETJE TË CILËN UNË S’JU KAM PYETUR E JU KENI DASHTË TË PËRGJIGJENI?

Jo.

**Pyetja e nëntëmbëdhjetë**

DUKET SIKUR TË GJITHA PYETJET VEÇ JANË PYETUR, DHE JU DUKET SE JENI TË GATSHËM TË JEPNI EDHE MË TEJ PËRGJIGJE?

Jo, nuk bëhet fjalë për të. Çështja është se unë s’kam asnjë pyetje, por s’kam as përgjigje. Unë jam si pasqyrë: ju parashtroni pyetje; vetëdija ime reflekton përgjigje. Kjo është spontanisht. Nëse ju s’keni asnjë pyetje për të pyetur, atëherë pasqyra mbetet e zbrazët. Aty nuk ka përgjigje, unë nuk mund të përgjigjem.

Unë s’kam asnjë përgjigje t’jua jap. Ju duhet të krijoni pyetje, dhe situatën në të cilën qenia ime mund të përgjigjet në pyetje. Unë thjesht jam i heshtur.

**Pyetja e njëzetë**

NE DO TË SHIHEMI PRAPË NË HOLANDË, SHPRESOJ. NË NDËRKOHË JU KAM SJELLUR NJË DHURATË. ËSHTË NJË KRAVATË NGA STACIONI YNË.

Kjo është e mirë!

**Pyetja e njëzetë e njitë**

UNË NUK DI SE SI DO TA VESHNI, POR GJITHSESI ËSHTË KRAVATË E BUKUR!

Do të provoj, s'ka problem!

PYETJET NGA Quick REVISTA, GJERMANI

**Pyetja e njëzetë e dytë**

A JENI TË INTERESUAR TA BËNI EDHE NJË KOMUNË, TË NGJAJSHME ME RAXHNISHPURAM NË AMERIKË?

Jo, unë s'jam i interesuar të bëj asnjë komunë në asnjë vend, qoftë në Amerikë apo pjesët tjera të botës. Unë e kam bërë një kommunë dhe ju e keni parë bukurinë e saj, ju e keni parë kënaqësinë e saj. Tash kjo ju përketë juve. Nëse i dëshironi komunat, ju mund t'i krijoni. Unë ua kam dhënë modelin.

Qeveria fashiste amerikane ka mundur ta shkatërrojë modelin, por nuk mund t'i shkatërrojë kujtimet e atyre çasteve të bukura brenda jush. Ju mund t'i krijoni ato, *sanjasinët* amerikan mund t'i krijojnë në Amerikë. Unë jam për t'ju gjetur më lehtë, ekonomikisht më lëvërdishëm, dhe më dobishëm për ju, shumë më mirë se sa ju të vini tek unë, unë do të vijë tek ju.

Shumicën prej juve nuk ju kam parë që pesë vjet, dhe jam i pikëlluar për këtë. Dhe arsya është se ju nuk keni pasur mundësi të siguroni mjaft para për të ardhur në Amerikë dhe për të qenë në Amerikë. Ne kemi komuna në tërë botën. Dhe ato do të shkojnë duke u rritur.

Kështu arrdhja ime do të jetë vetëm me qenë mysafir në një komunë për disa ditë apo për disa muaj, mandje shkoj në komunën tjetër. Kështu që ju nuk do të brengoseni për të aranzhuar takimin me mua. Ndërsa tash më duhet të udhëtoj pandërprerë.

Ka qenë profeti Muhamed ai që ka thënë se i eturi duhet të shkoj tek pusi. Por kanë kaluar katërmbëdhjetë shekuj dhe e tërë teknologjia ka ndryshuar. Tash keni ujë të rrjedhshëm, në çdo shtpi keni ujë të ftohët dhe të nxehtë. Dhe i eturi nuk ka nevojë të shkojë tek pusi, pusi vjen tek i eturi – në vetë dhomën e tij të fjetjes!

Tash unë po dua ta ndryshoj proverbin. Prej tash e në të ardhmen pusi do të shkoj tek i eturi. Kjo është më e lehtë.

Dhe tash ka aq shumë *sanjasin* nëpër tërë botën. Ata nuk mundet të tubuar së bashku të më takojnë – miliona njerëz. Kjo do të më sjellë më shumë intimitet, më shumë afërsi.

Kur jeni mësuar të vini tek unë ku nganjëherë kanë qenë mbi njëzetmijë njerëz. Keni qenë ulur larg prej meje kështu që nuk kam mundur t'i shoh fytyrat e juaja. S'kam mundur t'ju njoh, e keni ardhur prej vendeve të largëta.

Afrimi im i ri do të jetë më intim. Të mund t'ju shoh në sy, të mund t'i mbaj duartë e juaja, të mund të ulem pranë jush. Të mund të ha me ju. Të mund të marrë pjesë në çdo mënyrë të mundshme.

Unë nuk jam mesia; unë nuk jam profet – sepse nuk jam hipokrit. Unë jam qenie njerëzore e thjesht i cili ka ardhë për ta realizuar vetveten. Dallimi në mes meje dhe juve është shumë i vogël: dallimi në mes personit të zgjuar dhe personit në gjumë. Nuk ka dallim të madh. Njeriu i cili është në gjumë në çdo moment mund të zgjohet, të jetë i zgjuar në çdo moment.

Puna ime është individuale. Unë nuk besoj në shoqëri, unë nuk besoj në organizata. Unë besoj vetëm në individualitet, sepse vetëm kjo është reale. Të gjitha janë vetëm fjalë; asnjë organizatë nuk ka shpirtë, e as organizata nuk ka shpirtë – ato janë vetëm fjalë, utulitariste por boshe. Vetëm individi jeton në realitet.

Në këtë mënyrë unë mund të vijë në komunat e juaja, komunat e vogëla, komunat e mëdha, qendra të vogëla, të jem në kontakt sa më të thellë me juve. Çfarëdo që t'ju them, dua që atë ta përjetoni edhe ju gjithashtu.

Shumë herë kam hetuar, se në festivalet e mëdha vetëm një grupë e caktuar njerëzish kanë ndenjur përballë meje, gjithmonë, derisa të tjerët kanë qenë largë prapa. Ata nuk kanë mundur të më shohin. Ata është duhur të rrotullohen, t'i ndërrojnë vendet: çdo ditë njerëz tjerë do të kishin pasur mundësi të qëndrojnë përpara meje.

Kam pasur simpati absoluete për idet e tyre, por aty kishte vështërsi, vështërsia qëndron në atë se unë mund të flas vetëm kur e ndjej intimitetin e

thellë. Nëse ndjej se dikush është i mbyllur, befas filloj t'i humbë fjalët. Kur e shoh se dikush është receptiv, fjalët e mia fillojnë të marrin krah. Ato shndërrohen në poezi. Ato fillojnë ta shprehin të pashprehurën. Kështu vetëm disa njerëzve iu është lejuar në mënyrë konstante të qëndrojnë para meje, kështu unë nuk mund t'i ndaloj njerëzit që janë të mbyllur, të ri.

Por duke shkuar prej komunës në komunën tjetër, prej qendrave të vogëla në qendrën tjetër të vogël, atje do të ketë numër shumë i vogël njerëzish. Dhe unë do të qëndroj atje, jo një ditë apo dy, do të jem atje sa ju të keni nevojë. Derisa nuk ju shndërroj në persona receptiv, të palëndueshëm, njerëz të hapur, veç prezenca ime të jetë meditim për ju, unë nuk do t'ju lë e t'ju braktisë.

Kur askush nuk ka bërë përpjekje të tillë në nivelin botëror. Këtu do të ketë vështërsi, por çdo vështërsi është e sfidë e bukur dhe shans e madhe. E tërë kjo varet nga ajo se a e njihni artin e ndryshimit të së keqës në më të mirë.

Për shembull, Gjermania e ka pru vendimin me të cilin unë nuk mund të hy në Gjermani. Kjo është shumë e çuditshme, situatë pa presedan. Unë kurrë s'kam qenë në Gjermani. Unë s'kam bërë asnjë të keqe në Gjermani – Ata s'kanë asgjë kundër meje. Madje unë s'kam aplikuar as për vizë turistike, por për të qenë ata në anën e sigurtë kan miratuar ligjin me të cilin mua nuk më lejohet të hy në Gjermani.

Kjo është situatë e mrekullueshme. Unë do ta përdorë këtë për dy gjëra. Do të lëvizi nëpër Zvicër. Unë nuk mund të hy në Gjermani, por *sanjasit* e mi mund të dalin nga Gjermani, e unë do t'i them *sanjasinëve* të mi: "Shkoni dhe luftoni kundër qeverisë. Bëni padi kundër qeverisë. Qëndroni të qetë, por shkoni në gjyqe. Atë që kanë bërë ata është plotësisht ilegale. Ata nuk kanë arsye për këtë. Kështu krijohet një trazirë në tërë shtetin."

E unë do të shetisë nëpër vend…Kështu që shtetit i duhet ta paditë çdo komunë, çdo qendër. Aty do të ketë me qindra raste kundër shtetit, në të gjitha gjyqet në Gjermani – le t'jua qesin atyre në fytyrë! Me të vërtetë jam befasuar. Kurrë s'kisha mundur të mendoj se politikanët gjerman janë aq frikacakë. Ata janë pasardhësit e njerëzve të cilët i kanë bërë dy luftra botërore. Ata janë pasardhësit e Adolf Hitlerit, por duht se këta nuk paskanë kurrfarë force karakteri.

Aq frikë e madhe nga njeriu që është për paqe, është kundër dhunës, kundër luftës, kundër armatimit nuklear, ku i tërë mesazhi i tij është paqe dhe dashuri, ku e tërë përpjekja e tij është ta çoj njeriun në gjendjen e bekimit lulëzues. Çfarë të keqe ju ka bër ai?

Politikanët janë frikësuar, jo vetëm në Gjermani por në tërë botën. Njëjtë ka ndodhë edhe në Amerikë, njëjtë ka ndodhë edhe në Indi, njëjtë ka ndodhë edhe në Nepal, e ndoshta njëjtë do të ndodhë edhe në çdo vend ku do ta vizitoj. Çfarë është frika e etyre? Frika e tyre është se ata iu kanë premtuar popullit e nuk e kanë realizuar asnjë gjë. Ata pandërprerë i kanë mashtruar njerëzit, derisa njerëzit janë bërë gjithnjë e më të mjerë. E nëse vjen dikush e i bënë ca njerëz të lumtur, të qetë, të bekuar, kjo i frikëson ata.

Mandej njerëzit e tjerë heret a vonë do të reagojnë duke i pyetur: mjerimi nuk është i natyrshëm, vuajtja nuk është e natyrshme, fati i keq nuk është i natyrshëm, sepse ne kemi takuar njerëz të cilët kanë qenë të mjerë dhe të cilët e kanë kapërcyer mjerimin. Duket se politikanët dhe liderët fetar janë në konspiracion për t'i mbajtur njerëzit në mjerim, sepse vetëm njerëzit e mjerë mund të robërohen. Vetëm njerëzit e mjerë mund të ndalohen të mos rebelohen. Kjo është frika e tyre.

Por ata nuk po mund të më kuptojnë. Ata nuk mund të ma ndalojnë t'i afrohem njerëzve të mi kudo që gjenden. Për më tepër njerëzit e mi do të vijnë nga vendet e tyre të më takojnë apo do të luftojnë përmbrenda shtetit…Kjo është arsya përse më kanë ndaluar.

Unë do të krijojë në botë trazirë për t'ju treguar politikanëve se një njeri i vetëm, i paarmatosur, mund të jetë më i rrezikshëm se të gjitha armët e juaja nukleare, se të gjitha armata e juaja. Kjo është ajo që ka ngjarë në Amerikë. Fuqia më e madhe në historinë e njerëzimit i frikësohet një njeriu të pafajshëm i cili nuk ka bërë kurrfarë të keqe, asgjë kundër ligjit, kështu që ata disi kanë dashtë të më përzën nga Amerika…pa kurrfarë arsyetm, legal apo ilegal. Dhe ajo që kanë bërë ata krejt është ilegale – e jashtëligjshme.

Ata më kanë arrestuar pa kurrfarë fletëarresti – justifikimi. Nuk më kanë treguar kurrfarë arsye përse po më arrestojnë; s'kanë pasur asgjë. Nuk më kanë lejuar t'i thërras avokatët. Ata janë frikësuar sepse e para të cilën do të kishin pyetur avokatët do të kishte qenë: "Ku e keni fletëarrestin?" Ata nuk më kanë lejuar t'i thërras avokatët, e që është e drejtë e njeriut.

Tri ditë në gjyqë – ata nuk kanë mundur asgjë të dëshmojnë kundër meje. Madje edhe avokati qeveritar ka qenë i detyruar ta pranoj para gjyqit: "S'kemi qenë në gjendje të dëshmojmë asgjë. Por prapë, ne do të kishim dashur që gjyqi mos t'i jep garanci."

Tash, një gjë e çuditshme: ju nuk qetë në gjendje asgjë të dëshmoni në gjyq kundër meje, e ju akoma po kërkoni nga gjyqi të mos ma jep garancinë. Atëherë ju paskeni mundësi ta arrestoni kë të doni dhe të kërkoni të mos i jepet garancia. Tash nuk ekziston pyetja e dëshmisë se a është dikush fajtor apo nuk është.

Sepse qeveria është kundër individit, qeveria i bënë presion gjyqit. Mandej, një rojtar burgu duke më kthyer në burgë më tha: "Kjo qe absolutisht e padrejtë, e pandershme. Unë kurrë s'kam parë situatë të këtillë, asgjë të mos mund të dëshmohet kundër njeriut dhe të kërkohet të mos i jepet garancia – për çfarë arsye?"

Garancia nuk është dhënë, e roja e burgut më tha: "Arsya është se gjyqëtarja ka pritur se mbështetja do t'i vijë nga gjyqi federal, dhe ajo ka qenë e kërcnuar se nëse ua jep juve garancinë lirisht mund të harrojë se ndonjëherë do të bëhet gjyqëtare federale." Kjo qeveri mendon se është demokratike, por e tërë puna e tyre është fashiste.

Por kjo ka qenë përvojë e mirë për mua. E tash unë mund të shkoj nëpër botë, t'i takoj njerëzit e mi kudo që janë, dhe unë jam në gjendje të duroj gjithçka për ta – madje edhe nëse jam në burg. Unë e kam shijuar burgun amerikan. Mund ta duroj; ka qenë një përvojë e mirë. Ata e kanë bërë më të keqen e mundshme, por nuk kanë mundur të më shkatërrojnë. Ato dymbëdhjetë ditë kanë qenë me të vërtetë të mrekullueshme, sepse kam qëndruar në lumturinë e plotë njëzet e katër orë në ditë.

Ata nuk më kanë lënë të flej. Nuk më kanë lejuar të ha atë që kam dëshiruar, por kjo ka qenë mirë se pse kam humbur në peshë. Doktori im është përpjekur shumë, kështu ai ka qenë i lumtur për këtë. Kështu që sa herë që dua të humbas në peshë mund të shkoj në Amerikë! Ata ma kanë ndaluar hyrjen për pesë vjet, por për humbjen e peshësh mund të hy gjithmonë.

Jam kënaqur duke e zbuluar dyfytyrësinë e njerëzve: fytyrën e tyre publike dhe fytyrën e tyre private reale. Personi jasht burgut, duke më çuar në gjyq,

është e mirë, humane, xhentile, dhe i njëjti person brenda në burg përnjëherë bëhet jo human, primitiv.

I kam parë në burgjet amerikane…sepse për dymbëdhjetë ditë pesë herë m'i kanë ndërrue burgjet. Do të befasoheni për diçka. Ata kanë mundur të më mbajnë në një burg; dymbëdhjetë ditë nuk është period e gjatë. Por problemi ka qenë në atë se të burgosurit kanë qenë aq miqësor dhe përplotë dashuri ndaj meje. Të gjithë ata më kishin parë në televizion, dhe të gjithë më kanë sjellur dhurata të vogëla, çfarë kanë pasur mundësi – mollë, banane, gotë me qumësht – e cila iu është dhënë atyre.

Ata më thonin: "S'është me rëndësi. Ata nuk po të japin qumësht, ata nuk po të japin ushqim vegjetarian, ata nuk po të japin fruta. Ata thonë: 'Ne nuk kemi kurrfarë përgatitje për vegjetarianët', dhe ata i kanë të gjitha këto gjëra – ata janë për neve. Por ne t'i japim ty."

Duke marrë parasysh se të burgosurit janë bërë faktor që ndikon…Dhe të gjithë të burgosurit kanë qenë zezak; edhe ky gjithashtu ka qenë zabulim. Në pesë burgje asnjë njeri i bardhë i burgosur. Kjo do të thotë vetëm një gjë: ja njerëzit e bardhë nuk bëjnë krime, vetëm të zitë bëjnë krime…I pyeta të burgosurit: "Përse vetëm zezakët janë brenda në burgje?" Ata thanë: "Ne nuk e dimë. Ata kurrë s'na kanë treguar. Ne kemi qenë të arrestuar pa kurrfarë fletë arresti. Ata nuk na lejojnë t'i shohim avokatët tonë.

Dikush ishte aty në burg për gjashtë muaj, dikush ishte aty për nëntë muaj, vetëm duke pritur për të shkuar në gjyq dhe të thotë para gjyqit se ai s'ka bërë asgjë, dhe se panevojshëm me forcë është vendosur në burg. Ai veç është dënuar pa dëshmi mbi fajsinë.

Të gjithë këta zezakët ishin djem të ri, dhe unë nuk mund ta shihja arsyen…Të gjithë këta zezakët e ri heret a vonë do ta dëshmojnë rrezikun për Amerikën. Prindërit e tyre apo paraardhësit kanë qenë të skllavëruar, dhe këta djem të ri po vazhdojnë me përjetu fyerjen. Dhe tash në shumë shtete janë në shumicë. Ata heret a vonë do të luftojnë për vend të veçant apo shtet të veçant, se ata nuk dëshirojnë të jetojnë bashk me njerëzit e bardhë.

Kështu që të gjithë këta djem të ri për të cilët dyshohet se janë rebeluar dhe me forcë i kanë burgosur, pa kurrfarë arsye, pa kurrfarë shkaku, është vetëm dyshim se ata kanë bërë diçka.

Duke marrë parasysh burgun amerikan dhe skenat e tij, unë tash jam i gatshëm ta shoh çdo burgun e cilido vend. Në fakt ky do të jetë pasurim. Unë nuk po shkoj në asnjë shtet për ta thyer ligjin. Nëse shteti e ka aprovuar ligjin të mos hy unë brenda, unë nuk do të hy. Por unë mund të shkoj rreth kufirit të shtetit, t'i thërras njerëzit e mi jasht dhe t'i them njerëzve të luftojnë kundër qeverisë për ta ndryshuar ligjin. Vetëm atëherë unë do të hy në vend.

Lëvizja ime rreth botës do t'ju ofroj ndjenjën e komunës së botës. Deri tash keni qenë komuna të vogëla poshtë e lartë, për shkak se kam qëndruar në një vend dhe ju keni ndije se më keni humbur, se ndonjë komunë e caktuar ka fatin të më ketë mua. Tash më situata nuk do të jetë ashtu. unë ju përks juve dhe do të lëvizi gjithandej, kudo që është nevoja.

Unë dua që sanjas të bëhet fenomen botëror. Kjo vetëm është e gatshme të eksplodojë, dhe pikërisht tash e ka potenicalin më të madh. Nuk ka tjetër alternativë, kështu që ju jeni në pozitë të lartë të fuqisë. Ne mund ta pushtojmë tërë botën me vizionin e ri, me ëndrrën e re, me shpresën e re. Njerëzit e vjetër i kanë humbur të gjitha shpresat, kanë humbur të gjitha ëndërrat, i kanë humbur të gjitha mundërsitë e rritjes, zhvillimit.

*Sanjasit* mund ta kthejnë shpresën mbrapa.

Ju jeni shpresa e botës.

**Pyetja e njëzetë e tretë**

JU E KENI DEFINUAR VETVETEN SI GURU I PASUR. NJERËZIT E TJERË NUK JU INTERESOJNË? A ËSHTë PASURIA NEVOJË E VEÇANT E GURUS? APO JU JENI GURU I TYRE SEPSE ATA KANË PARA?

Fakti i parë të cilin duhet ta kuptoni është se: unë nuk e kam definuar veten time si guru i pasur. Këtë e ka bërë gazetaria e verdhë, e cila dominon mbi mendjet e masës në tërë botën, ajo ardhur tek ky definim. Unë thjesht e kam pranuar këtë ashtu siç e kam kuptuar vetë. Ata kanë thënë se kjo mund të jetë poshtruese, por mendimi im ka kuptim plotësisht tjetër.

Vincent van Gogh ka qenë shumë më i pasur sesa Henri Ford. Pasuri s'do të thotë vetëm pasje apo para; pasuria është fenomen multidimensional. Poeti

mund të jetë nevojtar, por ndijeshmërinë e tij s'ka para me të cilën mund ta blesh. Ai është më i pasur se çdo pasanik tjetër. Muzikanti mund të mos jetë pasanik, por sa i përket muzikës së tij, s'ka pasuri që është më e pasur se muzika e tij.

Për mua njeri i pasur është ai i cili ka ndjeshmëri, kreativitet, përceptim. Pasanik është vetëm një prej dimesioneve. Duke u akorduar me mua pasaniku është gjithshtu edhe artist kreativ: ai krijon pasuri. Nuk mund të gjithë të bëhen Henri Ford. Talenti i tij duhet të respektohet, edhe pse ajo që ai ka krijuar është e rëndomët. Kjo nuk mund të krahasohet me muzikën e Mocartit apo vallëzimin e Nixhinskit, apo me filozofinë e Zhan Pol Sartrit. Por prapë, ai krijon diçka që është e vlerëshme, utulitare, dhe bota do të bëhet më e mirë nëse ka ma shumë Henri Ford-a.

Kështu që kur e kam pranuar definimin, kam menduar për cilindo fushë. Vetëm qenia e pasur mund të ketë ca lidhje me mua. Absolutisht është e nevojshme ndjeshmëria e caktuar, vizioni i caktuar është i nevojshëm.

I varfër është ai, mendja e të cilit është e retarduar, ai mund të ketë pasuri materiale pamasë; kjo s'është e rëndësishme – kush nuk mund ta kuptojë muzikën klasike, kush nuk mund ta kuptojë poezinë, kush nuk mund ta kuptojë filozofinë, kush nuk mund ta kuptojë fluturimin e shpirtit të njeriut në lartësi. Po, një prej fushave të varfërisë është njeriu i cili as nuk mund të prodhojë para. Ai është më i varfëri i varfërisë, sepse paraja është plotësisht send i kësaj bote. Nëse nuk mund ta krijoni atë, ju thjesht tregoni se nuk keni inteligjencë të mjaftueshme.

Njerëzit e varfër në botë janë përgjegjës për varfërinë e tyre. Kush iu ka thënë atyre të shkojnë e të prodhojnë fëmijë – çdo fëmijë i bënë ata edhe më të varfër. Kush iu ka thënë atyre të jetojnë paragjykueshëm - dhe çdo paragjykim e ngadalson rritjen e tyre drejt pasurimit. Kush iu ka thënë atyre se ata duhet të besojnë se janë të varfër sepse në jetat e shkuara kanë bërë vepra të liga? Dhe përse ata i kanë pranuar të gjitha këto marrëzira?

Përse ata nuk e kanë dëgjuar inteligjencën? – se njeriu i varfër nuk duhet të prodhojë fëmijë, ai duhet të prodhojë pasuri. Por ai prodhon fëmijë, ai nuk prodhon pasuri. Ky është fenomen i çuditshëm ku vendeve të zhvilluara i humbet popullësia, derisa vendet e varfëra janë në rritje aq të shpejtë saqë bëhen rrezik për tërë botën. Pikërisht tash janë pesë miliard njerëz. Ky opinon ka qenë vetëm para pesë vjetësh, se deri në fund të shekullit do të

jenë pesë miliard njerëz. Vlerësimi i ekonomostëve dhe matematicientëve është shumë larg nga produktiviteti i njerëzve. Ne veç tash jemi pesë miliard. Deri në fund të shekullit do të jemi gjashtë miliard.

Dhe nëse ju i thuani atyre njerëzve t'i kontrollojnë lindjet, të përdorin kontraceptiv, se nuk ju nevoiten fëmijët, ata nuk do t'ju dëgjojnë. Ju jeni kundër religjionit të tyre; ju jeni kundër traditës së tyre!

Tash, si mund të kem kontakt me ata njerëz. Madje edhe për punët e kësaj bote është i pamundur komunikimi. Kushtu kur thash se e kam pranuar definimin. Kuptimi im është i qartë. Vetëm dikush kush e ka mendjen e pasur, qenien e pasur, është i aftë të kuptojë diçka rreth meditimit, diqka rreth shkallës së finale, universale.

Njerëzit të cilët janë të uritur, që vdesin nga uria…Mendoni se nëse shkoni në Etiopi dhe filloni të ligjëroni për meditim, njerëzit do t'ju dëgjojnë juve? Ata do t'ju vrasin. Ata më përpara do t'ju hanë se t'i dëgjojnë teknikat e juaja të meditimit!

Ekzistojnë disa nevoja themelore të cilat duhet plotësuar, ekziston hierarkia. Së pari duhet t'i plotësoni nevojat e juaja trupore; mandej nevojat e juaja psikologjike duhet t'i plotësoni. Tek atëherë për të parën herë bëheni të uritur për përvojat shpirtërore.

Çka unë mund të bëjë rreth kësaj? – kjo është natyra e gjërave. Nëse uji vëlon në njëqind shkallë celzius nxehtësi? Unë nuk mund ta bindë të vëlojë në nëndhjet e nënt shkallë. Kjo është natyra e gjërave.

Hierarkia është kjo: nevojat trupore janë të parat, mandej të dytat janë nevojat psikologjike, e tek mandej nevojat shpirtërore. Çfarë interesimi mund t'ju jap për urinë e rritjes shpirtërore. Nëse nuk është aty, nuk mund ta krijoj. Nëse është aty, unë mund t'jua tregoj rrugën.

Ju mund ta shihni këtë. Unë nuk kam shkuar për t'i kërkuar njerëzit e pasur. Ata që kanë ardhur tek unë kanë ardhur me vullnetin e tyre. Etja e tyre i ka sjellur ata tek unë. Unë nuk kam shkuar pas njerëzve, për t'i bindur ata – si misionart të krishter: "bëhuni të krishter" – duke iu premtuar atyre të gjithat llojet e të mirave në jetën e ardhshme.

Kur kam qenë profesor, në ditë, derisa isha në automobil, një grua më ndaloi dhe ma dha një pamflet ku ishte një shtëpi e bukur në ballinë, mbrapa ishte lumi, drunjët e bukur dhe malet. Në pamflet shkruante: "A jeni të interesuar për këtë shtëpi?"

Thash: "s'kam parë kurrë këso shtëpie në këtë qytet, por ndoshta dikush e ka ndërtuar dhe ndoshta ai po pret ta shes." Kështu që kur e hapa pamfletin dhe shikova në të, e zbulova se nëse  e pasoni Jezu Krishtin, mandej në jetën tjetër pas vdekjes do ta keni një shtëpi të këtillë në parajsë.

Unë askujtë nuk i kam dhënë kurrfarë premtimi. Nuk kam shkuar pas askujtë. Miliona njerëz – ata që kanë ardhur tek unë – kanë ardhur me vullnetin e tyre.

E tash mund ta shihni për vetveten. Këta të cilët kanë ardhur kanë pasuri në caktuar në këtë formë apo në tjetrën; nuk është vetëm paraja. Rreth meje ka njerëz me talente të ndryshme, njerëz me lloje të ndryshme të gjenialitetit. Disi afrimi shumi i afërt i imi i ndalon ata njerëz të cilit nuk do të kenë levërdi të më afrohen. Madje edhe nëse rastësisht vijnë, ata zhduken; ata nuk rrinë. Ata nuk bëhen pjesë e botës sime. Ata nuk e ndajnë vizionin me mua.

Askush nuk i klasifikon kush është i pasur dhe kush është i varfër, dhe se të varfërit duhet të shkojnë mbrapa e të pasurit të qëndrojnë. Nuk shkojnë në testim. Por sipas disa marrëveshjeve ekzistenciale unë mund t'i josh vetëm ata persona të cilët janë shumë të talentuar, jashtëzakonisht inteligjent, shumë të pasur në disa kualitete të jetës. Vetëm nga ky kënd i pasurisë do të kenë ata lidhje me mua.

Dhe gazetarët e verdhë shkojnë duke folur gjëra senzacionale për njerëz, të pakuptimta, gënjeshtra, të shëmtuara – se unë nuk jam guru. Nëse më duhet ta definoj këtë do ta kisha thënë: "Unë jam vetëm mik, mik i të gjithë atyre që kanë talent, inteligjencë dhe njëfarë prirje për rritje shpirtërore." Për mua këta njerëz janë të pasur.

**Pyetja e njëzetë e katërt**

JU GJITHASHTU NJIHENI SI SEKS GURU. ÇKA MOMENTALISHT MENDONI PËR DASHURINË

Definimi i cili mua më quan seks guru nuk është vetëm i rremë, kjo është absurde. Për ta caktuar këtë drejtë: unë jam i vetmi person në këtë botë që jam antiseks. Por kjo kërkon kuptueshmëri gjigante. Ju nuk mund të shpresoni se këtë do ta kuptoni prej gazetarëve.

Unë kam folur për seksin ashtu që ai mund të transformohet. Të gjithë mësuesit religjioz mund të quhen se guru përpos meje, sepse ata mësojnë për represionin e seksit, i cili në mënyrë konstante e mbanë njeriun seksual, ai kurrë s'do të jetë i transformuar. Ai kurrë s'do të shkojë përtej seksit. Represioni është mënyrë për t'ju mbajtur të lidhur me atë që e keni shtypur.

Unë kam ligjëruar për shprehjen, kështu që ju e keni tejkaluar atë duke e shprehur. Nuk e keni mbajtur prapë në nënvetëdije. Dhe sa më shumë që e shprehni seksualitetin tuaj, duke mos e gjykuar, pa mëkat – sepse ky nuk është mëkat; seksi thjesht është instikt natyral – së shpejti do të bëheni të vetëdijshëm se në të nuk ka asgjë. Shumë njerëz e kuptojnë se në të s'ka asgjë përveç kokëdhimbjes të nesërmën!

Por ata seksin vazhdojnë ta bëjnë si robot, sepse në jetë s'dinë asgjë tjetër të bëjnë. Jetat tona janë aq të varfëra; s'ka shumë çfarë të bëhet në të. Do të befasoheni kur ta mësoni se piktori i famshëm, derisa është i disponuar të pikturojë, plotësisht e harron seksin – me javë, me muaj. Poeti i madh plotësisht e harron seksin kur fillon të krijojë poezi. Çfarë ndodh?

Kjo është përvojë e të gjithë njerëzve kreativ të cilët kur krijojnë diçka seksi bëhet absolutisht i parëndësishëm. Ndoshta është energji e njëjtë e cila përdoret në kreativitet, dhe atyre më s'i mbetet e pashfrytëzuar. E kreativiteti aq shumë i plotëson saqë ata nuk dëshirojnë ta harxhojnë kotë dhe të mbetet i përgjumur për të nesërmën. Kreativiteti i tyre nuk jua merrë energjinë, por në njëfarë formë i rinon ata.

Piktori rinohet kur ai pikturon. Poeti rinohet kur ai shkruan poezi. Muzikanti, nëse ndalet të komponojë, përnjëherë fillon të plaket; diçka në të ndalet të rritet. Dhe të gjithë këta njerëz nuk kanë treguar interesim të njëjtë për seksin siç kanë treguar të shenjëtit e juaj.

Nëse i lexoni skriptat e juaja religjioze ju do të befasoheni – ato janë përplotë me seksualitet. Madje edhe të shenjëtit të cilët e kanë gjykuar seksin e kanë gjykuar me aq kënaqësi saqë ju mund ta ndijeni atë, të eksitoheni –

për një minutë aq shumë në detaje e kanë përshkruar, dhe atë me ëndje të madhe.

Kam dëgjuar rrëfimin për gruan e cila kishte shkuar tek prifti katolik për t'u rrëfyer, dhe ajo ishte rrëfyer se kishte qenë e dhunuar nga ana e një mashkulli. Por prifti i kishte thënë: "Kjo është hera e tretë. Duket paksa e çuditshme që i njëjti mashkull gjithmonë po të dhunon."

Gruaja i thotë: "Ju nuk po më kuptoni. Kjo nuk është hera e tretë. Unë po flas për herën e parë."

Prifti i thotë: "Ju këtë e keni thënë para tri javësh."

Ajo i thotë: "Po, por unë kënaqem aq shumë në këtë duke u rrëfyer, duke folur detajisht për këtë, dhe këtë unë s'mund t'ia them askujt tjetër përveç juve. Kështu që më falni, por më lejoni të vijë çdo të diel." Ajo ka ardhur për ta rrëfyer mëkatin, por ajo me të vërtetë është kënaqur në këtë.

Në skriptat e juaja religjioze ju do të befasoheni kur ta gjeni se seksi është dënuar me aq ëndje. Këtë mund ta shihni prej fjalëve të mendjeve të njerëzve të cilët i kanë shkruar këto shkrime kanë qenë përplot me represalie. Nuk do të gjeni asnjë formulim si në ditarin e poetit apo në ditarin e piktorit apo letrat e skulptorit. Madje nuk do të gjeni asnjë referencë.

Çfarë unë po provoj ta argumentoj se e tërë përpjekja ime me *sanjasinët* e mi është t'ju bëjmë juve të vetëdijshëm se seksi është thjesht, fenomen natyral. Jetone atë, dhe jetone plotëisht, kështu që mund ta tejkaloni. Por synimi im është transcedenca.

Dhe për këtë sanjasinët e mi mund t'ju japin dëshmi, se si ata duke u involvuar sa ma thellë në meditim gjithnjë e më pak janë interesuar për seks. Në fakt, shumë gra *sanjasine* më janë ankuar se mashkujt *sanjasin* janë shumë **escapist***(ang: personi i cili arratiset në botën e fantazisë); ata kanë gjetur justifikime dhe janë larguar.

Në botën ordinare do ta gjeni pikërisht të kundërtën: gruaja përpiqet në çdo mënyrë të largohet. Ajo është plotësisht e shëndosh. Dhe kur vjen burri në shtëpi, ajo shtrihet në shtrat me kokëdhimbje! Burri përpiqet ta bindë atë por ajo më nuk është e interesuar. Ajo largohet duke i thënë: "Jo sot!"

Në mesin e *sanjasinëve* të mi përvoja është pikërisht në të kundërtën. Ai është burri i cili me kokëdhimbje është i shtrirë! Dhe gruaja përpiqet ta bindë, e ai i thotë: “Jo sot! Mos më shqetëson. Jam në meditim.”

Çfarë ka ndodh? Pasi që mashkulli është gjini aktive, ai natyrisht e ndjek femrën. Femra është gjini pasive. Është mrekulli kur femra ikën, me idenë se ajo do të jetë e zënë. Ajo nuk vrapon shumë shpejt. Ajo ecën përpara duke shikuar mbrapa se a po i shkon mashkulli pas apo jo. Dhe në fund ajo zihet, por ajo lenë përshtypje sikur nuk është e interesuar. Ky është seksi i saj joaktiv.

Dhe kjo asaj i jep bukuri të caktuar, elegancë të caktuar. Duket se mashkulli është më animal, më agresiv. Por *sanjasinët* kalojnë përmes transformimit, dhe natyrisht transferimi i parë do të bëhet tek seksi aktiv, sepse aktiviteti i tij do të zhduket, agresioni i tij do të zhduket. Dhe ju këtë mund ta shihni. Në fillim gruaja do të jetë humbëse, se askush nuk do ta ndjekë atë, nuk do ta bindë atë. Ajo mund të ndihet e ofenduar.

Ajo nuk duhet të ndihet e ofenduar. Ajo do ta kuptojë këtë fenomen të thjeshtë: agresioni është zhdukur shkaku i meditimit. Pritjet e saj gjithashtu do të zhduken, e cila do të merr pak më shumë kohë. Gjithçka pozitive zhduket shumë lehtë. Gjithçka negative që është më e thellë; kjo merr pak më shumë kohë. Kjo ka ndodhë edhe me disa gra *sanjasine* gjithashtu, ato më nuk janë interesuar për seks. Kjo thjesht ka ra larg.

Unë jam personi më antiseks në këtë botë, por kjo botë është aq e çmendur saqë askush nuk dëshiron ta kuptojë se i tërë fakti përse unë i kam dhënë përkrahje seksit, për shkak se unë kam thënë: “Shprehne, mbijetone atë, dhe përfundone me të. Sa ma shpejtë aq më mirë, kështu që ju mund të keni të paktën jetë transcedentale për disa vjet, vite të cilat plotësisht mund t’i kushtoheni meditimit.”

Përshkrimi, i cili mua në quan seks guru, është absolutisht absurd. Por gazetart e furnizojnë popullin me atë të cilën populli ka dëshirë të dëgjojë – senzacione. Ata krijojnë gjëra, gjëra të trilluara.

Vetëm sot ju thash se një revistë Greke ka publikuar një trillim me të vërtetë të hatashëm rreth meje. Aty shkuran se unë po fshehem nga Amerika. Se qeveria amerikane janë duke më ndjekur për të më zënë dhe të më kthejne prapa në Amerikë për krime si vrasje, orgji seksuale, zjarrvënie.

Amerika ma ka ndaluar hyrjen në shtet për pesë vjet, dhe gazeta shkruan se unë po fshihem poshtë e lartë, nga Amerika, e policia tyre po më ndjekin. Kjo nuk është mënyrë e fshehjes: duke dhënë intervista televizive për çdo ditë, intervista për shtyp për çdo ditë. Por njerëzit do t'i lexojnë këto gjëra dhe njerëzit i besojnë këtyre gjërave. E tash aq shumë është shkruar për mua në tërë botën në gjuhë të ndryshme saqë kurrë nuk kam arritë të di se çfarë po shkruhet për mua.

Sa isha në Nepal. Një koreane erdhë dhe më tha se në Kore qindra libra të mia janë përkthyer, dhe në mija librari ato janë në dispozicion – dhe unë për këtë s'di asgjë. Kjo mund të jetë edhe në vendet tjera gjithashtu, dhe në gjuhët tjera gjithashtu. Tash, a është përkthimi korrekt apo jokorrekt, apo se a i ka shkruar përkthyesi mendimet e veta në pëkthim, duke i futur mendimet e tija personale…Por unë prapë do të jem përgjegjës për të gjithë ata.

Janë më së paku katërqind libra në emrin tim, e është vetëm një libër mbi seksin. Dhe vetëm për atë libër flitet,; për treqind e nëntëdhjetë e nëntë tjera askush nuk brengoset. Dhe ato treqind e nëntëdhjetë e nëntë janë më të mirat. Libri mbi seksin është vetëm bazë përgatitëse, për të qenë e mundur të kuptohen librat e tjera dhe të vazhdoni në tutje, duke i kapërcyer problemet e vogëla, arrihen lartësitë e vetëdijës njerëzore – por askush nuk flet për to.

**Pyetja e njëzet e pestë**

DUKET SE JENI SHUMË NË KONTRADIKTË ME VETVETEN. MOS E KENI NDRYSHUAR MENDJEN, NDOSHTA PO GABOJMË – APO NDOSHTA JENI SHUMË JOKONSISTENT?

E para: Unë nuk kam mendje.

E dyta: Unë jam zhdukur para shumë e shumë vitesh. Aty s'është askush të bëj gabime.

E treta: unë jam njeri shumë konsistent, të paktën rreth një fakti, mbi jokonsistencën.

Por nëse shikoni në jokonsistencën time, jo me mendje të mbyllur por me mendje të hapur, ju do të befasoheni kur ta shihni se vetëm jokonsistenca

paraqitet. Thellë poshtë është e fshehur lëvizja rrymuese nëpër të gjitha ato, duke iu bashkuar atyre në një tërësi.

Por për këtë, nevoitet inteligjencë e madhe, nevoitet durim i madh, edhe dashuri e madhe nevoitet.

## KAPITULLI 4

### Arti i mos planifikimit të jetës

*21 shkurt 1986 paradite*

PYETJET NGA Quick REVISTA, GJERMANI

**Pyetja e parë**

A PO MENDONI SE KANCELARI GJERMAN KA FRIKË PREJ JUVE?

Absolutisht – përndryshe nuk ka kurrfarë arsye të bëj ligj kundër hyrjes sime në Gjermani. Unë kurrë s'kam qenë në Gjermani; unë kurrë s'kam bërë asnjë krim kundër ligjit gjerman. Nuk kam aplikuar për vizë gjermane, kështu që nga ana ime nuk ka pas pyetje për hyrje në Gjermani. Kjo duhet të jetë fobia e tij personale.

Ai gjithsesi se është frikësuar; sa mund të thuhet në mënyrë kategorike. E arsye për frikën e tij është të rinjët gjerman thellë janë të dashuruar në mua. Gjermanët e rinjë e kanë përfunduar me politikanët. Prej asaj dite kur Adolf Hitleri ka vdekur me vdekje të turpshme, politikanët gjerman kanë vdekur për gjeneratat e reja; e tërë politika është shëmtuar.

Priftrinjët gjerman gjithashtu janë të frikësuar. Ata mund të jenë prapa kancelarit në konspiracionin e përbashkët, sepse kjo është hera e parë në tërë historinë e krishtrimit ku njeriu në fytyrë i fletë të rinjëve, elitës, njerëzve inteligjent, njerëzve të arsimuar, njerëzve të talentuar, jasht deleve të tyre. Të krishterët me shekuj kanë tentuar ta bëjnë këtë nëpër gjithë botën, por ata kurrë s'kanë qenë të suksesshëm në ndryshimin e mendjes të të kulturuarëve, arsimuarëve, inteligjentëve, talentuarëve. Ata kanë qenë të suksesshëm vetëm në ndryshimin e mendjes së lypsave, të uriturëve, bonjakëve.

Ta konvertosh bonjakun në katolicizëm apo lypsin në katolicizëm nuk duhet bisedë e madhe, sepse personi nuk shkon në katolicizëm, ai shkon kundër varfërisë së tij. E njerëzit që kanë ardhur tek unë nuk kanë ardhë kundër varfërisë, ata kanë ardhur për kërkim shpirtëror, të cilën kisha nuk ka mundur t'jua siguron. Të ndryshosh prej hinduaizmit në krishtenizëm, apo

prej judaizmit në krishtenizëm, apo prej budizmit në krishtenizëm, është punë e lehtë; kjo është thjesht kalim prej një burgu në burgun tjetër.

Unë po ju nxjerr jasht nga burgu në qiell të hapur.

Unë nuk kam kurrfarë burgu t'ju jap.

Politikanët janë frikësuar, liderët fetar janë frikësuar – dhe kjo është shenjë e mirë. Kjo do të thotë se ne jemi fitues e ata humbës. Njerëzit bëhen frikacak vetëm kur humbin. Përse duhet kancelari gjerman të frikësohet aq shumë? Unë nuk po shkoj në shtetit e tij, por ai po më frikësohet sikur ai të jetojë në shtetin tim.

Unë do të hy në Gjermani, sepse ligji është absolutisht ilegal, kriminal. *Sanjasinët* e mi do të luftojnë në çdo gjyq, dhe unë do të vijë si triumfues në Gjermani dhe thirrjen kancelari do të ma dorëzoj haptazi para publikut.

Ai ka bërë një hap shumë idiotik. Ai do të pendohet për këtë.

**Pyetja e dytë**

NUK KA MËNYRË PËR NJERËZIT E GJERMANIS LINDORE TË VIJNË NË KRETË. A DO TË SHKONI NË BERLININ LINDOR T'I VIZITONI ATA?

Kam shumë *sanjasin* në Berlinin Lindor – dhe njerëz shumë guximtar. Ata kanë dashtë ta bëjnë komunën në Berlinin Lindor; i kam ndaluar ata. Iu kam thënë: "Qëndroni Nëntokë". Të vërtetën e njëjtë si në Bashkimin Sovjetik. Edhe atje kam me mijëra *sanjasin* të cilët janë nëntokë.

KGB ia ka dal t'i zbulojë rreth dyqind sanjasin dhe i kanë persekutuar, duke i ngacmuar. KGB ua ka marrë librat, shiritat magnetofonik, video kasetat. Por nuk kanë asgjë si dëshmi kundër tyre. Unë proklamoj një komunizëm më të lartë sesa që proklamon Bashkimi Sovjetik. Sipas meje Bashkimi Sovjetik akoma nuk është komunist.

Të pasur e të varfër, klasët e vjetra, më nuk janë atje, por tash është krijuar largësi më e madhe në mes njerëzish: byrokratëve, njerëzve që kanë pushtet, dhe njerëzve që nuk kanë pushtet. Të pasurit kurrë s'kanë pasur më shumë pushtet, e të varfërit kanë mbetur në gjendjen e njëjtë – nëse kishin pasur

talent dhe inteligjencë – të lëvizin në shtresa më të larta të shoqërisë. Por në Rusi kjo lëvizje është e pamundur, ajo është shoqëri statike, shoqëri e vdekur.

Më pëlqen idea mbi komunizmin, por komunizmi mund të jetë vetëm i vërtetë, autentik, kur ai bazohet në anarkizëm. Nëse bazohet në diktaturën e proletariatit, ky nuk do të jetë komunizëm autentik. Ky do të jetë vetëm varfëri e distribuar në mënyrë të barabart.

Nuk dua varfëri për të gjithë, të gjithë njerëzit duhet me qenë të pasur në çdo mënyrë të mundshme. Komunizmi im nënkupton mundësi të barabarta për të gjithë të jenë të veçant dhe jo të njëllojtë – sepse psikologjikisht askush nuk është i njëjtë, e nëse dëshironi që ata të jenë të njëjtë duhet me forcë t'i bëni të njëjët. Dhe cilado njëllojtësi e cila varet nga forca nuk ja vlenë të përmendet. Ju duhet t'jua merrni të gjitha liritë, ju duhet t'jua merrni tërë individualitetin. Duhet ta sakrifikoni individin real para këmbëve të shoqërisë joreale.

Shoqëria nuk ekziston – ajo është vetëm emër. Nëse e kërkoni shoqërinë atë s'do ta gjeni askund. Ngado që të shkoni, do të hasni vetëm në individ. Komunizmi im është individualist, dhe komunizmi im është anarkist.

Do të doja të shkoja në Berlinin Lindor. Pikërisht tash po të më kishin lejuar vetëm rrugën ta kaloj. Do ta kisha shfrytëzuar këtë shans – për të mundur njerëzit e mi t'i takojnë edhe në rrugë.

Dhe numri i *sanjasinëve* do të rritej shumë shpejtë në Rusi për arsye psikologjike: për shtatëdhjetë vjetë popullit rusë iu është ndaluar çdo dëshirë shpirtërore. Kjo do të eksplodoj ndonjë ditë.

Rini ruse digjet nga malli të dijë ma shumë për fshehtësitë e jetës, e jo vetëm për materializmin, i cili veç ka vdekur. Fridrih Niçe ka thënë: "Zoti është i vdekur". Ai ka gabuar në dy çështje: e para, Zoti kurrë s'ka qenë atje, atëherë si mund ai të vdes? E dyta, fizika moderne e ka vërtetuar se materia nuk ekziston. Materia është iluzion, ajo vetëm shfaqet. Ajo që ekziston është energjia, e jo materia.

Kështu që Zoti i vjetër është i vdekur, materializmi i vjetër është i vdekur. Bota e re po lartësohet e që bazohet në energji dhe transformimet e saj. E kjo është detyra ime: se si ta transformoj energjinë e juaj nga gjumësia në

zgjuarsi, nga vetëdija në mbivetëdije; se si t'i shkatërroj të gjitha këndet e pavetëdijshme në qenien tuaj dhe ta bëj tërë ekzistencën e juaj përplotë me dritë dhe me vetëdije.

Në Rusi ekziston një apel enorm për mua. Njerëzit bëjnë dorëshkrime librash, i shtypin librat, i fotokopjojnë, dhe mandej ua shpërndajnë nëntokës. Kjo është e vetmja lëvizje në Rusi e cila del nga nëntoka, lëvizja e vetme shpirtërore në Rusi. Së shpejti do të kemi mjaft njerëz kështu që ata s'do të kenë nevoj të jenë në nëntokë.

Unë do të kërkoj leje nga Bashkimi Sovjetik t'i vizitoj njerëzit e mi atje. Dhe kjo do të jetë shans e mirë për Bashkimin Sovjetik ta goditë në fytyrë Amerikën. Nëse më lejojnë, dhe e ndalin persekutimin e sanjasinëve të mi – të cilët absolutisht janë të pafajshëm, të cilët nuk kanë kurrfarë synimesh politike – unë do ta përkrah Bashkimin Sovjetik kundër Amerikës nëpër tërë botën.

Por nëse nuk më lejojnë të hy në Rusi, atëherë, heret a vonë njerëzit e mi do të luftojnë, përbrenda Rusisë, luftë legale për hyrjen time, sepse unë nuk dua ta thej ligjin e asnjë shteti. Unë jam person që e respektoj ligjin.

Por unë do të gjej mënyra për t'i takuar ata. Unë kam gjetur rrugë për t'i dërguar literaturë, kaseta. Unë do të lëviz rreth Rusisë ku njerëzit do të mund të vijnë të më takojnë. Madje edhe nëse jam kundër disa ligjeve, unë nuk do t'i thej ato. Kisha dashtë që ligji të tërhiqet, tek atëherë do të hy në atë shtet.

Edhe kjo nuk është me rëndësi…Njerëzit e mi në Rusi po zgjerohen aq shpejtë saqë shumë shpejtë ata do të kenë forcë gjigante. Të gjithë ata janë njerëz të rinjë derisa byrokratat janë pleq, gati të vdekur. Për shtatëdhjetë vjet, që nga revolucioni, e njëjta klikë njerëzish kanë sunduar në Rusi me një këmbë gati në varr. Së shpejti njerëzit e ri vijnë në pushtet, dhe në momentin kur njerëzit e ri vijnë në pushtet në cilindo shtet, atëherë unë jam në pushtet.

Unë jam i sinkronizuar me zemrat e të rinjëve.

Zemra ime rrah me zemrat e të rinjëve. Ajo është bashkësi gjigante – jo vetëm me fjalë, por shpesh edhe me qetësi. Por unë do të tentoj të shkoj në Berlinin Lindor dhe do të tentoj të shkoj në Bashkimin Sovjetik dhe në shtetet tjera komuniste – sepse e tërë bota është një, dhe unë nuk besoj në

kufijët e rrjeshëm të kombeve. Unë nuk besoj në diskriminimin e religjioneve, unë nuk besoj në diskriminimin e kombeve.
Bota duhet të bëhet një, vetëm atëherë kjo botë mund të bëhet parajsë.

**Pyetja e tretë**

JU DO TË SHKONI NË KUFIRIN GJERMAN TË BISEDONI ME *SANJASINËT* GJERMAN, NËSE NUK EKZISTON LEJA E LEJUAR PËR TË HYRË NË GJRMANIN PERËNDIMORE?

Patjetër.

**Pyetja e katërt**

PIKËRISHT TASH NUK JENI LARG NGA ROMA. A KENI NDONJË PLAN TË TAKOHENI ME PAPËN?

Unë kurrë s'bëj plane, kjo është mënyrë e jetesës sime. Por ekzistenca mund të ketë plane. Nëse më ka sjellë aq afër Romës, ajo saktësisht mund të më çoj në Vatikan.

Unë do të kisha dashtë të takohem me këtë papën fals, i cili përfaqëson hiçin sepse aty nuk është Zoti. Jezusi e ka përfaqësuar Zotin – ai ka qenë i krisur. Dhe papët e përfaqësojnë Jezusin – këta janë edhe më të krisur! E në veçanti ky papa i sotit. Ai jo vetëm që është i krisur, por është polak së tepërmi!

Unë kisha dashtë të diskutoj haptazi, publikisht në mesin e njerëzve të tij, sepse unë e di se nuk ka dëshmi për Zotin. Me shekuj njerëzit kanë punuar dhe nuk kanë qenë në gjendje të prodhojnë asnjë dëshmi. Ata nuk kanë fakte se Jezusi ka qenë i vetmi djal i Zotit. Kur në Zot dyshohet, Jezusi bëhet i dyshimët. Dhe pohimi se ai është i vetmi djal i lindur i Zotit me të vërtetë është qëndrim egoist, megalomani. Dhe atë, para dymijë vjetësh, kur nuk ka ekzistuar kontolla e lindjes!

Përse Jezusi është i vetmi djal i Zotit? A ka përdorë ai kontraceptiv? Sa i përket tabletave, kohëve të fundit janë zbuluar, deri më tani ka pasur vetëm për femra. Nuk mendoj se tabletat për meshkuj kanë qenë në dispozicion për Zotin. Dhe aty nuk ka nënë. Trini i krishter është i shëmtuar. Kjo është nënçmuese për femra.

Do të kishte qenë shumë më natyrale: Zoti atë, Zoti nënë, Zoti bir – kjo do të dukej si një tërësi natyrale. Ky tipi, shpirti i shenjët, nuk ka vend në çdo familje. Çfarë është qëllimi i tij? Dhe cilës gjini ai i përket? A është mashkull apo femër?

E Jezu Krishti është shumë fanatikë rreth kësaj. Kur kishte ardhur nëna e tij për ta takuar – ai kishte predikuar para masës – dikush nga masa i kishte thënë: "Jezus, nëna jote ka ardhur të të shoh." Mënyra e përgjigjës së tij ka qenë aq e shëmtuar saqë i tërë predikimi i tij për dashurinë dhe paqën është rrënuar. Ai iu thotë: "I thuani asaj gruaje" – ai nuk e përdorë fjalën 'nënë' – "i thuani asaj gruaje se unë e njoh vetëm babain tim, i cili është në qiell. Unë nuk kam kurrfarë nëne, kurrfarë ati, tjetër përveç Zotit."

Papët e përfaqësojnë Jezusin. Papët e përfaqësojnë BIBLËN E SHENJËT – libër i cili është më i pashenjët në ekzistencë. Peseqind faqe në BIBLËN E SHENJËT janë plotësisht pornografike. Do të doja të diskutoja me të nëse nuk është pornografi, atëherë qfarë është?

Papa është menduar të jetë i pagabueshëm. Vetëm pesë minuta para zgjedhjes së tij ai ishte i rremë, ai ishte vetëm një kardinal. Dhe pas zgjedhjeve ndodhën disa mrekulli – dhe kjo është një zgjedhje! – dhe ai bëhet i pagabueshëm.

Askush nuk mund ta zgjedhë një person të ndritur. Sistemi zgjedhor në thelb është politik.

E vërteta nuk varet nga një pal zgjedhje. Nëse do të ishte varur e vërteta nga zgjedhjet, ju do të kishit qenë primitiv edhe në ditët e sotit. Galileo do të kishte pësuar disfatë. Ka qenë i vetmuar në pohimin e tij se toka rrotullohet rreth diellit, e jo e kundërta. Në moshën e tij të vjetër, i simur, në prag të vdekjes, e tërheqin zvarr në pallatin e papës, dhe papa me force e detyron ta ndryshon shkencën në librin e tij. Galileo duhet të jetë se ka qenë person i cili ka pasur talent për humor. Ai i përgjigjet: "Nuk është vështirë. Unë do ta ndryshoj fjalinë, por dua t'ju përkujtoj se ndryshimi i fjalisë sime nuk do ta ndryshoj lëvizjen e tokës rreth diellit."

Ai e ka ndryshuar fjalinë në librin e tij, dhe në fusnotë e ka shkruar: "Unë e kam ndryshuar fjalinë sepse është në kundërshtim me BIBLËN, por toka ende rrotullohet rreth diellit. Toka nuk e ka obligim ta pasoj BIBLËN."

Nëse ishte zgjedhur e vërteta me shumicën e votave, atëherë Gautam Buda kurrë s'do të kishte qenë i zgjedhur, sepse ai ka qenë person rebelues në mesin e indusëve. Ai i ka kundërshtuar VEDET – të cilat ia vlen të gjykohen. Ai s'do të kishte marrur asnjë votë. Atëherë Lao Ce nuk do të ishte zgjedhur si njeri shumë i ndritur, sepe ai ka qenë kundër Konfucies, i cili ka pasur pushtet shumë të madh mbi tërë Kinën dhe mbi gjithë politikanët.

E vërteta qëndron në autoritetin e vet vetjak. Unë nuk e përfaqësoj askend përpos vetes.

E vërteta nuk është autoritative.

Dëshiroj ta bëj një distancim në mes këtyre dy fjalëve. E vërteta ka utoritet; dhe është shumë prezente në ndryshimin e diçkahin brenda jush. Ajo nuk është autoritative. Ajo nuk mund t'ju detyrojë të ndryshoni, të maskoheni, t'i pasoni ideologjitë tjera. Ajo nuk e ka fuqinë e kësaj bote materiale; ajo është fuqi shpirtërore.

Unë me të vërtetë do t'ju dua, nëse ekzistojnë plane në këtë rrugë…sepse unë kurrë nuk e kam planifikuar jetën time, dhe unë e kam dashur artin e jo planifikimit të jetës. Kjo më ka ofruar lumturinë më të madhe, sepse asgjë nuk më ka dëshpruar dhe çdo ditë kujdeset për vetvete.

Unë e kam dorëzuar veten në duart e ekzistencës.

Nëse ajo mund të udhëheqë me miliona yje, miliona planete, me miliona sisteme diellore…unë jam vetëm një njeri i thjeshtë, ajo gjithashtu mund të udhëheqë me jeten time.

Unë jam total le të shkoj.

Ngado që më çon ekzistenca, unë jam i gatshëm.

Ekziston çdo mundësi të më gjeni në Vatikan. Ju lus të vini. Mos e humbni këtë shans!

**Pyetja e pestë**

ME VITE POPULLSIA GJERMANE PO BIE. SIÇ DUKET GRATË GJERMANE NUK DËSHIROJNË TË KENË BEBE ME BURRAT E TYRE. ÇFARË PO REKOMANDONI?

Populli gjerman janë fatlum që popullësia e tyre po zvogëlohet. Problemi nuk qëndron në zvogëlimin e numrit të popullësisë. Para tridhjetë vjetësh kur kam fillluar të ligjëroj mbi kontrollin e lindjeve dhe abortin në Indi kanë hedhur gurë mbi mua për të më vrarë sepse iu kam ligjëruar diçka të pamoralshme, kundër Zotit. Në atë kohë India i ka pasur katërqind milion banorë. Po të më kishin dëgjuar, sot nuk do të kishin qenë në telashe në të cilat janë. Sot popullësia e Indisë është nëntëqind milionshe, dy herë më shumë se atëherë.

Vlerësimet para pesë vjetësh thonë se India deri në fund të shekullit njëzet do t'i ketë një miliard banor. Kjo do të thotë se India do të jetë për të parën herë para të gjitha shteteve sa i përketë numrit të popullsisë – madje edhe para Kinës.

Tash, ky shtet do të vdes. Nuk i nevoitet bomba atomike, uria e vet, vdekja nga uria do ta vras atë.

Kështu gjithmonë ndodhë: vendet e varfëra e shtojnë popullsinë e tyre, shtetet e pasur e zvogëlojnë popullsinë. Ekziston një ligj fundamental prapa kësaj. Vendet e varfëra e shtojnë popullsinë e tyre sepse ata nuk kanë zbavitje tjetër përveç seksit. Shtetet e pasura kanë shumë tjera zbavitje, me pas sa ma shumë eksplorime ekzistuese në dispozicion – seksi bëhet sekondar.

E dyta, në shtetet e pasura, shumica e grave do të jenë më të çliruara nga robëria e zgjatur e burrave. Në shtetet e varfëra gruaja thjesht është makinë për prodhimin e fëmijëve. Dymbëdhjetë fëmijë është normale, pesëmbëdhjetë, tetëmbëdhjetë, madje edhe njëzetë nuk është fenomen i rrallë. E tëra jeta e tyre kalon në prodhimin e fëmijëve. Pa edukim, pa muzikë, pa art, pa vallëzim – nuk kanë kohë – e tërë jeta e tyre kalon në rritjen e fëmijëve. Kjo e shkatërron bukurinë e tyre, dhe e bënë trupin e tyre të shëmtuar.

Në shtetet e pasura femra këtë nuk e lejojnë. Ajo tash është e arsimuar; ajo tash kërkon liri. Dhe përse ato do të duhej ta shkatërronin trupin e tyre për prodhimin e fëmijëve, kur fëmijët mund të prodhohen në epruvetë. Përse të shkatërrohet femra e bukur, proporcionet e saja të trupit, gjinjtë e saj të

bukur. Në asnjë vend të kulturuar femra nuk do të jetë e gatshme ta ushqej fëmijën me gjirin e saj.

Gjinjtë nuk mund të mbesin të rrumbullakët nëse fëmija ushqehet prej tyre. Gjinjtë e rrumbullakët, siç i shihni në skulpturat e artistëve të mëdhenjë. Nëse gjinjtë mbesin të rrumbullakët, fëmija do të mbytet duke thithë gji, sepse hundën e tij do ta mbyllë gjiri. Ai nuk mundet në të njëjtën kohë edhe të thithë edhe të merr frymë. Gjinjtë duhet të jenë të zgjatur për të qenë në gjendje fëmija të thithë dhe të merr frymë njëkohësisht.

Shkencëtarët thonë se njeriu ka kapacitet të shkojë në përtrirjën e jetës së tij për së paku treqind vjet, nëse ushqehet si duhet, ushtron si duhet, ka mjedis të mirë në dispozicion. Por njeriu vdes rreth të shtatëdhjetave; kjo është kohë tradicionale për vdekje.

Gruaja, në vendet siç është Gjermania, duhet të insistojnë në atë se nuk duhet të shtohet popullsia. Ju mund t’i adoptoni fëmijët nga vendet e varfëra. Kjo do të ndihmojë në dy mënyra: do t’i ndihmojë shtetet e pasura dhe njerëzit e tyre ta mbajnë shëndetin e tyre dhe trupin e tyre, gjithashtu do t’i ndihmojë shteteve të varfëra.

E dyta, pyetja se gratë në Gjermani nuk janë të gatshme të bëjnë fëmijë me burrat e tyre. Kjo është shumë me rëndësi të kuptohet, tjetër është me qenë burrë e tjetër është me qenë baba. Funksionet janë plotësisht të ndryshme. Me qenë grua është tjetër gjë, e me qenë nënë është krejtësisht diçka tjetër.

Ju mund të dashuroheni në gruan, kjo është në rregull. Ju mund të martoheni, por kur ka lidhje me fëmijët, këta janë më të mirë se shkencëtarët, bordi mjeksor, se cili burrë është me të vërtetë për grua, dhe cila grua është për burrë, t’i jep fëmijës jetë më të mirë, trup më të bukur, inteligjencë më të madhe. Kjo duhet të bëhet vetëm pjesë e jetës së njerëzve inteligjent. Përse të insistohet që fëmija juaj duhet të jetë fëmija JUAJ? Çka ka lidhje kjo? A mund ta njihni ju fëmijën tuaj kur është vetëm qelizë atomike? A mund ta njihni se cili është fëmija juaj?

Funksioni i burrit në prodhimin e fëmijëve nuk është hiq ma i madh se i një shiringu. Në çdo kontakt seksual njeriu gjithmonë nxjerr jasht miliona spermatozoid të gjallë, dhe nga kjo fillon politika: gara e madhe – sepse vetëm një spermatozoid ja del të mbërri tek vezorja. Ky është kalim shumë i shkurtë për neve. Por për spermatozoidin proporcionalisht është dy mile i

gjatë. Për dy mile një milion spermatozoid marrëzisht nxitojnë të vijnë në postin e kryeministrit! E ndjenja ime është, të qëndrohet anash nga rrëmuja.

Njerëzit më të mirë nuk janë aq të marrë, nuk janë aq ambicioz. Njerëzit më të mirë dëshirojnë të lihen të qetë. Në çastet e tilla të nxitimit atyre iu pëlqen të presin pak: kurrë rrëmuja kalon, tek atëherë ata lëvizin – por atëherë ata e kanë humbur shansin. Vetëm një spermatozoid do të futet mbrenda në vezore, e mandej vezorja mbyllet. Nganjëherë ndodhë të mbërrinë dy spermatozoid në të njëjtën kohë – kjo është arsye përse lindin binjakët. Nganjëherë tre, nganjëherë katër…rekordi është nëntë, por ky është fenomen i rrallë.

Personi i cili do të mbërri i pari ndoshta nuk do të jetë personi më i mirë prej një milion spermatozoidëve. Ai ndoshta nuk do të bëhet Albert Ajnshtajnë, ai ndoshta nuk do të bëhet Pikaso, ai ndoshta nuk do të bëhet Gautam Buda…dhe unë jam plotësisht i sigurtë se nuk do të bëhet; përndryshe, bota nuk do të kishte qenë e stërmbushur me budallenjë. Turma, masa, gati të retarduar.

Në luftëne  parë botërore për të parën herë është testuar inteligjenca, është zbuluar IQ. Dhe kjo ka qenë tronditëse: individi mesatar në botë ka pasur moshën mendore trembëdhjetëvjeçare. Ai ka mund të jetë shtatëmbëdhjet vjeç fizikisht, por mentalisht ka qenë trembëdhjetë vjeç. Kjo është e çuditshme.

Kjo është jashtëzakonisht mirë kur gruaja duhet të vendos – edhe burri duhet t’i ndihmoj të vendosin. Merrni këshilla prej ekspertëve rreth asaj se cili burrë është i vërtetë për femra. Përfundimisht, siç ekzistojnë transfuzionet e gjakut duhet të ekzistojnë edhe transfuzionet e spermës. Dhe njerëzit bujar duhet të shkojnë atje dhe ta dhurojnë spermën e tyre. Nga këta miliona spermatozoid, njerëzit më të mirë mund të zgjedhen. Mund ta mbushim tokën me gjeni.

Kështu që unë nuk jam kundër asaj që po ngjanë në Gjermani, ky është vetëm fillimi, fillimi i asaj që do të ndodhë shumë ma shumë. Sperma mund të zgjedhet nga mjekët, dhe kjo mund të injektohet në femrën. Dhe duhet me qenë i lumtur me pas një fëmijë të bukur; përse duhet të insistohet me qenë vetëm i juaji? Ky posesivitet është primitiv. Kjo do të duhej të ishte më e mira, kjo do të duhej të ishte më e shëndetshmja; kjo do të duhej të ishte kontribut për botën – bukuria e saj, madhështia e saj, aroma e saj.

Tjetër është të jetohet me një person, dhe krejtësisht është diçka tjetër të krijohet fëmija. Për këtë nevoiten dy ligje të ndryshme. Dhe ky posesiviteti i marrë – "Fëmija duhet me qenë i imi" – duhet të jetë i tejkaluar. Nëse numri i popullsisë bjen, kjo është shumë mirë. Nëse të gjitha shtetet e pasura e përcjellin shkaktarin e njëjtë dhe popullsia e tyre fillon të bie, të gjithë ata mund të adoptojnë fëmijë nga vendet e varfëra, dhe ne mund ta balansojmë botën në mënyrë më të mirë.

Dhe mos harroni, hibridizimi nuk i ndihmonë vetëm shtazët, zogjët dhe frutat. Hibridizimi është fenomen shumë i madh, por njeriu është aq antishkencor saqë as nuk ka provuar. Nëse ka njerëz shumë e ma shumë nga vendet e ndryshme, të largëta – Etiopi, Indi, Tajlandë, ku njerëzit vdesin nga varfëria – nëse fëmijët e tyre adoptohen nga shtetet e pasura, gjaku i tyre do të sjellë diçka të re për ju. Së shpejti ata do të jenë të gatshëm të prodhojnë fëmijë. Fëmijë e tyre do të jenë shumë më lartë në çdo mënyrë të mundshme. Kjo është e vërtetë shkencore të cilën po jua them.

Ramja e numrit të popullsisë është bekim.

Shtimi i numrit të popullsisë është mallkim.

**Pyetja e gjashtë**

JU NJËHERË KENI THËNË SE SANJASINËT DUHET TË ÇOJNË DASHURI ME MIKESHAT E TYRE. A VLEN KJO AKOMA?

Kjo është më valide se çdogjë që ka qenë. Unë jam kundër martesës. Martesa është një prej sëmundjeve e cila njerëzimin e ka torturuar prej shekujsh. Kjo s'ka dhënë asgjë, por ka marrë shumë.

Ideja ime është se familja duhet të zhduket. Familjes i ka skaduar afati. Njerëzit duhet të jetojnë në komuna – pesë mijë njerëz jetojnë së bashku. I tërë fshati bëhet komunë. Askush nuk martohet me askendin, por personin të cilin e doni, jetoni me të. Nuk ka arsye që ligji të futet në mes juve dhe të dashurit tuaj. Polici, gjyqëtari, ofiqari, prifti e kisha…përse i tërë ky bisht?

Mjafton dashuria.

Ky bisht është zbuluar sepse njerëzit janë bërë të vetëdijshëm: sot mund të jeni të dashuruar në dikë neser dashuria mund të zhduket. Të gjitha gjërat e vërteta ndryshojnë; vetëm gjërat e pavërteta nuk ndryshojnë kurrë.

Nëse dashuria juaj është bërë prej plastike, ajo nuk do të ndryshojë; por nëse është bërë prej trëndafili, kjo do të ndryshojë. E dashuria është si trëndafil i lulëzuar. Në mëngjes është aq i bukur, dhe duket se është i pavdekshëm; i shkëlqyeshëm në diell me pikat e vesës mbi të, duke vallëzuar në puhizë, duke e shpërdar aromën e vet, duket sikur do të qëndrojë ashtu përgjithmonë. Por në mbrëmje petalet binë në tokë, dhe trëndafili zhduket.

Ekzistenca në mënyrë konstante e ndryshon rrjedhën.

Ideja e permanetës është produkt i mendjes së njeriut. Të bësh dashurinë permanente ka qenë një prej krimeve më të mëdha. Nuk mund ta bëni këtë; nuk mund ta bëni lulëzimin e trëndafilit të përhershëm. Për ta bërë dashurinë permanente është zbuluar martesa; për ta bërë dashurinë permanente është zbuluar ligji, për ta mbajtur këtë premanecë, divorci apo ndonjë ndryshim tjetër janë gjykuar. Njerëzit të cilët kanë jetuar tërë jetën së bashku kanë respekt të caktuar, askush nuk e di agonin e brendshme të tyre.

Unë kam dëgjuar për një çift të cilët kanë qenë të njohur në qytet si çifti më i mirë. Ata kanë jetuar për pesëdhjetë vjet bashk, dhe askush nuk kishte dëgjuar diçka kundër këtij çifti. Dukej sikur dashuria e tyre të jetë e amshueshme.

Miqët e tyre ishin tubuar për ta kremtuar pesëdhjetëvjetorin e martesës së tyre. Të gjithë kremtonin, por ata ishin befasuar sepse burri mungonte. Dikush kishte dalur jasht. Burri kishte qenë i ulur në kopsht pranë një peme, shumë i pikëlluar. Shoku e kishte pyetur: “Çfarë ka ndodhë? Të gjithë ne po e kremtojmë pesëdhjetëvjetorin e martesës sate, e ti po rri i pikëlluar këtu.”

Burri i thotë: “Ekziston arsya. Para pesëdhjetë vjetve kam shkuar tek avokati dhe jam interesuar për divorc. Ai më ka thënë: ‘Në këtë shtet kjo nuk është e mundur, e nëse provon do t’i kalosh pesëdhjetë vjet në burg.’ Dhe tash po mendoj, po të mos e kisha dëgjuar atë njeri sot do të isha i lirë. Për pesëdhjetë vjet kam qenë në burg.

Ai avokat ka vdekur, se përndryshe e kisha vra. Ai idiot më ka bërë frikacak; përndryshe, unë do të kisha kremtuar, vallëzuar, sepse do të kisha dalur nga burgu. Kështu duket se për mua s'ka vend diku tjetër përveç vdekjes."

Çfarë ndodh? Njerëzit dashurohen. Ata nuk janë shtirur; kjo ka qenë e vërtetë në atë çast, dhe në atë moment intensiv ata fillojnë të premtojnë: "Do të dua përgjithmonë", dhe nëse keni lindur diku në Indi apo në pjesën lindore të globit, njerëzit shpesh premtojnë: "Unë do të dua për shumë e shumë jeta që do të vijnë." Intensiteti i dashurisë në ato çaste i bënë ata të premtojnë, duke mos ditur se çfarë do të sjellë e nesërmja.

Njeriu i arsyeshëm kurrë nuk premton, sepse nuk mund të thotë se çfarë do të ndodh në momentin tjetër? - Unë mund të jem i vdekur.

Dhe kur janë martuar…Askujt nuk i ka ra ndërmend për askend. Madje edhe nëse dikush ka bërë diçka për ju, do të ishte aq e vështir të gjendet për atë apo për ate në mesin e pesë miliard njerëzve në planetë që tërë jetën e tyre të shkojnë në kërkim! Derisa ju t'i gjeni ata, jeta do t'ju rrëshet nga dora.

Kam dëgjuar prej një femre e cila ka thënë se kishte mbetur e pamartuar, sepse ajo kishte kërkuar burrë të përkryer. E ajo ka kërkuar e ka kërkuar….

Shoqja me të cilën ajo ishte shoqëruar e kishte pyetur: "A ke gjetur burrë të përkryer?"

Ajo ishte përgjigjur: "E kam gjetur njërin, por ai kërkonte grua të përkryer."

Takimi në plazh, takimi në disko, vallëzimi, është tjetër gjë. Të dashurohesh është e lehtë, por të qëndrosh pranë burrit apo gruas njezet e katër orë në ditë është krejtësisht diçka tjetër. Tek atëherë ju do ta mësoni realitetin. Në atë që ju jeni dashuruar ka qenë maskë. Ju jeni shtirur se jeni më të mirët; ajo është shtirur se ju jeni më të mirët për të – por ju nuk mund të shtiren njezet e katër orë në ditë, vit pas viti. Heret a vonë ju do të filloni ta shihni realitetin e personit dhe së bashku t'i theni iluzionet. Në ato momente martesa i ndalon të ndahen, religjioni i ndalon të ndahen, qeveria i ndalon të ndahen. Burim i problemit janë fëmijët: nëse ata ndahen çfarë do të bëhet me fëmijët? Obligimi i tyre ndaj fëmijëve i ndalon ata të ndahen.

Mendimi im është se thjesht familja duhet të zhduket, njerëzit duhet të jetojnë në komuna. Aty nuk duhet të ketë martesë, kështu që s'do të ketë

kurrfarë mundësie për divorc. Njerëzit do të jetojnë së bashku derisa ta ndijejnë dashurinë dhe derisa ajo të jetë gjalllë. Në momentin kur ata e shohin se dashuria po tretet, është koha të largohen – dhe largohen me miqësi, largohen me falenderim për të gjitha ato momente të cilat i keni përjetuar në të shkuarën; largohen si miq.

Sa i përketë fëmijëve, komuna duhet të kujdeset për fëmijët. Çdokush që është pjesë e komunës duhet t'i kontribuojë komunës, pavarsisht se a kanë fëmijë apo jo. Të gjithë fëmijët janë të komunës.

Kjo do t'ju jape fëmijëve gjithshtu përvojë të begatshme: aq shumë axhallar, aq shumë teze. Ata nuk do të marrin atë që psikologët e quajnë fiksim, fiksimi i babit, fiksimi i nënës. Çdo djal fiton fiksimin nënë sepse ai ia ka mund ta njoh vetëm një grua dhe ai është fiksuar në atë ide të gruas. Dhe tërë jetën e tij, pavetëdijshëm, ai është në kërkim të gruas së njëjtë.

Ai nuk shkon ta gjej atë. Ai ka dashtë të çojë dashuri me nënë e tij; ajo ka dashtë të çojë dashuri me babën e saj. Por, pasi që kjo ka qenë e pamundur, ata tash jenë kë kërkim të nënave dhe baballarëve të tyre. Ju nuk mund t'i gjeni ata; ekzistenca nuk krijon njerëz të njëjtë, ajo gjithmonë krijon njerëz të veçant.

Kështu burri duke shikuar që në gruan e tij ta gjej nënë e vet, ai nuk mund ta gjej atë; gruaja duke shikuar në durrin e saj ta gjej babanë e vet, nuk mund ta gjej atë – dhe te dytë mbesin të dëshpëruar. Psikologët thonë: nëse ne mund t'i japim fëmijës përvojat e begatshme të shumë njerëzve, ai nuk do të ketë fiksime. Ai do të ketë disa ide mbi atë se çka është femra, por idetë do të jenë të paqarta dhe kjo do të jetë mudësi për të ta përshtat se atij çdo grua i pëlqen, apo që ëdo mashkulli femra i pëlqen. Ajo ka njoftuar aq shumë axhallar, të cilët të gjithë e kanë dashtë. Dhe mbane mend, axhallarët janë shumë më të dashur se baballarët, tezet janë shumë më të dashura se nënat - sepse ata nuk duhet t'i durojnë problemet dhe telashet e juaja.

Në TALMUND Zoti iu thotë njerëzve: "Unë nuk jam axha juaj, unë nuk jam person i mirë; unë jam Zot shumë xheloz." Ajo që është e rëndësishme këtu është deklarata e tij: "Unë nuk jam axha juaj; unë jam ati juaj."

Nëse komuna merr përgjegjësinë për rritjen e fëmijëve, fëmijët nuk do të bëhen barrë për njerëzit. Ju mund t'i takoni ata, ata do të mund të vijnë t'ju takojnë juve. Ata do ta shohin vetëm bukurinë tuaj, dashurinë tuaj. Ata nuk

do ta shohin nënën që e ngacmon baban; ata nuk do ta shohin baban që e rrah nënën; ata nuk do ta shohin nënën që i hedhë gjërat, që i thenë pjatat…dhe që gjuhen me jastëk.

Fëmija nuk do t'i shoh të gjitha ato skena të shëmtuara, dhe ai s'do të ketë iden se këto gjëra mund të bëhen. Në jetën e tij, ai nuk do ta përsëritë, sepse nuk ka koncept të asaj.

Nëse nuk ka martesë, xhelozia zhduket automatikisht – e cila thuajse është gjithmonë kancer i shpirtit. Çdo burrë është xheloz, çdo grua është xheloze, dhe xhelozia është helëm i pastër; ajo e shkatërron dashurinë e juaj. Ju njëri tjetrin e xhelozoni. Atë që kemi bërë deri më tani nuk ka qenë bekim i njerzimit. Gjërat duhet të ndryshojnë rrënjësisht.

**Pyetja e shtatë**

KUR KENI QENË NË HIMALAJE JU I KENI THËNË *SANJASINËVE* TUAJ TË QËNDROJNË NË SHTËPI, PA VIZITOR, PA KOMENTE. A NUK ËSHTË PËRGJEGJËSI PËR JU KUR QINDRA *SANJASINË* DO TË VIJNË TASH NË KRETË?

Kjo është kënaqësia ime

Në Indi i kam thënë *sanjasinëve* të mos vijnë në Kulu Manali sepse ne kemi dashtë të blejmë shtëpi dhe tokë në Kulu Manali, dhe nëse mijëra sanjasinë kishin filluar të vijnë, përnjëherë njerëzit konservator do të kishin filluar nga paniku të protestojnë. E politikanët gjithmonë shikojnë në ndonjë mundësi…

Ato ditë nuk kam qenë me *sanjasinët* e mi, nuk kam folur me ta, nuk kam shikuar në sytë e tyre, nuk i kam shikuar fytyrat e tyre, nuk i kam dëgjuar qeshjet e tyre, kam ndjer se nuk po ushqehem.

Kështu që kjo nuk është përgjegjësi, ky është bekim absolut me qenë me njerëzit e mi.

E këtu, unë mund t'i thërras ata, sepse këtu ne nuk kemi komunë, kështu që nuk brengosemi për atë se çfarë qeveria mendon, çfarë peshkopi mendon. E ata tashmë veç gjëra të marra mendojnë. Para ca ditësh dëgjova se peshkopi i Kretës i kishte thirrur priftrinjët tjerë në mbledhje, sepse ai ishte informuar se dymijë *sanjasinë* do të vijnë këtu, e ai po frikohet për vlerat tradicionale.

Ai po frikësohet se mos sanjasinët e mi nuk po përshtaten me komunitetin e tyre, kishën e tyre.

Pa dyshim se unë kam më së shumti njerëz të papërshtatshëm nëpër tërë botën, të cilët nuk përshtatën askund – por me mua ata përshtaten absolutisht! E unë nuk po e shoh pikën. Unë kam njerëz aq të mirë, njerëz aq të bukur, njerëz aq të dashur; kurrkund tjetër s'do të gjeni njerëz aq të bashkuar. Por shoqëria po frikësohet.

E kam braktisur Kulu Manali vetëm për këtë arsye, sepse qeveria ka qenë e gatshme të më jep tokë, për të më lejuar të blej shtëpi, por me kushte.

Unë nuk kam pranuar asnjë kusht.

Kushtet kanë qenë që asnjë *sanjasinë* i huaj të mos vijë, asnjë gazet e juaj të mos vijë. Kështu ata kanë dashtë të më izolojnë nga njerëzit e mi që janë nëpër tërë botën. Dhe e tërë kjo botë më përket mua; aty s'ka askush që është i huaj.

Kam refuzuar. Menjëherë jam shpërngulur nga Kulu Manali, në çastin kur i dëgjova kushtet e tyre. Thash: "Më me ëndje do të jetoj në aeroplan dhe të shkoj nëpër tërë botën, t'i takoj njerëzit e mi – kështu ata nuk kanë nevojë të brengosen për komunën dhe vizat, dhe ju i ndaloni ata dhe qeveritë i ndalojnë ata. Unë mund të shkoj nëpër botë, kjo është më e lehtë." Dhe unë jam i gatshëm për këtë.

Nëse ndonjë qeveri refuzon të më jep vend pa kushte për njëzet e tre mijë sanjasinë për të qenë në gjendje të takohen me kohë, atëherë unë nuk do të qëndroj çdokund. Atëherë do të thotë se asnjë shtet nuk më përket mua. Unë jam i pavend, i pastrehë. Dhe unë do të mbes endacak, duke shetitur nëpër botë, dhe duke takuar njerëz kudo që janë ata.

Kjo nuk është pa përgjegjësi, kjo është kënaqësia ime e pakufishme.

PYETJE NGA REVISTA"NIEUWE"- HOLANDË

**Pyetja e tetë**

PARA SE TË NISEM NGA HOLANDA E PYETA VAJZËN TIME SE MOS KISHTE PYETJE PËR JU, KËSHTU QË KËTO KATËR PYETJE JANË PREJ SAJ:

**Pyetja e nëntë**

KENI SY TË BUKUR, POR PËRSE NUK PO E RRUNI MJEKRËN?

Unë ndoshta kam sy të bukur, por ti ke pyetje të gabuar. Së pari pyete baban tënd përse ai e ka rruar mjekrën. Unë nuk e kam rritë atë, ajo rritet vetvetiu!

Mjafton të shikohet babai yt. Unë e kam parë. Ai do të dukej shumë më i bukur me pak mjekër dhe mustaqe. Pyete atë përse ai prenë diçka që është natyrale.

Vetëm mendo, nëse femra merr hormone të caktuara dhe fillojnë t'i rriten mjekëra dhe mustaqet, si do të duket ajo. Mendon se ajo do të duket e bukur? Ajo thjesht do të duket e tmerrshme.

E vërteta e njëjët është edhe për mashkullin. Në momentin kur ai fillon ta rruaj mjekrën dhe mustaqet, ai bënë diçka të pavetëdijshme: sepse çdo femër për të është e bukur, ai mendon se mund të jetë e bukur pasi që nuk ka mjekër dhe mustaqe. Kështu i gjori i rruanë mjekrën dhe mustaqet e veta. Por ai harron se si femër ai do të duket si femrat tjera. Përveç nëse ajo nuk është lezbike, ajo nuk do të interesohet për të.

Gratë i duan mjekrat, i duan mustaqet. Burri dhe gruaja duhet të mbesin të veçant ashtu siç i ka krijuar natyra. Sa më të veçant që janë ata, aq më atraktiv do të jenë njëri për tjetrin, ata afrohen më afër, atraktiviteti i madh zhduket.

Tash në modë janë rrobat e caktuara të cilat mund të përdoren nga te dy gjinitë. Kjo do të shkatërroj shumë. E nëse shkon me konkludim logjik, ti duhet t'i thuash babit tënd: "Ti duhet t'i shkurtosh edhe organet gjenitale gjithashtu"!

Unë kurrë se kam shkurtuar mjekrën time. Ato janë flokët e mia origjinale. Nëse binë vetvetiu, atëherë s'kam se si t'iu ndihmojë, por do ta kesh shumë vështirë të gjesh njeri i cili ka qimet e veta origjinale – dhe unë e dua origjinalitetin. Unë kurrë s'jam rruar, unë kurrë s'i kam shkurtuar ato, kjo është e shëmtuar.

Por ka njerëz të cilët këtë e bëjnë për shkak se femrat duken të bukura; ata mendojnë se edhe ata do të duken bukur. Por femra duket e bukur në sytë e mashkullit, prej hormoneve të mashkullit. Femra ka sy të ndryshëm, dhe hormone të ndryshme. Pa mjekër dhe mustaqe ju nuk do të dukeni të bukur për të. Ajo ndoshta ju toleron shkaku i modës, por nëse e kupton se çfarë ju po provoni të bëni, ajo nuk do t'ju toleroj më. Asnjë grua nuk duhet ta pyet burrin e vetë për ta shkurtuar mjekrën apo rruar mustaqet, sepse me rrumjen e mjekrës dhe mustaqeve ai humbë diçka nga burrëria e tij.

**Pyetja e dhjetë**

PO T'I KISHIT PASUR TRI DËSHIRA PA PAGESË, CILAT DO TË KISHIN QENË ATO?

Unë s'kam asnjë.

**Pyetja e njëmbëdhjetë**

CILI ËSHTE USHQIMI JUAJ I PREFERUAR?

Pyetje e vështirë, sepse nuk ja di emrin.

**Pyetja e dymbëdhjetë**

A JU PËLQEN MUZIKA E POP YLLIT MADONA?

E urrej!

## KAPITULLI 5

## Ekzistencës nuk i pëlqen kopja karbonike

*21 shkurt 1986 paradite*

PYETJE NGA "TA NEA" – GREQI

**Pyetja e parë**

SI KISHIT DASHTË T'I PREZENTOHENI POPULLIT GREK?

Oh Zot! Nuk po mund të më njihni? Unë jam personi i njëjtë të cilin e keni helmuar para njëzet e pesë shekujsh. Ju më keni harruar, por unë nuk ju kam harruar. Dhe pikërisht për këto dy ditë, kam menduar se për njëzet e pesë shekuj Greqia do të evouloj në drejtim të një kualiteti më të mirë, më shumë kah njerëzimi, më shumë kah e vërteta. Por po ndihem i pikëlluar, sepse vetëm për dy ditë në gazetat greke kanë shkruar gënjeshtra absolute për mua, pohimet e të cilave nuk bazohen në realitet, absurditete.

Për shembull, një gazetë ka shkruar se unë po fshihem këtu nga qeveria amerikane, dhe se qeveria amerikane është në ndjekjen time të më zë dhe të më kthej mbrapa në Amerikë, për të më denuar për krime siç janë: vrasjet, orgjitë seksuale, shpërndarjen e drogës – ju e keni cekë këtë, dhe kjo është këtu. E vërtetë është se Amerika i frikësohet hyrjes sime në Amerikë. Gjyqi i tyre ma ka dhënë vendimin për mos hyrje për pesë vjet. Unë nuk mund të hy në Amerikë.

Prej nga kësaj gazeta ide se unë po fshihem këtu…? E kjo na qenka mënyrë për t'u fshehur? Me mijëra njerëz do të vijnë këtu. Çdo ditë, prej mëngjesit deri në mbrëmje, mediat do të jenë këtu…e kjo na qenka mënyrë e të fshehurit? Por ajo gazetë dhe të tjerët e kanë bindur një peshkop këtu, i cili i ka thirrur banorët lokal të protestojnë kundër qëndrimit tim këtu – dhe atë vetëm për dy ditë të kaluara këtu. Heren e fundit më kanë lejuar tërë jetën time; vetëm në fund më kanë helmuar. Nuk mendoj se mund të qëndroj më shumë se dy muaj këtu, edhe atë më së shumti.

Peshkopi sot ka shkruar dhe ka shpërndar pamflete kundër meje. Këtë të diele në mëngjes ai do të fletë kundër meje. Ai s'di asgjë për mua.

Dje ka qenë një marshim protestues. Thirrejt telefonike më kanë ardhë ku thonë se do të hedhin gurë mbi tubimet e mia. Kjo më jep ndjenjën se pikërisht jam në Greqi, por gjërat kanë ndryshuar në të keq.

Populli grek për njëzet e pesë shekuj ndoshta nuk ka mësuar, por unë kam mësuar mjaft. Unë do t'i shmangem helimit. Kjo është mënyrë në të cilën kam dëshirë t'i prezentohem vendit tim.

**Pyetja e dytë**

SI DHE PËRSE KENI ARDHË NË GREQI?

Ky është vendi im, dhe kam dashtë ta shoh popullin tim. Kam dashtë ta shoh se a është pjekur apo ende ka mbetur i retarduar. Dhe më vjen keq që duhet thënë se kanë rënë edhe më thellë se që kanë qenë kur i kam lënë. Atë ditë kur i kam lënë, Athina ka qenë në maje të inteligjencës, elita më e lartë e botës. Tash është hiçësi. Kjo më s'ka vlerë në asnjë hapësirë, në asnjë dimension.

Po ta kishin pasuar njerëzit Sokratin, po ta kishin pasuar Platonin, Aristotelin, Heraklitin, Pitagorën, Epikurin, ata do të ishin sot vetë kurora e botës. Por në vend se ta pasojnë Soktarin, ata i kanë pasuar ata idiota të cilët e kanë helmuar atë, ata janë akoma në duart e atyre idiotave të cilët shkaktojnë degradimin e tyre. Liderët religjioz, politikanët janë në mënyrë konstante konspirative kundër çdo kombi.

Unë kam ardhë vetëm të shikoj. Unë nuk do të qëndroj këtu, kështu që peshkopët dhe kardinalët nuk duhet të brengosen. Madje edhe nëse ata dëshirojnë që unë të qëndroj këtu prapë nuk do të qëndroj. Mënura se si ata janë sjellur me mua herën e parë mjafton; nuk dua të përsëritet e njëjta. Do të qëndroj këtu vetëm disa ditë vetëm të njoftohem me ju, dhe t'ju jap porosinë të cilën komplet e keni harruar, se ju e keni potencialin e krijimit të Sokratit, Pitagorës, Heraklitit – dhe ju akoma nuk llogariten askund në botë.

Këtu diku është gabimi kryesor të cilin po e bëni. Po i dëgjoni njerëzit e gabuar. Ata po ju çojnë kah errësira më shumë se sa kah drita.

**Pyetja e tretë**

A BESONI SE NË RAST TË QËNDRIMIT TUAJ NË GREQI, APO NË PORTUGALI, LEJA E QËNDRIMIT DO T'JU JEPET PËR SHKAK SE KËTO SHTETE DO TË KENË DOBI PROFITABILE NË MËNYRË PSIKOLOGJIKE, SHPIRTËRORE APO TURISTIKE?

Unë nuk di asgjë rreth turizmit dhe ekonomisë. Unë nuk jam psikolog…sepse për mua psikologjia është pengesë në zhvillimin shpirtëror; ajo është bërë surrogat.

Në Lindje kurrë s'ka pas diçka të ngjajshme me psikologjinë. Psikologjia është diçka e mendjes. Unë nuk jam psikolog, unë jam kundër mendjes. I tërë mësimi im është të shkohet përtej mendjes, kështu që unë mund ta them vetëm një gjë: nëse më lejohet të qëndroj në cilindo prej këtyre shteteve, do të ketë vetëm ringjallje shpirtërore. Po të kishte qenë vetëm turizëm, atëherë ata do të më kishin dashtë. Po të kishte qenë vetëm psikologji, s'do të kishte pasur rrezik. Rreziku është se esenca e mësimit tim është në transformimin e njeriut, dhe asnjë politikanë askund nuk ka pasur trimëri të mjaftueshme ta lejojë këtë.

Ky njeri është plotësisht i gatshëm të robërohet dhe të shfrytëzohet. Njeriu i transformuar nuk do të jetë.

Nuk ka kishë – krishtene, induse, islame, budiste – e cila do të më lejoj të qëndroj në vendin e tyre, sepse nëse njerëzit e fillojnë zhvillimin shpirtëror në vetën e tyre, ata s'do të kenë nevojë për asnjë kishë, ata s'do të kenë nevoj për asnjë prift, ata s'do të kenë nevojë për asnjë religjion. Personë shpirtëror i cili nuk ka nevojë për asnjë religjion në përgjithësi. Religjioni është surrogat i varfër, zëvendësim i plastifikuar për shpirtërorën.

Kështu që nuk mendoj se asnjë prej këtyre vendeve do ta konsideroj se shpirtërorja do të jetë bekim për ta. Ky do të ishte revolucion, ky do të jetë bekim për njerëzit, por jo edhe për interesat absolute. Dhe nëse më lejojnë diku të qëndroj, kjo do të jetë nga mosdija. Ata nuk e dinë se çfarë do të thotë revolucioni shpirtëror.

Ata do të më lejojnë të qëndroj për t'i joshur miliona turistë; ata do të më lejonin të qëndroj për t'ju ndihmuar njerëzve në stabilitetin mendor. Por kjo është e mundur vetëm atëherë kur nuk e kuptojnë punën time. Kushdo që do të më lejoj të qëndroj nëse është njeri i rrallë në politikë – ai nuk është

politikan por njeri në politikë – apo nga mosdija, duke mos ditur se çfarë rreziku ai ka ftuar.

Sa më përketë mua, unë dua të jem i qartë. Unë nuk dua ta mashtroj askënd. Unë më me ëndje do të udhëtoj me aeroplanin tim rreth botës, t'i takoj njerëzit e mi kudo që është e mundur, sepse nuk mund t'i pranoj kushtet.

Mbreti i Nepalit ka qenë i gatshëm të më jep rezidencë dhe komunë, por kushti i tij ka qenë të mos flas kundër hinduizmit. Nepali është mbretëri hinduiste, e vetmja mbretëri hinduiste në botë.

Kam refuzuar. I kam thënë: "Kurrë nuk planifikoj se çfarë do të flas dhe çfarë nuk do të flas. Nuk mund të premtoj. Dhe nëse shoh diçka keq, atëherë nuk është me rëndësi se a është hinduizëm, krishtenizëm apo myslimanizëm, unë do të flas kundër saj."

Qeveria Indiane ka qenë e gatshme, por kushtet e saj kanë qenë që unë mos t'i lejojë *sanjasinët* e huaj të vijnë në Indi të më takojnë, dhe mos t'i lejoj asnjë gazeteje jasht Indisë të kenë çfarëdo qoftë kontakti me mua. Mandej iu thash: "Harroni të gjitha rreth kësaj. Nuk e dua tokën e juaj, nuk dua kurrfarë komune. Unë mund të pranoj vetëm pa kushtëzime, me dashuri, me kuptueshmëri të plotë të asaj që bëj dhe për atë qfarë do të thotë për të ardhmen e njerëzimit."

Shpresoj se disa shtete do të mund të bëhen nikoqire për mua. Dhe se vendi do të kenë të ardhme shumë më të ndritur se çdo vend tjetër në botë. Ai vend do të ketë njerëz inteligjent më shumë se çdo vend tjetër në botë. Ai vend do të ketë shumë ma shumë njerëz meditativ, shumë ma shumë të qetë, shumë ma shumë të dashur, shumë ma shumë të lirë se sa të gjithë të burgosurit në të shkuarën, dhe shumë më shumë të gatshëm për të gjitha risitë e teknologjisë, dhe për shkencat e reja të cilat mund të ndryshojnë gjithçka në botë dhe ta bëjnë atë parajsë.

Unë kurrsesi nuk ligjëroj për parajsën pas vdekjes.

Unë ligjëroj për parajsën para vdekjes.

Pas vdekjes është vetëm për hipokritët, gënjeshtarët. Ata të cilët dëshirojnë t'ju gënjejnë dhe t'ju mashtrojnë, ata flasin për parajsën pas vdekjes. I tërë theksimi im është këtu dhe tani.

**Pyetja e katërt**

ÇFARË ËSHTË RAPORTI JUAJ ME ZORBA, SI SAJIM I KAZANZAKIS, DHE ÇFARË KA ZORBA TË PËRBASHKËT ME JUVE? E DI SE AI S'KA PASUR KURRFARë PASURIE…

Zorba paraqet për mua, çdo mashkull, çdo femër është gjendje natyrale. Kjo paraqet për mua humanoidin e përkryer animal, që kënaqet në çdo çast në gjëra të vogëla, që nuk brengoset për asnjë zhvillim shpirtëror. E tërë filozofia e tij është të ha, të pi dhe të jetë i lumtur.

Unë e dua atë, sepse ky është themeli prej të cilit Budat mund të krijohen. Për njëzet e nëtë vjetë të jetës së tij Buda s'ka qenë asgjë tjetër veçse Zorba.

Do t'ju nevojitet pak shpjegim. Kur ka lindur Gautam Buda, asrologët kanë thënë se as ai nuk do të bëhet mbret i tërë botës, apo ai do ta braktisë botën dhe të bëhet më i madhi i ndritur ndonjëherë. Ka qenë i vetmi djal i babës; babai ka qenë mbret. Ai ka qenë plak, dhe ka qenë i brengosur. I ka thënë astrologëve: "Më ndihmoni. Më këshilloni se si ta ndaloj atë të mos largohet nga bota. Unë dua ta shoh djalin tim si mbretin më të madh të botës."

Ata ia kanë sugjeruar disa gjëra. Ata kanë sugjeruar: "Të ndërtojë tre pallate për të, për stinë të ndryshme, në tre vende të bukura pitoreske. Me vajzat më të bukura të mbretërisë që do ta shoqërojnë. Të mos lejohet asnjë plak, apo plakë të shihet nga ai. Të mos lihet asnjë gjethe e rënë apo e vyshkur në kopshtin e tij. Gjatë natës duhet gjithçka të pastrohen që ai mos ta mësoj se një ditë edhe ai do të plaket, se një ditë edhe ai do të vdes…dhe të jetë i rrethuar me të gjitha të mirat, me të gjitha vajzat e bukura, vallëtar e muzikant. Le të jetojë në luksin total. Ai kurrë s'do të mendojë për braktisjen e botës.

Por këshilla e tyre ka dështuar. Për njëzet e nëntë vjet ai ka jetuar në atë gjendje, por astrologët nuk kanë mundur ta kuptojnë psikologjinë e njeriut…

Nëse njeriut i jepen të gjitha të mirat e mundshme, në mënyrë konstante, pa kurrfarë përpjekje nga ana e tij, atij i bëhet kjo e mërzitshme. Ato vajza të bukura për të më s'kanë qenë të bukura; ai ato i ka pasur të gatshme. Muzika, vallëzimi të gjitha që kanë ngjarë – si vorrbull – njëzet e katër orë në ditë – ai shumë shpejtë është ngopur me këtë.

Në moshën njëzet e nëntë vjeçe ai është ftuar ta hapë festivalin e të rinjëve të tërë mbretërisë, ta inagurojë atë. Rrugët kanë qenë të pastruara, pleqëve iu është thënë të mos dalin jasht; por të menaxhohet pallati mbretëror ka qenë diçka tjetër, e krejt diçka tjetër ka qenë të menaxhohet i tërë qyteti. Dikush kishte vdekur. Një plak kishte qenë i shurdhër, dhe ai nuk e kishte dëgjuar lajmërimin, ia kishte pre rrugën karrocës së Budës – dhe Buda ishte tmerruar.

E kishte pyetur karrocierin: "Çfarë i ka ngjar këtij njeriu?"

Karrocieri, i cili e kishte dashur Gautam Buda nga fëmijëria e herëshme si djalin e vet, nuk ka mundur t'ia thotë të pavërtetën. Ai I kishte thënë: "Më vjen keq që duhet të ta them, por babai yt të ka ndaluar ta njohësh realitetin. Kjo i ngjanë të gjithëve. Mosha e vjetër është e detyrueshme të vij."

Buda e pyet: "Edhe tek unë gjithashtu?"

Karrocieri i përgjigjet: "Askush nuk është i përjashtuar."

Pas pak ka kaluar kufoma e një plaku, ai ka pyetur: "Çfarë ka ndodhë tash? Përse po e bartin njeriun i cili po duket se po flen në lese?"

Karrocieri i përgjigjet: "Ai nuk po flen; ai ka vdekur. Kjo ndodhë pas moshës së pleqërisë, kjo është shkalla pasuese."

Kur Buda e ka parë *sanjasin* me rroba të kuqe, ka pyetur: "Çfarë është ky njeri, dhe përse i ka të veshura rrobat e kuqe?

Karrocieri i përgjigjet: "Ky njeri ka hequr dore nga bota dhe është bërë gjurmues i të vërtetës. Ai dëshiron ta di se kush është dhe dëshiron ta di se jeta e tij a është e amshueshme apo vetëm fenomen kohor. A do ta mbijetojë vdekjen e trupit apo jo? Nëse nuk do të mbijetojë pas vdekjes, atëherë gjithçka është e pakuptimët. Atëherë ai nuk ka shpirtë, atëherë është vetëm materie."

Buda i kishte thënë karrocierit: "Ktheje karrocën në shtëpi. Nuk po shkoj në inagurim; dikush tjetër mund ta bëj këtë sepse unë jam në shqetësim të madh shpirtëror. Plaku, i vdekuri, sanjasini…"

Po atë natë ai është larguar nga pallati i tij. Është mërzitur prej të gjitha ato lukseve, është mërzitur prej të gjitha ato bukurive, dhe për të parën herë ai e ka parë se qfarë do të bëhet më vonë: mosha e pleqërisë, sëmundja, vdekja. Dhe para se të vij vdekja, e vërteta duhet të gjendet.

Gautam Buda ka qenë Zorba deri në moshën njëzet e nëntë vjeçare. Gjashtë vjet meditimi të thellë e transformon njeriun. Ai është bërë i ndritur.

Kështu kur unë e quaj njeriun e ri Zorba Buda, unë kam arsye ta quaj kështu. Çdo njeri është i lindur si Zorba. Religjioni juaj nuk ju lejon të jetoni si Zorba, kështu që ju nuk do të mërziteni prej tij. Ata nuk ju lejojnë të jetoni totalisht që ta përfundoni me të. Religjionet e juaja ju ndalojnë të bëheni Buda. Fjala "Buda" do të thotë njeri i ndritur, njeri i zgjuar.

Religjionet e juaja ju mbajnë në gjumë. Ato pikërisht funksionojnë si opium.

Përpjekja ime është që për të parën herë t'ju bëj Zorbas total, plotësisht Zorbas, intensivisht Zorbas, kështu që ju mund ta kapërceni Zorba dhe të hyni në fazën tjetër të vetëdijës suaj – zgjuarësi.

Zorba është themel i tempullit.

Buda është tempulli vetë.

Por këtu është një pengesë e madhe për rritje për çdo qenie njerëzore: e para, ju është thënë se Zorba ka qenë kundër Budës; kjo nuk është e vërtetë. Zorba është përvojë e cila ju çonë drejtë Budarisë, drejtë zgjuarësisë. Kjo është arsya përse e dua Zorba. Ky me të vërtetë është njeri u bukur.

Por mos u ndalni tek Zorba…ai është vetëm themel. Nëse vetëm i ndërtoni themelet dhe nuk e vazhdoni ta ndërtoni tempullin, kjo është e pakuptimët.

Ka shumë njerëz të cilët jetojnë në themele, duke menduar se ai është vend i shenjtë. Por ka edhe miliona njerëz të cilët kanë menduar se mund të ndërtojnë tempull pa themele. Ata janë budallenjë.

Te dytë janë gabim. Zorba dhe Buda mund të ekzistojnë vetëm së bashku. E Zorba ka prioritet. Ai vjen i pari, ai është themel natyral. E Buda është zhvillim përfundimtar, maja përfundimtare e arritjes së njeriut, vetëdijës njerëzore.

Për njeriun e ri kam dhënë emrin Zorba Buda. Unë nuk dua skizofreni, pa ndarje në mes materies dhe shpirtit, në mes të rëndomtës dhe të shenjtës, në mes të kësaj bote dhe asaj bote. Unë nuk dua asnjë ndarje sepse çdo ndarje është ndarje mbrenda jush. Personaliteti, njerëzimi i ndar kundër vetevets, do të çmendet të marrëzohet. Dhe ne jetojmë në botën e çmendur dhe të marrë. Ajo mund të jetë normale vetëm nëse ndarja kapërcehet.

Zorba duhet të bëhet Buda, dhe Buda do ta kuptojë dhe respektojë themelin vetjak. Rrënjët mund të jenë të shëmtuara, por pa këto rrrënjë atje s'mund të ketë asnjë lule. Lulet mund të jenë të bukura, aromatike, por të gjitha lëngjet dhe aromat e tyre vijnë nga rrënjët. Ju nuk mund ta preni pemën në dysh dhe të thoni se rrënjët janë të shëmtuara; ju do ta shkatërroni pemën. Ju do ta shkatërroni njeriun nëse e preni në dysh, në të ulët dhe në të lartë, në materiale dhe shpirtërore.

E gjithë përpjekaj ime është t'ju mësoj se kuptueshmëria është gjë e thjeshtë, se rrënjëtë mund të jenë të shëmtuara, por ato janë vetë jeta për lulet më të bukura. Lëngjet që arrijnë tek lulet vijnë nga vetë rrënjët. Pa Zorba, Buda është shenjtor i vdekur, vetëm kufomë pa shpirtë. Pa Budën, Zorba është vetëm shtazë, akoma nuk ka evouluar në njeri.

Vizioni im për të ardhmen e njeriut është që mos të jetë i ndar, dhe ne do të jemi të gatshëm ta bëjmë këtë botë dhe atë botë një, trupin dhe shpirtin një, Zorba dhe Buda një.

**Pyetja e pestë**

DËSHIRONI TË NA TREGONI DIÇKA PËR POLITIKANËT GREK DHE LIBERËT RELIGJIOZ, DUKE FOLUR PËR TA NË MËNYRË DIREKTE?

Unë kurrë nuk flas në tjetër mënyrë!

Unë dua që politikanët ta kuptojnë se ata e bartin fajsinë për vrasjen e Sokratit, dhe e vetmja mënyrë për t'u çliruar nga fajsia është që Greqia përsëri të bëhet gjurmuese e të vërtetës, e vërteta e donë vendin pa asnjë pangesë për zhvillimin intelektual. E kjo është e mundur vetëm nëse politikanët janë të gatshëm t'i sakrifikojnë interesat e tyre personale.

Nëse ata i sakrifikojnë interesat e tyre personale, përsëri do të ketë shumë Sokrata, dhe vendi përsëri mund të bëhet ajkë e inteligjencës botërore.

Për liderët religjioz dua të them se ata nuk janë as lider religjioz. Në bazë të çkahit ata mendojnë se janë religjioz? Ajo nuk është përvoja e tyre. Ata mund ta përfaqësojnë Jezu Krishtin…Jezu Krishti paraqitet si një Zot e cila hipotezë nuk është dëshmuar. Nuk ka dëshmi për çfarëdo Zoti, dhe asnjë teolog në gjithë historinë nuk ka qenë në gjendje ta jep një të vetme dëshmi për ekzistencën e Zotit.

Për një Zot të tillë hipotetik, Jezu Krishti vazhdon të fletë: "Unë jam i vetmi djal i Zotit. Nuk mund të lindë djali i hipotezës. Kjo është marrëzi e thjeshtë. Hipoptezat nuk lindin fëmijë!

Dhe këta të ashtuquajtur lider religjioz – kardinalët, peshkopët, kryepeshkopët – ata e përfaqësojnë të vetmin djalë të hipotezës. Ata janë njerëzit më injorant në këtë botë. Ata jetojnë në halucinacione.

Unë kisha dashtë që ata, nëse me të vërtetë janë të ndershëm dhe të sinqertë, të deklarohen qartë para botës: "Kjo nuk është përvoja jonë vetjake. Ne nuk kemi përjetuar asgjë në vetëdije, asgjë nga jeta universale, asgjë nga përjetësia. Ne vetëm e kemi lexuar BIBLËN. Ne e kemi përqafuar atë, e tërë njohuria jonë është huamarrëse." Dhe mos harroni, njohuria e huazuar nuk është njohuri. Njohuria duhet të buroj nga përvoja juaj vetjake. E vërteta nuk mund të huazohet.

Nëse liderët e juaj të ashtuquajtur religjioz janë të sinqertë, ata duhet kokëulur të deklarojnë se ata nuk dinë se çfarë po bëjnë, dhe ata duhet të ndalen së vepruari. Ata po bëjnë diçka që nuk ka rrënjë në botën reale. Vetëm mendoni për një çast: njeriu i cili kurrë s'e ka ditë se çfarë është dashuria thotë se para njëzet e pesë shekujsh dikush e paska dashtë dhe i beson atij. A nuk do të jetë ky i përqeshur? Para njëzet e pesë shekujsh dikush e paska dashtë. Ju nuk jeni të sigurtë se çfarë lloj dashurie ka qenë. Ky njeri beson në dashuri, ai asgjë s'di për dashurinë. Ai nuk ka pasur eksperiencë, ai asgjë s'ka shijuar nga dashuria. Dhe kjo është situata rreth dashurisë.

Jezu Krishti e ka njohur të vërtetën, dhe për njëzet shekuj përfaqësuesit e tij kanë besuar në të. Por nëse ju keni mendje të hapur, do ta kuptoni. Bashkëkohësit e Jezu Krishtin nuk e kanë pranuar atë si njeri religjioz. Ai ka

qenë çifut. Ka lindur si çifut, ka jetuar si çifut, ai ka vdekur si çifut. Ai kurrë se ka dëgjuar fjalën i “krishterë”, sepse në gjuhë hebreje nuk ka fjalë siç janë Krisht apo i Krishterë.

Këta njerëz besojnë në Jezu Krishtin se ai ka ecur mbi ujë, se me dy bukë i ka ushqyer mijëra njerëz, ai ka sheruar mijëra njerëz vetëm me prekje, ai i ka kthyer njerëzit e vdekur prapë në jetë. Vetëm mendoni, nëse dikush do i kishte bërë të gjitha këto gjëra, bashkëkohësit e tij nuk janë impresionuar me të? Bashkëkohësit e tij plotësisht e kanë injoruar atë. Asnjë skriptë çifute, e ai ka qenë çifut, madje as nuk e përmendin emrin e tij!

Në literaturën konteporare nuk ka asgjë të shkruar rreth Jezusit dhe mrekullive të tij – e ato mrekulli nuk janë mrekulli ordinare. E dikush i cili i ka bërë të gjitha këto gjëra, mendoni se ka meritur të jetë i kryqëzuar? Ai do të ngritej si më i madhi zot!

Vetëm shikoni apostojtë e tij: asnjë rabin, asnjë dijetar i shkolluar, asnjë njeri i kulturuar, njeri i arsimuar në rradhët e nxënësve të tij. Te dymbëdhjetë apostojtë e tij kanë qenë të parsimuar të paedukuar – peshkatar, farmer, druvar. Dhe këta kanë qenë në ato ditë kur në Judeja dituria ka qenë në majën më të lartë. Ka pasur rabin të mëdhenjë. Asnjër prej tyre as që janë mërzitë ta takojnë atë, as nuk janë mërzitë ta dëgjojnë. Dhe ai i ka bërë të gjitha ato mrekulli të cilat asnjë profet më përpara nuk i ka bërë.

Vetëm një gjë është e mundur, se të gjitha ato mrekulli ai i ka shpikë, ato nuk kanë ngjarë. Se ato janë vetëm shpikje krishtere për të cilat çifutët nuk janë fare të informuar; përndryshe, burimet bashkëkohore do t’ua kishi përshkruar atyre apo dikujt tjetër, në njërën apo tjetrën mënyrë.

Madje edhe nëse kanë qenë kundërshtar të Jezusit, edhe atëherë do të kishte pasur ndonjë raport, shënim. Për Budën është shkruar në skriptat hinduaiste, në Xhaina skriptat. Lao Ce përmendet në shkrimet e Konfucies. Ata kanë qenë bashkëkohas.

E njeriu i cili ka bërë asisoj gjërash të mbinatyrshme do të kishte dominuar në tërë skenën. Por ai ka fituar shpërblim të tillë, që e kanë gozhduar në kryq.

Jezusi ka qenë i paarsimuar, dhe atë që ka thënë ka qenë thashetheme; ai i ka dëgjuar ato. E pasi që ai vetveten e ka proklamuar si djal të Zotit, çifutët janë

ofenduar shumë. Ai s'ka pasur dëshmi për këtë, kurrfarë çertifikate, e ai pandërprerë ka insistuar në atë se është i vemti djal i Zotit. Ky ka qenë krimi i tij.

Unë nuk po i përkrahi çifutët, unë vetëm thjesht po them se ky njeri është bërë burim i liderëve tuaj të ashtuquajtur religjioz. Gati se gjysma e njerëzimit është e krishtere, dhe njeriu që është në qendër s'ka asgjë në të. E keni njerëz si Sokrati i cili i ka pasur të gjitha, çdo potencial, depërtim të hatashëm në qeniet njerëzore, në univers, e nuk ekziston religjioni i tij, nuk ka pasues të Sokratit.

Kjo është botë e çuditshme, ku të vërtetat injorohet e gënjeshtra adhurohen.

Unë dua t'ju them të ashtuquajturëve liderëve tuaj: "Bëhuni të ndershëm dhe të sinqertë, dhe shikoni brenda vetes suaj. A është kjo të cilën po e bëni vetëm profesion për ta fituar bukën dhe gjalpin? Apo ju me të vërtetë po i ndihmoni njerëzit të bëhen religjioz? E nëse ju nuk jeni religjioz, si do të mund t'i ndihmoni të tjerët të bëhen religjioz?"

Unë thash se nuk pajtohem me çifutët për kryqëzimin e Jezusit – kjo ka qenë idiotike, njeriu thjesht ka qenë i çmendur. Ju keni mundur të qeshni me të, keni mundur të kënaqeni me të, por s'kanë pasur nevojë ta kryqëzojnë. Nëse dikush ka pasur idenë se ai ka qenë i vetmi djal i Zotit, qfarë dëmi do t'i kishte bërë kjo dikujtë?

Do t'jua përkujtoj një tregim

Kjo ka ndodhë në Bagdat në kohëm e Kalifit Omar. Një njeri ishte sjellur i pranguar dhe i rrahur në gjyq, sepse i kishte thënë ushtarëve se ai vetë është lajmëtari i fundit i Zotit – derisa myslimanët besojnë se Muhamedi është lajmëtari i fundit. Tash më nuk do të vjen asnjë porosi; Zoti e ka dhënë porosinë e fundit. E ky njeri kishte bërtitur në rrugë: "Unë kam ardhur drejtëpërdrejti nga Zoti. Muhamedi gjithsesi se ka qenë profet, lajmëtar, por kanë kaluar shumë kohë kështu që porosia kërkon përmirësim, dhe unë e kam sjellë porosinë e përmirësuar." E kjo është kundër Islamit.

Omar kishte thënë: "Futne në burg. Jepni rrahje të mirë, për shtatë ditë pa ushqim, dhe pas shtatë ditëve unë do të vij ta pyes se a mendon ai akoma se është lajmëtar i Zotit." Pas shtatë ditëve ai kishte shkuar. Burri kishte qenë gati se i vdekur. I lodhur dhe i lidhur për shtylle lakuriq; tërë trupin e kishte

pasur të mbuluar me njolla gjaku, kishte qenë keq i rrahur…pa ushqim. Nuk e kishin lërë të flejë për shtatë ditë.

E kur e kishte pyetur Omari: “Çfarë tash mendon? A e ke ndryshuar idenë apo jo?” Burri ishte përgjigjur: “A je ti i marrë? Kur kam ardhur, vetë Zoti më ka thënë: “Do të jesh i torturuar, i persekutuar, i rrahur, dhe kjo do të jetë dëshmi se ti me të vërtetë je lajmëtari im.” Ti e ke dëshumar se unë jamë lajmëtari i fundit i Zotit.”

Në atë moment, nga shtylla tjetër, burri tjetër që kishte qenë shumë ditë më gjatë i rrahur, bërtetë: “Omar! Moa e dëgjo atë. Unë askënd nuk e kam dërguar pas Muhamedit!” Ai burrë kishte qenë i arrestuar një muaj më heret, sepse kishte deklaruar se është vetë Zoti.

Tash, në botë të shëndosh ju do të qeshni me këta njerëz. Ata s’duhet të jenë të rrahur, ata s’duhet të jenë të torturuar. Ata s’i kanë shkaktuar kurrë një dëm askujtë; ata vetëm kanë qenë pak të krisur!

Por këta të krisur mund të krijojnë religjione. Dhe pasuesit e këtyre të krisurëve janë liderët e juaj religjioz!

Porosia ime për liderët e juaj religjioz është: nëse janë qenie autentike njerëzore, dhe nëse kanë çfarëdo respekti për të vërtetën, ata vetë duhet të deklarohen se nuk dinë asgjë, e tërë ajo që ata ligjërojnë është e huazuar, dhe duhet të ndalen së ligjëruari.

Ata duhet të fillojnë të kërkojnë. Të mos humbin kohë në ligjërime. Së pari kërko, gjej, përjeto – dhe nëse ke diçka të ndashë, atëherë ndaje.

Tash peshkopi ka thirrur mbledhjen e banorëve lokal t’i provokojë ndjenjat e tyre kundër meje. A është ky lloj kushti religjioz? Ai është duhur të vijë tek unë apo të më ftojë tek ai. Kemi mundur të bisedojmë, kemi mundur të flasim, kemi mundur të njoftohemi njëri me tjetrin.

Kjo kishte me qenë njerëzore, religjioze. E nëse ai ka guxim unë jam akoma i gatshëm. Ai mund të vijë këtu apo unë të shkoj në vendin e tij, dhe ne mund t’i diskujtojmë çështjet të cilat kanë të bëjnë me esencën e religjionit. Ekziston vetëm një kusht: nëse ai nuk mund të përgjigjet në pyetjet e mia, atëherë ai duhet të bëhet *sanjasin*; nëse unë nuk mund t’i përgjigjem pyetjeve të tij, unë jam i gatshëm të bëhem katolik!

**Pyetja e gjashtë**

CILËT FILOZOF JU KANË INFLUENCUAR, DHE CILËT I KENI MË TË AFËRT?

Nuk më pëlqen fjala “influencë”. Unë nuk kam qenë i influencuar nga askush, dhe unë nuk dua ta influencoj askënd, sepse ky është vetëm emër delikat për skllavërinë shpirtërore. Por janë disa njerëz të mëdhenjë të cilët i kam dashur.

I pari vjen Sokrati, sepse devotshëria e tij për të vërtetën është absolute dhe totale. Ai është i gatshëm ta pranojë vdekjen, por nuk është i gatshëm ta pranojë çfarëdo qoftë kushti. E kushtet kanë qenë të atilla saqë dikush kishte mundur të mendojë se janë të pranueshme.

Gjyqtarët personalisht duhet të kenë pasur keqardhje…Sokrati i ka argumentuar të gjitha aq mirë, dhe kundërshtarët e tij s’kanë pasur çfarë të thonë, por pasi që ka qenë qytet-shtet dhe qytet i demokracisë, çdokush ka pasur mundësinë të votojë, e masa nuk ka qenë në gjendje ta kuptojë atë që ka thënë Sokrati. Kjo ka shkuar përtej kokave të tyre. Të gjithë ata kanë qenë për helmimin e Sokratit.

Por gjyqtarët ia kanë dhënë Sokratit tri mundësi. Ata i kanë thënë: “Mund të shkosh nga Athina dhe mos të kthehesh më kurrë. Në këtë mënyrë qytetarët e Athinës nuk do të iritohen prej teje, nuk do të jenë të ngacuar prej teje. do të jeni si i vdekur si mundësi. Vetëm mos të kthehesh në Athinë. Bota është e madhe. Mund të shkosh kudoqoftë.”

Alternativa e dytë ka qenë: “Nëse aq shumë e donë Atinën saqë nuk mund ta leshë atë, atëherë mos ligjëro më. Mos fol për të vërtetën, e cila e ka bërë tërë këtë kaos dhe të ka sjellur ty në pikën ku njerëzit janë të gatshëm të të vrasin.

Nëse nuk i dëgjon këto dy mundësi, atëherë e treta, ne s’mund të të ndihmojmë, shumica janë për helmimin tënd.”

Sokrati kishte thënë: “Unë nuk mund të ndalem të mos e ligjëroj të vërtetën sepse ajo është vetë jeta ime. Çfarë do të bëj? Të jetoj duke mos pasur mundsi të ligjëroj…atëherë vdekja është shumë më e mirë. Unë do të vdes për të vërtetën, sepse nuk mund të jetoj pa të vërtetën. Unë nuk mund të lë

Athinën sepse Athina është pjesa më e qytetruar e botës. E nëse në Athinë jam i helmuar, unë nuk mund të shpresoj se diku tjetër mund të mbijetoj. Do të ishte më mirë që unë të jem i vrarë këtu, e fajsia do të duhej të mbetej në kokat e njerëzve të Athinës, të cilët i kam mësuar gjithë jetën time, e të cilët akoma nuk kanë mundur ta kuptojnë. Më mirë sesa të shkoj në ndonjë vend të ri dhe të më vrasin njerëzit të cilët nuk më kuptojnë…”

Ai ka zgjedhur të jetë i helmuar në Athinë. Unë Sokratin e dua më së shumti. Ai nuk ka lënë asnjë pasues, ai nuk ka lënë asnjë organizatë, ai nuk ka lënë asnjë kishë. Këto janë bukuritë e njeriut. Ai qëndron vetëm, dhe akoma është njeriu më influencor në tërë botën.

I dua edhe disa njerëz tjerë…e dua Lao Ce në Kinë, i cili gjithashtu nuk ka lënë asnjë pasues, i cili nuk ka qenë ndonjëherë i gatshëm të shkruajë libër, sepse ka mundur të bëhet libër i shenjët; njerëzit do të kishin mundur të fillojnë t’i përkulen – dhe për një arsye gjithashtu të thjeshtë se e vërteta nuk mund të shprehet. Çfarëdo që t’ju them për diçka që është larg matanë; diçka do të mungojë në të.

E vërteta mund të mësohet vetëm në afërsi të drejtëpërdrejtë me mjeshtrin. Është një lloj transferimi, sinkronizimi. Në prezencën e mjeshtrit, diçka lulëzon brenda jush. Në qetësinë tuaj diçka ndini. Në dashurinë e thellë, shumë të thellë, zemra juaj fillon të vallëzoj në melodinë e re.

E dua Gautam Buda sepse ka qenë revolucionari më i madh prej të gjithë mësuesëve të botës, kundër të gjithave që janë të vjetra të shkuara dhe të vdekura.

I dua edhe shumë njerëz tjerë: Heraklitin, i cili më së afërmi i afrohet shkencës moderne, fizikës moderne…Asnjë njeri tjetër në tërë historinë nuk është aq afër qasjes së fizikës moderne sesa Herakliti. Ai ka qenë njeriu i cili ka thënë: “Nuk mund të shkelni dy herë në të njëjtin lum sepse çdogjë ndryshon aq shpejtë.”

Nuk mund të shkelni në të njëjtin lum edhe një herë.

Por unë nuk jam i influencuar nga askush. Unë i dua ata. I dua për kualitetet e tyre, për qeniet e tyre të mrekullueshme, për pavarsinë e tyre, për lirinë e tyre, për rebelimin e tyre, por nuk jam i influencuar, sepse nuk jam pasues i askujtë. Unë jam vetja ime.

Çfarëdo që ju them, ju them nga autoriteti im. Kjo është përvoja ime vetjake. Nëse nuk e kam përjetuar, atëherë nuk do t'jua them. Madje edhe nëse e tërë bota thotë se është ashtu, kjo nuk është me rëndësi, sepse e vërteta nuk mund të vendoset me mazhorancë; kjo nuk është çështje votimi. E vërteta ka për të qenë ndjenja më e thellë e imja. Zemra ime duhet të jep nënshkrim për këtë.

Kështu që unë nuk jam i influencuar nga askush, por kam dashuri ndaj shumë njerëzve nga të gjitha viset dhe nga të gjitha civilizimet – ka shumë emrat e të cilëve nuk po me kujtohen.

**Pyetja e shtatë**

POPULLI GREKË, SI DHE MILIONA NJERËZ TJERË NË BOTË, RRITEN SI TË KRISHTERË. SI MUND T'I NDRYSHONI ATA, PAS DYMIJË VJET KRISHTERIZMI?

Është sistem i vjetruar, tash më është i kalbur. Është sikurse ndërtesë e vjetër. Ju kurrë mos thuani ajo ndërtesë është dymijë vjet e vjetër, si mund ta rrënojmë tash? Kjo ndërtesë veç është vjetruar; madje edhe pa rrënimin tuaj, ajo veç ka përfunduar.

Ka miliona të krishterë, por kurrë nuk kam ardhur në kontakt me një të vetmin Krisht. Krishterizmi është vetëm sistem shoqëror; ju nuk keni lindur si të krishterë. Nëse jeni rritur në shtëpinë myslimane, do të bëheni mysliman. Nëse jeni rritur në shtëpinë budiste, ju do të bëheni budist, dhe juve kurrë s'do t'ju kujtohet se keni lindur si të krishterë. S'ka fëmijë që lindë si i krishterë, hinduaist apo mysliman. Çdo fëmijë lindë i pastër, i freskët, vetëm si qenie njerëzore, i çiltër, tabulla rasa.

Sistemi i vjetër sido që të jetë, më nuk është me rëndësi. Kur e kuptoni se ajo nuk është e vërteta juaj, se ajo nuk është përvoja juaj, se ai nuk është realizimi juaj, ai fillon të rrëshqet. Ajo nuk është fytyra juaj, ajo është maskë. Ju do ta heqni atë; askush nuk mund t'ju ndaloj. Çdokush e ka të drejtën ta ketë fytyrën e vet origjinale, dhe fytyra juaj origjinale është vetëm e qenies njerëzore.

Njëherë kur ta kapërceni sistemin tuaj, për të cilin kam thënë se është gjëja më e thjeshtë në këtë botë, sepe unë kam me miliona *sanjasinë* në tërë botën të cilët kanë ardhur nga të gjitha llojet e traditave…Krishterizmi është i vjetër dymijë vjet, judaizmi është i vjetër katërmijë vjet, hinduaizmi është i

vjetër dhjetëmijë vjet, xhainizmi është i vjetër dymbëdhjetë mijë vjet. të gjithë këta njerëz kanë ardhur tek unë dhe nuk kanë hasë në vështërsi për ta kapërcyer atë, sepse ajo nuk është personalisht e tyre. Ajo është barrë; ju po theheni nën të. Nuk po mund të lëvizni, nuk po mund të rriteni, jeni të pranguar.

Njëherë kur ta kuptoni se shtëpia në të cilën po jetoni nuk është shtëpi por burg, ju do të kërceni jasht nga dritarja, nga dera, nga çdo vend. Do ta gjeni mënyrën.

Nëse shtëpia juaj është në zjarr, do ta pytni dikë për drejtimet se si të dilni jasht nga shtëpia? Madje edhe nëse shtëpia nuk është e juaja, ju do të gjeni mënyrë të dilni jasht. Shtëpia është në zjarr, nuk ka kohë të gjendet dikush për ta pyetur, dhe askush nuk është i gatshëm t'ju jep përgjigje. Të gjithë vrapojnë jasht. Të gjithë janë në veten e tyre – ata duhet ta shpëtojnë jetën e vet. Dhe nuk do të brengoseni për traditat dhe zakonet. Nëse jeni duke u pastruar nën dush dhe shtëpia fillon të digjet, ju do të kërceni jasht lakuriq. Ju madje nuk do të mendoni dy herë që jeni lakuriq.

Sistemet – krishterizmi, hinduaizmi apo budizmi, komunizmi apo fashizmi – janë njëjtë burgim. Ato ju shkatërrojnë. Ato e shkatërrojnë tërë jetën tuaj. Ato e thithin gjakut tuaj, dhe nuk ju lejojnë të jetoni totalisht. Ato nuk ju lejojnë të bëheni Zorba, dhe nuk ju lejojnë, natyrisht, të bëheni Buda. Tash është në juve të vendosni. Nëse dëshironi të bëheni i tërë potenciali juaj, ashtu që ju mund të lulëzoni dhe të vallëzoni në erë, në diell, atëherë i keni hedh përtokë të gjitha këto ngarkesa.

Thjesht, vija e demarkacionit është: nëse nuk është përvojë e juaj, atëherë nuk është e rëndësishme atë që e thotë Jezusi, Buda, Mahavira, Krishna, Konfucie – çfarëdo që thonë ata, nuk është e rëndësishme. Ju nuk po thoni ata e kanë gabim, ju thjesht po thoni ajo nuk është e vërteta juaj. Ndoshta Konfucie e ka pasur të vërtetën, ndoshta Mojsiu e ka pasur të vërtetën, por nëse Mojsiu han, kjo s'do të thotë se uria juaj do të shkojë. Ju do ta hani vetveten. Nëse Krishna pin, etja tij do të shuhet, por kjo nuk do ta ndihmojë etjen tuaj.

Pasi që është kuptuar se asgjë nuk është përvojë e imja personale, vetja ime kërkon, vetja ime gjenë, nuk vazhdon të më ushqej, nuk vazhdon të më ndihmoj sepse jam bërë vetja ime…

Mos e harroni një gjë, ekzistencës nuk i pëlqejnë kopjet. Kjo është arsye përse ju nuk mund ta gjeni asnjë person të përsëritur. Gautam Buda ndoshta ka qenë shumë i bukur, por ekzistenca nuk do ta përsëritë më. Të gjithë budistët përpiqen të bëhen Gautam Buda; dhe shumica prej tyre bëhen kopje, aktorë. Ju mund të aktroni si Gautam Buda, por aktrimi është sipërfaqësor, kjo nuk do t'ju jep ekstazën e njëjtë të cilën e ka pasur Buda.

Kështu që nuk është me rëndësi se sa i vjetër është sistemi juaj, e vetmja kuptueshmëri është: "ai nuk është i imi", dhe ju e përfundoni me këtë. Kjo është mënyrë me të cilën unë e kam përfunudar.

Edhe unë gjithashtu jam i lindur përbrenda religjionit më të vjetër në botë, por unë nuk kam hasur në kurrfarë vështërsie. Në momentin kur e kam kuptuar, "se ato nuk janë përvojat e mia, dhe se unë duhet t'i gjej përvojat e mia vetjake", përnjëherë jam çliruar; të gjitha barrat thjeshtë janë zhdukur.

Në fakt, barra nuk më ka mbajtur mua, unë jam mbajtur për barrën. Në një moment unë kam ra duke u mbajtur për të, ka ra, është përplasur për toke, dhe më ka dhënë liri të hatashme për të lëvizur; ndryshe njerzit janë ngjitur për të.

Kjo nuk është e vështirë. Vetëm lereni atë dhe provoni – asgjë. Shikoni thellë në të – a është kjo përvoja juaj personale?

Do t'jua tregoj një incident P.D.Ospenski (Peter Demianovich Ouspensky) një prej matetatikanëve më të mëdhenjë të shekullit njëzet, kishte shkuar për ta vizituar një prej mistikëve më të mëdhenjë Xhorxh Gurdxhief ( George Gurdjieff) Ospenski kishte qenë i famshëm në botë e Gurdxhief absolutisht i panjohur. Ai ishte bërë i popullarizuar tek pasi që Ospenski ishte bërë nxënës i tij. Si mësues i Ospenskit ishte bërë i popullarizuar; përndryshe askush nuk e kishte dëgjuar emrin e tij.

Kur Ospenski kishte ardhur për t'u takuar me të, ai me vete kishte pasur disa libra të mëdha. Edhe librin e tij: "TERTIUM ORGANUM", duket se është një prej librave më të mëdha në botë. Nëse më duhet t'i përmend dhjetë libra të mëdha, unë do ta kisha përfshirë TERTIUM ORGANUM një prej të cilëve; nuk mund ta përjashtoj.

Dhe çfarëdo që e ka pyetur Ospenski Gurdxhiefin, ky ju ka përgjigjur: "Ti je ai i cili e ke shkruar TERTIUM ORGANUM. Mere këtë letër e këtë laps,

dhe shko në dhomën tjetër. Shkruaj në letër, në një faqe, atë që e di vetë, përvojat e tua personale, dhe në faqen tjetër, atë që nuk e dinë, krejt çka është e huazuar. Nganjëherë e di çfarë di ti, s'do të flas kurrë për këtë. Ajo ka përfunduar; ti e di atë. Unë do të punoj vetëm në ato çështje të cilat ti nuk i di."

Ka qenë krejtësisht e qartë. Ospenski kishte shkuar në dhomën tjetër. Kishte qenë natë e ftohtë ruse dhe kishte ra borë, por Ospenski ishte djersitur sepse nuk kishe mundur të shkruaj asnjë fjalë si përvojë të tij personale. E ai kishte shkruar libra të mëdha, jashtëzakonisht të mëdha.

Pas gjysmë ore ishte kthyer, i djersitur, ia kishte dhënë Gurdxhiefit fletën e zbrazët. Dhe i kishte thënë: "Unë nuk di asgjë."

Gurdxhief i kishte thënë: "Në këtë rast diçka është e mundur. Ti je njeri të cilit mund t'i besohet. Je i sinqertë, je autentik. Tash mbaje mend, çfarëdo që nuk di veç ka përfunduar. Po fillojmë nga injoranca e personit. Kështu që mbaje mend nga ky çast ti je ai personi injorant, e jo matematikant i njohur në botë.

Me këtë çiltërsi dhe modesti gjithçka është e mundur, dhe gjërat e mëdha bëhen të mundshme në jetën e Ospenskit. Është nevoitur vetëm gjysmë ore, dhe të gjitha sistemet përnjëherë janë zhdukur – ai ka fituar vetëm shikim të mprehtë.

**Pyetja e tetë**

MBRËM GJATË INTERVISTËS TELEVIZIVE, DUKESHIT TË ZEMËRUAR NDAJ LIDERVE TË CAKTUAR POLITIK. JU LUTEMI TË NA TREGONI SAKT SE CILËT JANË NJERËZIT TË CILËT JUVE JU ZEMËROJNË?

Nuk jam zemëruar qe tridhjetë e pesë vjet, por mund ta kuptoj pyetjen. Sa herë që them diçka që ju dhemb, ju mendoni se jam i zemëruar. Unë thjesht po e citoj të vërtetën.

Unë nuk jam politikan.

Unë kurrsesi nuk ju konsideroj kur flas.

Unë nuk e konsideroj se si ju do ta pranoni atë. Politikani mendonë para se të fletë, atë se çfarë do t'ju pëlqej juve. Ai i thotë vetëm ato gjëra të cilat ju i doni; nuk është me rëndësi se a janë të vërteta apo të pavërteta. Unë nuk jam politikan. Unë kurrë nuk ju konsideroj.

Konsiderata ime e vetme është e vërteta.

Edhe nëse ju lëndon edhe nëse ju shëron kjo nuk është e rëndësishme për mu. Madje me qenë i lënduar nga e vërteta është më mirë sesa me u ndi mirë nga gënjeshtra.

Kur po ndiheni ju të lënduar, po mendoni se unë jam i zemëruar. Unë nuk jam i zemëruar në askënd. Asnjë politikan, asnjë lider religjioz nuk më zemëron – sepse përse më duhet të vuaj për tjerë njerëz? Zemërimi është vuajtje, ta djegësh vetveten për gabimet e njerëzve të tjerë. Unë thjesht flas gjithçka çka është e drejtë.

Zemra ime është përplotë me dhembshuri për ata njerëz të cilët ndoshta ndihen të lënduar. Unë mund t'i shëroj, por ata duhet ta kuptojnë se unë nuk jam i zemëruar. Unë nuk e konsideroj askënd si armik në tërë botën, gjithashtu ka miliona njerëz të cilët mendojnë se janë armiqët e mi. Ky është problem i tyre.

Sa më përketë mua, të gjithë janë miq të mi.

Unë do të bëj çdogjë për t'i ndihmuar personit ta realizojë realitetin e tij, për ta zbuluar fytyrën e tij origjinale, të fillon të jetojë në çiltërsinë dhe bukurinë e tij. Por nganjëherë puna ime është sikur e kirurgut – ajo shkakton dhimbje. Por ajo nuk ka qëllim ta lëndojë askënd. Ajo dhemb sepse kanceri do të largohet nga ju. Plagët do të shërohen. Kanceri nuk ju ka lejuar të shëroheni, ai ka dashtë t'ju mbytë.

Nganjëherë theksimi im në gjëra të caktuara keqkuptohet. Unë nuk jam orator. Unë fare nuk e di ABC-n e artit të të folurit. Unë thjesht flas me njerëzit zemër për zemër. Kam diçka për të thënë, e mënyra ime për t'u shprehur nuk është oratori e trajnuar. Ajo është humane, e papërpunuar, e gjallë. Kështu, nganjëherë ndoshta theksoj diçka e ju ndoshta mendoni se jam i zemëruar – por unë nuk zemërohem tash e tridhjetë e pesë vjet. Unë me të vërtetë kam harruar se si me u zemërua.

Nëse ju mund të më zemëroni, unë me të vërteta do të kënaqesha sepse e kam harruar këtë shije. Tridhjetë e pesë vjetë është kohë e gjatë. Dhe për këto tridhjetë e pesë vjet unë kam pas vetëm dashuri. Kështu që nëse mund të më udhëheqni të zemërohem, me të vërtet do t'ju falënderoja përzemërsisht.

**Pyetja e nëntë**

E DHATË IMAZHIN PËR VETEN TUAJ, A ËSHTË AJO QË E PËLQENI, APO KA NDRYSHUAR PA NDIKIMIN TUAJ?

Unë nuk jap kurrfarë imazhi. Imazhin të cilin e keni pranuar është marrë nga ana juaj, dhe ato ndryshojnë varsisht prej fotografit. Dhe jam i sigurtë se unë ndryshoj – unë akoma jam i gjallë. Me qenë i gjallë do të thotë të ndryshosh, kështu që imazhi do të ndryshojë. Por unë nuk po ju jam kurrfarë imazhi.

Unë po ua jap vetën time.

Imazhet janë përgjegjësi e juaja. Atje ka fotograf amator, ka fotograf të mëdhenjë artistik. Tash do ta shoh kur ta shkruani artikullin se çfarë imazhi do të del prej saj. Ajo varet nga ju, jo nga unë.

Unë jam në dispozicion.

**Pyetja e dhjetë**

MBRËM THATË SE JENI ANTI-SEKS. A JENI MA SHUMË MASHKULL APO FEMËR?

Në çastin kur ju bëheni anti-seks, pyetja me qenë mashkull apo femër nuk paraqitet. Anti-seks thjesht do të thotë përtej seksit. Trupi natyrisht do të qëndrojë. Nëse është trup mashkulli, ai do të mbes trup mashkulli. Nëse është trup femre, do të mbes trup femre. Por qendrat seksuale nuk janë në trup, ato janë me mendje. Organet e juaja gjenitale nuk janë qendra seksuale; ato janë vetëm zgjatje anatomike. Ato janë nën mbikëqyrjen e qendrave në mendjen tuaj.

Një prej shkencëtarëve të mëdhenjë, Dellgado, ka bërë eksperimente në qendrat e mendjes. Eksiztojnë gati shtatëqind qendra, të cilat kontrollojnë gjithçka në trupin tuaj. Dhe kur është gjetur qendra seksuale në trurin e

hapur të miut të bardhë, ai e ka stimulue atë me tel elektronik dhe i tërë trupi i miut ka përjetuar orgazëm seksual.

Mandej ai e ka bërë një vendosje. Ka vendosur elektrodën në qendër, e telepilotin para miut, dhe e ka mësuar miun ta shtypë butonin. Në çastin kur miu do ta shtypte butonin, ai do ta përjetonte orgazmën, i tërë trupi i tij dridhej nga kënaqësia të cilën kurrë më heret nuk e kishte përjetuar. Ai kishte harruar të ha e të pi. Gjithçka kishte pasur të vendosur rreth tij, por ai as që i kishte shikuar. Për një orë ai e kishte shtypur butonin gjashtëqind herë - dhe kishte ngordhur.

Në të ardhmen ekziston mundësia ta keni një telepilot në xhep, dhe sa herë që dëshironi ta përjetoni orgazmën, thjesht e shtypni butonin. Ai nuk do të jetë mashkullor, ai nuk do të jetë femëror, ai thjesht do të jetë orgazëm. Do të jetë orgazëm bio-elektrik.

Kur them anti-seks, unë mendoj se unë dua që njerëzit e mi ta përjetojnë përvojën seksuale në atë masë saqë plotësisht të kënaqen me të, dhe të mos lakmojnë më për të. Dhe aty vjen qetësia…Ajo është përtej zgjuarsisë nuk është as mashkullore as femërore. Kjo gjendje e transcedentuar do të jetë gjendje Buda. E para se të vini në këtë gjendje të transcedentuar, ju duhet të jeni Zorba.

Kështu që mos u bëni koprrac në atë të jeni Zorba. Shkoni zemërgjerësisht në të, kështu që do ta përfundoni me të shumë shpejtë. Dhe pasi që ta përfundoni me të, atëherë trupi i juaj do të mbetet mashkull apo femër, por qenia juaj do të jetë e transcedentuar. Ajo nuk mund të jetë mashkullore, ajo nuk mund të jetë femërore.

**Pyetja e njëmbëdhjetë**

DJE KENI FOLUR PËR SHKATËRRIMIN E FAMILJES. A KENI PASUR JU NDONJËHERË FAMILJE?

Çdokush është i lindur në familje. Unë kam lindur në familje. Në Indi ekzistojnë familjet e përbashkëta, familje të mëdha. Në familjen time duhet të kanë qenë pesëdhjetë apo gjashtëdhjetë anëtar – të gjithë kusherinjët, axhallarët, hallat jetojnë së bashku. E kam parë të tërë rrëmujën e kësaj. Në fakt, këta gjashtëdhjetë anëtarët më kanë ndihmuar të mos e krijoj familjen time personale. Kjo përvojë ka qenë e mjaftueshme.

Nëse jeni mjaft inteligjent, mund të mësoni madje edhe prej gabimeve të njerzëve të tjerë. Kështu që unë kam mësuar prej gabimeve të babait tim, prej gabimeve të nënës sime, të axhallarëve, të hallave. Ka qenë familje e madhe, dhe unë e kam parë të tërë cirkun, mjerimin, konfliktet konstante, luftat rreth gjërave të vogëla, e pakuptimët. Që nga fëmijëria e herëshme një gjë është bërë vendimtare për mua, se nuk do ta krijoj familjen time personale.

Kam qenë i befasuar se të gjithë që janë të lindur në familje…Dhe përse ai ende vazhdon me krijimin e familjes? Duke e parë të tërë skenën, ai përsëri e përsëritë.

Pasi jam kthyer nga universiteti, pas përfundimit të të gjitha studimeve, babai im kishte qenë i brengosur – sepse ai më ka njohur, se kur them unë njëherë jo, s'ka gjasë ta ndryshoj atë. Kështu për të mos më pyetur drejtëpërsëdrejti. Ai i kishte thënë nënës sime: "Pyete a ka dëshirë të martohet? Më kë dëshiron ai…ne nuk do ta kushtëzojmë as me kaste (shtresë shoqërore), religjion, me asgjë, por ai duhet të martohet."

Kur shkova në shtrat për të fjetë, nëna më tha: "Mund të martohesh me cilëndo vajzë që dëshiron, ne nuk të kundërshtojmë."

I thash: "As unë gjithashtu nuk po ju kundërshtoj. Unë dua që ju vetëm të mendoni edhe dy javë: a jeni ju me të vërtetë të lumtur? A nuk keni menduar shumë herë se do të kishte qenë më mirë sikur ju të mos ta kishit kaluar nëpër këtë mjerim të martesës, t'i prodhoni njëmbëdhjetë fëmijë, të jetoni në këtë cirk prej gjashtëdhjetë anëtarëve, ku gjithçka shkon keq, dhe ku ghithkush gjithkujtë i hypë në qafë? Mendoni edhe dy javë, dhe mandej ma thuani. Nëse ju mendoni se kjo është përvojë e madhe, unë do të martohem, por përgjegjësia do të jetë e juaja. Në pyetje është tërë jeta ime. Po e rrezikoj tërë jetën time për vendimin tuaj?"

Pas tri ditësh nëna u kthye dhe më tha: "Dy javë janë shumë. Unë nuk po mund të fle, unë nuk po mund të bëj asgjë. Vetëm më çliro nga kjo përgjegjësi."

I thash: "Çfarë ndodhi?"

Më tha: "Nuk po mund të vendosi për martesën tënde."

I thash: “Po ky është vendim.”

Më tha: “Po të kuptoj. Nuk do të them të martohesh.”

E unë i thash: “Thuaj babit tim se nuk ka nevojë të shkoj rretherrotull. Ai duhet të më takoj drejtëpërsëdrejti mua.” Por ai kishte frikë sepse e dinte se unë do t’ja cekja se tërë jeta tij ka qenë vetëm vuajtje – dhe ai akoma dëshiron të hy në llojin e njëjtë të situatës.

Ai nuk më ka pyetur. E kishte sjellur avokatin e gjyqit suprem, Ai ka qenë mik i tij, dhe ai ka qenë një prej avokatëve më të mirë në Indi. Dhe ai tha: “Djali im është tepër argumentues. A mund ta zgjidhësh këtë?”

Avokati u përgjegj: “Mos u brengos. Asnjë rast nuk e kam humbur kurrë në jetën time. Kam ardhur me ty, e ta shohim se çfarë argumente na paska djali yt. Ky është profesioni im; tërë jetën time kam qenë avokat.”

Në kohën kur ai erdhë, unë i thash: “E para mendo së pari.”

Ai më tha: “Çfarë po mendon.”

I thash: “Po mendoj nëse unë fitoj, atëherë unë nuk martohem. Nëse unë nuk fitoj, atëherë unë martohem. Por nëse ju fitoj juve, atëherë ju duhet të divorcoheni.”

Ai më tha: “Është e çuditshme. Më duhet pak të mendoj rreth kësaj.”

Unë i thash: “Por ju nuk e keni humbur kurrë në jetën tuaj asnjë rast, e ky është problem i vogël, dhe nuk ka gjyqëtar. Unë ju kam zgjedh edhe si gjyqëtar gjithashtu, sepse kam besim në juve. Që nga fëmijëria ime e herëshme unë ju kam dashtë, dhe e di se nuk mund të jeni të padrejtë. Kështu që le t’i qesim argumentet. Ju njoh juve dhe e njoh gruan e juaj, dhe e di se ju dyherë keni tentuar të bëni vetëvrasje.”

Ai tha: “Oh Zot! Kjo do të thotë se më duhet të divorcohem nga gruaja ime? Thirre babin tënd. Nuk dua të futem në këtë bela.”

Ata kanë provuar. Para se të më vdiste babai, ai me lotë në sy më kishte thënë: “Unë jam i lumtur që ne nuk patëm sukses me forcë të të martojmë

dhe të çosh një lloj jete normale. Ne jemi brengosur për ty…se kush do të kujdesët për ty? Por t'i e ke dëshmuar se nëse beson në ekzistencë, ekzistenca kujdeset. Kjo është shumë e mëshirshme."

Kështu unë nuk kam familje personale. Por kam familje shumë të madhe të *sanjasëve* të mi, nëpër tërë botën. Kështu që ngado që të shkoj, unë jam në shtëpi. Kjo nuk paraqet kurrfarë dallimi. Vetëm para dy ditesh kam qenë në Nepal dhe sa jam atje në shtëpi po aq jam këtu në shtëpi.

Unë kam krijuar një familje krejtësisht tjetër fare. Me miliona njerëz i përkasin familjes sime. Dashuria tyre është e pakushtëzuar. Unë s'kam asgjë për t'iu dhënë atyre, përpos vetes sime. Por ata ma japin zemrën e tyre, dhe atë pa kurrfarë shkaku. Unë nuk jam lider religjioz, nuk jam politikan; unë nuk ju jap kurrfarë premtimi, unë nuk ju jap kurrfarë shprese.

Unë thjeshtë flas me ju, të bëheni vetja juaj – mësim i thjesht, ma i thjeshti, pa kurrfarë zhargoni – dhe prapë e kam themeluar familjen më të madhe në botë, në tërë historinë e njerëzimit.

**Pyetja e dymbëdhjetë**

A E ZBATOJNË SANJASIT E JUAJ PIKËPAMJEN TUAJ RRETH SHKATËRRIMIT TË FAMILJES?

Dëgjueshmëria nuk është mësimi im. Mosdëgjueshmëria nuk është mëkat. Unë ua shpjegoj njerëzve të mi kuptueshmërinë time, e mandej është liria e tyre të bëjnë çfarë të donë ata. Kjo nuk është çështje e dëgjueshmërisë, kjo është çështje e dëgjimit të inteligjencës së tyre personale.

Apeli im është për inteligjencën e tyre. Unë e shpjegoj sa më qartë që është e mundur, e mandej ua lë atyre. Unë nuk dua t'iu marrë lirinë e vendimarrjes, dhe çfarëdo që vendosin ata – unë jam i lumtur me të – sepe unë e dua individualitetin e tyre dhe unë dua që ta përmirësoj individualitetin e tyre sa ma shumë që kam mundësi.

Po e tyre është e mirë, Jo e tyre është e mirë. Kjo nuk paraqet kurrfarë dalllimi, sepse kjo buron nga dashuria e tyre, nga kuptueshmëria e tyre.

Nuk dua pasues, njerëz të dëgjueshëm.

Unë dua miq inteligjent, bashkëudhëtar.

Dhe nganjëherë nuk them asgjë, kurrë nuk pyes a më përcjelli dikush apo jo. unë vazhdoj drejtë në gjëra tjera. Unë kam as shumë gjëra…

Por unë jam i lumtur me njerëzit e mi, jashtëzakonisht i lumtur dhe falënderues. Vështirë është në histori të çdo instancë të gjesh njerëz aq të mrekullueshëm, inteligjent që e pasojnë njeriun i cili nuk shtirret se është shpëtimtar apo profet apo zot, i cili vetëm thotë: “Unë jam aq i rëndomët sa jeni edhe ju – vetëm me një dallim të vogël: “Unë jam i zgjuar ju jeni në gjumë. Por ky nuk është dallim i madh…ju mund t’i hapni sytë në çdo çast.”

## KAPITULLI 6

## Nëse mund ta merrni, merrne

*22 shkurt 1986 paradite*

PYETJE NGA TELEVIZION NBC, AMERIKË

**Pyetja e parë**

A MUND TA PORTRETIZONI VETEN SHKURTIMISHT: KUSH JENI JU? NJERËZIT THONË SE JENI HAJN. A JENI HAJN?

Unë jam vetëm pasqyrë. Kur hajni shikon në mua, ai e sheh hajnin në mua. E tëra varet nga ju.

Kur është çështja tek unë, është e pamundur të më portretizoni…vetëm pasqyrë e pastër, e zbrazët. Kjo është e tërë përpjekja ime, t'i mësoj njerëzit të meditojnë.

Meditimi është art i pastrimit të pasqyrës suaj nga i tërë pluhuri të cilin e ka zbrazë mbi ju shoqëria, religjioni, sistemi arsimor, të largohet gjithçka që nuk është lindur me ju, t'ju çojë juve në çiltërsinë absolute të juajën sikur kur keni lindur si fëmijë.

Unë këtë e quaj rilindje. Dhe pas rilinjdes ju bëheni si pasqyrë. Ka njerëz që e shohin zotin në mua, dhe ka njerëz që e shohin hajnin në mua, dhe ka njerëz që e shohin majmunin në mua, dhe ka njerëz që e shohin gomarin në mua, dhe ka njerëz që e shohin jankin në mua – kjo varet nga ata.

Ajo është fytyra e tyre vetjake.

Unë thjesht pasqyroj.

**Pyetja e dytë**

OSHO

A KENI AKOMA BASHKËPUNËTOR TË ARMATOSUR? A JENI KUNDËR ARMËVE? ÇFARË ËSHTË OPINONI JUAJ RRETH GARËS NË ARMATIM?

Unë jam kundër çdo lloji të dhunës. Gara në armatim e çon njerëzimin në shkatërrim total. Dhe kjo është asisoj humbje në univers, saqë ne nuk mund as ta imagjinojmë. Ky univers infinit, gjigant është i gjallë vetëm për neve. Ajo është e vetëdijshme vetëm shkaku i njeriut, përndryshe, këto yje të mëdha, sitemet diellore, janë vetëm të vdekura.

Kjo është kredi për këtë planet, në të cilin ne jemi në gjendje të prodhojmë njerëz si Sokrati, Gautam Buda, Lao Ce, Pitagora. Të shkatërrohet njerëzimi do të thotë të shkatërrohet përpjekja miliona vjeçare e ekzistencës të cilën e ka bërë. Ekzistenca po përpiqet të bëhet e qëllimshme përmes neve; po provon të bëhet e vetëdijshme përmes neve.

Është udhëtim i gjatë prej gurit të bëhet Gautam Buda, dhe të shkatërrohet e tërë kjo përpjekje nga ana e politikanëve të marrë është e pafalshme. E tërë gara në armatim duhet të ndërprehet menjëherë.

Kryeministri rus ka thënë se prodhimi i armatimit nuklear do të përfundojë deri në fund të shekullit. Nëse do ta përfundoni në fund të shekullit, atëherë përse jo tash? Përse shpenzime të kota të parasë, të punës, të inteligjencës për pesëmbëdhjetë vjet?

Dhe e tërë kjo energji mund ta ndrysho varfërinë në botë. Kemi aq shumë armë nukleare në Rusi dhe Amerikë saqë botën mund ta shkatërrojmë shtatëqind herë. Tash, thjeshtë është idiotizëm të prodhohen edhe më shumë. Për çka? A po mendoni se njeriu mund të ringjallet shtatëqind herë? Madje as Jezusi nuk ka mund ta bëj një herë. Ringjallja është e pamundur.

Unë jam kundër të gjitha armëve, por kjo s'do të thotë se jam filozof demode i padhunshëm. Unë nuk jama në favor të deklaratës së Jezu Krishtit, se nëse dikush ta jep një shuplakë në fytyrë, ti ofroja faqen tjetër. Kjo është ofenduese – ofenduese për personat tjerë. Ajo e bënë atë dehumanizues, kjo e ulë atë nën juve. Bëheni zot, duke ja dhënë faqen tjetër.

Ofendim më i madh se kjo për njeriun nuk mund të ketë. Jo, unë dua që ju t'i jepni shuplak më të fortë atij që ju ka rrah, ta ndiej ai se edhe ju gjithashtu

jeni njeri dhe se të gjithë ne jemi vëllezër: askush nuk është më i lartë, askush nuk është më i ulët.

Por nuk ekziston nevoja për armë. Njeriu ka krijuar armë në fillim sepse njeriu është shtaza më e dobët në tërë ekzistencën. Asnjë shtazë nuk bartë armë. Ju akoma nuk mund të luftoni me luanin apo tigrin, madje as me majmunin. Njeriu ka krijuar armë për ta plotësuar mungesën e fuqisë së tij. Ka qenë i butë, dhe ai ka qenë i rrethuar prej shtazëve të egra. Kjo ka qenë arsyja për pasjen e armëve – dhe për armët të cilat kanë mund të përdoren nga largësia, sepse nëse ju jeni shumë afër luanit, madje edhe me armë, ju ndoshta më nuk do të jetoni. Janë zbuluar shigjetat, kështu që nga largësia, duke qenë prapa drurit, ju mund të vrisni. Pushkët janë zbuluar për të qenë në gjendje që nga largësia, të fshehur, të vrisni.

Por tash nuk jeni të rrethuar nga shtazët; ju i keni vra ato. Keni shkatërruar aq shumë natyrë dhe shatzë të egëra. Nuk ju nevojitet asnjë armë. Jeni të rrethuar nga njerëzit. Dëhuni njeri për ta, mos provoni të bëheni zot për ta. Ky është ofendim shumë i mprehtë, dhe johuman.

Ju më pyetët rreth AIDS-it. Unë do të qëndroj gjithmonë kundër tij, sepse unë jam kundër gjithçkahi që është perverse apo produket i perversionit. AIDS është fund e krye produket i homoseksualitetit. Unë nuk jam vetëm kundër AIDS-it, unë jam kundër homoseksualitetit. Unë nuk jam vetëm kundër homoseksualitetit, unë jam kundër të gjithë atyre njerëzve të cilët e kanë krijuar homoseksualitetin. Do të befasoheni kur ta mësoni se të gjitha religjionet e juaja janë përgjegjëse për homoseksualitet për dy arsye.

E para, ata janë murgj të ndarë që jetojnë bashkë me murgjit tjerë, murgeshat me murgeshat e tjera. Tash, duke i mbajtur burrat vetë se bashku me vite, gratë bashkë me vite, krijohet situata në të cilën homoseksualiteti mund të ngjaj. Homoseksualiteti është kontribut i religjioneve tuaja.

Njeriu nuk është i lindur homoseksual. Në natyrë, asnjë shtazë nuk është homoseksuale. Por në kopshtin zoologjik, nëse femrat nuk janë në dispozicion, shtazët i kthehen homoseksualitetit. Këtë e tregon inteligjenca – ata duhet të gjejnë mënyrë për biologjinë e tyre. Dhe nëse në manastrie, murgjit dhe murgeshat, bëhen homoseksual dhe lesbike, kush është përgjegjës për këtë?

Religjionet i kanë mësuar njerëzit të qëndrojnë në celibat(beqari). Celibati është kundër natyrës. Vetëm betimi i dhënë për celibat s'do të thotë se ju do të mund të qëndroni në celibat. Ju duhet të gjeni njëfarë mënyre për seksualitetin e juaj për ta shprehur atë. Celibati krijon homoseksualitet, sepse beqari mund të ketë miqësi me mashkull, por nuk mund të ketë shoqëri me femrën. Sepse ai do të frikësohet se mos njerëzit do të fillojnë të dyshojnë në celibatin e tij.

Të gjitha religjionet e kanë ngritë celibatin në diçk shpirtërore. Kjo nuk është shpirtërore. AIDS është rezultat përfundimtar i të gjitha këtyre mësimeve mbi celibatin, ndarjes së mashkullit nga femra. Unë nuk jam vetëm kundër AIDS-it, por jam kundër shkaktarëve themelor të cilët e kanë krijuar këtë. Tash ka shtete, si për shembull Teksasi në Amerikë, ku kanë miratuar ligj kundër homoseksualitetit. Tash homoseksualiteti është krim. Dhe ka qenë befasi e madhe kur është mësuar se në vendet si Teksasi, miliona homoseksual kanë protestuar kundër këtij ligji.

Ligjet nuk e ndryshojnë njeriun. Këta homoseksual do të shkojnë në nëntokë – atje s'kanë nevojë të thonë se janë homoseksual. Dhe homoseksualiteti i nëntokës është shumë më i rrezikshëm.

Ju mund të infektoheni prej AIDS pa kurrfarë kontakti seksual, vetëm me puthje të personit i cili e ka AIDS-in, sepse pështyma bart virusin e AIDS-it. Ndoshta do të duhej i tërë njerëzimi ta ndjekë shembullin e Eskimezëve. Ata janë njerëz shumë primitiv, por sa i përketë kësaj janë shumë më largë para nesh. Ata kurrë nuk janë puthur; ata e urrejnë krejt këtë ide. Dhe kur i kanë parë njerëzit duke u puthur ata kanë ndjer neveritje. Është e shëmtuar të përzihen pështymat me dikë tjetër, ta eksplorosh gojën e tjetrit me gjuhë tënde…Kjo duket se është marrëzi e çuditshme franceze!

Eskimezët gjithashtu kanë mënyrë ta shprehin dashurin e tyre, ata i fërkojnë hundat. Kjo është shumë më higjienike, më e pastër – pa rreziqe, pa sëmundje. Në të shumtën mund të ftoheni, e që nuk është sëmundje e madhe. Nëse nuk merrni kurrfarë ilaqi, ajo kalon për shtatë ditë. Nëse merrni ilaq, ajo kalon për një javë!

Virusi i AIDS-it bartet madje edhe me lotë. Fëmija i vogël mund të qajë dhe të rënkojë dhe vetëm nga mëshira ju ja fshini lotin fëmijës me duart e juaja, dhe ju nuk jeni të vetëdijshëm se ndoshta jeni infektuar nga sëmundja

vdekjeprurëse – sëmundje e cila nuk do të duhej të quhej sëmundje sepse nuk ka shërim.

Shkencëtarët thuajse të gjithë pajtohen se nuk ekziston mundësia për asnjë ilaq. Njeriu do të vdes më së gjati brenda dy vitesh, por kryesisht brenda gjashtë muajsh. Kjo është vdekje e ngadalshme.

Unë jam kundër kësaj. Unë jam kundër celibatit. Unë jam kundër religjionit i cili i shtynë burrat e gratë të jetojnë ndaras, duke e shkaktuar tërë këtë smundje. Lesbiket akoma nuk janë në gjendje të prodhojnë asnjë sëmundje si AIDS – ndoshta gratë janë më të qëndrueshme dhe ato marrin pak më tepër kohë. Por kjo është e sigurtë, se një ditë atp gjithashtu do të prodhojnë sëmundje e cila do të jetë më fatale se vetë AIDS.

Të jesh kundër natyrës nuk është mënyra ime e vështrimit të gjërave. Të shkohet me natyrën, duke e shfrytëzuar natyrën si gur vau apo shteg. Kalimet më të larta se natyra prapë nuk janë kundër natyrës. Natyra akoma është bazë, dhe ju mund të shkoni përtej saj.

Njerëzit kanë shkuar përtej saj, por jo duke e kundërshtuar. Ta kundërshtosh atë thjesht bëheni të çoroditur.

**Pyetja e tretë**

OSHO
A KA PERSON TË CILIN KISHIT DASHUR TA TAKONI QË KURRË NUK E KENI TAKUAR? A MUND TË NA TREGONI EMRIN E PERSONIT?

Këtu është personi të cilin kam dasht ta takoj. E kam takuar para tridhjetë e pesë vjetësh: vetën time. Që nga atëherë s’kam pasë dëshirë ta takoj askënd.

**Pyetja e katërt**

GRATË TË CILAT PO JU RRETHOJNË JANË GOXHA TË PASHME. A E ÇMONI BUKURINË NË PASUESET E JUAJA FEMRA?

Jam i neveritur nga pyetja juaj. Ju thatë “goxha të pashme” – ato janë bukuroshe të vërteta! E unë e dua bukurinë, pavarsisht se në çka është burrë

apo grua, pavarsisht se në çka është lule apo zogj, apo në rrezet e diellit apo yje. E dua bukurinë.

Për mua, trini i vërtetë nuk është Zoti, Shpirti i Shenjët, dhe i vetmi djal i Zotit, Jezu Krishti. Trini i vërtetë për jetën dhe ekzistencën është: e vërteta, mirësia dhe bukuria, *satyam, shivam, sundram*. Ky është trini i vërtetë, kjo nuk është hipotezë.

Njeriu i cili është në gjurmim duhet të kalojë përmes tre fytyrat e realitetit: të vërtetës, të bukurisë dhe të mirësisë.

Unë e dua bukurinë, por nuk po them se ato janë goxha të bukura, ato janë me të vërtetë të bukura. Ato janë aq të bukura sepse janë aq natyrale. Ato janë aq të bukura sepse ato janë bërë aq të dëlira, aq meditative, aq të qeta, aq gjakftohtë, aq të fokusuara. Bukuria e tyre nuk është vetëm fizike. Bukuria e tyre është gjithashtu shpirtërore.

**Pyetja e pestë**

OSHO
PARA TRE MUAJSH I KENI THËNË PASUESËVE TUAJ SE MË NUK KANË NEVOJ TË VESHIN RROBA ME NGJYRA AGIMI, SEPSE JU DËSHIRONI QË ATYRE T'I JEPNI LIRI TË PLOTË. A DO TË THOTË KJO SE ATA MË HERET NUK KANË QENË TOTALISHT TË LIRË?

Ata kanë qenë totalisht të lirë edhe më heret, por ata mund të bëhen edhe më shumë totalisht të lirë!

**Pyetja e gjashtë**

OSHO
A KENI INDINJATË NDAJ AMERIKËS?

Jo, unë e dua Amerikën. Unë e dua popullin amerikan, e dua tokën e Amerikës. Por natyrisht se e urrej qeverinë amerikane, burokracinë. Ajo është qeveria më fashiste në botë sot, që pretendon të jetë demokratike. Ajo po e gënjenë tërë botën. Ajo po e gënjenë popullin e vet. Kisha dashtë që kjo qeveri të dështojë.

Por Amerikën e dua, dhe do të vazhdoj ta dua. Dhe një ditë do të mund të hy në Amerikë…sepse pikërisht tani qeveria amerikane ma ka ndaluar hyrjen për pesë vjet – pas pesë vjetësh, nëse jam gjallë, e para të cilën do ta bëj do të hy në Amerikë.

Kam aq shumë adhurues atje, aq shumë miq, aq shumë simpatizer. Dhe qfarë ka bërë qeveria amerikane për mua, ka krijuar dashuri dhe simpati të jashtëzakonshme tek populli amerikan për mua.

PYETJE NGA Nieuwe Revue, HOLANDË

**Pyetja e shtatë**

JU LUTEMI KOMENT RRETH KËSAJ DEKLARATE: “MBIJETESA E MË TË FORTËVE” DHE “JU JENI AJO QË JU HANI”.

“Mbijetesa e më të fortëve” duket se është e vërtetë, por vetëm për sytë sipërfaqësor, sepe njeriu nuk është shtaza më e fortë në tokë.

Përse ka mbijetuar, dhe ka shkatërruar shtazët tjera, jo fitnesi i tij, jo forca e tij, jo fuqia e tij, këtë e ka bërë inteligjenca e tij. Kështu unë dua ta ndryshoj këtë në mbijetesën e vetëdijës.

Tash jemi para krizës globale. Nëse njeriu nuk tregohet mjaft i zgjuar, atëherë ai do të zhduket nga planeti. Ai është dëshmuar si shumë më i vetëdijshëm se shtazët; ai tash duhet të dëshmohet si shumë më inteligjent dhe më i vetëdijshëm se politikanët. Këta janë shtazë konkrete në këtë kohë.

Nëse njeriu mund ta dëshmoj veten si shumë më të ndërgjegjshëm, si shumë më vigjilent, më i vetëdijshëm, atëherë shumë gjara mund të zhduken menjëherë. Për shembull, të gjitha kombet janë artificiale. Bota është një. Të gjitha kufijtë e kombeve janë mashtrim; ato janë vetëm në hartë. Nëse njeriu bëhet shumë më vigjilent dhe shumë më i vetëdijshëm, e para të cilën duhet bërë është t’i shpërbëjë të gjitha kombet.

Bota le të bëhet një. Një botë është e vetmja garancë, se nuk do të ketë më asnjë luftë.

Nëse njeriu është i ndërgjegjshëm dhe i vetëdijshëm, ai do ta vërenë se esenca e religjionit është një. Vetëm ritualet janë të ndryshme, e ritualet janë

të pakuptimëta. Kapërceni ritualet dhe ruane esencën e religjionit. Atëherë hinduaizmi, krishterizmi, budizmi, xhinizmi, taoizmi – të gjitha do të vijnë në një pikë: pyetjes së brendshme tuaj, të udhëtimit tuaj shpirtëror.

Nëse ne i lëmë kufijtë e kombeve të zhduken edhe kufijtë e religjioneve zhduken,  nëse bota bëhet një botë edhe religjonet do të bëhen pa ndonjë mbiemër – vetëm një cilësi, besimtari – ne do ta mbijetojmë rrezikun më të madh me të cilin po përballemi.

Njerëzimi duke e ndar veten - në religjione – në kombe do ta shkatërrojë vetveten. Na duhet jondarja, një humanitet. Çdogjë që ndahet ka për të rënë; ajo është kundër mbijetesës sonë.

Edhe proverbi i dytë "ju jeni ajo që ju hani", padyshim se është i vërtetë.

Njeriu i cili është vegjetarian në parim është joviolent. Ju mund ta shihni se: njerëzit të cilët me shekuj kanë qenë vegjetarian janë absolutisht jo – violent. Ata nuk kanë bërë asnjë luftë; ata nuk kanë bërë ndonjë kryqëzatë, ndonjë JIHADS (xhihad). Njerëzit të cilët janë mishngrënës janë më të kufizuar në ndjeshmëri, ata janë më të vështirë. Edhe në emër të dashurisë ata do të vrasin; edhe në amër të paqes ata do të shkojnë në luftë. Në emër të lirisë, në emër të demokracisë, ata vrasin.

Në ekzistencë ka akoma kanibal – jo shumë, një fis i vogël në Afrikën e Jugut, prej treqind njerëzish. Askush nuk kalon nëpër atë zonë, sepse nëse kaloni nëpër atë zonë kurrë nuk do ta arrini destinacionin tuaj – do të bëheni ushqim! Pasi që askush nuk ka kaluar nëpër atë zonë, ata njerëz i kanë ngrënë njerëzit e vet. Në fillim të këtij shekulli popullsia e tyre i ka numëruar tremijë njerëz. Tash ata janë vetëm treqind.

Më kujtohet prifti i krishter, një misionar, i cili ka qenë njeriu i parë nga Perëndimi që ka shkuar tek kanibalët për t'i konvertuar ata në krishterim. Ata menjëherë iu kanë bashkuar atij. Ata e kanë vërë atë në një tenxhere të madhe.

Ai iu ka thënë: "Çfarë po bëni?"

Ata iu kanë përgjigjur: "Vetëm prit pak dhe do ta shohësh."

Mandej ata kanë filluar të vendosin trungje e drunjë nën tenxhere. Misionari e ka parë situatën, kur ka shikuar përreth në fytyrat e këtyre njerëzve…të egër. Duke u përpjekur disi t'i bindë ata se kjo nuk është e mirë, iu ka thënë: "Para se të bëni diçka, më dëgjoni. Keni pasur ndonjëherë ndonjë shije të krishterimit?"

Ata i kanë thënë: "Prit, ne do të kemi. Ne do të bëjmë supë prej teje dhe të gjithë do të kenë shije të parë të krishterimit."

Një kanibal nuk mund të quhet njeri. Nëse ai mund të ha njerëz të gjallë, ai nuk ka zemër, nuk ka dashuri, ai nuk ka ndjeshmëri. ai është vetëm një gur.

Por ju nuk mendoni në mënyrë të njëjtë kur dikush vret një lua apo dre, sepse ju nuk mendoni se një dre ka aq jetë sa edhe ju. Dreri mund të ketë të dashur; dreri mund të ketë fëmijë. Ju nuk mendoni për luanin, kur e vritni, se ndoshta ka familje. Këlyshët e tij të vegjël do të mbesin jetim. Ai është i gjallë sa edhe ju – në fakt shumë më i gjallë se që jeni ju. e Shkatërroni atë vetëm për pak sytha shijesh në gjuhën tuaj, sa për shije…

Duket, për mendimin tim, se vrasja e kafshëve për ushqim nuk është larg nga vrasja e qenieve njerëzore. Ata ndryshojnë vetëm në trupat e tyre, në formën e tyre, por kjo është e njëjta jetë të cilën ju e keni shkatërruar.

Me teknologjinë e re toka është plotësisht e gatshme t'ju jep ushqim. Ju mund ta bëni atë me shije të plotë çfarë të doni. Dhe ju mund t'i shtoni qfarëdo arome që ju pëlqen. Vetëm për shije, të shkatërrohet jeta thjesht është e neveritshme. Me shkatërrimin e jetës, ju keni shkatërruar shumë kualitete mbrenda vetes. Ju nuk mund të bëheni një Gautam Buda. Ju nuk mund ta keni atë pastërti të ndërgjegjës, atë ndjeshmëri.

Një ditë Gautam Buda duke kaluar rrugës me dishepullin e tij Ananda, duke biseduar me të. Një mizë kishte fluturuar mbi ballin e tij dhe ai aq shumë ishte thelluar në bisedën e tij saqë vetëm mekanikisht e kishte lëvizur dorën – në atë mënyrë siç bëjmë ne – dhe miza kishte ikur. Por pastaj ai papritmas ishte ndalur, kishte mbyllur sytë, dhe kishte lëvizur dorën shumë ngadal, me shumë elegancë.

Ananda i kishte thënë: "Çfarë po bën? Miza më nuk është aty."

Buda i thotë: “Jam sjellur keq me mizën. Ajo nuk është trajtuar mirë – duhet të jem shumë më i këndshëm. Këtë po provoj, tash më duhet të jem më i sjellshëm. Kështu që në të ardhmen mos ta bëj gabimin e njëjtë. Në fund të fundit, edhe miza është e gjallë, e ajo vetëm ka fluturuar mbi ballin tim.”

Tash ky njeri, i cili nuk mund të keqtrajtojë madje edhe një mizë, me siguri se do të ketë një vetëdije shumë më të pastër se kushdo tjetër, një qetësi shumë më të thellë se kushdo tjetër.

Ushqimi vegjetarian nuk ka vetëm një gjë: proteina të caktuara, të cilat absolutisht janë të nevojshme për rritjen e inteligjencës. Kjo është arsya e vetëme përse asnjë vegjetariani nuk iu është dhënë çmimi i Nobelit. Edhe në Indi tre persona kanë marrë çmimin Nobel, por te tre personat kanë qenë jovegjetarian.

Kam shikuar në çështje thellësisht. Kam pyetur shkencëtar, mjekë, dhe kam gjetur një zëvendësim. Vezë të pafekonduar. E shtuar në ushqimin vegjetarian, kjo e kompleton. Kjo i jep të gjitha proteinat të cilat kanë munguar në ushqimin e vjetër vegjetarian. Dhe veza e pafekonduar është vetëm perim; ajo nuk ka jetë.

Një ndryshim i thjeshtë, dhe ne mund ta bëjmë tërë njerëzimin shumë më të ndjeshëm, shumë më artistik, dhe me shumë ma tepër nderim për jetën.

Oh Zot,  ju nuk e keni parë këtë, por jeta është gjithkund rreth jush.

Për ju, jeta është e vetmja përfaqësuese e cila dëshmon se ekzistenca nuk është e vdekur, ajo është e gjallë.

Të hahaet gjithçka nga vrasja është joreligjioze, joshpirtërore, joestetike. Dhe vetëm njëherë t’i shtohet ushqimit vegjetarian veza e pafekonduar, ushqimi bëhet i mrekullueshëm – shumë më i mirë se ushqimi jo vegjetarian. Ajo i përmbush të gjitha nevojat tuaja pa ndonjë shkatërrim. E njeriu i cili jeton me destruktivitet do të vdes nga destruktiviteti. Kjo nuk është një koincidencë përse te dy luftërat botërore u luftuan në Perëndim. Edhe lufta e tretë botërore do të fillojë, nëse fillon, në Perëndim.

Në Lindje – veçanërisht njerëzit të cilët kanë qenë vegjetarian me shekuj – ata nuk kanë luftuar në asnjë luftë. Kam hulumtuar në Indi nëse ndonjë vegjetarian ka qenë i arrestuar për tentim vetëvrasjeje ose vrasjeje ose

vjedhjeje dhe kam qenë i befasuar kur kam mësuar se asnjë vegjetarian kur s'kishte qenë i burgosur për kryerjen e vrasjes – kjo është e pamundur.

Më kujtohet fëmijëria ime. Gjyshja ime kurrsesi nuk lejonte patlixhana në shtëpi, sepe ato dukeshin si mish.

I thoja: "A je çmendur, këto domate të zeza(patlixhan) nuk janë mish."

Por ajo tha: "Edhe në dukje…Sa të jam gjallë unë, ju lutem mos sjellni ndonjë domate në shtëpi." Mendoni se kjo grua mund ta vrasë dikë? Mund ta imagjinoni se kjo grua mund të bëj vetëvrasje?

Po, është e vërtetë, ju jeni ajo që ju hani, sepse atë që ju e hani e bën mendjen tuaj, e bën trupin tuaj, i bën shqisat tuaja, e bën kualitetin tuaj. Në Indi, i kam shikuar, asnjë vegjetarian nuk është lypës. Ku ka me miliona lypësa, asnjë vegjetarian i vetëm nuk është lupës.

Unë i kam vizituar burgjet, i kam pyetur; kurrë nuk kam hasur në ndonjë vegjetarian në burg. Ata thjesht nuk kanë bërë kurrfarë krimi – ndjeshmëria e tyre i ndalon ata. Nëse ne e dëshirojmë një botë me të vërtetë humane, një botë të njerzëve të dashur, me plotë respekt për jetat e njëri tjetrit, , atëherë ne duhet të mendohemi për ushqimin tonë dhe për shprehitë e tjera. Ato duhet ndryshuar. Ato nuk janë aq të vlerëshme.

Dhe nëse ju e doni shijen e mishit, atë shije mund t'ju jap cilido ushqim. Tash kjo thjesht është çështje e shijës. Nuk ka nevoj, vetëm për atë shije, të vritet gjallesa, shtazët e bukura dhe të shkatërrohet ekologjia e tokës. Ato janë vëllëzërit dhe motrat tona.

Ditën kur ka vdekur Shën Francis – ai e ka shfrytëzuar gomarin për të udhëtuar – fjala e fundit të cilën ai e ka thënë e që vlenë të kujtohet. Ai iu ka drejtuar gomarit – fjalët e fundit të tij – nuk iu ka drejtuar dishepujëve po gomarit. I kishte thënë: "Vëlla gomar, të lutem më fal mua. Unë të kam hipur. Unë e pranoj fajin tim; nuk ka qenë e drejtë të kalurohet vëllai. Të lutem më fal para se të vdes." Ai iu ka drejtuar gomarit si vëlla.

Ne jemi pjesë e kësaj ekzistence: këto pemë, këto shtazë, këta zogj, ata janë vëllëzërit dhe motrat tona. Kjo është e tërë familja jonë. Vetëm një mirëkuptim i vogël, dhe ju mund ta ndryshoni ndërgjegjen tuaj nga të qenit i

ndotur, nga të qenurit destruktiv. Ju mund të ngriten aq lartë sa asnjëherë s'ka mundur askush tjetër.

Për shembull, në Perëndim fenomeni i ndriqimit të mendjes apo ndritjes nuk është i njohur, për një arsye të thjeshtë se askush nuk është i ndjeshëm dhe vigjilent aq mjaftueshëm për ta arritur këtë. Edhe Jezusi ka ngrën mish dhe ka pirë verë.

Jo vetëm kjo, të krishterët mburret me mrekullinë e tij, kur e ka shndërruar ujin në verë – tash kjo është krim, nuk është një mrekulli. Nëse ai e ka shndërruar ujin në verë, unë do ta kisha quajtur këtë mrekulli. Unë nuk mund ta quaj këtë mrekulli. Vera i bënë njerëzit të pavetëdijshëm; ajo nuk i ndihmonë njerëzit të ndriten.

Ka pasur njerëz të mëdhenjë në Perëndim. Unë i dua ata. Sokrati ka mundur të jetë një Buda, një i zgjuar, po të kishte qenë në Lindje. Por këtu, e tërë atmosfera nuk është përkrahëse. Ai ka qenë mishngrënës – jo vetëm për këtë, ai ka qenë homoseksual. Tash, një person i tillë nuk mund të arrijë në majën më të lartë të vetëdijës. Ai kishte potencial, ai kishte kapacitet, ai kishte inteligjencë, por vetëm disa gjëra të vogëla mungonin.

Këështu është rasti edhe me Moisiun; kështu është rasti me Platonin, Plotinin, Heraklitin, Pitagorën…njerëz të mrekullueshëm. Unë i dua ata, dhe akoma ndijej keqardhje për ta, sepse nuk ishin në llojin e drejtë të atmosferes në të cilën ata do të kishin mundur të zhvillohen dhe të lulëzojnë.

Ne nuk dim se sa njerëz në botë mund t'i arrinë majet e vetëdijës së lartë qiellore, sepse gjërate vogëla janë duke i penguar ata. Ushqimi është shumë i rëndësishëm. Ky është trupi juaj, mendja juaj. Dhe pa përkrahjen e trupit dhe mendjes suaj, ju nuk mund ta arrini shpirtin tuaj.

**Pyetja e tetë**

NË NJË INTERVISTË KENI THËNË SE KUR DIKUSH THOTË "UNË TË DUA" PËR TJETRIN DASHURIA VEÇ KA IKUR. PËRSE?

Kam thënë këtë, sepse kur jeni në dashuri nuk keni nevojë për ta thënë këtë. kjo tregohet vetvetiu – nga sytë tuaj, nga çdo gjest i juaji. Dhe për më tepër, për të parën herë ju kuptoni që jeni duke përjetuar diçka që nuk mund të thuhet me fjalë.

Ju mund të thoni: “Unë të dua” por ju papritmas do ta shihni se ndjenja të cilën po e quani dashuri është aq e gjerë, dhe se fjala “dashuri” është aq e vogël, ajo nuk do të jetë e drejtë për të. Kështu që, kur njerëzit janë të dashuruar, ata i kuptojnë në heshtje ndjenjat e njëri tjetrit. Të dashuruarit mund të qëndrojnë me orë të tëra në natën plotë hënë, pranë detit, duke mos e folur asnjë fjalë, vetëm duke u mbajtur për duar, sikur ata nuk janë dy – me cilin me fol, dhe çka ka aty për të biseduar? Në heshtje dashuria është aq e madhe, e shfrenuar, kështu që çdo fjalë do ta shqetësonte atë.

Por burrat dhe gratë ia thonë këtë njërri tjetrit. Filozofi i tyre një amerikan, Dale Carnegie, i cili surgjeron që së paku tre herë në ditë çdo burrë t’i thotë gruas së tij “Të dua, e dashur”. Dhe ju do të befasoheni kur ta dini se gruaja është shumë më intuitive sesa burri, burri është më intelektual. Këto janë dallimet mes dy gjinive. Ata janë komplementar.

Kurdo që burri i saj e përqafon e i thotë kështu me dashuri “Unë të dua”, ajo e di se diçka nuk është në rregull. Se ai ka qenë me ndonjë femër tjetër – ky është vetëm kompenzim! Ditën kur paprimas ai i sjell lule, apo akullore, ajo e di se çfarë ka ngjarë: ai ka bërë diçka dhe se tani do që ta mbulojë atë.

Kur ka dashuri nuk ka nevojë për ta thënë atë. Në radhë të parë nuk mund të thuhet. Po, e tërë qenia juaj do të vibrojë me të dhe personi të cilin e doni do t’i pranojë vibirimet. Gjithçka në ty do të fletë: “Unë të dua”.

Por fjalët janë shumë të vogla, shumë të papërshtatshme. Kjo është arsyeja pse unë kishte thënë se kur dashuria vdes, zhduket, dhe ju lë bosh, pastaj burri dhe gruaja fillojnë të bisedojnë për ndonjë gjë. Ata nuk do të ulen në heshtje, sepse në heshtje ata mund të ndjehen të ftohtë që ka ardhur në mes tyre. Ajo nuk është më e ngrohtë, se komoditeti i dashurisë është zhdukur. Tani kjo ftohtësi është mbuluar me fjalë.

Kështu ata vazhdojnë të flasin për gjëra të rëndësishme e të pa rëndësishme, ata nuk mund të qëndrojnë në heshtje, në fakt, burri dhe gruaja gjithmonë dëshirojnë që dikush të jetë i ftuar…një mik, kështu që ata nuk mbesin vetëm. Në vetmi ka frikë. Kur ishin në dashuri ata dëshironin të jenë vetëm, ata doni që askush të mos jetë atje.

Një nga miqët e mi është shumë i pasur, dhe ai më ka pyetur: “Unë i kam dy vajza dhe te dyjat janë të martuara. Unë nuk kam asnjë djal. A duhet unë të vazhdoj të jem industrialist aktiv?

I thash: “Nuk është çështja aty. Ti je pesëdhjetë vjeç; ndoshta do të jetosh edhe njëzete e pesë vjetë tjera apo ma tepër. Tash jeto totalisht, harroj të gjitha rreth industrisë. Pensionohu, bëhu partner i heshtur i të gjitha bizneseve tuaja.” Ai kishte mjaft biznes. “Ti ke mjaft, edhe ma tepër do të vijnë nga bizneset. Edhe nëse jeton treqind apo katërqind vjet, kjo është e mjaftueshme – kështu që unë nuk shohë kurrfarë çështj.”

Ai tha: “Ke të drejtë. Vetëm një gjë – këtë s’mund t’ia them askujtë tjetër, por këtë mund ta them ty – atëherë do të kisha qëndruar vetëm me gruan time në shtëpi tërë ditën, njëzet e katër orë. Deri më tash gjithmonë jam arsyetuar, se po shkoj në atë fabrikë, se po shkoj në atë fabrikë, se po shkoj në atë fermë…dhe se sonte nuk do të mund të kthehem për shkak se ferma është larg në fshat, dhe unë do të qëndroj atje. Pasi të pensionohem kjo do të vras – njëzet e katër orë me gruan që e urrej ta shoh, dhe se e di se edhe ajo më urren mua.”

E pyeta atë: “Si e di? A e ke dëgjuar ndonjëherë atë duke të thënë se të urren? Ai ke thënë ti ndonjëherë asaj se e urren?”

Ai tha: “Dëshiron që unë të kem probleme të panevojshme? Unë kurrë s’e kam thënë këtë, por sa herë që ne jemi bashkë ne e ndjejmë këtë ftohtësi. Ngrohtësia që përdoret për të rrjedhë, lumturia që përdoret për të rrjedhë, ajo më nuk është atje. Ajo ulet pranë meje, por aty janë me mijëra kilometra distancë. As ajo kur nuk ka thënë diçka për mua, as unë nuk i kam thënë asaj diçka, por ne te dytë e kuptojëm këtë.”

Nëse urrejtjes mund të kuptohet, që është një gjë negative, pse dashuria nuk mund të kuptohet, që është një gjë pozitive?

Pra mos përsëritni vetëm dialogje që i keni shikuar në kinema, jetoni në mënyrë autentike. Dëse e dashuroni dikë, dashurone totalisht. Nuk ka nevojë të shprehet fjala dashuri. Kjo do të transmetohet, porosia do të transmetohet – pa fjalë. E gjithë kjo është e madhe në jetën që është shprehur pa fjalë, në qetësi.

Kur është përbalur Jezusi me Ponc Pilatin, pyetja e fundit që e kishte pyetur ai Jezusin ka qenë: "Çka është e vërteta?" E Jezusi kishte mbetur i heshtur. Kjo nuk ka qenë mënyra e tij; ai pa ndërprerë ka ligjëruar. Përse ai kishte mbetur i heshtur? E vërteta nuk mund të shprehet – apo ndoshta qetësia është e vërteta. Nëse mund ta merrni, merrne. Nëse nuk mund ta merrni, më vjen keq! Nuk është faji im.

Kjo është pjesa më e bukur në jetën e Jezusit. Kur e pyetën për të vërtetën, ai qëndroi plotësisht i heshtur. Ka gjëra të cilat gjuha nuk mund t'i shprehë, dhe dashuria është njëra prej këtyre gjërave të mëdha.

**Pyetja e nëntë**

A ËSHTË E NJËJËTA KARMA ME QENË I LINDUR I PALUMTUR APO I LUMTUR

Jo, kjo është se si priftërinjtë, veçanërisht në Lindje, kanë mashtruar popullin, duke i gënjyer njerëzit, i kanë shfrytëzuar ata.. kjo është arsya përse në Lindje për pesë mijë vjet nuk ka pasur asnjë revolucion. Priftërinjët të varfërve iu thonë: "Varfëria juaj është rezultat i jetës së shkuar, karmës së keqe, veprimeve tuaja të këqija, veprimeve të liga. Dhe njeriu i pasur po shpërblehet për jetën e tij të shkuar për veprimet e mira."

Nëse jeni të varfër, në qoftë se ju vuani, nëse ju jeni në ankth, në qoftë se ju jeni të sëmurë, nëse ju jeni të vdekur - çdo gjë që lidhet me jetën e shkuar. Ky është një mekanizëm shumë i shkathtë, sepse askush nuk mund ta kontrollojë se a është ai i drejtë apo ka gabuar. Dhe nëse bëheni të durueshëm, në jetën e ardhme, pas vdekjes, ju do të shpërbleheni. Tash kjo është prapë kundër ligjit të shkakut dhe pasojës. Nëse ju e vëni dorën tash në zjarrë, ju do të digjeni tash, jo në jetën e ardhme.

Unë nuk pajtohem me ligjin e karmës siç është predikuar nga hinduaizmi, xhainizmi, budizmi; kjo është e shëmtuar. Kjo është një përpjekej për ta mbajtur status quo në shoqëri. Ajo i mbron të pasurit, të pushtetshmit, dhe i mbanë të varfërit në një lloj shteti të droguar. Asgjë nuk mund të bëhet për jetën tuaj të fundit; ju duhet të prisni për jetën e ardhshme. Asgjë nuk mund të bëhet në këtë jetë.

Nëse Lindja është aq e varfër, për këtë religjionet janë përgjegjëse. Ju jeni të varfër për shkak se nuk e keni shfrytëzuar inteligjencën tuaj. Ju jeni të varfër

sepse ju ende i mbani kushtet të cilat kanë krijuar mjerimin tuaj. Ju jeni të varfër. Ju jeni të varfër, jo për shkak të jetës suaj të shkuar, por për shkak të marrëzisë së prindërve tuaj që kanë shkuar në prodhimtarinë e fëmijëve; një duzinë, dy duzina. Ju jeni të varfër pasi që jeni të shfrytëzuar. Ju jeni të varfër për shkak se po jetoni në një sistem që është i fiksuar, jo lëvizja është e lejuar.

Një *sudra*, kastë më e ulët në Indi, nuk mund të lëvizë lartë. Nëse, për shekuj, etërit e tij dhe prindërit e tyre kanë bërë këpucë, ai ka për të bërë këpucë. Në qoftë se ata kanë qenë pastrues toaletesh, ai ka për të pastruar toaletet. Ai është i privuar nga arsimimi. Ai nuk është i lejuar për të lexuar shkrimet e shenjta fetare. Ai i duhet revolta! Durimi nuk do ta ndihmoj - nuk ka ndihmuar në pesë mijë vjet.

Lindja ka nevojë për një revolucion të madh që shkatërron dallimet mes kasteve: brahmanëve, kastës së lartë; sudras, katës më të ulët dhe kasteve apo shtresave tjera klasore. Lindja ka nevojë për një qëndrim revolucionar - se ligji i shkakut dhe pasojës funksionon këtu dhe tani, por nuk presin për vdekjen që do të vijë. Nëse ju bëni diçka të mirë, ju menjëherë do të shpërbleheni.

Sipas mendimit tim, në vetë aktin e bamirësisë është shpërblimi. Nëse dikush bjen përtokë, dhe ju e ndihmoni të ngritet, a nuk ndjeheni të lumtur? A nuk e ndjen zemra juaj se keni bërë diçka humane? Nëse dikush është duke u mbytur në oqean, e ju e ktheni shpinën duke mos u brengosur se çfarë do të bëhet me të, mendoni se do të jeni në gjendje të fleni atë natë? A nuk do t'ju bëhet njeriu i mbytur ankth?

Çdo veprim e ka shpërblimin e vet të brendshëm, apo dënimin. Ekzistenca nuk pret aq gjatë. I tërë ligji i karmës është vetëm një shpikje e brahmanëve. Kjo e ka mbajtur Lindjen në varfëri, dhe kjo është duke e mbajtur Lindjen në mjerim të madh.

Vetëm tridhjetë vjetë më parë, kur fillova t'ju flas njerëzve, fillova të flas për kontrollin e lindjes – dhe gurtë u hodhën në mua. Tre herë janë bër përpjekje atentati mbi jetën time. Tash, tridhjetë vjetë më pas, popullsia e Indisë ka ma shumë se dyfishin e vet. Kur kam filluar të ligjëroj, popullsia e Indis ishte katërqind milionshe; tash është nëntëqind milonshe. Po të më kishin dëgjuar, nuk do të kishin qenë të varfër. Por ata e kanë shtuar popullsinë për pesëqind milion.

Tani nga ku ju do të merrni ushqim për këto pesëqind milion ... punë, rroba? Dhe kjo ishte menduar pesë vite më parë se India do të ketë një popullsi prej gati një miliardi deri në fund të shekullit. Për herë të parë India do të bëhet vendi më i populluar. Kina do të mbetet prapa, deri tani Kina ka qenë gjithmonë përpara.

Por kohëve të fundit, duke e parë rritje e popullsisë më të shpejtë sesa ekonomistë dhe matematikanet e kishte llogaritur, ata kanë ndryshuar ide. Ata thonë se tani deri nga fundi i shekullit, popullsia nuk do të jetë më një miliard, mund të jetë një miliard e treqind milionë.

Në kohët e Gautam Buda tërë popullsia e botës ishte vetėm njėzet milion. Toka është e mbingarkuar. Nuk është jeta juaj e shkuar karma.

Ju po e bëni këtë pikërisht tani – ju po vazhdoni ta bëni atë. Dhe ata ishin kundër meje, sepse unë ligjëroja diçka që bie ndesh me filozofinë e tyre me religjionin e tyre. Religjioni i tyre thotë: “Zoti ju jep fëmijë juve. Ju nuk mund ta parandaloni këtë.”

Nëse Zoti ju jep fëmijë, atëherë Zoti ju jep edhe varfëri, dhe atëherë Zoti do t’ju jep edhe vdekje gjithashtu, për tërë vendin.

Ata vazhdojnë të kapen për konceptet e vjetra – jo moderne. Kjo është arsyeja për mjerimin e tyre, për vuajtjet e tyre, ndryshe, çdo individ, në qoftë se ai merr jetën e tij në duart e tij, dhe tejkalon të gjitha gjendjet e kushtëzuara dhe fillon rishtazi, dhe duke shikuar në çdo vuajtje dhe çdo mjerimit, mund të shpëtojë nga të gjitha vuajtjet dhe të gjitha mjerimet.

Nuk ka asnjë arsye pse dikush duhet të jetë i varfër.

A keni parë ndonjë dru i mjerë?

A keni parë ndonjë dre i mjerë?

A keni parë ndonjë zog që ka bërë vetëvrasje?

E tërë ekzistenca është aq e hareshme - me përjashtim të njeriut. Diçka nuk është në rregull me **CONDITIONING**(Kən-dĭsh’e-nĭng)lexo si

KONDISHENIG[ang: CONDITIONING - A process of behavior modification by which a subject comes to associate a desired behavior with a previously unrelated stimulus. Proces i modifikimit të sjelljes me të cilën subjekti tenton ta bashkoj sjelljene dëshiruar me shtytësin primar të pabashkuar] të njeriut. Ai ka për të rënë në CONDITIONING e tij dhe do të shikojnë në mjerimin e tij. Dhe çdo gjë është duke e bërë atë të mjerueshëm, ai mund të ndryshojë këtë.

Por kjo ka nevojë për guxim, ka nevojë për kurajo.

Do të befasoheni kur ta dëgjoni se unë po ju them se nevojitet kurajo e madhe për ta hequr mjerimin tuaj – sepse ju jeni familjarizuar aq shumë me të. Ju gati jeni identifikuar me të, ju nuk do të dini çfarë të bëni pa të. Tani për tani mjerimi juaj krijon simpati tek njerëzit e tjerë.

Kjo është një botë e çuditshme. Nëse jeni të lumtur, nëse jeni të kënaqur, nëse këndoni dhe vallëzoni, njerëzit do të mendojnë se jeni të çmendur apo se jeni droguar apo jeni të hipnotizuar – diçka nuk është në rregull me ju!

Por në qoftë se rrini të pikëlluar, gati duke vdekur, me fytyrë të zgjatur angleze, askush nuk do të mendoj se diçka nuk është në rregull me ty. Kjo është se si pritet nga njeriu të jetë, dhe të gjithë do të kenë simpati për ty.

Por nëse jeni të lumtur, askush nuk do të ketë ndonjë simpati për ju, të gjithë janë kundër jush. Kjo është përvoja ime me miliona sanjasinët e mi. Ata janë bërë të lumtur, ata i gëzohen gjërave të vogëla, ata gëzohen: ata qeshin, dashurojnë, vallëzojnë, këndojnë – dhe ata janë e kundërta. Ata nuk i bëjnë asnjë dëm askujtë. Krejt qka ata bëjnë është se si ta kapërcejnë mjerimin e tyre. Por e tërë bota është e mjerë; nuk mund t'ju tolerojë juve. Si guxoni të mos jeni të mjerë? Ju duhet të jeni në një mendje me tërë botën. Ju nuk mund të dilni nga ky burg aq lehtë.

Ata nuk do t'ju besojnë, se meditimi juaj, se qenia juaj e heshtur, se arti i juaj i të jetuarit, ju ka transformuar, dhe se kjo mund të ngjajë edhe me ta. Jo, se kjo është e pamundur. Ata janë në mazhorancë.

Kjo është ajo që ndodhi në Amerikë. Në komunën time kishte pesë mijë *sanjasin*. Për katër vite që kanë punuar shumë, ata krijuan një oazë të bukur në një shkretëtirë, në tokën që kishte qenë vdekshëm e shtrirë për pesëdhjetë vjet dhe të cilën askush nuk kishte qenë i gatshëm ta blej. Ne e bëm atë të vetë-mjaftueshme. Ajo ishte duke dhënë ushqim në pesë mijë *sanjasin*:

perime, produkte qumështi, çdo gjë që kishim nevojë. Ne e krijuam liqenin, i krijuam të gjitha pajisjet moderne.

Njerëzit punonin shumë, sepse ishte komunën e tyre, ajo ishte shtëpia e tyre, ajo ishte kreativiteti i tyre. Në mëngjes ata e fillonin meditimin, mandej ata më dëgjonin, mandej shkonin në punë. Pesë mijë njerëzit hanin së bashku në një restorant. Ishte një bukuri për t'i shikuar.

Dikush luante në kitarë, dikush këndonte, dikush vallëzonte. Për çdo kënd që ishte jashtë kjo ishte çmenduri: Çfarë po ndodh? – njerëzit po hanë, por përse këta njerëz po vallëzojnë? Në mbërmje të gjithë do të vallëzojnë. Deri në orët  e vona ata këndojnë dhe vallëzojnë dhe luajnë në instrumentet e tyre. Kjo u bë problem!

Sigurisht se këta pesëmijë njerëz janë çmendur; ata nuk kanë qenë në mendjet e tyre. Dhe ata kanë krijuar shqetësime të mëdha në fqinjësi. E fqinjët nuk ishin afër, sepe unë kam zgjedhur një vend që ishte mjaft i madh kështu që ne kemi qenë larg nga fqinjët. Ka qenë 125 mile katror, kështu qyeti më i afërt ka qenë njëzet mile larg – vetëm për t'iu shmangur fqinjëve, sepse ata do të ishin shqetësuar; ata janë të varfër dhe ata nuk dëshirojnë që edhe dikush tjetër të jetë i varfër. Por prapë, ata kanë ardhur me mile larg. Ata vinin me aeroplana të shohin se çfarë po ndodhte.

Dhe politikanët u shqetësuan, sepse nëse këta pesë mijë vetë mund të jetë aq tç lumtur, atëherë pse njerëzit e tjerë nuk mund të jetë të lumtur? Mënyra më e lehtë ishte për ta shkatërruar komunën, kështu që nuk kishte asnjë krahasim.

Kjo gjithmonë është bërë kështu. Kështu është bërë edhe në Rusi. Ata kanë shkatërruar një pakicë të vogël të njerëzve të pasur. Të varfërit ende janë të varfër, por ata tash nuk mendojnë për veten e tyre si të varfër se pse nuk ka krahasim. Varfëria është shpërndar në mënyrë të barabart. Tash nuk ka njeri të pasur, të gjithë janë të varfër, kështu është marrë për t'u dhënë dhe kjo është se si gjërat duhet të jenë.

Kështu njerëzit në Rusi janë të varfër, por ata nuk kanë asnjë ide për ndonjë revolucion. Shtatëdhjetë vite që jetojnë në varfëri, por nuk ka idenë e revolucionit, sepse krahasimi nuk është atje.

vetëdijen time të brendshme. Ajo është krejtësisht e heshtur dhe plotësisht e gëzuar, në çdo situatë.

Edhe rojtari i burgut amerikan, pas dymbëdhjetë ditësh, ma ka pranuar. Ai më tha: “Unë jam plak dhe veç jamë duke shkuar së shpejti në pension, por ju jeni i pari i burgosuri im - mijëra njerëz kanë qenë në këtë burg – me dal nga burgu duke u dukur më mirë, më i shëndetshëm se kur jeni ardhë para dymbëdhjetë ditëve. Cili është sekreti?”

I thash: “Sekreti është i thjeshtë: jam i lumtur në tërë skenën. Ka qenë një mësim i madh për mua, dhe të gjitha përpjekjet tuaja për të më munduar ...”

Ata nuk më lejuan të fle njëzet e katër orë për dymbëdhjetë ditë të tëra. Ata më vendosën në një qeli në mes dy aparateve televizive, dhe televizorëve ua lëshonin zërin në maksimum prej mëngjesit deri në mesnatë, pandërprerë. Dhe ata kishin bërë marrëveshje që pasi që të heshten aparatet televizive, që të burgosurit tjerë të fillojnë të bisedojnë prej një qelie në tjetrën – zëshëm natyrisht, sepse nëse doni të flisni prerj një qelie në tjetrën, ju duhet të flisni me zë shumë të lartë. Dhe kjo vazhdonte derisa përsëri nuk ja fillonin aparatet televizive.

Kështu që unë i thash: “Kjo ka qenë një mundësi e madhe për mua. Unë jam qetësuar, dhe qetësia ime është diçka që ju nuk mund ta shqetësoni. Unë jam në qendër të ciklon. Dhe për këtë unë dukem më mirë, sepse ju ma keni refuzuar ushqim vegjetarian. Ju më keni thënë se këtu nuk ka përgatitje të veçantë, se unë kam për të ngrënë çka ka në dispozicion. Unë ju kam pyetur nëse mund të më jepni vetëm qumësht, nëse mund të më jepni vetëm fruta apo perime. Ju thatë jo, kështu çdogjë që ka qenë në dispozicion dhe u është dhënë të burgosurëve tjerë ata m’i kanë dhënë mua.

Kështu që unë nuk kam ngrën, dhe unë pashë se të burgosurit ishin më të njerëzishëm sesa burokratët. Duke e parë situatën, ata filluan të më sjellin qumështin, fruta e tyre, dhe ata më thonin: ‘Osho, ne e dimë se ata po ju torturojnë. Ka fruta, ka perime, ka qumësht. Ne kemi për t’ju dhënë çdo gjë, se ne mund të hami mish, nuk ka problem....’ Kështu, unë kam humbur tetë kilogram në peshë, të cilën mjeku im personal Dr Devaraj vazhdimisht e dëshironte. Kjo është arsyeja pse unë dukem më mirë.”

Një ndjenjë e madhe është lartësuar në mua madje edhe nëse më hedhni në ferr – ju veç e keni bërë këtë – ju nuk mund ta shqetësoni parajsën time.

Kudo që unë jam, parajsë e mia do të jenë me mua.

Ju mund të më vrisni, por ju nuk mund ta vritni shpirtin tim.

PYETJE NGA “SOONTAGS BLICK” - ZVICËR DHE “TEMPO” – GJERMANI

**Pyetja e gjashtë**

MEDIAT GJERMANE DHE ZVICRANE JANË SHUMË TË INTERESUAR PËR PLANIN E JUAJ TË UDHËTIMIT NËPËR EVROPË. JU THATË SE NUK KENI LEJE PËR TË HYRË NË GJERMANI, JU DO TË SILLENI RRETH GJERMANISË SI SATELIT, DO TA PËRFSHI KJO GJITHASHTU EDHE ARDHJEN NË ZVICRËN DHE KUR DO TË VINI ATJE?

Po, kjo përfshin Zvicërën - por unë nuk do të sillem rreth Zvicërës, unë do të hy brenda në Zvicër.

Unë kam shumë sanjasinë atje, dhe unë kam diçka që do të doja të shihja, ato janë malet Alpe. I dua Himalajet, Alpet janë diçka të ngjashme jo - aq të larta, por janë me të njëjtën bukuri. Kështu që unë kam për të ardhur në Zvicër sa më shpejt të qeveria zvicërane mbledh guxim kundër Amerikës.

Kap pyetur për vizë, dhe ata e kanë informuar ambasadorin këtu në Greqi, ‘rri ftohtë’ – nëse nuk është shumë ftohtë në Zvicër! Kështu njëherë pak ambasadori le të nxehet, unë do të jem atje.

**Pyetja e shtatë**

KENI ME MIJËRA SANJASIN GJERMAN. A ËSHTË KJO ARSYEJA PSE POLITIKANËT GJERMAN DUKEN SE JANË XHELOZ NË JU?

Kjo është vetëm një nga arsyet. Unë kam *sanjasin* më shumë në Gjermani se në çdo vend tjetër, dhe kjo sigurisht që e bën që politikanët gjermanë të kenë frikë nga unë. Por frika më e madhe është se këta sanjasin kanë mund të vijnë për mua ose në Indi apo edhe në Amerikë. Atje ka me miliona rini, mendje më të reja dhe më të freskëta në Gjermani. Nëse unë shkoj në Gjermani, atëherë e tërë rina e Gjermanisë do të jetë me mua.

Një gjë ata e kuptojnë është se unë kam një lloj marrëdhënieje zemër-për – zemër me brezin e ri. Unë nuk kam ndonjë hendek, e hendeku në mes gjeneratave për mua nuk ekziston. Ata nuk kanë asnjë kontakt me vetë rininë e tyre, dhe ata kanë frikë se në qoftë se unë shkoj në Gjermani më pas me mijëra të rinj gjerman ma shumë do të bëhen *sanjasin*.

Çdo komb ka karakteristikat e caktuara të cilat i ka zhvilluar sipas kohërave: kur një gjerman vendos të jetë një *sanjasin*, ju mund të besoni atë që ai do të mbetet një *sanjasin* deri në të fundit frymën e tij. Këtë nuk mund ta shpresoni në Kaliforni. Në Kaliforni çdo gjë është modë. Kur vijnë Beatles të gjithë çmenden pas tyre, dhe brenda vitit askush nuk flet për ta.

Mendja gjermane ka një karakteristikë të caktuar të vendosmërisë. Në qoftë se vendos të jetë me mua, atëherë nuk kanë asnjë gjasë politikanët ta pandalojnë këtë. E politikanët nuk po më kuptojnë.

Duke krijuar një ligj kundër një njeri i cili kurrë nuk ka qenë në Gjermani, i cili nuk ka kryer ndonjë krim kundër ligjit gjerman, apo kundër ndonjë ligj ... Unë nuk kam aplikuar as edhe për leje të vizitojë Gjermaninë madje edhe para se ata të bëjnë një ligj me të cilin unë nuk mund të hyj në Gjermani.

Unë kam gjetur rrugën time. Unë do të shkoj rreth Gjermanisë. Ata mund të bëjnë një ligj kundër meje për të hyrë në Gjermani, por ata nuk mund të bëjnë një ligj kundër Gjermanisë që të vijë pas meje! Dhe ligji i tyre do të më ndihmoj: shumë më shumë të atyre të cilët nuk kanë menduar për mua janë bërë kurioz se pse një njeri i cili kurrë nuk ka qenë atje nuk do të mund të hy, pa ndonjë arsye dhe pa asnjë shkak.

Pasi të kam bërë një gjiro rreth Gjermanisë, atëherë unë do t'i them sanjasinëve të mi që të shkojnë në gjyq. Unë nuk jam terrorist, unë nuk besoj në dhunë. Të shkohet ne gjyq, dhe patidet qeveria në gjyqe sa ma shumë që është e mundur. Të bëhen mijëra pasi kundër tyre - dhe qeveria s'do të ketë shansë ta fitoj çdo padi. Humbjen e tyre, edhe unë pastaj do të vij për ta festuar humbjen e tyre.

Kashtu tash Gjermania e ka bërë problemin me vetë dorën e saj, tash kjo do të bëhet një lëvizje kombëtare në Gjermani. Së pari unë do të takohem me sanjasinët e mi gjerman, mandej ata kanë për të luftuar në gjykatë, dhe unë mandej do të hy në Gjermani. Kështu unë ndjej një afinitet të caktuar për

gjermanët. Ata janë të zotë për besim, ata janë të aftë për devotshmërinë e tyre - edhe në qoftë se vihet në pyetje vdekja për këtë arsye, ata nuk do të ngurrojnë.

Rinin gjermane e ka retarduar, personi më i sëmurë mentalisht, Adolf Hitler, një prej figurave më të rëndësishme në histori. Me mua ata kanë një marrëdhënie intelektual, me mua ata kanë një çështje dashuri. Unë jam absolutisht i sigurt se jo vetëm të rinjtë, por shumë njerëz më të vjetër në Gjermani ende e kanë mendjen e të rinjve.

Unë jam duke shkuar për ta bërë tërë Gjermaninë komunë time!

**Pyetja e tetë**

SHUMË TË RINJ NË GJERMANI DHE ZVICËR DHE NË SHTETET TJERA TË EVROPËS ZGJEDHIN TË DUKEN SHËMTUAR. ATA VESHËN SI ‘PUNK’ APO ‘SKINHEADS’, PJESËRISHT DUKE I RRUAR FLOKËT E TYRE DHE DUKE I NGJYROSUR ME NGJYRA Të VRAZHDA. ATA GJITHASHTU PREFEROJNË TË VESHËN ME RROBA Të RRECKOSURA. JU LUTEMI A MUND TA KOMENTONI KËTË FENOMEN TË ÇUDITSHËM?

Nuk është edhe aq e çuditshme. Ky është komenti juaj. Ata janë të lodhur me stilin e jetës suaj perëndimore. Ata thjesht janë duke e treguar pakënaqësinë e tyre. Ata po tregojnë se ju nuk e keni çuar shoqërinë drejt të së vërtetës, drejt besimit, ju e keni çuar shoqërinë drejtë vdekjes.

Punk dhe skinheads thjesht po ju përkujtojnë që ju keni dështuar. Qytetërimit perëndimor ka ardhur në fund të saj. Natyrisht ajo është gjithmonë e të rinjve të cilët janë më të ndjeshme në atë që po vjen, janë më të hollë. Ata po e shohin se vdekja po vjen, se të gjithë shkencëtarët perëndimorë, politikanët perëndimorë, kishat perëndimore po përgatisin një varrezë të madhe për tërë njerëzimin. Nga rrobat e tyre të egëra, rrobat e tyre të rreckosura, prerjës së gjysmës  së flokëve të tyre, ata janë thjesht duke treguar se ka ende kohë për të heqë vijën të cilën ju e keni ndjekur deri tash.

Asgjë si kjo nuk ka ndodhur ndonjëherë në Lindje, për arsye të thjeshtë se Lindja ka qenë në kërkim të diçkahi më të lartë – më të lartë se njeriu. Gjeni Lindor është duke u përpjekur për të arritur në yje, e gjeni Perëndimor thjesht po përgatitet për vdekje. Këto Punk dhe skinheads janë vetëm duke u

përpjekur të thonë diçka për ju, ato janë simbolike. Ata e dinë se ju jeni të shurdhër, dhe ju nuk do të dëgjoni.

Diçka drastike ka për t'u bërë në mënyrë që ju të filloni të mendoni, "Çfarë ka shkuar keq? Pse fëmijët tanë sillet në këtë mënyrë?" Çfarë ju doni? - Ju po përgatiteni për luftë nukleare, ju po përgatiteni për vdekjen e tërë jetës në këtë planet.

Këta njerëz nuk janë fenomen i çuditshëm: ju jeni fenomen i çuditshëm. Ata thjesht janë të revoltuar kundër jush, dhe do të ishte e mirë të dëgjohen ata. Dhe do të ishte e mirë për ta ndryshuar rrugën të cilën Perëndimi e ka ndjekur deri tani, rrugën e materializmit. Unë nuk jam kundër materializmit, por materializmit i vetëm mund të çojë vetëm në vdekje, sepse materia është e vdekur.

Unë jam absolutisht në favor të materializmit, nëse ajo i shërben nevojave shpirtërore. Në qoftë se materializmi është një shërbëtor, e jo padron, atëherë është krejtësisht e mirë. Ajo mund të bëjë mrekullira për ta ndihmuar njerëzimin, për ta ngritur në vetëdije, në festime, për të rritur njerëzimin përtej njerëzimit.

Ju Çarls Darvinin e keni miratuar gabimisht – sepse majmunët janë shumë më inteligjent se ju. Të paktën ata shkuan përtej vetes së tyre dhe krijuan njerëzimin. Çfarë ju keni krijuar? Shkoni përtej vetes suaj dhe krijone Budën, vetëm atëherë do të jetë Çarlës Darvini i vërtetë, dhe teoria e evolucionit do të jetë e vërtetë.

Njeriu thjesht është shkatërrimtar, dhe të rinjtë thjesht janë duke ju treguar - e ata kanë me qenë të egër, sepse ju nuk po e dëgjoni logjikën, arsyen, inteligjencën.

Unë jam përplotë me simpati për këta njerëz; unë do të doja t'i takoja këta njerëz. Do të kem marrëdhënie të menjëhershme ta, sepse unë mund ta kuptoj mjerimin e tyre, ankthin e tyre. Ata mund ta dëshmojnë shpetimin e vertete tuajin. Mos qeshni me ta, qeshni me veten tuaj. Ata janë fëmijët tuaj, ju i keni prodhuar ata - ju duhet të merrni përgjegjësi.

Babai njihet nga fëmijët e tij, ashtu si një pemë që njihet nga frutat e saj. Nëse fruta bëhen helmuese, ju a do t'i dënoni frutat a pemën? Ju jeni pemë -

dhe këta të rinj që duken të çmendur janë fruta. Në njëfarë mënyre JU jeni përgjegjës. Ata janë pikëpyetje mbi ju. Mendoni për ata me simpati.

Botëkuptimi im është se Perëndimi ka ardhur në një fund. Përveç nëse një lëvizje e madhe shpirtërore nuk përhapet mbi botën perëndimore, nuk ka asnjë mënyrë për të ruajtur atë - dhe kjo është ajo që unë jam duke u përpjekur për ta bërë.

*Sanjasinët* e mi gjithashtu janë të rinj, po mos të kishin qenë sanjasin, ndoshta ata do të kishin qenë Punk, do të kishin qenë skinhead,. Por ata kanë gjetur një mënyrë tjetër për të jetuar në nivelet më të larta për ekzistencës. Edhe ata janë në revoltë, por revolta e tyre nuk është reagim, revolta e tyre është revolucion. Ata po përpiqen të jetojnë një jetë të paqes, dashurisë, qetësisë, dritës.

Por është e çuditshme: *sanjasinët* e mi janë rrihen apo përjashtohen nga puna; komunat e tyre shkatërrohen - dhe çfarë keni bërë në lidhje me Punk dhe skinheads? Ju duket se jeni në mënyrë të pavetëdijshme përkrahës të tyre, sepse të paktën ata janë duke ndjekur të njëjtën linjë si ju. Sanjasinët kanë braktisur trashëgiminë tuaj dhe rrugën tuaj të jetës. Ata kanë zgjedhur një mënyrë të re të jetës.

Nëse nuk e keni kuptuar se Perëndimi ka nevojë urgjente për një mënyrë të re të jetës, reagime gjithnjë e më të egëra do të ketë rreth jush, dhe ju do të jetë përgjegjës për to.

**Pyetja e nëntë**

GJATË VITEVE TË GJASHTËDHJETA TABUTË SEKSUALE BRENDA GJINIVE U HODHËN JASHT. GJATË VITEVE TË SHTATËDHJETA MARTESAT DHE LIDHJET E GJATA U SHPËRBËN DHE NJERËZIT ZGJODHËN TË KENË MË SHUMË PARTNERË. TASH, GJATË VITETVE TË TETËDHJETA RINIA GJERMAN ËSHTË ANKUAR SE MARRËDHËNIET E TYRE NUK JANë DUKE SHKUAR MIRË. SI PO E SHIHNI KËTË ZHVILLIM?

Realiteti është i hidhur, por kjo duhet të jetë e kuptuar. Realiteti është se martesa është një institucion artificial, të gjitha marrëdhëniet janë shpikje artificiale e njeriut.

Dashuria është një moment i shkurtër, nëse nuk arrijnë në një fazë të ndryshme të dashurisë, ku dashuria më nuk është një marrëdhënie, por një gjendje e të qenurit. Por kjo i ka ndodhur vetëm disa njerëzve të rrallë në gjithë historinë e njeriut.

Njeriu vjen nga shtazët. Për të kuptuar situatën ju duhet t'i vrojtoni shtazët. Ato nuk kanë ndonjë marrëdhënie, ato nuk kanë ndonjë martesë. Njeriu ende e mban trashëgiminë e të shkuarës së largët në nënvetëdijën e tij. Ai nuk dëshiron të jetë i martuar, ai nuk dëshiron të jetë i kapur në një marrëdhënie. Ai thjesht dëshiron të dashurojë, dhe ai dëshiron të dashuroj sa më shumë njerëz që është e mundur. Dhe s'ka asgjë të keqe në këtë - kjo është e natyrshme.

Shoqëria plotësisht e formuar do të lejojë që njerëzit e saj të dashurohen, dhe të jetojnë së bashku krejt derisa të zgjatë dashuria. Pas kësaj, kur nuk ka më dashuri, edhe një çast i vetëm më qenë bashkë është hipokrizi, e hipokrizia është e mërzitshme, e mundimshme.

I vetmi problem në të shkuarën ishin fëmijë. Kjo mund të zgjidhet në një mënyrë të ndryshme. Për një gjë, bota tashmë është e së tepërmi e populluar. Nëse nuk ka fëmijë të lindur për tridhjetë vjetët e ardhshme, nuk do të ketë dëm, në fakt ai do të jetë një bekim i madh. E dyta, tani është në dispozicion pilula kontraceptive. Pilula është një revolucion i madh në historinë e njeriut - jo revolucioni rus, jo revolucioni francez. Këto janë vetëm flluska sapuni në krahasim me revolucionin që ka sjellë Pilula, sepse pilula e ka bërë femrën të barabartë me mashkullin.

Kjo ishte vetëm telashe, se gruaja ishte shtatzënë, e mbante fëmijën për nëntë muaj në barkun e saj, nuk ishte në gjendje të punojë - dhe mashkulli ka përfituar nga kjo situatë. Ai e bëri të varur atë, dhe ai e mbajti vazhdimisht shtatzënë atë. E tërë jeta e saj s'ishte gjë tjetër veçse një lloj fabrike për prodhimin e fëmijëve. Ajo nuk u leju të arsimohet, asaj nuk iu është lejuar të jetë financiarisht i pavarur, asaj nuk iu lejua të shkojë në shoqëri. Ajo u burgos në shtëpi me fëmijët dhe kuzhinë.

Për mijëra vjet, miliona gra kanë vdekur nga mizorit e burrave, dhe ne nuk kemi bërë edhe një përkujtimore në emër të gruas së panjohur e cili ka vuajtur për aq gjatë.

Pilula e bën gruan të barabartë me burrin.

Tani nuk ka nevojë që ajo të jetë shtatzënë.

Kështu që pilula do të jetë e dobishme. Njerëzit mund të lëvizin lehtë, t'i ndërrojnë partnerët e tyre sa herë që ata dëshirojnë. Kjo do ta largojë tensionimin dhe barrën e madh psikologjike nga mendjet e tyre. Çka mund të bëni nëse ju e shihni një femër të bukur? Ju do të doni të jenë me të, por Xanthippe (*lexo: Zanthipi, ka qenë gruaja e Sokratit, tradicionalisht përshkruhet si grindavece, qortuese. Vërejtja e përkthyesi*t) juaj është pas. Ajo do të ju vras. Ju nuk guxoni të shikoni femra tjera të bukura. Por ajo do të vijë në ëndrrat e tua ... dhe nëse shihni diçka të bukur, unë nuk e shoh se ju mund të bëni diçka tjetër përpos se të gëzoheni, të luani, ta keni shijen të kësaj bukurie. Kjo është thjesht e natyrshme.

Njerëzit duhet të ndryshojnë.

Ata mund të kenë raporte, por nuk kanë marrëdhënie miqësore.

Kjo do të jetë prej çastit në çast, nuk ka lidhje dashurie të përjetshme. Në qoftë se kjo vazhdon është mrekulli, askush nuk po përpiqet t'ju divorcojë. Por në qoftë se lidhja është bërë e mërzitshme - ju e keni hulumtuar gruan dhe bukurinë e saj, ajo ju ka studjuar juve, tash njëri-tjetrit ia dini topografinë, gjeografinë dhe çdo gjë tjetër. Tash përsëri e përsëri duhet lexuar të njëjtin libër gjeografie...

Nëse njerëzit mërziten dhe fillojnë ta hedhin librin, nga reagimi - për shkak se ju nuk iu lejoni atyre dhe se ata nuk e kanë artikuluar mjaftueshëm mënyrën për ta shprehur dëshirën e tyre të vërtetë - ata bëhen Punk dhe do të bëhen Skinheads. Ata veshin rroba gome, dhe ata i bëjnë të gjitha llojet e gjërave të marra, të turpshme, vetëm për t'ju zgjuar juve, që ju të thoni: "Gjërat nuk po shkojnë mirë."

Hapat kundër shtatzanisë ka dhënë liri të jashtëzakonshme. Nëse keni vendosur të keni fëmijë, atëherë ju duhet të kërkoni nga bordi mjekësor: ju duhet të shkoni tek shkencëtarët për të zbuluar nëse fëmija të cilin dëdhironi ta krijoni mes jush dhe të dashur tuaj do të jetë i shëndetshëm, i talentuar, gjeni. E nëse nuk e keni lejen e komunitetit ju nuk duhet të prodhoni fëmijë.

Aranzhimi shumë thjeshtë mund të bëhet, siç e depozitoni gjakun, ashtu mund ta depozitoni spermën. Ju mund të kërkoni nga mjeku: "Unë dua një

fëmijë si Albert Ainshtajn apo Jehudi Menuhin apo Pablo Pikaso.” Dhe ai shumë lehtë mund ta menaxhoj pëmres kompjuterit se cila spermë është e përshtatshme.

Puna e burrit në prodhimin e fëmijëve nuk është edhe e madhe; kjo mund të bëhet vetëm me një injeksion. Ju mund të shkoni të çoni dashuri si zbavitje, si argëtim, si lojë, kjo nuk është më barrë për ju, dhe nuk është më detyrim biologjik i juaj. Shoqëria ngadalë, ngadalë mund të zgjedhin llojin më të mirë të njerëzve për të jetuar në tokë, dhe në qoftë se dy persona të veçant që kanë fëmijë, atëherë fëmijët duhet t'i përkasin komunës, t'i përkasin komunitetit. Ata nuk duhet t'i përkasin familjeve, sepse familjet nuk mund të ekzistojë më.

Në një botë të marrëdhënieve të ndryshueshme, familjet nuk mund të ekzistojnë. Por të gjithë duhet të kontribuojnë në komunë, sepse fëmijët të gjithë janë fëmijët e komunës, por nuk ka rëndësi se kush i ka prodhuar ata. Ndoshta emri i babait kurrë nuk do të jetë i njohur - nuk ka nevojë. Emri i nënës duhet të jetë i njohur, kjo është e mjaftueshme. Për të gjitha dokumentet ligjore ta shkruani emrin e nënës suaj.

Ju mund ta shihni babain tuaj, ju mund ta shihni nënën tuaj, ju mund të qëndroni me ta. Por fëmijët do të ngritet nga komuna, në konviktet e komunës, në shkollat e komunës. Pastaj të gjitha problemet zhduken, dhe fëmijët do të jenë më të mirë, më të shëndetshëm, më të talentuar, më të sigurtë në vetvete, më të vetërespektueshëm.

Dhe fëmijët nuk do të jenë të krishterë, ata nuk do të jenë hindu, ato nuk do të jenë mysliman, ata do të jenë thjesht qenie të dëlira njerëzore. Në qoftë se në jetën e tyre të fundit ata fillojnë të gjurmojnë për të vërtetën, ata mund të zgjedhin rrugën të cilën ata e dëshirojnë. Të gjitha drejtimet janë të vlefshme për ta. Nuk ka nevojë për t'i detyruar që nga fillimi se ju jeni mysliman, ju jeni të krishterë. Kjo është e shëmtuar, është fashiste.

Edhe për votim politik ju i jepni njëzet e një vjet për një person të jetë i pjekur mjaft - e për ju fenë nuk i jepni as njëzet e një ditë afat. Momentin kur fëmija lind ai bëhet synet menjëherë, ai bëhet një çifut - pa pëlqimin e fëmijës, pa asnjë kuptim nga ana e fëmijës.

Nëse njëzet e një vjet janë të nevojshme për politikë, ndoshta dyzet e dy viteve do të jetë mosha e drejtë për një person për të zgjedhur rrugën për

zhvillimin e tij shpirtëror. Kjo mund të jetë pjekuri e mjaftueshme, që do të shpërbëjë për t'i dhënë fund të gjitha konflikteve të panevojshme fetare, konvertimeve, ngjyrave, kombeve - dhe kjo do t'i japë liri shumë të madh çdo person të jetë i natyrshëm.

Ju jeni duke jetuar në mënyrë të panatyrshme, presioni është i madh. Në qoftë se të rinjtë gjermanë ndijejn se asgjë nuk është duke funksionuar, rinia gjermane ka të drejtë. Gjithmonë dëgjoni njerëzit e rinj. Ata mund të shohin më mirë, sepse ata janë të freskët, e ata mund të kuptojnë më mirë për shkak se ata nuk janë të ngarkuar me të shkuarën aq shumë sa jeni ju.

Kjo do t'i jep fund shumë gjërave - për shembull xhelozisë. Nëse nuk ka familje dhe nuk ka varësi të plotë të përhershëm të marrëdhënive, xhelozia nuk ka asnjë arsye që të ekzistojë. Njerëzit do të jenë më të familjarizuar, dhe pikërisht kjo shpreh më shumë gëzim për të çuar dashuri me një të huaj se sa me një person që ju çoni dashuri për çdo ditë. Vetëm idiotat mund të çojnë dashuri me të njëjtin person tërë jetën e tyre.

Sa më inteligjente që jeni, aq më shumë doni aventura të reja. Dhe nuk ka asgjë të keqe në këtë, por ajo është jeta juaj - ju duhet të vendosë në lidhje me këtë.

**Pyetja e dhjetë**

ËSHTË NJË PROVERB I CILI THOTË SE GJERMANËT ZGJOHN NË MËNGJES DUKE MENDUAR PËR PARA, SHKOJNË NË SHTRAT DUKE MENDUAR PËR PARA. GJERMANIA ËSHTË VENDI I CILI KA PROGRAMIN E SIGURIMIT SOCIAL MË TË MIRIN. SI TË PËRSHTATEN KËTO BASHK?

Unë nuk mendoj se proverbi është i drejtë. Kjo fjalë e urtë duhet të jetë për amerikanët, jo për gjermanët.

Gjermanët e gjorë kanë gjëra të tjera për të cilat vuajnë, proverba të tjera, por kjo është absolutisht e parëndësishme. Unë mund të them me siguri se amerikani shkoj për të fjetur duke menduar për para, dhe zgjohet duke menduar rreth parave - dhe ai ka më shumë para se kushdo tjetër në botë. Por ky është një ligj i çuditshme sa ma shumë që keni, aq më shumë dëshironi.

Në Indi ne kemi një histori të vogël ...

Një mbret kishte qenë shumë në mëdyshje sepse një njeri, një berber, që I bënte masazh atij, që e rruante çdo mëngjes, dhe berberi ishte gjithmonë i lumtur - ai kurrë nuk e kishte parë atë të pikëlluar. Berberi kishte jetuar përballë pallatit mbretëror. Mbreti e kishte bërë shprehi t'ia jepte nga një monedhë ari çdo ditë, e cila ishte e mjaftueshme në ato ditë për të jetuar për muaj të tërë. Pra, njeriu i varfër, ka jetuar me qejf ... çdo ditë një monedhë ari.

Për çdo mbrëmje berberi i binte fyellit, dhe mbreti kur e dëgjonte zërim e fyellit. Dhe problemi i tij kishte qenë: "Unë kam çdo gjë, dhe ky njeri merr vetëm një monedhë në ditë, ai është aq i lumtur dhe unë jam aq e tensionuar, aq i shqetësuar. Ku është problemi?"

Mbreti e pyeti kryeministrin e tij, e ky kishte qenë mjaft i moshuar. Plaku i thotë: "Prit vetëm disa ditë, dhe do ta kuptosh arsyen. Dhe kryeministri kishte shkuar tek shtëpia e berberit me nje qese plot me nëntëdhjetë e nëntë monedha ari. Të nesërmën kur kishte ardhur berberi, ai më nuk kishte qenë i njëjti njeri. Ishte dukur i trishtuar. Mbreti e pyet: "Çfarë është problemi? A je i sëmurë apo diçka tjetër?"

Ai tha: "Jo, s'jam i sëmurë, por një problem i madh ka lindur. Një djalë i marrë ka hedhur një çantë në shtëpinë time, me nëntëdhjetë e nëntë monedha ari, dhe ai ka krijuar probleme në jetën time."

Mbreti tha: "Por cili është problemi?"

Ai tha: "Problemi është se tani mendja ime më thotë se për të kursyer monedhë sot: mos ha, mos e humb atë; të paktën të bëjë qese plotë, njëqind monedha ... Kështu që unë sot do të iki shpejtë, dhe ju nuk do ta dëgjoni fyellin tim sonte. Dhe unë jam i shqetësuar sepse po kjo mendje më thotë vazhdimisht: Tash nuk mund ta vazhdosh mënyrën e jetesës që e jeton. Nganjëherë prapë duhesh kursyer…njëqind, njëqind e një, mandej njëqind e dy, dhe kjo ku do të përfundojë?"

Sa më shumë para që keni, aq më shumë dëshironi.

Sa më shumë pushtet që keni, aq më shumë dëshironi.

Jo, për gjermanët nuk është e vërtetë. Rreth gjermanëve diçka tjetër është e vërtetë ...

Nëse ju them një shaka të një anglezi, ai qesh dy herë: së pari ai qesh vetëm të jetë i sjellshëm, dhe në mes të natës përsëri ai qesh kur ai e merr atë. Nëse ju them me shaka të një gjermani, ai qesh vetëm një herë - për shkak se të gjithë të tjerët qeshin. Nëse ju them një shaka të një çifuti, ai nuk qesh me të gjitha. Përkundrazi, ai thotë: "Mbylle. Kjo është shaka e vjetër. Për më tepër, të gjitha i ke thënë gabim."

Këtë unë mund ta kuptoj. Por kjo sigurisht nuk është proverb i sakt për gjermanët. Shakatë ata nuk mund t'i kuptojnë, ata janë njerëz shumë serioz për këtë. Ata nuk kanë sens humori.

Njëri prej sanjasinëve të mi të vjetër, Haridas është gjerman. Ai jetoi me mua për gati gjashtëmbëdhjetë vjet, dhe ai ende i pyet të tjerët se pse njerëzit qeshnin – "E humba shakan!" Telashja me shakan është se ju nuk mund t'ia shpjegoni atyre. Nëse ua shpjegoni e tërë pika e tyre humbë. Ose e pranoni atë, ose nuk e pranoni atë, aty nuk ka shpjegim.

**Pyetja e njëmbëdhjetë**

PSE GJERMANëT JANë KAQ "WORKAHOLICS"*?

*WORKAHOLIC (wÃ»rˈkə-hÃ´ˈlĭk, -hŏlˈĭk) Lexo: VORKAHOLIK. Fjala përbëhet prej dy fjelëve WORK, që do të thotë punë dhe HOLIC që do të thotë obsesion)

Kjo është më mirë se të jenë alkoolik.

Ata janë njerëz të shëndetshëm, ata e duan punën. Dhe puna është një gëzim në qoftë se ju jeni të shëndetshëm, kreativ. Ajo nuk ju lodhë, në fakt, ajo ju ushqen.

Puna ju lodhë vetëm nëse ju nuk dëshironi të bëni atë, nëse jeni dembel. Atëherë gjermanët nuk do të jenë "workaholics". Por në fakt, e tërë bota duhet të mësojë nga gjermanët të jenë "workaholics", sepse është punë që mund të ndryshojë tërë formën e gjërave, jo njerëzit dembel.

Më kujtohen dy njerëz dembel të shtrirë nën hijen e një peme. Ka qenë pemë e bukur mango, dhe mangot kishin qenë të pjekura. Një mango bjen në anën

e njërit burrë, dhe ky i thotë atij tjetrit: “Mund të ma vësh këtë mango në gojë?”

Tjetri i thot: “Unë jo. Ku ishe ti kur qeni më urinonte në vesh? Ti nuk e trembe ai të largohet!”

A e dëshironi këtë lloj njerëzish në botë?

Jo, unë jam krejtësisht me “workaholics”. Ata krijojnë, ata e bëjnë botën të bukur. Dhe njeriu është bërë në mënyrë të tillë që të paktën ai duhet të punojë tetë orë nga natyra, vetëm atëherë ai mund të fle tetë orë në mënyrë qetë. Ekziston një ekuilibër. Nëse ju nuk keni punuar në të gjitha, ju nuk mund të fleni. Pastaj në mëngjes zgjoheni më të lodhur se kur keni shkuar në shtrat.

Një njeri i cili punon tetë orë të plota, intensivisht, nuk duhet të jetë i brengosur për gjumë, relaksim, pushim; nuk ka nevojë të brengoset për mijëra gjëra që janë në vazhdim e sipër në botë. Ai nuk duhet të shkojë në kafene për t’i mbytur brengat e tij, ai s’ka asnjë. Nëse ai punon me orarë të plotë, atëherë të gjitha energjitë e tij pastrohen.

Puna është një proces i pastrimit, dhe kjo i jep atij një gjumë të bukur, një gjumë pa ëndrra. Në mëngjes ai është rinuar - dhe kthehet përsëri për të krijuar diçka më shumë.

Unë do të doja që e tërë bota të bëhet “workaholics”

**Pyetja e dymbëdhjetë**

PIKËRISHT TASH NË GJERMANI ËSHTË NJË SKANDAL I MADHË KU ËSHTË I INVOLVUAR KANCELARI, HELMUT KOHL. DËSHIRONI TA KOMENTONI?

Kancelarin gjerman duhet dërguar në çmendinë kështu vetëm ata mund t’ia rregullojnë bulonat e prishur dhe budallallëqet në mendjen e tij.

**Pyetja e trembëdhjetë**

PSE NJERËZIMIT GJITHMONË I DUHEN LIDERËT: PSE NUK ËSHTË E MUNDUR PËR AQ SHUMË QENIE NJERËZORE VETËM TË

RELAKSOHEN KUR JANË SË BASHKU, DHE TË BËHEN TË VETËDIJSHËM SE ASNJË LIDER NUK ËSHTË I NEVOJSHËM?

Liderët janë absolutisht të panevojshëm, por për mijëra vjet ata kanë krijuar një situatë në të cilën ata janë bërë shumë të nevojshme. Për shembull, nëse doni të jeni fetar, ju duhet të shkoni në kishë. Unë nuk shoh kuptim. Ju duhet të shkoni në det, ju duhet të shkoni tek pema, ju duhet t'i afroheni diçkahi që është e gjallë dhe ekzistenciale. Në kishë çdo gjë është e vdekur.

Por vetëm pak ditë më parë papa deklaroi se është mëkat në qoftë se ju i rrëfeheni direkt Perëndisë, ju duhet t'i rrëfeheni priftit. Prifti duhet të jetë ndërmjetës midis jush dhe Perëndisë, ju nuk mund të keni një lionjë komunikim të drejtpërdrejtë me Perëndinë.

Këta njerëz nuk do t'i lejojnë njerëzimit të rritet. Ata e mbajnë njerëzimin në atë mënyrë që gjithmonë duhet dikush t'ju tregoj se çfarë të bëni, apo çfarë nuk duhet të bëni. Përndryshe, kush janë ata për të na dhënë dhjetë urdhëresat?

Në luftën e parë botërore për të parë herë u mat inteligjenca dhe koeficienti i inteligjencës, IQ, u bë një nga zbulimet e rëndësishme. Por ajo u bë shokuese kur u zbulua se shumica e njerëzve në botë janë vetëm trembëdhjetë vjeç sa i përket interesimit të mendjeve të tyre. Ato mund të jenë shtatëdhjetë vjeçar fizikisht, por ata mentalisht janë vetëm trembëdhjetë vjeç.

Me shekuj njeriu është mbajtur i retarduar - jo drejtpërsëdrejti, se për ndryshe njerëzit do të ishin revoltuar, por tërthorazi.

Vetëm shikoni këtë tregim biblik: Zoti i thotë Adamit dhe Evës: “Mos hani nga pema e dijes.”

Kjo i ndalon njerëzit të rriten. Ky është fillimi i robërisë së njeriut.

Është e çuditshme: në qoftë se Zoti është një baba ... babai fëmijën e tij e do të jetë i mençur, të jetë një njeri i dijes. Por Perëndia e ndalon atë për të ngrënë nga dy pemët: njëra është pema e njohjes, dhe tjetra është pema e jetës së përjetshme.

Më duket se djalli është mirëdashëse shumë më tepër se Perëndia. Ai vjen në formën e një gjarpër dhe e bindë Evën për të ngrënë fruta dhe i tregon të vërtetën. E vërteta është: “Zoti nuk do që ju të hani frutat nga pema e dijes dhe nga pema e jetës së përjetshme, sepse nëse ju hani këto dy fruta, ju do të jetë ashtu si Perëndia. Dhe ai është një Zot xheloz, ai nuk dëshiron që të bëheni perëndi, ai dëshiron që të mbeteni të dëgjueshëm, fëmijë të retarduar.”

Argumenti i tij është absolutisht valid. Ai është revolucionari i parë, ai është bekimi i parë për njerëzimin. Nëse djalli nuk e kishte bindur Evën, ndoshta ne ende do të kishim qenë në kopshtin e Edenit, të zhveshur, duke ngrën barë. Çdo gjë që ne kemi - shkencë, teknologji - është sepse djalli e ka bindur Evën, dhe Eva e ka bindur Adamin.

Të gjitha religjionet e botës janë përpjekur për t’i mbajtur njerëzit injorant. Për shembull, gjysma e njerëzimit, femra, është privuar nga çdo arsimim. Gruaja nuk mund të hyjë në shumë vende fetare, ajo nuk guxon t’i lexojë shkrimet e shenjta religjioze.

Ju do të befasoheni me faktin se të gjitha shkrimet e shenjta fetare janë në gjuhët të cilat janë të vdekura. Hebraishtja është e vdekur; Sanskrishtja nuk është përdorur nga njerëzit, ajo kurrë nuk ka qenë një gjuhë e gjallë. Ajo është përdorur vetëm nga priftërinjtë, dhe ata nuk ia lejojnë askujt tjetër që ta mësojnë gjuhën. Kjo krijon një mister. Njerëzit ndihen se ata nuk e dinë, prifti e di. Ai s’di asgjë.

Kur janë përkthyer VEDAT, u zbulua se pothuajse nënëdhjet e tetë për qind janë vetëm mbeturina. Priftërinjtë në Indi ishin kundër përkthimit të Vedave në ndonjë gjuhë tjetër, dhe ju mund ta kuptoni pse. Ata e dinin se ajo që është shkruar është aq marrëzi dhe se nuk ka pyetje shpirtërore në të.

Liderët politikë nuk duan që njerëzit të jenë inteligjent; kështu që, të gjitha sistemet arsimore në tërë botën janë krijuar të atilla që krijojnë nëpunës, shërbyes telekomunikacioni, shërbyes hekurudhe, jo - revolucionarë. I tërë sistemi arsimorë në gjithë botën është i orientuar në mënyrë të atillë ku nuk e rritë inteligjencën tuaj, ajo vetëm mbush sistemin e kujtesës suaj. Këto janë dy gjëra të ndryshme, dhe ju mund ta shihni këtë.

Ka pasur njerëz me inteligjencë të madhe, si Albert Ainshtajn, - por ai nuk ishte një njeri i kujtesës. Ai kur ka shkuar në banjo i ka thënë gruas së tij:

"Kthehem për dhjetë minuta" - dhe kishin kaluar gjashtë orë dhe ai ende kishte qenë në vaskën e tij!

Një nga miqtë e mi, Dr Rammanohar Melia ishte për vizitë. Gruaja e Albert Ainshtajnit ishte zënë pak ngushtë, ajo kishte thënë: "Më falni. Më duhet ta ndërpresë atë, kjo është shumë. Ai tha për dhjetë minuta, e tash kaluan gjashtë orë ... dhe ju jeni duke pritur për gjashtë orë."

Ajo kishte trokitur në derë, dhe Ainshtajni i kishte thënë: "A kaluan dhjetë minuta? Pse po më shqetëson? Isha duke luajtur me fluska sapuni në vaskë."

Duke luajtur me fluska sapuni në vaskën e tij ai kishte zbuluar shumë teori të mëdha në lidhje me yjet, për shkak se ishte momenti më i relaksuar. Dhe kur ju jeni në relaksimin më të madh, inteligjenca është në kulmin e saj. Kur ka shumë kujtesë, inteligjenca shtypet.

I tërë sistemi ynë arsimor është sistem për t'ju ushqyer, rrugë e një kompjuteri të ushqyer. Të gjitha provimet e juaja nuk janë ekzaminime të inteligjencës, ato janë kontrolla të kujtesës suaj, sa ju mbani mend.

Njerëzit janë mbajtur nga fetë, nga politikanët, nga arsimtarët, duke mbetur fëmijëror. Kjo ndihmonë që ata të robërohen me lehtësi, kjo ndihmon për t'u veshur interesat e tyre – dhe këtyre njerëzve gjithmonë iu duhen liderët. Ata nuk mund të shkojnë diku tjetër. Dhe askush nuk ndihet i ofenduar edhe kur një njeri si Jezusi iu thotë njerëzve: "Unë jam bariu tuaj dhe ju jeni delet e mia."

Asnjë njeri i vetëm nuk është ngritur të thotë: "Ju lutemi mos na ofendoni. Ju jeni duke e proklamuar veten bari dhe ju jeni duke e poshtruar qenien njerëzore në dele." E jo vetëm në atë kohë, por për dy mijë vjet priftërinjtë krishterë, peshkopët, kardinalët, papa janë duke e përsëritur të njëjtën gjë: "Jezusi është bari dhe ju jeni delet e tij." Askush nuk ka guxim për të thënë: "Unë jam njeri, unë nuk jam dele. Njeriu nuk kanë nevojë për barinj."

Absolutisht nuk ka nevojë për liderë në asnjë fushë - por për këtë ne duhet ta ndryshojmë tërë sistemin arsimor, të gjitha indoktrinimet fetare, të gjitha strukturat politike.

Tani për tani, politika është i vetmi profesion ku nuk kërkohet kualifikimi i domosdoshëm. Çdo idiot i cili është mjaft kokëfortë, që nuk ka ndjenjë turpi,

që nuk ka ndjenjë se atë që ai është duke e thënë ai nuk do të mund të përmbushë, mund të gënjenë shumë lehtë, është një hipokrit, është mjaft karierist ... do të bëhet një politikan, do të jetë në një post të lartë.

Unë e di një njeri në Indi që u bë ministër i arsimit i qeverisë qendrore, dhe ai vetë ishte absolutisht e paarsimuar. Arsimin e tij i vetëm ka qenë se ka ditur ta nënshkruante emrin e tij.

Në çdo profesion disa kualifikime janë të nevojshme. Nëse ne duam ta ndryshojmë botën dhe nëse ne duam që njerëzit të lirohen nga detyrimet e liderëve, kjo thjesht do të thotë që ne do të duhet të ndryshojmë çdo gjë nga e para.

Unë jam në favor të meritokracisë. Një burrë i cili vetë është i paarsimuar bëhet në një shtet ministër i arsimit thjesht është për të qeshur. India ka më shumë se njëqind universitetet, njëqind rektor universiteti, qindra studiues të mëdhenj dhe ekspertë, ligjërues, vetëm ata duhet të lejohen të qëndrojnë në një post i cili do të jetë në ministrinë për arsim.

Unë kam parë ministra të cilët nuk dinë asgjë për ekonominë dhe ata janë ministra të financave. Këta njerëz nuk do të dëshironin që masa e përgjithshme të jetë mjaft inteligjent për të parë se çfarë po ndodh pas perdes, se si ata janë duke u shfrytëzuar, duke u mashtruar.

Unë absolutisht pajtohem: nuk ka nevojë për ndonjë lider.

Unë nuk jam lider.

Unë nuk jam mjeshtër, askush nuk është dishepulli im.

Unë nuk jam bari dhe askush nuk është dele për mua.

*Sanjasinët* e mia janë miqë të mi, përcjellës të udhëtimit tim. Unë i respektoj ata sa ata më respektojnë mua. Unë i dua ata ma shumë se që më donë ata mua. Dhe unë nuk shoh ndonjë ndryshim: ata janë potencialisht çdo gjë që është e mundur për qëniet njerëzore, potenciali i tyre ka qenë gjithmonë vetëm se nuk është shfrytëzuar.

Kjo është hera e parë në botë që dikush është duke thënë: “njerëzit e mi janë miqtë e mi.” Unë nuk i detyroj *sanjasinët* e im, ata më obligojnë mua duke më pranuar si mik të tyre. Ata kanë të drejtë të më refuzojnë.

**Pyetja e katërmbëdhjetë**

DJE JU E SHPJEGUAT TRININ E SHENJËT TË VËRTETË SI EKZISTENCË REALE. E BUKURA DHE E MIRA. PSE NUK ËSHTË PËRFSHIRË DASHURIA?

Dashuria është përfshirë. Kjo është pjesë e bukurisë, kjo është arsyeja pse ajo nuk është emëruar më vete. Ajo është syri i dashurisë që e zbulonë bukurinë, ajo është bukuria që provokon dashurinë në ju. Ata janë një fenomen.

**Pytja e pesëmbëdhjetë**

A KENI PARË NDONJË NGJAJSHMËRI MIDIS HELMUT KOHL DHE RONALD REAGAN?

Nuk ka dy persona të janë të ngjashëm, se është kundër ligjit të natyrës. Natyra prodhon individë të vetëm unik. Ronald Reagan është Ronald Reagan. Kancelari gjerman është kancelar gjerman. Nuk ka asnjë ngjashmëri.

Vetëm një lidhje unë mund të shoh: kancelari gjerman është vetëm një kukull e Ronald Regan.

**Pyetja e gjashtëmbëdhjetë**

JU THATË SE SHTETET E BASHKUARA KANË FASHIZMIN MË TË MADH. ÇFARË KA GJERMANIA?

Unë vetëm thash se kancelari gjerman është një kukull e Ronald Reagan, dhe qeveria gjermane po ndjek kursin e qeverisë amerikane. Kjo është fashiste.

Por për shkak të luftës së dytë botërore dhe Adolf Hitlerit, fjala “fashizëm” ose “nacizëm” është bërë aq e dënuar sa që qeveria gjermane duhet të mbajnë maska në të njëjtën mënyrë si qeveria amerikane që është duke bërë, por ka pretendime të bëhet demokratike.

Në fakt, kjo është shumë e vështirë për çdo qeveri të jetë demokratike, për arsye të thjeshtë se pushteti korrupton, dhe pushteti absolut korrupton absolutisht.

**Pyetja e shtatëmbëdhjetë**

GJERMANËT E NJOHIN MIRË DASHURINË E TYRE PËR UDHËTIM DHE BËJNË PLANE. ATA GJITHASHTU FLASIN SHUMë SE SI DËSHIROJNË SHUMë MA SHUMë TA JETOJNë JETËN E TYRE, POR KURRË NUK I REALIZOJNË PLANET E TYRE. A MUND TË KOMENTONI RRETH KËSAJ JU LUTEMI?

Kjo është e vërtetë për të gjithë, jo vetëm për gjermanët. Të gjithë ëndërrojnë, planifikojnë për çastet e shpenzuara të cilat nuk kanë mundur t'i jetojnë. Shumë njerëz e relizojnë atë që nuk e kanë bërë sa kanë qenë të gjallë tek kur të vdesin – por atëherë bëhet vonë.

Kështu që mos i dënoni panevojshëm gjermanët; ky është një fenomen njerëzor, njëjtë është në gjithë botën. Çdokush planifikon për vitin tjetër. Vetëm njerëzit e Lindjes janë ata të cilët planifikojnë për jetën e ardhshme! Por askush nuk brengoset për momentine tashëm, i cili është i vetmi realitet.

Nëse dëshironi të jetoni, jetoni tani dhe këtu.

Nëse nuk dëshironi të jetoni, ju mund të vazhdoni të krijoni sa ma shumë ëndrra dhe fantazi që është e mundur. Të gjitha fantazitë, të gjitha ëndrrat, të gjitha planifikimet për të ardhmen s'janë asgjë tjetër përveçse vetëvrasje e ngadalshme.

**Pyetja e tetëmbëdhjetë**

SI ËSHTË E MUNDUR ME QENË IMPULSIV DHE M'I PAS NDJENJAT SI ZEMËRIMI, PIKËLLIMI APO XHELOZIA, DUKE MOS I LËNDUAR TË TJERËT DHE DUKE MOS I SHTYPUR KËTO NDJENJA?

Perëndimi absolutisht e injoron shkencën që quhet meditim; për këtë arsye këto probleme rrjedhin. Këto nuk janë probleme reale, këto janë vetëm simptome. Këto janë simptome të mendjes jo-meditative.

Nëse ju mund të meditoni, nëse mund të krijoni distancë të vogël midis mendjes suaj dhe qenies suaj, nëse mund ta shihni dhe ta ndijeni dhe të keni përvoj se ju nuk jeni mendja juaj, do të ndodh një revolucion i hatshëm brenda jush. Nëse ju nuk jeni mendja juaj, atëherë ju nuk mund të jeni xhelozia juaj, atëherë ju nuk mund të jeni pikëllimi juaj, atëherë ju nuk mund të jeni zemërimi juaj.

Atëherë ato mbesin vetëm atje, pa lidhje me ju, ju nuk jepni kurrfarë energjie për to. Ato janë me të vërtetë parazitë që jetojnë në gjakun tuaj, sepse ju jeni identifikuar me mendjen. Meditim do të thotë mosidentifikim me mendje.

Kjo është një metodë e thjeshtë, jo diçka komplekse që vetëm disa njerëz mund të bëjnë. Vetëm qëndro në heshtje në çdo kohë, çdo moment, dhe shiko. Mbyll sytë e tu dhe vrojto se çfarë po ndodh. Vetëm bëhu një vrojtues. Mos gjyko se çfarë është e mirë, qfarë është e keqe, kjo nuk duhet të jetë, kjo duhet të jetë ...

Jo gjyqëtar, ju thjesht jeni vrojtues.

Kjo merr pak kohë për të arritur në vrojtim i plotë. Dhe në momentin që ju bëheni një vrojtues i pastër, ju do të mbeteni të habitur që mendja është zhdukur.

Ekziston një proporcion: në qoftë se ju jeni vetëm një për qind vrojtues, atëherë nëntëdhjetë e nëntë për qind është mendje. Nëse jeni dhjetë për qind vrojtues, atëherë nëntëdhjetë për qind është mendje. Nëse jeni nëntëdhjetë për qind vrojtues, atëherë vetëm dhjetë përqind e mendjes mbetet.

Nëse jeni njëqind për qind vrojtues, atëherë nuk ka mendje - nuk ka hidhërim, inat, xhelozi - vetëm qartësi, qetësi, bekim.

**Pyetja e nëntëmbëdhjetë**

NË NJË INTERVISË QË KENI DHËNË VITIN E KALUAR KENI THËNË SE KOMUNAT JANË DËSHMI TË MËSIMEVE TUAJA. A VLENË KJO ENDE APO KENI TË SHTONI DIÇKA TË RE, PAVARSISHT NGA FAKTI SE KOMUNA NË OREGON ËSHTË MBYLLUR DHE SHUMË NDRYSHIME KANË NDODHUR NË KOMUNAT EVROPIANE?

Kjo është ende e vlefshme - por kjo nuk do të thotë se asnjë ndryshim nuk do të ndodh.

Në fakt, ndryshimet ndodhin vetëm kur diçka është e vlefshme. Gjërat jo reale nuk ndryshojnë; vetëm gjërat e vërteta ndryshojnë. Një lule plastike mbetet gjithmonë e njëjtë, por një trandafil i vërtetë ndryshon.

Çfarëdo që unë kam thënë për komunë është e vërtetë, ende e vërtetë. Dhe ndryshimet që ndodhin janë duke bërë komunën më të gjerë, më të madhe, më të hapur.

Tash përpjekjet e mia është që komuna të mos jetë e hapur vetëm për *sanjasinët*. Ajo duhet të jetë e hapur për të gjithë që ka një raport me mua - ai mund të mos jetë *sanjasin*, i cili ka një ndjenjë për mua - ai mund tëmos jetë *sanjasin*.

Përpjekje ime nuk është për të krijuar një shoqëri alternative; përpjekje im është për ta ndryshuar tërë shoqërinë në një komunë të madhe botërore. Në këtë mënyrë shumë ma shumë ndryshime do të ndodhin, shumë ma shumë dyer do të happen dhe dal nga dal unë do ta fus tërë botën mbrenda. Unë nuk dua që dikush të jetë i varfër dhe të lihet jasht në të ftohtë, derisa komuna ime është aq e ngrohtë, aq e gjallë, aq e gëzuar. Unë nuk dua dikush ta humbë këtë mundësi.

**Pyetja e njëzetë**

NJË DITË JU THATË SE JENI PASQYRË. ÇFARË SHIHNI KUR E SHIKONI VETEN TUAJ NË PASQYRË NË BANJO NË MËNGJES?

Asgjë!

**Pyetja e njëzetë e një**

J. KRISHNAMURTI VDIQ TË HËNËN E KALUAR, NË OXHAI, KALIFORNI. NË TË SHKUARËN KENI FOLUR PËR TË SI NJË QENIE TJETËR E NDRITUR. JU LUTEM DËSHIRONI TA KOMENTONI VDEKJEN E TIJ?

Vdekja e një të ndrituri si J. Krishnamurti s’ka asgjë për të qenë i pikëlluar rreth kësaj, kjo është diçka duhet të festohet me këngë e valle. Ky është një moment gëzimi.

Vdekja e tij nuk është një vdekje. Ai e di pavdekësi e tij. Vdekja e tij është vetëm vdekjee e trupit. Por J. Krishnamurti do të vazhdojë të jetojnë në vetëdijen universale, përgjithmonë e përgjithmonë.

# KAPITULLI 9

## E vërteta është kërkim, nuk është besim

*23 shkurt 1986 paradite*

**Pyetja e parë**

PSE PO SHKONI NË ITALI?

Unë nuk besoj në kombe. I tërë njerëzimi është një. Unë do të shkoj në Itali, sepse Italia është atje.

**Pyetja e dytë**

ÇFARË DINI PËR ITALINË DHE ITALIANËT?

Unë di gjithçka për italianët. *Sanjasinët* e mi të parë kanë qenë italian; ata më kanë prezentuar në Perëndim.

Unë kam mijëra *sanjasinë* në Itali. Ata kanë një cilësi të veçantë për ta, ata janë të populli më i gjallë në botë, të kësaj bote, më të dashurit, më joserioz. Për mua, serioziteti është sëmundje, dhe joserioziteti është cilësi religjioze.

Unë nuk di asgjë për Italinë, sepse unë kurrë nuk kam qenë atje. Por për t'i njohur njerëzit duhet njohur vendin e tyre, duhet njohur vendin ku ata kanë lindur, duhet njohur pemët, duhet njohur lumenjët dhe malet - sepse ata kujdesen për të shijuar ambientin e tyre me ta. Italia duhet të jetë një vend shumë i gjallë, shumë i gjallëruar, shumë të rinj, vend rinor.

Një gjë që unë e di se në të shkuarën Italia ka pasur një prej perandorive më të mëdha në botë – perandorinë Romake. Romakët kanë qenë i vetmi popull në tërë botën që kanë qenë pagan – dhe unë i dua paganët.

Pagan është personi i cili nuk beson në fjalët mashtruese të perëndive, në parajsë apo ferr, i cili nuk mërzitet se qfarë do të ndodhë pas vdekjes, i cili jeton këtu dhe tani, shtrydh lëngun e çdo momenti në plotëni.

Pagani di se si të jetojë.

Dhe ai që di se si të jetojë automatikisht e di se si të vdes. Jeta e tij është e bukur, vdekja e tij është e bukur.

Por një fatkeqësi ndodhi ...

Perandori romak urdhëroi kryqëzimin e Jezu Krishtit. Urdhëri u ekzekutua nga nënmbreti i tij në Judejë, Pontius Pilati. Ai nuk ishte i interesuar që me çdo kusht ta kryqëzojë Jezu Krishtin, por Judenjtë e kërkuanë këtë, dhe ky ishte bërë problem aq i madh se ai nuk ishte gati për ta humbur perandorinë për ta shpëtuar një njeriu të vetëm. Por ai nuk ishte në dijeni për dialektikën e ekzistencës, dialektikën e historisë. Ai e kryqëzuar Jezusi, duke mos ditur se vetë vendi i tij do të bëhet kështjellë e krishtërimit.

Pontius Pilati kryqëzoi Jezusin. Ai vazhdoi t'i kryqëzonte edhe të krishterë e tjerë, dhe rezultati përfundimtar ishte se i gjithë populli romak filluan të ndihen fajtor: "Ne kemi kryqëzuar njerëz të pafajshëm. Këta njerëz mund të kenë ide të çmendur, por të gjithë kanë të drejtë të kenë ide të çmendur. Ata nuk e kanë dëmtuar askënd. Ata janë duke folur për Perëndinë, ata janë duke folur për të vetmin djal të lindur  të Zotit - le të flasin ..."

Por për shkak se të krishterët ishin kryqëzuar, lavjerrësi kishte lëvizur. Njerëzit bëheshin gjithnjë e më shumë në favor të njerëzve të pafajshëm të cilët ishin duke u vrarë, dhe rezultati përfundimtar ishte që Roma u bë kështjellë e madhe e krishtërimit. Në ditën kur Jezu Krishti u kryqëzua me urdhër të perandorit romak, pa dashje ai e kishte kryqëzuar tërë civilizimin romak.

Italia u bë nga e krishterë nga fajit, jo nga ndonjë konvertim. Kështu që ata janë të krishterë sipërfaqësor, ata paguajnë haraç të Papa, por në thelb ata janë pagan. Romakë të vërtetë, autentik, qenie njerëzore të vërteta... Unë nuk jam duke shkuar në Itali për t'i takuar të krishterët, unë jam duke shkuar për t'i zbuluar paganë të cilët kanë qenë të humbur pas fasadës krishtere.

Unë jam pagan, dhe *sanjasinët* e mi janë pagan.

Ne besojmë në realën, jo në trillime.

Udhëtimi im në Itali është i rëndësishëm. Zhdukja e paganëve nga bota ka qenë një humbje e pafund. Ne kemi humbur disa këngë, disa valle nga jeta e njeriut. Disa dimensione plotësisht janë mbyllur.

Italia duhet të çlirohen nga Krishtërimi, vetëm atëherë do ta gjen shpirtin e saj, fytyrën e saj origjinale.

**Pyetja e tretë**

A është e vërtetë se ju jeni një admirues i Shën Françeskut i Asizit?

Po, e vërtetë është.

**Pyetja e katërt**

SHËN FRANÇESKU KISHTE SHFRYTËZUAR GOMARIN PËR TË UDHËTUAR, JO NJË ROLLS ROYCE. A MUND TA KOMENTONI JU LUTEM?

Në këtë çështje ai ishte gabim! - sepse të udhëtosh me një gomar është torturim i një qenieje të gjallë, e të udhëtosh me një Rolls Royce nuk e torturon askënd, kjo është absolutisht e padhunshme!

**Pyetja e pestë**

NË ITALI NE E KEMI VATIKANIN, KALAN E PAPËS. JU JENI KUNDËR TIJ DHE RELIGJIONIT KATOLIK. PSE?

Unë nuk jam posaçërisht kundër fesë katolike, unë jam kundër të gjitha religjioneve të organizuara, e feja katolike është vetëm një prej tyre.

Unë jam kundër të gjitha religjioneve të organizuara, pa asnjë përjashtim, për arsyen e thjeshtë se e vërteta nuk mund të organizohet. Nuk është politikë, ajo është një çështje e dashuri në mes individit dhe ekzistencës, ju nuk mund ta organizomi këtë. Asnjë priftë nuk është i nevojshëm, asnjë teologë nuk është i nevojshëm, asnjë kishë nuk është e nevojshme.

A nuk është qielli plot me yje i mjaftueshme për ju që ta çmoni dhe admironi, dhe bie poshtë në tokë në lutje dhe në falenderim të thellë

ekzistencës? A nuk mjaftojnë lulet, pemët dhe zogjtë, malet... agimi,  muzgu i bukur?

Ekzistenca ju rrethon me aq shumë bukuri, e ju ndërtoni një burg të vogël që e quani kishë. Dhe ju mendoni se duke shkuar në kish jeni bërë religjioz…?

Duke dëgjuar predikimin e një njeriu që nuk ka realizuar asgjë - ai mund të jetë një studiues, por ai nuk është i ndritur, ai flet në thonjëza, por ai nuk mund të flet me autoritetin e tij – kjo është thjesht humbje kohe. Gjeni dikë që e ka gjetur të vërtetën, dhe qëndroni me të. Pine pranin e tij; shikoni në sytë e tij. Ndjene zemrën e tij dhe le të rrah zemra juaj në ritëm të zemrës së tij - dhe ndoshta ju mund të keni ndonjë shije të religjionit.

Por religjioni nuk mund të jetë i organizuar.

E vërteta nuk mund as të shprehet. Çfarë të thuhet në lidhje me organizimin e saj? - Është i pashprehur. Ata që e kanë njohur atë kanë folur rreth e rreth për të, por ato nuk kanë qenë kurrë në gjendje ta shprehin saktësisht atë. Ata flasin për dhe rreth me shpresë se ndoshta rastësisht ju mund ta kapni këtë aftësi. Ky nuk është një art që mund të mësohet, por është diçka më shumë si një sëmundje e cila vetëm mund të kapet.

Kur jeni afër një njeriu që e di të vërtetën, ju ndoshta mund ta kapni sëmundjen.

Të gjithë mistikët e botës, e të gjitha moshave, janë dakord në një pikë, se e vërteta nuk mund të ulet në nivelin e gjuhës. Të gjithë teologët janë duke bërë vetëm të kundërtën. Të gjithë mistikët janë pajtuar se nuk ka asnjë mënyrë e organizimit të së vërtetës, sepse ajo është thjesht një çështje individuale. A keni organizatat për dashuri? Edhe dashuria të paktën i përfshinë dy persona, por është interpersonale.

Religjioni është absolutisht personal. Kjo nuk e involvon askënd tjetër përpos juve.

Ju nuk duhet të bëheni pjesë e një turme: katolik, protestantë, të krishterë, hindu, mysliman, budist. Të gjitha këto turma kanë shkatërruar mundësinë e njeriut për të arritur të vërtetën, sepse ata kanë dhënë një ide të gabuar se ju nuk duhet kërkuar: “Jezusi e di - ju thjesht besoni në Jezusin. Buda e di atë - ju thjesht besoni në Budën. Ju nuk duhet të bëni asgjë.”

Ajo tha: “Unë ju njoh. Shkaku i fjalëve tuaja unë dua të vijë ta shoh komunën tuaj. Por nuk mund të vijë; kam frikë nga votuesit e mi, se do të shkaktohen probleme të mëdha. Posa të vijë në komunën tuaj për t’ju takuar, unë do t’i humbë shumë votues, shumë simpatizantë.”

Ajo është një prej grave shumë të guximshme. Edhe shumë njerëz të besueshëm më kanë thënë: “Pse nuk i thua gjërat në atë mënyrë që askush të mos ndihet i lënduar?” Çështë nuk është që askush të mos lëndohet; nëse askush nuk lëndohet atëherë askush nuk zgjohet.

Unë jam i gatshëm ta rrezikoj jetën time nëse mund t’i zgjoj njerëzit.

Këto tri fjalë të cilat ai i ka zgjedhur janë plotësisht të sakta. Gete ka qenë njeri mendjemprehtë, jashtëzakonisht i zgjuar, por jo i guximshëm, kështu ky formulim i madh kurrë nuk ka marrë ndonjë notë nga njerëzit – askush nuk e ka shqetësuar në lidhje me këtë. por tash kur unë shpejgova se çfarë me të vërtetë ai ka thënë, ju mund të kuptoni se në botë ka shumë njerëz që kanë thënë gjëra të sakta, por në mënyrë aq të keqe ato nuk mund të bëjnë ndonjë ndikim.

Njerëzimi ka nevojë për njerëz të cilët janë zjarr të vërtetë dhe kush mund ata t’i ndezë. Sigurisht shumë armiq do të krijohen, por kjo nuk llogaritet. Ajo që llogaritet janë miqtë. A e dini sa shumë armiq Gautam Buda ka krijuar? - Ju nuk mund t’i dini as emrat e disa prej tyre. Ata u zhdukën, por miqtë e tij pushtuan tërë Azinë. Sa shumë armiq Jezusi ka krijuar? - pothuajse tërë komunitetit hebraik. Por ku janë armiqtë? Çfarë është pozita e tyre? Çfarë është gjendja e tyre? Krishtërimi është bërë feja më e madhe në botë, e Jezusi kishte shumë pak miq. Për të filluar, ai kishte vetëm dymbëdhjetë dishepujt, disa simpatizantë.

Unë jam shumë më me fat. Unë kam miliona miq. Unë nuk brengosem në lidhje me armiqtë, sepse armiqtë e zhduken, ata nuk bëjnë ndonjë ndikim në histori.

Ndikimi që është bërë, është bërë nga miqtë. Miqët e të vërtetës janë njerëzit që bëjnë revolucione, që ndryshojnë qenien njerëzore në të mirë.

**Pyetja e dytë**

I DASHURI OSHO,

A MUND TË NA THONI DIÇKA RRETH PSIKOLOGJISË SË KOMPLEKSIT TË INFERIORITETIT, TË CILËN NË FILOZOFINË TUAJ TË GJITHË POLITIKANËT E KANË. SI MUND TË TRAJTOHET KJO SËMUNDJE E RREZIKSHME?

Sëmundja nuk është vetëm e rrezikshme, sëmundja është po aq e lashtë sa njeriu. Sëmundje vjen nga ideja e krahasimit.

Ne gjithmonë krahasohemi; që nga fëmijëria e hershme ne jemi mësuar të krahasohemi. Fëmija e dikujtë është shumë më mendjehollë, më i mrekullueshëm, më inteligjentë; fëmija e dikujtë është më i dëgjueshëm, e ju nuk jeni…

I gjithë sistemi arsimore varet nga krahasimi: dikush është i pari e dikush i fundit në klasë; dikush kalon e dikush ngelë. Arsimtarët i vlerësojnë nxënësit që janë të dëgjueshëm; ata i urrejnë nxënësit, ata i dënojnë nxënësit të cilët nuk janë të dëgjueshëm në çdo mënyrë.

E tërë struktura e shoqërisë është krahasuese në vazhdimësi, dhe vet ideja e krahasimit është absolutisht e rreme.

Çdo individ është unik për shkak se nuk ka askush tjetër si ai. Krahasimi do të kishte qenë e drejtë, nëse të gjithë individët janë të njejtë, ata nuk janë. Edhe binjakët nuk janë absolutisht të njëjtë është e pamundur për të gjetur një njeri tjetër i cili është identik si ju. kështu që ne jemi njerëz pakrahasueshëm unik - i cili krijon tërë problemin.

Kur kam shkuar në shkollën (ciklin) e lartë, kam hyrë i pari në klasë. Njëri hyri i tridhjeti, dhe ai ishte duke qarë. Shkova tek ai dhe i thashë: “S’ke nevojë të qashë, dhe nëse ti qanë edhe unë do të ulem pranë teje edhe do të filloj të qajë.”

Ai tha: “Pse duhet të qashë ti? Ti ke ardhë i pari.”

Unë i thashë: “Kjo është e tëra e pakuptimët. Kjo është vetëm çështje e vështrimit se nga ti e shikon: nga ajo anë unë jam i pari; nga kjo anë ti je i pari, askush nuk mund të të godas ty. Unë mund të jem i mundur, por ti nuk mund të jesh i mundur.”

Ai filloi të qeshë në idenë se nga fundi tjetër i linjës ai gjithashtu është i pari; në fakt, unë jam i tridhjeti nga ana tjetër.

Në vizionin tim, në shkollë nuk duhet të ketë provime, kështu askush nuk vjen i pari, askush nuk vjen i dyti, askush nuk kalon askush nuk ngelë. Në shkolla duhet të ketë merita të dhuruara çdo ditë nga çdo mësues në lënd të ndryshme për çdo nxënës. Dhe në bazë të të gjitha këtyre meritave të cilat duhen të jenë vendimtare kur fëmija është i gatshëm të kalojë në klasën tjetër. Disa fëmijë mund të jenë të gatshëm pas dy muajëve; ata nuk ka nevojë të pres një vit. Disa fëmijë mund të kalojnë pas tetë muajëve, disa fëmijë mund të kalojnë pas dymbëdhjetë muajëve, për disa fëmijë mund të zgjasë pesëmbëdhjetë muaj. Por askush nuk është më lartë se tjetri; çdokush kalon sips ritmit të tij, në varsi me interesimin e tij.

Çdokush ka diçka të veçant.

Edukimi duhet të jetë i organizuar në mënyrë të tillë që e veçanta të vjen në shprehje, të bëhet realitet.

Nuk duhet të ketë hierarki në botë.

Një ekspert për punë hidraulike duhet të respektohet si një fizikant i madh. Në fakt, para se të vdiste, Albert Ainshtajn kishte thënë: “Në qoftë se ka një tjetër jetë unë kisha pas dëshirë të lindë si hidraulik, e jo si fizikant përsëri. Çka është fjaft, mjaft është.” Nëse Albert Ainshtajn dëshiron të jetë i lindur si hidraulik, kjo është e mrekullueshme; vetë ideja është e mrekullueshme. Eksperti i hidraulikës duhet të respektohet dhe të ketë dinjitet si një profesor. Këto janë profesione. Ju nuk duhet ta vlerësoni dikë me profesion; individi është i paçmueshëm. Hierarkia do të largohet nga shoqëria në qoftë se nuk ka profesione më të mëdha më të larta se profesionet tjera; atëherë krahasimi do të fillojë të zhduket.

Në shkolla krahasimi duhet të fillojë të zhduket. Nuk është e domosdoshme që çdo fëmijë ta lexojë gjeografinë apo historinë përveç nëse ai e do atë. Zgjidhja e lëndve duhet të bëhet me dëshirën e tij. Çdo shkollë, çdo universitet, çdo fakultet duhet t’ia kushtojë së paku dy muaj në fillim të vitit studentëve që të njoftohen me të gjitha lëndët e tjera, për t’i dëgjuar mësuesit e lëndëve të ndryshme, dhe për të gjetur për veten e tyre se cila është dashuria e tyre, ajo që e joshë zemrën dhe inteligjencën e tyre.

Tash për tash situata është e tillë që një person i cili ka mund të bëhet kasap i mirë është bërë kirurg. Shoqëria duhet të ndërtohet prej individëve të veçant, duke e nxjerr jasht talentin e tyre sa më shumë që është e mundur. Arsimi duhet t'i ndihmojë atë, prindërit duhet t'i ndihmojë atë, të gjithë përreth duhet të ndihmojë që çdo fëmijë të sjellë talentin e tij. Por tani që nuk është situata, të gjithë janë qenie të urdhëruara.

Prindërit e mi dëshironin të bëhem inxhinier apo mjek. Unë thjesht refuzova. Iu thashë: "Do të shkoj ta studioj filozofinë sepse kam për t'i luftuar filozofët tërë jetën time."

Ata thanë: "Çfarë pakuptimsie. Nëse don t'i luftosh filozofët pse duhet t'i shpenzosh gjashtë vjet duke studiuar filozofinë?"

Unë iu thashë: "Pa studiuar filozofinë nuk mund të gjykoj drejt. Unë kam për ta studiuar filozofinë. Mua më pëlqen mënyra filozofike e argumentimit, dhe unë dua të shkoj sa me thellë me argumentet e të gjitha filozofive që kanë prodhuar. Por unë po vazhdoj të luftoj kundër kësaj, sepse nga përvoja ime e di se asnjë filozofi e vetme nuk ka krijuar njerëz të ndritur. Ato kanë luajtur vetëm me fjalë, gjimnastikë e logjikës, ata kurrë nuk arritën përtej mendjes së tyre, por ata mbetën mendje.

Prindërit e mi më kërcënuan: "Nëse zgjedh filozofinë atëherë mos harro se ne nuk do të përkrahim financiarisht."

Unë iu thashë: "Këtë s'keni pasur nevojë të ma thoni. Unë nuk do ta pranoj atë në asnjë mënyrë, sepse kur unë zgjodha drejtimin tim unë do ta gjej edhe rrugën time. Unë e pëlqeva drejtimin që ma ofruat ju; natyrisht ju jeni jasht diskutimit. Pse unë duhet ta kerkoj mbështetjen tuaj financiare? Edhe nëse ju e ofroni atë, unë do ta refuzoj."

Ata mbetën të habitur. Ata nuk mund të besonin se si unë do të mund ta menaxhoj – por ia kam dalur. Gjatë natës e redaktoja një gazetë, dhe në mëngjes shkoja në kolegj. Dhe në mes, sa herë që mund të gjeja kohë, unë flija.

Më në fund ata filluan ta ndijejnë fajin. Babai më kishte shkruar: "Na fal dhe pranoj këto."

Unë shkova dhe i ktheva parat e tyre të dhuruara, dhe një ditë ai erdhë vetë dhe më tha: “Ti a s’mundesh me harrue, a s’mundesh me falë?

Unë i thashë: “Unë mund të fal, por nuk mund të harroj, sepse ju më keni detyruar në diçka vetëm për shkak të financave, vetëm për shkak të parave” – paraja ishte më e rëndësishme për ta. “Ju menduat për para më shumë se që menduat për mua, dhe ju më kërcnuat. Unë nuk kam kërkuar para. Ju mund t’i mbani parat tuaja. Unë jam duke ia dal shumë mirë.”

Në fakt, gjërat tuboheshin aq bukur, sepse puna në gazet ishte e parëndësishme. Ju duhet vetëm t’i shpikni gjërat që nuk kanë ndodh, gjërat që askush nuk i ka thënë. Kryeredaktori im më thirri dhe më tha: “prej se keni ardhur ju qarkullimi është rritur. Por disa letra kanë filluar të vijnë ku thonë: “Ku janë këto gjëra që po ndodhin? Kush po i thotë këto gjëra?”

Unë i thashë: “Mos keni merak. Ju merakosuni vetëm për qarkullimin tuaj. unë nuk kam kohë të dal jasht për të shikuar dhe raportuar; unë thjesht rri këtu dhe e përfundoj tërë punën time. Unë nuk dua ta humbë gjithë natën. Për dy, tri orë i shpiki gjërat dhe i qesë në letër. Qarkullimi juaj është në rritje. Ju duhet ta shikoni qarkullimin tuaj. dhe çdo letër që vjen, ju thjesht ma përcillni. Unë do t’i përgjigjem atyre.

Kam punuar edhe në gazetari. Ai ka punuar edhe në kolegj gjithashtu, sepse unë isha i përjashtuar nga kolegji. Profesori ishte i gatshëm të jep dorëheqje. Ai tha: “Ose ai mund të jetë në kolegj ose unë mund të jem në kolegj.”

Unë i thashë atij: “Para se ta bëni këtë, vetëm le ta takojmë drejtorin.”

Drejtori më tha: “Ai është profesori ynë më i vjetër, shumë i respektuar, dhe ne nuk dëshirojmë ta humbim atë. Ne e dim se ti ke të drejtë – sepe ai ka ligjëruar filozofinë dhe ai thjesht e ligjëronte filozofinë sikur jepte urdhëra. Ne vetëm i mësonim përmendësh çfarë ai thoshte dhe i bartnim në fletat e provimit.

Unë isha duke ia argumentuar. I thashë: “Nëse ky njeri nuk është i aftë për të argumentuar, ai thjesht duhet të thotë: ‘nuk e di’, dhe unë nuk do t’i kisha hipur në qafë. Por ai nuk ka kurajo të mjaftueshme për të thënë madje edhe këtë.”

Drejtori më tha: “Unë po e kuptoj gjithë problemin. Unë nuk mund t’ju detyroj të largoheni, por do të ishte mjaft e sjellshme ta bëni një gjë: ta braktisni kolegjin. Unë do t’i telefonoj drejtorit të një kolegji tjetër për t’ju pranuar.”

I thashë: “Unë nuk dua ta shqetësoj askënd.” Shkova në kolegjin tjetër.

Drejtori tjetër më tha: “Kushti im është se ju doni t’i bashkoheni këtij kolegji por ju kurrë nuk duhet të jeni të pranishëm në asnjë klasë, sepse i kam dëgjuar raportet…unë nuk dua t’i shqetësoj profesorët e mi.”

Unë i thashë: “Kjo është absolutisht e mrekullueshme. Kjo është ajo që kam kërkuar. Çfarë bëhet me përqindjen time me qenë prezent?”

Ai tha: “Unë do të kujdesem për këtë. Ti do t’i kesh nëntëdhjetë pëqind të pikëve që ke qenë i pranishëm.”

Unë i thashë: “Kjo është e përkryer. Kjo është ajo që kam kërkuar. Tash jam krejtësisht i lirë.”

Kështu dy-tri orë i kaloja në gazetë, dhe mandej tërë ditën isha i lirë të shkoja në biblotekë dhe të lexoja sa ma shumë dhe më thellësisht që ishte e mundur.

Unë kurrë nuk kam ndjerë në asnjë çështje në jetën time se ekzistenca ju zhgënjen nëse ju jeni të ndershëm. Ajo gjithmonë ju ndihmonë; është pafundësisht e mëshirshme.

I tërë ky sistem i hierarkisë mund të shpërbëhet, dhe vetëm atëherë kompleksi i inferioritetit do të tretët. Ky është vetëm simptom.

Gjithkush ndihet inferiore - Unë them të gjithë, pa përjashtim - në një farë mënyre apo tjetër. Dikush është më i bukur se ju, dikush është më i shëndetshëm se sa ju, dikush është më i arsimuar se ju, dikush është në një post më të lartë se ju, dikush ka një grua shumë më të bukur më se që keni ju. Jeta është një gjë e tillë komplekse, dhe ka shumë gjëra në jetë të cilat nëse ju filloni t’i krahasoni, askush nuk është i njëjtë edhe një njeri si Napoleon Bonaparti ...

Ju do të mendoni se Napoleoni nuk duhet të ndihet inferior: ai është një nga heronjtë tanë i ashtuquajturi më i çmenduri  në histori. Por ai është ndier shumë inferior për shkak se nuk ka qenë shumë i gjatë; ai ka qenë një metër e pesëdhjetë i gjatë. Dhe si e tillë ishte një plagë – se ushtarët e tij ishin më të gjatë, truporoja e tij ishin më të gjatë.

Një ditë ai duke varë një pikturë në dhomën e tij, truproja i kishte thënë: “Zotri, lermani mua. Unë mund ta bëj këtë, unë jam më i lartë se ju.”

Ai i thotë: “Ktheje këtë fjalë prapa. Thuaj ju jeni më i gjatë se unë, jo më i lartë.” Ka qenë shumë i prekshëm rreth kësaj çështje.

Por unë nuk shoh asnjë problem: nëse ju jeni gjashtë këmbë(këtu duhet kuptuar këmbën si njësi matëse për gjatësi – ang: *feet*), shtatë këmbë, pesë këmbë, gjithsesi këmbët tuaja arrijnë në tokë - ky është i tërë qëllimi. Nuk është sikur kur jeni të pesë këmbë që janë të varur dy këmbët lart dhe të gjithë qeshin me ju. E tëra është që këmbët tuaja të arrijnë në tokë, ju mund të ecin. Çka është kjo me rëndësi? A keni vënë re se askush nuk dëshiron të martohet me një grua që është më e gjatë se ai? - Për këtë arsye të thjeshtë.

Kam pas një mik i cili ishte dashuruar në një femër, por problemi ishte se ajo me të vërtetë ishte e gjatë, gati 30 cm më e gjatë se ai. Ai tha: “Me qenë i dashuruar është tjetër gjë, por ajo po insiston për martesë, prindërit e mi janë këmbëngulës për martesë. Dhe unë kam frikë se kudo që të shkoj me të unë do të duket si një budalla.

“Njerëzit veç po na pyesin kur po shkojmë ne diku…ata po e pyesin atë, jo mua: ‘A është ky vëllai yt i vogël?’ Unë po shqetësohem për më vonë: kur ajo bëhet më e vjetër ndoshta ata do të fillojnë të pyesin: ‘A është ky djali mi i madh i yti?’ kjo është aq e turpshme – dhe askush nuk më pyet mua, të gjithë e pyesin atë, sepse ajo është më e gjatë dhe më e madhe, e unë jamë më i vogël dhe më i dobët.”

Kjo është marrëzi absolute. Një vlerësim i vogël dhe ne vazhdimisht krahasojmë.

Unë i thashë atij: “Gjithmonë mbaje një stol të vogël me vete.”

Ai tha: “Si po mendon?”

I thash: “Mbaje një stol të vogël, gjithmonë rri në stol. Atëherë të gjithë do të pyesin ty ku qëndron problemi, askush nuk do ta pyet gruan tënde. E mandej ti mund të thuash: ‘Unë jam burri; që është problem. Ajo është gruaja ime. Më lejoni t’ju prezentoj tek ajo.’ Kjo është një gjë e thjesht. Bëne një stol plastike, nuk peshon shumë, dhe barte me vete kudo. Kënaqu në tërë lojën.”

Njerëzit të cilët janë në poste të larta janë ende në siklet të njëjtë me diçka ose tjera.

Thuhet se mbreti i madh i Indis, Poras, i cili ka luftuar me Aleksandrin, se kishte qenë duke shkuar me karrocën e tij në pyll për të shetitur në mëngjes. Befas, ai ai e kishte parë një vajzë të bukur duke marrë ujë nga pusi. Ai kishte ndal karrocën, kishte zbritur, dhe kishte shkuar për ta shikuar vajzën.

Kur ishte kthyer në karrocë ai kishte mbet i habitur: karrocieri kishte qenë duke e puthur guran e tij e cila gjithashtu kishte qenë në karrocë. Ai ishte zemëruar shumë, por gruaja i kishte thënë: “Nëse ti mund të shkosh t’i shikosh gratë tjera se a janë të bukura , unë e di se ky burrë është shumë më i bukur se ti, shumë më i fortë se ti, kështu që ku qëndron problemi? Nëse ti je mbret edhe unë jam mbretëreshë, pse po xhelozon? Unë nuk xhelozova. Unë me të vërtetë ndjeva lehtësim kur ti shkove atje. Kjo ishte një mundësi e mirë të kem një lidhje të shkurtër dashurie me karrocierin.”

Që nga ajo ditë thuhet se Poras kurrë më nuk kishte shikuar asnjë femër. Por kjo duhet të ketë qenë një represion shumë i madh; ai ishte një adhurues i grave, por ai kishte frikë se qfarë do t’i thotë gruaja.

Gjithkush ndihet inferiore në një farë mënyre apo tjetër, dhe arsyeja është se ne nuk pranojmë së të gjithë janë të veçant. Nuk është çështje e inferioritetit apo superioritetit. Gjithkush është vetëm një në llojin e tij, kështu që krahasimi nuk mund të krijohet.

Politikanët janë ata që vuajnë më së keqi nga kompleksi i inferioritetit. Ata duan botës t’ia dëshmojnë se janë më të mëdhenjët, se kanë pushtet mbi miliona njerëz – ata janë presidentët, kryeministrat. Por nëse shikoni në jetat e tyre, kompleksi i inferioritetit i cili akoma nuk i ka braktisë ata, është ende aty.

Kryeministri i parë i Indis Jawaharlal(Xhavaharlal) Nehru ka qenë gjithashtu i gjatë një metër e gjysmë, dhe kur e ka dhënë betimin për keryeministër, si

dhe transferimin e pushtetit nga duart e britanikëve prapë në duart e indianëve, Mauntbatten ka qenë nënmbret britanik. Ai ishte më i gjatë…nëse shikoni në libra do ta gjeni fotografinë: Xhavaharlal është në këmbë saktësisht sipas sugjerimit tim edhe pse unë nuk e ka sugjeruar atë – një hap, dhe Mountbatten është duke qëndruar në dysheme, në mënyrë që ata të duken njësoj, të njëjtën lartësi.

Por ju do të habiteni që gruaja e  Mountbatten-it ka qenë e dashuruar në Xhavaharlal-in. Mountbatten ishte një burrë i bukur dhe ai u dërgua në Burma, nga Anglia - ai ishte nga familja mbretërore - vetëm për shkak se ai ishte një pleiboj i vërtetë. Ai kishte krijuar aq shumë skandale, e familja mbretërore nuk e toleron këtë - veçanërisht familja mbretërore britanike, se është tepër konzervative! Ata e kishin dërguar atë larg në Burma duke i thënë: “Atje bënë qfarë të duash.” Ai ishte një mashkull i bukur, por gruaja e tij ra në dashuri me Xhavaharlal-in. Xhavaharlal ishte gjithashtu një mashkull i bukur, por jo në mënyrë mbretërore. Ajo i kishte shkruar disa letra dashurie siç shkruajnë të rinjtë.

Çuditrisht pas kësaj shumë gra në Indi donin të martoheshin me të. Gruaja e tij kishte vdekur shumë kohë më parë, dhe ai kishte vetëm një fëmijë, Indira. Janë disa gra të cilat i njoh personalisht që kanë mbetur të pamartuar për tërë jetën e tyre vetëm për shkak se ato kishin vendosur të martohen vetëm me Xhavaharlal-in, përndryshe ato nuk do të martohen.

Gruaja e Mountbatten-it nuk ishte  edhe aq e bukur; në fakt ajo nuk ishte as e pashme. Në të vërtetë ajo kishe një sëmundje të lëkurës. Lëkura e saj ka qenë si mund ta quajmë si e regjur, ishte shumë e shëmtuar, e neveritshme. Por, ndoshta për shkak se ajo ishte britanike dhe ishte gruaja e nënmbretit, kjo i ka dhënë njëfarë superioriteti mbi kompleksin e inferioritetit të Xhavaharlal-it.

Gratë që mbetën tërë jetën e tyre të pamartuara - dy prej tyre unë i njoh - ishin vërtet të bukura, me zemër të madhe. Por Xhavaharlal refuzoi, dhe ai ra në duart e kësaj gruaje lëkurëregjur - të cilin unë nuk mund ta shoh se si dikush mund të mendojë se ishte e bukur, e as edhe një i verbër nuk do të thotë se ajo ishte e bukur.

Por kjo është se si gjërat funksionojnë. Dhe për shekuj ne e kemi krijuar sëmundjen, ne nuk kemi lejuar që njerëzit ta pranojnë veten ashtu siç janë.

Në momentin kur ju e pranoni veten ashtu siç jeni, pa kurrfarë krahasimi, i tërë inferioriteti, i tërë superioriteti zhduket.

Unë nuk ndjej kurrfarë inferioriteti, kurrfarë superioritetit.

Unë thjesht jam vetja ime.

Pse duhet të krahasohen me dikë tjetër?

Ekzistenca kërkon nga unë të jem në atë gjendje që jam. Ekzistenca ju do të jeni ashtu siç jeni. Ju jeni plotësim i një hapsire boshe në ekzistencë; pa juve aty diçka do të mungojë.

Kështu që një prej mësimeve të mia themelore është pranimi total i vetvetes pa kurrfarë kushti. Në pranimin totale të vetvetes do të çliroheni nga këto komplekse - inferioriteti, superioritetit, përndryshe do të vuani gjithë jetën tuaj.

Ne jemi në një situatë ku ne nuk mund të kemi të gjitha, askush nuk mundet. Pra gjithmonë do të ketë diçka që ju nuk keni dhe që do t'ju japë ndjenja e të qenurit inferior: "Dikush tjetër e ka këtë ..."; Dhe unë nuk mund të krijoj nga një njeri t'i ketë të gjitha në këtë botë. Njerëzit kanë provuar, dhe kanë dështuar krejtësisht.

Ju e dini alegorinë e lashtë të mbretit Midas. Ai iu lut Zotit, dëshira e vetme e tij ishte që çdo gjë që ai prekë të bëhet ari. Dëshira e tij u përmbush, dhe ai ishte jashtëzakonisht i lumtur. Ai mendonte se kishte gjetur atë. Tani nuk kishte asnjë mënyrë për të që të ndjehen inferior: askush nuk e posedon atë kualitet që ai ka, ai është më superiori në tërë ekzistencën, para dhe pas.

Por shpejt ai e kuptoi se ishte gabim. Miqtë e tij filluan të largohen, edhe gruaja e fëmijët nuk iu afroheshin më. Dhe ai vdiq, sepse gjithçka që ai prekte shndërrohej në ar. Ai nuk mund të hante asgjë - ju nuk mund të hani ar, ju nuk mund të pini ar.

Por ishte shumë vonë. Për vite ai ishte lutur dhe dëshira iu ishte plotësuar, tash më nuk kishte kohë për të kërkuar për vite të tëra: "Merre me vete këtë bekim i cili doli të jetë një mallkim."

Mos pyetni për asgjë. Çfarëdo që ju keni, ekzistenca ka njohuri se ju mendoni. Ajo ju ka dhënë gjithçka që ju nevojitet. Vetëm eksploroni thesaret tuaja personale dhe realizoni ato në plotësimin e tyre të plotë. Nxitne çdo potencial për t’i konkretizuar.

Pasi të zhduket kjo sëmundj, politika do të zhduket automatikisht. Politika është një rezultat i kompleksit të inferioriteti. Njerëzit duan pushtetin për t’ia dëshmuar vetes dhe të tjerëve se ata nuk janë vetëm askushi.

Unë ju mësoj të jeni vetëm vetvetja, dhe kjo është e mjaftueshme. Ju jeni pranuar nga dielli, ju jeni pranuar nga hëna, ju jeni pranuar nga drunjët, ju janë pranuar nga deti, ju jeni pranuar nga toka ... Çfarë doni më tepër?

Ju jeni pranuar nga tërë ky univers.

Gëzohuni në të.

## KAPITULLI 13

## Rritne vetëdijën tuaj

*25 shkurt 1986 pasdite*

**Pyetja e parë**

DUKET SE RREGULLAT SHOQËRORE JANË NEVOJË BAZIKE PËR QENIET NJERËZORE. ENDE ASNJË SHOQËRI NUK E KA NDIHMUAR INDIVIDIN TA REALIZOJË VETVETEN. JU LUTEMI A MUND TË NA SHPJEGONI SE ÇFARË LLOJ MARRËDHËNIEJE EKZISTON NË MES INDIVIDIT DHE SHOQËRISË, DHE SI MUND T'I NDIHMOJNË ATA NJËRI-TJETRIT TË ZHVILLOHEN?

Kjo është një pyetje shumë komplekse, por shumë fundamentale gjithashtu. Në tërë ekzistencën, vetëm njeriu ka nevojë për rregulla. Asnjë kafshë tjetër nuk ka nevojë për rregulla.

Gjëja e parë që duhet të kuptohet: ka diçka artificiale mbi rregullat. Arsyja pse njeriu ka nevojë për to është se ai e ka braktisë qenien shtazarake dhe se ende nuk është bërë njeri, ai është në një harresë. Kjo është nevoja për të gjitha rregullat.

Në qoftë se ai do të ishte një kafshë, nuk do të kishte nevojë. Kafshët jetojnë shumë mirë pa rregulla, kushtetuta, ligjet, gjykata. Në qoftë se njeriu vërtetë bëhet njeri - jo vetëm në emër, por në realitet ...

Shumë pak njerëz e kanë kuptuar këtë deri tash, për shembull, për njerëzit si Sokrati, Zaratustra, Bodidarma, nuk ka nevojë për ndonjë rregull. Ata janë mjaft vigjilent për të mos bërë ndonjë dëm askujt. Nuk ka nevojë për ligje, për asnjë kushtetutë. Nëse e gjithë shoqëria transformohet në një shoqëri autentike humane, do të ketë dashuri, por nuk do të ketë ligje.

Problemi është se njeriut i nevojiten rregullat, ligjet, qeveritë, gjykatat, ushtritë, forcat policore, për shkak se ai e ka humbur sjelljen e natyrshme të tij të qenies shtazarake dhe ai nuk e ka fituar një tjetër status natyror përsëri. Ai është i vetëm në mes. Ai është askund. Ai është në një kaos. Për t'u mbikëqyrur ky kaos, të gjitha këto gjëra janë të domosdoshme.

Problemi bëhet më kompleks, për shkak se këto forca të cilat kishin evoluar - religjionet, shtetet, gjykatat - për kontrollin e njeriut u bënë aq të fuqishme. Atyre duhej t'ju jepet pushtet, përndryshe si do ta kishin kontrollin? Pra, kemi ra në një robëri të vetes sonë. Pasi ata u bënë të fuqishëm ... tash ata nuk duan t'i braktisin interesat e tyre. Ata nuk duan njeriu të evoulojë.

Ju po më pyetni se si njeriu dhe shoqëria, individi dhe komuniteti mund të zhvillohen, të evoulojnë. Ju nuk po e kuptoni tërë këtë problem. Nës individi evoulon, shoqëria shpërbëhet. Shoqëria ekziston vetëm për shkak se indvidit nuk i lejohet të evoulojë. Dhe të gjitha këto pushtet kanë qenë për shekuj vetëm për ta mbikëqyrur individin, janë kënaqur në pushtetin e tyre, në prestigjin e tyre. Ata nuk janë të gatshme të lejojnë evoulimin e njeriut, të lejojnë që njeri të rritet në një pikë ku ata do të bëhen të padobishëm.

Ka shumë situata të cilat do t'ju ndihmojnë për të kuptuar. Kjo ka ndodhur në Kinë, 25 shekuj më parë ...

Lao Ce u bë shumë i famshëm, urtar, dhe ai ishte pa dyshim një nga njerëzit më të urtë ndonjëher. Mbreti i Kinës kërkoi prej tij me shumë modesti të bëhet udhëheqës i Gjykatës së Lartë, sepse askush nuk mund t'i udhëzojë ligjet e shtetit më të mirë se ai. Ai u përpoq të bindë mbretin: "Unë nuk jam njeri i drejtë", por mbreti kishte këmbëngulur.

Lao Ce thotë: "Nëse nuk më dëgjoni…atëherë një ditë në gjyq ju do të bindeni se nuk jam njeri i drejtë – për shkak se sistemi është i gabuar. Nga nderimi i madh unë nuk do ta them të vërtetën për ju. Ose unë mund të ekzistoj ose ligji, rregulli shoqëria juaj mund të ekzistojë. Po le ta provojmë."

Ditën e parë një vjedhës u soll në gjyq që kishte vjedhur pothuajse gjysmën e pasurisë të një pasaniku në kryeqytet. Lao Ce e dëgjoi rastin dhe pastaj tha se edhe vjedhësi edhe pasaniku të dytë shkojnë në burg për gjashtë muaj.

Pasaniku tha: "Çka jeni duke thënë? Unë kam qenë i vjedhur nga, unë kam qenë i plaçkitur - dhe çfarë lloj drejtëse është kjo, që ju të më çoni në burg në kohëzgjatje të njëjtë si vjedhësin?"

Lao Ce tha: "Unë jam pikërisht i padrejtë ndaj vjedhësit, ju duhet të jeni më gjatë në burg, sepse ju keni mbledhur aq shumë para, duke privuar aq shumë

njerëz nga parat sa që me mija njerëz janë poshtë dhe ju jeni duke mbledhur e mbledhur para – për çfarë? Lakmia juaj e madhe ka krijuar këta vjedhës. Ju jeni përgjegjës. Krimi i parë është i juaji.”

Logjika e Lao Ceut është absolutisht e qartë. Nëse do të ketë aq shumë të varfër e vetëm disa të pasur, ju nuk mund t’i ndaloni vjedhsit, ju nuk mund ta ndaloni vjedhjen. E vetmja mënyrë për ta ndaluar këtë është që të kemi shoqëri ku të gjithë kanë mjaftueshëm për t’i plotësuar nevojat e tij, dhe ku askush nuk akumulon panevojshëm vetëm nga lakmia.

Pasaniku tha: “Para se të më çoni në burg unë dua ta shoh mbretin, sepse kjo nuk është sipas kushtetutës, kjo nuk është sipas ligjit të vendit.”

Lao Ce tha: “Kjo është faji i kushtetutës dhe faji i ligjit të vendit. Unë nuk jam përgjegjës për këtë. Ju mud ta takoni mbretin.”

Pasaniku i tha mbretit: “Dëgjoni, ky njeri duhet menjëherë të largohet nga ky post; ai është i rrezikshëm. Sot unë po shkoj në burg, nesër ju mund të gjendeni në burg. Nëse doni ta ruani veten; ky njeri do t’ju heq nga froni; ai është absolutisht i rrezikshëm. Dhe ai është shumë racional: atë që ai po e thotë është e vërtetë – unë mund ta kuptoj këtë – por ai do të na shkatërroj.”

Mbreti e kuptoi atë jashtëzakonisht mirë. “Nëse ky njeri i pasur është kriminel, atëherë unë jam krimineli më i madh në këtë vend. Lao Ce nuk do të hezitojë të më çoj në burg.”

Lao Ce u shkarkua nga posti i tij. Ai tha: “Unë ju kam thënë më heret, ju keni shpenzuar panevojshëm kohën time. Unë ju thashë se nuk jam njeri i drejtë. Reliteti është se, shoqëria juaj, ligji juaj, kushtetuta juaj nuk është kushtetut e drejtë, nuk është ligj i drejtë. Juve ju duhen njerëzit e gabuar për ta udhëhequr tërë këtë sistem të gabuar.”

Problemi është se forcat të cilat i kemi krijuar për ta mbajtur njeriun për të mos bjen në kaos sot janë aq të fuqishme saqë ata nuk dëshirojnë t’ju lënë të lirë për t’u rritur – sepse nëse jeni të aftë për rritje, duke u bërë individ, të ndritur, të zgjuar dhe të vetëdijshëm, atëherë nuk do të ketë nevojë për gjithë këta njerëz. Të gjithë ata do ta humbin punën e tyre, dhe me punët e tyre, prestigjin e tyre, pushtetin e tyre, udhëheqjen e tyre, udhëheqje religjioze të tyre, udhëheqjen kishtare të tyre - çdo gjë do të zhduket. Deri tash ata që

ishin në fillim të nevojshëm për mbrojtje, tash u shndërruan në armiq të njerëzimit.

Qasja ime nuk është për të luftuar kundër këtyre njerëzve, për shkak se ata janë të fuqishëm, ata kanë ushtri, ata kanë para, ata kanë çdo gjë. Ju nuk mund të luftoni me ta, do të shkatërroheni. Mënyra e vetme të dilet nga kjo rrëmujë është që heshturazi ta filloni rritje e vetëdijës suaj, ata këtë nuk mund të parandalojnë me asnjë forcë. Në fakt ata nuk mund ta dinë edhe atë që po ndodh brenda teje.

Unë ju jap alkiminë e transformimit të brendshëm.

Ndryshon qenia juaj e brendshme. Dhe në momentin kur ju ndryshoni, plotësisht transformoheni, ju befas do ta shihni se jeni jasht burgut, se më nuk jeni rob. Ju keni qenë rob shkaku i kaosit tuaj.

Kjo ndodhi në revolucionin rus ...

Në ditën e fitores së revolucionit, një grua kishte filluar të ecëte në mes të rrugës në Moskë. Polici i tha: “Kjo nuk është e lejuar. Ju nuk mund të ecni në mes të rrugës.”

Gruaja i tha: “Ne tash jemi të lirë.”

Edhe në qoftë se jeni të lirë, ju keni për t’i ndjekur rregullat e trafikut, në të kundërtën trafiku do të bëhet i pamundur. Nëse automobilat dhe njerëzit shkojnë gjithkah kah ata duan, kthehen kudo që të duan, nuk e marrin asnjë shënim nga dritat, njerëzit thjesht do të futen në aksidente dhe do të vriten.

Kjo do ta sjell ushtrinë brenda, për ta zbatuar ligjin ju duhet të ecni në të majtë apo në të djathtë, cilado që është zgjedhur nga shteti – por askush nuk mund të ecën në mes. Mandej çështja e armëve, ju keni për ta përcjellur…unë gjithmonë e kujtoj atë grua; ajo është shumë simbolike.

Liria nuk do të thotë kaos.

Liria do të thotë më shumë përgjegjësi, shumë përgjegjësi në mënyrë që askush nuk duhet të ndërhyjë në jetën tuaj. Kështu ju keni për t’u lënë të qetë, qeveria nuk duhet të interferojë me ju, policia nuk duhet të interferojë me ju, se ligji nuk ka të bëjë asgjë me ju - ju jeni thjesht jasht botës së tyre.

Kjo është qasje e mi nëse ju vërtet doni ta transformoni njerëzimin: çdo individ duhet të fillojë me rritjen e tij. Dhe në fakt turma nuk është e nevojshme për rritje. Rritja është diçka si një fëmija që rritet në barkun e nënës që është një: turma nuk është e nevojshme, nëna ka për të qenë vetëm e kujdesshme.

Njeriu i ri ka për të lindur në ju.

Ju duhet të bëheni mitër e njeriut të ri.

Askush nuk do të vijë për të ditur për atë, dhe është më mirë që askush nuk di në lidhje me këtë. Ju thjesht shkoni në punë dhe i bëni punët e zakonshme duke u bërë të zakonshëm, që jetojni në botën e zakonshme, thjesht jetoni jetë të zakonshme - jo duke u bërë revolucionarë, reaksionarë, punk apo nazistë. Kjo nuk do t'ju ndihmojë. Kjo është marrëzi e tejdukshme. Ajo është jasht frustrimit, por ende është e çmendur. Shoqëria është e çmendur dhe nga frustrimi ju jeni bërë të çmendur.

Shoqëria nuk ka frikë nga këta njerëz, shoqëria ka frikë vetëm nga njerëzit që mund të bëhen të përqëndruar, të vetëdijshëm sepse ligjet bëhen të padobishëm për ta. Ata gjithmonë punojnë drejtë. Ata janë përtej kthetrave i të ashtuquajtur pushtet i interesit.

Në qoftë se individi rritet, shoqëria do të zvogëlohet. Mënyra se si ata e kanë njohur shoqërinë - me qeveri, me ushtri, me gjykata, me policë, me burgje – shoqëria e tillë do të zvogëlohet.

Natyrisht, sepse ka aq shumë qenie njerëzore, forma të reja të kolektivitetit do të vijnë në ekzistencë. Mua nuk do të më pëlqente ta quaj atë shoqëri, vetëm për t'iu shmangur konfuzionint midis fjalëve. Unë e quaj kolektivitetin e ri komunë. Fjala është e rëndësishme: kjo do të thotë një vend ku njerëzit nuk jetojnë vetëm së bashku, por ku njerëzit janë në bashkësi të thellë.

Të jetohet së bashku është një gjë, ne po e bëjmë këtë: në çdo qytet, çdo qytetetëz, mijëra njerëz janë duke jetuar së bashku - por çfarë bashkësie është atje? Njerëzit nuk e njohuin as fqinjiun e tyre. Ata jetojnë në të njëjtin rrokaqiell, mijëra njerëz, dhe ata kurrë nuk arrijnë të mësojnë se janë duke jetuar në të njëjtën shtëpi.

Kjo nuk është bashkësi, sepse aty nuk ka vëllazëri. Kjë është thjeshtë një turmë, jo një komunitet. Kështu që unë do të doja të zëvendosjë fjalën ‘shoqëri’ me fjalën ‘komunë’.

Shoqëria ka ekzistuar në disa parime themelore. Ju duhet të largohen prej tyre, përndryshe shoqëria nuk do të zhduket. Njësia e para dhe më e rëndësishmja e shoqërisë ka qenë familja: në qoftë se familja mbetet ashtu siç është, atëherë shoqëria nuk mund të zhduket, atëherë kisha nuk mund të zhduket, atëherë religjionet nuk mund të zhduken. Atëherë ne nuk mund ta krijojmë një botë, një njerëzim.

Familjes psikologjikisht i ka skaduar afati. Ajo më nuk është siç ishte gjithmonë, ka qenë një kohë kur nuk kishte familje, njerëzit jetonin në fise. Familja erdhi në ekzistencë për shkak të pronës private. Kishte njerëz të pushtetshëm që arritën të kenë pronë private më shumë se kushdo tjetër, dhe ata donin që ajo të jetë për fëmijët e tyre.

Deri më tash nuk ka pasur pyetje…burri dhe gruaja janë takuar nga dashuria. Nuk kishte as martesë as familje, por në një kohë kur erdhi prona në ekzistencë, burri u bë shumë posesiv ndaj gruas. Ai gjithashtu e ktheu gruan në pjesë të pronës.

Në gjuhë indiane gruaja quhet pronë. Në Kinë gruaja aq shumë është pronsuar saqë edhe në qoftë se burri e kishte vrau gruan e tij ... nuk ka pasur ligj kundër tij, nuk është kryer krimi. Ju jeni absolutisht të lirë për të shkatërruar pronën tuaj: ju mund t’i djegni mobilet tuaja, ju mund ta djegni shtëpinë tuaj. Ky nuk është krim, kjo është shtëpia juaj. Ju mund ta vritni gruan tuaj ....

Me pronësi private gruaja gjithashtu u bë pronë private, dhe çdo strategji ishte përdorur në mënyrë që njeriu mund të jetë absolutisht i sigurt se fëmija që është i lindur nga gruaja e tij është me të vërtetë e tij. Tash, ky është një problem i vështirë: babai kurrë nuk mund të jetë absolutisht i sigurtë, vetëm nëna këtë e di. Burri pothuajse krijoi çdo lloj barriere për lëvizjen e gruas që ajo të mos mund të vijë në kontakt me burrat e tjerë. Të gjitha mundësitë dhe të gjitha dyert janë të mbyllura.

Nuk është një rastësi që vetëm gratë e vjetra shkojnë në kisha dhe tempuj, për shkak se është i vetmi vend që atyre iu lejua të shkojnë, duke e ditur

shumë mirë që kisha është mbrojtës i familjes. Kishën e di shumë mirë se kur njëherë familja zhduket, edhe kisha zhduket. Dhe kisha natyrisht është vendi i fundit ku ndonjë lidhje dashurie mund të ndodhë. Ata kanë krijuar çdo siguri: prifti duhet të jetë beqar… Këto janë garanci - që prifti është i pamartuar, ai është kundër seksit, se ai është kundër grave – në religjione të ndryshme në mënyra të ndryshme.

Murgu xhain nuk mund ta prek një femër, në fakt femra nuk duhet t'i afrohet murgut xhain më tepër se tetë hapa. Murgu budist nuk guxon ta prekë femrën. Ka fe të cilat nuk lejojnë gratë të hyjnë në vendet e tyre fetare, apo ata kanë një pjesë të ndarë: mashkulli ka pjesën qendrore, gruaja ka një cep të vogël - por të ndar. Burrat nuk mund t'i shohin ato, takim është i pamundur.

Shumë religjione, si islami, kanë mbuluar fytyrat e grave të tyre. Fytyrat e grave të myslimanëve janë bërë të bardha, sepse ato kurrë nuk e shohin dritën e diellit. I gjithë trupi i tyre është i mbuluar; fytyra e tyre është e mbuluar. Në çdo mënyrë të mundshme…Gruaja nuk është e arsimuar, sepse arsimimi i jep njerëzve lloje të çuditshme të të menduarit. Njerëzit fillojnë të mendojnë, njerëzit fillojnë të argumentojnë.

Femrës nuk iu lejua të ketë asnjë karier të paguar – sepse kjo nënkupton pavarsi. Kështu që ajo është e shkëputur nga çdo vend dhe kënd i sigurtë: dhe vetëm për këtë arsye të thjesht që ju të jeni të sigurtë se djali jauaj me të vërtetë është djali juaj. Ata që ishin me të vërtetë të pushtetshëm – për shembull mbretërit – kishin nënpunës meshkuj të kastruar, sepse ata lëviznin nëpër pallat, punonin, shërbenin. Ata duhej të ishin të kastruar, përndryshe, ishte rrezik…Dhe ishte rrezik, sepse çdo perndor kishte njëmijë gra, shumë prej tyre ai kur s'i kishte parë. Natyrisht ato do të bien në dashuri me dikë…por vetëm burrave të kastruar iu është lejuar të hynë në pallat, kështu që edhe nëse ato janë dashuruar ato nuk kanë mundur të lindin fëmijë. Kjo ishte gjëja themelore.

Familja duhet të zhduket dhe dhe t'i jep vend komunës. Një komunë do të thotë se ne kemi grumbulluara të gjitha energjitë tona, të gjitha paratë tona, çdo gjë në një pishinë të vetme - e cilat ka për t'u kujdesur për të gjithë njerëzit. Fëmijët do të takojnë komunës, kështu që nuk ka pyetje të trashëgimisë individuale.

Dhe është kaq ekonomike ... Unë kam parë në komunën e mia: pesë mijë vetë ishin aty, që do të thotë se do të duheshin 2500 kuzhina në qoftë se ata do të kishin jetuar ndaras dhe 2500 gra do ta kishin shpenzuar jetën e tyre në kuzhinë.

Aty ishte vetëm një kuzhinë për pesë mijë njerëz. Dhe vetëm pesëmbëdhjetë njerëz punonin aty. Dhe mos harroni, çdo grua nuk është një kuzhiniere e mirë! Në fakt, gjellëbërsit më të mira janë gjithmonë burrat. Të gjitha librat mbi gatimim janë shkruar nga burrat, dhe në të gjitha hotelet e njohur që ju do të gjeni, burrat janë gatuesit më të mirë.

Dy mijë e pesëqind njerëz nuk janë në gjendje të bëjnë gatim të mirë veq e veq, por pesë kuzhiner për njëmijë njerëz në komunë janë në gjendje të bëjnë ushqime më të mira. Ajo mund t'i lejoj mjekët për të parë nëse ajo që ata hanë janë hedhurina apo ushqime - shumica e njerëzve hanë hedhurina.

Për kualitetin e ushqimit duhet të vendosin mjekët. Në komunën time pesëmbëdhjetë njerëz e përgatisnin ushqimin, mjekët e kontrollonin atë, higjienën e tij, pastërtinë dhe vlerën kalorike të tij. Ai është ushqim që duhet të vlerësohen. Salca është një gjë e vogël, që mund t'i shtohet çdo lloj të ushqimit sa për shije të mirë. Ju nuk duhet të hani hedhurina veç sa për shije – dhe nëse hani hedhurina, heret a vonë ju do të bëheni hedhurinë. Ka aq shumë hedhurina rreth e përqark. Nëse shihni në kokat e tyre ju do të gjeni akullore, asgjë tjetër ... shpageta!

Ju nevoitet një sasi proporcionale, bilanc i llogaritur i ushqimit për t'u plotësuar të gjitha nevojat e juaja plotësisht, ushqim që e ndihmon vetëdijën të rritet, ushqim që ju bën më të dashur, më të qetë, ushqim që shkatërron zemërimin tuaj, urrejtjen tuaj. Është kimi e juaj se ndryshimi i ushqimit, dhe të gjitha këto gjëra - zemërim, urrejtje, dashuri, dhembshuri - janë të lidhura me kiminë tuaj. Aty duhet të jetë një kimist ta shoh se çfarë lloj ushqimi është duke iu dhënë njerëzve.

Nëse i grumbulloni të gjitha energjitë tuaja, të gjitha paratë tuaja dhe të gjitha burimet tuaja, çdo komunë mund të jetë e pasur dhe çdo komunë mund të kënaqet në jetë në mënyrë të barabartë.

Me rritjen e individve ritet edhe komuna krah për krah, shoqëria do të zhduket, dhe me shoqëri të gjitha të këqijat e shoqërisë janë krijuar.

Unë do t’ju jap një shembull. Vetëm në Kinë ishte një hap revolucionar i jashtëzakonshme i bërë para dy mijë vjetësh. Mjeku duhej të paguhej nga pacienti vetëm nëse shëndoshej, nëse pacienti mbetej i sëmurë, atëherë mjeku nuk paguhej. Kjo duket shumë e çuditshme. Ne e paguajmë mjekun kur jemi të sëmurë, dhe ai na bën të shëndosh përsëri.

Por kjo është e rrezikshme, për shkak se ju jeni duke bërë mjeku të varur nga sëmundjet e juaja. Sëmundja bëhet interes i tij: sa më shumë njerëz që janë të sëmurë, aq më shumë ai mund të fitojë. Interesi e tij nuk do të bëhet shëndetit, por sëmundja. Nëse të gjithë mbeten të shëndosh, atëherë mjeku do të jetë i vetmi që do të jetë i sëmurë.

Ata bënë një ide revolucionare, praktike, që çdo njeri ta ketë mjekun e tij, dhe ndërsa ai mbetet i shëndetshëm ai ka për të paguar mjekun çdo muaj. Është detyrë e mjekut për të mbajtur atë të shëndosh - dhe natyrisht ai do ta mbajë atë të shëndoshë, sepse ai është duke e paguar atë. Nëse ai bie i sëmurë, ai i humbë paratë. Kur ka epidemi mjeku falimenton.

Tash për tash ajo është vetëm e kundërta. Mjeku – kam dëgjuar tregimin – kishte ardhë tek Nasradin Hoxha dhe i kishte thënë: “Ti nuk ke paguar e unë përsëri e përsëri po vij për ta përkujtuar se unë po e shëroj fëmijën tënd nga lija, e ti nuk po dëgjon.”

Hasradini i thotë: “Ti dëgjo më mirë, përndryshe do të padisë në gjyq.”

Mjeku i tha: “Kjo është e çuditshme…unë po e shëroj fëmijën tënd.”

Nasradini i tha: “Po, e di këtë – por kush e përhapi epideminë nëpër tërë qytetin? Fëmija yt – atëherë të gjitha parat që i ke fituar duhet t’i ndash me mua.”

Ai kishte të drejtë. Fëmija e tij kishte bërë një punë të madhe, dhe që nga ajo ditë mjeku nuk u kthyen përsëri për të kërkuar të holla për trajtimin që ia kishte bërë fëmijës. Kjo ishte e drejtë, dhe argumenti i Nasradinit ishte i saktë. Mjeku kishte fituar mjaft nga epidemia.

Por ky është një sistem shumë i gabuar. Komuna duhet ta paguaj mjekun për ta mbajtur komunën të shëndosh, dhe nëse dikush sëmuret në komunë paga e mjekut shkurtohet. Kështu shëndeti është biznes i doktorit, jo sëmundja. Dhe ju mund të shihni ndryshimin: në Perëndim biznesi i mjekut quhet medicinë,

i cili lidhet me sëmundje. Në Lindje ajo quhet **ayurveda**, që do të thotë shkencë mbi jetën – jo mbi sëmundjen.

Puna kryesore e mjekut duhet të jetë që njerëzit t'i bëj të jetojnë më gjatë, t'i bëj të jetojnë të shëndetshëm, të tërë, dhe ai duhet të paguhet për këtë. Pra, çdo komunë mund ta përballojë shumë lehtë mbajtjen e mjekut, hidraulikut, inxhinierit - çka është e nevojshme. Kjo është përgjegjësi e komunës të kujdeset për ta - dhe njerëzit që i shërbejnë komunës duhet të jenë rotativ kështu që nuk ka pushtet që lartësohet përsëri.

Komiteti i komunës duhet të jetë rotativ, çdo vit njerëzit e ri vijnë dhe të vjetrit shkojnë, në këtë mënyrë askush nuk bëhet i droguar për pushtet. Pushteti është droga më e keq për njerëzit kur iu bëhet varësi; ajo duhet të jepet, por në doza shumë të vogëla dhe jo për një kohë të gjatë. Le të jetë rritja individuale dhe le të rritet komuna – dhe harroni të gjitha rreth shoqërisë; mos luftoni me të. Mos thuani asgjë, "Ne po krijojmë një shoqëri alternative…"

Ne nuk kemi të bëjmë asgjë me shoqërinë, le të mbetet shoqëria ashtu siç është. Në qoftë se dëshiron të jetojë do të duhet ta ndryshojë mënyrën e vet, formën e saj, strukturën e saj, dhe ajo do të duhet të bëhet një komunë. Në qoftë se do të vdesë, le të vdesë. Nuk ka kurrfarë dëmi. Bota është e mbi populluar, ajo ka nevojë vetëm për një të katërtën e popullsisë së saj. Kështu që kokat e vjetra të kalbura të cilat nuk mund të konceptojnë asgjë të re, të cilët janë absolutisht të verbër dhe nuk mund të shohin se atë që ata bëjnë është e dëmshme dhe helmuese. Në qoftë se ata kanë vendosur të vdesin, atëherë le të vdesin në heshtje. Mos i shqetësoni ata.

Unë nuk t'ju mësoj të bëheni rebel dhe revolucionarë. Unë dua që ju të bëheni shumë të heshtur, pothuajse transformues nëntokësorë. Për shkak se të gjitha revolucionet kanë dështuar ... tani e vetmja mënyrë e mundshme është që ne të bëjmë atë në mënyrë të heshtur dhe në mënyrë paqësore se kjo mund të ndodhë.

Ka gjëra që ndodhin vetëm në heshtje. Për shembull, nëse i doni pemët, ju nuk duhet të shkulni shkurre trëndafili për çdo ditë për t'i parë rrënjët e saj, përndryshe ju do ta vrisni atë. Ato rrënjë duhet të mbeten të fshehura. Ato heshturazi vazhdojnë ta bëjnë punën e tyre.

Njerëzit e mi kanë për të qenë vetëm si rrënjët: heshturazi do të vazhdojnë të bëjnë punë, duke ndryshuar veten tuaj, do të ndryshojë çdokush që është i interesuar; duke përhapë metoda të cilat mund t'ju ndryshojnë, krijoni oaza të vogëla, grupe të vogëla, komuna të vogëla dhe komuna të mëdha kudo që ka mundësi për to. Por le të ndodhin të gjitha këto gjëra shumë heshtur, pa krijuar ndonjë përmbytje.

Individualiteti mund të ekzistojë vetëm nëse shoqëria vdes, ata nuk mund të bashkëjetojnë. Është koha që shoqëria të vdes, dhe ne do të gjejmë mënyra të reja të bashkëjetesës e cila nuk do të jetë formale, e cila do të jetë më e përzemërt. Familja e pengon këtë, familjen e vizaton një vijë kufitare rreth çdo fëmije. Ai thotë: "Unë jam babai yt, kështu që duhet të më duash. Unë jam nëna jote, kështu që duhet të më duash. Nëse ka nevojë, sakrifikoje veten tënde për familje."

Ideja e njëjtë është projektuar në një shkallë më të madhe si komb: "Ky është populli yt. Nëse ai ka nevojë për ty, sakrifikoje veten."Kjo është shoqëria, familja, kombi ... ajo është e njëjta ide që bëhet e madhe e më e madhe.

Pra sulmi im themelor është në familje. Familja është rrënja e të gjitha problemeve tona. varfëria jonë, sëmundja jonë, çmenduria jonë, zbrazëtia jonë, padashuria jonë - familja është shkaku. Dhe familja është shkaku i të gjitha sjelljeve tona, që nga fillimi. Ajo fillon ta instrumentalizojë mendjen tuaj: ju jeni çifut, ju jeni krishterë, ju jeni hindu, ju jeni ky e ju jeni ai - dhe fëmija i shkretë nuk e di se çfarë të pakuptimte jeni duke e thënë.

Unë kam dëgjuar për një rabin dhe nje peshkop ...

Ata banonin përballë njëri-tjetrit, dhe natyrisht ata ishin vazhdimisht në konkurrencë rreth çdo gjëje. Kjo ishte një çështje e prestigjit të fesë së tyre.

Një mëngjes rabini pa peshkopin që kishte marrë një automobil të ri. Ai e pyeti: "Çfarë po bën?"

Peshkopi e spërkate me ujë automobilin. Ai tha: "Unë po e pagëzoj. Kam një automobil të ri – një Kadillak."

Rabinit i plaste zemra. Me sytë e tij e shikonte se si para derës së tij automobili bëhej i krishterë!

Të nesërmen, kur peshkopi doli jasht, ai u befasua. Ai e pyeti rabinin: "Çfarë po bën?"

Një Rolls Rojs i bukur qëndronte aty dhe rabini ia prente gypin e gazit. Ai tha: "Po e bëj synet Rolls Rojsin tim. Tash ai është çifut!"

Kjo është ajo që ata janë duke bërë me çdo fëmijë. Dhe çdo fëmijë është aq i çiltër si një Kadillak dhe një Rolls Rojs, ai nuk e di se çfarë është bërë me të.

Familja është bazë e të gjitha sjelljeve, kjo ju jep si trashëgimi të tërë të kaluarën dhe bartë, barrën e të gjitha atyre gjërave që janë dëshmuar si të gabuara për qindra vjet. Ju jeni të ngarkuar me të gjitha ato gjëra të gabuar, dhe mendja juaj është e mbyllur dhe e bllokuar dhe nuk mund të marrë ndonjë gjë të re që shkon kundër saj. Mendja juaj është thjesht e mbushur plot me gjëra të gabuara.

Nëse fëmijët janë në duart e komunës ... Unë kam eksperimentuar me këtë dhe zbulova jashtëzakonisht suksesshëm. Fëmijët janë shumë të lumtur për shkak se ata janë shumë më të lirë. Nuk ka sjellje të vulosur mbi ta; ata piqeshin më heret, dhe për shkak se askush nuk është duke u përpjekur për t'i bërë ata të varur në mënyrë që ata të bëhen të pavarur. Askush nuk po kufizon nga rruga e tyre për t'i ndihmuar ata, në mënyrë që ata duhet të mësojnë se si ta ndihmojnë veten e tyre.

Kjo sjell pjekuri, qartësi, një forcë të caktuara. Dhe ata janë të gjithë në meditim: meditimi nuk është një sjellje, por është thjesht qëndrim në heshtje, duke mos bërë asgjë, vetëm duke gëzuar qetësinë – qetësinë e natës, qetësinë e mëngjesit të hershëm... dhe ngadalë, ngadalë ju njiheni me heshtjen që përshkon qenien tuaj të brendshme. Pastaj për një çast i mbyllni sytë dhe bini në liqenin e heshtur, i cili është i pamatshëm. Dhe nga kjo heshtje ju jeni të rinuar çdo moment.

Nga kjo qetësi buron dashuria juaj, buron bukuria juaj, shfaqet një thellësi e veçantë në sytë tuaj, një aureol i veçantë i qenies suaj, një forcë e individualitetit tuaj, dhe një vetë-respekt.

**Pyetja e dytë**

LIRIA INDIVIDUALE DHE AUTORITETI NË NJËRËN ANË, DHE AUTORITARIZMI DHE DIKTATURA NË ANËN TJETËR. NDRYSHIMI I JETËS SË NJERIUT DHE ASPIRATAVE TË TIJA.

JU LUTEMI KOMENTONE KËTË.

Ky është i njëjti problem, e njëjta pyetje, formuluar ndryshe. Shoqëria është autoritare, kisha është autoritare, sistemi arsimor është autoritar. Të gjithë ata thonë: “Krejt çka ne themi se është e drejtë ju nuk duhet ta vëni në dyshim atë. Ju thjesht duhet ta pasoni.”

Dhe ka probleme, për shembull në sistemin arsimor ... Unë kam qenë student, kam qenë profesor, dhe e di se pjesa më e mirë e jetës së një personi shkatërrohet nga persona autoritar në shkolla, në kolegje, në universitete. Unë kam qenë i dëbuar prej shumë kolegjeve për arsyen e thjeshtë se unë nuk pranoja asnjë autoritar. Unë thosha: “Dëshmone dhe unë jam i gatshëm ta pranoj. Por pa dëshmi, duke mos dhënë argumente të sakta për atë, duke mos bërë një deklarat racionale, unë nuk do ta pranoj atë.”

Dhe unë luftoja në çdo lëndë, sepse në çdo lëndë arsimtarët thjesht ishin ligjërues. Studentët merrnin shënime, sepse e tëra që nevoitej ishte që në fletat e provimit të përsëriten mësimet të cilat iu ishin ligjëruar atyre. Dhe sa më mirë që e përsërisni, tamam si një papagall, notë më të lartë merrni.

Gjërat e vogëla ata kishin vështërsi t’i dëshmojnë, dhe kjo bëhej e turpshme për ta. Çdo ditë ajo ishte pyetje…Çdo gjë që ata thonin, unë ngrihesha menjeherë – dhe bëja pyetje relevante – “Për çfarë arsye?”

Për shembull, një nga profesorët që na i ligjëronte religjionin deklaroi se VEDET – shkrime e shenjëta induse – janë shkruar nga Zoti. Unë u ngrita dhe i thashë: “Unë kundërshtoj. Në radhë të parë ju nuk jeni në gjendje ta dëshmoni ekzistencën e Zotit. E dyta, tash ju po thoni se këto libra, të cilat janë përplotë me marrëzira, janë të shkruara nga Zoti. “A keni shikuar ndonjëherë në Vede?” E pyeta, “A i keni lexuar ndonjëherë prej faqes së parë deri në faqen e fundit?” Janë katër VEDE, vëllime të mëdha. “Unë i kam sjellë të katërtat me vete, dhe me hamendje mund t’i hap dhe t’i lexoj, dhe le të vendos e gjithë klasën se a është kjo një deklaratë të cilën Perëndia mund të ketë shkruar.”

Plaku i tha: “Unë nuk jam një njeri i mençur, i ditur, shkenctar, por unë e di një mesazh - për shkak se ka vetëm një mesazh. Dhe këta njerëz nuk mund të jap atë ty, por mesazhi mund të të jepet vetëm nga një mistik, nga një njeri që e ka realizuar vetë.

“Në jetën time të gjatë në pallat kamë takuar llojlloj njerëzish, dhe njëherë, një mistik. Ai gjithashtu ka qenë edhe mysafir i babait tënd dhe unë u vura në shërbim të tij. Kur u largua, si një gjest falenderimi për të gjitha shërbimet e mia, ai ma dha këtë mesazh” – dhe ai e shkroi kët një një copë të vogël letre, e palosi atë dhe i tha mbretit: “Mos e lexo këtë, vetëm mbaje të fshehur në unazë. Hape vetëm nëse gjithçka tjetër dështon – kur nuk ka më rrugëdalje.”

Dhe së shpejti erdhi koha. Vendi u pushtua dhe mbreti humbi mbretërinë e tij. Ai largohej me vrap në kalin e tij vetëm për të shpëtuar jetën e tij dhe kuajt e armikut ee ndiqnin pas. Ai ishte vetëm, ata ishin shumë. Dhe ai erdhi në një vend ku rruga ndalej, erdhi në një mbarim të vdekur, ishte një shkëmb dhe një luginë e thellë. Po të kishte ra në të, do të kishte përfunduar. Nuk mund të kthehej, armiku ishte aty dhe ai mund t’i dëgjonte zhurmat e thundrave të kuajve. Ai nuk mund të shkonte përpara, dhe nuk kishte asnjë mënyrë tjetër ....

Papritmas atij iu kujtua unaza. Ai e hapi atë, nxorri latrën jasht, dhe aty ishte një porosi me vlerë të jashtëzakonshme: aty thjesht shkruante: “Kjo gjithashtu do të kalojë.” Një qetësie e madhe e mbuloi atë posa e lexoi fjalinë. “Kjo gjithashtu do të kalojë.” Dhe ajo kaloi.

Çdo gjë kalon tutje; asgjë nuk mbetet në këtë botë. Armiqët të cilët kishin qenë pas tij duhet të kenë humbur nëpër pyll, me siguri kanë shkuar rrugës së gabuar; thundrat ngadal, ngadal nuk ishin dëgjuar më.

Mbreti pafundësisht iu ishte falenderuar shërbëtorit dhe mistikut të panjohur. Këto fjalë dëshmuanë mrekullinë. Ai e palosi letrën, e vendosi atë prapë në unazë. Mblodhi ushtrinë e tij përsëri dhe ktheu mbertërinë e vet mbrapa. Dhe në ditën që ai po hynte në kryeqytetin e tij, fitimtare, u bë festë e madhe në tërë qytetin kishte muzikë, valle - dhe ai ndjehej shumë krenar për veten e tij.

Plaku kishte qenë duke ecur pranë qerrës së mbretit. Dhe i kishte thënë: “Tash është koha e duhur, shiko në atë mesazh edhe njëherë.”

Mbreti i kishte thënë: “Çfarë po mendon? Tash unë jamë fitues, njerëzit po festojnë. Unë nuk jam i dëshpëruar, nuk jam në një situatë ku nuk ka asnjë mënyrë për të dalë.”

Plaku i tha: “Dëgjoni. Kjo është ajo që shenjta ma ka thënë: ky mesazh nuk është vetëm për dëshpërim, ajo është edhe për kënaqësinë. Kjo nuk është vetëm kur ju jeni të mposhtur, por është edhe për kur ju jeni fitues - jo vetëm kur jeni në fund, por edhe kur ju jeni në krye”.

Dhe mbreti e hapi unazën, lexoni mesazhin: “Kjo gjithashtu do të kalojë”, dhe papritmas e njëjta qetësi, e njëjta heshtje, në mes të turmave, që kremtonin, që festonin, vallëzonin ... por krenaria, ego ishte zhdukur.

Çdo gjë kalon tutje.

Ai i tha shërbëtorit të tij të ulet pranë tij në qerre. Ai e pyeti” “A ka edhe diçka më shumë? Çdo gjë kalon tutje…mesazhi juaj ka qenë jashtëzakonisht i dobishëm.”

Plaku i tha: “Për të tretën gjë shenja po thotë: ‘Mos harro, çdo gjë kalon. Vetëm ju mbeteni; ju mbeteni gjithmonë si një dëshmitar.’.”

Pra, kjo është përgjigje në pyetjen tuaj: Çdo gjë kalon, por ju mbeteni. Ju jeni realitet, çdo gjë tjetër është vetëm një ëndërr. Ëndrrat e bukura janë aty, të këqija janë aty ... Por kjo nuk ka rëndësi nëse është një ëndërr e bukur apo një makth, ajo që ka rëndësi është ai i cili është duke parë ëndërr. Se shikuesi është realiteti i vetëm.

Ne në Lindje nuk kemi diçka të ngjajshme me filozofinë. Dijetarët e kanë përkthyer fjalën Lindore **darshan**, e cila ka kuptimin e *vështrimit*, në filozofi – duke mos gjetur mënyrë tjetër. Por këto aspak nuk janë të lidhura: filozofia është të mendohet, e jo të vështrohet.

Një njeri i verbër mund të mendoj për dritën, por ai nuk mund ta sheh atë, njeriu me sy mund të shoh dritën, nuk ka nevojë për të menduar për të. Në Lindje nuk ka asgjë të krahasueshme me filozofinë, në Perëndim nuk ka asgjë të krahasueshme me **darshan**. Unë kam shpikur fjalën time për të përkthyer darshan, filosia. Filo do të thotë dashuri, dhe SIA do të thotë për të parë. Sofi do të thotë të menduarit, SIA thotë duke të vështrohet.

Dhe e tërë Lindja ka punuar për shekuj në një drejtim: si ta gjej vrojtuesin. Ju nuk mund të shkoni përtej tij; ky është i fundit. Çdo gjë është përpara tij; ai është prapa tërë realitetit, dhe çdo gjë shkon dhe ndryshon…

Ju jeni fëmijë, do të bëhe të rinj, do të plakeni. Jeni të gjallë, do të jeni të vdekur – çdo gjë shkon në ndryshim.

Vetëm një paraqitje e shkurtër e saj dhe të gjitha problemet e juaja do të fillojnë të zhduken, sepse një perspektiv plotësisht e re do të lindë – një vizion i ri, një mënyrë e re e jetës, një mënyrë e re e të shikuarit të gjërave, të shikuarit e njerëzve, të përgjigjurit në situata. Dhe shikuesi gjithmonë është prezent, njëzetekatër orë në ditë; çfarëdo që ju bëni apo nuk bëni, ai është aty. Ai ka qenë aty për shekuj me radhë, në përjetësi duke pritur që ju ta merrni njohjen prej tij.

Ndoshta për shkak se ajo ka qenë gjithmonë aty, kjo është arsyeja pse ju e keni harruar atë. E dukshmja gjithmonë harrohet. Mos e harroni këtë edhe kur e ndjeni një mirëqenie, një eufori, mos harroni atë edhe kur të jeni në mjerim, në ankth. Kujtone atë në të gjitha klimat, në të gjitha disponimet – vazhdoni duke e kujtuar atë. Së shpejti ju do të keni mundësi të mbeteni të përqendruar në të, nuk do të ketë nevojë për ta kujtuar.

Dhe kjo është dita më e madhe në jetën e dikujt.

Atë ditë ju do të ndriteni.

Atë ditë ju do të jeni të zgjuar.

Atë ditë Zorba ndryshon në Buda.

**Pyetja e dytë**

NË EKSPLORIMIN TIM PARA SE TË MERREM ME SANNJAS, UNË U INICOVA NË KATËR TEKNIKAT E MEDITIMIT Të GURU-s MAHARAXHI. PATA NJË EKSPERIENCË SHUMË TË BUKUR NË NJËRËN PREJ TEKNIKAVE GJATË SESIONIT TË INICIMIT, THE ENDE GJEJ TEKNIKA TË THJESHTA DHE FASCINANTE. MEGJITHATË, KA SHUMË KONFLIKT RRETH PËRDORIMIT TË KËTYRE TEKNIKAVE DERISA UNË JAM BËRË NJË SANNJASIN.

DHE KURRË NUK KAM RA NË DASHURI ME GURU MAHARAXHI SI KAM RA NË DASHURI NË JUVE.

MUND TË M'I JEPNI DISA KËSHILLA JU LUTEM NË LIDHJE ME ATË SE A ËSHTË MIRË PËR MUA TË VAZHDOJ DUKE I PRAKTIKUAR KËTO TEKNIKA DERISA JAM NJË SANNJASIN – APO DUHET UNË T'I HUDHË ATO?

GJITHASHTU, DO TË KISHA DASHT NGA DASHURIA E ZEMRËS SE ÇFARË JU KENI PËR TË THËNË PËR GURU MAHARAXHI.

Nuk ka asnjë problem. Nëse ju ndjeheni mirë me ndonjë teknikë ju mund të vazhdoni atë. Nga ku vjen nuk ka rëndësi, kush ua ka dhënë atë për ju nuk ka rëndësi. Në qoftë se kjo ju jep ndjenja të këndshme, një paqe të caktuar, qetësi, vazhdojeni atë.

Me qenë sannjasin s'do të thotë se unë ju kam monopolizuar juve. Me qenë sannjasin i imi do të thotë se e tërë bota është e juaja; kënaquni në çdo gjë në të cilën ju personalisht ndjeheni mirë – por mos e harroni atë për të cilën posa fola. Vetëm një ndjenjë e kënaqësis nuk është meditim i vërtetë, sepse të gjitha do të kalojnë më tutje. Kjo është vetëm një teknikë. Unë dua të ju jap diçka që nuk do të kalojë tutje. Ndërkohë ju mund të luani me të gjitha llojet e lodrave, nuk ka asnjë të keqe.

Dhe ju më pyetët për Guru Maharaxhi. Së pari do t'ju tregoj një tregim të shkurtër; ndoshta Guru Maharaxhi ju ka shpjeguar këtë. Është një tregim tibetian…

Një njeri i cili më vonë u bë shumë i njohur si një i shenjt ishte në kërkim të së vërtetës. Ai erdhi në kontakt me një të ashtuquajtur mjeshtër i cili kishte shumë pasues, të cilit mësimi i vetëm ishte: “Dorëzohuni në mua dhe dorëzohuni plotësisht, dhe unë do të ju çoj në gjendjen përfundimtare të vetëdijes. Mos u mërzitni, në kohën e duhur eksplodimi do të ndodhë.”Kjo nuk i kishte ndodhur të gjithëve.

Por në Lindje, një jetë nuk është e mjaftueshme për të realizuar vetveten. Ajo merr mijëra jeta për të gjetur momentin e duhur, kohën e duhur kur ndodh eksplodimi. Kështu që askush nuk mund të ankohen, “Unë kam pritur për tridhjetë vjet dhe kjo nuk ka ndodhur.” Tridhjetë vjet ose tridhjetë jeta nuk llogariten.

Por ky njeri me të vërtetë, u dorëzua tërësisht. Dhe në ditën e dytë, dishepujt ishin të habitur, sepse ai ishte duke ecur mbi ujë. Ata nuk mund t'i besonin syve të tyre, ata e pyeti njeriun: "Cili është sekreti?"

Ai tha: "Ju duhet ta dini këtë ju keni qenë aq gjatë me mjeshtrin. Unë iu dorëzova plotësisht, unë i besoj atij, unë vetëm përsërita emrin e tij dhe të gjitha ia lash atij, dhe çdo gjë bëhet e mundur. Unë mund të kaloj nëpër zjarrë, unë mund të eci mbi ujë, unë mund të kërcej nga mali i lartë. Ju dukeni të befasuar", ai tha. "Në fakt, unë duhet të jem i befasuar nëse ju nuk mundeni, e ju keni qenë këtu për vite me një mjeshtër të madh."

Ata nxituan tek mjeshtri. Ata i thanë: "Ky njeri është i çuditshëm. Ai është duke ecur mbi ujë, dhe ai thotë se kjo është fuqia e emrit tuaj. Ai thjesht përsërit emrin tuaj dhe ai mund të bëjë çdo gjë."

Mjeshtri personalisht ishte befasuar, por ia nuk ua kishte treguar këtë befasi dishepujëve të tij. Ai tha: "Kjo është ajo çfarë të gjithë ju duhet të bëni. Nëse më dorëzoheni plotësisht, emri im do t'ju çojë në çlirimin përfundimtar." Por thellë poshtë ai mendonte se kur të shkojnë të gjithë, ai do të shkoj të provoj duke e përsëritur emrin e vet të ecë mbi ujë. Sepse nëse ai djalë veç për një ditë mund të bëj një mrekulli të tillë, "atëherë cilën mrekulli unë nuk mund ta bëj? Unë nuk isha i vetëdijshëm…" Kështu ai duke e përsëritur emrin e vet, ecën mbi ujë dhe filloi të mbytet.

Me vështirësi ai shpëtoi, dhe dishepujt e tij i thanë: "Çfarë ka ndodhur?"

Ai tha: "Thirrmani atë njeri të çuditshëm le ta shoh sesi ai mund të ecën, sepse nëse unë nuk mund të ecë derisa e përsëriti emrin tim, si mundet ai?" Njeriu erdhi dhe filloi të ecën mbi ujë.

Mjeshtri i tha: "Kërce ti nga maja e malit, njëmijë metra e lartë , thellë në luginë."

Njeriu kërceu, dhe ata ecën te poshtë për orë të tëra për ta mbërri atë. Ata ishin duke menduar se kur të mbërrin atje poshtë nuk do ta gjejnë asnjë kockë të pathyer, dhe se ky njeri është coptuar nëpër gjithë vendin – por ai kishte qenë i ulur në pozicionin e zambakut nën një pemë ku dukej shumë bukur. Ai tha: "I madhi mjeshtër, emri juaj është një mrekulli e vërtetë!"

Mjeshtri kishte ra tek këmbët e tij. I kishte thënë: “Më fal, unë fare nuk jam mjeshtër; unë jam vetëm një sharlatan. Unë i kam mashtruar njerëzit, i kam shfrytëzuar njerëzit, por nuk mund t’ju shfrytëzoj juve. Besimi yt më ndalon.”

Njerëzit si Guru Maharaxhi i përkasin të njëjtës kategori, siç ishte mjeshtri. Nëse ata përsërisin emrin e tyre, ata do të fillojnë të mbytet në ujë. Teknikat të cilat ua kanë dhënë juve, të cila janë duke ju dhënë një paqe të caktuar dhe qetësi, nuk iu kanë dhënë atyre ndonjë paqe, ndonjë qetësi.

E njoh atë njeri, përmes babait të tij e kam njohur. Edhe Babai i tij ka bërë të njëjtën gjë – duke pretenduar të bëhet një mistik. Ai e ka trajnuar këtë djalë, Guru Maharaxhi – i cili në atë kohë ishte vetëm gjashtë vjeç – për t’i mësuar përmendësh disa shkrime, dhe kjo u bë një atraksion i madh. Ai i lexonte shkrimet në sanskrishte të pastër.

Baba i tij e kishte shprehi të thoshte: “Në jetën e kaluar ai ka qenë një mjeshtër i madh, ai akoma i kujton këto gjëra nga jeta e tij e shkuar.” – dhe unë e dija se këto nuk ishin të vërteta. Mjeshtri, babai i Guru Maharaxhit, nuk ishte i qetët me gruan e tij – sikur që nuk është askush i qetë.

E kam pyetur gruan e tij…dhe ajo më ka thënë: “Ai është një mashtrues, dhe tash ai po i mëson fëmijët të bëhen mashtrues. Ai e ka prishur këtë djalë; tash ky po i prishë djemët tjerë.”

Dhe vetëm pse ai ishte gjashtë apo shtatë vjeç, mijëra njerëz vinin për ta dëgjuar, duke besuar se tij po i kujtohet jeta e kaluar.

Kur i ati vdiq ai njoftoi që: “Ky djalë, Guru Maharaxhi, do të jetë pasardhësi im.” Guru Maharaxhi u bë i famshëm në botë - por ai ishte vetëm gjashtëmbëdhjetë vjeç, kur ai u bë i famshëm në botë, dhe një djalë gjashtëmbëdhjetë vjeç natyrisht bie në dashuri me një vajzë. Unë nuk shoh ndonjë kundërshtim për atë. Por nëna e tij, e cila kishte qenë gjithmonë kundër babait të tij për prishjen e fëmijëve, është tani duke bërë të njëjtën gjë. Këta fëmijë e dëshmuan biznesin e madh.

Por e ëma ishte shumë e zemëruar. Në Indi, në qoftë se një njeri ka diçka spirituale, atëherë ai duhet të mbetet beqar - dhe ai kishte rënë në dashuri me një vajzë amerikane. Jo vetëm se, ai u martua. Ai nuk e kishte imoshën për martesë, vajza ishte 21 vjeç, ai ishte gjashtëmbëdhjetë vjeç. Atij iu ka dashtë

të dalë para një gjykate për të marrë lejen e gjyqtarit, që ai është mjaft i pjekur.

Gjykatësi i kishte thënë: “Nuk bëhet fjalë për pjekurinë tuaj. Ju jeni me famë botërore. Ju mund të martoheni.”

Kjo martesë ka krijuar probleme. Nëna hoqi dorë nga djali dhe e mohoi se ai ishte pasardhës i babait të tij. Ajo tha: “Djali i dytë është pasues i vërtetë.” Deri tash perandoria është e ndarë në dysh, djali dhe nëna në Lindje, dhe Guru Maharaxh në Amerikë.

Kur ai shkoi në Amerikë, ithtarët e vëllaut dhe nënës së tij hodhën gurë, duke protestuar kundër tij, dhe atij iu desh ta lëshoj Indinë shkaku i tyre. Ata nuk do t’i kishin lejuar atij të qëndroj aty – edhe ai ia bënë të njëjtën gjë vëllaut dhe nënës së tij kur ata shkojnë në Amerikë. Këta njerëz thjesht janë njerëz biznesi; religjioni për ta s’është asgjë tjetër veçse biznes.

Por kjo ka qenë kështu për shekuj: shfrytëzohen të pafajshmit, shfrytëzohen injorantët, shfrytëzohen të mjerët, shfrytëzohen njerëzit që janë në vuajtje, në dhimbje dhe ankth.

Unë nuk kam asnjë problem. Nëse ju mund të ecni mbi ujë me emrin e Guru Maharaxhi ju mund ta bëni këtë, ju nuk duhet të ndjeni asnjë konflikt - sepse unë nuk kam asnjë konflikt me askënd.

Pyetja juaj mund të jetë e rëndësishme për njerëzit e tjerë gjithashtu, për shkak se shumë njerëz tjerë mund të kenë mësuar diçka nga disa burime të tjera. Nuk ka nevojë të shqetësoheni. Ndonjëherë ndodh që burimi mund të jetë i gabuar, por ajo që ju keni marrë është e drejtë. Mjeshtri mund të jetë i rrem, por ai ka disa teknika, të lëna nga trashëgimia e tij, të cilat janë të rëndësishme.

Por mos harroni, çdo teknikë mund t’ju jap vetëm një përvojë; unë dua t’ju jap të përvojshmin, jo përvojën. Përvoja vjen e shkon, mos u mbështetni në të. Nëse nuk e keni gjetur të përvojshmin…Kush e ndjenë kënaqësinë? Kush e ndjenë dhimbjen? Kush e ndjenë mirëqenien? Kush e ndjenë trishtimin?

Kush është kësaj i vetëdijshëm?

Çdo përpjekje duhet të jetë për të arritur në këtë qendër të thella të ciklonit. E tërë jeta juaj është një ciklon të ndryshimit, e ndryshimit të skenës, e ndryshimit të ngjyrave, por në vetë mesin e ciklonit ka një qendër e heshtur. Ajo jeni ju.

Përpjekja ime është t'ju ndihmoj ta gjeni vetveten.

**Pyetja e tretë**

I DASHURI OSHO

UNË GJITHMONË NDIEJ SE GJEJ DASHNORË TË GABUAR, GJITHMONË DIÇKA NUK PËRSHTATET MIRË DHE UNË NDJEHEM E FRUSTRUAR. JU LUTEM, MË DUHET POROSIA JUAJ.

Ky është problem me të cilin të gjithë po përballen…nëse jo sot, atëherë nesër. Diçka gjithmonë mungon, diçka duket se është e gabuar, diçka nuk përshtatet; të gjithë dashnorët gjatë gjithë historisë kanë të njëjtin problem. Të gjithë duhet ta shqyrtojnë sa me thellë këtë, sepse ky nuk është vetëm problem i një mashkulli apo vetëm i një femre.

Në radhë të parë ne të gjithë po e  jetojmë një jetë në përputhje me proza, poezi dhe tregime filmi. Që i ka dhënë njerëzimit një përshtypje të gabuar, përshtypje se kur ka dashuri çdo gjë do të përshtatet, që nuk do të ketë konflikt. Për shekuj me radhë poetët kanë dhënë idenë se të dashuruarit janë të krijuar për njëri-tjetrin.

Askush nuk është i krijuar për askënd tjetër.

Çdokush është i ndryshëm nga çdokush tjetër.

Ju mund ta duani një person pa e ditur se ju e doni personi vetëm sepse nuk ka aq shumë dallime mes jush, distancë aq të madhe. Në distancë është një sfidë, distanca është një aventurë, distanca e bën gruan apo burrin me vlerë duke u mbajtur larg. Por gjërat se si ato paraqiten nga një distancë, nuk janë të njëjta kur ata të vijnë afër.

Derisa i vardisen njëri tjetrit, çdo gjë është mrekulli, çdo gjë përshtatet – sepse të dytë duan që çdo gjë të jetë e përshtatshme. Çdo gjë që nuk do të përshtatet nuk lejohet të del në sipërfaqe, kjo është e shtyrë në pavetëdije.

Kështu që të dashuruarit ulen në plazh shikojnë hënën duke mos e njohur njëri tjetrin fare. Martesa është pothuajse e përfunduar para se vetë muaji i mjaltit të jetë përfunduar.

Kjo është e mirë se në Lindje nuk ka diçka të ngjashme me muajin e mjaltit; ata nuk i japin shans martesës të përfundoj kaq shpejtë. Në Lindje njerëzit vazhdojnë të jetojnë së bashku dhe kurrë nuk ndjejn në mënyrë siç ndjeni ju – se gjërat nuk përputhen, diçka po mungon, fare nuk kanë gjasa. Burrat dhe gratë nuk zgjedhin për veten e tyre, martesat organizohen nga prindërit, nga astrologët, nga të gjithë të tjerët me përjashtim të dyve të cilët do të martohen.

Çiftet nuk mund ta shohin njëri tjetrin gjatë ditës, ata mund ta takojnë njëri tjetrin vetëm në errësirë gjatë natës. Dhe familjet e tyre janë të numërt, kështu që ata dy mund të flasin vetëm duke pëshpëritur; grindja nuk vjen në shprehje. Zdeshja e rrobave nuk do të funksionojë – asnjë grua, asnjë burrë në Lindje nuk di se rrobat duhet të zdishen; përndryshe, çfarë lloj dashurie ju do të keni? Apo sa pjata ke për t'i thyer, apo se për çdo gjë apo për çdo mendim ju duhet ta argumentoni – ju thoni një gjë dhe gruaja kupton diçka tjetër; ajo thotë diçka, e ju kuptoni diçka tjetër…

Aty duket se nuk ka komunikim.

Dhe kjo fillon me muajin e mjaltit, sepse aty për herë të parë që ju jeni së bashku njëzet e katër orë në ditë. Tani ju nuk mund të shtireni, ju duhet të jeni të vërtetë. Ju nuk mund të aktroni.

Njëherë një shok i imi më ka treguar se kur kishte shkuar me gruan e tij në kinema për ta shikuar një film. Ai i kishte parë aktorin, heroin duke e puthur me aq afsh të dashurën e tij, me aq ekstazë sa që gruaja i kishte thënë shokut tim: "Shiko, ti kurrë nuk më ke puthur si ky."

Dhe shoku im i kishte thënë: "E dashur, ky është aktrim. Unë mund gjithashtu të aktroj, por me qenë me ty njëzet e katër orë në ditë dhe ende me të puthë me aq ekstazë – unë nuk jam aq i çmendur."

Gruaja i thotë: "Ti fare nuk po më kupton. Ata këtu po aktrojnë, por në jetën reale ajo është gjithashtu gruaja e tij."

Miku im tha: "Oh Zot, atëherë ky duhet me qenë me të vërtetë një aktor."

Kam dëgjuar…

Një çift në muajin e mjaltit kishin shkuar në bregdet për të qëndruar në një hotel për pak ditë, por duket se kishin has ne dia vështërsi. Posa e kishin mbyllur derën e dhomës së tyre, burri i kishte thënë gruas: “Para se të shkosh në banjo, fike dritën.”

Gruaja i kishte thënë: “Pse?”

Burri i kishte thënë: “Nuk më pëlqen drita. Ti vetën fike dritën, mandej shko në banjo, ndërro rrobat tua dhe kthehu.”

Por, i kishte thënë ajo: “Nuk mund të vij nëpër terr. Është një dhomë e panjohur; mund të marrë në thua në ndonjë mobile apo diçka tjetër. Kështu që nuk mundem.”

Burri I tha: “Kjo duket se do të jetë e vështirë. Ti ke për ta bërë këtë.”

Gruaja i tha: “Nuk po e kuptoj këtë kokëfortësi. Vetëm për pesë minuta nuk po mund të qëndrosh në dritë? Mund t’i mbyllish sytë.”

Burri i tha: “Është më mirë të ta them të vërtetën, sepse heret a vonë do të më duhet të ta them. Njëra këmbë e imja është artificiale dhe nuk dua ti ta shohësh. Desha ta lë atë nën shtrat sa është terr.”

Gruaja i tha: “Kjo është e mirë që më ke thënë. Nëse ti je kaq i sinqertë, edhe unë duhet të jem shumë e sinqertë. Tash nuk kam nevojë për të shkuar në banjo. Unë kam qenë duke shkuar për t’i hequr të dy gjinjtë e mi, ato janë artificiale”.

Tash çfarë mendoni ju? A ke mbetur diçka, apo të gjitha kanë përfunduar? Kur jetoni së bashku ju keni për të qenë real ndaj personit tjetër; ju nuk mund të fsheheni, ju nuk mund të keni sekrete. Dhe neve që nga fëmijëria na është dhënë idea se në mes gruas dhe burrit gjithmonë mbizotëron harmonia, gjithçka gjithmonë është e përshtatur, ata gjithmonë janë bashk, gjithmonë duhen, nuk grindën. E tërë kjo ideologji është problematike.

Unë do të doja t’jua them të vërtetën. E vërteta është se të dy personat, kushdo që ata janë, janë individë të ndryshëm. Në qoftë se doni dikë, ju

duhet ta kuptoni atë, që ju do ta doni dikë që nuk është hija juaj, i cili nuk është reflektim i imazhi tuaj në pasqyrë, i cili e ka individualitetin e tij personal.

Nëse nuk keni një zemër mjaft të madhe për ta akomoduar dikë i cili është i ndryshëm nga ju, i cili ka ide të ndryshme për gjëra të ndryshme, ju nuk duhet të hyni në telashe të panevojshme. Është më mirë të bëheni murg apo murgesh. Përse bezida? Pse të krijoni ferr edhe për vete edhe për të tjerët? Por ferri krijohet për shkak se ju e prisni parajsën.

Unë po ju them ta pranoni këtë kjo është situatë: ku personi do të jetë i ndryshëm. Ju nuk jeni mësues, askush tjetër nuk është mësues, së bashku thjesht jeni partenr të cilët keni për të vendosur, përkundër të gjitha dallimeve, të jeni bashkë. Dhe në fakt, dallimet i shtojnë erëza dashurisë suaj. Nëse ju mund të gjeni një grua që është ashtu si ju, ju nuk do të gjeni joshje të madhe në të. Gruaja duhet të jetë e ndryshme, e largët, një mister e cila ju joshë për ta eksploruar, e vërteta e njëjtë është edhe për burrin.

Por me takimin e dy mistereve së bashku, pasi ata ta hudhin iden se ata do të pajtohen për çdo gjë, aty nuk bëhet fjalë për kurrfarë grindje(lufte). Lufta lind për shkak se ju kërkoni pajtueshmëri.

Nëse jeni duke jetuar vetëm si dy miq - ajo i ka idetë e saja, ti i ke idetë tuaja, ajo i respekton idetë tuaja, ti i respektonë idetë e saj, ajo ka rrugën e saj, ti e ke rrugën tënde, dhe asnjëri nuk është duke u përpjekur t'i imponohet dhe ta indoktrinojë tjetrin - atëherë nuk ka asnjë fjalë për luftën. Dhe atëherë aty nuk ka asnjë pyetje që gjërat nuk janë të përshtatura (harmonizuara) – përse ato duhet të jenë të përshtatura? – se aty diçka mungon.

Asgjë nuk mungon, por është se idea juaj për harmonin nuk është më aty. Harmonia nuk është diçka shumë e madhe, ajo është e mërzitshme. Ndonjëherë kur, edhe nëse grindeni, ndonjëherë kur, edhe nëse nxeheni, kjo s'do të thotë se dashuria është zhdukur, kjo thjesht do të thotë se dashuria është në gjendje t'i absorboj edhe mosmarrëveshjet, grindjet, duke i kaluar të gjitha këto pengesa. Vetëm lloje të vjetra të ideologjive të burrit dhe gruas.

M'u kujtua një tregim i vjetër biblik që nuk është rrëfyer shumë për shkaka se është shumë i rrezikshëm. E para, Zoti e bëri një burrë dhe një grua. Por siç e dini duke shikuar në botë. Zoti duke se nuk qe shumë inteligjent. Këtu,

asgjë nuk është e harmonizuar. Ai krioji burrin dhe gruan, dy persona, dhe iu dha atyre një shtrat të vogël – jo një shtrat dysh.

Në vetë natën e parë – në fillim të krijimit të botës – ka qenë nata e një grindjeje të jashtëzakonshme, sepes gruaja donte të flinte në shtrat. Burri donte që ai të fle në shtrat ndërsa ajo duhet të fle në dysheme. Tërë natën ata e kanë kalur në grindje, duke e goditur njëri tjetrin me sende të ndryshme…dhe në mëngjes burri i thotë Zotit: “Të kërkova të më japësh një mik por nuk e di se të kërkova të më japësh një armik. Nëse ti mendon se ky është një mik…atëherë më mirë është të rri vetëm. Nuk e dua këtë grua, nuk do të ketë paqe kurrë në mes meje dhe saj.”

Tash ishte një gjë e thjesht të kërkojnë një shtrat dysh. Unë nuk e kuptoj se çfarë lloj Zoti ai ishte, dhe çfarë këta idiotë kanë kërkuar. Ishte pyetje e thjesht për një shtrat dysh, apo për dy shtretër të ndar; nëse gjërat shkonin aq keq vetëm për dy shtretër. Më mirë se që kishte thënë: “Nuk e dua këtë grua; ajo po provon të jetë e barabart me mua.” Ideja shoveniste mashkullore lindi që nga nata e parë.

Dhe Zoti –natyrisht - e largoi gruan, sepse Zoti gjithashtu është një shovenist mashkullor. Ai e largoi gruan vetëm në mënyrë që ju të çmontoni ndonjë mekanizm. Ai e shkatërroi gruan dhe tha: “Tash do ta bëj një tjetër grua e cila do të jetë më e ulët se ti dhe e cila kurrë nuk do të kërkojë të jetë e barabart me ty.” Pastaj ai e bëri gruan e dytë, që ishte Eva, duke marrë një brinjë nga Adami. Dhe prej një briri Ai bëri grua - kështu që ajo nuk mund të kërkon për barazi, ajo nuk është asgjë tjetër, veçse një brinjë.

Por ju nuk mund t’i drejtoni gjërat në këtë mënyrë. Vetëm një inteligjencë pak më e madhe do të kishte qenë e mjaftueshme; në këtë mënyrë gjërat nuk kanë për të ndryshuar. Thuhet se çdo natë kur Adami ishte kthyer në shtëpi dhe kur kishte ra në gjumë, Eva i kishte numëruar brinjët e tij – sepse ajo gjithmonë kishte qenë në frikë se nëse ai e humbë ndonjë brinjë, atëherë do të thotë se një grua tjetër është aty diku në rrethinë.

Nuk ka nevojë për më shumë se miqësi. Dashuria duhet të jetë një çështje miqësore në të cilën askush nuk është më i lartë, në të cilën askush nuk do të vendosë për gjërat, në të cilat të dytë janë plotësisht të vetëdijshëm se ata janë të ndryshëm, se qasja e tyre ndaj jetës është e ndryshme, se ata mendojnë ndryshe, dhe ende - me të gjitha këto dallime - ata e duan njëri-tjetrin.

Atëherë ju nuk do të gjeni ndonjë problem.

Problemet janë krijuar nga ne.

Mos u mundoni për të krijuar diçka mbinjerëzore. Të jeni njerëz: të pranohet njerëzia e personit tjetër me të gjitha dobësitë të cilave njeriu iu është i prirur. Ajo do të bëj gabime ashtu sikur ju që bëni gabime - dhe ju duhet të mësoni. Për të qenë së bashku është një mësim i madh – për të falur, për të harruar, për të kuptuar se edhe tjetri është po aq njeri sa jeni edhe ju. Vetëm pak zemërbutësi...

Është një fjalë e urtë e vjetër: “Të gabosh është njerëzore dhe të falësh është hyjnore.” Unë nuk pajtohem. Të gabosh është njerëzore dhe të falësh gjithashtu është njerëzore. Të falësh është hyjnore? – atëherë ju e keni ngritur atë shumë lartë, përtej mundësive të njeriut. Sjellne atë mbrenda mundësive të njeriut dhe mësone të falë. Mësone të kënaqet duke falur, mësone për të kërkuar falje; asgjë s’do të humbni kur t’i thuani gruas suaj: “Më vjen keq, unë isha gabim.”

Por asnjë burrë nuk dëshiron të thotë: “Unë isha gabim.” Ai gjithmonë ka të drejtë. Asnjë grua nuk dëshiron të thotë se ajo është gabim: ajo gjithmonë ka të drejtë. Burri përpiqet të dëshmojë me argumente se ai ka të drejtë, grua përpiqet përmes emocioneve të dëshmojë se ajo ka të drejtë - ulërimë, qarje, vajtim, lotë. Dhe ajo FITON…Burri bëhet i frikshëm nga fqinjët, dhe vetëm për ta qetësuar atë - sepse fëmijët mund të zgjohen – ai thotë: qetësohu, ndoshta ti ke të drejtë.” Por thellë poshtë ai ende beson se ai ka të drejtë .

Me qenë i kuptueshëm do të thotë se ju mund të jeni gabim, gruaja mund të ketë të drejtë. Nuk është një garanci se ju si qenie mashkullore që keni forc dhe autoritet keni edhe të drejtë, e as gruaja nuk ka. Nëse ne jemi pak më shumë human dhe pak më shumë miqësor, ne do të mund t’i themi njëri tjetrit: “Na vjen keq…” Dhe çfarë janë gjërat për të cilat grindeni? – aq të vogëla, aq triviale saqë nëse dikush ju pyet për to, ju do të ndjeheni të zënë ngusht.

Vetëm hudhne idenë se çdo gjë ka për t’u përshtatur, hudhne idenë se do të bëhet harmonia totale – sepe këto nuk janë ide të mira. Nëse çdo gjë përshtatet ju do të bëheni monoton njëri tjetrit; nëse çdo gjë harmonizohet atëherë do ta humbni tërë lëngun e marrëdhënieve. Është mirë që gjërat nuk

përshtaten. Është mirë se aty gjithmonë ka një mospërputhje e cila mund të shqyrtohet, diçka që mund të tejkalohet, disa ura mund të bëhen. E tërë jeta mund të bëhet një eksplorim i mrekullueshëm për njëri tjetrin, nëse ne i pranojmë dallimet, veçantin bazike të çdo individi, dhe ne mund të çojmë dashuri jo si një lloj skllavërie por një miqësie.

Provone miqësinë, provone mirëdashësinë; dhe mbane mend gjithmonë, aty nuk ka asgjë që do t'ju shetësoj. Kur e shihni një femër të bukur, ju ndjeheni joshës; ju duhet ta kuptoni se kur gruaja juaj e sheh një mashkull të bukur, edhe ajo duhet të ndjehet joshëse. Nëse ju jeni të kuptueshëm, ju së bashku do të diskutoni me dashuri, se çfarë femre e bukur ajo ishte, dhe çfarë mashkulli i bukur ai ishte.

Por pikërisht tash situata është se ju me kilometra larg mund ta shihni se një çift që janë duke ecur a janë të martuar apo të pamartuar. Tek çifti i martuar, burri ecën shumë kujdesshëm dhe me maturi të madhe; ai nuk shikon poshtë e lartë – sikur ka ndonjë problem me qafën. E gruaja shikon se nga ai po i bartë sytë, çka ai është duke shikuar. Kjo është e shëmtuar.

Isha duke udhëtuar – isha duke shkuar në Kashmir – dhe në kupen time ishte një grua e bukur. Burri i saj në çdo stacion i blente akullore me banane dhe mollë. Në kashmirë frutat me të vërtetë janë shumë me lëng.

E pyeta gruan: “Për sa kohë jeni të martuar?”

Ajo tha” “Shtatë vjet.”

Unë i thashë: “Mos më gënje.”

Ajo më tha: “Si po mendoni? Për çfarë duhet t'ju gënjej.”

I thashë: “Pas shtatë vitesh burri nuk shkon në çdo stacion për t'i bler të gjitha ato gjëra. Ai nuk është burri yt.”

Ajo më tha: “Si ja arritët ta mësoni?”

Unë i thashë: “Si ia arrita ta mësoj? Mund ta shoh këtë. Po të kishte qenë ai burri yt, njëherë kur të kish vendos në këtë kupe, atëherë vetëm në stacionin e fundit – nëse kishe me qenë fatlume – do të ishte kthyer përsëri;

përndryshe do të ishte zhdukur. Pse duhet që ai të vijë tek ti në çdo stacion me të gjitha këto gjëra?”

Ajo tha: “E çuditshme, por ju keni të drejtë. Ai nuk është burri im, ai është mik i burrit tim, por ai më do mua. Dhe atë që ju jeni duke e thënë për burrat është e vërtetë. Kjo ka ndodhur midis meje dhe burrit tim. Ne jetojmë së bashku, por ne jemi me kilometra larg, kurse unë jam duke menduar për divorc prej tij.”

I thashë: “Mos e bëj këtë. Vazhdo të jetosh me burrin tënd dhe vazhdo ta duash këtë njeri, dhe mos lejo që ky burrë të divorcohet nga gruaja e tij. Ajo do ta dashurojë dikë tjetër, mos u mërrzit. Ekzistenca kujdeset për gjërat. Por nëse ti divorcohesh prej burrit tënd dhe martohesh me këtë njeri, nuk do të fitosh më akullore dhe të gjitha këto fruta dhe këtë kujdes dhe këtë dashuri – të gjitha do të zhduken.”

Nëse ju jeni vetëm miqë dhe nuk e bëni miqësinë tuaj lidhje dashurie legale të burrit dhe gruas, gjërat do të jenë larg më të mira – sepse ju nuk do të jeni barrë e askujt, e as skllav i askujt. Nuk bëhet fjalë për përshtatjen me njëri tjetrin. Ju mund ta keni individualitetin tuaj të plotë dhe të lirë prej njëri tjetrit, dhe të jeni akoma në dashuri.

Dhe në të vërtetë me qenë totalisht i ndryshëm në individualitet krijohet mundësia më e mirë për dashuri.

Okay, Maneesha.

## KAPITULLI 18

## Logjika është një lavire

*28 shkurt 1986 pasdite*

**Pyetja e parë**

ËSHTË NJË FJALË E URTË HOLANDEZE: “FËMIJËT DHE BUDALLENJTË E THONË TË VËRTETËN.” KU PËRSHTATENI KËTU?

Në këtë fjalë të urtë ka një urtësi të madhe. Vjen momenti kur mësohet e vërteta, ajo bëhet të dyja – një fëmijë nga ana e saj, një budalla në sytë e të tjerëve.

Njeriu i cili e ka parë dritën fillon të sillet aq çiltërisht sa ai mund të quhet vetëm i rilindur. Por për shkak të çiltërisë së tij, sepse pastërtia e tij është si e fëmijës, ai mund të jetë i gënjyer, i mashtruar, i shfrytëzuar, në sytë e të tjerëve ai duket si një budalla. Fakti është se, ai është i vetmi që nuk është budalla; të gjithë të tjerët janë. Por budallenjtë janë në shumicë dhe njeriu i të së vërtetës është vetëm.

Gautam Buda u bë ashtu si një fëmijë. Zaratustra u bë ashtu si një fëmijë. Kur Dostojevskit shkroi një libër në lidhje me njeriun e së vërtetës, njeriun e qetësisë dhe të pafajësisë, librin e titulloi IDIOTI. Personazhi paraqitej si një budalla: të jetë si një fëmijë është rreziku më i madh në këtë botë të çmendur.

Ju po më pyetni se ku po përshtatem. Nëse ka dy gjëra që do të kisha mundur t’i zgjedh…Unë jam të dyja. Sa më përket mua, dhe atyre që më kuptojnë, unë jam një fëmijë. Sa i përket atyre që nuk më kuptojnë dhe që nuk duan të më kuptojnë, padyshim se unë jam një budalla. Unë përkryeshëm përshtatem me tërë fjalën e urtë.

**Pyetja e dytë**

PARA DHJETË VJETËSH KENI THËNË: “HOLANDA DO TË JETË SHTETI IM I PARË I PORTOKALLËT.” TË GJITHË NË HOLANDË E

DINË SE JU PO VINI. A MUND TË NA THONI DIÇKA PËR MENDJEN HOLANDEZE JU LUTEM?

Hollande është vendi im. Unë kam më shumë miq të dashur në Holandë se kudo tjetër, jo vetëm të dashur, por në besim të thellë. Ata kanë qëndruar me mua që nga fillimi - ata nuk dinë të tradhëtojnë. Kjo është një veti e madhe, një nder i madh, që të vazhdohet në dashuri, që të vazhdohet në besim, dhe duke vazhduar në kërkim të së vërtetës dhe kurrë të mos fillohe të flitet për grantet.

Populli holandez janë të bukur. Unë kam ardhur në kontakt me shumë holandez sannjasin kështu që tash ndjehem sikur të jem në Holand. Edhe pse unë nuk kam shkuar atje ende ... një ditë unë do të shkojë në Holandë.

Dhe ky është besimi im - se edhe pse qeveritë si ajo e Gjermanisë mund të përpiqen të pengojë mua për të ardhur në vendin e tyre, kjo nuk do të ndodhë në Holandë.

**Pyetja e tretë**

NË HOLAND NË MESIN E TË RINJËVE VETËVRASJA ËSHTË NË RRITJE. JU NJËHERË KENI THËNË SE RINIA ËSHTË SHPRESA JONË PËR TË ARDHMEN. ATA PERSONALISHT NUK DUKEN SE KANË NDONJË SHPRESË A MUND TË THONI DIÇKA PËR TA JU LUTEM?

Unë ende them se rinia është shpresa për të ardhmen. Por brezat e juaj të kaluar e kanë vrarë fenomein e thjesht të qenies rinore; ata e kanë shkatërruar rininë. Ata e kanë humbur dashurinë dhe besimin e të rinjëve, sepse ata i kanë mashtruar shumë herë kështu që është bërë e pamundur t’ju besohet gjeneratave të vjetëra. Çfarë kanë bërë gjeneratat e vjetëra me të rinjët, ata kanë bërë me shekuj. Tash kjo e ka arrit kulmin.

Ata i kanë shtypur të rinjtë aq sa dashuria e tyre është e shqetësuar. Ata nuk kanë lejuar që ata t’i zgjedhin partnerët e tyre, ata kanë qenë duke u përpjekur për t’i rregulluar martesat e tyre - dhe çdo martesë është një dështim. Unë nuk kam takuar një martesë e cila nuk është një dështim. Mund të duket një sukses nga jashtë, por ju do të duhet të dini historinë brenda. Ajo është e shëmtuar, neveritshme. Personi i ri i sheh të gjitha këto: qfarë i ka ndodhur babait, çfarë i ka ndodhur nënës, çfarë po ndodhë në familje, çfarë po ndodhë në popull.

Të rinjtë janë të detyruar të kenë pikëpamje të qarta – sy të ri pa asnjë pluhur. Ata mund ta shohin hipokrizin e politikanëve; ata mund të shohin se liderët e tyre fetar nuk e dinë as ABC e religjionit. Dhe pas luftës së dytë botërore ata janë plotësisht të zhgënjyer, sepse pas luftës së dytë vetëm lufta e tretë botërore mund të ndodhë.

Njëherë e kishin pyetur Albert Ajnshtajnin: “Mund të na thoni diçka për luftën e tretë botërore?”

Ai kishte thënë: “Jo. s’mund t’ju them asgjë për luftën e tretë botërore, por mund t’ju them për luftën e katërt.”

Pyetësi ishte befasuar. Ai i kishte thënë: “Kjo është e çuditshme: ju s’po mund të thoni asgjë për luftën e tretë, dhe ju keni kaq shumë besim kur thoni se mund të thoni diçka për luftën e katërt.”

Ai ishte përgjigjur: “Po, mund të them me siguri të plotë se lufta e katërt nuk do të ndodhë, sepse e treta do të jetë e fundit; ajo do ta përfundojë gjithë jetën në tokë.

Jeta e kujt do të përfundojë? Gjeneratat e vjetra veç kanë mbaruar; ata janë robotë. Ata kurrë nuk kanë jetuar në liri, në dashuri, ata kurrë nuk e kanë njohur kërkimin e të së vërtetës.

Lufta e tretë botërore, nëse ndodhë, do të jetë vdekje e të rinjëve që nuk kanë parë as ca pranvera të jetës, që nuk kanë njohur asgjë të kësaj planete të bukur. Është e natyrshme se ata do të jenë plotësisht të frustruar me tërë botën.

Nga ky frustrim, nëse të rinjët bëjnë vetëvrasje ata po i japin fytyrave tuaj shuplak, ata po thonë: “ Para se ju ta bëni vetëvrasjen e tërë botës, të paktën ne duam të jemi individ. Ne nuk po mund të jemi individ shkaku i juaj - religjionit tuaj, poltikës suaj, interesave tuja personale në jetë. Por të paktën na jepni lirinë kështu që ne të mund të bëjmë vetëvrasje dhe të paktën të kemi vetëm një çast të individualitetit – vendimin tonë personal. Ne nuk do të vdesin në përputhje me vendimet e Ronald Reagan.”

Vetëvrasjet e tyre janë të rëndësishme; ato nuk janë vetëvrasje të zakonshme të cilat njerëzit i kanë bërë për shekuj. Ata janë pikëpyetje e shoqërisë suaj, familjes suaj, religjionit tuaj, dhe rrugës nga jeni duke e çuar botën.

Unë kam diçka për t'ju thënë të rinjëve: "Mos u bëni aq pesimist. Bërja e vetëvrasjes është shumë e lehtë, ajo nuk është punë e vështirë. Dhe bërja e vetëvrasjes nga ana juaj nuk do të parandalon vetëvrasjen globale që po vjen. Kur jeni gati për të bërë vetëvrasje, për të rrezikuar jetën tuaj, atëherë pse nuk e rrezikoni jetën tuaj në një rebelim kundër të gjitha vlerat të vjetra? Shkatërrone kishën, shkatrroni kombet, shkatërroni çdo diskriminim në mes racave, shkatërroni çdo jobarazi në mes gruas dhe burrit. Shkatërrone varfërinë në tokë.

Ju nuk keni se çfarë të humbni.

Ju keni qenë të gatshëm të bëni vetëvrasje, por para se të bëni vetëvrasje së paku bëni disa gjëra të nevojshme. Ndoshta me transformimin që ju e sjellni mund të parandalohet bota nga shkatërrimi, dhe ju nuk do të kenë nevojë për të bërë vetëvrasje. Ju mund të jetojni në dashuri dhe të festoni dhuratën e madhe të jetës që ekzistenca e ka dhënë për ju. Mos e hudhni këtë aty për aty për shkak se të tjerët janë sjellë në mënyrë idiotike. Për faj të tyre, mos e dënoni veten. Dhe kur ju keni vendosur për të bërë vetëvrasje, atëherë nuk ka problem, ju mund të rrezikoni gjithçka.

Unë kam nevojë për njerëz të cilët janë të gatshëm të bëjnë vetëvrasje për shkak se vetëm këta janë ata njerëz që mund të bëhen sannjasin. Sannjas është gjithashtu një vetëvrasje - por jo vetëvrasja juaj. Kjo është deklarata që shoqëria ka vdekur dhe ne nuk duam të jetojmë në një varrezë, ne do të dëshironim të krijojmë shoqërinë tonë dhe ne do të dëshironim të krijojmë jetën tonë.

Mos u bëni të nxitueshëm. Jeta është kaq e çmuar; mos e hudhni veç ashtu. Nuk ka nevojë. Ju mund t'i shihni njerëzit e mi që janë në të njëjtën situatë - por në vend se të bëjnë vetëvrasje ata kanë vendosur për ta transformuar jetën e tyre në dritën e shoqërisë së shëmtuar në të cilën ata jetojnë. Ata e kanë injoruar shoqërinë. Ata e kanë pranuar vdekjen e shoqërisë dhe qytetërimit dhe të religjionit. Ata janë të vdekur. A mendoni se ndonjë religjion është i gjallë?

Religjioni i cili lulëzoi me Gautam Buda vdiq me Gautam Buda. Kënga që u ngjallë me Lao Ce vdiq së bashku me Lao Ce. Vallëzimi i Mira vdiq me Mira. Kjo është rrjedha e natyrshme e gjërave.

Të gjitha religjionet janë të organizuara rreth kufomave. Mos u mërzitni për ta, nuk kanë kurrfarë force, ata nuk kanë ndonjë jetë. Politikanët kanë vdekur me luftën e dytë botërore. Lufta e dytë botërore ishte një moment historik në historinë e njeriut.

Tash, njeriu ose zgjedh një vdekje globale ose zgjedhë për t'i dhënë jetë njeriut të ri të cilit nuk do t'i duhet ndonjë politikanë, ndonjë prift, të cilit nuk do t'i duhet ndonjë lider – i cili do të jetë i mjaftueshën ndaj vetvetes.

**Pyetja e katërt**

VËLLAI IM, QË ËSHTË NJËZET E NJË VJEÇ, MENDON SE PUNA ËSHTË BUDALLALLËK

NË HOLANë JETOHET NGA SIGURIMI SOCIAL DHE PËRFITIMET NGA PAPUNËSIA ËSHTË BËRË NJË MËNYRË E VARUR DHE JOKREATIVE E JETËS JU LUTEM KOMENT.

Kjo do të ndodhë në të gjitha vendet e zhvilluara, jo vetëm në Holandë, për shkak se makinat e kanë zëvendësuar njeriun.

Një makinë është më efikase dhe mund të punojë sa njëmijë njerëz. Një makinë është shumë e sigurtë; ajo kurrë nuk revoltohet, asnjëherë nuk shkon në grevë, nuk krijon asnjë sindikatë, nuk ka frikë se makniat do ta përmbysin qeverinë.

Të gjitha grupet e intersit janë duke u përpjekur ta ndërrojnë njeriun me makina, kompjuter dhe teknologji tjera të sofistikuara. Natyrisht, nëse ata vazhdojnë të varen nga robotët, ata do të vazhdojnë të marrin të tërë dinjitetin e njeriut. Ata do ta paguajn njeriun…Në fakt, person i cili insiton në punësim do të paguhet më pak sesa personi i cili është i gatshëm dhe i vullnetshëm të jetë i papunë, i papunësuari do të paguhen më mirë.

Por njeriu që nuk ka punë ka humbur diçka shumë të rëndësishme – kreativitetin e tij. Tash, njëzet e katër orë në ditë ai është i zbrazët; ai jeton si fantazmë, një ekzistenc pas vdekjes. Para ai do të ketë, por jo krenarinë e një

qenie njerëzore. Dhe nëse njerëzit nuk punojnë vazhdojnë të bëhen përtac e më përtac; ata do të bëhen pijanecë, ata do të bëhen bixhozxhi. Ata do të duhet të bëjnë diçka, natyra nuk i ka krijuar që të jenë në pension, ndërsa ju jeni të rinj, për të dalë në pension edhe para fillimit të punës.

Shumë prej tyre do të bëjnë vetëvrasje, shumë prej tyre do të bëjnë vrasje vetëm për të mbijetuar. Dhe së fundi, nëse këta njerëz kanë mjaft guxim do t'i shkatërrojnë kompjuterët, teknologjitë, makinat të cilat kanë marrë dinjitetin e tyre, tërë shpirtin e tyre. Ky është tash një fragment i vogël, por së shpejti shumë e më shumë njerëz do të jenë në pozitë të njëjtë. Unë do të doja që qeveritë e botës të dijnë se makinat mund të jenë efikase, por ato nuk mund të zëvendësojnë njeriun.

Ju mund t'i përdorni makinat ku është rrezikë për jetën e njeriut të punojë – për shembull, thellë në minierë, në minierat e qymyrit, minierat e arit. Të përdorën makinat për eksplorimin e ekzistencës, të përdorën makina për eksplorimin e botës nënujore, të përdorin makina për të shkuar në brendësi të tokës për të eksploruarr – të përdorën ato si shërbëtore.

Por mos i bëni ato mjeshtër; përndryshe, heret a vonë madje edhe njerëzit që po e shkatërrojnë dinjitetin e qenieve tjera njerëzore do të jenë gjithashtu të përzën jasht.

Një makinë më mirë mund të jetë një kryeministër, më mirë një president – makinat nuk bëjnë gabime. Dhe në qoftë se një makine i shkon keq, ajo mund të riparohet; ju vetëm duhet ta dërgoni në servis dhe pjesa mund t'i ndërrohet.

Në Amerikë njëzet për qind të presidentëve kanë qenë të vrarë - dhe njëzet për qind nuk është një përqindje e vogël. Pse njëzet për qind të presidentëve janë vrarë? Këto kanë qenë presidentët më të mrekullueshëm, Abraham Linkoln, Kenedy ...

Presidenti Truman, i cili e shkatërroi Hiroshimën dhe Nagasakin panevojshëm, i cili ishte vrasësi më i madh në historinë e njerëzimit, nuk u vra. Ronald Regan nuk do të vritet. Sa mi i keq të jetë personi, aq më pak është mundësia që ai do të jetë i vrarë. Njerëzit që ishin me të vërtetë të mrekullueshëm, njerëzit të cilët me të vërtetë donin të bënin diçka të mirë për njerëzimin, për vendin janë hequr - ata shkonin kundër interesave personale.

Makinat do të jenë shumë të sjellshme. Nëse i largoni ato nuk do të rezistojnë. Ju nuk do të keni nevojë t'i gjuani makinat, t'i vritni makinat. Por çka është poenta? Edhe nëse makinat janë më të efektshme, për të cilët ato janë duke punuar? Nëse ato janë duke e shkatërruar njeriun këto makina nuk mund të lejohen…Çdo qeveri duhet të jetë e vetëdijshme se dinjiteti i njeriut nuk duhet të shkatërrohet. Makinat duhet të përdoren në ato vende ku është rrezik për të punuar njeiru, por jo në ato vende ku njeriu kënaqet duke punuar, ndihet disi i dobishëm për shoqëri. Nëse ju i jepni atij një pagë duke mos punuar ai fillon të ndjehet i padobishëm, një barrë – si mund ta jetojë ai këtë ankth?

Unë mund ta mësoj këtë njeri të shfrytëzoj këtë kohë për eksplorim të brendshëm të madh – por mua në çdo shtet po më pengojnë për të hyrë…

Nëse me të vërtetë dëshironi t'i përdorni këto makina në vend të njeriut, atëherë njeriut duhet t'i jepen disa aventura të reja. Nuk do t'i ndihmosh të papunit vetëm me një pagë, atij duhet t'i jepen meditimet, ai do të jetë i përgatitur për një udhëtim të brendshëm për ta eksploruar veten e tij. Ndoshta kjo mund të jetë uratë e madhe.

Por këta njerëz gjithashtu kanë frikë nga meditimi, sepse meditimi do t'i bëj njerëzit shumë më vigjilent shumë më të vetëdijshëm për të drejtat e tyre, për të drejtat e garantuara të tyre. Meditim do t'i bëjë ata më të vetëdijshëm se ata nuk janë makina dhe se makinat janë ato që i kanë shuar shpresat e tyre. Ata nuk do t'i tolerojnë këto makina, nga kjo është frika.

Shtetet bëjnë ligje për të mos më lejuar të hy. Unë nuk jam terrorist. Ju mund ta shihni marrëzinë e botës: Gjermania i lejon të gjithë terroristët e Evropës *skinheads, punk* dhe të gjitha llojet e idiotëve, të kenë një konferencë botërore në Gjermani. Këta njerëz bëjnë bomba, këta njerëz krijojnë terror në çdo vend, vrasin njerëz. Këta njerëz janë lejuar të hynë në Gjermani…mua nuk më kanë lejuar.

Ju mund të shihni mendjen: Unë jam më e rrezikshme për ata se sa të gjithë këta terroristë. Dhe ata kanë një konferencë botëroe ...? Jo, ata nuk kanë frikë prej terroristëve, ata kanë ushtri të mjaftueshme për ta, ata kanë armë të mjaftueshme për ta. Ata kanë frikë nga një njeri i paarmatosur i cili thjesht mëson njerëzit që të duan, që të jenë të qetë, të jenë të hareshëm.

Ju mund të shihni se hareja është më e rrezikshme për këta njerëz, paqja është më e rrezikshme për këta njerëz, gjendja meditative është më e rrezikshme për këta njerëz. Dhe arsyeja është se një njeri i cili bëhet i hareshëm, paqësor, meditues, qendror, bëhet një personalitet. Ai fillon të vendos për veten e tij, nuk është më nën ndonjë robëri, nuk është më një skllav, dhe nuk do të tolerojë asgjë të pakuptimët.

Makinat janë makina, ato janë të bëra nga njeriu. Ata nuk mund të zëvendësojnë njeriun. Një njerëzimi i vetëdijshëm është i nevojshëm, përndryshe ju do të jeni të hedhur nga punët tuaja, larg nga puna juaj, larg nga miqtë tuaj. Po, do t'ju jepet paraja - para për të kryer vetëvrasje, të holla për të humbur dinjitetin tuaj, para për të qëndruar 24 orë në ditë në një ankth të kondicionuar të ajrit .... Një njerëzim i vetëdijshëm nuk mund të tolerojë këtë.

Faji është i qeverisë. Njerëzit nuk duhet të largohen nga vendet e tyre të punës. Unë e di këtë për një fakt se sa herë që një person del në pension, ai vdes në fillim - dhjetë vjet më heret se sa do të kishte vdekur normalisht. Nëse ai është gjashtëdhjetë, kur ai merr pension, atëherë edhe ai i humb dhjetë vjet të jetës së tij, sepse ai fillon të ndjehet i padobishëm, pa kuptim, nuk i shërben askujt. Askush nuk e konsideron atë, askush nuk ka nevojë për të…

Mos harroni një ligj themelor të jetës: Njerëzit janë ushqyer me qenë të nevojshm.

Në qoftë se nuk ka askush që ka nevojë për ju, ushqyerjen tuaj, thjesht ushqimi juaj i brendshme është ndaluar. Ju mund të mërziteni për disa ditë, por ju do të filloni të mendoni për të vdekur, se do të jetë një lehtësim. Ju keni qenë një koleksionist apo një hidraulik ose një elektricist, keni pasur një dinjitet të caktuar, puna juaj është vlerësuar - që ishte ushqim i juaj. Tash askush as mirëmëngjes nuk ju thotë. Ju kaloni pranë dhe askush nuk ju regjistron se kaloi një qenie njerëzore. Ai është askushi; profesioni i tij ka qenë definimi i tij.

Unë do të doja që e tërë kjo marrëzi të ndalet. Makinat nuk duhet të zëvendësojnë njeriun. Nëse nuk mund t'i angazhoni njerëzit në punë, atëherë duhet të gjendet më shumë punë. Jeta kërkon aq shumë, nuk mund të ketë mungesë të vendeve të punës. Nëse ju jeni të gatshëm të paguani për papunësi, atëherë pse nuk krijojnë vende të bukura pune: ato që i bëjnë

qytetet të bukura me fontana, me liqene, me pemë, me lule, krijoni më shumë vende pune.

Njerëzit nuk janë fajtor nëse ata fillojnë të jetojnë një jetë dembele dhe çnjerëzore duke u pagar për papunësinë e tyre. Politikanët, njerëzit që janë në pushtet do të jenë përgjegjës për gjymtimin e kaq shumë njerëzve.

Do të befasoheni kur ta mësoni se në Indi për mijëra vjet rrobat më të bukura janë punuar nga njerëzit të cilët tash quhet Bangladesh. Në Dacca është punuar një material aq i hollë saqë mund ta mbuloni një elefant të tërë dhe i butë sa mund të kalojë nëpër unazë. Qeveria Britanike ua ka prerë duart këtyre njerëzve për të mos mund të punojnë material kaq të mirë. Ata donin material të klasës së tretë të cilin ata e prodhin në Lancashire, në Angli, për ta shitur në Indi. Në përqindje shumë më të madhe, e njëjta po ngjanë: juve nuk po ju prehen duart, juve po ju shkatërrohet vetë shpirti i njeriut.

Unë nuk jam kundër makinave. Ka shumë gjëra të cilat makinat duhet t'i bëjnë. Një prej projekteve më të mëdha duhet të jetë për ta bërë botën sa më të bukur që është e mundur. Kjo mund t'i punësoj me miliona njerëz. Përse të shpenzohen në pagat e të papunësuarëve. Në njërën anë ju po i shkatërroni parat, në anën tjetër po i shkatërroni njerëzit.

Kjo duhet të ndalet, të ndalet menjëherë. Përndryshe, njerëzit do të jenë të lirë t'i shkatërrojnë makinat tuaja. Dhe kjo nuk do të jetë një akt i dhunës, sepse makinat nuk kanë kurrfarë shpirti. Të gjithë kompjutert duhet të shkatërrohen kështu që njerëzit do të kthehen në dinjitetin e tyre dhe në punën e tyre.

A ekzistojnë makinat për neve apo ne ekzistojmë për makinat?

**Pyetja e pestë**

SI TË FUTET MEDITIMIN NË JETËN E PËRDITSHME TË ASHTUQUAJTURËVE NJERËZVE TË ZAKONSHËM?

Pyetja është e mirë sepse ajo thotë: “të ashtuquajturëve njerëzve të zakonshëm.” Në fakt, ka vetëm të ashtuquajtur njerëz të jashtëzakonshëm; njerëzit e zakonshëm janë vërtetë konkret, jo të ashtuquajtur. Njerëzit e jashtëzakonshëm janë të ashtuquajtur; ata janë të rrem, joreal.

Nuk ka asnjë problem në futjen e meditimit në jetën e njerëzve - unë nuk do t'i kisha quajt ata të zakonshëm, sepse unë nuk shoh askënd që është i jashtëzakonshëm. I tërë dallimi është krijuar nga egoistët. Gjithkush është një individ i veçant; për më tepër çdokush është i zakonshëm ose çdokush është i jashtëzakonshëm, por nuk ka dallim në mes të dyve. Unë thjesht do të përdorë fjalën "njerëzit".

Gautam Buda ishte ashtu si ju para se të bëhet i ndritur. Unë isha poashtu si ju derisa nuk kam thelbin më të thellë timin. Nuk ka asnjë e veçant në të. Vetëm një gjë mungon: ju kurrë nuk jeni përpjekur, ju kurrë nuk keni provuar – ju keni kërkuar vetëm jasht.

Arsimimi juaj ju mëson të shikoni jasht, kisha juaj ju mëson të shikoni jasht drejt Zotit, drejt Biblës së Shenjët, drejt Kuranit të Shenjët, Gitës së Shenjët…Politikanët tuaj vazhdojnë duke ju mësuar të shikoni jasht drejt një të ardhme të premtuar. Askush nuk ju ka thënë se ju keni një botë të brendshme gjithashtu; kjo shtë vetëm një pyetje për t'ju rikujtuar juve.

A keni parë ndonjëherë një njeri duke kërkuar syzet e tij, dhe syzet qëndrojnë mbi hundën e tij? Dikush ka për ta përkujtuar: "Çfarë po kërkoni?"

Ai thotë: "Po kërkoj syzet e mia."

Dhe dikush ka për t'i thënë atij: "Ju njëjtë nuk mund t'i kërkoni syzet pa syze. Ato janë duke qëndruar mbi hundën tuaj."

Dhe ai njeri mendon dhe thotë: "Zoti im, plotësisht pasna harruar."

Ju thjesht e keni harruar veten tuaj.

Kush po shikon jasht?

Pa brendi s'mund të jetë asnjë jasht.

Meditimi s'është asgjë tjetër veçse një rikujtim i qenies suaj të brendshme. fjala "mëkat" në anglishte është shumë e rëndësishme – ajo komplet u shkatërrua nga të krishterët. Rrënja e kuptimit të saj është harresa; ajo s'ka të bëj asgjë me atë që prifrinjët tuaj vazhdojnë ta quajnë mëkat. Ajo është thjesht harresë – ju e keni harruar vetveten.

Ju mund të uleni në heshtje dhe të filloni të kujtoheni. Mbyllni sytë, shikoni mendimet tuaja, vështroni emocionet tuaja…dhe vetëm duke i shikuar ato ju do ta realizoni një faktor të ri – të shikuesit. Ky realizim është fillimi i një revolucioni të brendshëm: ju jeni shikues, jo të shikuar. Ju nuk jeni mendje, nuk jeni trup, por diçka e fshehur thellë brenda jush – shikues.

Shikuesi vazhdon të shikojë çdo ngritje dhe ramje në jetë. Tash nuk ka nevojë për t'u identifikuar. Kur jeni poshtë nuk ka nevoj të jeni të trishtuar, sepse shikuesi është vetëm një shikues. Kur jeni lartë nuk keni nevojë të jeni egoist. Dal nga dal, të gjitha trazirat rreth jush fillojnë të zgjidhen. Identifikimi juaj me gjëra nuk ju paraqet më problem. Joidentifikimi juaj është meditim. Joidentifikimi me çdo gjë derisa mos të mbetet vetëm puro shikuesi. Qëndroni qetë në shikim, çkado që bëni, kudo që shkoni.

Ju do të jeni një njeri i ri me një freski, me një jetë të cilën ju kurrë nuk e keni njohur më parë, me diçka të përjetshme në sytë tuaj, diçka e ekzistencës së përjetshme në çdo gjest tuajin. Ju do të gjeni forcë të madhe, fuqi për të qenë vetë kundër e gjithë botës.

**Pyetja e gjashtë**

UNË JAM KËTU TASH NJË JAVË. JU DHE NJERËZIT E JUAJ KENI AQ SHUMË DASHURI, DHE JENI AQ TË DËLIRË. UNË MUND TA SHOH DHE TA NDIJEJ KËTË. SI MUND TA SHOHIN NJERËZIT E TJERË KËTË?

Ju duhet gjithashtu të jeni një person i dashur. Ju keni sy të pastër, një mendje pa paragjykime - kjo është arsyeja pse ju mund t'i shihni njerëzit e mi dhe dashurinë e tyre dhe pastërtinë e tyre.

Çdokush që vjen këtu i sheh gjërat për të cilat është i aftë, të cilat ai i meriton. Ku ju mund të shihni dashurin dhe dëlirësinë e saj dhe pastërtinë, ka njerëz që shohin se po ngjanë orgji seksuale këtu. Unë kurrë nuk kam parë ... Unë do të doja të shihja, por ato kurrë nuk ngjajnë. Kur kam dëgjuar raporte në lidhje me orgjitë seksuale e kam pas pyetur Anando-n: "Çfarë orgji seksuale?" Ajo më tha se do të përpiqet të gjej.

Çdokush vjen me paragjykime, syzet me ngjyra në sytë e tyre. Atëherë ata e shohin çdo gjë me ngjyrën e syzeve të tyre. Po, disa njerëz që vijnë ashtu si

ju, pa paragjykime, pa asnjë ide të mbledhur nga shtypi i verdhë. Ju vini për ta parë personalisht, me vetë sytë tuaj, pa marrjen e ndonjë përfundim më parë, kjo është pse ju mund të shihni realitetin.

Një mendje paragjykuese është pothuajse e çmendur – ajo nuk ka qartësi, nuk ka ndjeshmëri.

Më kujtohet një i çmendur i cili mendonte si ishte i vdekur. Ishte shumë vështirë për familjen e tij: nuk donte të shkonte për të fjetur, ai sillej përreth dhe nuk e lejonte askënd të bëj gjumë. Ata i thonin: “Të lutemi shko flej.”

Dhe ai iu thoshte: “A keni dëgjuar ndonjëherë që një njeri i vdekur shkon për të fjetë?”

Në çdo mënyrë ky ishte një problem. Ata janë munduar ta bindin se ai nuk ishe i vdekur, por ai ishte këmbëngulës kështu që ata përfundimisht e angazhuan një psikoanalist dhe i thanë: “Na ndihmoni. Ky djalosh i shkretë po mendon se është i vdekur.”

Dhe i çmendur qeshi dhe tha: “A mundet njeriut të vdekur t’i bëhet psikoanaliza? Pse po i humbni parat tuaja?”

Psikoanalistit gjithashtu ndihej pak në siklet për mënyrën se si ai do të merren me të, ky ishte një problem i ri. Zigmund Frojd nuk e përmend këtë, as nuk e përmend Jungu e as Adleri. Ky ishte një problem absolutisht i ri. Por ai tha: “Unë do të përpiqem.” dhe ai u përpoq të bindë atë.

Më në fund, duke parë se nuk kishte asnjë mënyrë që ai do të mund të jetë absolutisht i bindur, psikoanalisti mori një gjilpërë dhe e uli klientin para pasqyrës. Ai tha: “Tash unë do ta bëj një eksperiment i cili do të dëshmojë gjithçka. Unë dua të ju pyes një gjë: “A keni dëgjuar ndonjëherë se të vdekurit i rrjedh gjaku?”

Ai tha: “Kjo është e vërtetë. Kur isha i gjallë kam dëgjuar se të vdekurit nuk i rrjedh gjaku.”

Kështu që ai i tha: “Ma jepni dorën dhe shikoni.”

Ai e nguli gjilpërën në dorën e klientit dhe gjaku nisi të rrjedhë. I çmenduri filloi të qeshë.

Psikoanalisti e pyet: “Çka ka për të qeshur?”

Ai tha: “Po qeshi sepse për miliona vjet budallenjët kanë mendyar se të vdekurëve nuk iu rrjedh gjaku. Atyre iu pikon gjaku! – kjo është dëshmuar. Ju keni dëshmuar diçka shumë të rëndësishme. Unë jam mirënjohës gjenialitetit tuaj.”

Në atë çast psikoanalisti kishte thirrur familjen e të çmendurit dhe iu kishte thënë: “Merrne me vete, seps ai ka filluar të ketë influencë në mua. Mbrëm kam filluar të pyes veten se a jam i gjallë apo i vdekur. Kush e di, ndoshta ky njeri i vdekur ka të drejtë e unë jam gabim – sepse ai është aq i sigurtë. Unë nuk jam aq i sigurtë. Nuk kam asnjë argument që mund të dëshmojë kundër argumentit të tij. Unë nuk mund të reistoj aq shumë në argumentim kur dikush vjen për të dëshmuar se ai nuk është i gjallë. Vetëm merrne atë me vete. Unë kam grua. Unë kam fëmijë, dhe nëse ky fenomen bëhet gjithashtu edhe ide e imja – se unë jam i vdekur – të gjithë ata do të vdesin nga uria.”

Kur dikush vjen me një konkludim, atëherë ai shikon përmes atij konkludimi dhe i zgjedh vetëm ato gjëra që e mbështesin pozicionin e tij.

Logjika është një lavire.

Kjo mund t’i ndihmojë çdo kujt - për ose kundër, nuk ka problem.

Unë i njoh njerëzit e mi, unë e njoh dashurinë e tyre, unë e njëhë dëlirësinë e tyre, unë e njohë qetësinë e tyre. Dhe kur dy sannjasin janë takuar pas disa vitesh dhe kanë përqafuar njëri tjetrin, gazetarët kanë nxituar për t’i fotografuar ata. Tash ju nuk mund të nxjerrni fotografi të çiltërt, ju nuk mund të nxjerrni fotografi të dashur…Dhe ata i shtypin këto fotografi për të dëshmuar: “Shikoni se çfarë po ndodhë!”

Ju jeni me fat që keni ardhur me një mendje të pastër dhe të qartë. Unë shpresoj se ata që vijnë këtu me shikim të qartë tregojnë drejtësinë. Unë nuk dua që ata të thonë diçka që ata nuk kanë ndjer; unë thjesht dua që ata së pari ta ndjejnë dhe pastaj të vendosin - jo të vendosin para se ta përjetojnë atë.

**Pyetja e shtatë**

UNË DO TË DOJA T'JU SHOHIM NË NJË DEBAT TË DREJTËPËRDREJTË ME NJERËZIT QË JU KUNDËRSHTOJNË NË ATË ÇFARË THONI. DO TA PRANONIT NJË FTESË NGA TELEVIZIONI I HOLANDËS KUR TË VINI NË HOLAND?

Unë do të doja gjithashtu. Por debati duhet të jetë me të vërtetë i drejtëpërdrejtë. dhe ju duhet të zgjidhni njerëzit që janë të aftë për të debatuar. Pyetni Kryepeshkopi atje, pyetni kryeministrin tuaj atje, sepse ata janë njerëz kundër të cilëve po flas vazhdimisht dhe do të ishte mirë që të jetë një ballafaqim ballë për ballë.

Por mos m'i sjellni xhuxhët. Unë jam një njeri i thjesht; një lopatë unë thjesht e quaj një lopatë e ndyer.

## KAPITULLI 19

## Rabinët dhe bërlloku

*28 shkurt 1986 paradite*

**Pyetja e parë**

JU GJITHMONË PO THONI SE NUK JENI VEPRIMTAR I ASAJ QË PO NGJANË RRETH JUSH. PRAPË, TENDENCA GJENERALE ËSHTË PËR T'JU PARË JUVE SI YLL NË TËRË KËTË.

JU LUTEM A MUND TA PËRSHKRUANI VETEN DHE LËVIZJEN QË ËSHTË RRETH JUSH DHE EVOLUCIONIN TUAJ GJATË GJITHË KËTYRE VITEVE?

Është e vështirë për njerëzit që të kuptojnë diçka që ata kurrë nuk kanë përjetuar në jetën e tyre. Të gjithë ata janë veprimtar, por edhe në jetat e tyre ka gjëra të cilat ndodhin. Për shembull, kur ata dashurohen: e bëjnë atë apo ajo ndodh? A mund të urdhëroni që dashuria të ndodhë? Për më tepër ajo ose do të ndodhë ose nuk do të ndodhë, veprimi nuk ka vend në këtë. por me miliona njerëz as që janë të vedijshëm se dashuria po ndodhë. Unë nuk jam veprimtar i kësaj.

Kjo nuk është një lëvizje si lëvizjet e tjera. Askush nuk është duke planifikuar atë, askush nuk e ka planifikuar kurrë atë. Unë fillova të jetoj jasht në qetësinë dhe paqen time, dhe njerëzit filluan të vijnë tek unë dhe të më bashkohen. Në fillim unë isha i vetëm, një endacak, ngadalë, gjithnjë e më shumë njerëz vinin ngadalë. Unë nuk i kam thirrur ata, diçka e tyre ishte dashuruar në mua, e ajo që u nisë me një njeri u bë karvan i madh dhe e mbulon tërë botën - madje edhe vendet ku unë kurrë nuk kam qenë, si Bashkimi Sovjetik, Kinë, dhe vendet tjera komuniste.

Ndjenja ime është se kur keni diçka të sinqertë ajo e ka aromen e vet. Ajo shpërndahet vetvetiu. Dhe kushdo që është i hapur për të, kushdo që është në kërkim të saj përnjëherë e pranon dhe e mbanë atë. Ashtu si rrënjët e holla… njerëzit fillojnë të lëvizin drejt burimit.

Kjo iu duket njerëzve e vështirë për të kuptuar. Për shembull, dikush që është komunist dhe përpiqet të organizojë një parti komuniste i duke e vështirë. Dikush është socialist, dikush është fashist – dhe një punë e madhe një planifikim i madh nevoitet për t'u bërë. E këtu nuk ka punë, nuk ka planifikim, kjo është një lëvizje e cila mund të krahasohet me një lidhje dashurie.

Unë nuk e di se çfarë do të ndodhë nesër, unë nuk e di ku unë do të jem nesër. Unë nuk kam asnjë plan për të ardhmen. Kjo i bën njerëzit e mi një nga më misteriozët në botë – të paplanifikuar, paorganizuar, por në dashuri të tillë të jashtëzakonshme, pa rregulla, pa orientime, pa disiplinë, pa kredo, pa kult, pa kishë, pa Zot. Megjithatë, diçka e zemrës është në lulëzim.

Është një këngë që përhapet në mesin e njerzve të mi, është një valle e zakonshme në aktivitetet e tyre; ata kanë harruar si të ecën sepse ecja e tyre është shndërruar në një valle. Ata kanë harruar si të planifikojnë për shkak se janë duke e parë se gjërat mund të ndodhin në një shkallë aq të gjerë duke mos planifikuar.

Këtu askush nuk është lider. Këta njerëz nuk janë dishepujt e mi, ata janë miqtë e mi, ata janë përcjellës të udhëtimit tim. Ne ndajm diçka që nuk është në mendje, diçka që është përtej mendjes…... një qetësi, një paqe, një ekstaz, një hare të madhe dhe një përvojë të jetës së përjetshme.

Këto nuk janë teori. Unë nuk jam duke iu predikuar tyre. Këto janë ngjarjet të cilat janë duke u bërë gjithnjë e më shumë aktuale në jetat e shumë e më shumë njerëzve. Kjo me siguri do të jetë e vështirë për veprimtarët për t'u kuptuar. Unë mund të them vetëm një gjë - është një *haiku* (poezi japoneze)e bukur nga një mjeshtër i madh, Basho, dhe kjo shpjegon gjithçka, ndoshta edhe atë që nuk mund të shpjegohet. Basho në këtë haiku thotë…është një poezi e shkurtër, vetëm disa fjalë, tre rreshta:

ULUR NË QETËSI
DUKE MOS BËRË ASGJË
DHE BARI RRITET VETVETIU

Nëse e shikoni logjikisht kjo duket absurde. Por nëse e shikoni ekzistencialisht, me dashuri, estetikisht, me një zemër poeti, ju mund ta shihni kuptimin e madh në të.

Ulur në qetësi, duke mos bërë asgjë - kjo është ajo që ne kuptojmë me meditim - bari rritet vetvetiu ... çdo gjë tjetër ndodh nga vetvetja. Ju thjesht mësoni se si të jeni të qetë, si të mos bëni asgjë - dhe lule do të lulëzojnë vetvetiu, zogjtë do të këndojnë këngën e tyre, dhe jeta juaj do të bëhet një lumturi, një përvojë e vazhdueshme, prej çastit në çast, e gëzimit të madh.

Kurrë nuk mendoj në kuptimin e lëvizjes, në kuptimin e bërjës së një kishe, një religjioni; unë thjesht vazhdoj të ndaj zemrën time më këdo që troket në derën time. Dhe bari vazhdon të rritet…

Ka një milion sannjasin nëpër botë, dhe të paktën tre milionë njerëz që kanë simpati të jashtëzakonshme ndaj meje dhe ndaj njerëzve të mi. Nëse doni të dini diçka për mrekullinë, kjo është mrekullia - jo duke ecur mbi ujë, që është thjesht marrëzi, jo duke e shndërruar ujin në verë, që është krim.

Vetëm mrekullia unë e di se një mrekulli fillon të ndodhë si një zjarrë shpërndarës nga zemra në zemër, duke ndryshuar dhe transformuar vetëdijën e njerëzve dhe duke i sjellur ata në një nivel më të lartë të ekzistimit – duke krijuar njeri të ri brenda tyre.

**Pyetja e dytë**

NJERËZIT NGA JASHT KUR SHIKOJNË NË JUVE DHE NË NJERËZIT E JUAJ HUTOHEN. ATA FLASIN PËR SHPËRLARJE TRURI, DERISA JU FLISNI PËR GJENDJEN E PAKUSHTËZUAR. NËSE DORËZIMI I NJERËZVE TUAJ NË JU NUK ËSHTË IKJE NGA REALITETI NË NJË ËNDËRR HEDONISTE, ATËHERË ÇKA ËSHTË?

Në radhë të parë askush kurrë nuk është dorëzuar. Askush nuk më është dorëzuar; të gjithë ata iu janë dorëzuar dashurisë, në të njëjtën mënyrë edhe unë iu jam dorëzuar dashurisë. Të gjithë ata iu janë dorëzuar gjendjes më të lartë të vetëdijës, jo mua; unë fare nuk i konsideroj ashtu, përshirë edhe veten.

Kështu që, gjëja e parë të cilën duhet ta mbani në mend: këtu nuk ka asgjë të ngjajashme me dorëzimin. Kjo fjalë është shumë e shëmtuar, është një tjetër emër i skllavërisë shpirtërore. Në religjionet tjera njerëzit dorëzohen. Ky nuk është religjion, dhe unë jam kundër të gjitha skllavërive shpirtërore.

E dyta, unë nuk ua shpërlaj trurin njerëzve. Puna ime është krejtësisht e ndryshme. Unë thjesht njerëzit e mi i çoj përtej mendjes, dhe në momentin kur ata përjetojnë diçka përtej mendjes, ata vetë e lajnë mendjet e tyre - natyrisht, sepse ajo është aq ndotur me ndyrësirë për mijëra vjet. Atë punë të pistë unë nuk e bëj, ata e bëjnë këtë vetë.

Puna ime është t'i tërheq ata jasht identifikimit me trurin e tyre; t'i tërheq ata jasht mendjes së tyre dhe t'ju jap atyre përvojën e përtejshmes. E mandej është e tyre se a do t'i mbajnë ato ndyrësira apo t'i hudhin – dhe askush nuk dëshiron t'i mbajë ndyrësirat. Dhe nëse ata dëshirojnë plotësisht ta pastrojnë trurin e pist, çfarë të keqe ka në këtë? Çdo gjë duhet të lahet e të pastrohet.

Po, askush tjetër nuk do të bëjë këtë, sepse kur dikush tjetër që e bën këtë ai ka një ndyrësirë të tij për të zëvendësuar në trurin tuaj. Ai ju deprogramon dhe nuk ju le të deprogramuar; ai ju deprogramon për t'ju REprogramuar.

Unë thjesht ju çoj përtej mendjes. Kjo është e tërë metoda e meditmit. Njëherë kur ta mësoni se, "Unë nuk jam mendja, nuk jam truri, nuk jam trupi", ju filloni t'i hedhni të gjitha kushtëzimet të cilat janë pengesa të panevojshme në rritjen tuaj, një barrë e panevojshme për ta bartë.

Kur provoni t'i hapni krahët dhe të fluturoni në yje, natyrisht që ju dëshironi të shkoni lehtë, ju filloni ta hedhni valixhen. Dhe në këtë valixhe, nëse i hedhni librat e shenjëta, Kuranin e Shenjtë, Biblën e Shenjtë, unë nuk jam përgjegjës për këtë, kjo varet nga ju. Kur jeni përtej mendjes ju mund ta shihn se libri i juaj i shenjët është pesqind faqe pornografi e pastër: tash a do ta mbani atë apo do të çliroheni prej tij. Ju e shihni se Zoti juaj është vetëm një trillim, djalli juaj është vetëm një trillim, parajsa dhe ferri juaj nuk ekzistojnë askund.

Kjo ka ndodhur një herë ...

Një mbret shumë arrogant kishte shkuar tek një mjeshtër – padyshim, se ai ishte mbret. Ai kishte kërkuar nga mjeshtri: "Kam ardhur këtu t'ju pyes diçka. Keni për të thënë diçka rreth parajsës dhe ferrit? Unë dua ta kuptoj. Unë po plakem, dhe se shpejti do të vdes. Para se të vdes dua ta kem plotësisht të qartë ku po shkoj, pse unë po shkoj, dhe nëse gjërat mund të ndryshojnë. Ferri a ekziston me të vërtetë? A ekziston parajsa me të vërtetë?"

Mjeshtri i kishte thënë: “Ti qenke komplet idiot. Së pari ulu, dhe pyet si një dishepull. Këtu ti nuk ja mbret, këtu unë jam zot.”

Dhe mbreti ishte tërbuar, para oborrtarëve të tij – ai kishte ardhur me gjeneralin e tij, kryeministrin, mbretëreshën – dhe ky njeri po e quan atë një idiot. Ai e nxorri shpatën nga milli i saj dhe nuk kishte dyshim se do ta prente kokën e mjeshtrit.

Dhe mjeshtri i thotë: “Prit një moment. Kjo është ajo ku hapen dyert e ferrit. Tash mund të presh. Preje kokën – kjo është ku hapen dyert e ferrit.”

Ju nuk mund ta vritni një njeri të tillë. Mjeshtri qëndroi ashtu siç ishte – por mbreti ndryshoi. Ai qe në gjendje ta sheh pikën: ishte tërbimi i tij, urrejtja ishte ajo që i hapte dyert e ferrit. Ferri nuk është ndonjë vend diku, ai është psikologjia juaj, mendimi juaj – një kushtëzim i caktuar.

Ai përsëri e kthey shpatën në mill dhe mjeshtri i tha: “Kjo është ajo ku dyert e parajsës janë të hapura. Ti e kuptove. Tash mund të shkosh.”

Këto nuk janë gjëra fizike, nuk janë vende gjeografike, vetëm në mendjen tuaj. Kur të shkoni përtej mendjes…dhe vetëm nga e andejmja mund ta shihni saktësisht mendjen tuaj, se si duket, çfarë mbeturina keni mbledhur në të. A e keni bërë parajsën dhe ferrin jasht mendjes suaj? Kjo varet nga ju se a do ta ndryshoni mendjen e jo atë. Unë nuk mendoj se dikush do ta pastrojë atë plotësisht, ta pastroj nga të gjitha mbeturint.

Unë nuk ja shpërlaj trurin askujt. Çdokush e pastron trurin e tij vetë – dhe çdokush duhet ta laj trurin e tij vetë. The shpërlarja e trurit ju jep asisoj freskie, asisoj risie, asisoj përceptimi, asisoj qartësie për gjërat – për marrëdhëniet e juaja, për veten tuaj dhe për botën – kjo nuk është një humbje, kjo është një fitore gjigante. Njerëzit nga jasht mund të mendojnë se unë po ua shpërlaj trurin njerëzve; ata mund të vijnë këtu dhe të shohin se unë askujt nuk ia shpërlaj trurin. Unë madje as rrobat e mia personale nuk i laj…e shkreta Çatena e bënë këtë.

E unë kam një milion sannjasin, si mund të arrij t’ua shpërlaj trurin kaq shumë njerëzve? Dhe nuk ka nevoj kur ju mund ta bëni këtë punë jashtëzakonisht mirë. Unë thjesht ju tregoj mënyrën për të dal nga mendja juaj dhe mandej çdo gjë tjetër ua lë juve. Nëse jeni një lloj hipi psikologjik dhe nuk doni ta pastroni trurin tuaj, kjo varet nga ju. Atëherë jetoni në ferr,

në tru të qelbur që shoqëria ua ka dhënë. Por kjo do të jetë zgjedhja juaj; kjo s'ka të bëj asgjë me mua.

Këtu nuk ka dorëzim; këtu nuk ka shpërlarje truri. Lidhja ime me njerëzit e mi është thjesht e dashurisë, e zemrës, dhe e barazis absolute. Unë nuk jam superior ndaj askujt. Vetëm njerëzit inferior pretendojnë me qenë superior. Vetëm njerëzit të cilët vuajnë nga një kompleks i inferioritetit ia arrinë në njëfarë mënyre të jenë superior, kështu që ata mund të harrojnë inferioritetin e tyre, dhe ata mund t'i tregojnë botës se ata nuk janë njerëz inferiore.

Unë nuk kam kurrfarë kompleksi inferioriteti. Prandaj nuk më duhet të jem superior. Unë jam thjesht një qenie njerëzore e zakonshme. Për mua, vetëm me qenë i zakonshëm është asisoj lehtësimi saqë vetëm idiotët do të dëshironin të jenë të jashtëzakonshëm. Me qenë i jashtëzakonshëm është një tensionim aq i madh, një ankth, një brengosje, dhe ju duhet të mbani të jashtëzakonshmën tuaj në mënyrë kontinuele. Kjo është një lojë e konkurrencës. Dikush tjetër mund të dëshmojë një jashtëzakonshmëri më të madhe se ju. Atëherë çfarë ju do të bëni? Ky është një ankth i vazhdueshëm.

Të jesh vetëm i zakonshëm është relaksim i madh dhe qetësi e madhe - nuk garon me askënd, nuk ka frikë nga askush. Askush nuk mund ta largojë jashtëzakonshmërinë time nga unë.

Jashtëzakonshmëria mund të largohet; dikush tjetër mund ta dëshmojë veten e tij më të jashtëzakonshëm. Unë jam absolutisht jo-ambicioz, jo konkurrues, dhe ky është mësimi im për njerëzit e mi.

Nëse me të vërtetë dëshironi të jetoni në mënyrë paqësore, gëzueshëm, çdo moment i parajsës është i mundur. Vetëm një kuptueshmëri e vogël nevoitet…

**Pyetja e tretë**

GJATË GJITHË KËTYRE VITEVE, SHUMË NJERËZ KANË ARDHUR TEK JU, SHUMË JANË KTHYER PËRSËRI. JU ME NJË RAST KENI THËNË SE NËSE DY PËRQIND E NJERëZIMIT FILLON TË MEDITOJË BOTA DO TË SHPËTOJË. DO TË MJAFTOJNË SANJASINËT DHE MIQËT TUAJ TË RROTULLOJNË RROTËN?

Njerëzit vetëm vijnë tek unë, askush nuk më brakatisë mua. Ai mund të largohet…por ai do të më  mbajë në zemër, sepse kjo nuk është diçka që mund të thehet, kjo nuk është një skllavëri nga e cila ju duhet të çliroheni. Ajo është një dashuri e pastër.

Ju mund të jeni me mua, ju mund të jeni larg nga unë, ju mund të filloni të mendoni se më keni lënë mua; por unë kurrë nuk kam parë asnjë person të vetëm i cili ka qenë me mua dhe më ka lënë ndonjëherë. Kjo është e pamundur – sepe ai vjen përmes mendjes së tij, por derisa ai është këtu ai fillon të sinkronizohet me zemrën time. Ai mund të shkoj me mendjen e tij, por çfarë do të ndodhë me sinkronizimin që ka ngjarë në mes zemrës së tij dhe zemrës sime? Kjo do ta përkujtojë atë ngado që ai shkon – dhe kjo është një gjë reale. Qenia e tij a është me mua apo nuk është kjo s'është me rëndësi.

E po, unë mund t'ju them se kam shumë njerëz pikërisht tash për të parandaluar një luftë nukleare në botë. Lufta nukleare nuk do të ndodhë. Edhe përkundër kokëfërtësis dhe bindjes së njerëzve si Ronald Regan, ajo nuk do të ndodhë. Ata po grumbullojnë armë nukleare; ne gjithashtu po bëjmë diçka. Ne po grumbullojmë më shumë vetëdije, më shumë dashuri, më shumë ekstazë; këto janë armë të padukshme që ata nuk mund t'i shohin. Por unë mund të them me autoritetin tim absolut që kam njerëz të mjaftueshme për të parandaluar luftën nukleare. Nuk do të ketë asnjë luftë nukleare. Deri më tash kurrë nuk ka pasur paqe. Historia mund të ndahet në dy periudha: të luftës, dhe përgatitjes për luftë. Por paqja kurrë nuk ka ekzistuar. Armët nukleare nën maskë kanë dëshmuar një bekim sepse ato kanë ndryshuar tërë fenomenin e luftës vetvetiu. Një luftë është kuptimplote vetëm nëse dikush fiton dhe dikush tjetër është i mundur; ajo është një ego lojë. Por armët nukleare e kanë shkatërruar gjithë lojën. Tash askush nuk mund të fitoj e as të jetë i mundur. Lufta e humbë gjithë kuptimin: nëse kjo do të thtotë vetëvrasjen globale atëherë kjo nuk do të ndodhë. Politikanët mund të vazhdojnë të flasin për këtë, ata do të vazhdojë të flasë për këtë, sepse pushteti i tyre mbi njerëzit është shkaku i luftës. Nëse ata janë të sigurtë se lufta është e pamundur, atëherë kush mërzitet për politikanët dhe armatimin e tyre nuklear. Ata do të vazhdojnë të flasin rreth mundësisë së luftës, takime, bisedime, propozime të reja. Ata nuk janë të vetëdijshëm se diçka tjetër po ngjanë në anën tjetër. Ndoshta ata janë të pavetëdijshëm…

Unë nuk kam bërë asnjë të keqe në Amerikë, dhe ende e tërë qeveria amerikane është në siklet të madh nga prania ime, aq të tmerruar saqë po më

krëkojnë në njërën apo mënyrën tjetër – sepse ata nuk patën rrugë ligjore – ata më përzunë nga Amerika. Ata nuk kanë pasur rrugë ligjore për ta shkatërruar komunën në Amerikë; ata kanë bërë gjithçka të paligjshme, gjithçka kriminale, gjithçka kundër kushtetutës së tyre, dhe shkatërruan një komunë të bukur – një oazë në shkretëtirë e cila do të kishte dëshmuar një model për të ardhmen e njerëzimit. Por ndoshta thellë poshtë ata janë bërë të vetëdijshëm se çfarë po ngjanë atje kur shkuan kundër politikës së tyre, përpjekejve të tyre për luftën, armëve të tyre nukleare.

Më kujtua një tregim i vjetër i hebreve.

Kjo është thënë në Dhiatën e Vjetër që Perëndia shkatërroi dy qytete, qytetet e mëdha, Sodoma dhe Gomora, sepse ata bënin perverse seksuale. Aty kishte homoseksualitet, aty kishte lesbianisëm, njerëzit çiftoheshin me kafshët. Seksi me kafshët është quajtur marrëdhënie seksuale anormale për shkak të Sodomës, qytetit Sodoma. Perëndia u bë aq i inatosur se ai i shkatërroi të dy qytetet.

Në judaizëm ekziston një rrymë e vogël – e cila me të vërtetë është diçka e mrekullueshme – e mistikëve rebelues të quajtur Hasid. Hasidët e shohin se është absolutisht e shëmtuar që Zoti duhet të jetë i zemëruar, duhet të jetë destruktiv dhe violent, që Zoti të jetë i aftë të ndryshojë mendjen e njerëzve të tij. Kjo e dëshmonë impotencën absolute të rolit të Zotit, dhe e dëshmonë atë si një diktator.

Hasidët kanë krijuar një tregim tjetër që nuk është përfshirë në shkrimet hebraike, sepse për Hasidët mendohet se janë njerëz rebelues. Ata janë; ata kanë mënyrën e tyre të të shpjeguarit të gjërave. Ata gjithashtu thonë se këto dy qytete janë bërë aq perverse saqë Zoti kishte vendosur t’i shkatërroj ato. Por një Hasid, një mistik i madh, jetoi në njërin prej këtyre qyteteve. Ai shkoi tek Zoti dhe i tha: “Para se të vendosni ju duhet të më përgjigjeni në disa pyetje.”

Mistiku pyeti: “Në Gomora ka njëqind mijë njerëz, dhe e njëjtë është popullata e Sodomës. Por unë e di se çdo qytet ka njëqind njerëz shumë të mirë, dhe ju do t’i shkatërroni të dy këto qytete. Po në lidhje me këta njëqind njerëz të mirë në çdo qytet? Dyqind njerëz të mirë për të cilët ju s’keni asgjë kundër do të shkatërrohen për shkak të tjerëve që kanë bërë akte perverse. Kam menduar se Zoti është i mëshirshëm dhe ai s’do ta shkatërronte asnjë njeri të mirë. Cila është përgjigja juaj?

Perëndia tha: “Nëse është e vërtetë se ka njëqind njerëz të mirë në çdo qytet, atëherë unë nuk do t’i shkatërroj. Njëqind njerëz të mirë janë shumë më të rëndësishëm se sa e tërë shumica e njerëzve pervers.”

Mistiku i tha: “Pyetja ime e dytë është që në të vërtetë atje nuk janë njëqind njerëz të mirë, por janë dhjetë njerëz në çdo qytet, por a mendoni se kuantiteti duhet të jetë shumë më i rëndësishëm se kualiteti? Ju jeni të gatshëm ta ruani qytetin për njëqind njerëz; ju jeni të gatshëm ta ruani edhe për dhjetë njerëz apo jo?”

Pikërisht ai ka ngritur një pyetje jashtëzakonisht të rëndësishme: edhe në sytë e Zotit, se a është kuantiteti më i rëndësishëm se kualiteti?

Zoti tha: “Nëse është e vërtetë se dhjetë njerëz në çdo qytet janë njerëz të mirë unë do të ruaj ato qytete. Unë nuk mërzitem për kuantitetin, i rëndësishëm është kualiteti.”

Mistiku i tha: “Atëherë kam ardhur deri tek pyetja e fundit dhe reale. Aty është vetëm një person i mirë, e ai jam unë. Gjashtë muaj jetoj në njërin qytet dhe gjasht muaj tjerë në qytetin tjetër. Çfarë është vendimi juaj?”

Dhe Hasid i tha Zotit të ndryshojë vendimin e tij. Gomora dhe Sodoma kurrë nuk u shkatërruan. Një njeri i vetëm kundër dyqind mijë njerëzve pervers ka një forcë të caktuar e cila është shumë më superiore ndaj çdo force tjetër. Kjo është për keqardhje përse çifutët nuk i pranojnë mistikët Hasid; ata janë elita e njerëzve që judaizmi ka krijuar. Asgjë nuk mbetet në judaizëm nëse Hasid largohet nga judaizmi. Atëherë e tëra mbete bërllok – rabinë dhe bërllok!

Por Hasidët janë njerëzit më të mëdhenjë që kanë ecur në tokë. Vetëm shikoni në këtë një Hasid i cili e mund Zotin me argumentin e thjesht dhe i shpëton dyqind mijë njerëz. Dhe argumenti i tij në esencë është shumë fundamental. Ky është argumenti im.

Unë nuk po mërzitem për armët e tyre nukleare. Le të vazhdojnë ata me grumbullimin e tyre. Bashkimi Sovjetik, Amerika dhe kombet tjera të çmenduar mund t’iu bashkohen atyre gjithashtu. Unë nuk po brengosem për ta. Shqetësimi im është të krijoj një cilësi të vetëdijës në mijëra njerëz në mënyrë që ekzistencës t’i pëlqejë që vetë t’i mbrojë ata. Ekzistenca është e

mëshirshme. Dhe unë tashmë kam mjaft njerëz. Nuk ka armë nukleare që do të mund ta thente shpirtin e tyre, asnjë armë nukleare s'mund ta vras dashurinë e tyre, asnjë armë nukleare s'mund ta vret mirësinë e zemrës së tyre. Ekzistenca është në anën time, jo në anën e Ronald Reganit. Nuk do të ketë asnjë luftë të tretë botërore.

**Pyetja e katërt**

ÇFARË MENDONI PËR NJERËZIT TË CILËT I LËSHOJNË SANNJASINËT?

I dua ata, ashtu siç i kam dashur ata gjithmonë. Sannjas është vetëm një formalitet, kjo nuk ka rëndësi. Ata nuk mund të më lënë mua; unë do t'i ndjekë ata në netët e tyre, në ëndrrat e tyre, në zemrat e tyre. kështu që braktisja e sannjasinëve nuk është me rëndësi. Unë nuk i kushtoj kurrfarë respekti riteve dhe formaliteteve.

Unë e di një gjë: kur dikush është këtu me mua, unë e bëj një shteg në zemrën e tij të cilës ai mund të jetë absolutisht i pavetëdijshëm. Ai mund t'i lë sannjasinët, por unë do të jem me të. Unë jam i shpërndar në të gjithë njerëzit e mi; ata janë shtëpia ime. Kështu që unë do ta dua çdokënd që i lëshon sannjasinët saktësisht siç i kam dashur unë ata derisa kanë qenë sannjasinë – fare nuk ka ndryshim.

Dashuria kurrë nuk varet nga formalitetet.

**Pyetja e pestë**

PËR SHUMICËN, KJO TURNE BOTËRORE DUKE SI NJË FILLIM I RI. A MUND TË KOMENTONI KËTË FAZË TË RE TË PUNËS SUAJ?

Ky është një fillim i ri. Kjo do të thotë se tani kam mjaft njerëz në botë dhe unë jam duke e bërë të pamundurën për kombet të më lejojnë të qëndrojë aq sa duhet kudo. Unë dua të jem vazhdimisht në rrugë. Unë jam pak dembel, kështu që unë kam nevoj për mbështetjen e kombeve të më deportojnë, e jo të më lënë të qëndroj kudo. Natyrisht unë do të shkoj nëpër botë, duke takuar njerëz të mi sa më shumë.

Dhe unë kam njerëz çdokund. Madje edhe nëse ata nuk më lejojnë të hy në shtet, unë mund t'i takoj njerëzit e mi jasht shtetit, në aeroporte.

**Pyetja e gjashtë**

DUKE E PARË PUNËN E MEDIAVE, KRIJOHET MENJËHERË PËRSHTYPJA SE NJERIU DËSHIRON TË JETË I MANIPULUAR. PSE NJERIU DËSHIRON TË JETË I MASHTRUAR?

Njeriu është i sëmurë, dhe nga sëmundja e tij lindin shumë probleme. Pasi që është i sëmurë atij nuk do t'i pëlqente të jetë i injoruar; atij do t'i pëlqente të jetë i shfrytëzuar, të jetë i mashtruar, të jetë i gënjyer – por jo i injoruar. Atij do t'i pëlqente të jetë i manipuluar kështu që ai mund të mendojë: "Njerëzit kanë nevojë për mua."

Ekziston një nevojë e madhe për të gjithë të jenë të nevojshëm. Ajo zhduket vetëm kur sëmundja juaj zhduket. Kur ju jeni me të vërtetë të ndritur, plotësisht të vetëdijshëm, atëherë nuk ka nevojë me qenë i nevojshëm, përndryshe njeriu do të pranojë çdogjë.

Unë kam qenë profesor në një universitet. Isha duke ndenjur me dekanin një ditë kur huri një vajzë në zyrë, një vajzë e diplomuar. Ajo u ankua tek dekani për një student i cili vazhdimisht e ngacmonte atë, duke i shkruar letra asaj, duke qëndruar në mes të rrugës kur ajo vinte në fakultet, apo shkonte në shtëpi.

Dekani i tha: "Do ta thërras atë dhe do t'i tregoj se si te sillet, mos u mërzitni."

Unë i thashë: "Prit. Para se t'i tregosh atij djali se si të sillet do të doja ta pyes këtë vajzën për disa gjëra, e mandej dua ty të të pyes disa gjëra."

Ai tha: "Mua?"

I thashë: "Po. Ti vetëm prit. Së pari dëgjo se çfarë po ndodhë në mes meje dhe vajzës." Unë i thashë vajzës: "Bëhu e sinqertë, a nuk je kënaqë në këtë?"

Ajo u dukë e zënë ngusht, por ajo ishte me të vërtetë vajzë e sinqertë dhe ajo tha: "Ndoshta ju keni të drejtë. Më vjen keq që jam ankuar. Unë jam kënaqë në atë."

Dekani tha: "Çka?"

Unë i thashë: “Ti vetëm rri i qetë. Numri yt do të vijë.”

E pyeta vajzën: “Vetëm një gjë: nëse askush nuk të gjuanë guralec, askush nuk të shkruan letra, askush nuk e shkruan emrin tënd në dërrasë të zezë, askush nuk të pengon në rrugë, askush nuk merr ndonjë vëmendje nga ty…a do të ishe e lumtur? Unë mund ta bëj këtë ujdi.”

Ajo tha: “Jo, s’do të isha e lumtur. Unë e di se ka vajza që janë krejtësisht të mjera për arsyen e thjesht se asgjë nuk po ndodhë në jetën e tyre, askush nuk merr ndonjë vëmendje të tyre. Ato janë duke vdekur. Madje unë e njoh një vajzë e cila i shkruan letra vetes, vetëm për t’i treguar njerëzve se dikush po i shkruan edhe asaj letra.

Dekani tha: “Çfarë jam duke dëgjuar?”

I thashë: “Ti vetëm rri i qetë, numri yt ende s’ka ardhur.” Kështu që e pyeta vajzën: “A donë që ai djalë të jetë i thirrur apo jo?”

Ajo tha: “Jo.”

Mandej i thashë: “Bëhu humane, bëhu e kuptueshme. Ai djalë të do; a e do ti atë apo nuk e do?”

Ajo tha: “Për këtë nuk kam menduar kurrë, por unë i pëlqej atij.”

Mandje unë i thashë: “ Ti mund të vazhdosh dhe t’i pëlqesh atij pak më mirë, kështu që ai s’do të ketë nevoj të bëj kurrfarë të keqe. Dhe bëhu e guximshme…vetëm simpatia nuk mjafton, dashuroje atë.”

Dhe dekani prapë deshi të thotë diçka. I thashë: “Ti vetëm rri qetë.”

Ai tha: “ Por nuk mund të hesht. Ti po i mëson studentët ta duan njëri tjetrin.”

Unë i thashë: “Ti a po kërkon nga unë që t’i mësoj ata se si duhet ta urrejnë njeri tjetrin?” I thashë vajzës: “Ti tash mund të shkosh sepse unë kam për të biseduar me dekanin.”

Dhe kur ajo shkoi e pyeta dekanin: “Vetëm kujtohu kur ke qenë i ri dhe ke qenë në fakultet, çfarë ka qenë situata? A e ke dashuruar ndonjë vajzë apo jo? Tash je gjashtëdhjetepesë vjeç, bëhu i sinqertë dhe i ndershëm. A mendon ende për ndonjë femër apo jo?”

Ai tha: “Oh Zoti im! Kurrë nuk kam menduar se do të merrem në pyetje nga një profesor i imi.”

Unë i thashë: “Ti vetëm përgjigju mua, përndryshe do të thërras mbledhjen e tërë universitetit – gjithë profesorëve dhe studentëve – dhe ti do të duhesh të përgjigjesh para të gjithëve. Kështu që këtë përfundoje vetëm para meje; përndryshe ti do të jesh në telashe.”

Ai tha: “Unë veç jam në telashe. Ti e çove atë vajzë me mesazh që ta dashuroj atë djalë – dhe ti nuk e di se ai djalë është djali im! Dhe tash ti po më mëson mua, po e korrupton tërë familjen time. Unë kam grua, kam fëmijë…unë nuk ta thashë para asaj vajze se ai djal është djali im – dhe unë nuk pata mundësi të ta them sepse ti nuk më lejove të flas!”

Unë i thashë: “Vetëm kujtoje rinin tënde personale. Vetëm kujtoje pikërisht tash, edhe pse ti je gjashtëdhjetë e pesë vjeç, dashuria nuk plaket kurrë. Dhe mos u frikëso: unë nuk do t’i tregoj askujt për ty.”

Ai tha: “Kjo është e vërtetë. Dashuria kurrë nuk plaket. Unë ende mendoj nganjëherë kur e shoh femrën të cilën nëse nuk do të isha martuar do ta kisha zgjedhur këtë femër. Dhe aq sa gruaja ime është e shqetësuar, ti e di, ajo është vetëm një lloj i dënimit të përjetshëm. Unë e harmonizoj veten time në përputhje me filozofinë indiane se ajo duhet të jetë për shkak të veprimeve të mia të këqija në jetën time të shkuar që e kam marrë këtë grua. Tash në njëfarë mënyre kam durim për vuajtje.

Unë i thashë: “Tie me marrë këtë grua sepse nuk ke pas mjaft guxim t’i thuash babait tënd se ti e do një tjetër grua ne të cilën je i dashuruar.

Ai tha: “Si ia arrite të dish këtë?”

Unë i thashë: “Kam biseduar me babin tënd gjithashtu. Ne jemi shokë të mirë; ne takohemi për çdo ditë në shetitjen mëngjesore. Ai s’ka se çfarë të bëj dhe kënaqet në bisedë. Kështu një ditë duke biseduar ai më ka thënë: ‘Ai është bërë dekan por ai nuk ka guxim. Ai ishte i dashuruar në një vajzë por

ai ende nuk e thotë këtë. Ne ia kemi aranzhuar martesën me një tjetër grua sepe ajo ka sjellë shumë para, diamante, ari, stoli, shtëpi njëkatëshe, dhe një automobil si prikë e saj.'

"Kështu që kjo nuk është veprim i jetës së shkuar nga e cila ti vuan – ti vuan nga frika – dhe jo vetëm që ti vuan nga frika…Dhe gruaja tjetër që ti e ke dashtë ka mbetur e pamartuar për shkak se s'ka mund të dashuroj askënd tjetër përveç teje. Unë e njohë edhe atë gjithashtu."

Ai tha: "Ti je i rrezikshëm, ti di aq shumë për mua. Vetëm hesht. Bëhu i sjellshëm ndaj meje dhe mos i trego askujt asgjë."

Unë i thashë: "Unë kurrë s'do t'i tregoj asgjë askujtë, por sa i përket interesimit të fjalimeve publike unë nuk mund të premtoj. Unë nuk do ta përmend emrin tënd, por do të vazhdoj të flas për këtë."

Njeriu dëshiron të jetë i nevojshëm, të jetë i dashur, të jetë i respektuar, të jetë i pasuar, të jetë i lavdëruar. Një mijë dëshira…dhe kur këto nuk plotësohen ai është i gatshëm për gjithçka. Edhe manipulimin do ta pranojë, të paktën e bënë të ndjehet i gjallë. Edhe mashtrimin do ta pranoj; të paktën fiton ndjenjën se dikush merr vlerësim nga ai. Kjo është një botë shumë e çuditshme. Kur njerëzit nuk mund të marrin gjënë e vërtetë, atëherë ata do të jenë të gatshëm për çdo gjë si zëvendësues. Kur ju nuk mund të merrni dashuri, ju jeni të gatshëm ta pranoni simpatinë si një zëvendësues. Simpatia nuk është zëvendësuese.

Në Indi është një tregim i vjetër.

Një grua, një grua e varfër, blen një byzylyk të bukur – në të ishte i tërë fitimi i saj i jetës – një byzylyk ari. Dhe ajo shkonte nëpër qytet duke bërë shumë zhurëm: dikush duhet ta vërej byzylykun në dorë, dikush duhet të pyes: "Aha! Sa byzylyk të bukur që paske. Ku e ke marrë atë? Vetëm një grua e varfër…ju nuk mund të jeni të rreptë ndaj saj. Por askush nuk e pyet atë – sepse kush mërzitet për lypsarët, për të varfërit. Njerëzit madje as vëmendje nuk do t'iu kushtojnë atyre. Kur shërbëtori kalon nëpër dhomën tuaj, ju madje as nuk do të mendoni se dikush kaloi.

Pas përpjekjes tërë ditore ajo kishte dështuar dhe ajo kishte vërë zjarr në kasollën në të cilën ajo kishte jetuar. I gjithë fshati ishte mbledhur dhe ajo i

kishte rrah gjokast e saj duke thënë: “Unë përfundova, shtëpia ime mori fund.”

Në atë moment një grua tjetër e pyet: “Oh Zot! Ku e more këtë byzylyk kaq të bukur?”

E gruaja e varfër i thotë: “Po të më kishe pyetur më heret do të kishe mundur të ma shpëtosh shtëpinë.”

Ajo djegu shtëpinë vetëm për të marrë vëmendjen. Njerëzit do të tubohen, atyre do t’iu vije keq, dhe ndoshta dikush do t’i kushtojë vëmendje byzylykut të saj. Kjo do të duket e çuditshme që njerëzit do të donin të jenë të shtypur, njerëzve iu pëlqen të jenë të manipuluar, njerëzve iu pëlqen të jenë të mashtruar, të gënjyer; por e gjithë kjo është njerëzore. Kjo është për shkak se ata nuk kanë marrë atë që ata donin dhe që ata kanë rënë dakord për këto gjëra të shëmtuara.

Ky është një koment tragjik dhe trishtues për shoqërinë tonë: ne nuk po kujdesemi për njerëzit, ne nuk kemi respekt për njerëzit, ne nuk jemi në dashuri me njerëzit. Edhe pse është një turmë e madhe, më e madhja që ka ekzistuar në botë – pesë miliardë njerëz – secili ende është i vetmuar, i vetëm në turmë.

**Pyetja e shtatë**

EDHE EKSPERIMENTI JUAJ PAQËSOR NË OREGON KA QENË I SHKATËRRUAR NGA PUSHTETI AMERIKAN. SHUMË NJERËZ QË E PANË KËTË NGJARJE DYSHUAN NË MUNDËSINË QË NJË NJERI I RI DHE NJË MJEDIS PËR T’U RRITUR MUND TË KRIJOHET. MUND TË KOMENTONI JU LUTEM?

Unë mund ta kuptoj dyshimin e tyre - por unë nuk jam pesimist. Komuna ime paqësore në Amerikë ka qenë e shkatërruar nga forcat e shëmtuara fashiste të qeverisë amerikane. Kjo nuk do të thotë se përfundimisht paqja, dashuria dhe liria do të jenë të mundura. Ajo ishte vetëm një betejë e humbur. Por beteja e humbur s’do të thotë se lufta ka përfunduar. Në fakt ajo ishte fillimi i luftës.

Sulmi në komunën paqësore në Amerikë ka dëshmuar diçka: se qeveria amerikane ka frikë nga paqja, ka frikë nga njerëzit e qetë, ka frikë nga

njerëzit e lumtur. Ata kanë dëshmuar një gjë absolutish: se një komunë e vogël mund të bëj pushtetin më të madh në historinë e njerëzimit në mënyrë të frikëshme.

Ajo nuk ka qenë një humbje, por ka qenë një fitore. Shkatërrimi i komunës nuk ka rëndësi, sepse komuna ime nuk përbëhet nga shtëpitë dhe rrugët; komunën time e përbëjnë njerëzit, e vetëdijshëm.

Dhe kjo ishte mirë që komuna në Amerikë u shkatërrua nga Amerika. Pesë mijë meditant u shpërndanë nëpër gjithë botën. Ata e dinë se si komuna është krijuar, hap pas hapi - dhe mijëra komuna mund të zhvillohen në mbarë botën, ato janë në zhvillim.

Qindra qendra të reja janë hapur sepse njerëzit të cilët kanë jetuar në një komunë, të cilët kanë shijuar kënaqësinë e komunës, nuk mund të jetojnë në mjerimin e shoqërisë. Ata ndjehen plotësisht të çakorduar kështu që ata kanë për të krijuar grupet e tyre të vogëla të cilat do të fillojnë të bëhen të mëdha e më të mëdha.

Nëse ju shikoni me sytë e mi, atëherë unë nuk e shoh se shkatërrimi i komunës në Amerikë ka qenë një humbje. Amerika ka kryer vetëvrasje, e ka tradhtuar frika e vet, është hapur dhe e ekspozuar veten. Në qoftë se ne kemi mijëra komuna nëpër botë, Amerika dhe Bashkimi Sovjetik dhe vende të cilët janë duke menduar për armët shumë të fuqishme shkatërruese janë të detyruara që të ndjehen të pafuqishme. Njerëzit e komunës janë përhapur kudo dhe ata janë duke hapur vende të reja.

Ata janë të detyruar të ndjehen të pafuqishëm.

Unë i kam bërë të lirë.

Së pari, Amerika ishte e interesuar të më përzë; tash ata janë të shqetësuar që lëvizjet e mia duhet të ndalen. Unë nuk ishte duke lëvizur, unë isha thjesht duke jetuar në shkretëtirë atje. Ata më detyruan të lëvizi dhe tash ata janë bërë të vetëdijshëm se kjo lëvizje e imja është më e rrezikshme. Së paku unë isha i mbyllur në një vend të vogël që ishte shumë larg nga ndonjë fqinj. Qyteti më i afërt ishte njëzet kilometra larg, dhe ne kishim 126 kilometra katrore rreth nesh të shkretëtirës së pastër, malet dhe pemë dëllinjë. Ne ishim duke jetuar atje absolutisht vetëm, të izoluar nga bota.

Ata ishin të shqetësuar panevojshëm, dhe tash ata janë penduar për këtë, sepse njerëzit e mi janë shpërndarë në të gjithë botën. Me ta, mesazhi ka shkuar në të gjithë botën dhe Amerika iu ka ekspozuar këtij veprimi të shëmtuar.

Ata nuk kanë qenë në gjendje madje as ta mbrojnë veprimin e tyre. Unë i kam sulmuar ata vazhdimisht por asnjë përgjegje e vetme nuk ka ardhur prej tyre.

Sulmet e mia janë raportuar në të gjithë botën, nëpërmjet të gjitha mjeteve të informimit, por Ronald Reagan duket se i ka humbur plotësisht nervat e tij. Unë jam i gatshëm për një diskutim publik me të, për t'i thënë se krejt çka ai bënte ishte absolutisht antikushtetuese, e paligjshme dhe kriminale. Dhe ai e detyroi atë për t'u bërë - për shkak se kudo që isha autoritetet thonin se ajo ishte nga lart: "Ne nuk mund të bëjmë asgjë tjetër."

Tash ai është duke menduar se do të kishte qenë më mirë të mos e kishte prekur komunën time, që të ketë lënë atë rehat. Tani pesë mijë njerëz janë nëpër gjithë botën dhe unë do të jemë vazhdimisht në lëvizje nëpër botë, tani e tërë bota është komuna ime.

Dhe sa kohë ai mund të më pengojë për të hyrë në Amerikë? Populli amerikan është me mua. Unë kurrë nuk kanë hasur në një person të vetëm në tërë Amerikën që nuk ishte me mua, vetëm duke e parë se e tëra ishte një gjë absolutisht e shëmtuar, çnjerëzore. Sa kohë ai do të më pengojë mua? Gjykata ka vendosur vetëm për pesë vjet ... dhe pesë vjet do të kalojnë shpejt.

Unë do të kthehem në Amerikë me një komunë më të madhe. Dhe këtë herë komuna nuk do të jetë në ndonjë shkretëtirë, ajo do të jetë saktësisht në Uashington.

**Pyetja e tetë**

GRATË NË ITALI KONTESTOJNË FAKTIN QË JU, NJË BURRË, QË ËSHTË DUKE IU DHËNË ATYRE NJË POZITË TË BARABARTË NË BOTË, NË VEND SE VETË GRATË TË MARRIN ATË QË ËSHTË E DREJTË E TYRE. A MUND TË KOMENTONI KËTË JU LUTEM?

Burri i ka robëruar gratë, dhe ishte përgjegjësi e burrave t'i jap atyre liri, ti jap atyre dinjitet dhe barazi. Unë nuk kam provuar vetëm në çdo mënyrë të mundshme t'i bëj ato të barabarta, por diçka më shumë – sepse ato kanë nevojë për një kompenzim. Për shekuj, burri i ka shfrytëzuar ato; kështu që në komunën time unë i kam vënë vetëm gratë në krye të çdo departamenti. Nuk duhet atye dhënë barazi vetëm për disa vjet, atyre duhet dhënë diçka më tepër se barazi vetëm për të mbajtur ekuilibrin.

Ato kanë vuajtur aq gjatë, dhe mendimi im është se nëse gartë e marrinë atë nga burrat nuk do  të jetë një situat e mirë. Nëse ato luftojnë për atë dhe e marrin, atëherë burrat dhe gratë gjithmonë do të mbesin në armiqësi, dhe kjo është ajo që i ka ndodhur lëvizjes për çlirimin e grave. Kjo lëvizje është duke krijuar një lloj antagonizmi, ajo është reaksionare. Krejt çka burri iu ka bërë atyre ato do të dëshironin t'ia bëjnë burrit, që do të jetë përsëri një situatë e shëmtuar. A do të mund të dalim ndonjëherë nga kjo situatë e shëmtuar?

Tash lëvizja për çlirimin e grave është kthyer në lesbianizëm, tamam në atë mënyrë që ato të mos ta duan mashkullin. Ato e urrejnë mashkullin. Kjo nuk është një situatë në të cilën njerëzimi mund të rritet. Lesbianizmi nuk do t'i kënaq gratë, as nuk është duke shkuar për t'i dhënë atyre barazi. Ato janë duke u përpjekur në çdo mënyrë, duke harruar krejtësisht se barazia nuk do të thotë ngjashmëri.

Nëse burrat pinë cigare atëherë edhe gratë pinë. Për shekuj me radhë ishte sjellje e hishme që gratë të mos pinë cigare, sepse kjo është marrëzi – ajo nuk ka pas asnjë arsye të qëndroj pas kësaj. Pasi që burrat po pëdorin llojin e caktuar të veshjes, edhe femrat duhet të përdorin ato edhe pse ato nuk mund t'i bëjnë ato të duken të bukura. Ndoshta ato do të dëshironin t'i injektojnë disa hormone në mënyrë që atyre të mund t'iu rritet mjekra dhe mustaqet vetëm për të qenë të ngjajshme me meshkujt.

Përpjeka ime është që mashkulli duhet t'i jap gruas vendin e saj, me respekt, dhe kërkim faljeje. Ajo është e barabart, por ajo nuk është e ngjajshme. Ajo është e ndryshme dhe duhet të mbetet e ndryshme, dallimi i saj është bukuria e saj – dhe dallimi në mes mashkullit dhe femrës është joshja e tyre.

Është detyrë e burrit ta sjellë gruan në status të njëjtë siç është ai, sepse ai është përgjegjës për uljen e dinjitetit të gruas. Nuk ka nevojë për lëvizjen e çlirimit të grave; vetëm një inteligjencë e vogël nga ana e burrit dhe gratë

mund të jenë të barabarta pa kurrfarë konflikti dhe pa kurrfarë antagonizmi, pa kurrfarë ndjenjash të këqija.

Në të kundërtën, burri duke ia kthyer mbrapa të gjitha që i përkasin asaj, me kërkim falje për sjelljet e këqija të të parëve – për të cilat ai nuk është përgjegjës, por natyrisht se ai është përfaqësues i të gjithë atyre njerëzve – do të krijojë një urë. Dhe një urë dashurie do të krijojë më shumë miqësi.

Unë do të doja që burrat dhe gratë të jenë të ndryshëm, të barabart, dhe tashmë në dashuri dhe miqësi jashtëzakonisht të thellë.

**Pyetja e nëntë**

PARAJA KONSIDEROHET NJË NGA SHPIKJET MË TË MËDHA PËR ÇLIRIMIN E NJERIUT, DHE SI MJET AJO KA NJË FUNKSION TË MIRË. A NUK MENDONI SE ELEMINIMI I PËRDORIMIT TË PARAS DO TË NA ÇOJ NË NJË TJETËR BOTËS BARBARE? ÇFARË NË VIZIONET E JUAJA MUND TË JETË ZËVENDËSUESE E PARAVE NË KËTË BOTË TË MADHE?

Paraja është padyshim një nga shpikjet më të mëdha të njeriut, dhe kjo ka ndihmuar jashtëzakonisht në të kaluarën. Por në të është edhe një anë negative: paraja ka krijuar varfërinë dhe pasurinë, klasat dhe luftën e klasave; paraja ka krijuar kapitalizëm, paraja ka krijuar komunizëm. Paraja ka ndihmuar në shumë mënyra në shkëmbimin e gjërave - si një mjet i këmbimit - por tash funksioni i saj mund të merret me mjete më të mira të cilat mund të menjanojnë negativen nga ana e saj.

Për shembull, në perspektivën time, në vend të parave si monedhë çdo shoqëri duhet të bëhet një komunë. Ne mund të bëjmë një limit, pesë mijë apo dhjetë mijë…Nëse qyteti është më i madh atëherë ai mund të ketë dy komuna, tri komuna. Por në vend të një familjeje, një komune merr përsipër kujdesin. Komuna kujdeset për fëmijët, komuna i plotëson nevojat e njërzve, dhe njerëzit nuk kanë nevojë të përdorin para. Çfarëdo që iu nevoitet, komunat i plotëson nevojat e tyre.

Paraja mund të përdoret në mes të komunave si një mjet këmbimi, por jo midis individëve. Kjo do të shkatërrojë dallimin në mes të varfërve dhe të pasurëve. Dhe në vend të monedhës…që është diçka e shëmtuar sepse shkon dhe lëvizë përmes aq shumë duarëve, shumica e njerëzve do të sëmuren nga

infeksionet duke i prekë ato. Ndoshta kjo është një prej shkaqeve që aq shumë infeksione përhapen nëpër botë.

Në vend të monedhës çdo komunë duhet të përdorë kartat e kreditit, dhe ato do të përdoren në mes të komunave. Kompjuter mund të menaxhojë të gjitha llogaritë përkryeshëm mirë - kështu që asgjë nuk ka për t'u këmbyer me të vërtetë, kompjuteri mund t'i mbajë llogaritë.

E përmbrenda komunës nuk ka nevojë për para apo për ndonjë kart krediti; krejt çka ju nevoitet komuna do t'ju furnizojë. Aty do të ketë nevoja të ndryshme – nuk ka të keqe asgjë në këtë, të gjithë janë njerëz tanë - dhe nëse dikush ka nevojë për cigare ai merr cigare, nëse dikush ka nevojë për birrë ai merr birrë. Natyrisht askush nuk merr ndonjë gjë që është e dëmshme për atë apo për shoqërinë. Dhe komuna ka një kuzhinë, për pesë mijë njerëz që kishin një kuzhinë e cila ishte e drejtuar nga pesëmbëdhjetë njerëz.

Tash absolutisht është joekonomike dhe absurde që mijëra gra janë të inkuadruara në kuzhinë; e tërë jeta e tyre është asgjë përpos kuzhinë dhe fëmijë. Nëse ato bëhen grindavece kjo është absolutisht e arsyeshme; vetëm njëherë të provoni për njëzet e katër orë të bëni punën e tyre, dhe ju do të bëni vetëvrasje, ose do ta djegni gjithë shtëpinë dhe do të përfundoni me të.

Kuzhina nuk është shaka dhe fëmijët janë djajë të vërtetë. Gjithë ditën ata flejnë e mandje gjithë natën rrinë zgjuar. Kjo më duhet, ajo më duhet, kur duhet ata të shkojnë në banjo…Ata janë gjeni shumë kreativ. Mijëra gra, pothuajse gjysma e njerëzimit…kjo është një humbje e madhe. Vetëm një komunë mund të shpëtojë ata. Dhe nuk ka nevojë që kuzhinën e komunës patjetër ta marrin nën kujdes vetëm gratë; ajo duhet të merret nën kujdes nga kusho që është kuzhinier i mirë – dhe është treguar se burrat janë kuzhinier më të mirë, jo gratë.

Pesë mijë e dhjetë mijë njerëz të hanë së bashku, disa duke luajtur në kitarë, disa duke vallëzuar, disa duke kënduar…atëherë jeta duket e vlefshme për t'u jetuar. Dhe një komunë mund të ofrojë mjekë për të kontrolluar ushqimin se a është higjienik apo jo, ata mund të shohin se a janë njerëzit duke u ushquer me mbeturina. Kjo është ajo që po ndodhë në mbarë botën: vetëm hapjani dikujt kafkën dhe do të gjeni të gjitha llojet e mbeturinave mbrenda – akullore, shpageta…

Një kuzhinë komunale është e nevojshme, dhe çdo gjë duhet të jetë komunale. Njerëzit punojnë për veten e tyre. Krejt çka komunën e tyre nuk mund të prodhojë ata të blejnë nga një tjetër komune, çfarëdo shtesë që ata prodhojnë ata këmbejnë me një tjetër komune - kështu që nuk ka nevojë për askënd që të jetë i dobët, nuk ka nevojë për askënd që të jetojnë në skamje.

Paraja e ka humbur vlerën e saj, ajo nuk është më e nevojshme. Ajo ka bërë diçka të mirë, por ajo ka bërë edhe diçka shumë të keqe.

**Pyetja e dhjetë**

NJË FËMIJË GJITHMONË DO TË JETË I PAFUQISHËM. KJO DUKET SE DO TË JETË E PAMUNDUR PËR T'IU SHMANGUR PROCESIT TË KUSHTËZIMIT I CILI FILLON NGA DITA KUR FËMIJA LINDË. SI MUND TË NDRYSHOHET KJO?

Ashtu siç ju thashë: fëmija duhet t'i përketë komunës, e jo prindërve. Fëmijët me prindër kanë qenë në probleme të mëdha për shekuj, sepse me qenë me prindër është një lidhje e kushtëzuar. Ata i përkasin një religjioni, ata i përkasin një kishe, ata i përkasin një partie politike, ata vazhdojnë me vënien e bestytnive të tyre në kokat e fëmijëve, direkt apo indirekt. Dhe çdo fëmijë bëhet i kushtëzuar.

Fëmijët duhet t'i përkasin komunës; prindërit mund të jenë me ata gjatë pushimeve. Prindërit mund të shkojnë dhe të jetojnë me fëmijët në konviktet e tyre dhe kjo do të jetë shumë më e dashur. Njëzet e katër orë në ditë së bashku e shkatërron dashurinë; është më mirë që fëmijët të jenë larg. Fëmijët do të jenë shumë më të lirë. Ata duhet të jenë në duart e mësuesve që janë trajnuar në meditim, që janë trajnuar të mos i kushtëzojnë fëmijët, për të mos vënë asnjë bestytni në fëmijët…Në një familje të vogël, të gjithë i përkasin një religjioni, një tradite supersticioze, një ortodoksie, kështu që kushtëzimi porforcohet përsëri e përsëri nga të gjitha anët.

Kur fëmijët kanë jetuar në komunën që u shkatërrua në Amerikë, ata jetonin ndaras. Prindërit ndjeheshin jashtëzakonisht të lehtësuar nga barra e madhe edhe fëmijët ndjeheshin jashtëzakonisht të lirë dhe të lumtur. Për katër vjet të eksperimentit tonë na është dhënë një pasqyr më e madhe: fëmijët janë bërë shumë më të pjekur pa prindërit e tyre. Ata nuk kishin kaluar nëpër inatete e tyre sepse nuk ishte askush që t'i dëgjoj inatet e tyre.

Ne kishim një klasifikim: fëmijët e vegjël merreshin nën përkujdesje nga ata që ishin pak më të mëdhenjë dhe këta merreshin nën përkujdesje nga ata që ishin pak më të vjetër. Ishte një kënaqësi e jashtëzakonshme të shihen fëmijët duke u kujdesur për fëmijët e tjerë me aq dashuri, me një mirkuptim të cilin të rriturit nuk mund ta tregojnë. Dhe nuk kishte asnjë konflikët, asnjë luftë, nuk kishte luftë për lodra sepse ata ishin të gjithë së bashku. Ata kishin familjen e tyre personale prej fëmijësh, dhe çdonjëri e mbronte fëmijën më të vogël; të gjithë ndijenin përgjegjësi.

Derisa rriteshin ata ishin më të shëndetshëm, shumë më inteligjent, më të pjekur se më heret. Në sistemin tonë të arsimimit ne kishin gjysmë dite për edukim të zakonshëm dhe gjysmë dite për ndonjë mjeshtëri – disa zeje, zdukthtari, skulptur, apo çfarëdo që fëmijët dëshironin. Ata merreshin me punimin e gjërave të tilla sa që ne të rriturt nuk mund ta imagjinojmë se mund ta bëjnë fëmijët e vegjël - zdrukthtari, ose ndonjë lloj tjetër të artizanatit. Dhe ata kënaqeshin duke i bërë këto më shumë se në pjesën tjetër të edukimit të tyre të zakonshëm, për shkak se inteligjenca e tyre kreative ishte më e shfrytëzuar. Në edukimin e zakonshëm shfrytëzohet vetëm memoria, jo inteligjenca.

Kështu që nuk ka kurrfarë kushtëzimi për fëmijët. Ne në komunë mund të krijojmë një seksion ku fëmijët mund të kenë kopshtin e tyre, farmën e fushave të tyre, strehen e tyre ku mund t’i vendosin gjërat e tyre; ku arsimtarët janë të trajnuar të mos e kushtëzojnë askënd për asgjë, ku çdo lloj i letërsisë duhet të jetë në dispozicion për fëmijët të lexojnë. Nëse ata dëshirojnë diçka të kuptojnë arsimtarët do t’ju ndihmojnë – por arsimtarët nuk do t’ju imponojnë asnjë ide.

Kjo është vetëm një çështje e ndryshimit të mësimdhënjës në kolegje dhe të përgatitjes së arsimtarëve për t’i mësuar fëmijët duke mos i kushtëzuar. E gjithë kjo shumë lehtë mund të zbatohet.

**Pyetja e njëmbëdhjetë**

SHUMË NJERËZ NË ITALI KRITIKOJNË FAKTIN SE JU PREDIKONI HEDONIZËM TË PASTËR QË NUK JEP NDONJË EVOLUCION PËR NJERIUN, POR VETËM KËNAQËSI DITORE.

JU LUTEM KOMENT.

Ata nuk po më kuptojnë. Unë sigurisht që predikoj hedonizëm - por jo vetëm hedonizëm, unë gjithashtu predikoj spiritualizëm. E tërë rruga ime e jetës është për të sjellë një sintezë ndërmjet vlerave hedoniste dhe vlerave shpirtërore. Ata gabojnë kur thonë se unë predikoj hedonizëm të pastër. Jo, predikoj hedonizëm si një bazë për rritjen shpirtërore.

Zorba është në themel.

Buda është lulëzimi përfundimtar.

Zorba janë rrënjët.

Buda është fruta dhe lule.

Por i thuani popullit italian se unë nuk po shkoj atje me të gjithë njerëzit e mi nga e tërë Evropa për t'i bërë ata të vetëdijshëm se unë nuk jam një hedonist, se unë nuk jam vetëm një shpirtëror, por jam të dyja bashk. Kjo është e vështirë për t'u kuptuar se nuk ka ndodhur ndonjëherë më parë.

Deri më tash njeriu ka jetuar në një ndarësi, hedonistët kundër spiritualistëve. Ky është shkaku i mjerimit të njerëzimit, kjo është arsyeja pse nuk ka pasur ndonjë evolucion. Çarls Darvin ka thënë se njeriu ka evoluar nga majmunët. Ndoshta disa mijëra vjetë më heret disa majmunë janë rebeluar – ata duhet të kenë qenë majmunë të mëdhenjë – dhe e kanë ndryshuar veten në qenie njerëzore. Por që nga atëherë qeniet njerëzore çfarë kanë bërë? Ata nuk kanë bërë ndonjë hap të madh. A do të thotë se evolucioni ka përfunudar? Se njeriu ka ardhë në fund të rrugës?

Kjo nuk duket kështu. Njeriu është aq i mjerë, në aq shumë vuajtje kjo nuk mund të pranohet si përfundim. Me plotë pervojën time dhe autoritetin tim po ju them se ky nuk është fundi.  Unë kam qenë një hedonist, dhe unë e kam ndryshuar veten në një vetëdije të zgjuar. Kjo mund t'i ndodhë çdo qenie njerëzore, tani kjo është rruga e evolucionit.

Dhe ndjenjat e mia për italianët janë se ata janë shumë të dashur dhe njerëz shumë të kuptueshëm. Unë kam me mijëra sannjasin në Itali. Ata kanë qenë të parët nga Perëndimi që janë bërë sannjasin, dhe unë kam zbuluar se ata janë jashtëzakonisht njerëz të dashur. Vetëm më pak yndyrë…unë i dua të gjitha të tyre përveç yndyrës; vetëm nuk më pëlqejnë shpagetat. Këto nuk kanë vend në programin tim evolutiv.

# KAPITULLI 20

## Shëndeti: energji e tejmbushur e jetës

*1 mars 1986 paradite*

**Pyetja e parë**

SHOQËRITË PERËNDIMORE KANË ZHVILLUAR SISTEMIN SHËNDETËSOR MË TË SHTRENJËTIN QË KA EKZISTUAR NDONJËHERË. NJERËZIT SHPENZOJNË ME MILIONA DOLLAR NË VIT NË TË DHE KJO ËSHTË ME TË VËRTETË E SUKSESSHME. NË DISA FUSHA TË KIRURGJISË APO NË TRANSPLATIM NË PARANDALIMIN E INFEKSIONEVE. POR DUKET SE NJERËZIT JANË SHUMË MË TË SËMURË SE QË KANË QENË PËRPARA. ÇKA ËSHTË SHËNDETI?

Shkenca medicinale perëndimore e ka parë njeriun si një njësi të ndar – të ndar nga natyra. Kjo është një nga gabimet më të mëdha që është bërë. Njeriu është pjesë e natyrës; shëndeti i tij nuk është asgjë tjetër përveç me qenë i qetë me natyrën.

Mjekësia perëndimmore e konsideron njeriun si diçka mekanike, kështu që kudo që mekanikët janë të suksesshëm, ajo është e suksesshme. Por njeriu nuk është një makinë; njeriu është një bashkim organik, dhe njeriu nuk ka nevojë vetëm për trajtimin e një pjese të sëmurë. Pjesa e sëmurë është vetëm një simptom që tregon se i gjithë trupi po kalon nëpër vështërsi. Pjesa e sëmurë është vetëm duke e treguar atë sepse është më e dobët.

Ju e shëroni pjesën e sëmurë, ju jeni të suksesshëm…por mandej diku tjetër sëmundja paraqitet. Ju e keni penguar sëmundje për t'u paraqitur vetëm përmes një pjese të sëmurë; ju e keni bërë atë më të fortë. Por ju nuk e keni kuptuar se njeriu është një tërësi ose është i sëmurë ose është i shëndosh, nuk ka stacion në mes këtyre dy gjendjeve. Ai duhet të merret si një organizëm i tërë.

Unë do t'i ju jap disa shembuj që do t'ju bëj të qartë këtë.

Akupnktura është zhvilluar në Kinë afërsisht shtatë mijë vjetë më parë aksidentalisht. Një gjuetar kishte qenë duke u përpjekur për të vrarë një dre, por shigjeta e tij që kishte qenë duke fluturuar drejt drerit, sikur ishte kthyer drejt tij dhe e kishte goditur atë në këmbë, gjuetari nuk e kishte ditur se si kjo kishte ndoshur që shigjeta të gjendet në këmbën e tij. Gjuetari kishte vuajtur nga migrena tërë jetën e tij; në momentin kur shigjeta kishte goditur këmbën e tij, migrena ishte zhdukur. Kjo ishte shumë e çuditshme. Askush nuk kishte menduar në këtë mënyrë.

Nga ky aksident e tërë akupuntura është zhvilluar, dhe është zhvilluar në një shkencë të plotë. Kështu që nëse shkoni tek ndonjë akupunkturist dhe i thoni: diçka keq është me sytë e mi, apo diçka nuk është në rregull me kokën time, apo diçka nuk është në rregull me mëlçinë time", ai ndoshta nuk do të brengoset për mëlqin tuaj, kokën tuaj, sytë tuaj. Ai do të mendojë për tërë ogranizmin; ai do të përpiqet për t'ju shëruar, e jo vetëm një pjesë të sëmurë.

Akupunktura ka zhvilluar shtatë qind pikë të cilat u zbuluan në trupin e njeriut. Trupi i njeriut është një fenomen i gjallë bio-elektrik. Ai ka një energji të caktuar elektrike - pra ne e quajmë atë bio-energji elektrike. Kjo bio-energjisë elektrike ka shtatë qind pikë në trup, dhe çdo pikë ka të bëjë me disa pjesë të trupit që mund të jetë larg nga ajo. Kjo është ajo që ndodhi në këtë aksident: shigjeta goditi një pikë bio-elektrike që ka të bëj me kokën, dhe migrenë u zhduk.

Akupunktura është më e shenjtë. Dallimi duhet të kuptohet. Kur ju mendoni për njeriun si një makinë ju keni marrë një pamje të pjesshme të tij. Në qoftë se dora e tij është e sëmurë, ju vetëm trajtoni dorën, ju nuk mërziteni për tërë trupin e tij e që dora është vetëm një pjesë. Pamja mekanike është e pjesëshme. Ka sukses, por suksesi i tij nuk është i vërtetë sepse e njëjta sëmundje e cila është larguar nga dora me operacion, apo gjëra të tjera, fillon të shprehet në ndonjë vend tjetër në formë edhe më të keqe.

Kështu medicina është zhvilluar jashtëzakonisht, kirurgjia është bërë shkencë e madhe – por njeriu vuanë nga më shumë sëmundje, më i sëmurë, se kurrë më parë.

Kjo dilemë mund të kuptohet. Njeriu duhet të konsiderohet si një tërësi, të trajtohet si një bashkim organik. Por problemi me mjekësinë moderne, mjekësinë perëndimore është se ajo nuk konsideron se ju keni ndonjë shpirt,

se ju të keni diçka më shumë se një strukturë trup-mendje. Ju gjithashtu jeni një makinë: sytë tuaj mund të zëvendësohen, duart tuaja mund të zëvendësohen, këmbët tuaja mund të zëvendësohet - dhe herët a vonë truri do të zëvendësohet.

Por a mendoni se nëse ne kishim mundur të marrim trurin e Albert Ajnshtajnit, derisa ai ka qenë duke vdekur, t'ia largojmë para se vdekja të jetë plotë dhe ta bëjmë transplantimin – për shembull në kafkën e Papa Vojtilës(polakut) – a mendoni se ai do të bëhej Albert Ajnshtajn? Truri është vetëm një pjesë. Ai do të bëhej një fenomen i çuditshëm, hibrid në mes një polaku dhe Albert Ajnshtajn. Të paktën tash për tash ai është krejtësisht një polak, atëherë do të ishte në një gjendje të paqartë, duke mos ditur se kush është ai – një Papë apo një fizikant.

Këtë tashmë ne jemi duke e bërë: me transfuzionin e gjakut ne po ua ndryshojmë pjestë njerëzve; ne kemi zemra mekanike. Një njeri me zemër mekanike nuk mund të jetë i njëjtë me një njeri me zemër të vërtetë, zemër autentike. Njeriu me zemër mekanike nuk do të ketë diçka të ngjajshme me dashurinë. Madje edhe nëse ai dashuron, ai do të dashurojë përmes mendjes. Dashuria e tij do të jetë: "Unë mendoj se të dua", kjo nuk do të jetë e drejtpërdrejtë nga zemra, sepse ai nuk ka zemër.

Në Indi shkenca e medicinës është zhvilluar pothuaj se para pesë mijë vjetësh. Dhe ju do të befasoheni kur të dëgjoni se çdo gjë që kirurgjia ka sot saktësisht është përshkruar nga Sushrut, një nga kirurgët më të njohur në Lindje, në shkrimet e lashta pesë deri në shtatë mijë vjet të vjetra. Por kjo ishte braktisur – dhe kjo është çështja që dua t'ju njoftoj.

Pse një shkencë e zhvilluar ishte braktisur? Sepse është zbuluar se kirurgjia e konsideron njeriun si një mekanizëm – e njeriu nuk është mekanizëm, kështu që në vend se ta shkatërrojnë njeriun ata braktisën kirurgjinë.

Të gjitha instrumentet e përsosura që përdoren në kirurgji janë të përshkruara nga Sushrut në librin e tij. Të gjitha operacionet - madje edhe operacionet e trurit - janë të përshkruar në detaje sikur të ishin libra modern të kirurgjisë. Por kjo është shtatë mijë…apo të paktën pesë mijë jetë e vjetër. Ata e kanë zhvilluar deri në pikën në të cilën jemi edhe ne sot, dhe ata duhet të kenë qenë të ballafaquar me problemin e njëjtë siç po ballafaqohemi edhe ne. Duhet të ketë qenë se kanë zbuluar se diçka në esencë është gabim.

Ne vazhdojmë të punojmë aq shumë…e sëmundjet dhe plogështia shkojnë duke u rritur. Madje edhe nëse e bëjmë një njeri pa sëmundje, kjo s'do të thotë se ai njeri është i shëndosh. Mungesa e sëmundjes nuk është shëndet. Shëndeti duhet të ketë diçka shumë më pozitive. Shëndeti duhet të ketë diçka më pozitive, sepse shëndeti është gjëja më pozitive dhe sëmundje është gjë negative. Tani negativja e definon pozitivën.

Shëndeti është ndjenjë e mirëqenies, i gjithë trupi juaj funksion në kulmin e tij pa asnjë shqetësim, ju e ndjeni mirëqenien e caktuar, satisfaksion (mirzh) të caktuar me ekzistencën. Kjo nuk ka mund të ndodhë përmes operacionit.

India ka braktisur tërë shkencën dhe ka zhvilluar një qasje krejtësisht të ndryshme **Ayurveda**, që do të thotë shkencë e jetës. Kjo është e rëndësishme. ne këtë ne Perëndim e quajmë mjekësi, dhe mjekësia tregon drejtë sëmundjes. Shëndeti s'ka të bëj asgjë me mjekësinë. Mjekësia do të thotë se e tërë shkenca është e përkushtuar për shërimin tuaj nga sëmundjet.

**Ayurveda** ka një qasje të ndryshme. Ajo është shkenca e jetës, kjo ju ndihmon jo për të kuruar sëmundjet, por për të parandaluar sëmundjet të ndodhin - për të ju mbajtur në mënyrë të shëndetshme që sëmundje të bëhen të pamundura. Mënyrat e Lindjes dhe Perëndimit janë të ndryshme në këtë pikëpamje se a është njeriu një makinë apo një entitet shpirtëror me një tërësi.

Një fenomen i ri është përkrahur jashtëzakonisht në Lindje, dhe kjo është fotografia Kirlian në Bashkimin Sovjetik, një shkenctar i madh dhe fotograf, Kirlian ka qenë në gjendje të zhvillojë filma, thjerrza dhe kamera aq të ndjeshme sa që ai mund të bënte fotografi të së ardhmes. Për shembull, ju i jepni atij një syth dhe ai e fotografon atë, dhe në fotografi shihet e tërë lulja e jo vetëm sythi. Kur syth çel dhe bëhet lule, është e njëjta lule të cilën e kishte bërë Kirlian më heret. Ai ka fotografuar disa zhvillime në të ardhmen para se ato të ndodhin.

Ai ka provuar të njëjtën edhe me qeniet njerëzore dhe ai ka ardhur tek konkluzionet e çuditshme të cilat përshtaten me qëndrimet e Lindjes, por të cilat janë krejtësisht kundër qëndrimeve të mjekësisë perëndimore. Për shembull, gishti i një njeriu është prerë në një aksident. Menjëherë ai është fotografuar nga Kirlian, dhe foto tregon katër gishta - por ajo gjithashtu tregon aureolin e gishtit të pestë, një foto e fatinur e gishtit të pestë që është zhdukur. Pra qka është ajo që po vjen në fotografi? Gishti nuk është vetëm

material, është diçka e brendshme e tij, pjesë spirituale e tij, që vjen në fotografi.

Kirlian ka qenë në gjendje të parashikojë sëmundjet që do të ndodhin tek dikush gjashtë muaj më vonë. Vetëm duke marrë fotografi, X-rrezeve, ai mund të thotë: “Ky person do të ketë tuberkulozin brenda gjashtë muajëve - për shkak se fotografitë e tij tashmë e tregojnë atë.” Dhe ai ka dëshmuar gjithmonë sakt.

Në fillim mjekët refuzuan t’i besojnë atij sepse personi nuk tregonte shenja të tuberkulozit, X-rrezet e tyre dhe metodat e tyre nuk kanë dhënë asgjë rreth pacientit: ai dukej krejtësisht i shëndosh, sëmundja nuk ishte prezente.

Por një pyetje kishte ngritur Kirlian: njeriu nuk ndihet mirë. Ai është i shëndosh sipas librave të mjekësisë perëndimore, por sipas mënyrës e të menduarit të Lindjes ai nuk është i shëndosh, sepse nuk është ndjerë i stërmbushur me energji jete. Diçka në të e zhvillon dhe e shkatërron shëndetin e tij. Çdokush që iu ka ankuar Krilian-it se nuk ndjehet mirë – edhe pse ai nuk mund ta lokalizonte sëmundjen e tij, Kirlian menjëherë e fotografonte dhe zbulonte se çfarë do të ndodhë me të.

Kjo ka implikime të jashtëzakonshme. Kjo do të thotë që njerëzit mund të parandalojnë sëmundjen para se ata të sëmurën me të vërtetë, sepse tani kemi metoda për ta zbuluar sëmundjen gjashtë muaj më heret.

Pse pikërisht gjasht muaj? Unë isha në mëdyshje kur mësova për Kirlian dhe punën e tij. Në Lindje, që nga fëmijëria ime kam dëgjuar duke thëse që para se të vije vdekja, gjashtë muaj më përpara, njeriu më nuk mund të shoh majën e hundës së tij, sepse sytë fillojnë të rrotullohen nga lartë. Kështu që kur ai nuk mund ta sheh majën e hundës së tij, kjo është shenjë e sigurtë. Kjo është përshkruar në shkrimet e shenjta *ayurvedic* mijëra vjet të vjetra: ju mund të dini se ju do të vdesin brenda gjashtë muajve në qoftë se ju nuk mund të shihni majë të hundës tuaj. Sytë e juaj janë duke u përgatitur për t’u kthyer lart.

Në tërë botën, në momentin kur një njeri vdes, të tjerët ia mbyllin sytë. Pse ata ia mbyllin sytë? Për shkak se ata frikësohen që ai t’i shikojë vetëm me të bardhët e syve – sytë e tij janë kthyer lartë, dhe vetëm e bardha e syrit ka mbetur. Fëmijët janë aty, të rinjtë janë aty; por është më mirë të mos lihet ata të shohin këtë. Menjëherë sytë iu mbyllen të vdekurëve. Dhe kjo është e

çuditshme se të gjithë vdesin me sy të hapur…Por kur syri shkon lartë qepalla nuk muund të zbres poshtë; e tërë energjia ka shkuar lartë.

Unë isha i habitur për shkak të afatit kohor, gjashtë muaj: Kirlian thotë se çdo sëmundje mund të jetë e njohur gjashtë muaj më parë. Çdo person duhet të shkojë për një kontroll, dhe në çdo spital duhet të ketë një aparat të Kirlian fotografisë kështu që të gjithë mund të dinë paraprakisht se çfarë lloj probleme ka dhe në ç'drejtim ai po shkon...e kjo mund të parandalohet.

Por kjo do të thotë që ju do të ndryshoni idenë tuaj ta konsideroni njeriun, si një makinë.

Një makinë nuk ka të ardhme. Kirlian është përpjekur të bëj fotografitë e një automobili, por ai nuk ka qenë në gjendje për të zbuluar se diçka do të shkojnë keq në orën e ardhshme, se automobili nuk do të startojë. Asnjë makinë nuk ka ndonjë të ardhme, prandaj, se çfarë do të ndodhë nuk mund të fotografohet.

E dyta, çfarë ka bërë mjekësia perëndimore për ta bërë njeriun më pak imun. Nëse shkoni në Indi ju do të shihni se ne lum të njëjtë kënaqen duke u larë edhe buajtë, edhe gomarët duke pirë ujë, edhe njerëzit duke u larë, edhe rrobat pastrohen – dhe po i njëjtë ujë prapë pihet. Askush nuk ndihet i sëmurë, askush nuk bie viktimë e infeksioneve.

Por perëndimori menjëherë do të ndjejë telashe në Indi. Ai nuk do të mund të pi ujë që është në dispozicion sepse ai ujë është i ndotur, i gjithë uji ka amebe, i gjithë uji nuk është i pastër për t'u pirë. Ai mund të pi vetëm ujë të gazuar. Imuniteti i tij është shkatërruar nga mbrojtja e madhe.

Medicina e vërtetë duhet t'ju jap më shumë imunitet në vend se ta largojë atë. Kjo do t'ju bëj më të fortë, të aftë për të luftuar çdo infeksion në mënyrë që ju të mos rrezikohen nga të gjitha llojet e infeksioneve.

Është një fakt i njohur se njerëzit e pasur sëmurën më shpesh se njerëzit e varfër. Njerëzit e varfër nuk mund ta përballojnë këtë; njerëzit e pasur munden. Në Lindje varfëria është e madhe, dhe këta njerëz të shkretë nuk kanë mjaft ushqim – nëse ata mund ta sigurojnë një vakt në ditë ata janë shumë fatlum – por ata nuk janë të sëmurë. Njerëzit e pasur, madje edhe në Lindje, janë më të sëmurë. Në shkencën mjekësore të Lindjes – ajo është *ayverda* – disa sëmundje janë definuar si sëmundje mbretërore. Kjo i ndodhë

vetëm njerëzve shumë të pasur apo familjes mbretërore – së pari ju duhet të jeni të jeni në gjendje t'ia lejoni vetes ato. Për shembull, tuberkulozi është e njohur si sëmundje mbretërore. I varfëri nuk mund të ketë tuberkulozë.

Nga një orientim tjetër, një psikolog shumë i njohur, Delgado, kishte qenë duke u marrë me kafshët. Ai ishte befasuar kur kishte mësuar se nëse minjëve i jepet një vakt në ditë, ata jetojnë dy herë më gjatë, derisa jetëgjatësia iu është shkurtuar minjëve të cilët kanë marë dy vakte në ditë. Ai vetë ishte befasuar: më pak ushqim dhe jetë më gjatë; më shumë ushqim dhe jetë më e shkurtër.

Tani ai ka dalë me teorinë se një vakt është krejtësisht e mjaftueshme, në të kundërtën ju e ngarkoni sistemin e tretjes, dhe që shkakton shkurtim të jetëgjatësisë suaj. Por çfarë bëhet me njerëzit që marrin pesë vakte në ditë…? Mjekësia nuk do të lejojë që ata të vdesin, por nuk do të lejojë që ata të jetojnë tepër. Ata thjesht do të vegjetojnë.

Njeriu duhet t'i rishikojë të gjitha traditat, të gjitha burimet e ndryshme, çdo faktet që është në dispozicion duhet të rishqyrtohet. Një qasje krejtësisht e re mjekësore duhet të zhvillohet e cila merr parasysh akupunkturën, e cila merr parasysh *Ayurveda*, e cila merr parasysh mjekësinë greke, e cila merr parasysh Delgado-n dhe hulumtimet e tij - e cili merr parasysh faktin se njeriu nuk është një makinë. Njeriu është një qenie shpirtërore shumëdimensionale, dhe ju duhet të silleni me të në të njëjtën mënyrë.

Shëndeti nuk duhet të definohet negativisht: ju nuk keni ndonjë sëmundje dhe në këtë mënyrë ju jeni të shëndoshë. Unë e kuptoj pse ata nuk kanë qenë në gjendje të gjejnë ndonjë definicion pozitiv – për shkak se sëmundja është subjektive, dhe ndjenja e shëndetit është subjektive.

Mjekësia perëndimore nuk e pranon se ka ndonjë subjekt brenda juve. Ajo e pranon vetëm trupin tuaj; ajo nuk ju pranon juve.

Njeriu duhet të jetë i pranuar me tërësinë e tij.

Të gjitha metodat e tjera që janë përdorur në mbarë botën duhet të sillen në një sintezë, atp nuk janë kundër njëra-tjetrës. Tash për tash ato janë duke funksionuar si të ishin kundër njëra-tjetrës. Ata duhet të bihen në një sintezë dhe që do t'ju japë një pamje më të mirë të njeriut dhe një jetë më të mirë për qeniet njerëzore.

Për shembull, akupunktura është dhe ka qenë e pranuar, sepse shtatë qind pika bio-elektrike janë zbuluar nga akupunkturistët para mijëra vjetësh dhe prapë janë zbuluar nga fotografitë e Kirlianit. Ai i ka fotografuar ato, dhe ju mund t'i përkrahni ata; janë sakt shtatë qind pika. Ju duhet të vlerësoni gjenialitetin e njerëzve të cilët nuk kishin kamera, të cilët nuk kishin filma të ndjeshëm. Ata ende janë në gjendje të menaxhojnë shtatë qind pikat. Kjo tash është mirë e njohur, sidomos nga neurokirurgët, që çdogjë e ka qendrën në tru. Nëse dora juaj paralizohet, është budallallëk të mjekohet dora; ju nuk mund ta mjekoni atë. Atëherë vetëm sugjestioni, sugjestioni mekanik, do të jetë për të prerë atë dhe për të zëvendsuar me një dorë mekanike e cila të paktën do të jetë në gjendje të lëvizë, ju mund të bëni diçka me të. Kjo dorë është absolutisht e kotë, ajo ka vdekur.

Ajo nuk ka vdekur. Disa qendra në kokën tuaj kontrollojnë këtë dorë. Dh ekjo qendër duhet të mjekohet. Dora nuk duhet të preket fare; kjo qendër nuk funksionon, ka disa probleme me qendrën.

Herët a vonë e gjithë medicina do të dominohet nga qendrat e trurit. Këto qendra kanë mbikëqyrje të gjithçkahi në trup. Kur diçka shkon keq në qendër kjo vetëm simbolikisht shfaqet nga pjesët e jashtme të trupit. Ju filloni të mjekoni pjesët e jashtme; ju nuk shkoni shumë thellë.

Mjekësia moderne perëndimore është sipërfaqësore, ju duhet të shkoni tek vetë rrënja: pse kjo dorë papritmas u paralizua? Qendra në tru ka disa probleme, dhe kjo qendër mund të kurohet shumë lehtë. Kjo është një qendër bio-elektrike.

Ju do të befasoheni kur të mësoni se një herë, e kjo ka ndodhur në Suedi me një grua të bukur…diçka kishte shkuar keq në sistemin e brendshëm bio-elektrike të saj. Ajo kishte filluar t'i grushtojë njerëzit. T'i shkëmbesh grushtat me një grua ju nevojitet kurajo e madhe! Burri i saj kishte kërkuar divorc, sepse të çosh dashuri me të do të thotë të marësh një goditje elektrike të tillë që të rrëzon nga shtrati. Edhe fëmijët e saj është dashur të mbahen ndaras.

Atë e kontrolluan mjekët. Ata nuk patën sukses ta zbulojnë…ata kurrë nuk kishin dëgjuar për një sëmundje të tillë. Kjo nuk ishte sëmundje – vetëm disa tela elektrik u ngatërruan, diçka shkoi keq në sistemin e saj elektrik. Kjo grua ka qenë e para e cila ka dhënë shmbullin se trupi kalon nëpër

bioelektricitet. Ata ia dhanë një llambë pesë-vat në dorë dhe llamba filloi të ndriqonte. Dhe kjo grua u bë jashtëzakonisht e rëndësishme në të kuptuarit e njeriut.

Ndoshta kur ju nuk ndiheni mirë, kjo është vetëm shkaku se bateria juaj po shpenzohet – keni nevojë për rimbushje. Nëse dora juaj është paralizuar,, ndoshta qendra e ka humbur elektricitetin e saj, ajo mund të rimbushet, nuk duhet asnjë ilaç, nuk duhet kurrfarë operacioni. Tash ne jem në pozitë të shikojmë njeriun nga një tjetër këndvështrim: në ç'mënyrë shkencat e ndryshme, kulturat e ndryshme, në kohërat e ndryshme e kanë mjekuar njeriun. Dhe nganjëherë në qoftë se gjërat e çuditshme mund të funksionojnë, ato duhet të pranohen në vend se të refuzohen.

Për shembull, shtatëdhjetë për qind e sëmundjeve janë vetëm në mendjen tuaj: ju nuk i keni ato, ju vetëm mendoni se ju i keni ato. Tash, është rrezik t'ju jepen ilaçet allopathic për këto sëmundje, sepse të gjitha ilaçet allopathic në një formë apo tjetrën janë shumë të lidhura me helmet. Nëse ju keni një sëmundje, ilaçi është i mirë; por nëse nuk keni ndonjë sëmundje por vetëm idenë e sëmundjes, atëherë homeopatia është e mirë, sepse ajo nuk dëmton askënd. Nuk ka asgjë në të, por kjo është një ndihmë e madhe për njerëzimin. Mijëra njerëz janë duke u shëruar me homeopati.

Nuk është pyetja se është homeopatia ilaç apo jo. Pyetja është: nëse njerëzitë kanë sëmundje jo reale, juve ju duhet një sistem shëndetësor jo real për ta. Homeopatia s'ka asgjë në vete, por ka njerëz të cilët nuk kanë ndonjë sëmundje, por e torturojnë veten me idenë se e kanë. Homeopatia do t'i ndihmojë ata menjëherë. Ajo shëron njerëzit, por kurrë nuk dëmton askënd. Kjo është mjekësi fals - por çfarë të bëjmë me një njerëzim fals?

Mjeku dhe infermierja indiane nuk kanë asnjë instrument, vegla të sofistikuara, rrezet –X apo gjërat e tjera, ata madje nuk kanë as stetoskop. Ata vetëm e kontrollojnë rrahjen e zemrës suaj – dhe kjo ka funksionuar përkryeshëm për mijëra vjet, ata do të përpiqen ta harmonizojnë rrahjene e zemrës tuaj. Ilaçet e tyre do të ndihmojnë zemrën tuaj të ketë rrahje të harmonizuara, dhe përnjëherë sëmundja do të zhduket. Ju mendoni se sëmundja është shëruar – por sëmundja ishte vetëm një simptom.

Kjo është arsyeja pse në Ayurveda ata kanë mundur të heqin dorë plotësisht nga operacioni: kjo e kishte reduktuar njeriun në një makinë. Kur gjërat mund të bëhen shumë më lehtë me minerale, me ilaçe bimore, gjëra të

natyrshme, pa helmimin e organizmit të njeriut, atëherë pse panevojshëm t'i jepen njeriut helmet? - Të cilat do të kenë efektet e tyre anësore!

Ndoshta kjo është një nga arsyet pse mjekësia është rritur dhe evoluar ... dhe krah për krah sëmundjes shkon duke u rritur. Ju e mjekoni një sëmundje, por ju e mjekoni atë me helm, sëmundja do të shkojë, por helmi do të mbetet në organizëm. Dhe se helmi do të vazhdojë të krijojë vetë efektet e veta. Pra, të gjitha ilaçet bimor, të gjitha mineralet dhe gjëra të tilla si homeopatia duhet të kombinohen.

Ajo duhet të jetë vetëm një shkencë me degë të ndryshme, dhe mjeku vendos se në cilat degë duhet të dërgohet ai njeri. E jo të përdoren thënjet e dikujtë: "Ti nuk je i sëmurë"; kjo fare nuk duhet të merret parasyshë. Ai thjesht do ta ndërrojë doktorin, që është i vetmi efekt. Ai e kërkon mjekun i cili i thotë: "Ti ke sëmundje."

E kam shfrytëzuar njohjen e një sharlatani. Ai ishte njeri shumë i mençur. Në momentin kur keni hyrë në ordinancën e tij, para se ta takone atë ju është dashur të kaloni nëpër laboratorin e tij. vetëm për të krijuar një përshtypje tek ju se ai ka një laborator të madh me instrumente të çuditshme…dhe ai nuk do t'i përdorë gjërat e zakonshme.

Për shembull, ai nuk do të përdorë stetoskop për të kontrolluar rrahjet e zemrës suaj. Ju do të duhet të shtriheni në një tavolinë ... ajo nuk ishte asgjë pos dy shishe të mëdha me ujë me ngjyra të ndryshme në to, dhe të uji fillonte të derdhej poshtë e lart me rrahjen e zemrës suaj – stetoskopi është i punuar ndryshe. Ju jeni shumë të impresionuar se sa vetëm me një stetoskop të zakonshëm. Ai shikon, dhe ju jeni të shikuar ....

E kam pyetur: "Pse i bën të gjitha këto marrëzira?" Ai e kishte punuar tërë laboratorin në mënyrë që pacienti ta vras kohën derisa ai ta kontrollojë. Ai tha: "Vetëm shkaku i psikologjisë njerëzore. Ata nuk kanë nevojë për mjekim".

Është zbuluar me shumë eksperimente se Alopatia është e suksesshme në shtatëdhjetë përqind të rasteve; homeopatia gjithashtu është e suksesshme në shtatëdhjetë përqind të rasteve; ayurveda gjithashtu është e suksesshme në shtatëdhjetë përqind të rasteve, edhe akupunktura është e suksesshme në mënyrë të njëjtë. Kjo është e çuditshme: kjo duket për pak njerëz -

shtatëdhjetë për qind - janë të gatshëm të të shërohet, dhe çdo lloj i mjekësisë ndihmon.

Disa njerëz e kanë humbur vullnetin për të jetuar; atëherë nuk ka ilaç që mund të ndihmojë sepse thelbi i vullnetit për të jetuar nuk është më aty. Ata veç kanë vdekur, ata janë duke e pritur vetëm kohën e varrimit. Këta njerëz nuk kanë nevojë për mjekësi, ata kanë nevojë për një lloj tjetër të terapisë që u jep atyre vullnet të jetojë përsëri. Ky është kushti fundamental i tyre - vetëm atëherë çdo ilaç tjetër do të ndihmojë.

Të gjitha këto gjëra duhet të jenë të kombinuara së bashku në një sintezë, një tërësi, dhe njeriu mund të çlirohet plotësisht nga sëmundjet. Njeriu do të jetë në gjendje të jetojnë së paku tre njëqind vjet, që është një vlerësim shkencor. Trupi i tij ka mundësi për të shkuar në rinovimin e vetë për treqind vjet. Pra, çfarëdo që kemi bërë në esencë është gabim sepse njeriu vdes në moshën shtatëdhjetë vjeçe.

Dhe ka prova ...

Në një pjesë të Kashmirit e cila tani është pjesë e Pakistanit – Pakistani e ka okupuar atë - njerëzit jetojnë shumë lehtë deri njëqind e pesëdhjetë vjet. Në Rusi ka shumë njerëz të cilët janë njëqind e pesëdhjetë vjeç, dhe ka njerëz që kanë arritur edhe njëqind e tetëdhjetë.

Tani, ushqimet e këtyre njerëzve, shprehit e tyre duhet të jenë të studiuar, dhe ato ushqime dhe ato shprehi duhet të bëhen të njohura.

Një person njëqind e tetëdhjetë vjeç në Rusisë sovjetike, në një pjesë të veçantë të Kaukazit, ende punon në fushë ashtu si çdo njeri i ri, ai nuk është edhe i vjetër. Ushqimin e tij, mënyra e tij e jetesës duhet të studijohet thellësisht. Dhe ka shumë njerëz në këtë zonë - vetëm në atë zonë, Kaukasit ... Kjo zonë ka prodhuar njerëz vërtetë të fortë. Vetë Jozef Stalin ishte nga ajo zonë, Gjorgj Gurdxhief ishte nga ajo zonë - e jashtëzakonshme e njerëzve të fortë.

Mjekësia ka nevojë për një orientim krejt të ri. Tash është e mundur, sepse çdo gjë është e njohur se çka ka ndodhur rreth botës, ne vetëm thjesht nuk duhet të paragjykojmë nga fillimi.

**Pyetja e dytë**

DUKET SE SA HERË QË ËSHTË SHPALLUR SUKSESI, SËMUNDJET E REJA SI DËMTIMI I ZEMRËS, KANCERI DHE AIDS JANË SHFAQUR. PSE KJO ËSHTË KËSHTU?

Njerëzit të cilët bëjnë, hulumtojnë ilaçe të reja vazhdojnë me shpalljen e sukseseve të reja në fushat e tyre. Por sukseset e tyre në punën kërkimore shkencore nuk ka të bëjë asgjë me atë që njerëzimi është duke bërë vazhdimisht, ato janë të palidhura.

Për shembull, homoseksualiteti ka krijuar AIDS. Shkencëtarët nuk janë përgjegjës për këtë. Mjeku nuk është përgjegjës për këtë, por në një farë mënyre kjo e ka mbështetur shkaku themelor që e krijon homoseksualitetin. Për shembull, asnjë person mjekësor nuk e ka fituar çmimin Nobel që ka guxim të thotë se beqaria është e panatyrshme, dhe se herët a vonë ajo do të krijojë probleme.

Problemi është se shkencëtari është gjithashtu një qenie njerëzore e zakonshme, ai është një katolik, ai është një hindu, ai është një musliman. Në laboratorin e tij, derisa ai është duke bërë punën e tij ai nuk është një katolike, ai nuk është një musliman. Por jashtë punës së tij kërkimore ai është vetëm një njeri i zakonshëm me të gjitha paragjykimet dhe kushtëzimet. Edhe pse ai e di shumë mirë nëpërmjet hulumtimeve të tij shkencore se beqari nuk është e mundur, dhe nëse ju përpiqeni për të pamundur që ju do të futeni në vështërsira ....

Të gjitha religjionet kanë predikuar beqarinë.

Beqaria është shkaktare e homoseksualitetit.

Homoseksualiteti ka sjellur sëmundjen e AIDS. Shkencëtart duket të kenë mjaft kurajo për ta hequr qafe kushtëzimin e tij.

Unë kam parë mjekë që i kanë sugjeruar studentët se nëse ata masturbojnë do të verbohen…e që është absurditet i dukshëm. Askush nuk është verbuar shkaku i masturbimit, dhe ata që janë verbuar nuk janë verbuar shkaku i masturbimit. Ata sugjerojnë se ju do të bëheni një idiot, të retarduar, inteligjenca juaj nuk do të rritet.

Profesioni mjekësor është gjithashtu pjesë e interesave të ndryshme. Ata e dinë shumë mirë se nuk ka asnjë lidhje në mes verbërimit dhe masturbimit. Ata e dinë shumë mirë që kur një djalë i mbush katërmbëdhjetë vjet ai është i gatshëm nga natyra për të riprodhuar, se një vajzë kur i mbush trembëdhjetë është e gatshme të bëhet nënë.

Ne i ndalojmë këta njerëz për gati dhjetë vjet: tash, si do të qëndrojnë ata beqar për këto dhjetë vjet?

Në vend se të ndihmohen fëmijët e gjorë, në vend se ata të orientohen drejt, ata ua kanë krijuar frikën …për shekuj me radhë, pikërisht jetojnë në frikë. Dhe ata do të masturbojnë – masturbimi nuk do të ndalet me asgjë – por tash kënaqësia e masturbimit nuk do të jetë aty. Ata do të masturbojnë me frikën se së shpejti ata do të jenë të verbër dhe se inteligjenca e tyre nuk do të rritet. Ata nuk do të verbohen, por nëse ata e pranojnë idenë se inteligjenca e tyre do të vuajë – jo shkaku i masturbimit, por për shkak të idesë së mbjellur në mendjen e tyre.

Një shjegim i shkencës mjekësore duhet t'iu tregohet vajzave dhe djemëve: "Tash ju jeni të gatshëm sa i përketë natyrës, por shoqëria nuk është e gatshme. Shoqëria dëshiron që ju të jeni të arsimuar, shoqëria ka nevojë që ju të arsimoheni, dhe këto dhjetë vjet e ardhshme do të jenë të vështira për ju." Dhe djemtë e vajzat duhet t'i thonë shoqërisë që t'jua bëjnë sa më shumë që është e mundur të lehta këto dhjetë vjet.

Kur kontraceptivët janë aty, çfarë është kuptimi…? Pse të mos lejohen vajzat dhe djemtë të kenë strehet e njëjta? Ata duhet të lejohen të çojnë dashuri; në fakt kjo do t'iu jap përvojë të madhe në jetë. Takimi me shumë djem, takimi me shumë vajza, ata do të kenë idenë e caktuar se çfarë lloji të gruas ata do ta pëlqenin për të zgjedhur kur ata duan të martohen, apo çfarë llji të burrit ato do të dëshironin për të zgjedhur. Në gjëra të vogëla që ne presim përvojë…

Pata aplikuar për postin e redaktorit në një gazetë. Pronari më intervistoi dhe pyetja e parë ishte: "A keni punuar diku si redaktor?"

Unë i thashë: "Çfarë lloj pyetje e pakuptimt është kjo? Kudo që të shkoj, do të jetë hera e parë. Kjo do të thotë që unë kurrë nuk mund të punojë si një redaktor. Diku unë kam për të filluar, pse të mos jetë këtu? Diku më duhet të fillojë pa përvojë, e nëse kudo është e nevojshme përvoja, atëherë Perëndia

është fajtor. Ai duhet të dërgojë njerëz – daktilograf të trajnuar, redaktorë të trajnuar, gazetarë të trajnuar me çertifikata.”

Plaku u shokua kur i thashë: “Kjo është marrëzi e thjeshtë. Kjo nuk është një intervistë. Ju po ma jepni shansin: dikush ka për të më dhënë mundësin i pari.”

Ai mendoi për një moment dhe tha: “Logjika e juaj është e drejtë. Unë kurrë nuk kam menduar për këtë. Unë kam pyetur çdo kandidat: ‘Cila është përvoja juaj?’ - Dhe ata të gjithë më treguan përvojën e tyre. Ju jeni i pari që ma treguat marrëzinë time. Ju jeni pranuar. Natyrisht, diku ke për të filluar, kështu që pse jo këtu?”

Në gjëra të vogëla ju kërkoni me pas eksperiencë. Në lidhje të gjata dashurie – takimin e burrit dhe gruas për të jetuar së bashku, të keni fëmijë, të krijojni brez të ri – ju nuk mërziteni për përvojën. Në vend të kësaj vetëm e kundërta është këmbëngulëse: vajza duhet të jetë e virgjër. A mund ta shihni marrëzinë e këtij mendimi?

Rreth djemëve ata janë më pak të rrept, sepse ata i njohin djemtë – ata nuk mund të mbesin të virgjër. Ju do të befasoheni kur të mësoni se as vajzat nuk mund të mbesin të virgjëra; kjo është kundër natyrës. Në mesjetë vajzat shkonin tek mjeku për të bërë një virgjëri të rreme në mënyrë që kur për të parën herë burri të çojë dashuri me atë, ai të mbetet i kënaqur që vajza ishte e virgjër. Mjekët merrni masa që vajza të duket si e virgjër. Por çfarë lloj falsifikimi, një shoqëri të rreme në të cilën jetojmë?

Nuk mund të bëhet ndonjë kontroll në djem sepse kjo është shumë e vështirë, nuk ka asnjë mënyrë për të ditur nëse djali është i virgjër apo jo. Por, për vajzën ka një mënyrë: është një copë e vogël, një ndarëse e hollë e lëkurës që duhet të mbetet e papëlcitur, e nëse kjo është e pëlcitur ajo ka humbur virgjërinë e saj. Por çdo mjeku mund ta mjekoj këtë me një ndarëse të hollë plastike, dhe pastaj të mashtrojë burrin e pamend dhe traditën e tërë. Dhe kjë është bërë në të gjitha vendet ku është respektuar virgjëria. Unë kam dëgjuar se këtu në Greqi është një nga gjërat më të mëdha, edhe pse është e pamunudr të gjendet një e virgjër e vetme.

Këto dhjet vjet janë me rëndësi të madhe, sepse djemtë dhe vajzat mund të kenë përvoja të pasura. Duke i njohur të tjerët, ata mund të mendojnë se cili

do të jetë personi i duhur, cili lloj i kualitetit do të jetë kualitet i duhur, me kë ata ndihen shumë më intim.

Nëse profesioni mjekësor është me të vërtetë shkencore ai do t'ju tregojë shoqërisë se vajzat dhe djemtë duhet t'i jepet liri për të eksperimentuar para se të vendosin për jetën e tyre të bërbashkët. Kjo do të shmangë masturbim, kjo do të shmangë homoseksualitetin, kjo do të shmangë lesbianismin - dhe kjo do të shmangë AIDS.

Ata duhet t'ju tregojnë djemëve dhe vajzave: "Ju do ta keni çdo kujdes. Ka kontraceptiv për gra" – pilulat ekzistojnë prej shumë vitesh, dhe tash kohëve të fundit janë bërë pilula edhe për burra gjithashtu – "kështu që me një pilulë ju mund të jeni plotësisht të sigurtë."

Virgjiniteti nuk është fakt real, pilula është gjë konkrete.

Ata duhet t'i thonë studentëve: "Ju keni për të pasur përvojë." Ata duhet t'i thonë shoqërisë: "Kërkesat tuaja janë të panatyrshme, dhe frikat tuaja janë plotësisht të rreme."

Atëherë do të ketë një sukses paralel: shpikjet e tyre të reja nuk do të hidhen menjëherë në det prej sëmundjeve të reja. Dhe në lidhje me zbulimet e tyre …ata kanë për të kujtuar njeriun e tërë. Për pesëdhjetë vjet ata kanë ndryshuar kaq shumë ilaçe, sepse ata kanë zbuluar për të krijuar sëmundje të reja.

Kur një ilaç së pari zbulohet atëherë në qarqet shkencore është një eufori e madhe: "Tash ne kemi zbuluar diçka për sëmundjen!" Por ata nuk mendojnë se ky ilaç mund të ketë efekte e veta, afat-shkurtër, afat-gjatë - dhe kjo është ajo që po ndodh. Ilaqet po prodhohen gjithnjë e më shumë, dhe askush nuk i del mbarë me to…sepse rezultati mund të vijë ndoshta pas njëzet vjetësh, dhe pas njëzet vjetësh ju mund ta gjeni një sëmundje të re që ngjanë në ju sepse ilaçi nuk ka qenë natyral, ai nuk ka qenë në harmoni me kozmosin. Ai u shpik vetëm nga një njeri për një sëmundje të caktuar duke mos marrë parsysh gjithë jetën e njeriut, dhe duke mos menduar për efektet e më vonshme, nënproduktet e këtij ilaçi mund të jenë.

Profesionistët mjekësor duhet të jenë më të përgjegjshëm. Ky nuk është vetëm një profesion, ky duhet të jetë shumë më i mëshirshëm. Dhe para se të eksperimentojnë me qenie njerëzore, ata duhet të punojnë me ilaçe e tyre dhe

duhet të jenë të kënaqur plotësisht se këto ilaçe nuk do të krijojnë efekte të këqija, kurrë.

Por shoqëria është e çuditshme, ajo jeton në tradita dhe zakone. Për shembull, alkooli është i ligjshëm, edhe pse ai me siguri ka efekte të këqija në mëlçi, në tru, dhe të bën të varur, personi fillon të devijojë. Por pasi që Krishtërimi në çdo mënyrë orientohet drejt Jezusit, e ai kishte pirë verë, natyrisht kjo është diçka shpirtërore. Kjo nuk guxon të bëhet e jashtligjshme – të konsiderohet vera e paligjshme do të thotë se Jezusi ka bër vepra kriminale - por marihuana, e cila nuk ka efekte të këqija siç pohojnë shkencëtarët, konsiderohet e paligjshme.

Por shkencëtarët duken se janë njerëz shumë frikacak. Ata duhet t'i thonë qartë botës se marihuana nuk ka efekte të këqija, dhe se kjo mund të jetë edhe e dobishme, se ajo mund t'i jep njerëzve relaksim, gjumë të mirë - dhe nuk ka asnjë varësi të nesërmen. Ne duhet t'i heqin qafe traditat e kalbura. Dhe në qoftë se marihuana ka efekte të këqija, këto efekte mund të hiqen nga ai; sintetika diçka si LSD mund të bëhet e përsosur.

Nëse njerëzit jetojnë në mjerim dhe nuk janë në gjendje të gjejnë një mënyrë e të medituarit për të dalur përtej mjerimit, unë nuk mendoj se atyre nuk duhet t'i lejohet diçka që për momentin e largon mjerimin e tyre, diçka që i bën ata të lumtur për momentin. Ajo është e çastit - por kush e di, përvoja e çastit mund t'iu japim atyre idenë se kjo mund të bëhet e përhershme.

E vetmja mënyrë për ta bërë atë të përhershëm është meditimi. Meditimi është droga e fundit jo-medicinale, pa efekte të këqija. Sigurisht, kjo nuk është diçka që ju duhet ta futni në trupin tuaj dhe organizmin, por është diçka që ju keni për të bërë brenda vetes.

Sëmundjet vazhdojnë të rriten për shkak të mosguximit të mjaftueshëm të shkencëtarëve për ta modernizuar shoqërinë. Shoqëria ka mbetur shumë larg mbrapa. Dhe shkencëtarët nuk janë mjaft të ndjeshëm të shohin se cili ilaçë apo ilaçet e caktuara mund të bëjnë për njerëzit: kjo mund të largojë sëmundjet e caktuara, kjo mund të krijojë shumë më shumë. Shkenca duhet të jetë më vigjilente, më e mëshirshme, më guximtare. Vetëm atëherë është e mundur të parandalohet rritja e sëmundjeve.

Sëmundjet si AIDS, të cilat nuk janë asgjë tjetër përpos vdekje e vonuar…shkencëtarët janë të mendimit që nuk ka pothuajse asnjë mënyrë për të kuruar atë. Kjo nuk është një sëmundje, diçka brenda njeriu ka vdekur.

Shpjegimi im personal është nëse dy burra çojnë dashuri kjo do të thotë se të dy energjitë e ngjashme që përzihen njëria me tjetrën nuk kanë kurrfarë tensionimi. Një tendosje e caktuara është e nevojshme për jetën. Dalngadalë ata humbasin të gjithë tensionimet e nevojshme për jetë, dhe vdekja bëhet absolutisht e nevojshme. Kjo është ajo që AIDS është.

Lesbiket janë akoma të lira…por ato nuk duhet të jenë të lumtura. Është më mirë, të shohin se çfarë iu ka ngjarë homoseksualëve, kështu që ato duhet t'i largohen lesbianizmit. Kjo mund të marrë disa vjetë tjera për lesbianizëm për të krijuar sëmundjen personale – dhe kjo sëmundje do të jetë shumë më e rrezikshme se AIDS, sepse dy energji negative të përziera me njëra-tjetrën janë të detyruar për të krijuar një sëmundje shumë më vdekjeprurëse se dy përzierje të energjisë pozitive njëra me tjetrën.

Negativiteti është pjesë e vdekjes.

Pozitiviteti është pjesë e jetës.

Një burrë dhe një grua duke çuar dashuri sjellin një ekuilibër mes negativitetit dhe positivitetit, mes jetës dhe vdekjes, në mënyrë që kontradiktat midis jetës dhe vdekjes zhduken dhe ata bëhen komplementar. Kjo është e shëndetshme.

**Pyetja e tretë**

A MUND TË JETË MEDITIMI I DOBISHËM PËR NJERËZIT E THJESHTË TË JENË TË SHËNDETSHËM?

Kjo është gjëja më e mirë për t'i ndihmuar njerëzit të jenë të shëndetshëm, sepse kjo ju jep shijen e jetës së përjetshme. Meditimi ju çon në vendin e shenjtë që është mbrenda jush që nuk ka ndonjurë kurrë ndonjë vdekje apo ndonjë sëmundje. Dhe kur ju të bëheni të identifikuar më të – që ju me të vërteti jeni – rezistenca juaj ndaj sëmundjes, plogështisë, medje edhe vdekjes, bëhet jashtëzakonisht e fuqishme. Po, meditimi mund të bëhet një ndihmesë e madhe për shëndetin e njerëzve.

Çdo institut mjekësor ose spital duhet të ketë një seksion të veçantë, një kthin për meditim. Kushdo që është në spital duhet të meditoj. Derisa ai që është duke marrë ilaçe edhe ai gjithashtu mund të meditojë.

Me që ra fjala, ju do të befasoheni kur ta mësoni se fjalët medicinë dhe meditim që të dyjat vijnë nga e njëjta rrënjë, që do të thotë ajo e cila ju jep shëndet. Medicina është mënyrë fizike, meditimi është mënyrë shpirtërore. Shpirtërorja sigurisht është më e lartë, më e fuqishme.

**Pyetja e katërt**

MJEKËT TASH JANË DUKE PROVUAR PËR TA PËRDORUR USHTRIMIN AUTOGJENIK PËR T'I NDIHUMAR PACIENTËT. CILI ËSHTË DALLIMI MIDIS MEDITIMIT DHE USHTRIMIT AUTOGJENIK?

Ushtrimi autogjenik është i mirë, por nuk është meditim. Ushtrimi autogjenik është një relaksim shumë sipërfaqësor, dhe në esencë kjo është mendja mbi trupin, mendja i thotë trupit: "Relaksohu."

Ju shtriheni të qetë, i mbyllni sytë, dhe filloni t'i ndjeni se ku janë pikat e tedosura në trupin tuaj. gjunjët tuaj janë të tendosur dhe ju i urdhëroni të çlodhen; duart tuaja janë të tendosura dhe ju i urëdhroni të relaksohen. Dhe në këtë mënyrë ju kaloni nëpër gjithë trupi,. duke i dhënë çdo pjesë e cila ndihet e tensionuar urdhër për t'u çlodhur. Dalëngadalë, i gjithë trupi juaj ndihet absolutisht i relaksuar.

Kjo është e mirë. Kjo është e dobishme për trupin, por kjo nuk është meditim, sepse ajo është ende mendje që kontroll, ajo është mendje dominuese mbi trupin.

Meditimi është mendje që më nuk kontrollon.

Ushtrimi autogjenik mund të jetë i dobishëm për relaksim fizik, por gjithashtu mund të jetë i dobishëm edhe për të hyrë në meditim. Së pari përdorne mendjen për ta çlodhur trupin, e pastaj në fund i thuani mendjes: "Tash ti relaksohu. Unë jam këtu për t'u kujdesur; ti vetëm pusho."

Kur të jetë mendja relaksuar dhe nuk ka mendje, medim, por vetëm qetësi absolute, heshtje; një bekim i mrekullueshëm lind përbrenda jush. Meditimi është i fundit ....

Ushtrimi autogjenik është vetëm fillimi, por kjo nuk është e keqe - kjo është krejtësisht e mirë. Dhe kjo është një shenjë e mirë që mjekët e gjithë Perëndimi kanë pranuar ushtrimin autogjenik. Kjo është një shenjë e mirë. Herët a vonë ata do të duhet të pranojë meditim gjithashtu.

**Pyetja e pestë**

A MUND TË SHËROHET NJË PERSON I CILI BARTË VIRUSIN E SIDËS?

Jo.

**Pyetja e gjashtë**

ÇFARË DO TË THOTË SHËNDETI I SHENJTË?

Njeriu mund të ndahet, vetëm për këtë shpjegim, në tri pjesë: trupi, mendja, shpirti. Nëse të trija janë përkryeshëm të harmonizuara aty është një mirëqenie në të trijat, ajo bëhet një mirëqenien e përgjithshme e organizmit - fizike, psikologjike, për shpirtërore. Atëherë ai është shëndeti i shenjtë. E tërë qenia juaj ka për të qenë e shëndetshme.

Ka njerëz me trupa të shëndetshëm si Muhammad Ali, por këta njerëz nuk kanë kurrfarë sensi për diçka përtej mendjes. Ata i kanë ushtruar trupat e tyre, trupat e tyre janë kafshë të përsosura. Mendjet e tyre nuk janë aq të zhvilluara. Bertrand Rasell nuk do të jetë i gatshëm për boks, e gjithë ideja është e shëmtuar, kjo është barbare. Trupat e tyre janë në shëndetshëm, dhe të fortë, por vetëm si kafshë. Mendjet e tyre janë shumë të vonuara, përndryshe ata nuk do të ishin në një profesion aq të shëmtuar dhe të dhunshëm.

Aty nuk ka asnjë fjalë për gjendjen e tyre meditative apo qenien e tyre që prekë të përtejmen. Personi i shenjtë është i tërësishëm, i pandarë, një.

Zorba e tij dhe buda e tij janë bërë një.

Hedonizmi i tij dhe shpirtërorja e tij janë bërë një.

# KAPITULLI 21

## Frika për të nesërmen e shkatërron të sotmen tuaj

*1 mars 1986*

**Pyetja e parë**

JU JENI NJË NJERI JASHTËZAKONISHT AQ I MREKULLUESHËM. A ËSHTË KJO ARSYEJA PSE SHUMË MË SHUMË FEMRAT JANË SANNJASIN SESA MESHKUJT? A KA DIÇKA TË VEÇANT QË DONI TË THONI PËR FEMRAT GJERMANE?

Ndoshta ju keni të drejtë. Vetëm një gjë do të doja t'i them gjermaneve: ato duhet të jenë më tërheqëse për t'i joshur pak më shumë meshkujt.

**Pyetja e dytë**

A JANË FERMAT MË GUXIMTARE SE MESHKUJT?

Padyshim se ato janë më të guximshme. Për këtë meshkujt ndijejn xhelozi.

Gruaja është më e dashur, sepse ajo nuk jeton logjikshëm, arsyeshëm, por me emocion dhe zemër të pastër.

Rruga e zemrës është e bukur, por e rrezikshme.

Rrgua e mendjes është e thjeshtë, por e sigurtë.

Mashkulli ka zgjedhur rrugën më të sigurtë dhe më të shkurtë të jetës. Femra ka zgjedhur rrugën shumë më të bukur, më malore, rrugën e rrezikshme të emocioneve, ndjenjave, disponimi. Dhe për këtë shkak deri më tash bota ka qenë e sunduar nga mashkulli, femra ka vuajtur së tepërmi. Ajo nuk ka qenë në gjendje të përshtatet me shoqërinë që mashkulli e ka krijuar sepse shoqëria është krijuar në bazë të arsyes dhe logjikës.

Femra e dëshiron një botë të zemrës.

Në shoqërin e krijuar nga mashkulli nuk ka vend për zemër. Mashkulli duhet të mësojë të jetë më i përzemërt sepse arsyeja e ka çuar tërë njerëzimit drejt një vetëvrasjeje globale. Arsyeja e ka shkatërruar harmoninë e natyrës, ekologjinë. Arsyeja ka dhënë makina të bukura, por ajo ka shkatërruar bukurinë e njerëzimit. Pak më shumë zemër është e nevojshme në çdo gjë.

Derisa unë jam i shqetësuar, rruga deri tek qenia juaj e brendshme është më e afërt nga zemra sesa nga mendja. Mendja është shkurtore nëse dilni jasht, e zemra një rrugë e gjatë. Nëse shkoni brenda, i gjithë kushti ndryshon në të kundërtën – zemra është shkurtore për në qenie, dhe mendja është rrugë më e gjatë se që mund të mendoni.

Kjo është arsyeja pse unë jam gjithmonë për dashuri, sepse nga dashuria ju shumë lehtë mund të arrini në meditim, të arrini në përjetësinë e jetës suaj, të arrini në besimtarin tuaj; kjo është shumë e vështirë të arrihet nga koka. Së pari njeriu duhet të lëvizë drejt zemrës, dhe vetëm atëherë ai mund të lëvizë drejt qeneis.

Theksi im mbi dashurinë ka një arsye themelore shpirtërore. Nga zemra femra mund të lëvizë menjëherë, dhe mashkulli mund të lëvizë drejt zemrës pa ndonjë vështërsi. Ai ka qenë vetëm gabimisht i trajnuar; kjo është vetëm një konditë. Atij iu është thënë të jetë i vështirë, të jetë i fortë, të bëhet burrëror, dhe të gjitha ato marrëzira. Asnjë mashkull nuk qanë dhe nuk e lejon pikëllimin e tij apo gëzimin të kalojë përmes lotëve sepse atij iu është thënë derisa ka qenë fëmijë se lotët janë për femra, kjo është vajzore. Burri kurrë nuk qanë dhe nuk vajton.

Duke e shikuar natyrën, të gjitha gjërat duken absurde. Në qoftë se kjo ishte kështu, në qoftë se ishte qëllimi i natyrës, atëherë sytë e njeriut do të duhej të ishin të ndërtuara në një mënyrë tjetër, ato nuk do të duhej të kishin gjëndra lotësh. Meshkujt kanë gjëndra lotësh njëjtë siç kanë femrat.

Cili është qëllimi i atyre lotëve? Ato janë të nevojshme, ato janë një gjuhë jashtëzakonsht e rëndësishme. Ka momente kur ju nuk mund të shpreheni, por lotët tuaj mund të flasin. Ju mund të jeni përplot me gëzim, dhe lotët vijnë në sytë tuaj. Lotët janë gjithmonë simbol i përvojës së tejmbushur. Ju mund të jeni aq shumë të trishtuar se fjalët nuk mund ta përfshinë atë, lotët do t'ju ndihmojnë. Kjo është një nga arsyet pse femrat çmenden më pak se meshkujt, sepse ato janë të gatshme të qajnë e të vajtojnë dhe të hedhin gjëra në çdo moment; përkohësisht ato mund të çmenden për çdo ditë.

Mashkulli vazhdon me akumulimin, dhe një ditë ai eksplodon – në shumicë. Femrat çmenden me pakicë, e që është një mënyrë e mençur, që të përfundohet çdo ditë. Pse të akumulohet?

Meshkujt bëjnë vetëvrasje shumë më shumë se femrat. Kjo është shumë e çudishme. Femrat flasin shumë më shumë se meshkujt se do të bëjnë vetëvrasje, por kurrë nuk e bëjnë. Meshkujt kurrë nuk thonë se do të bëjnë vetëvrasje, por bëjnë më shumë, sasia është e dyfishtë. Mashkulli vazhdon me përmbajtjen, vazhdon me mbajtjen e një fytre të caktuar e cila është e rreme. Dhe për gjithçka ka një limit, dhe vjen në pikë ku ai më nuk mund ta mbaj atë fytyrë dhe gjithçka e rreme bjen dhe prishet.

Mashkulli duhet të mësojë të jetë më i përzemërt sepse nga zemra shkon rruga për në qenie. Femra është në pozitë më të mirë, ajo direkt nga zemra nuk të shkojë në qenie. Por në vend se të njoh këtë kualitet të madh të femrës, mashkulli e ka dënuar femrën. Ndoshta ka arsye; ndoshta ai ishte i vetëdijshëm disa epërsive të femrës – superioritetit të dashurisë. Nuk ka logjikë që mund të jetë më e lartë se dashuria, dhe nuk ka mendje që mund të jetë më e lartë se zemra. Por mendja mund të jetë shumë vrasëse, mendja mund të jetë shumë e dhunshme, dhe kjo është ajo që mendja ka bërë për shekuj me radhë.

Mashkulli e ka rrahur femrën, e ka shtypur femrën, e ka denuar femrën. Dhe duke mos ditur se duke i dënuar femrat, duke i shtypur ato bëhen inferiore, gjysma e njerëzitmit është privuar nga e drejta për ngritjen e vetëdijës. Edhe ju jeni të privuar, sepse keni mund të mësoni artin e lëvizjes përpara nga gjysma e universit. Ju gjithashtu keni mundur të lëvizni ne të njëjtën mënyrë, në të njëjtën rrugë. Liria e fermave gjithashtu është edhe liria e meshkujëve. Kjo është liri më e madhe për meshkuj sesa për femra.

Po, femrat kanë më shumë dashuri, por ato duhet edhe të bëhen të vetëdijshëm për anën tjetër të medaljes. mashkulli ka logjikë. Ana tjetër mund të jetë e palogjikshme. Kjo nuk është e rrezikshme, ky është vetëm një gabim, por mund të korrigjohet. Kjo është arsyeja pse unë tha se rruga e zemrës është e bukur, por e rrezikshme.

Anën tjetër e dashurisë është urrejtja, nga ana tjetër e dashurisë është xhelozia. Pra, nëse një grua zihet në urrejtje dhe xhelozi, e gjithë bukurinë e

dashurisë vdes dhe ajo mbetet vetëm me helmet në duart e saj. Ajo do të helmojë veten dhe ajo do të helojë të gjithë që janë përreth.

Për të qenë të dashuruar duhet të jeni shumë të vëmendshëm, sepse mund të bini në gropën e urrejtjes e cila është shumë, shumë afër. Çdo maje e dashurisë është shumë afër; lugina e errët e urrejtjes nga të gjitha anët e rrethon majën – ju shumë lehtë mund të rrëshqitni.

Ndoshta kjo është arsyeja pse shumë femra vendosin të mos dashurohen. Ndoshta kjo është arsye që mashkulli ka vendosur të jetojë në kokë dhe t'i harrojë të gjithë për zemërn…sepse ajo është aq e ndjeshme, ajo ndihet shumë lehtë e lënduar, disponimi i saj ndryshon si ndryshimi i klimës.

Ai i cili me të vërtetë dëshiron të mësojë artin e dashurisë ka për t'i kujtuar të gjitha këto gjëra, dhe ka për ta shpëtuar dashurinë e tij nga rënja në të gjitha këto kanale të urrejtjes, xhelozisë, përndryshe, qenia do të vazhdojë të bëhet e pamundur - më e pamundur se sa është nga koka.

Femra duhet ta kapërcej xhelozinë, duhet ta kapërcej urrejtjen.

Mashkulli duhet ta kapërcej logjikën dhe të bëhet pak më shumë i dashur.

Logjika mund të përdoret, por është utilitare. Në punën shkencore, është e dobishme, por jo në marrëdhëniet njerëzore. Mashkulli duhet të jetë i kujdesshëm që logjika mos të bëhet rrugëa e tij e vetme, por ajo të mbetet vetëm një instrument që ai e shfrytëzon dhe e lë mënjanë. Femra duhet të jetë e vetëdijshme që ajo të mos bie në urrejtje, xhelozi, zemërim, sepse do të shkatërrojë thesar e saj më të çmuar të dashurisë. Dhe të dytë duhet të lëvizin më thellë në dashuri, sa më thellë që ata lëvizin në dashuri, aq më afër do t'i afrohen qenies.

Qenia nuk është shumë larg, por është pjesë e thellë e dashurisë, një dashuri e cila është absolutisht e pastër, pa kushte. Një dashuri e cila është absolutisht vigjilente, e vetëdijshme, ndërgjegjshme, menjëherë kthehet në një revolucion të madh, hap dyert e shenjta për t'u bërë më e thellë.

Për të arritur në vetë qendrën tuaj duhet kapur të gjitha që jeta ju jep – gjithë aromën, gjithë bukurinë, gjithë gëzimin, gjithë bekimet.

**Pyetja e tretë**

ZORBA DHE BUDA JANë MESHKUJ. SI DO TA PËRSHKRUANI VIZIONIN TUAJ PËR NJË FEMËR?

Zorba dhe Buda përshkruajnë njerëzimin.

Por pyetja juaj është e rëndësishme, unë mund të emërojë një grua në vend të Zorba. Buda, sigurisht, është një kualitet. Kjo thjesht do të thotë një i ndritur, por nuk ka të bëjë me burrë dhe grua.

Në vend të Zorba unë do të doja t'i jap një emër, Irene Pappas. Ajo do të jenë këtu në fundjavën e ardhshme, kështu që unë do ta prezantoj. Zorba është vetëm një trillim, por ajo nuk është. Ajo është një realitet, por ajo i ka të gjitha cilësitë e Zorba. Në film grek ZORBA ajo luajti rolin e gruas së ve të cilët u gjuajt me gurë nga njerëzit, sepse ajo nuk sillej sipas mënyrave tradicionale ortodokse. Ajo ishte ende e dashuruar.

Mendimi tradicional është që kur të vdes burri juaj edhe ju gjithashtu jeni të vdekur. Kjo ishte më e mirë në Indi – të paktën ata kanë përdorur për ta djegur gruan së bashku me burrin. E shëmtuar, çnjerëzor, krejtësisht primitive, por shikuar nga një kënd tjetër, shumë e mëshirshme, përndryshe, ajo do të vuante ndoshta pesëdhjetë apo gjashtëdhjetë vjet, një jetë e vdekur.

Dhe kjo ishte situata e gruas së ve në ZORBA GREKE. Ajo ishte një grua rebele; Pappas luajti rolin e gruas së ve dhe ajo ka vazhduar të ketë afera dashurie. Jeta do të thotë dashuri. Nëse ju nuk mund ta duani, nuk ju lejohet të merrni frymë.

Dashuria është qenia juaj e brendshme. pikërisht ajo frymë është për trupin tuaj.

Irena Pappas kurrë nuk më ka takuar, por ajo ndjen një lidhje të thellë shpirtërore me mua, dhe ajo do të jetë këtu midis jush. Ajo ende nuk është një Buda, por unë shpresoj se ajo do të bëhet Buda para se të vdes.

**Pyetja e katërt**

ÇFARË MENDONI PËR VAZHDIMIN E NJË SEKS GREVE PËR T'I PARANDALUAR TË GJITHA MARRËZITË E PAKUPTIMTA QË KA KRIJUAR MASHKULLI?

Një ide shumë e madhe; por problemi është se seksi nuk është nevojë vetëm për meshkuj, edhe femrat kanë nevojë për të gjithashtu. Greva nuk do të jetë vetëm kundër meshkujëve, ajo do të jetë edhe kundër femrave gjithashtu. Tash pse të shkohet në një seks grevë kur kontraceptivët janë në dispozicion? Në vend se të bëhet një seks luftë, një grevë, pse mos të bëhet ajo një lojë, një kënaqësi?

Ne i kemi të gjitha metodat, ilaçet, kështu që femra nuk duhet të ngelë shtatëzën. Kjo kishte krijuar tërë problemin. Kjo me të vërtetë është një marrëveshje e çuditshme e ekzistencës që vetëm femra të mbetet shtatzën. Nëse unë do të kisha vendos, do të kishte qenë rotacion – një kohë mashkulli do të kishte me qenë i mbarsuar, një kohë femra do të kishte me qenë e mbrasuar dhe bota do të ishte bërë një klub rotativ!

Por pilulat kanë bërë thuajse atë që kishte munguar në natyrë. Tash asnjë grua nuk mund të mbrasohet kundër vullnetit të saj, dhe nëse nuk ka asnjë shtatëzani, seksi mbete vetëm zbavitje, dhe ju nuk do të protestoni kundër zbavitjes.

Merrne atë joseriozisht, merrne atë me shaka. Seksi mund të bëhet një fenomen i bukur në qoftë se shtatzënia nuk është e përfshirë në të, dhe që mund të shmanget.

Kështu që unë nuk mendoj se ka ndonjë nevojë për të shkuar në grevë, që do ta bënte gjithë botën shumë të trishtuar. Të gjithë meshkujt do të bëheshin britanik, të gjitha gratë do të bëheshin gjermane, dhe ekzistenca do të jetë në një situatë shumë të trazuar. Dhe një grevë tridhjetë-vjeçare nuk mund të thyer lehtë, ajo do të bëhet natyra juaj e dytë, tridhjetë vjet është gati gjysmën e jetës suaj - ajo do të bëhet shprehi e juaj.

Jo, unë nuk jua sugjeroj këtë – edhe pse ideja është e madhe, por vetëm si një ide – mos e praktikoni atë. Në praktikë, përdorni pilulat dhe le të bëhet seksi një argëtim i rastësishëm midis miqëve. Një lidhje dashurie joserioze.

**Pyetja e pestë**

SIPAS MENDIMIT TIM, JU JENI HUMORISTI MË I MADH I GJITHA KOHËRAVE. ËSHTË E VËRTETË KJO?

Së paku për ju është e vërtetë. Për të tjerët, unë nuk e di se çfarë mendojnë ata, njerëzit kanë mendime të ndryshme për mua. Mua më pëlqejnë të gjitha llojet e mendimeve. Ndoshta ju keni të drejtë, kjo është arsyeja pse unë mund edhe të gëzohem kur njerëzit më quajnë njeriu më famëkeq në botë. Unë kënaqem në këtë, të paktën unë jam ende njeri më FAMËKEQ në botë. Kush mërzitet se a është i njohur, i famshme, respektohet ose nuk respektohet? Një gjë është e sigurtë, se ai duhet të jetë MË i botës - atëherë ju mund ta vendosni çfarëdo prapa tij! Unë absolutisht pajtohem.

**Pyetja e gjashtë**

A JANË SANNJASINËT TUAJ SHTRIGAT E KOHËS MODERNE?

Kjo është e vërtetë! Gjithkush mund ta shoh këtë. Fjala "shtrigë" do të thotë grua e urtë, dhe ku mund të gjeni tjetër kund gra të mençur përveç se në vendin tim? Unë kam shtuar diçka më shumë ....

Në kohët e lashta shtrigat ishin të gjitha plaka – shtrigat e mia të gjitha janë të reja! Ato të gjitha ishin të pista dhe dukeshin të neveritshme – shtrigat e mia janë të bukura. Unë e kam modifikuar idenë.

**Pyetja e shtatë**

A ËSHTË E MUNDUR TË JETOHET PA XHELOZI NËSE NJËRI ËSHTË I NDRITUR?

Është e mundur. Nëse jeni të ndritur atëherë pyetja e xhelozisë nuk lindë fare; atëherë është e pamundur me pas xhelozi. Ju vetëm duhet të shikoni në shkaqet e xhelozisë.

Çfarë ju bën xheloz? – posedimi. Xhelozia vetvetiu nuk është rrënja. Ju e doni nje grua, e doni një burrë, ju doni që ta posedoni burrin apo grua vetëm nga frika se ndoshta nesër ai mund të shkojë me dikë tjetër. Frika e së nesërmës shkatërron të sotmen tuaj, dhe ky është një rreth vicioz.

Në qoftë se çdo ditë është shkatërruar për shkak të frikës nga e nesërmja, herët a vonë burri do të shikojë të kërkojë një tjetër grua sepse ju jeni bërë vetëm dhimbje në qafë. Dhe kur ai fillon të kërkojë një tjetër grua ose fillon të kalojë me një grua tjetër, ju mendoni se xhelozia juaj ka dëshmur drejtë. Në fakt xhelozia juaj është ajo që ka krijuar të gjithë këto gjëra.

Pra, e para që duhet të mbahet mend është: Se nuk duhet shqetësuar për të nesërmen; e sotmja mjafton. Dikush ju do…le të jetë kjo një ditë gëzimi, një ditë feste. Me qenë aq të tërësishëm në dashuri sot kështu që totaliteti juaj dhe dashuria juaj do të mjaftojnë që burri të mos largohet nga ju. Xhelozia juaj do ta largojë atë; vetëm dashuria juaj mund ta mbajë atë pranë jush. Xhelozia e tij do t'ju largoj; dashuria e tij mund t'ju mbaj pranë tij.

Mos mendoni për nesër. Në momentin që ju mendoni për të nesëremen jetesa e të sotmes ju mbetet në gjysmë të zemrës. Vetëm jetoni për sot, dhe lereni të nesërmen, ajo do ta merr kursin e vetë. Dhe mbane mend një gjë, nëse e stomja ka qenë një përvojë aq e mrekullueshme, aq e bekuar – nga e sotmja lindë e nesërmja, kështu që pse të mërziten për këtë?

Nëse një ditë burri të cilin ju e keni dashtë, gruaja të cilën e keni dashtë e gjen dikë tjetër – thjesht është njerëzore me qenë i lumtur, por gruaja juaj është e lumtur me dikë tjetër – kjo nuk bënë kurrfarë dallimi nëse ajo është e lumtur me ju apo me dikë tjetër, ajo është e lumtur. Dhe nëse ju e doni atë aq shumë si mund ta shkatërroni lumturinë e saj?

Një dashuri e vërtetë gjithmonë do të jetë e lumtur në qoftë se partneri ndihet i gëzuar me dikë tjetër. Në këtë situatë - kur një grua është me dikë tjetër, dhe ju jeni ende të lumtur dhe ju jeni ende mirënjohës i asaj gruaje dhe ju i thoni gruas: Ti ke liri absolute, vetëm të jesh plotësisht e lumtur, kjo është lumturia ime. Se me kë ti je e lumtur kjo s'është me rëndësi, ajo që është e rëndësishme është lumturia jote." – mendimi im është se ajo nuk do të mund të qëndroj larg nga ju për një kohë të gjatë, ajo do të kthehet. Kush mund ta lë një burrë të tillë apo një grua të tillë?

Xhelozia juaj shkatërron gjithçka.

Posedimi juaj shkatërron githçka.

Para se të ndriteni ju duhet ta kuptoni se çfarë fitoni nga xhelozia ju digjeni në zjarr: sa më shumë që bëheni xheloz dhe të zemëruar dhe të urrejtshëm, më shumë do të jeni të hedhur nga personat tjerë dhe do largohen nga ju. Kjo është një aritmetikë e thjesht e cila nuk do të ndihmojë; ju i shkatërroni të njëjtat gjëra të cilat doni t'i ruani. Kjo thjesht është idiotike – kjo është gjermane!

Duhet përpjekur për të kuptuar një fakt të thjeshtë se qëniet njerëzore janë qenie njerëzore. Secili mërzitet me të njëjtin person në një kohë të caktuar. Bëhuni real, mos jetoni në trillime. Secili ngopet me të njëjtin person në një kohë të caktuar. Kjo nuk do të thotë se dashuria e tij është zhdukur, kjo thjesht do të thotë një ndryshim i vogël është i nevojshëm. Kjo është e mirë për shëndetin e tij, kjo është e mirë për shëndetin tuaj. Të dyve ju duhet një pushim njëri prej tjetrit. Pse kjo të mos bëhet vetëdijshëm: “Ne jemi të robëruar. Çfarë mendon për një pushim një javorë? Unë të dua ty, ti më do mua, kjo është aq e sigurtë saqë nuk ka frikë në të.”

Përvoja ime personale është që pas pushimit një ditë ju do të bini në dashuri me njëri-tjetrin në një nivel më të lartë dhe më të thellë, sepse tani ju do të shihni se sa ju e doni njëri-tjetrin: ju nuk mund ta shikoni edhe trishtimin që vjen natyrshëm, duke jetuar së bashku. Mos e posedoni njëri-tjetrin. Mbane lirinë paprekshëm në atë mënyrë që ju të mos ndërhyni në botën private të njëri-tjetrit dhe respektone dinjitetin e personit tjetër.

Pasi që kjo është ndjerë, nganjëherë në një kohë të caktuar ju mund të shkoni në pushime të ndara, do të ktheheni përsëri dhe nuk ka nevojë me qenë të shqetësuar. Ju do të befasoheni kur të kthehet gruaja juaj pasi që ka jetuar për shtat ditë me dikë tjetër, dhe ju do të ktheheni tek gruaja juaj, pasi që keni jetuar për shtatë ditë me një tjetër grua, ju të dy keni mësuar disa gjëra të reja. Ju mund të keni një muaj mjalti përsëri. Jeni të ri dhe të freskët, dhe ju keni mësuar truke të reja. Dhe kjo është mirë për të pasur gjithmonë përvoja të reja, pasurim.

Kjo nuk do të thotë se ju duht të ndriteni dhe se vetëm atëherë xhelozia zhduket, ju duhet vetëm një kuptueshmëri njerëzore, inteligjenca, dhe xhelozia do të zhduket.

Kështu që mos e pritni ndritjen! I njoh shumë sannjasin që janë duke e pritur ndritjen, ndërkohë bëhuni sa ma shumë që është e mundur xheloz, sepse pas ndritjes nuk mundeni.

**Pyetja e tetë**

A MUND TË BËJ FEMRA MË SHUMË PËR PAQEN NË BOTË SE MASHKULLI?

Ajo me siguri mund të bëj më shumë për peqen në botë se burri, sepse të gjitha luftërat janë luftuar nga burrat por janë viktimizuar gratë. Ndonjërës iu është vra djali, ndonjërës iu është vra burri, ndonjërës iu është vra babai, ndonjërësë iu është vra vëllai…burri ka luftuar, por gruaja është viktimë e vërtetë.

Ju do të befasoheni kur ta mësonise sa herë që një ushtri pushton një vend, ata i vrasin burrat dhe i përdhunojnë gratë. Kjo është shumë e çuditshme. Edhe atëherë, ka një dallim. Ata vrasin burra…Por ata janë plotë me seksualitet, seksualitet të shtypur; të gjithë ushtarët janë seksualisht të shtypur. Ushtarët dhe murgjit, këta dy janë seksualisht më të shtypurit në botë.

Gruaja është viktimë: ajo është dhunuar. Dhe për mijëra vjet ajo ka qenë në vazhdim e sipër.

Femra mund të bëj më shumë nese asaj i lejohet pjesë e barabart në të gjitha vendimarrjet që kanë të bëjnë me jetën, luftën apo gjithçka tjetër. Gruaja nuk mund të jetë për luftë, dhe nuk duhet të jetë një lëvizje e grave kundër luftës - kjo mund të jetë lojë e burrave,  por pse duhet gratë të vuajnë për këtë?

Dhe gjysma e njerëzimit përbëhet nga gratë, mos harroni. Në qoftë se gjysma e njerëzimit është kundër luftës, është e pamundur për të sjellë një tjetër luftë në botë. Dhe gruaja mund t'i luftojë të gjitha përpjekjet kundër paqes në shumë mënyra, çdo grua duhet të përpiqet për të parandaluar luftën.

Në kohët e vjetëra burri ka mësuar grua që kur ai të shkon në luftë ajo nuk duhet të qajë, ajo nuk duhet të vajtojë, përkundrazi, ajo duhet ta dërgon burrin e saj me gëzim, me një lutje në zemrën e saj që ai të bëhet një fitues. Por nga ana tjetër, ndonjë grua tjetër është duke dërguar burri i saj me lutje të njëjtë për të njëjtin Zot.

Nëse femrat vendosin: "Ne nuk do të lejojmë që bijtë tanë të shkojnë në luftë, ne nuk do të lejojmë që burrat tanë të shkojnë në luftë, ne nuk do të lejojmë që vëllezërvit tanë të shkojnë në luftë, ne do të luftojmë në çdo mënyrë që askush që është i lidhur me ne të mos shkoj në luftë"- në qoftë se të gjitha gratë e vendoin këtë, atëherë askush nuk mund të shkoj në luftë. Kjo është një ide e thjeshtë, ajo vetëm duhet të jetë e përhapur.

Deri tash ju është thënë të bëni të kundërtën. Në luftën e dytë botërore gratë kishin përgatitur rroba, pulovere, veshje leshi për ushtarët. E jo vetëm kjo, gratë madje kanë ofruar trupin e tyre ushtarëve të panjohur sepse ata luftonin për atdhe – dhe kjo është konsideruar vepër e virtytshme.

Njeriu është shumë dinak.

Ai mund të quaj çdo gjë virtyt sa herë që ajo i shërben qëllimeve të tij, përndryshe ky është prostitucion – e njëjta gjë. Për vrasjen e një njeriu të vetëm dënimi është me vdekje. Për vrasjen e qindra njerzëve…Për vrasjen në Hiroshima, Nagasaki, presidenti Truman është dashur të dënohem menjëherë me varje kështu që politikanët tjerë kurrë të mos provojnë të përsërisin një gjë të tillë kaq të shëmtuar. Dyqind mijë njerëz kanë vdekur brenda pesë minutave - dhe për asnjë arsye të vetme, vetëm pse Presidenti Truman ka kërkuar për të eksperimentuar me bomba atomike. Duke përdorur dyqind mijë njerëz si derra testues ...?

Gruaja ka për të luftuar vetëm në familjen e saj. Nëse çdo grua lufton në familjen e saj dhe nuk lejon askënd nga antarët e familjes të shkojë në luftë, të gjitha armatat do të zhduken. Të detyrohen njerëzit të kthehen në shtëpi, të pensionohen nga ushtria. “Ne nuk duam që ju të merrni medale të arta, ne duam që ju të jetoni një jetë njerëzore në mesin e qenieve njerëzore.”

Femra kurrë nuk ka qenë për luftë. E gjithë jeta e saj është shkatërruar nga lufta, ajo mund të lulëzojë vetën në paqe. Vetëdija e grave duhet të ngritet. Miliona burra duhet t’i përkrahin ato, miliona sannjasin të mi do të jenë përkrahës dhe miliona njerëz tjerë që kanë vetëm pak inteligjencë do të jenë përkrahës.

Vetëm braktisni politikanët. Nëse ata dëshirojnë mund të kenë një mundje mes vete, një takim boksi, le t’i bëjnë njëri-tjetrit çfarëdo që dëshirojnë. “Vritne njëri-tjetrin, ne nuk merzitemi!” Le të kënaqet instikti i tyre për luftën. Presidenti i Amerikës mund të boksojë me presidentin e Bashkimit Sovjetik, dhe e gjithë bota mund ta shikojë në televizion dhe të kënaqet. Ky do të ishte një argëtim i madh. Dhe kush do të merzitej se cili fiton e cili humbë? Kjo nuk dëmton askënd.

Është një gjë reale se njerëzit të cilët i krijojnë luftat nuk shkojnë në luftë, të gjithë gjeneralët e mëdhenj qëndrojnë prapa. Vetëm ushtarët e shkretë luftojnë dhe vriten. E kur deklarohet fitorja, atëherë fitorja është e

gjeneralëve – gjenerali Ajzenhauer bëhet fitimar, apo gjenerali Mekarthur bëhet fitimtar – e këta janë njerëz të cilët nuk ka shkuar për të luftuar fare. Ata kanë qenë të fshehur prapa, dhe pas tyre ishin presidentët dhe kryeministrat e tyre. Kjo është një lojë shumë e çuditshme. Ju dëshironi të luftoni, dhe pa nevojshëm njerëzit e tjerë që nuk duan të luftojnë dërgohen për të luftuar dhe të shkatërrojnë njëri-tjetrin.

Vetëdija e botës duhet të ngjallet, në mënyrë që ushtarët - edhe në qoftë se ato janë USHTARË - duhet të shkojnë në luftë vetëm për të patur një llomotitje me palën tjetër dhe të kthehen prapa…dhe le të shohim se çfarë ndodh. Nuk ka nevojë për të shtier në askënd, nuk ka nevojë për të vrarë askënd. Ju mund të luani karta, ju mund të bëni çdo gjë gjatë gjithë ditës dhe të kthehen në mbrëmje.

Njeriu duhet të bëhet i vetëdijshëm se lufta është aq e shëmtuar, që nuk i ka hije inteligjencës – ajo tregon për një mendje të retarduar; ajo është shtazarake.

Sigurisht se femra mund të ndihmojë pa masë.

**Pyetja e nëntë**

PSE SHUMICA E NJERËZVE KANË AQ SHUMË FRIKË NGA PLAKJA?

Asyeja pse shumica e njerëzve kanë frikë nga plakja sepse ata kanë për ta humbur jetën. Kjo nuk është vdekja…ju nuk mund të keni frikë nga diçka që kurrë nuk e keni takuar, se ju nuk dini asgjë për të. Ju nuk mund të kenë frikë nga vdekja, sepse ju nuk mund ta imagjinoni se çfarë është vdekja.

Zakonisht mendohet se njerëzit duke u plakur fillojnë të frikësohen, të frikësuar për shkak të vdekjes. Kjo nuk është e vërtetë. E vërtetë është se njerëzit duke iu afruar vdekjes afër e më afër kuptojnë se ata e kanë humbur jetën, se ata nuk kanë jetuar totalisht, se nuk kanë dashuruar plotësisht, se ata nuk kanë bërë asgjë tërësisht. Ata gjithmonë kanë qenë ashtu-kështu, të shpërlarë, dhe ata gjithmonë kanë qenë në pritje të së nesërmes – se ata do të bëjnë diçka me të vërtetë të madhe – dhe se e nesërmja kurrë nuk iu erdhi. Tash më nuk ka të nesërme, ka vetëm vdekje.

Njerëit e mi nuk do të kenë frikë nga vdekja sepse ata e jetojnë jetë aq plotësisht sa është e mundur, ata kanë djegur pishtaret e jetës nga të dyja anët së bashku. Dhe para se të vij vdekja ata do ta shijojnë çdo shije të jetës, ata do ta arrijnë çdo thellësi të jetës, ata do ta zbulojnë fundin e jetës – ekzistencën e përjetshme. Atëherë kush brengoset për vdekjen?

Njëherë kur të arrini ta njihni qenien tuaj personale, aty nuk ka më vdekje.

Vdekja është një gënjeshtër.

Ka disa gënjashtëra të mëdha në botë: Zoti është një gënjeshtër e madhe – askush nuk e ka parë Zotin – por ju duhet dikush që t'ju mbërojë. Ju keni marrë baba të fiksuar, kështu që ju duhet një baba në qiell dhe keni nevojë për një baba për ta përfaqësuar atë në tokë. Papa është ati, dhe pastaj ka baballar më të vegjël, kryepeshkopët, peshkopët dhe priftërinjtë.

Dy djem të vegjël ishin duke lujatur, njëri ishte çifut dhe tjetri ishte katolik – dhe një peshkop katolik kaloi aty. Djaloshi katolik i thotë: "Mirëmëngjes at."

Djaloshi çifut qëndronte i heshtur. Kur peshkopi u largua, ai tha: "Një gjë nuk po mund ta kuptoj…unë jam absolutisht i sigurtë se ky njeri është i pamartuar. Si ka mund të bëhet baba?"

Askush nuk është brengos për atë që ka thënë ai djali vogël. Të gjithë kanë vazhduar ta thërrasin atë at, dhe ai fare nuk ka qenë baba. Por djali i vogël nuk e ka ditur se ata madje edhe Zotin e quajnë at – i cili ka një djalë, por nuk ka grua!

Këto janë gënjashtëra të mëdha.

Vdekja është gjithashtu një nga gënjeshtrat e mëdha, por sa i përketë vdekjes ka disa dallime. Gjithkush e ka parë vdekjen - të paktën të gjithë mendojnë kështu. Ju kurrë nuk e keni parë vdekjen, ju keni parë vetëm një person të caktuar që ishte duke marrë frymë dhe tani ai më nuk frymon – kjo është e tëra që keni parë. Ai ishte duke folur, tani ai nuk flet më…Kjo thjesht dëshmon se vdekjes nuk i nevoitet frymëmarrja, për këtë njerëzit e vdekur nuk kanë mundësi të flasin…

Si mund të konkludoni se ju e keni parë vdekjen? – vetëm ai i cili më nuk frymon ndoshta ka përjetuar se çfarë vdekja është. Unë them ndoshta, sepse shumica e njerëzve, nga frika, bëhen të pavetëdijshëm para se të vdesin.

Vetëm disa njerëz të cilët kanë përjetuar diçka nga meditimi, diçka nga zgjuarësia, të cilët kanë përjetuar një farë distance në mes vetes së tyre dhe trupit të tyre dhe mendjes, qëndrojnë vigjilent kur iu vjen vdekja. Ata thjesht qeshin në vete – të cilën ju nuk mund ta dëgjoni, sepse trupi nuk është më funksional. Ata nuk mund t'ju thonë: "Kjo është vetëm një shaka e madhe, vdekja nuk do të ndodhë. Ajo që ishte me të vërtetë e gjallë mbetet e gjallë."

Trupi ishte i gjallë vetëm për shkak se diçka ishte prezente përmbrenda tij, dhe kjo prezencë ka lëvizur jasht prej tij. Kjo prezencë, nëse kjo ka vdekur me një dëshirë do të marrë një tjetër lindje; nëse ka vdekur pa kurrfarë dëshire do të shpërndahet në vetëdijen universale, do të bëhet një me ekzistencën.

Nuk bëhet fjalë për frikën nga vdekja, por frika krijohet vetëm për shkak se ju nuk jeni të gjallë. Ju doni ta dashuroni një femër por ju nuk keni mjaft guxim t'i thoni femrës: "Unë të dua."

Kur kam qenë student, një nga studentët ishte shok i imi i dhomës në konvikt. Ai ishte shumë në mëdyshje, sepse të gjithë në universitet flisnin se kush me kë ishte në dashuri, dashuritë e mëdha ishin në vazhdim e sipër. Ai mërzitej se atij nuk i ndodhte asgjë. Unë i thashë: "Asgjë nuk po ndodhë tek ty. Ti duhet të bësh diçka."

Ai tha: "Çfarë duhet të bëj? Unë kam aq frikë. Kur ndonjë vajzë më afrohet, unë fillojë të dridhem i tëri dhe të djersitem, ndjehem sikur po vdes."

I thashë: "Mos u brengos. Ato janë qenie njerëzore; ato nuk janë përbindësh apo ndonjë luget. Pse duhet të jesh aq nervoz?"

Ai tha: "Epo, çfarë mund të bëj? Shumë kam provuar, fakti është se sa më shumë që provoj aq më nervoz ndjehem."

I thashë: "A ke ndonjë vajzë në mendje?"

Ao tha: "Po, e kam një vajzë në mendje, por nuk po di se si të shkruaj një letër dashurie."

I thashë: "Ti mos u mërzitë. Unë do ta shkruaj letrën për ty. Ti thjesht nënshkruaje dhe dërgoje në postë, dhe le ta shohim se çfarë do të ndodhë."

E kam njohur vajzën, ka qenë vajza e kryetarit të qytetit, një vajzë me të vërtetë e bukur, një vajzë Kashmiriane. Ajo ka studiuar filozofinë bashkë me mua.

Unë i thashë vajzës: "Një letër do të vij tek ti ... Mos u bën e vështirë me atë djalë. Ai është në ankth sepse të gjithë i kanë folur për lidhet e tyre të dashurisë dhe ai me të vërtetë po vuan. Pra, nuk do të jetë e vështirë. Letra e tij do të vijë, dhe ti duhet t'ia kthehesh një letër."

Ajo tha: "Kjo është shumë. Nëse babai im e merr vesh këtë, do të më kriojë probleme të mëdha."

Unë i thashë: "Askush nuk do ta marr vesh këtë – e as babai yt, derisa ju dy nuk takoheni. Unë jam i vetmi person që e di. Ti thjesht vazhdo të shkruash letër. Shkruaj letër të bukur, bëne atë të lumtur."

Dhe për tre apo katër ditë ai është aq e frikësuar. "Babai i saj është kryetar komune, ti më ke krijuar probleme. Ai do ta dërgoj policin dhe do të më arrestojnë. Tash kush do të paguaj të më lirojnë me kusht?"

Unë i thashë: " Unë do t'i organizoj të gjitha. Ti mos u merzitë. Kur e kam shkruar letrën për ty, unë do t'i bëj të gjitha."

Madje edhe në mesnatë ai u ngritë dhe më tha: "Po ndjehem shumë i frikësuar."

I thashë: "Mund të flesh me mua në shtratin tim. Mos u merzitë, nuk është askush…

Ai tha: "Sapo i dëgjova qizmet. Po më duket se polici po vjen."

Unë i thashë: "Askush nuk po vjen. Këta rojtarët janë gjithmonë aty. Ti veq po bëhesh budalla."

Por kur mbërriti letra ju keni mundur ta shihni gëzimin në fytyrën e djaloshit. Ai vrapoi për të ma treguar letrën. Ai tha: “Oh Zot, unë mendova se do të përfundoj në burg, e ajo më dashuron. Tash çfarë më duhet të bëj?”

I thashë: “Shkruaje edhe një letër, dhe këtë herë kërkoja një fotografi.”

Ai tha: “Kjo është ide shumë e mirë, sepse më duhet fotografia e saj ta mbaj në tavolinë. Por njerëzit mund ta shohin atë.”

Unë i thashë: “Ti mund ta feshehësh në ndonjë libër. Por ti duhet, njëherë në një kohë, ta mbash vetëm në zemër dhe ta ndjesh dashurinë e madhe.”

Por ai tha: “Ti duhet të shkruash letër përsëri.”

Unë i thashë: “Tash ti duhet të fillosh. Nuk mund të shkruaj gjithë jetën time letra për ty.”

Ai tha: “Por unë nuk di se si. Vetëm edhe njëherë.”

Unë e shkrova edhe një letër.

Dhe vajza më tha: “Tash mos më thuaj t’i shkruaj më letra sepse ai idiot më ka shkruar letër prapë, dhe kërkon fotografinë time.”

Unë i thashë: “Mos u bë aq zemërgur. Çfarë të keqe ka nëse ia jep një fotografi me autografin tënd mbi të?”

Ajo tha: “Edhe autografin? Nëse babai im e merr vesh…”

Askush nuk do ta merr vesh. Ai do ta mbaj të fshehur në libër, dhe do t’i them ta mbaj librin në valixhe kështu që nuk ka gjasa të shihet.”

Ajo tha: “Ti e ke krijuar tërë këtë gjë. Unë nuk e dua atë djal.”

Unë i thashë: “Trego vetëm mëshirë, mirësi…unë nuk po kërkoj që ti ta dashurosh atë. Vetëm shkruaje një letër dashurie. Në këtë mënyrë ti do të mësoshesh të shkruash letra dashurie. Një ditë ato do të duhet, dhe ty do të kujtohem.”

Ajo tha: “Ke të drejtë. Një ditë edhe mua do të më duhet të shkruaj letra dashurie dhe kjo është shansë e mirë.

Kështu që ajo shkroi edhe një letër, dhe kështu vazhdoi.

Pas disa letrave djaloshi më tha: “Tash rregulloje një takim.”

Unë i thashë: “Kjo është e vështirë.”

Ai tha: “Pse?”

Unë i thashë: “ Ti je një person shumë nervoz. Unë nuk mund të të prezentoj tek vajza sepse do të jetë e trupshme edhe për mua.”

Ai tha: “Do t’i mbaj duart në xhepa.”

Unë i thashë: “Kjo nuk do të të ndihmojë, sepse unë të kam parë. Edhe në xhepa duart tuaja dridhen gjithashtu edhe pantallonat. Unë nuk mund të vij me ty. Së pari ti mësoje vetveten.”

Ai tha: “Kjo do të thotë se kurrë nuk do ta takojë…vetëm letra dashurie?”

Unë i thashë: “Me ta thënë të drejtën, kjo vajzë nuk të do. I kam thënë asaj të të shkruaj letra vetëm sa për t’u mësuar.”

Ai tha: “Oh Zot, në këtë mënyrë ti na paske mashtruar të dyve.”

Unë i thashë: “Unë nuk e mashtrova askënd, unë vetëm ju kam dhënë të paktën disa kënaqësi, dhe ajo gjithashtu është kënaqë.”

Ai kishte frikë për ta takuar vajzën. Por të nesërmen, pa më pyetur, ai kishte shkuar tek vajza dhe i kishte thënë: “Mi jep të gjitha letrat e mia. Dhe ja ku i ke të gjitha letrat e tuaja dhe fotografinë.”

Vajza i thotë: “Por çfarë do të bësh me këto letra?”

Ai tha: “Çfarë do të bëj? Thjesht unë nuk di të shkruaj letra kaq të mira, dhe unë kam për t’i shkruar disa vajzave tjera…ti vetëm mi jep letrat e mia; unë kam për t’i përdorur këto letra prapë. Dhe këtë herë unë s’do t’i tregoj askujtë, dhe s’do ta marrë ndihmën e askujtë, do të vazhdoj ta bëj vetë.

Vajza më tha: “Ai djalë ishte shumë i zemëruar, dhe ai nuk ishte nervoz siç më keni thënë, ai dridhej nga frika dhe zemërimi. Ai do të më kishte vrarë. Ai ka marrë të gjitha letrat e tija, dhe mi ktheu të gjitha letrat e mia.”

Unë i thashë: “Çfarë tjetër? - Për shkak se një takim nuk ishte i mundur. Por kjo është një shenjë e mirë, ai ka mbledhur pak guxim.

Ai nuk më tregoi asgjë, dhe ai filloi të dërgojë këto letra disa vajzave tjera. Tash ata janë të martuar dhe ata kanë fëmijë. Për herë të fundit kam qenë në qytetin e tyre gati para njëzet vjetëve, dhe ai më tha: “Ti je një ngatërresar.”

Unë i thashë: “Çfarë ka ndodhë? Unë kurrë nuk të kam bër ndonjë gjë të keqe.”

Ai tha: “Gjë të keqe, thua ti! Ato letra që ti i ke shkruar, i kam dërguar te kjo vajzë dhe e kam zënë; tash po jetoj një një mjerim të tillë.”

Unë i thashë: “Kjo është ajo që i ndodhë të gjithëve. Ti më njeh; unë mund të shkruaj letra të bukura, por unë nuk kam krijuar asnjë problem rreth vetes. Ti është duhur të mësosh. Vetëm për shkak se i ke pas ato letra ti ke ra në hall, tash vuan. Sa fëmijë i ke?”

Ai tha: “Pesë.”

Unë i thashë: “Paske qenë produktiv mjaft shpejt.”

Ai tha: “Çfarë mund të bëj tjetër? Gruan të cilën e kam marrë me të vërtetë është e tmerrshme. Unë nuk çoj dashuri me të, ajo çon dashuri me mua. Unë jam thjesht një kukull rreth shtëpisë që kujdeset për fëmijët. Në mëngjes unë së pari kam për ta bërë çajin dhe të përgatitë mëngjesin, mandej ajo zgjohet. Kjo është e vetmja period e qetësisë në shtëpi – derisa ajo flen unë e përgatisë mëngjesin. Pas kësaj kanë ardhur problem pas problemi, dhe ti je përgjegjës për t’i gjitha këto. Kam qenë person i thjeshtë. Kam qenë i mjerë, e di, por ti nuk është dashur të më sugjerosh një ilaçë të tillë.”

Unë i thashë: “Unë nuk kam pas ide se cilës vajzë ti je duke i shkruar ato letra. Ti është dasht të më pyesësh, unë do ta kisha sugjeruar vajzën e duhur. Sigurisht jo këtë vajzë – unë e njoh këtë vajzë. Ajo ka qenë në të njëjtin universitet dhe ka qenë në të njëjtën vështërsi siç ke qenë edhe ti – askush

nuk e ka shikuar atë. Ti pa nevojë ke hy në telashe. Të gjithë janë larguar prej saj! Ajo ka shkuar pas shumë njerëzve, dhe ata thjesht janë larguar duke i thënë: ‘Vetëm na le rehat.’ Dhe ti ke filluar t’i shkruash letra asaj.”

Ai tha: “Çfarë tjetër kam mundur të bëj? – për shkak se të gjitha të tjerat kanë qenë të zëna. Ajo ka qenë e vetmja e cila nuk ka qenë e zënë nga askush.”

Unë i thashë: “Kjo ka qenë shenjë e mjaftueshme për t’iu shmangur asaj. Por ti ke qenë budalla dhe budallallëku i ka rezultatet e veta. Tash vuaj; përndryshe, nëse më dëgjon mund të bëhesh sannjasin.”

Ai tha: “Do të ndihmojë kjo?”

Unë i thashë: “Por nëse bëhesh sannjasin kjo do të jetë së paku një rebelim kundër kësaj gruaje; kjo do të krijojë një kredibilitet, pak dinjitet.”

Ai tha: “Jo, nuk do ta bëj pa e pyetur atë.”

Unë i thashë: “Atëherë shihemi në jetën tjetër.”

Gratë sigurisht se janë më të guximshme. Në të gjitha shoqëritë në gjithë botën, gruaja është ajo e cila e lenë familjen e saj dhe shkon në familjen e burrit. Ajo e len nënë e saj, babain e saj. miqët e saj, qytetin e saj, çdo gjë që aja ka dashur, ajo është rrutir më të; për hirë të dashurisë ajo ka sakrifikuar të gjitha ato. Burri nuk do të jetë në gjendje ta bëj këtë.

Në fakt, për shkak se mashkulli ka pretenduar të jetë superior, ai është dashur ta bëj këtë; ai është dashur të shkojë në shtëpinë e gruas e jo ta çojë gruan në shtëpinë e tij. Por në asnjë kulturë, në asnjë shoqëri në tërë historinë, burri nuk e ka ndërmarrë këtë hap – për t’u larguar nga familja e tij, nga themelet e tij, nga ambienti tij, të sakrifikojë gjithçka dhe të bëhet pjesë e një ambienti plotësisht të ri, një toke të re, të rimbjellë në një kopsht të ri, një një tokë të re, dhe të lulëzojë atje. Gruaja e ka bërë këtë, dhe e bënë me shkathtësi.

Sigurisht se ajo shtë shumë më guximtare.

Në dashuri, dhe në faza të ndryshme ... Ajo dashuron, si një nënë, që asnjë baba nuk mund të bëjë, ajo dashuron, si një grua, që nuk ka burr që mund ta

bëjë. Edhe si një fëmijë i vogël ashtu siç dashuron një vajzë, nuk ka djalë që mund ta bëjë.

E tërë jeta e gruas është dashuri.

Për burrin, jeta është një gjë e madhe, dashuria është vetëm një pjesë e vogël në të. Ai mund ta sakrifikojë dashurinë për para, për pushtet, për prestigj - për çdo gjë ai mund ta sakrifikojë dashurinë. Gruaja nuk mund ta sakrifikojë dashurinë për asgjë, çdo gjë është më poshtë se dashuria. Çdo gjë mund të sakrifikohen, por jo dashuria. Me siguri ajo ka guxim, dhe burri duhet të mësojnë shumë nga gruaja.

Nëse e bëjmë marrëdhënien tonë një fenomen i të mësuarit të përvojës së personave tjerë – jo vetëm një marrëdhënie sipërfaqësore seksuale, por diçka të thellë, intime, të mësuarit e mistereve të njëri-tjetrit – atëherë çdo marrëdhënie bëhet një fenomen shpirtëror. Të dy do të pasurohen me të dhe, si rezultat, e tërë shoqëria.

**Pyetja e dhjetë**

PSE JANË TË GJITHA QEVERITË AQ TË FRIKËSUARA NGA JU?

Ato janë të frikësuar sepse çdo gjë që unë jam duke thënë, çfarëdo që unë jam duke bërë, i prenë thellë rrënjët e tyre. Unë jam kundër të gjitha traditave.

Unë jam kundër të gjitha religjioneve, sepse unë nuk mendoj se feja mund të jetë e organizuar, kjo është një çështje individuale. Unë jam kundër qeverive, sepse unë nuk dua që qeveria të jetë në duart e politikanëve. Unë dua që qeveria të jetë në duart e gjenive, njerëzve të talentuar, elitë e shoqërisë. Mua do të më pëlqene njeriu në politikë, por jo njeriu politik. Njerëzia e tyre duhet të mbetet e paprekur nga politika e tyre. Politika është një lojë e ndyrë, shumë pak njerëz në gjithë historinë e politikës kanë qenë në gjendje të qëndrojnë burra në politikë.

Unë e konsideroj presidentin e tanishëm të Greqisë si një nga njerëzit që nuk është një politikan, por një njeri në politikë. Ndërsa çdo qeveri në Europë ka qenë e frikësuar për të më dhënë një vizë turistike, ai personalisht më ftoi në Greqi, duke parë se politikanët në tërë botën po bëjnë një konspiracion kundër meje. Amerika ka krijuar tërë rrjetin e konspiracionit kundër një

njeriu të vetëm i cili nuk ka fuqi me përjashtim të dashurisë së tij dhe kuptueshmërisë së tij. Por ata janë të frikësuar, më tepër kanë frikë nga unë sesa që kanë frikë nga armët bërthamore.

Presidenti i Greqisë është me siguri një njeri i guximit, inteligjent. Unë nuk do të konsiderojë atë si një politikan, vetëm një njeri në politikë, njerëzia i tij qëndron mbi të. Ai më ftoi, dhe ai thjesht ishte i habitur pse të gjitha qeveritë duhet të sillen në një mënyrë të tillë frikacake.

Italia vazhdimisht e shtynte vizën për dy muaj, sepse presioni o papës ishte i madh që mua të mos më lejohet të hy në Itali. Gjermani i ka urdhëruar të gjitha ambasadat të mos më lejohet të hy në Gjermani. Unë kurrë nuk kam qenë në Gjermani; unë kurrë nuk kam qenë në Itali.

Pse duhet këta njerëz të jenë kaq të frikësuar? Pyetja lind natyrshëm për të gjithë, por përgjigja nuk është e vështirë. Ata janë të frikësuar, sepse ata nuk mund të më përgjigjen. Unë kam ngritur të gjitha llojet e pyetjeve kundër shoqërisë së tyre, kundër burokracisë së tyre qeverisëse, kundër kulturës së tyre, dhe ata nuk kanë asnjë përgjigje. Frika e tyre është se ata nuk mund të më përgjigjen, ata nuk mund të përballen me mua, ata nuk mund të ndeshen me mua. Dhe frika e tyre është se njerëzit që kanë inteligjencë janë të gatshëm të influencohen nga unë. Por ato janë budallenj. Kjo nuk bën asnjë ndryshim.

Në Gjermani unë kam mijëra sannjasin. Unë mund të ndryshojë tërë Gjermaninë në një vend të sannjasinëve duke mos shkuar ndonjëherë në Gjermani, sepse unë e di një gjë në lidhje me personalitetin e gjermanëve: ju mund të besoni, ata kurrë nuk do t'ju tradhtojnë. Mijëra sannjasin më kanë ardhur nga Gjermania, por asnjë sannjasin i vetëm nuk është tërhequr. Dhe ata janë ballafaquar me vështërsitë më të mëdha; ata kanë qenë të përjashtuar nga puna, nga shkollat kanë qenë të përjashtuar, nga universitetet kanë qenë të përjashtuar. Ata kanë luftuar në gjykata, dhe ata kanë qenë fitues në gjykata; diskot e tyre, restorantet e tyre janë mbyllur me forcë dhe ata kanë luftuar në gjykata.

Duket se në Gjermani unë jam i vetmi problem.

Natyrisht se ata janë të frikësuar, në qoftë se unë jam atje, atëherë shumë njerëz të tjerë të cilët kanë dëgjuar për mua vazhdimisht - për dhe kundër - do të më dëgjojnë. Unë nuk shoh që dikush që ka dëgjuar për mua mund të

jetë kundër meje. Vetëm njerëzit që nuk kanë dëgjuar për mua, njerëzit që nuk kanë qenë në ndonjë kontakt intime me mua, mund të jenë kundër. Ata që vijnë tek unë janë të detyruar të binë në dashuri, sepse unë bie në dashuri me ta. Dhe më besoni, kjo është e papërballueshme!

**Pyetja e njëmbëdhjetë**

NJË POETE NGA AUSTRIA, MARIA VON ESHENBAH, NJËHERË KISHTE THËNË: “NJË FEMËR INTELIGJENTE KA MILIONA ARMIQË TË LINDUR – TË GJITHË BURRA BUDALLENJ.” A MUND TA KOMENTONI JU LUTEM?

Ajo ka të drejtë. Kjo nuk kërkon koment më tepër.

**Pyetja e dymbëdhjetë**

PYETJA IME E FUNDIT ËSHTË PERSONALE. UNË KAM QENË DUKE E BËRË PUNËN TIME PËR NJËZET E PESË VJET. KUR JU KAM AFRUAR SANNJASINËVE. KOLEGËT E MI DHE REDAKTORI MË KANË SHPALLUR TË ÇMENDUR. POR UNË JAM DUKE SHKUAR NË ZYRË ME RROBAT E MIA TË KUQE DHE ME TESPI, DHE UNË KËNAQEM NË REAGIMET E TYRE. UNË JAM KRENAR TË JEM NJË SANNJASIN. A JAM UNË MENDJEMADH?

Jo, ti thjesht je i çmendur! Vetëm kënaqu në këtë. E tërë kjo botë është e çmendur.

Në këtë botë të çmednur vetëm njerëzit e çmendur janë normal.

Në këtë botë të verbër, në qoftë se keni sy ju do të mendoni se jeni të sëmurë, se diçka nuk është në rregull me sytë tuaj.

Do ta tregoj një incident aktual.

Në Amerikën Jugore, në male, në fillim të këtij shekulli është zbuluar një komunitet i vogël prej treqind njerëzish, të gjithë të verbër. Kjo ishte shumë e çuditshme. Çfarë i kishte ndodh këtyre njerëzve – treqind njerëz të gjithë të verbër? Njerëzit ishin të frikësuar për të shkuar në afërsi të komunitetit, sepse duhet të jetë diçka që i udhëheqë njerëzit e verbër, përndryshe, si mund të orientohen treqind njerëz ...? Asnjë person i vetëm nuk kishte sy.

Një trim i ri shkoi atje për të studiuar, dhe ai zbuloi se çdo fëmijë është i lindur me sy, por brenda tre muajve, ose më së shumti për katër muaj, ata verbohen. Pastaj ai filloi të kërkojë arsyen. Çfarë ndodh në ato tre apo katër muaj? Ai zbuloi një mizë të zakonshme në atë zonë që ishte helmuese, veçanarisht për sytë. Ajo kishte një joshje të caktuar drejt syve, dhe posa e shpërndante helmin e saj në gjakun e fëmijës, së shpejti fëmija verbohej.

Tani, një fëmijë tre apo katër muajsh nuk mund të mbajë mend më vonë se një herë ai kishte sy. Njerëzve iu kujtohet e kaluara e tyre deri në moshën katër vjeçe, ose më së shumti tre vjeçe, por jo më heret. Një fëmijë katër muajsh nëse verbohet ai do të mendojë gjatë gjithë jetës së tij se ai ka lindur i verbër.

Fakti i dytë i veçant rreth mizës ishte se kafshimi i saj ishte i efektshëm vetëm tek fëmijët tre apo katër muajsh. Pas kësaj, helmi i saj nuk kishte efekt. Foshnja gjashtë muajshe apo tetë muajshe ka mjaft rezistencë. Kështu që edhe pse ai ishte aty dhe miza e sulmonte, prapë në sytë e tij nuk kishte efekt.

Derisa e studionte tërë këtë fenomen, ai u dashurua në një vajzë të re të verbër, një femër me të vërtetë e bukur, të cilës vetën sytë i mungonin. Ai kërkoi leje nga komuniteti: “A mund të martohem me këtë vajzë?”

Komuniteti nuk ishte i pajtimit, shumë rezistuan. Ata thanë: “Ne nuk i përkasim të njëjtës botë; ti e ke idenë e rreme se ke sy. Derisa nuk e hedhë idenë se ke sy, derisa nuk bëhesh një prej nesh, ne nuk do t’ju lejojmë të martoheni. Dhe kjo nuk është vetëm çështje ideje; ne e kemi mjekun tonë personal i cili do të shikoj në sytë dhe do të gjej. Nëse zbulon se ju keni sy, atëherë sytë do t’ju nxjerrën jasht, sepse kjo është një anomali.”

Djaloshi mendoi gjithë natën se çfarë të bëj, kjo duket të jetë një vendim shumë i vështirë – ai me të vërtetë e donte atë vajzë. Ajo ishte e verbër dhe nëse ai gjithashtu verbohet atëherë jeta do të jetë shumë e vështirë, posaçërisht pë të. Sepse ata ishin rritur me verbëri dhe ata mund të vazhdojnë, madje edhe të verbërit punojnë, bëjnë gjëra; ata ishin mësuar me këtë. Ata kishin ferma, mjelnin lopët e tyre – ata vazhdonin t’i kryenin punët e tyre si robotët – ata e gjenin rrugën për në shtëpitë e tyre…

Ai mendonte: “Unë do të jem në vështirësi absolute. T’i humbë sytë e mi – unë e dua këtë vjazë shkaku i bukurisë së saj, e në çastin kur sytë e mi zhduken do të zhduket edhe bukuria e saj. Atëherë çdo femër është e njëjtë.”

Në mëngjes duhej të shkonte në kontrollë dhe të nxjerrën jasht sytë e tij, por ai në mesnatë veç iku.

Ti je në mesin e njerëzve të cilët kanë një paragjykim të caktuar, një verbëri të caktuar, një kushtëzim të caktuar, dhe ti nuk i përket atyre fare. Ata janë të detyruar të mendojnë për ty si je i çmendur. Kënaqu në këtë, nuk do të ndihesh i ofenduar, është e natyrshme. Në fakt, le të fillojnë të mendojnë se ti je më lumtur se ata që janë, ti je më i qetë se ata, ti je më shumë i unik se që janë atë, le të mendojnë: “Kush është i çmendur?”

Të gjitha sannjasinët e mi janë duke u përballur me të njëjtin problem kudo, por ato po e përballojnë këtë me guxim. Dhe unë mund të them me bindje të plotë se fitorja do të jetë e juaja, sepse e vërteta është me ju, ju nuk jetoni në bazë të një ideologjie të rreme. Ju jeni duke jetuar në pajtim me natyrën, natyrshëm,në pajtim me dashurinë, ndjeshmërinë. Ju jetoni nga meditimi, dhe askush nuk është çmendur ndonjëherë nga meditimi.

Meditimi është i vetmi mbrojtës; përndryshe çdokush është në prag të çmendurisë. Kështu që lejoni atyre le t’ju quajnë të çmendur, kjo është përkryeshëm e bukur.

Unë jam i çmendur. Të gjithë njerëzit e mi janë të çmendur.

# KAPITULLI 22

## E tërë ekzistenca është me ju

*2 mars 1986*

**Pyetja e parë**

I DASHURI OSHO,

MË DUHET T'JU PYES NJË PYETJE EZOTERIKE. SI MUND TË THONI ME AQ SIGURI SE KJO PLANETË ËSHTË I VETMI VEND NË UNIVERS KU JETA KA LULËZUAR, DHE VETËDIJA KA LINDUR?

SI MUND TA DINI?

Kjo nuk është një pyetje ezoterike; kjo i përketë shkencës së brendshme të njeriut. Në momentin kur njeriu bëhet i ndritur, ai më nuk është i mbyllur në trupin e tij; vizioni i tij bëhet aq i madh sa krejt universi.

Kështu që kur kam thënë se ky planet është i vetmi vend ku jeta ka lulëzuar, ku jo vetëm jeta por edhe vetëdija ka lindur, jo vetëm kjo por ka pasur disa njerëz të cilët e kanë arritur përvojën finale të vetëdijës - për mua, kjo është besimtari - Unë mund të them këtë me autoritet, sepse ai është vizion im. Por disa gjëra duhet të shtohen në të.

Ka pothuajse pesëdhjetë mijë planetet në të gjithë universin, ku jeta ka arritur në fazën e kafshëve…disa planete ku jeta ka arritur vetëm në gjendjen vegjetale. Por nuk ka asnjë planet tjetër si toka ku ekziston diçka e ngjashme me njeriun - jo vetëm i gjallë ... Kafshët janë të gjallë, por njeriu është i vetëdijshëm për jetën e tij. Të bëhen të vetëdijshëm për vetëdijën e tyre është një fazë më e lartë, dhe se nuk është shumë larg.

Ti je i vetëdijshëm jetës sate.

Ti mund të bëhesh i vetëdijshëm vetëdijës sate.

Vetë-ndërgjegjësimi do ta tregoj ty misterin e ekzistencës.

Ti nuk ke për ta pranuar atë në shprehjen time. Nëse e pranon, ajo do të bëhet ezoterike për ty. Për mua ajo është një eksperiencë aktuale, dhe aty ka shumë eksperienca për të cilat nuk kam folë se ato do të duken ezoterike – sepse ju nuk mund t'i shprehni me fjalë ato. Për mua ato janë realitet, por për juve ato duhet të bëhen realitet.

Unë e theksova këtë pikë në veçanti, sepse unë jam i shqetësuar jashtëzakonisht që jeta në tokë nuk është shkatërruar; por është fluturimi më ambicioz i ekzistencës.

Ti nuk je i gjallë, ekzistenca është e gjallë në ty.

Ti nuk je i vetëdijshëm; ekzistenca është bërë e vetëdijshme në ty. Në momentin kur ti bëhesh i vetëdijshëm për vetëdijën, ekzistenca e arrinë përmbushjen e saj. Ti je aq i bekuar në atë moment saqë mund ta bekosh gjithë universin; ky është kuptimi i fjalës "Bhagwan". Kjo fjalë nuk e ka kuptimin "Zot"; kjo thjesht do të thotë i bekuar, ai që është i bekuar dhe që është i aftë për ta ndar bekimin e tij me çdokënd që është i gatshëm për ta pranuar.

Nuk ka asgjë ezoterike në këtë, por kjo i përketë shkencës së udhëtimit të brendshëm – kjo nuk është shkencë objektive. Kështu që për ata që janë të varur nga shkenca objektive kjo mund t'iu duket ezoterike, por për ata që nuk janë të mvarur nga objektiviteti… dhe mos harroni se objekti nuk mund të ekzistojë vetëm pa subjektivitetin tuaj, subjekti, vetëdija juaj, është e polarizuar.

Është e çuditshme që shkencëtarët e arsyeshëm vazhdojnë ta mohojnë se ka diçka të brendshme në njeriun. Ata e pranojnë të jashtmen dhe e mohojnë të brendshmen, ata i pranojnë gjërat në shtëpinë e tyre dhe ata e mohojnë veten e tyre. Kjo është thjesht qesharake, por kjo nuk mund të vazhdojë për kohë të gjatë. Gjithnjë e më shumë njerëzit inteligjent po kërkojnë nga brenda, sepse kërkimi i jashtm ka çuar në vdekje - kah vdekja përfundimtare.

Hulumtimi i brendshme do t'ju çojë në shtresat më të thella të jetës dhe përfundimisht në jetës e përjetshme në të njëjtën mënyrë si hulumtimi i jashtëm që ju çon në vdekje, për shkak se objektet janë të vdekura. Studimi i objekteve të vdekura, dhe mohimit i subjektit të gjallë që është duke i studiuar ato…A mendoni se një objekt mund të studiojë një tjetër objekt? -

Kjo është e pamundur. A mendoni se një gur mund të vëzhgojë një tjetër gur? Mund të bëjë hulumtime në lidhje me gurin tjetër?

Për të bërë hulumtime në botën objektive, ju nevoitet një vetëdije e brendshme, një subjektivitet. Ai subjektivitet është vetëdija juaj. E shkenca objektive ka ardhur tek arma bërthamore, e gatshme për të shkatërruar krejt jetën në tokë dhe ta kthej në objektivitetit të pastër pa asnjë subjekt. E kundërta ndodh vetëm atëherë kur të arrini në qenien tuaj të brendshme më të thellë: çdo gjë bëhet e gjallë, e vetëdijshme. Gjithë ekzistencës bëhet një vallëzim, këndim, gëzim universi, dhe vizioni juaj nuk ka kufij, ju mund të shihni gjëra të cilat nuk janë të mundshme me sy objektiv.

Unë e mora këtë gjendje vetëm për ta theksuar faktin se të shkatërrohet jeta në tokë do të jeta humbja më e madhe për ekzistencën, sepse askund tjetër nuk ka evoluar deri në atë pikë ku një Zorba mund të bëhet një Buda. Askund tjetër nuk ka lulėzuar në potencialin përfundimtar, duke e shndërruar atë në një fakt.

Galileo ka dëshmuar se kjo planetë e vogël sillet rreth diellit. Kjo mund të jetë një gjë faktike, por unë po ju them se e tërë gjithësia, jo vetëm dielli, por miliona diej të tjerë të cilët ju i shihni si yje gjatë natës, dhe miliona sisteme diellore tjera janë në lëvizje rreth tokës - jo faktikisht, por në një kuptim simbolik, sepse ky është i vetmi vend i shenjtë ku jeta ekziston, ku ekziston vetëdija, dhe ku disa njerëz kanë qenë të aftë për të arritur shprehje finale të qenies, ndritjen.

**Pyetja e dytë**

I DASHURI OSHO,

DISI NUK PO MUND T'I BESOJ QESHJES SIME, NDOSHTA ËSHTË E VËRTETË, POR UNË PRAPË PO I BESOJ LOTËVE TË MI. JU LUTEM KOMENT.

Të gjithë e bëjnë këtë; njerëzimi është mësuar në mjerim. Mjerimi është kuptuar si dhuratë, kjo është menduar se është e natyrshme. Mos me qenë i mjerë është rrezik në këtë turmë të madhe të njerëzve të mjerë thjesht sepse ata nuk mund të besojnë se dikush nuk është i mjerë – diçka nuk është në rregull me të.

Shoqëria ka depërtuar thellë në mendjen tuaj, nuk është se vetëm të tjerët nuk e besojnë qeshjen tuaj, por edhe ju vetë nuk e besoni. Mendja është pjesë e shoqërisë; ajo e ka krijuar atë. Prindërit tuaj, mësimdhënësit, priftrinjët – të gjithë ata kanë krijuar mendjen tënde.

Në mendje diçka është futur nga ana e shoqërisë; ajo i përket shoqërisë, jo juve. Kjo shoqëri dyshon në qeshjen tuaj, ju ka frikësuar se mos ndoshta ju po çmendeni – sepse nuk ka arsye për të qeshur.

Kjo është një situatë shumë e çuditshme: kur jeni të shëndetshëm, ju nuk mendoni se duhet të ketë një arsye të jeni të shëndetshëm. Ju nuk nxitoni në panikë tek mjeku duke thënë: "Doktor më shpëtoni, unë jam i shëndoshë! Bëni diçka menjëherë…diçka ka shkuar keq, unë nuk jam më i sëmurë." Askush nuk të pyet: "Pse jam unë i shëndoshë?" Por në qoftë se jeni të sëmurë ju pyetni: "Pse jam i sëmurë?" Shkoni tek ekspertët për të pyetur rreth sëmundjes tuaj dhe si për të kuruar atë.

Nëse fëmija nuk është i ngarkuar me të gjitha këto forma shoqërore, kur ai qesh ai do ta pranoj këtë natyrshëm. Kur ai është i pikëlluar ai do të pyes pse ai është i pikëlluar. Ai do të shkoj tek psikiatri për të pyetur se çfarë është shkaku i pikëllimit të tij, pse është ai aq serioz, pse ai nuk mund të qeshë, pse ai nuk mund të këndojë, pse ai nuk mund të vallëzojë.

Një person i cili nuk mund të qesh, nuk mund të këndoj, nuk mund vallëzoj – a mendoni se ai do të jetë në gjendje të dashuroj? Është e pamundur sepse dashuria e tij do të jetë një lidhje dashurie e trishtuar, plot lot, pa asnjë gëzim.

Njerëzit gjejnë dashnor në mënyrë që ata të mos ndjehen të vetmuar. Vetmija dhemb, por ata nuk janë të vetëdijshëm se edhe personi tjetër është i vetmuar gjithashtu. E dy vetmi së bashku krijojnë probleme të shufishta; kjo nuk do të shpërndajë problemin. Ju keni qenë të vetmuar, tani një tjetër person është i vetmuar. Ju keni qenë të pikëlluar; tani edhe personi tjetër është i pikëlluar. Tash të dy ja bartin pikëllimin njëri-tjetrit, sëmundjen, seriozitetin, disponimin e dëshpërimit dhe ankthit – tash ato janë dyfishuar. Para se të dashurohet një person, ai duhet të ketë një kuptim të drejtë në lidhje me gjendjen e tij…a është ai aftë të dashuroj? Ai nuk mund të qeshë, ai nuk mund të këndojë, ai nuk mund të kënaqet në muzikë; ai nuk mund të kënaqet në asgjë…si do të mund të kënaqet në dashuri?

Klerikët e të gjitha religjioneve kanë helmuar çdo gjë.

Ata kanë helmuar dashurinë tuaj, ata kanë helmuar qeshjen tuaj.

Ata kanë helmuar kapacitetin tuaj të gëzimit, vallëzimit, këndimit.

Vetëm shikoni në kishat tuaja…Në momentin që ju hyni në një kishë ju bëheni serioz - vetëm vështrone këtë. Në momentin që ju hyni në një kishë të atmosfera juaj e brendshme ndryshon - ju bëheni serioz. Jeni bërë të krishterë, e cila është thjesht një sëmundje ashtu si Hinduizmi, Budizmi ... emra të ndryshëm të sëmundjeve.

A mund të çoni dashuri në një kishë? Jezu Krishtit i varur në kryq duke shikuar në ju ... Kjo do të ishte një skenë shumë e çuditshme. Ju madje nuk mund të qeshni. A keni parë ndonjë statujë të Jezusit të buzëqeshur, duke qeshur, duke vallëzuar? Jo, krejt çka ju që ju dini është Jezu Krishtit i kryqëzuar.

Unë mendoj se krishtërimi është bërë feja më e madhe e botës sepse ajo është një fe e sëmurë – shumë më e sëmurë se çdo religjion tjetër. Kryq dhe një Jezus serioz – natyrisht, mbi një kryq duhet të jetë serioziteti! Me të vërtetë do të dukej shumë çuditshëm nëse ai fillon të qeshë në kryq. Serioziteti i tij, vdekja e tij, kryqi i tij kanë qenë të dobishme për miliona njerëz të mjerë për t'iu bashkuar shoqërisë së tij: "Ai duket të jetë person i duhur."

Ai ju ka thënë ta bartni kryqin tuaj mbi supet tuaja, dhe ju e bartni jo kryqin e drunjët, por kryqin shumë më të thellë psikologjik të trishtimit, mjerimit, ankthit, pakuptueshmërisë. Këto janë kryqet tuaja. Kryqi i tij nuk ishte aq i madh, dhe ai ishte diçka jasht tij; ju po e bartni kryqin tuaja në zemrën tuaja. Kjo duket të jetë një lloj tërheqje mes jush dhe Jezu Krishtit.

Shkrimtari i 'ZORBA GREKE'. Kazantzakis është përjashtuar nga kisha ortodokse greke për shkak se e ka krijuar Zorba – një njeri plot gëzim, plot dashuri, një njeri të mbushur me muzikë, që nuk mbante kryq fare, madje një prozë letrare, dhe një ndër më të mirat që është krijuar në këtë shekull. E arstisti i madh Kazantzakis është përjashtuar nga kisha sepse ai ka bërë diçka jashtëzakonisht jo krishtere.

Kisha nuk do që ju të jenë të lumtur. Shoqëria nuk do që ju të jenë të lumtur. Psikoanalistët nuk duan që ju të jenë të lumtur. Askush nuk duket të jetë i interesuar për lumturinë tuaj, të gjithë ju dojnë të jeni të mjerë. Aty duhet të ketë një interes në mjerimin tuaj – e ajo është: se njeriu i mjerë lehtë robërohet. Ai është veç i thyer, atij nuk i ka mbetë guxim; ai nuk mund të luftojë, ai nuk mund të rebelohet; ai nuk mund të jetë një revolucionar, ai nuk ka më shpresë. Kjo nuk është me rëndësi për të, ai është një mjerim të tillë, çfarë mjerimi mund të jetë më shumë se robëria?

India ka qëndruar për dymijë vjet në robëri pa asnjë revolucion të vlershme për ta quajtur revolucion. Ata i quajnë disa gjëra…në vitin 1942 Mahatma Gandi e ka quajtur lëvizjen e tij revolucion. Kjo thjesht është e pavërtetë. I gjithë revolucioni ka vdekur në ditën e nëntë. Dhe një shtet prej katërqind milion njerëzish…Sa njerëz kanë marrë pjesë në revolucion? Dhe pse vdiq në ditën e nëntë? Këto nuk janë revolucione, vetëm përpjekje të vogëla drejt revolucionit të cilat vdiqën para se të lindin.

India nuk ishte e gatshme për asnjë revolucion; kështu që masat qëndronin anash – për ta nuk ka rëndësi asgjë. Ata kanë qenë nën mbretërinë e mbretërve Hindu para se të vijnë muslimanët, ata kanë qenë të mjerë. Muslimanët janë bërë mbretër, ata kanë mbetur të mjerë. Kanë ardhur britanikët, ata kanë mbetur të mjerë. Mjerimi i tyre nuk ka ndryshuar. Pse duhet ata të shqetësohen se kush i sundon? Zemrat e tyre janë thellë të pikëlluara dhe kush mund t'i bëj ata më të pikëlluar.

Të gjitha qeveritë dëshirojnë që njerëzit të mbeten të mjerë, dhe të gjithë priftrinjët dëshirojnë që njerëzit të mbesin të mjerë, sepse vetëm njerëzit e mjerë shkojnë tek priftrinjët për ngushëllim. Vetëm njerëzit e mjerë mendojnë për parajsë. Vetëm njerëzit e mjerë duan të jenë të sigurtë se varfëria e tyre është e bekuar, të bekuar dhe të përulur sepse ata do ta trashëgojnë mbretërinë e Perëndisë.

Për mijëra vjet mjerimi ju është imponuar. Ju jeni të lindur me të. Ai është pjesë e gjakut dhe eshtrave tuaja. Kjo është arsyeja që kur e ndjeni qeshjen, ju personalishti dukeni të ngathtë, të zënë ngusht. Por lotët janë krejtësisht në rregull, sepse për mijëra vjet njeriu është plotë me lot - tërë jeta e tij nuk është tjetër veçse lot.

Në gjithë botën njerëzit e mi janë të dënuar. Unë jam i dënuar për arsyen e thjeshtë se po ju them ta hedhni kryqin nga supet tuaja. Nëse jeni aq shumë

të lidhur për të bartur diçka, bartne një kitarë – por një kryq nuk është diçka që duhet bartur.

Unë i kam mësuar njerëzit e mi të jenë të gëzuar, të lumtur, të dashur, sepse të gjitha këto gjëra të natyrshme kanë qenë të shtypura. Por njerëzit e çuditshëm e kanë shumicën nën vete. Unë i kam thënë njerëzve të mi t'i hedhin të gjitha konceptet e vjetra. Për shembull, për shekuj juve u është thënë se dashuria është joshpirtërore.

Dashuria ndaj Zotit është krejtësisht në rregull – kjo është dashuri shpirtërore sepse nuk ka Zot, kështu që ju mund të vazhdoni të luteni dhe të jeni në dashuri të madhe me Zotin që nuk ekziston. Por dashuria në një grua apo në një burrë është e rrezikshme sepse ajo është reale, ai është real.

Ata janë përpjekur për të devijuar dashurinë tuaj në një gjë joekzistenciale kështu që ju nuk mund të duani ata që janë të vërtetë. Dhe ata e kanë bërë të qartë për ju se këto dy do të kundërta me njëri-tjetrin: ose ju mund ta doni një grua ose ju mund ta doni Zotin ... çuditshëm! Unë nuk mund të mendoj se pse nuk duhet të jetë një konkurencë midis Perëndisë dhe një gruaje. A është Zoti një grua? ... kaq xheloze?

Pse njeriu duhet të heq dorë nga jeta dhe lumturitë për t'i arritur disa kënaqësi në qiell? Çfarë lloj logjike është kjo? Këtu çdo gjë është mëkat, dhe gjërat e njëjta në qiell bëhen shpërblim, për shenjtorët e njëjtë të cilët kanë thënë se gruaja nuk guxon as të shikohet.

Në indi ka qenë një i shenjt, Surdas, i cili i ka nxjerr sytë e vet. Emri i tij, Surdas është bërë ekuivalent për njeriun e verbër, për shkak se ta quajsh njeriun e verbër "qorr" duket çnjerëzore. Në Indi njeriu i verbër është quajtur surdas – emri i një shenjtori të madh. Kjo thjesht do të thotë njeri i verbër, por duket më e sofistikuar dhe nuk e dëmton njeriu i verbër. Surdas kishte nxjerr sytë e tij, sepse ai kishte frikë se në qoftë se sytë janë aty edhe gratë do të jenë gjithandej ... dhe ka gjëra që janë përtej kontrollit tuaj. Nganjëherë ju e shihni një fytyrë dhe ju pëlqen, ju e doni atë. Kjo ndodh për një sekond saqë ju nuk mmund të kujtoheni se ju jeni një njeri fetar, ju keni hequr dorë nga bota. Është më mirë të çliroheni nga sytë kështu që ju nuk do të shihni kush është mashkull, kush është femër, kush është e bukur. Dhe kjo nuk është një përjashtim. Në Bashkimin Sovjetik para revolucionit, ka pasur mijëra burra dhe gra - një kult shumë fanatik i krishterë i cili kërkonte që ju t'i preni organet gjenitale. Dhe njerëzit i kishin prerë organet e tyre gjenitale

për ta bindur kishën plotësisht për nderin e tyre, beqarinë. Grua e shkreta prapë ishin në humbje se nuk kishin çfarë për të prerë…derisa burrat shkonin shumë më të lartë në rritjen shpirtërore. Në fund ato filluan t'i prejnë gjinjët e tyre. Kishte mijëra gra që kishin prerë gjinjët e tyre dhe ato kanë menduar se janë shumë fetare. Njerëzit që kishin prerë organet gjenitale të tyre ishin të mendimit se janë shumë religjioz – se janë të shenjt.

Të gjitha këto religjione kanë helmuar natyrën tuaj. Përpjekja ime është të largoj çdo kushtëzim të panatyrshëm nga ju, dhe t'ju prezentoj sërisht në çiltërsinë taj, në natyrën tuaj.

Para ca ditësh sekretarja im Anando më raportoi se në gazeta po shkruan se këtu ka orgji seksuale. Unë i thashë: "Por unë jam këtu, dhe askush nga ata nuk më ftoi. Gjërat e mëdha po ndodhin e unë jam prezent, dhe unë duhet të mësoj nga gazetat për gjërat e mëdha. Kjo nuk është e drejtë."

Ajo tha: "Por asnjë orgji nuk po ngjanë. Këto raporte janë të rreme."

Kam shikuar në raport dhe zbulova se çfarë ishte arsyeja. Kjo duhet të ketë ardhur nga hotelet dhe vendet ku qëndronin njerëzit e mi. Askund nuk ndodhte asnjë orgji, por kjo është pjesë e mësimit tim: çfarëdo që bëni, bëneni totalisht. Kështu që kur njerëzit e mi kanë çuar dashuri, ata kanë dashuruar me të vërtetë. Ata rënkojnë, ata ofshajnë, ata ulurojnë, ata këndojnë, ata vallëzojnë. Dhe, ju e dini, muret e hoteleve nuk janë aq të trasha, kështu që të gjithë fqinjët i hapin veshët e tyre të dëgjojnë se çfarë po ndodhë…Kjo duhet të jetë një orgji! Dy persona të bëjnë kaq shumë zhurëm…kjo është e pamundur!

Ata gjithashtu çojnë dashuri, por ata çojnë dashuri sipas traditës ku gruaja nuk duhet të lëvizë. Dhe për ta parandaluar lëvizjen e gruas burri hip mbi gruan. Tash është bisha mbi bukurinë - ai është muskulor, ai është më i madh, dhe gruaja e gjorë e njomë thjesht është thërrmuar nën të. Çfarë lloj dashurie ...? Dhe ai nxiton për ta përfunduar sa më shpejtë, sepse ky veprim është një mëkat – sa më shpejtë që e përfundon është më mirë! Ju nuk duhet të kënaqeni në këtë, ju nuk duhet të zgjasni me të, dhe fqinjët tuaj nuk duhet të dinë për këtë. Kështu që gruaja qëndron e qetë, e heshtur, pothuajse një kufomë. Që është definicion për një zonjë.

Një zonjë nuk është një grua. Një zonjë është një grua e vdekur; një zonjë thjesht do të thotë të shtrihet mirë, ajo thjesht shtrihet poshtë dhe qëndron me sy të mbyllur.

A e dini pse gratë i mbyllin sytë kur çoni dashuri, për t’’iu shmangur shikimit tuaj. Ju po iu bëni atyre një gjë shumë të pakëndshme, ato nuk duan të shohin, ato nuk duan dritë. Burri për disa sekonda e ka përfunudar. Sepse vetëm ai ka bërë lëvizje.

As burri e as gruaja nuk e arrinë orgazmin. Orgazmi kërkon pak më shumë nyjetim, pak më shumë mjeshtri. Së pari orgazmi kërkon një puthje më të gjatë – derisa seksi nuk është i pranuar si i natyrshëm, kjo nuk është e mundur – një puthje nën aromën e shkopinjëve të ndezur, dhe një muzikë nga pllaka e gramafonit duke kënduar Irena Pappas! Dhe para se të filloni të çoni dashuri – akti seksual nuk duhet të jetë një gjë e menjëhershme - ju duhet të vallëzoni, ju duhet të këndoni, ju duhet të përgatisni trupin tuaj për gëzim, ju duhet të përgatisni trupin tuaj për drithërimë. Vetë pritja është një rrëqethje.

Ju duhet të çoni dashuri vetëm atëherë kur ajo të ndodhë natyrshëm, duke dëgjuar muzikëm, duke vallëzuar, nën aromën e shkopinjëve të ndezur, luleve…Dhoma juaj e dashurisë duhet të bëhet një tempull. Unë nuk mund ta përdorë fjalën “kishë”; ajo është shumë e shëmtuar. Kjo është arsyeja pse unë jam duke e përdorur fjalën “tempull”.

Dhe kur energjia juaj rrjedhë, lëvizë, kënaqet atëherë i tërë trupi juaj është i gatshëm, nuk është vetëm mendja juaj ajo që dëshiron të çoj dashuri…Dhe pikërisht gruaja është ajo të cilës i gjithë trupi i saj duhet të jetë i gatshëm, sepse i gjithë trupi i saj është orgazmik.

Seksualiteti i mashkullit është lokal, gjenital; seksualiteti i femrës është nëpër gjithë trupin e saj. Kështu që duke vallëzuar dhe duke kënduar, i gjithë trupi i saj do të jetë i rrëqethur, do të jetë i gatshëm, do të jetë i zjarrët. Zonja do të zhduket dhe gruaja do të kthehet prapa.

Sigurisht se zonja duhet të jetë sipër, kurrë burri nuk duhet të jetë mbi të. Kjo është çnjerëzore. Dhe kjo është krejtësisht në bazë të shkencës seksuale, që burri duhet të jetë nën gruan, sepse atëherë ai nuk mund të lëvizë shumë, dhe në qoftë se ai nuk mund të lëvizë shumë ejakulimi i tij nuk do të jetë brenda tre sekondave, kjo do të marrë kohë. Le të lëvizë gruaja. Dhe kur jeni

në kënaqësi, ju bërtitni, ju uluroni, rënkoni, ofshani, dhe ju nuk mërziteni për fqinjët tuaj. Vetëm atëherë është e mundur përnjëherë bashkë ta përjetoni orgazmin.

Orgazmi është një dhuratë e natyrës që ju çon në besimtari, sepse përmes orgazmit ju do të mund të njihni një unitet me ekzistencën. Për një moment ju zhdukeni, koha ndalet, mendja nuk funksionon më…çdo gjë është e qetë dhe çdo gjë është e mrekullueshme; por kjo është vetëm për disa çaste. Por njëherë kur ta shijoni këtë, ju do të dëshironi që kjo të qëndroj në juve për njëzet e katër orë.

Duhet të jetë se njeriu i parë që ka zbuluar meditimin…Unë jam absolutisht i sigurtë se zbulimin e ka bërë përmes orgazmit, sepse nuk ka asnjë mënyrë tjetër për të zbuluar meditimin. Në orgazëm të gjitha këto elemente themelore janë prezente të cilat e bëjnë meditimin. Dhe disa aventurier, kërkojnë ta marrin vesh, duhet të kenë menduar: “Pse unë po ndjehem aq euforik, aq ekstatik?” Dhe ai duhet të ketë theksuar tri çështje: Unë zhdukem – një UNI i caktuar mbetet, një Jam mbetet, por nuk ka kurrëfarë Unë jam. Koha zhduket – nuk ka të shkuar, nuk ka të ardhme, vetëm çasti, në të tashmen. Mendja zhduket, nuk ka mendime.

Çdokush me një inteligjencë të vogël mund të motivhet nga ato, nëse këto tri gjëra mund të menaxhohen pa çuar dashuri, atëherë e njëjta përvojë do të ndodhë. Kjo është origjina e meditimit. Askush nuk e di sa mijë vjet më parë disa eksplorues të panjohur - eksplorues të madhenj në botë – kanë zbuluar këtë, por kjo ka funksionuar. Sepse me dashuri ju jeni gjithmonë të varur nga personi tjetër, dhe për dy persona është një lloj i caktuar i varësisë nga njëri-tjetri.

Meditimi arrinë t’ju bëj më pak egoist, t’ju sjell në momentin e tanishëm, dhe për të ndaluar procesin e mendimit – dhe ju fitoni një orgazëm shumë më të madh duke mos involvuar kurrfarë seksi në këtë. Njëherë kur ta keni çelësin në dorë ju mund të qëndroni për njëzet e katër orë në qenien tuaj të brendshme në bekim të njëjtë, në të njëjtën uratë.

Kjo është arsyeja pse njerëzve mësimet e mia iu duken shumë kontradiktore – ato nuk janë. Unë ju mësoj të çoni dashuri sa ma totalisht që është e mundur në mënyrë që ju ta transcedentoni atë, kështu që ju mund ta zbuloni ne veten tuaj ëse është çuarja e dashurisë ngjarje aq e lumtur – por ky është vetëm një moment. Këta tre përbërës që e përbëjnë orgazmin ju mund t’i

provoni ndaras, dhe kjo është se si unë e kam arritë meditimin. Këta tre përbërsës mund t'i realizoni. Dhe një herë kur të keni vetëm një pervojë të orgazmit, ju do të jeni të lirë nga femrat, ju do të jeni të lirë nga meshkujt, ju do të jeni në kontakt të drejtëpërdrejtë me ekzistencën – aty nuk ka ndërmjetës. Vetëm një person i tillë që është përtej seksit.

Duke shkuar përtej seksit s'do të thotë se seksi është mëkat. Në fakt, seksi ishte shkaku i tërë spiritualitetit që u ngrit nga ajo. Kështu që edhe njeriu i cili ka shkuar përtej seksit mund t'i gëzojë marrëdhëniet seksuale vetëm për argëtim, herë pas here. Seksi nuk është kundër shpirtërorës.

Pas përjetimit të orgazmit, mos e harroni paslojën. Siç ju ka sjellë paraloja në një gatishmëri drithëruese, pas orgazmit, nëse rrotulloheni në anën tjetër dhe thoni: "Tash po ndjehem i përgjumur", kjo është ofenduese. Ju nuk i kuptoni femrat; seksi juaj është vetëm gjenital. Pas ejakulimit ju filloni të ndjeheni të përgjumur sepse ju keni humbur energji, jeni topitur. Gjumi do t'ju rinoj në këtë mënyrë funksionon cikli natyror duket se po bjen në gjumë. Por trupi i femrës i tërë është i përfshirë – ajo akoma është e rrëqethur.

Seksologjia moderne ka ardhur deri tek zbulimi se një grua është e aftë për më shumë orgazme – një pas një, minimum gjashtë orgazme – dhe ju i ofroni asaj vetëm një orgazëm. Ajo ende është e gatshme edhe për pesë orgazme tjera, dhe kjo është një situatë e zakonshme: burri bjen me fjetë, e gruaja qanë e vajton.

Nëse burri është më i kujdesshëm, dhe ai duhet të jetë shumë më i kujdesshëm ndaj një gruaje e cila i ka dhënë një përvojë kaq të mrekullueshme…Ai duhet të jetë i kujdesshëm: me paslojë, me pak më shumë muzikë, me pak ma shumë këngë, me pak më shumë lojë, ose vetëm të shtrihen bashkë. Ajo do të qetësohet, ajo do të bëhet sërish një zonjë. Derisa nuk bëhet zonjë, ju nuk duhet të shkoni për të fjetur; kur ajo bëhet zonjë ju mund t'i thoni lamtumirë dhe të shkoni për të fjetur.

Kështu që unë e di se nga vijnë këto raporte. Njerëzit e mi qëndrojnë nëpër hotele dhe ata me siguri kanë bërë zhurëm. Por unë nuk dua t'jua ndaloj zhurmën – kjo është punë e juaja private; ajo është dhoma juaj private. Ju keni paguar për të. Tash se qfarë bëni ju aty është çështje e juaj; ajo nuk është punë për peshkopin.

Në thelb, këmbëngulja ime është për totalitetin. Çfarëdo që ju bëni bëhuni total në të, të natyrshëm në të, dhe së shpejti ju do të zbuloni se qeshja dhe gëzimi janë të natyrshëm. Ndonjëherë ju mund të dëshironi vetëm të vallëzoni pa asnjë arsye, vetëm për shkak se jeni të mbushur plotë me energji dhe energjia e kërkon vallëzimin. Atëherë mos e ndalni atë, mos e shtypni atë, sepse çdo energji e shtypur do të bëhet helmuese.

Shprehne atë, dhe mos u merzitni për botën. Merrne këtë si dhuratë, që kur jeni me mua, bota e di se ju jeni të çmendur. Tash nuk ka problem. Ata e dinë se ju jeni të çmendur; ju nuk duhet të mërziten për ta. Ju duhet të jeni marrëzisht të dashuruar në jetën, në natyrën, në këtë mënyrë ju mund t'i transcedentoni të dyja së bashku jetën dhe natyrën. Dhe është një përsosuri, por kjo është për ata të cilët e jetojnë jetën totalisht.

Në atë çast gjithashtu mund të vijnë lotët, por ato nuk do të jenë nga pikëllimi; ato do të jenë nga kënaqësia, ato do të jenë nga falenderimi, ato do të jenë nga nga hareja totale.

Lotët janë gjuha e gjithçkahi të stërmbushur.

Nëse ju jeni të stërmbushur me pikëllim atëherë lotët e juaj do të jenë të pikëllimit.

Nëse jeni të stërmbushur me gëzim atëherë lotët do të jenë të gëzimit.

Unë nuk po ju them t'i ndalni lotët; ato e kanë bukurinë e vet vetjake.

Por ato duhet të jenë të gëzimit, të dashurisë, ato duhet të vijnë nga qetësia juaj, të vijnë nga paqja juaj, nga zemra juaj si falenderim i pakufishëm ndaj ekzistencës që ju ka dhënë jetën, që ju ka dhënë vetëdijën, dhe që ju ka dhënë miqë të çmendur si unë.

**Pyetja e tretë**

I DASHURI OSHO,
ÇFARË ËSHTË ESENCA E DURIMIT?

Durimin njerëzit e kanë eksplatuar.

Ka pas varfëri për shekuj dhe atyre iu është thënë vetëm të jenë të durueshëm. “Ky është një test për besimin tuaj ndaj Zotit.” Atyre iu është thënë vetëm të jenë të durueshëm: “Kjo është vetëm çështje e disa viteve dhe ju do të hyni në parajsë.”

Durimi është përdorur si pjesë e një shfrytëzimi të njerëzve në çdo fushë, por durimi vetvetiu është një cilësi e bukur.

Ju nuk duhet të lejoni që durimi juaj të shfrytëzohet.

Por të jesh i durueshëm, për mua do të thotë të besosh – të besosh në natyrë, të besosh në ekzistencë, të besosh në veten tënde. Gjërat vahzdojnë të bëhen për çdo ditë më të mira, çfarëdo që ndodhë, durimi juaj do të gjej diçka të mirë për ju. Kjo është një alkimi shumë e madhe; kjo e shndërron vuajtjen në bekim. Kjo është një vegël e madhe në duartë tuaja, ju vetëm duhet ta kuptoni se kjo vegël do të përdoret vetëm nga ju, jo nga të tjerët për juve.

Ka ndryshime të vazhdueshme në jetën - jeta është një fluks.

Herakliti thotë: “Ju nuk mund të shkelni dy herë në të njëjtin lum.”

Unë po ju them: “Ju madje asnjëherë nuk mund të shkelni në të njëjtin lum.”

Lumi pandërprerë lëvizë…Bjen e ngritet, ditë e natë.

Durimi përbëhet nga këndvështrimi i gjërave në mënyrë që ato të bëhen më të lumtura për ju. Për shembull, ju mund të shihni se çdo ditë ka qenë sendviç në mes dy netëve të errëta. Kjo do t’ju jep mjerim të mirë dhe trishtim…vetëm një ditë e vogël në mes dy netëve të mëdha e të errëta.

Njeriu i kuptueshëm do ta sheh se çdo natë është shumë e vogël në mes dy ditëve të bukura me diell. Ka njerëz që nuk do të shikojë në lulen e trëndafilit, ata do të shikojnë në ferra. Ata do të jenë në dëshpërim të thellë pse ekzistenca nuk mund të prodhojë edhe trëndafila pa gjemba, por ata janë duke i kushtuar vëmendje më tepër gjembave se sa trëndafilave.

Njeriu i kuptueshëm do t’i doj trëndafilat, dhe do t’i konsideroj gjembat si roje e trëndafilave. Kjo është një mbrojtje, shkurrja e trëndafilit i furnizon me lëng të dytë – edhe ferrën edhe trëndafilin. Ferra duhet të ketë disa

funksione të natyrshme. Funksioni i saj është të mbrojë trëndafilin - kjo është një ushtar, një roje.

Pasi ju e shikoni jetën vetëm nga një kënd tjetër, zemra juaj fillon të rrah në mënyrë të ndryshme. Çdo gjë mund të shihet me sy negativ, dhe ka njerëz që do të mendojnë për çdo gjë me sy negativ, ata mund të bëhen kritikë të mirë, por ata do të jenë dështimi më i madh në jetë. Është një mënyrë për të parë jetën me sy pozitiv.

Unë isha në një vizit të një pallati në Xhaipur të Indisë. Xhaipur është një nga qytetet më të bukura në botë. Njeriu i cili e kishte krijuar atë, Maharaxha Xhai Sing, ka dasht ta mund Parisin, por ai vdiq para se ta përfundoj projektin komplet. Kështu që Xhaipur mbet i pakompletuar, por ai ka bukuri mahnitëse. Asnjë qytet në Indi nuk e ka atë kualitet.

Unë isha në vizit të pallatit të tij. Nipi i tij, i cili tash është në vend të gjyshit të tij, më tha: " mos e merrni parasysh diçka nëse shihni të pakompletuar në pallat."

Unë i thashë: "Çka është me rëndësi?"

Ai tha: "Gjyshi im ka pas një ide të caktuar se asgjë nuk duhet të kompletohet plotësisht, se atëherë ajo ka një lloj vdekjeje; diçka duhet të mbetet e pakompletuar…mundësi për rritje. Dhe rastësisht ai nuk ka mundur ta kompletoj Xhaipur. Ai vdiq. Dhe kjo ishte e tërë filozofia e jetës së tij; ai kurrë nuk bëri asgjë të plotë. Diçka do të mungonte në të, dhe njerëzit që vijnë me sy negativ menjëherë shohin atë që mungon. I tërë pallati është aq i bukur, por gjithë shqetësimin e tyre bëhet i përqendruar në një gur të vogël që mungon, dhe ata frustrohen për këtë." Ndoshta Maharaxha Xhai Sing kishte një kuptim të jetës.

Në jetë asgjë nuk është e përkryer, çdo gjë ka disa mangësi.

Mangësi do të thotë se jeta akoma rritet, evolucioni akoma ngjanë. Atë ditë kur gjithçka të kompletohet do të jetë dita më e keqe në ekzistencë, sepse atë ditë çdo gjë do të jetë e vdekur. Nuk do të ketë rritje, nuk do të ketë evolucion, çdo gjë do të jetë e bllokuar. Nuk shikohet mangësitë; shikohen bukuritë aq të mëdha që i rrethojnë defektet e vogëla.

Kjo është një ndryshim i perspektivës që sjell durim për ju. Pastaj ju e dini se çdo gjë është e mirë, dhe çdo gjë do të jetë më mirë, sepse ajo ka vazhduar për shekuj me radhë duke u bërë më e mirë e më e mirë. Nuk ka nevojë të jeni të brengosur për nesër, nesër do të jetë më mirë.

E tërë ekzistenca është e përfshirë në përmirësimin e vetvetes.

Ju duhet të keni vetëm pak durim, ju nuk duhet të nxitoni. Ju nuk duhet të këtkoni që gjithçka t'ju jepet tani për tani.

Çdo gjë vjen në kohën e vet.

Çdo gjë vjen kur ju të piqeni.

Çdo gjë vjen kur ju ta meritoni atë – kjo është përvoja ime.

Në tridhjetë vitet e fundit unë nuk kam ndjerë, qoftë edhe për një moment të vetëm, asnjë padurim, dhe kam parë se çdo gjë vazhdon për t'u bërë më mirë. Vetë ekzistenca është e përfshirë në këtë, ne jemi pjesë e saj – nuk ka nevojë për t'u brengosur. Edhe diçka që sot duket e errët mund të jetë fillimi i një agimi të ri.

Vetëm vështrone jetën.

Përpiquni ta kuptoni jetën dhe durimi do të vij tek ju me pëlqimin personal.

Kur isha në burg në Amerikë. E para që më tha sherifi në burg ishte: "Ndoshta ti s'ke menduar se do të burgosesh ndonjëherë."

Unë i thashë: "Unë të ardhmen time e mbaj të hapur. Unë mund të gjendem çdokund…madje edhe në ferr unë nuk do të shqetësohem.

Ai erdhi në qelinë time. Ai tha: "Kjo është e padrejtë. Ju jeni arrestuar pa kurrfarë urdhëri, duke mos ju afruar madje edhe një thirrje – juve nuk ju kanë lejuar as avokatët e juaj t'i thirrni. Kjo thjesht është padrejtësi. Kurrë në jetën time nuk kam parë të ngjajë diçka e tillë."

Unë i thashë: "Kjo është një përvojë e mirë për ju. Gjërat si kjo mund të ndodhin. Për mua kjo nuk bën dallim se a ka fletarrest apo jo, unë do të kisha qenë këtu dosido. Dhe këto ditë do të jem në burg dhe do të më japin

një eksperiencë të re dhe një perspektivë të re në jetë të cilat unë do të kishte humbur."

Ai tha: "Ju dukeni se jeni një lloj pak i çuditshëm."

Unë i thashë: "Unë jam. Ky është vetëm fillimi. Ne do ta njohim shumë më shumë njëri-tjetrin."

Dhe vetëm brenda dy ditësh ai u miqësua aq shumë me mua saqë ishte i brengosur se së shpejti do të jem i lirë dhe "Neve do të na mungoni përgjithmonë." Sepse vetëm për ato dy ditë kanë ardhur me mija telegrame, telefonata, telekse e lule nga e gjithë bota, ai tha: "Unë kurrë nuk kam parë një gjë të tillë. Në burgun tim kanë qenë ministra kabineti, sekretar dhe politikanë të rëndësishëm. Askush nuk është mërzitë për ta, por duket se ju me të vërtetë keni influencë të madhe në gjithë botën. Tash gruaja ime ka dëshirë t'ju shoh, fëmijët e mi e duan auografin tuaj, dhe nëse nuk keni asgjë kundër, edhe unë gjithashtu do të dëshiroja autografin tuaj t'ju tregoj njerëzve se ju keni qenë në burgun tim. Unë jam krenar që kemi pasur rastin të kujdesemi për ju për dy ditë."

Ai me të vërtetë është kujdesur mirë. Ai më ka vendosur në pavijonin spitalor dhe kur i kam lënë, medje edhe unë fillova të mendoj: "A të largohem apo jo?" sepse të gjitha infermieret qanin. Unë thashë: O Zot, kjo është e vështirë."

Gjashtë infermiere duke qarë më thanë: "Do të na mungoni."

Unë i thashë: "Unë mund ta kuptoj. Unë mund të qëndrojë këtu përgjithmonë - për mua nuk ka problem - por ata nuk do të më lejojnë të qëndroj. Dhe ju duhet të kuptoni, ju jeni vetëm gjashtë, unë kam lënë pesë mijë njerëz në komunën time, dhe një milion njerëz në mbarë botën të cilit gjithashtu qajnë. Por duke shikuar në fytyrat tuaja, më pëlqen të mendoj se unë duhet të harroj botën dhe të mbetem këtu. Unë kurrë nuk e kisha menduar që burg mund të jetë një vend i bukur."

Ato thanë: "Kjo kurrë s'ka qenë. Ju jeni ai që e keni ndryshuar këtë. Kur aq shumë telegrame dhe thirrje telefonike filluan të arrijnë ne e kuptuam se ne duhet të pastrojmë çdo gjë sepse të gjith ishin të shqetësuar për alergjinë tuaj. Ne nuk e kishim pastruar me vite."

I tërë burgu ishte i stërmbushur me lule. Ata nuk kishin vend për t'i vendosur lulet. Ata filluan të më pyesin: "Çfarë të bëjmë? Tani lulet vazhdimisht po vijnë dhe ne s'kemi vend, dhe i tërë burgu po duket si një shitore lulesh."

Madje edhe ai më i moshuari, shefi i burgut, kishte lotë në sytë e tij kur më ka liruar nga burgu.

Ai tha: "Ne do t'ju kujtojmë juve, - vetëm për dy ditë ju e ndryshuat burgun tonë në tërësi. Të burgosurit tanë kurrë nuk kanë qenë aq të lumtur. Ne kemi pesëqind të burgosur. Të gjithë ata ju njohin sepse ju shohin në televizion çdo ditë, dhe ata janë të lumtur që patën një shans për të jetuar me ju për dy ditë në burg të njëjtë. Tani ky nuk është më një burg për ta. Ky është bërë një krenari për ta."

Pas dymbëdhjetë ditësh, duke qëndruar në pesë burgje, kur kam dal nga i fundit marshalli i cili më liroi nga burgu i fundit më tha: "Kjo është e çuditshme, ju dukeni më mirë se sa jeni dukur kur ju kemi sjellur në burg."

Unë i thashë: "Ky është faji juaj. Çfarë mund të bëj për këtë? Në tërë këtë gjë jam kënaqur. Kjo ishte një përvojë e re, dhe mjeku im do të jetë shumë i lumtur që kam humbur 8kg. Duke mos pasur asgjë për të bërë, vazhdimisht kam shetitur nëpër korridore. Mos marrë ushqimit tim ... Unë merrja vetëm lëngje apo fruta kështu që ka qenë jashtëzakonisht e mirë për shëndetin tim. Dhe sa herë që të fitoj në peshë unë do t'ju informo dhe ju mund të më arrestoni. Këtu nuk ka nevojë për ndonjë fletarresti. Gjatë kësaj kohe nuk patë ndonjë fletarresti; herë tjetër gjithashtu nuk do të ketë nevojë për ndonjë fletarresti. Dhe dymbëdhjetë ditë nuk mjaftojnë! – më mbani së paku pesëmbëdhjetë ditë.

Ai tha: "Por askush nuk e do burgun."

Unë i thashë: "Kush po mërzitet për burgun? – Mua më pëlqen çdo gjë. Unë gjej diçka të bukur në të. I ulur në qelinë time njëzet e katër orë pas tridhjetë vjetë bisede të pandërprerë me njerëzit e mi – ky ishte një pushim i madh. Infermieret ishin të bukura; ato janë kujdesur për çdo gjë, edhe të burgosurit ishin të mrekullueshëm. Ju mendoni për ta se janë kriminel – burokratët tuaj janë më kriminel, më çnjerëzor se sa të burgosurit.

Kudo që kam shkuar ata më kanë pritur me shenjën e fitores prapa grilave duke më thënë: “Osho, mos u merzitë, ti do të fitosh, sepse ata janë duke bërë absolutisht gjëra kriminale dhe të gabuara. Ne të kemi parë në televizion; të gjithë ne jemi me ty.”

Ato dymbëdhjetë ditë janë kujtime të mira për mua, përndryshe vetë fjala “burg” duket e keqe – krejt varet se si ju i shikoni gjërat. Në burgun e parë, rojtari u interesua aq shumë për mua dhe aq shumë u zemërua në lidhje me padrejtësinë që ishte duke u bërë ndaj meje, kështu që ai e lejoi një konferencë të gazetarëve të botës përbrenda burgut.

Unë i thashë: “Por kjo mund t’ju dëmtoj.”

Ai tha: “Nuk po mërzitem. I kam vetëm edhe dy vjet për të dalë në pension; më së shumti çfarë mund të më bëjnë është të më pensionojnë tash.”

E pyeta: “A ka pasur ndonjëherë konferencë shtypi përbrenda burgut për ndonjë të burgosur?”

Ai tha: “Jo, por ne do të bëjmë histori.” Ai i ftoi të gjitha gazetat dhe ne patëm një konferencë të mrekullueshme shtypi përbrenda burgut.

E tërë Amerika ishte e tronditur.

Qeveria ishte e tronditur: “Cili është qëllimi i mbajtjes së këtij njeriu në burg? Ky ka fituar simpatinë e shumicë së njerëzve, dhe ai madje edhe nga burgu përmes televizionit është në dispozicion të njerëzve. Miliona njerëz janë duke e shikuar të cilët kurrë nuk kishin menduar për të.”

Atyre i vinte keq që kishin bërë gabim, e unë jam kënaqur që ata kanë bërë gabim.

Ata kanë shkatërruar komunën. Ata janë budallenj.

Ata mendojnë se një komune përbëhet prej shtëpive dhe rrugëve, ata nuk kuptojnë asgjë më të larta se arsyeja.

Komuna ime përbëhet prej njerëzve.

Komuna ime përbëhet prej njerëzve të dashur.

Ata nuk mund ta shkatërrojnë atë, ata e kanë ngritur atë. Numri i sannjasinëve është shtuar në gjithë botën. Dhe çdo ditë është në rritje, për arsyen e thjeshtë se njerëzit janë bërë të vetëdijshëm se qeveritë kanë frikë nga unë. Kjo do të thotë se unë kam disa porosi të cilat mund të ndryshojë e tërë shoqëria.

Vetëm bëhuni të durueshëm dhe të arsyeshëm. Çdo gjë gjithmonë vazhdon duke u bërë mirë e më mirë – kjo është përvoja ime. Çfarëdo që të ndodhë, në fund të fundit gjëra bëhen edhe më të mira.

Tash komuna ime është përhapur nëpër gjithë botën. Nderi le t'i shkojë qeverisë fashiste amerikane.

**Pyetja e katërt**

I DASHURI OSHO,
UNË JAM NJË SANNJASIN, KUR MË PYESIN NJERËZIT SE CILI ËSHTË DALLIMI NË MES TYRE DHE MEJE, UNË IU THEM SE UNË KAM PËRFUNDUAR ME MJERIMIN. POR OSHO, UNË AKOMA JAM I FRIKËSUAR.

Unë mund ta kuptoj problemin tuaj. Për të përfunduar me mjerim do të krijojë probleme për ju në një shoqëri të mjerueshme, kjo është ajo që ju frikëson. Ju jeni bërë një i huaj, një lojtar i jashtëm, por mos u brengosni. Njerëzit e mjerë s'mund t'ju bëjnë asnjë të keqe, ata janë aq të zhytur në mjerimin e tyre, ata nuk mund t'ju shkaktojnë ndonjë dëm.

Njerëzit e mi po ecën nëpër qytet dhe askush nuk është kundër tyre. Të rinjët…Për shkak se peshkopi ka filluar të zbulojë se këto duken se janë protesta, ai e ka filluar një kampanj të mbledhhjes së nënshkrimeve. Natyrisht, kjo është më e lehtë. Nëse shkon dikush tek peshkopi, vetëm të çlirohet prej tij ata do ta nënshkruajnë. Por disa djem të ri, kanë parë se peshkopi po mbledh nënshkrime kundër meje, dhe ata kanë filluar kampanjën të mbledhjes së nënshkrimeve për mua. Këta djelmosha nuk më njohin, e as unë nuk i njoh ata, por ata dëshirojnë që unë të qëndroj këtu.

Peshkopi i ka telefonuar pronarit të kësaj shtëpije, regjisorit të njohur të filmit, duke i thënë: "Ne do ta djegim shtëpinë, dhe ty kurrë nuk do ta falë Perëndia pasi që po i bën mikëpritje një njeriu shumë të rrezikshëm."

Dhe regjisori i përgjigjet atij: “Ju mund ta djegni atë se është e vjetër dhe nuk jam i interesuar më për të. Por para se ju të shqetësoheni për mua se a do të ma fal Zoti apo jo, ju duhet vetëm të shikoni mbi kokën tuaj: shpirti i Katzantzakis-it nuk ja ka falur kishës suaj të kalbur. Së pari kërko falje nga Katzantakis e mandej mendo për njerëzit e tjerë.”

Por gjëra të çuditshme e pyeti peshkopi regjisorin: “A mendon se Osho është Mesia?” Ndoshta thellë në vete ai ka pasur gjithashtu frikë – kushe di?

Regjisori i përgjigjet: “Nuk e di, por një jam i sigurtë, se unë jam gjithmonë për ata në të cilët hedhen gurët dhe kundër atyre që hedhin gurë.”

Ky peshkop nuk ka forcë. Ai nuk ka as guxim për të ardhur këtu. Ai thellë në vete ka frikë: “Ndoshta ky njeri mund të jetë një Mesia - Kush e di?” Jezusi nuk u njoh nga hebrenjtë si një Mesia dhe e kryqëzuan. Ndoshta populli i Shën Nikollës nuk e di se një Mesia ka ardhur, dhe ata mund të jenë të panevojshëm duke krijuar një marshim proteste ... Dhe kjo e ajo ...

Kush po mërzitet për marshimin e tyre protestues? Dhe në qoftë se ai dëshiron të djeg shtëpinë, unë do të jem në shtëpi dhe ai mund të vij dhe ta djegë shtëpinë. Ka qenë një vepër penale e Greqisë, ajo kundër Sokrati, tash do të ketë një akuzë tjetër penale kundër Greqisë. Ai nuk mund madje as të afrohet, si do të mund ai ta djegë shtëpinë ... me ndihmën e atyre zonjave plaka? Revolucionarë të mëdhenj ai ka mbledhur!

Ju nuk duhet të frikësoheni, ju duhet të qëndroni në lumturinë tuaj. Çfarë ju jeni duke thënë për njerëzit është absolutisht e sakt, mjerimi është dallim.

Ka një milion sannjasinë. Asnjë sannjasin i vetëm ende nuk është i vrarë nga dikush. Për tridhjetë vjet për çdo ditë kam marrë kërcnime se do të më vrasin. Madje ata kanë provuar tri herë, tentimet e tyre për të më vrarë kanë dështuar. Çfarë mund të bëj për këtë? Ato janë idiot. Së pari ata duhet të vijnë e të më pyesin: “Si t’ju vrasim?” Sikur që po i përgjigjem të gjithë të tjerëve, unë do t’i përgjigjem edhe atyre gjithashtu dhe t’ju tregoj atyre mënyrën e duhur, sepse unë nuk dua që ata të zinen dhe të dënohen pasi që të më vrasin. Në këtë mënyrë unë mund t’i menaxhoj të gjitha për ata!

Tri herë kanë porvuar dhe kanë dështuar – dy herë në Indi dhe një herë në Amerikë. Edhe qeveria amerikane ka dështuar. Ata kishin vendosur një

bombë në burg, nën karrige ku unë isha ulur. Ata është dasht të më pyesin: “Në çfarë kohe ju ktheheni? – sepse ne duhet të kurdisim bombën me sahat në kohën e sakt.” Unë do t’ju kisha treguar atyre, por ata nuk më kanë pyetur. Unë kam ardhur një orë më heret – çfarë ka mund të bëj bomba? Bomba e shkretë ka pritur. Unë kam shkuar pastaj ata e kanë larguar bombën.

Mos u frikësoni, s’ka asgjë për t’u frikësuar.

E tërë ekzistenca është me ju.

**Pyetja e pestë**

I DASHURI OSHO,
A MUND TË THONI DIÇKA PËR FAKTIN SE KA SHUMË PAK SANNJASIN ZEZAK? ÇKA ËSHTË AJO QË I MBANË ATA LARG PËR TA PRANUAR SANNJASININ?

Në të kaluarën zezakët aq keq janë trajtuar saqë kanë frikë të përfshihen diçka jashtë rrethit të zezakëve. Jo vetëm e kaluar e tyre që ka qenë shumë e rëndë; - për më tepër, ata janë të varfër, duke luftuar për të mbijetuar disi. Ata nuk mund të jenë të interesuar për vetëdijën, për individualitetin, për vlerat më të larta të jetës. Varfëria e tyre i pengon ata, e kaluara e tyre i pengon ata.

Unë jam kundër të gjitha llojeve të misionarisë, të gjitha konvertimeve, kështu që unë nuk mund t’i dërgoj njerëzit e mi atje. Unë do të pres. Ngadalë, ngadalë ata do të vijnë, por kjo do të marrë kohë.

Nuk janë vetëm zezakët ata që mungojnë në mesin e njerëzve të mi. Shumë njerëz nga vendet e varfëra mungojnë për arsyen e thjesht se ata nuk mund të mendojnë për asgjë tjetër përveç për bukë; buka është krejt për çka ata mund të mendojnë. Ata nuk kanë asnjë pyetje për kuptimin e jetës, për kuptimin e ekzistencës. Këto janë pyetje të largëta të cilat nuk i përkasin atyre.

Unë nuk mund ta ndihmojë ata. Derisa nuk zhduket varfëria dhe frika nga e kaluara e tyre, nuk duket shumë e mundshme që zezakët do të bëhen sannjasin.

Në rregull, Manisha.

# KAPITULLI 23

## Një botë e re e një njeriu të ri

*2 mars 1986 pasdite*

**Pyetja e parë**

SHUMË NJERËZ JANË TË GATSHËM TË NDRYSHOJNË GJENDJEN E QENIES Së TYRE. POR ATA TMERROHEN NGA MUNDëSIA E MBARIMIT TË BOTËS. EDHE UNË, GJITHASHTU, DUKE LUAJTUR RRETH E RROTULL SI NJË KUKËLL DERISA HULUMTOJ NËPËR SHKRIMET E SHENJTA. KAM ZBULUAR SE NË SHKRIMET E SHENJTA NOCIONI “FUNDI I BOTËS” NUK EKZISTON, POR VETËM “PËRFUNDIMI I KOHËS” APO “FUNDI I DITËVE”.
SHKATËRRIMI I BOTËS DO TË JETË FSHEHTËSIA MË E MADHE, APO DO TË JETË SHPËTIMI I QENIEVE NJERËZORE – NJË NDRYSHIM I LAVDISHËM I NJË LËVIZJEJE TË FORCËS UNIVERSALE DHE MATJES SË KOHËS SË NJERIUT?

S’ka dallim se si ju e quani atë fundi i botës apo fundi i kohës apo fundi i ditëve; këto janë tri mënyra të njëjta për ta shprehur të njëjtën gjë, mbarimin e botës.

Mos u mundoni ta mashtroni veten me fraza të ndryshme. Nëse nuk ka kohë, si do mund të ekzistojë bota? Nëse nuk ka ditë, si do të mund të ekzistojë bota? Fundi i botës është i tmerrshëm -, por përgjigje nuk mund të gjenden në shkrimet e shenjta të vjetër, sepse në shkrimet e shenjta të vjetër nuk ka asnjë përgjigje për njeriun bashkëkohor.

Të gjitha shkrimet e vjetra të shenjta janë të kalbura. Ato kanë pasur përgjigje për bashkëkohasit e tyre – disa prej tyre janë njëzet shekuj të vjetra, disa janë tridhjetë e disa edhe pesëdhjetë shekuj të vjetra; ato nuk kanë asnjë përgjigje për juve.

Ju duhet të gjeni përgjigje brenda vetvetes.

Bota mund të shpëtojë jo duke i ndryshuar frazat por njerëzit, dhe kjo është më e vlefshmja për t'u kuptuar kjo është gjëja më e rëndësishme: njeriu mund të ndryshoj vetëm kur ballafaqohet me vdekjen përfundimtare; përndryshe ai vazhdon duke e shtyer afatin e ndryshimit. Ndryshimi është i mundimshëm. Ju jeni fiksuar në shprehitë e juaja personale, ju jeni mësuar me mendjen tuaj të vjetër, me idetë tuaja të vjetra, me paragjykimet tuaja të vjetra. Ndryshimi nënkupton se ju do të duhet të kaloni nëpër pothuajse vdekjen e të vjetrës në mënyrë që e reja të lindë në juve.

Me aq sa jam unë i shqetësuar, është lajm i mirë që fundi i botës është afër, sepse vetëm atëherë njeriu mund të jetë i bindur për transformimin e tij total. Sigurisht se kjo botë do të duhet të vdes. Kësaj bote i ka ardhur fundi, por ne mund ta krijojmë një botë tjetër.

Ky njeri ka jetuar mjaft, por ne mund t'i japim jetë njeriut të ri. Të gjitha konceptet e vjetra, ideologjitë, religjionet, filozofit[, janë bërë absolutisht të zbrazëta. Ata nuk japin ndonjë ushqim, ndonjë ushqim për rritjen e njeriut, përkundrazi, ato të gjitha janë vetëm pengesa. Nëse vazhdoni t'i dëgjoni ata dhe nëse vazhdoni të kërkoni përgjigje nga shkrimet e shenjta të vjetra, atëherë bota do të përfundojë dhe ju do të merrni fund. Nuk do të ketë njeri të ri, e as botë të re.

Harrone të vjetrën.

Më është kujtuar një alegori nga jeta e Jezu Krishtit…Në mëngjes, një mëngjes të bukur në liqenin e Galilesë, ai erdhi dhe qiti dorën mbi supet e një njeriu i cili mundohej të kapte peshk. Burri u kthye, dhe kishte diçka në sytë e Jezusit: çfardo që Jezusi thoshte ai e përcjellte. Jezusi i tha: "Hudhe atë rrjetë. Sa gjatë do të vazhdosh ta shkatërrosh jetën tënde vetëm për të zënë peshq? Eja me mua. Unë do ta tregoj mënyrën se si ta zësh njeriun.

Ai kurrë nuk kishte menduar se mund të bëhet diçka tjetër përveç se peshkatar. Ky njeri ishte aq autoritativ kështu që ai e hudhi rrjetën dhe e pasoi Jezusin. Dhe posa ata ishin nisur për të dal nga qyteti, një njeri me vrap erdhi dhe i tha: "Ku po shkon? Babai yt i cili është i sëmurë për disa ditë do të vdes. Kthehu në shtëpi."

Ai e pyeti Jezusin: "Mi jep tri ditë, në mënyrë që të mund të shkoj ta varros babain tim të vdekur dhe t'i bëjë të gjitha ritualet që janë të nevojshme. Unë do të kthehet së shpejti."

Atë që Jezusi ia tha atij njeriu unë do të doja t'ju them juve. Jezusi i tha: "Ka mjaft njerëz të vdekur në qytet, ti s'ke nevoj të brengosesh. Lëri të vdekurit le ta varrosin të vdekurin. Ti eja me mua."

Këto fjalë janë jashtëzakonisht të rëndësishme: "Lerin të vdekurit le t'i varrosin të vdekurit". I tërë qyteti është përplotë me njerëz të vdekur. Edhe pse ata marrin frymë, ecën, flasin dhe i bëjnë të gjitha gjërat, ata nuk janë të gjallë. Në ta nuk ka këngë, në zemrat e tyre nuk ka vallëzim, nuk ka kënaqësi në jetat e tyre. Se a janë ata të gjallë apo të vdekur nuk ka rëndësi, është e njëjta gjë. Në fakt, vdekja do të jetë më e mirë, ky do të jetë një pushim i mirë për ta.

Bota për të cilën ju po hulumtoni veç është e vdekur. Ju nuk mund ta shpëtoni atë, asnjë shpëtimtar nuk mund ta shpëtojë atë – dhe nuk ka nevojë të shpëtohet ajo, ajo është kalbur. Të gjithë janë vetëm kufomat gjithandej. Ata kanë harruar të jetojnë, ata kanë harruar të dashurojnë, ata kanë harruar të festojnë. Ata kanë harruar çdo gjë që i jep jetës kuptim, duke e bërë çdo çast një suvenir, një kujtim aq i artë për të mbajtur gjallë përgjithmonë. Jeta e tyre është vetëm zbrazëti, përbrenda ata janë bosh, nuk ka asgjë substanciale në ta. Ata nuk kanë shpirt.

Kjo është përkryeshëm e mirë nëse kjo botë vdes, ky njeri vdes, kjo shoqëri vdes. Por, para se të vdes dhe para se ne ta varrosim, ne duhet të nxjerrim prej tij një jetë të re, një njeri të ri, një botë e re - pikërisht në të njëjtën mënyrë si kur një farë vdes në tokë ajo mbin në një jetë të re, me dy gjethe të bukura, të gjelbëra, e freskët. Ky është transformim. Fara ishte e mbyllur dhe pothuajse e vdekur, por kur ka vdekur në tokë ajo i ka lënë vend një qenieje të gjallë. Një pemë e bukur me shumë degë do të rritet, me shumë gjethe, fruta, lule. Dhe ato degë do vallëzojnë në diell, në erë, nën yje, nën hënë.

Para se të vdes, le ta shfrytëzojmë këtë botë si një farë për njeriun e ri, le ta shfrytëzojmë këtë njeri si një farë për një njerëzim të ri. Kjo është e tërë puna ime - t'ju përgatisë për dy gjëra: jam i interesuar që të vdes sa më shumë e kaluara; dhe të filloni të jetoni në një mënyrë krejtësisht të re, të shkëputur me të kaluarën, në këtë mënyrë ju mund të bëheni njeriu i ri. Kjo është absolutisht urgjente. Ju nuk mund ta shtyni afatin e kësaj.

Koha po vrapon shkurt – sepse bota e vjetër është e gatshme për vetëvrasjen e vet. Armët bërthamore, një luftë e tretë botërore…ajo ka përgatitur gjithçka për vetëvrasje e vet. Ajo nuk ka më asnjë shans: pikërisht tash në botë ka aq shumë armë bërthamore sa mud të shkatërrohet shtatë qind bota sa kjo, shtatë qind civilizime njerëzore të kësaj madhësie. Ne nuk po marrim asnjë mundësi, e tërë shoqëria veç e ka përgatitur varrin e vet.

Para se të bëhet vetëvrasja, na duhet ta ruajmë parimin themelor të jetës. Dhe kjo mund të bëhet nga çdo individ, duke mos qenë i varur nga asnjë organizatë, që është mënyrë e vjetër. Duke mos qenë i varur nga asnjë kishë – që përsëri është nga e kaluara…Për të parën herë individi ka për të marrë të gjitha përgjegjësitë në duart e veta për jetën e tij. Nuk ka Zot, nuk ka shpëtimtar, asnjë kishë nuk do të ndihmojë, ata janë të gjithë pjesë e strukturës së vjetër e cila do të vdesë. Të gjithë ata janë të thurrur së bashku aq ngushtë saqë ju nuk mund të shpëtoni asgjë prej tyre, të gjithë ata do të vdesim së bashku.

Por çdo individ mund ta çlirojë veten e tij.

Posa erdha në këtë ishullin tuaj të bukur u informova se Kazantzakis, një nga artistët më të mëdhenj të botës moderne, ishte përjashtuar, shkishëruar nga kisha ortodokse greke. Arsyeja për përjashtimin e tij ishte krijimi i Zorba dhe Buda. Ai e quajti atë ZORBA GREKE. Pavetëdijshëm ai ishte duke krijuar bazën e një njeriu të ri, që unë e quaj atë njeriu i ri Zorba Buda. Ai nuk mund të jetë grek, ai nuk mund të jetë italian, ai nuk mund të jetë gjerman, ai nuk mund të jetë hindu, ai nuk mund të jetë musliman.

E njëjta situatë ishte edhe me mua. Unë gjithashtu kam lindë në një fe – ndoshta feja më e vjetër në botë, xhainizmi. Ajo është më e vjetër se hinduizmi, sepse libri më i vjetër hindu RIGVEDA, e përmend Tir Thankara, themelues të xhainizmit. Kjo do të thotë se xhinizmi veç kishte ekzistuar kur ishte shkruar RIGVEDA.

Dhe rreth RIGVEDA ka probleme. Dijetarët bashkëkohore mendon se ajo duhet të jetë të paktën pesë mijë vjet e vjetër, por një dijetar shumë i madh i shkrimeve të lashta, Lokmanya Tilak pohon se RIGVEDA është 90.000 vjet e vjetër. Dhe argumenti i tij është i tillë saqë nuk ka asnjë mënyrë për ta shkatërruar atë, argumenti i tij është shumë faktik.

Në RIGVEDA ka një përshkrim të një konfigurimi të caktuar të yjeve që ka ndodhur para 90.000 vjetësh, dhe për të cilën astronomët janë pajtuar shkencërisht se kjo ka ndodhur vetëm një herë.

Ky lloj konstelacioni ka ndodhur vetëm para 90.000 vjetësh, dhe RIGVEDA përshkruan yje aq hollësisht, në detaje të tilla saqë është e pamundur që njerëzit që kishin shkruar këtë nuk ishin të vetëdijshëm për këtë. Ky nuk mund të jetë trillim, ata nuk kanë mundur ta krijojnë atë nga mendjet e tyre. Nëse RIGVEDA është 90.000 vjet të vjetër, atëherë duhet të jetë ndoshta xhainizmi njëqind mijë vjet i vjetër.

Unë kam lindur në një familje xhainiste, dhe ajo që i ka ndodhur Kazanzakis më ka ngjarë edhe mua – por unë jam tjetër lloj njeriu. Komanda supreme e fesë xhainiste kishte vendosur rreth dëbimit tim nga religjioni Xhaina. Unë i ka shkruar atyre një letër ku iu kam thënë: “Ju nuk duhet të mundoheni. Unë ju kam përjashtuar, ju tash nuk mund të më përjashtoni. Unë nuk i përkas partisë suaj, unë e kam përfunduar me atë.” Ata nuk kanë mundur të më përjashtojnë sepse unë i kam përjashtuar të gjithë ata.

Kjo do të thotë që asnjë individ të mos jetë pjesë e ndonjë ideologjie të vdekur, të kalbur. Provoni që përbenda vetes suaj të zbuloni krejt çka është e vjetër, e vdekur, dhe ta hedhni jasht. Pastrohuni plotësisht dhe bëhuni prapë fëmijë. Bëhuni prapë të çiltër, pa ideja, pa paragjykime, pa kushtëzime.

Ju jeni të lindur; njeriu i ri ka ardhur në ekzistencë, dhe kjo ka për të shkuar nga individi tek individi tjetër. Zjarri mund të pushtoj pothuasje si një stihi zjarri, dhe në qoftë se miliona indivd largohet nga të gjitha trashëgimit e vjetra, nuk ka nevojë që jeta të zhduket nga kjo botë e bukur.

Por ne kemi për të krijuar një jetë të re të bazuar në parimet krejtësisht të ndryshme. Jeta e vjetër ishte e bazuar, shumë cuditerisht, mbi parimet antjetë. Ajo ishte kundër çdo gjëje që është e gjallë në ju, ai ishte kundër dashurisë suaj, ai ishte kundër gjinisë suaj, ai ishte kundër gëzimit tuaj, ai ishte kundër lumturisë suaj. Ajo ishte kundër çdo gjëje që ju ka gëzuar. Ajo kërkon që ju të jeni një shenjtor i vdekur, jo një qenie e gjallë njerëzore. Parimet antijetë kanë sunduar për mijëra vjet.

Rezultati përfundimtar i kësaj është se ne po vijnë afër fundit të botës. Religjionet e juaj kanë kontribuar në këtë, shenjtorët e juaj kanë kontribuar në këtë, të ashtu-quajturit filozofët tuaj kanë kontribuar në këtë ... sepse të

gjithë ata ishin kundër jetës. Dikush si Zorba i cili ishte për jetën nuk është lejuar nga shoqëria të ekzistojë. Ai u dënua, ai ishte diskredituar, në çdo mënyrë dinjiteti i tij është marrë. Ai ishte poshtruar si një kafshë. Natyrisht, turma ishte e fuqishme dhe ka arritur t'i shtypë të gjithë individët rebelues dhe i detyruan ata ta pasojnë turmën.

Unë dua që shoqëria të zhduket. Unë dua që turma mos të ketë asnjë fuqi më. Çdo individ ka një të drejtë të lindur të jetë i lirë, për të zgjedhur modelin e tij të jetës dhe për të lëvizur sipas natyrës së tij, me respekt, me dinjitet. Që do të jetë mënyrë e re e të jetuarit, ku çdo individ është i respektuar në veçantinë e tij, dhe nuk ka ide të gatshme ku të gjitha duhet të plotësohen në jetën e tij.

Gjithkush ka për të jetuar në pajtim me zemrën e tij, ka për të lëvizur në pajtim me qenien e tij të brendshme, ngado që ajo e udhëheq. Ky është fati juaj. Askush tjetër nuk do të vendos për këtë; ju jeni i vetmi që do të vendosni për veten tuaj. Kjo vendosmëri – e liruar nga të gjitha turmat, njerëzit e thjeshtë, organizatat – do të krijojë një botë të re dhe një ngazëllim të ri, jetë festive për çdo individ. Nuk do të ketë nevojë askush të mendojë për parajsën pas vdekjes, parajsa do të jetë këtu tani.

Kjo është mirë që bota e vjetër po vjen në një fund. Tani ju duhet të vendosni nëse doni të vdisni me botën e vjetër apo të bëni një kapërcim kuantik nga e vjetra, dhe të krijoni një botë të re dhe një njeri të ri.

**Pyetja e dytë**

JU NA KENI FOLUR PËR ALEGORITË E JEZUSIT. NJË NGA THËNJET MË TË RËNDËSISHME TË TIJ, JEZUSI PARALAJMËROI PËR PROFETIN E RREM NGA LINDJA – UJKU NË LËKURË TË DELES I CILI DO T'I MASHTROJ SHUMË NJERËZ DERI NË DITËN E ÇLIRIMIT FINAL. JU GJITHASHTU KENI QENË DUKE FOLUR PËR TERRORIN BËRTHAMOR TË TRUMANIT DHE NA KENI PARALAJMËRUAR PËR FILOZOFIN E VJETRUAR TË REGANIT.

A MUND TË NA FLITNI PËR NJË ERRËSIRË NGA LINDJA, AJATOLLAH HOMEINI. A ËSHTË KY PROFETI I RREM TË CILIN PO E PRET BOTA?

Në radhë të parë, të gjithë profetët kanë qenë të rrem – përfshirë edhe Jezusin.

Vetë ideja e dikujt ta proklamoj veten se ai është profet, nuk është asgjë tjetër përveç se një egeoizëm i pastër. Por njerëzit nuk janë të kënaqur madje as me këtë. Egoistët kurrë nuk janë të kënaqur, ata kërkojnë gjithnjë e më shumë. Mandej ata fillojnë duke tentuar ta dëshmojnë se ata janë një lloj i drejtë i profetit. Por për ta dëshmuar ata vetveten si lloj i vërtetë prej profetëve ata duhet të shpikin llojin e gabuar, dhe çdo gjë që është e shëmtuar, që është e keqe, mund të hidhet mbi supet e profetëve të gabuar.

Asnjë profeci e Jezusit nuk ka rezultuar si e vërtetë. Ai i thoshte dishepujëve të tij: “Së shpejti ju do të më shihni me të atin në qiell.” Dy mijë vjet kanë kaluar dhe “së shpejti” e tij duket të jetë me të vërtetë shumë gjatë. Dikush mund t’i zgjas gjërat pak por jo edhe aq shumë. Ka një limit për çdo gjë. Mandej ai prefetizoi se do të kthehet prapë, dhe nëse ky është fundi i botës, siç duket nga çdo drejtim…

Kah fundi i shekullit ndoshta jeta mund të zhduket nga kjo planetë, përveç nëse njeriu nuk merr një hap jashtëzakonisht revolucionar për të ndryshuar çdo gjë të vjetër, duke bërë një zjarrë të madh për çdo gjë të vjetër, të fillon jetën nga e para në mënyrë të tillë ku burri përsëri do të bëhet Adami dhe gruaja përsëri të bëhet Eva. Këtë herë nuk do të ketë Zot për t’jua ndaluar të hani fruta nga pema e njohjes dhe nga pema e jetës së përjetshme. Tani ju mund të shqyrtojë çdo cep dhe kënd të ekzistencës dhe të bëheni sa më të mençur që është e mundur, ju mund ta eksploroni qenien tuaj të brendshme dhe mund të jeni në kontakt me parimin e përjetshme të jetës.

Por nga të gjitha drejtimet duket se bota e vjetër ka ardhur në një fund – veç edhe disa vjet më shumë. Kur është Jezusi për t’u kthyer? - Kur bota është e vdekur? Atëherë ai do të vijë për të kryer ceremonitë për të vdekurit?

Ai kishte shpresuar se në kryqëzimin e tij një mrekulli do të ndodhë, sepse ai besonte me fanatizëm se ai është i vetmi bir i lindur prej Zotit. Nuk kishte asnjë dëshmi për këtë, asnjë provë, asnjë vërtetim. Në fakt, ai i kishte detyruar hebrenjët ta kryqëzojnë, sepse ai kishte thënë… në shkrimet e shenjta të vjetra thuhet se kur vjen Mesia ai do të kryqëzohet dhe Zoti do ta parandalojë kryqëzimin dhe ai do të bëj mrekulli të mëdha për ta dëshmuar se ai është djal i tij. Jezusi nuk e dëgjoi popullin dhe ai vazhdoi duke thënë këtë.

Më në fund ata e kishin vënë atë në provë. Ai vetë e kishte kërkuar këtë, sepse ai thoshte se kjo është për shkak të shkrimeve të shenjta të vjetra që ju duhet ta pranoni atë si Mesija. Ata e kryqëzuan atë dhe ata e pritën mrekullinë – por mrekullia nuk ndodhi. Edhe Jezusi priti gjithashtu, por kur e pa se ai veç ishte kryqëzuar dhe në kryq nuk po ndodhë asgjë, ai bërtiti në qiell: “Atë, a me ke braktisur?” Sigurisht një dyshim kishte lindur, një dyshim se Zoti e kishte braktisur atë.

Por ju e shihni mendjen fanatik? Ai ende mendon se ai është profet dhe ai është i vetmi bir i lindur. Perëndia e ka braktisur atë, ai është ankuar kundër Perëndisë, jo kundër idesë së tij që është vërtetuar si e gabuar. Kjo është se si funksionon mendja fanatike. Ju nuk mund t’ia dëshmoni fanatikut se është gabim; çdogjë e dëshmuar e tij është e drejtë. Madje edhe dështimi i ndonjë mrekullie nga ana e Zotit nuk ia dëshmonë atij se është gabim, kjo vetëm i jep atij ide të re – se Zoti e ka braktisur atë. Por ai mbetet biri i vetëm i lindur, ai mbetet Mesia i premtuar, ai nuk ka ndryshuar idenë e tij.

Çfarëdo që ai ka thënë për Mesiun e rrem vjen nga Lindja…pse ai duhet të vijë nga Lindja? Në fakt, kur ai ka lindur tregimi është se tre urtak nga Lindja kanë për të ardhur sepse askush nga Perëndimi atë nuk ka mundur ta njoh. Kështu që këta tre urtak kanë udhëtuar me mijëra kilometra për të arritur në vendin ku ai ka lindur, dhe ata e kanë bekuar atë.

Ata kishin qenë të lumtur kur e kishin parë, ata nuk kanë pas mundësi të jetojnë aq gjatë për ta parë tërë jetën e këtij djali dhe çfarë ai do të bëj, por ata e kishin parë lindjen dhe kishin qenë të lumtur.

Tani ky është një kompliment i madh për Lindjen që Jezusi e ka paguar: vetëm në Lindjen e njohur atë. Tre njerëz të ditur erdhën nga Lindja për ta paguar haraçin, të sjellin dhurata për të, dhe Perëndimi nuk kishte asnjë njohje për të. Ende ai profetizon se në ditën e errët të njerëzimit, Mesia i rremë do të vijë nga Lindja. Çuditshëm! Lindja nuk ka besuar në asnjë mesi.

Ju do të befasoheni kur ta mësoni se ideja për mesinë është Perëndimore. Në Lindje vetë ideja për mesinë kurrë nuk ka ekzistuar. Ka pasur njerëz si Gautam Buda, Mahaviri, Lao Ce dedem të urtësisë, por ata kurrë nuk e kanë shpallur veten si mesia, profet. Ata thjesht kanë thënë atë që kanë qenë: ata kanë qenë qenie njerëzore të cilët kanë kuptuar potencialin e tyre të

brendshëm, dhe të cilën ju mund ta bëni ashtu siç e kanë bërë ata. Idea e mesisë është Perëndimore.

Ju do të befasoheni kur ta mësoni se të gjitha këto tri fe – Taoizmi, Budizmi dhe Xhainizmi – madje nuk besojnë në Zot. Ato janë religjione pa fe, kështu që nuk bëhet fjalë për kurrfarë Mesia, ndonjë të dërguar nga Zoti, asnjë djalë të lindur prej Zotit; nuk ka asnjë fjalë për ndonjë mundësi të tillë. Pse nga Lindja?

Kjo ide e Lindjes dhe Perëndimit, e burrit dhe gruas, e zezës dhe bardhës – vetë ideja e ndarjes së njerëzimit është e shëmtuar. I tërë njerëzimi është një. Edhe sa kohë ne do të vazhdojmë të sillemi si fëmijë?

Juri Gagarin ishte rusi i parë që shkoi në afërsi të hënës. Kur ai u kthye pyetja e parë që kërkohej prej tij ishte: "Cila ishte ideja juaj e parë kur shikuat në tokën nga distanca aq e largët?"

Dhe ai tha: "Çuditshëm…Unë vetë kam qenë i befasuar me idenë. Unë i thashë: 'Ah toka ime e bukur.' Unë nuk po mund të mendoj për Rusinë, unë nuk po mund të mendoj për Amerikën; unë nuk po mund të mendoj për shtetet. Nga distanca e tërë toka ishte një. Unë thjesht kam mundur të them: 'Toka ime e bukur, toka ime.'"

Çdokush që është përpjekur ta ndaj njerëzimin dhe botën nuk ka qenë në favor të njeriut të ri. Kështu që unë nuk pajtohem me Jezusin. Në radhë të parë, ideja e tij fanatike se ai është një profet, Mesia i pritur, është e rreme. Askush nuk është një profet dhe askush nuk është një Mesia i pritur.

Dhe atë që ai është duke bërë është shumë e çuditshme. Çifutët janë duke e quajtur atë një profet të rremë, dhe ai është duke bërë apel se profetët e tjerë janë të rremë. A mund të shihni tërë këtë gjë? Kjo duket të jetë si një pazar ku çdo dyqanxhi bërtetë se vetëm mallrat e tij janë më të mirat, të tjerat janë të rreme.

Populli i tij kurrë nuk e kanë pranuar atë si profet, si një Mesia. Hebrenjët akoma janë duke e pritur Mesiun e tyre, ata nuk kanë marrë ndonjë lajmërim nga Jezusi, ata madje as nuk e përmendin atë në librat e tyre, madje as rreth kryqëzimit, madje as që ka ekzistuar ndonjëherë. E ai i quanë profetët e tjerë, profet të rrrem.

Po ju them se të gjithë profetët janë të gabuar, të gjithë mesiat janë të gabuar; dhe njerëzit që presin mesiat janë të sëmurë. Sepse ata nuk mund ta menaxhojnë jetën e tyre pesonale, ata janë duke pritur që të vijë dikush tjetër t'jua udhëheqë jetën. Pse duhet dikush tjetër të udhëheqë jetën tuaj? Ju duhet vetë t'i lani ndërresat e juaja të pista. A duhet Mesia ta bëj këtë?

Në këtë mënyrë ju po vazhdoni t'i grumbulloni ndërresat e juaja të pista dhe të gjithë po i grumbullojnë ato duke e pritur Mesiam, sikur të ishte Mesia një pastrim kimik.

Dhe sa për Ajotallah Homein, ai është thjesht një i çmendur. Ta quajsh atë Mesia i rremë – madje edhe i "rremë" është t'i japësh atij shumë vlerë. Unë jam i fundit që do t'i kisha dhënë atij ndonjë vlerë. Ai thjesht është çnjerëzor dhe absolutisht i çmendur. Ai duhet të jetë në çmendinë. Ai nuk është madje as Mesia i rremë…ai nuk është as qenie njerzore.

Askush nuk po vjen nga Lindja për t'ju shkatërruar. Lindja është shumë e dobët për t'ju shkatërruar juve. Lindja po e shkatërron vetveten me riprodhimin e vet; ju po i përgatitni varrezat tuaja me armët e juaja bërthamore. Metoda e Lindjes për të bërë vetëvrasje është paksa e vjetëruar: vazhdon vetëm me prodhimin e fëmijëve, kështu që heret a vonë do të vuajnë urie dhe do të vdesin. Teknologjia perëndimore dhe shkenca kanë dhënë metoda më të mira për të kryer vetëvrasje - më shumë teknikë, armë bërthamore ultramoderne. Tani Mesia nuk ka nevojë të bëjë diçka. Lindja do të bëjë vetë me fuqinë e madhe të saj riprodhuese, ju do të bëni atë vetë me inteligjencës tuaj të madhe, teknologjinë, shkencën. Nuk ka nevoj për Mesiën e rremë.

Krejt çfarë ju duhet janë disa qenie njerëzore të cilët kanë qartësi të përceptimeve, të cilët mund t'ju shpjegojnë se akoma ka kohë. Ju mund të përfundoni me strukturat e vjetra dhe mund ta filloni botën përsëri, freskët. Dhe kjo është një aventurë e tillë saqë askush nuk mund ta gaboj. Kjo ka nevoj vetëm për ca njerëz të guximshëm që ta fillojnë atë – dhe sannjasinët e mi e kanë filluar atë. Në fillim ata do të dënohen, në fillim ata do të refuzohen; por së shpejti ata do të pasohen. Kjo është se si njeriu budalla është sjellur gjithmonë.

Ju duhet vetëm të jetoni gëzueshëm me lirinë e arrritur rrishtazi të cilën sannjasinët ju kanë dhënë, dhe heret a vonë njerëzit janë të detyruar ta njohin këtë. Sa gjatë ata mund t'ju injorojnë? Ju po kënaqeni e ata janë

panevojshëm të mjerë, ndryshimi është aq i qartë saqë madje edhe budallenjët njëherë do të jenë në gjendja ta shohin këtë.

Sikur që shekulli po i afrohet fundit, ju do të gjeni grumbuj të madh njerëzish të cilët lëvizin drejt juve. Ju do të bëheni shpresa e tyre; stili i juaj i të jetuarit do të bëhet mundësia e vetme për të mbijetuar.

Dhe askush nuk dëshiron të vdes, askush nuk dëshiron e gjithë jeta të jetë e shkatërruar nga toka. Por nëse të gjithë janë të mjerë dhe të gjithë ndjehet të padobishëm, atëherë njerëzit edhe pa dëshirë mund të vendosin se është më mirë të përfundojë: përse të vazhdohet me zvarritje të panevojshme? Por në qoftë se ata mund ta shohin se ka një seksion, sado i vogël, të cilët janë duke jetuar ndryshe në të njëjtën botë, në të njëjtën planetë – ata nuk kanë shumë por krejt çfarë ata kanë, kënaqen shumë. Ata nuk kanë shumë por këndojnë, ata vallëzojnë, ata gëzohen, ata janë të gjallë. Ata kanë një ngrohtësi dhe ata rrezatojnë dashuri, sytë e tyre janë plotë qetësi, heshtje, dhe një thellësi të jashtëzakonshme. Njerëzit do të vazhdojnë të vijnë drejt jush.

Mesia nuk është i nevojshëm.

Por ju mund ta shpëtoni botën. Dhe bota ka për t'u ruajtur për shkaka se nuk mund të lejohet që disa idiot ta shkatërrojnë atë. Ajo ka marrë mijër a emijëra vjet për ta sjellë jetën në këtë maje, dhe disa idiot thjesht duan ta shkatërrojnë atë.

Nuk vjen asnjë Mesia i rremë.

Nuk vjen asnjë Mesia i vërtetë.

Nuk kanë qenë kurrë më përpara…Por çdo individ mund ta shpëtojë vetën e vet, mund të jetë shpëtimtar i vetës së tij.

Bëhuni shpëtimtar të vetës suaj.

Shpërndane porosinë se çdokush duhet të jetë shpëtimtar i vetës së tij – nuk ka asnjë mënyrë tjetër. Dhe jeta do të vazhdojë të lulëzojë në një rrafsh shumë më të bukur, në një ekzistencë shumë më interesante.

**Pyetja e tretë**

NJERËZIMI KA RA NGA PEMA E NJOHJES NË KOPSHTIN E EDENIT. NJERËZIT E DEVOTSHËM SIKUR BUDA APO PROFETI ELIJAH E KANË ARRITUR PËRJETËSINË DERISA KANË QËNDRUAR TË ULUR NËN HIJEN E NJË PEME. JEZUSI SHKOI PËRTEJ ERRËSIRËS DERISA ISHTE I VARUR NË NJË PEMË. NJERIU LUFTON PËR TA MBROJTUR PEMËN E FAMILJES SË TIJ.

DHE UNË KAM DËGJUAR SE JU KENI ARRITUR NDRITJEN DUKE QËNDRUAR NËN NJË PEMË.

ÇFARË SIMBOLIZON PEMA PËR ATA QË E ARRINË RRUGËN MË TË LARTË? SI UNË MUND TA ARRIJ PËRVOJËN E CILA DO TË MË BËJ NJË NJOHËS TË PEMËS?

Vetëm qëndrim nën një pemë.

Gautam Buda ishte ulur pranë drurit sepse ai kishte hequr dorë nga mbretëria e tij. A do t'i kishit lejuar ju atij të ulet diku apo jo? Dhe në një vend të nxehtë është e natyrshme të ulet njeriu nën një pemë…kjo ishte aksidentale, nuk ishte asgjë e veçant.

Unë qëndroja nën një pemë sepse në shtëpinë time ishte e pamundur të qëndrohet në heshtje, madje edhe për pesë minuta. Ajo ishte një familje e madhe e përbashkët – gjashtëdhjetë njerëz në një shtëpi të vogël – dhe aty ishte gjithmonë një takim publik. Çdokush interesohej për punët e tjetrit, dhe futë hundën në punët e tjetrit – e sidomos me mua si një objektiv për të gjithë, sepse unë nuk bëja asgjë e për këtë familja shqetësohej më së shumti. Madje edhe kur kërkoni që të sjell perime nga shitorja…unë shkoja në mëngjes dhe kthehesha në mbrëmje. Nëna ime e rrihte kokën duke më thënë: "A kupton ti se mysafirët veç kanë ardhur dhe ne të dërguam për perime? Ku janë perimet?"

Unë i thashë: "Problemi me mua fillon që nga momenti kur dal nga shtëpia se nuk mund t'ia argumentoj askujtë kë e takojë. Dhe derisa kam e përfunduar me njerëzit që i kam takuar plotësisht kisha harruar se për çfarë kisha dalë. Pikërisht tash një mik më ftoi për të ngrën bashkë në shtëpinë e tij. Unë shkova atje dhe vetëm kur fillova t'i ha perimet mu kujtua: "Oh Zot! Po më duket se kam qenë i dërguar për të bler perime dhe të shkoj në shtëpi."

Por ishte mbrëmje. Unë shkova në tregun e perimeve por ishte i mbyllur. Gjatë natës askush në Indi nuk shet perime. Kështu që unë i thashë.: “Me të vërtetë po më vjen keq.” Ata më dërgonin të blej diçka, ndonjë gjë të vogël, dhe unë kthehsha dy apo tre herë duke iu thënë: “Ju lutem vetëm më përkujtoni për atë që keni kërkuar.”

Dhe ata më thonin: “Më mirë harroje atë ide. Ne do ta dërgojmë dikë tjetër, sepse kjo është vetëm shprehi për të dërguar ty diku. Ne mund ta kuptojmë se ti i harron gjërat sepse ti përlahesh me çdokënd duke argumentuar, dhe kjo të merrë orë të tëra; ti duhet t’i harrosh. Ne mund të të kuptojmë – por ti duhet t’i kuptosh vështërsitë tona.

Më në fund ata erdhën deri tek ideja se ky djalë ishte absolutisht i mirë për asgjë, - por ata akoma nuk më linin të ulem në heshtje. Kushdo që kalonte thoshte: “Ti prapë përtacinë tënde po e quan meditim. Ti je një hajdut i madh. Axha im shpesh më thoshte: “Vetëm për t’iu shmangur punës ti e ke zbuluar këtë meditim.”

Kështu që natyrisht më është duhur të ulem nën një pemë të parkut të qytetit. Ajo ishte vetëm nga nevoja absolute; drunjët nuk kanë të bëjnë asgjë me këtë. Duket se ju panevojshëm po i lidhni gjërat – që jetat familjare janë quajtur druri i familjes. Kjo është vetëm një mënyrë për ta shpehur atë. Ju madje po thoni se Jezu Krishti është kryqëzuar në një pemë. Jo se është kryqëzuar në një kryq prej druri dhe nuk ishte pemë. Duket se ju jeni një gjurmues i madh, dhe pas gjitha atyre gjurmimeve, ju duhet të jeni ulur nën një pemë më mirë se të më pyetni.

Vetëm uluni nën një pemë dhe gjeni. Asgjë nuk do t’ju ndodhë. Nuk është çështja se ku jeni të ulur; çështja është se a do të hyni brenda. Ju mund të rri brenda në shtëpi, ju mund të uleni nën një pemë, ju mund të uleni në lëndinë, ju mund të uleni pran detit: çështja është se a do të jeni brenda.

Se ku jeni ulur nuk krijon dallim, madje edhe nëse qëndroni – kjo nuk krijon kurrfarë dallimi, sepse Mahavira e ka arritë ndritjen derisa ka qenë në këmbë. Vetëm lloje të ndryshme njerëzish…atij i pëlqente të qëndroj në këmbë; të meditojë në këmbë. Mendimi im është se i ulur, ai është përgjumur, dremitur, kështu që ai e ka gjetur një mënyrë për të mos fjetur, të qëndroj në këmbë. Në këmbë nuk mundeni lehtë të dremisni dhe të fleni.

Në Joga njerëzit madje kanë zbuluar pozicionin e qëndrimit në kokë; në këtë pozicion një është e sigurtë: ju nuk mund të bini në gjumë. Asgjë më tepër nuk mund të ngjajë, vetëm ju nuk do të mund të fleni, për shkaka se aq shumë gjak do të nxitojë drejtë kokës saqë kjo nuk do t'ju lejoj të fleni. Kjo është arsyeja pse ju duhet një jastëk kur shkoni për të fjetur – në mënyrë që gjaku mos të shkoj në kokë. Koka juaj është më lartë se trupi në mënyrë që gjaku të arrin atje më pak.

Gjendja juaj – se a jeni të ulur, në këmbë apo qëndroni në kokë – kjo nuk është me rëndësi. Vetëm një gjë është me rëndësi: që ju të bëheni gjithnjë e më shumë të heshtur, të heshtur…vrojutes i mendimeve tuaja…vetëm një shikues, në mënyrë që mendimet tuaja ngadal të ndalen.

Kjo është bukuria e vështrimit. Sa më i fortë që bëhet vështrimi juaj, mendimi juaj zhduket. Dhe në momentin kur nuk ka mendime për të vështruar ju hyni në botën magjike, në një botë ku mrekullia më e madhe ngjanë. Sepse kur nuk ka se çfarë të shikohet, vetëdija juaj – që ka qenë e përfshirë në vështrim – kthehet mbrapa. Rrethi është kompletuar. Ajo u nisë nga ju, ajo ishte e angazhuar në vështrim, por tash pasi që ajo nuk ka se çfarë të shoh, ajo kthehet. Për të parën herë ju bëheni të vetëdijshëm vetëdijës suaj personale. Kjo është ndritja. Kjo s'ka të bëj asgjë me asnjë pemë.

PYETJE NGA REVISTA "CLEO", ITALI.
**Pyetja e katërt**

JU LUTEMI NA FLISNI PËR DASHURINË DHE MIQËSINË ME GJININ TJETËR. SI DUHET NJË I RI TË SILLET ME KËTË?

Silluni ju totalisht…dhe i riu mund të sillet shumë më tërësisht se çdokush tjetër. Ai është seksualisht duke u pjekur, dhe ai ka potencial seksual më shumë se kushdo tjetër, më shumë se tash ai kurrë nuk do të ketë në jetën e tij. Këto janë momentet më të çmuara. Mos i shpenzoni kotë ato duke mësuar gjeografi, duke lexuar biografi të llojlloj idiotash - Tamerlani, Nadirshah, Aleksandri i Madh, Ivani i tmerrshëm - të gjithë të padobishëm.

Për të çuar një vajzë dashuri. Pyete djalin më të moshuar, pyeti mësuesit tuaj, pyete baban tënd, pyete nënën tënde se si të çosh dashuri. Në dispozicion janë doracakët, shko në bibliotekë dhe gjej. Kjo nuk është punë e vështirë, vetëm pak gjimnastikë…

Në fillim ju do të duket pak e çuditshme për atë që ju po bëni. Por së shpejti ju do të mësoheni se kjo është rruga e tërë njerëzimin që e ka bërë për miliona vjet. Kjo është rruga që ju kanë lindur, kështu që nuk ka asgjë për t'u zënë ngushtë rreth saj.

Kjo duhet të jetë bukuria e mësuesëve tuaja, sistemit arsimor tuaj, të prindërve tuaj, miqëve tuaj – t'ju ndihmojnë. Ndihma mund të jetë në shumë mënyra. Sigurisht se i riu ka nevojë për ndihmë; ndoshta vetëm njeriu nga të gjitha kafshët është i vetmi në gjithë botën që ka nevojë për edukim seksual. Asnjë kafshë nuk ka nevojë për atë, instinktivisht ato fillojnë t'i bëjnë ato gjëra - ato nuk konsultohen me ndonjë ekspert. Por për njeriun kjo është e vështirë, atij i duhet ta mësojë këtë.

Vështërsia bëhet edhe më e madhe sepse askush nuk fletë për të. veçanërisht në prani të fëmijëve. Prindërit nuk çojnë dashuri në prani të fëmijëve, e që është e shëmtuar. Ky do të ishte vendi i sakt për fëmijët për të mësuar, për të parë se si prindërit çojnë dashuri. Të gjitha fëmijët e dinë se prindërit e tyre bëjnë gjëra prapa shpinës së tyre, dhe kjo diskrediton respektin e tyre, nderimin e tyre ndaj prindërve.

Prindërit duhet t'i ftojnë fëmijët: "Ulu dhe shiko, sepse herët apo vonë ti do bësh gjimnastikën e njëjtë të cilën ne po e bëjmë tash. Është më mirë të mësosh e pastaj të veprosh;. Përndryshe mund të shkosh në një udhë të gabuar, në disa perversione."

Në shkolla, në kolegje ata janë vetëm duke menduar se si për të prezantuar këtë temë, dhe madje edhe kur disa shkolla dhe kolegje e prezantojnë këtë temë, ata e bëjnë atë pothuajse teoretikisht. Po çka me praktikën? Çdo lëndë, ata e dinë, ka nevojë për një periodë praktike: Kimin nuk mund ta mësoni vetëm teoretikisht, fizikën nuk mund ta mësoni vetëm teoretikisht – ju duhet një periodë praktike.

Po në lidhje me dashurinë? Pse mësimdhënësit nuk mund ta demostrojnë? I tërë kolegji mund ta shikojnë se si një mësuese dhe një mësues çojnë dashuri. Ky është një ushtrim shumë i thjeshtë.

Unë nuk shoh se pse gjërat duhet të mbahen sekret dhe të bëhen, pa qenë nevoja, të rëndësishme. Ato duhet të jenë të thjeshta.

**Pyetja e pestë**

DHE KY BREZI I RI ËSHTË SHUMË I DROJSHËM DHE I PASIGURTË RRETH VENDOSMËRISË. PRINDËRIT SHPESH NUK JANË TË DOBISHËM. SI TË ZHVILLOHET FORCA E BRENDSHME?

Të gjitha druajtjet në thelb kanë të bëjnë me seksin. Njëherë fëmijët kur të jenë krejtësisht të lirë që të kenë marrëdhënie seksuale, ju do të shihni një ndryshim të madh. Ata nuk janë më të turpshëm, ata bëhen, për herë të parë, të vendosur pa ndonjë trajnim vendosmërie, sepse një barrë e madhe biologjike është larguar nga ata, një tensionim i madh psikologjik është relaksuar.

Unë nuk shoh se ka ndonjë nevojë të mësojnë fëmijët se si të jetë vendimtar. Krejt çfarë është e nevojshme është për t’u dhënë atyre lirinë sa i përketë dashurisë. Dhe tani që pilula është në dispozicion, nuk ka frikë nga ndonjë vajzë për të mbetur shtatzënë, kjo është e thjeshtë, një lojë, një argëtim. Kjo do të sjellë një forcë të caktuar tek djemët dhe vajzat të cilën ju nuk mund ta konceptoni se kishte të bëj me seksualitetin e tyre.

Njerëzit janë nervoz nëse seksi është i shtypur, nëse e kanë seksualitetin e ndrydhur ata hezitojnë për gjithçka. Ata nuk dinë se çka është e drejtë e çka e gabuar, çfarë të bëjnë dhe çfarë të mos bëjnë, sepse për gjënë më elementare që ata nuk janë të lejuar të marrë vendim që është themelore, e kjo ka lidhje me vetë jetën.

Unë mendoj se kur fëmijëve duhet t’i jepet liria për seksin, dhe seksi të pranohet si një gjë shumë normale – ja kjo është ajo që është - ata do të dalin me vendosmëri më të madhe për gjëra të tjera, sepse për herë të parë ata nuk do të ndrydhin. Ky është një represion që krijon të gjitha llojet e vështirësive druajtjeve, pavendosmërisë…sepse thellë në brendinë e tyre ata pandërprerë luftojnë me natyrën e tyre.

**Pyetja e gjashtë**

SI MUND TA NDËRTOJNË ADOLESHENTËT NJË URË ME PRINDËRIT E TYRE?

Së pari, të rinjtë duhet të jenë të ndershëm dhe të sinqertë, pavarësisht nga pasojat. Ata duhet t’i tregojnë prindërve të tyre çdo gjë që ndjenja e tyre është - jo me mendjemadhësi, por me modesti. Ata nuk duhet të fshehin asgjë nga prindërit e tyre. Kjo është ajo që është duke e krijur hendekun:

prindërit fshehin shumë gjëra nga fëmijët, fëmijët fshehin shumë gjëra nga prindërit, dhe hendeku bëhet i madh e më i madh.

Një ditë shkova te babai im dhe i thashë: “Unë dua të filloj të pi cigare.”

Ai tha: “Çka?”

Unë i thashë: “Ti duhet të më japësh para për to sepse unë nuk dua të vjedhë. Nëse nuk më jep unë do të vjedhë, por përgjegjësia do të jetë e jotja. Nëse ti nuk më lejon të pi cigare, unë do të pi por fshehurazi. Dhe ti do të më bësh vjedhës; ti do të më bësh t’i fsheh gjërat dhe jo të sinqertë dhe të hapur. Kam parë aq shumë njerëz duke pi cigare kështu që edhe unë dua ta shijoj. Unë dua t’i kem cigaret më të mira në dispozicion, dhe unë dua ta pi cigaren e parë në pranin tënde.

Ai tha: “Kjo është e çuditshme, por argumenti yt është i drejtë. Nëse ta ndaloj unë këtë, ti do të vjedhësh. Nëse unë ta ndaloj këtë ti prapë do të pishë, kështu që ndalesa ime do të krijoj shumë gjëra kriminale në ty. Kjo po më shkakton dhimbje. Unë nuk po dua që ti ta fillosh duhanin.”

Unë i thashë: “Nuk është në pyetje kjo. Dëshira ka lind në mua duke i parë njerëzit duke pirë cigare. Unë dua ta provoj se a ja vlen. Nëse kjo është e vlefshme, atëherë ti do të më furnizosh gjithmonë me cigare. Nëse kjo nuk është e vlefshme, atëherë unë do ta përfundoj me të. Por unë nuk do të bëj asgjë derisa ti refuzon; atëherë e tërë përgjegjësia bie mbi ty, sepse unë nuk dua të ndjehem fajtor.”

Atij iu është duhur t’i blej cigaret më të mira në qytet – pa dëshirë. Axhallarët e mi, gjyshi im, thoshin: “Çfarë po bën? Kjo nuk bën.” Ata insistonin.

E ai iu tha: “ E di se nuk bën, por ju nuk e njihni atë sa e njoh unë. Ai do ta bëj pikërisht atë që është duke e thënë, dhe unë e respektoj sinqeritetin e tij, ndershmërinë e tij. Ai ma ka bërë të qartë plotësisht planin e tij: ‘Mos më detyro dhe mos më ndalo, sepse kjo do të më bëj të ndihem fajtor’.”

Kur e ndeza cigaren, u kollita, lotët më erdhën në sy; unë nuk munda ta prëfundoj atë cigare, dhe aty kam ra. I thashë babait: “Kjo përfundoi. Nuk ke nevojë të brengosesh. Por unë dua që ti ta kuptosh se për gjithçka unë mendoj se më duhet të të tregoj kështu që nuk ka nevoj të mbetet diçka e

fshehur nga ty. Dhe në qoftë se unë fsheh edhe nga babai im, atëherë me kë do të bashkohem? Jo, unë nuk dua të krijuar asnjë hendek midis meje dhe teje.”

Dhe kur më pa se rash nga cigarja, sytë ju përlotën. Të gjithë ishin kundër kësaj, por sinqeriteti yt më detyroi të të sjellë cigare.” Përndryshe, ndoshta asnjë prind nuk i ofron cigare djalit të tij, kjo është diçka e paparë. Baballarët madje as nuk pinë cigare para djemëve për të mos iu lindur vetë ideja për të pirë.

Të rinj janë në një situatë shumë të vështirë. Ata ndryshojnë, ata kanë lënë prapa fëmijërinë dhe janë duke u bërë adoleshent. Çdo ditë dimensione të reja të jetës janë të hapur për ta. Ata janë në një transformim. Ata kanë nevojë për ndihmë të madh nga prindërit.

Por tani situata është se ata nuk i takojnë prindërit e tyre. Ata jetojnë në të njëjtën shtëpi, por ata nuk flasin me njëri-tjetrin, sepse ata nuk mund ta kuptojnë gjuhën e njëri-tjetrit, ata nuk mund t’i kuptojnë këndvështrimet e njëri-tjetrit. Ata takohen vetëm kur djali ose vajza ka nevojë për para, përndryshe nuk ka asnjë takim. Hendeku shkon duke  u bërë më i madh, ata bëhen si të huaj më shumë se që mund të imagjinohet. Kjo është me të vërtetë një fatkeqësi.

Të rinjët duhet të inkurajohen për të biseduar për gjithçka me prindërit e tyre pa asnjë frikë. Kjo nuk do t’i ndihmoj vetëm fëmijët, kjo do t’i ndihmojë edhe prindërit gjithashtu.

Sinqeriteti e ka bukurinë e vet, ndershmëria e ka bukurinë e vet. Kur adoleshentët bisedojnë me prindërit e tyre me ndershmëri, me të vërtetën, me sinqeritet, dhe vetëm me zemrat e tyre të hapura, kjo shkakton diçka që edhe prindërit t’i hapin zemrat e tyre, sepse ata janë të ngarkuar edhe me shumë me gjëra që ata duan t’i thonë, por nuk munden. Shoqëria ndalon, feja ndalon, tradita ndalon.

Por nëse ata e shohin se qenia e adoleshentit është plotësisht e hapur dhe e çiltër. Ky hendek i ashtuquajturi konflikt gjeneratash, thjesht mund të kapërcehet, mund të zhduket vetvetiu me pëlqimin e vetë.

Problemi më i mundimshëm është rreth seksit. Fëmijët duhet të jenë në gjendje ta thonë saktësisht se çfarë po ndodh në mendjet e tyre, nuk ka

nevojë për të fshehur ndonjë gjë, sepse çdo gjë që po ndodh në mendjet e tyre është e natyrshme. Ata duhet të kërkojë këshillën e prindërve - Çfarë mund të bëhet? - Ata janë në një gjendje të trazuar, dhe ata kanë nevojë për ndihmë. Dhe për të cilin ata mund të bisedojnë vetëm prindërit e tyre? E hendeku është thjesht arbitrar, ai nuk është i natyrshëm.

Unë kurrë nuk kam ndjerë ndonjë hendek në mes meje dhe babait tim, apo edhe me gjyshin tim. Unë thjesht iu tregoja krejt çfarë mendoja: “Ju mund të të thoni çfarë mendoni, por unë nuk dua të fsheh asgjë nga ju dhe nuk dua që ju të fshehni diçka nga unë.”

Që nga fëmijëria e hershme unë kam qenë jashtëzakonisht i interesuar për të gjitha llojet e librave për të gjitha lëndët – nuk kishin të bënin me libra shkollor apo universitar. Familja ime nuk ka qenë e pasur. ajo ka qenë e varfër, por unë ua kamë bërë të qartë: “Për libra, edhe nëse duhet t’i shisni stolitë e juaja, ju lutem i shisni ato. Unë kam nevojë për ato libra - dhe unë e urrej të lexoj libra të dorës së dytë. Unë nuk dua që të lexoj ndonjë libër nga biblioteka. Unë dua ta blej atë.”

Babai më tha: “Kjo ide është e çuditshme. Pse ti nuk mund të lexosh libra nga biblioteka?”

Unë i thashë: “Çdo libër është shënuar, nënvizuar. Kjo nuk do të ma lejoj lirinë; kjo më pengon. Për shembull, nëse unë e lexoj librin, dhe dy rreshta janë të nënvizuara me ngjyrë të kuqe, këta dy rreshta me forcë dominojnë. Ato nuk më lejojnë ta gjej idenë time në këtë faqe. Ideja e dikujt tjetër bëhet e rëndësishme në këtë faqe. Ai nuk ma lejonë ta gjej idenë time personale në atë faqe; ai po më detyron.

Unë nuk dua të lexoj asnjë libër që është i nënvizuar. Dhe që ka shënime gjithashtu. Disa idiot shkruajn shënime, komentet e tyre, në librat e bibiliotekave publike. Unë nuk i dua komentet e tyre, unë i dua librat e freskëta. Dhe nëse ju nuk mund të m’i siguroni ato, ju thjesht më tregoni: ‘Këtë shumë unë mund ta siguroj, shumë më shumë se që është e vështirë për te ta sigurojmë.’ Unë do ta kryej ndonjë shërbim, unë do të punojë, çfardo pune. Unë do të siguroj para dhe do të blej libra.”

Por ata thanë: “Kjo duket keq për ne, derisa të jemi ne gjallë…e ti je aq i ri, ti nuk do të punosh për të bler libra. Jo, ne do t’i sigurojmë ato. Stolitë sigurisht nuk janë aq të rëndësishme.”

Unë iu thashë: “Ju duhet të mendoni dy herë për këtë. Ju nuk duhet të mendoni se ju kanë obliguar. Dhe mbane mend mirë se pas pëfundimit të universitetit ndoshta unë nuk do të mund t’ju ndihmojë financiarisht. Unë ndoshta nuk do të jem në gjendje t’ju jap asnjë cent të vetëm. Unë nuk do të mund të punoj gjithçka.”

Ata thanë: “Ne këtë e kemi kuptuar që në fillim.”

Dhe ata më dhanë para më shumë se që kam kërkuar, edhe pse kjo ishte e vështirë për ta. Por që solli një intimitet të thellë.

Gjyshi im ishte i vjetër, por ende punonte, nuk ishte ne pension. Ai më tha: “Të nevojiten parat. Unë mund të punoj, ti s’ke nevoj të punosh.”

Kur jam larguar nga universiteti, kam pasur një bibliotekë prej 150.000 vëllime të rralla nga e gjithë bota për të gjitha filozofitë, të gjitha fetë, të gjitha llojet e ideologjive. Unë kam qenë i obliguar ndaj prindërve të mi, por ata kurrë nuk më kanë lejuar të tregoj mirënjohjen time.

Ata thanë: “Kjo s’është asgjë; kjo ishte dashuria jonë që kemi për ty. Dhe ti je pjesë e jona; ne dojm që t’i të jesh sa më shumë që është e mundur i lumtur. Ne e kemi parë gëzimin tënd me libra dhe kjo mjafton.”

Nëse kishte ndonjë problem aty, unë thjesht ua thosha. Dhe ky është sugjerimi im: adoleshentët nuk duhet të fshehin asgjë nga prindërtit e tyre, nga mësimdhënësit e tyre…ata duhet të jenë absolutisht të sinqertë, dhe hendeku do të zhduket. Dhe ne duhet ta zhdukim këtë hendek. Nga që çfarë lloj shoqërie është kjo? Ka një hendek në mes prindërve dhe fëmijëve, ka një hendek midis burrit dhe gruas, ka një hendek në mes mësuesve dhe nxënësve. Gjithandej vetem hendeqe dhe boshllëqe.

Çdokush është i rrethuar me llojlloj hendeqesh, sikur i gjithë komunikimi është thyer. Kjo nuk është një shoqëri, kjo nuk është një komunë – sepse nuk ka komunikim. Askush nuk mund t’i thotë gjërat e vërteta, të gjitha janë të shtypura. Çdokush e mposht dëshirën e tij, dhe çdokush është i zemëruar, dhe çdokush ndjehet i vetmuar, i frustruar. Ne kemi krijuar nje gjenerat të zemëruar, kemi krijuar një filozofi të pakuptimët.

Dhe arsyeja e tërë për të gjithë këtë është se fëmijët kanë humbur kontaktin me prindërit. Fëmijët mund të bëjnë një punë e madhe, dhe ata kanë kurajon për të bërë atë. Ndoshta prindërit nuk mund të jenë në gjendje ta bëjnë atë, ata janë shumë më shumë të kushtëzuar. Adoleshentët janë të rinj dhe të freskët, vetëm edukoni të jenë të sinqertë me prindërit e tyre.

Kam bërë një kontratë me babain tim. Unë i thashë atij: "Unë dua të bëj një kontratë."

Ai tha: "Për çfarë?"

Unë i thashë: "Kontrata është se në qoftë se unë e them të vërtetën ti duhet të më shpërblesh, jo të më ndëshkosh. Sepse nëse më dënon, atëherë herën tjetër nuk do ta them të vërtetën."

Dhe kjo është ajo që po ndodh në gjithë botën: e vërteta është duke u dënuar, kështu që atëherë personi ndalon për ta treguar atë. Atëherë ai fillon të gënjejë, sepse gënjeshtra po shpërblehet.

Kështu që unë i thashë: "Ti mund të vendosësh. Nëse dëshiron ti që unë të gënjej, unë mund të gënjej…nëse është kjo ajo që ti dëshiron ta shpërblesh. Por nëse je i gatshëm ta shpërblesh të vërtetën, atëherë unë do ta them të vërtetën – por ti nuk mund të më dënosh për këtë."

Ai tha: "Po e pranoj këtë kontratë."

Dhe të nesërmen u shkaktua një problem, sepse tamam në derën tjetër jetonte një dijetar konzervativ Brahmin. Ishte besimtar fanatik i zotit Rama, që është një nga inkarancionet e zotit Hindu.

Ai madje as nuk donte ta degjonte emrin Krishna, e çfarë të thuhet per Krishtin apo Muhamedin. Kjo ishte e pamundur. Krishna ishte reinkernim i të njëjtit zot. Kështu ai u bë zbavitje për fëmijët sa herë që ai ishte aty, çfarë do që ai bënte, vetëm një thirrje "Hare Krishna, Hare Krishna", - dhe ai i harronte të gjitha punët e tija, dhe fillonte t'ju ndjek pas. Dhe ju ndjeke si i çmendur.

Të nesërmen unë i thashë: "Hare Krishna" - dhe ai erdhi pas meje. Sigurisht ai ishte i vjetër kështu që nuk mund të vraponte aq shpejtë, dhe jemi sjellu nëpër qytet dy apo tri herë. Ai ishte i zemëruar, i dihatur, i djersitur, por ai

prapë më ndiqte. E lash shumë prapa dhe arrita në shtëpi më herët. Unë i tregova babait tim se çfarë kishte ndodhur: “Unë i thashë atij burri ‘Krishna Hare’. Mendoj se s’ka ndonjë gjë të keqe në këtë. Ai do të vijë.”

Tha babai im: “Ky është problem. Ai njeri është aq i mërzitshëm, tash për disa orë ai do të më hip në qafë mua. Ti vetëm shko fshihu diku në shtëpi.”

Kështu unë shkova në tarracë. Plaku i tha babit tim: “Djali yt thuajse më ka vrar mua sot. Ndoshta ai i di të gjitha rrugicat e qytetit dhe unë tërë jetën time kam vrapuar pas njerzve, por unë kurrë nuk kam kaluar nëpër ato rrugica nëpër të cilat ai më ka çuar…dhe unë jam një njeri i moshuar.”

Babai im i tha: “Çfarë është problemi? Çfarë ka bërë ai?”

Ai ishte aq shumë kundër Krishna sa ai nuk mund t’i shqiptonte fjalët ‘Hare Krishna’, ose të thoshte se unë kam thënë ‘Hare Krishna’. Ai tha: “Ai ka thënë diçka që më mërzitë mua.”

Babai im i tha: “Nëse unë nuk mund ta di se çfarë ka thënë, si mund të hetoj?”

Ai tha: “Kjo është e pamundur, unë nuk mund t’i përsëris ato fjalë. Ku është ai. Vetëm thirre atë.”

Mua më thirri babai, dhe plaku tha: “Mbaje mend një, ti nuk duhet ta përsëritsh gabimin e njëjtë që e ke bërë.”

Por unë i thashë: “ Hare Krishna nuk është gabim. Ky është emri i të njëjtit Zot. Ju mund ta adhuroni Rama, askush nuk ju pengon; por çka ju bën aq të zemëruar për Krishna?”

Ai tha: “Unë nuk kam ardhur këtu për diskutime filozofike”. Ai tha babait tim para meje: “Ti duhet ta dënosh këtë djal.”

Babai im i tha: “Kjo është e pamundur sepse qysh dje ai e ka bërë një kontratë me mua që nëse e thotë të vërtetën unë nuk mund ta dënoj. Nëse ai gënjenë, atëherë unë mund ta dënoj.”

Dhe ai kurrë nuk më ka dënuar pas kësaj. Unë ia kam thënë të vërtetën çdo herë çfarë kam bërë të cilën ai do ta kuptoj heret a vonë. Kjo është një

metodë e thjeshtë. Nëse ju nuk mund ta tregoni veten para babait dhe nënës suaj…në tërë këtë botë çdokush është shumë më i huaj sesa ata. Edhe nëna e babai juaj janë të huaj, por ata janë të huaj më të afërt, të huaj më intim.

Tregone veten tuaj para tyre në këtë mënyrë zhduket hendeku. Kjo gjithashtu i ndihmone ata të jenë të sinqertë ndaj juve. Kjo është diçka për t'u mbajtur mend: se sinqeriteti, ndershmëria, e vërteta, shkaktojnë tek personi tjetër të njëjtat veti.

**Pyetja e shtatë**

ADOLESHENTËT VAZHDOJNË ME ÇORODITJE NË MODË – DUKE NDRYSHUAR DUKJEN E TYRE ÇDO SEZONË. ÇFARË ËSHTË AJO QË ATA SHPREHIN DUKE E BËRË NJË GJË TË TILLË?

Kurrfarë të keqe nuk ka në këtë. Kjo duhet t'ju lejohet atyre, për shkak se ata janë duke u ndryshuar, gjithçka në ta po ndryshon. Ndryshimi i modës është thjesht një shprehje e ndryshimit të tyre të brendshëm. Kjo është krejtësisht e shëndetshme dhe e drejtë. Ata duhet të lejohet dhe ndihmohen për të ndryshuar sa herë që ata duan. Së shpejti ata do të stabilizohen, pasi që ndryshimet e tyre të brendshme të jenë stabilizuar. Deri në moshën 21 vjeçe gjërat do të stabilizohen.

Për momentin, në qoftë se ju nuk iu lejoni atyre të ndryshojnë shprehjet e jashtme pastaj ndryshimet e tyre të brendshme ju do të krijoni tensione dhe ankthe në ta. Le të ndryshojnë. Kjo është e natyrshme. Kjo është koha kur aq shumë gjëra ndodhin brenda tyre - para se të bëhen të pjekur, të rritur - e ata kanë nevojë për një lloj të shprehjes së kësaj. Ne mund t'ju ndihmojmë me ndryshime më të mira, por ne nuk mund t'i parandalojmë ndryshimet, ne mund të jap vetëm atyre alternativa më të mira.

Për shembull, ne mund t'iu japim atyre rroba të mira, çdo vit modelet e reja me rroba të cilat nuk janë të shëmtuar. Përndryshe ata do të gjejnë rrugën e tyre dhe të bëhen hipika dhe të bëjë të gjitha llojet e gjërave të marra. Ata nuk do të lahen, nuk do t'i lajnë dhëmbët e tyre, ata do të bëjnë marrëzira për shkak se ata janë, në fund të fundit, fëmijët e një bote të re.

Ne duhet t'ju japim atyre ndryshime. Është më mirë t'ju japim çdo gjatë muaj shembuj më të mirë – modele më të mira të flokëve, sapun më të mirë, past dhëmbësh më të mirë. Çdo ndryshim do të ndihmojë. Mos i detyroni ata

t'i shkurtojnë flokët sipas dëshirës suaj, jo, ofronju alternativa. Çoni ata tek berberi dhe dhe tregonju të gjitha modelet e mundshme. Le të zgjedhin ata; mos i detyroni ata.

Nëse ju do t'i dënoni, ata do të bëhen punk(panker), ata do t'i shkurtojnë gjysmën e flokëve dhe do ta mbajne gjysmën tjetër, dhe gjysmën tjetër do ta ngjyrosin me ngjyra të ndryshme. Çfarë mund të bëjnë fëmijët e gjorë? I jepni atyre disa alternativa më të mira - muzikantë të mirë, valltarët më të mirë, përndryshe ata do të bëhen pasuesit e Beatles.

Të gjitha këto modele dhe gjëra të ndryshme nuk do t'i ndihmojnë ata aq shumë se sa të ishin prindërit të interesuar dhe më tepër t'i ndihmojnë ata. Prindëri duhet t'iu ofrojnë atyre muzikë më të mirë klasike, piktura për të bërë, muzikë për të luajtur, për të vallëzuar, kjo është detyrë e tyre. Përndryshe, dikush tjetër, shumica e të cilëve janë njerëz pothuajse të çmendur ...

Ju më keni pyetur për pop këngëtarën Madona. Ajo është një femër e bukur, por shikoni robat e saj të gjitha llojet e arnave që i ka varur perreth. Unë do të doja ta takoja njëherë atë. Ajo është e bukur. ajo mund të ketë talent të madh për muzikë, për vallëzim, por ajo do të shkoj një ditë sikur Bitëllsat, sikur të tjerët që vijnë e shkojnë. Adoleshentët marrin gjithçka si një modë. Ju nuk mund të vareni nga ata; ata nuk janë serioz, ata thjesht janë eksperiment.

Një jetë e madhe është vërë në dispozicion të tyre dhe ata janë duke eksperimentuar. Kjo është detyrë e prindërve dhe mësuesve dhe instituteve arsimore për t'i dhënë atyre alternativa të bukur, për të dhënë ndryshimet të cilat mund të ndihmojë në rritjen e tyre, pjekurinë e tyre.

Ju e dini shumë mirë se tani është shumë e vështirë për të gjetur ndonjë hipi. A keni parë ndonjë hipi të moshës dyzet vjeçe? A mendoni se të gjithë vdesin pa i mbushur tridhjetë? Jo, këta njerëz të shkret, pas moshës tridhjetë vjeçe, kuptojnë se ata kanë humbur kohën e tyre. Ata nuk kanë marrë ndonjë arsimim, ata kanë lënë shkollën për shkak se ishte në modë. Ata jetonin në papastërti, shëmti, drogë, dhe në momentin kur ata e kuptojnë atë - se ata kanë qenë të budallenj - ata do të kthehen në jetë.

Por këto dhjetë vjet janë të humbur përgjithmonë. Edhe të kthehet në jetën normale ata nuk do të kenë një punë të respektuar, të njëjtat lehtësira

krijuese, sepse ata nuk janë të aftë, ata nuk janë të arsimuar. Ata nuk dinë ndonjë zeje dhe ata nuk kanë bërë asgjë në jetë e ata do të vuajnë deri në vdekje.

Kush është përgjegjës për këtë? Unë nuk mendoj se ata janë përgjegjës, sepse ata ishin shumë të rinj, dhe përgjegjësia nuk mund të vihet mbi supet e tyre. Ne jemi përgjegjës. Ne kemi mund t'i japim atyre shanse më të mira. Ndoshta këto dhjetë vjet ata mund të kenë qenë menduar më tepër se enden si nje hipi nga Kabuli në Katmandu, nga Katmandu në Goa. Dhe pas Goa nuk ka askund ku të shkohet…i tërë udhëtimi ka përfunduar.

Atyre kemi nuk t'i japim shans për të kuptuar shkolla të ndryshme të meditimit - Sufizmi, Hasidism, Zen, Joga. Ata thjesht kanë pasë nevojë për diçka të re, diçka emocionuese. Ju mund të keni dërguar ata në Lindje për të mësuar Zen pikturën, flautën japoneze apo flautën arabe apo flautën indiane - ka instrumente të ndryshme në botë. Së shpejti ata do të kishin kuptuar se është koha për t'u kthyer përsëri në botë dhe të punojnë në mënyrën tuaj. E ata do të ishin kthyer me respekt, me disa zeje, me disa krijimtari.

**Pyetja e tetë**

ADOLESHENTËT KANË NJË DËSHIRË TË FORTË T'I PËRKASIN GRUPIT, PËR ÇFARËDO. PËR ÇFARË DUHET KY REFLEKTIM?

Kjo është për shkak se ata më nuk i përkasin familjes, dhe ata janë aq të ri dhe aq të frikësuar të jenë vetëm në botë.

Po mos të ishte hendeku mes tyre dhe prindërve të tyre, nuk do të kishte pasur nevojë për asnjë grup të tillë. Ju mund të shihni në Lindje, ju nuk mund ta shihni këtë lloj të gjërave duke ndodhur – hipika, pankera apo skinhedsa. Ju nuk do të shihni fare se ngjanë gjërat e tilla për arsyen e thjesht se fëmijët i përkasin familjes. Ata i kanë rrënjët në familje, ata nuk janë vetëm, nuk ka një hendek të tillë si në Perëndim.

Ky hendek në Perëndim ka krijuar tërë problemi. Atëherë ata duan t'i përkasin ndonjë grupi sepse ata ndjehen të frikësuar të jenë vetëm. Ata janë shumë të ri, shumë të prekshëm, kështu që ata fillojnë të takohen me cilindo grup më të afërt. Dhe dikush mund t'i shfrytëzoj ata. Ata mund të jenë të detyruar për të bërë krim – dhe ata po bëjnë krim – ata mund të detyrohen në drogë, të shesin drogë, dhe ata po e bëjnë këtë. dhe disa njerëz dinak mund

t'i menaxhojnë këto grupe për t'i shfrytëzuar të rinjtë, të gjitha vetëm për t'i takuar grupit. Për këtë arsye, së pari duhet të hiqet hendeku.

Së dyti, ju duhet të krijoni disa grupe të tjera. Në të gjithë historinë ka pasur shumë. Për shembull, ka pasur njerëz që i përkisnin shkollës së Sokratit, të rinjtë në kërkim të vërtetës. Të gjithë në Athinë që kishin pak inteligjencë ishin nën influencën e Sokratit. Dhe ai nuk ishte i vetmuar: në të gjithë Lindjen ka pasur shumë sofist të cilit e tërë puna është për t'i mësuar njerëzit se si të argumentojnë. Mijëra njerëz të rinj i përkisnin atyre shkollava sofiste vetëm për të mësuar argumentimin, argumentim shumë të rafinuar.

Në Indi kemi pasur shumë shkolla – filozof të ndryshëm propozonin filozofi të ndryshme - dhe të rinjtë ishin të interesuar. Njerëzit e vjetër kishte ra tashmë poshtë, të rinjtë ishin breza në lëvizje. Askush nuk i ndalonte ata, ata mund të shkonin tek ndonjë mësues. Ata mund t'i ndryshonin mësuesit e tyre, ata mund të mësonin aq shumë, dhe nga mendimtarët origjinal – jo si universitetet e shurdhëra dhe të vdekura të sotit, ku ju gjeni vetëm profesor të cilët janë vetëm papagaj, asgjë origjinale.

Çdo mendimtar origjinal është një universitet në veten e tij, dhe mijëra nxënës rreth tij kishin mësuar për çdo gjë në jetë nga një këndvështrim i caktuar - dhe jo vetëm që e mësonin atë, por edhe e jetësonin atë, duke përjetuar atë para se ata ta praktikonin në jetë. Pra, në vend se të bëheshin skinheds ata ishin me Nagarxhuna, ose me Basho, ose me Çuang Cu, ose me Pitagorn, ose me Heraklitin, ose me Epikurin. Dhe kjo ishte diçka e mrekullueshme.

Sot ne nuk po iu japim asnjë alternativë. Faji është i yni. Dhe nëse ka njerëz si unë atëherë e gjithë shoqëria është kundër tyre; ata nuk janë kundër skinhed. Në Gjermani ata vetëm patën një konferencë botërore të skinhedsave, pankerëve, krejt llojet e terroristëve, një konferencë internacionale – dhe ata e lejuan konferencën. Këta njerëz janë të dhunshëm; ata kanë vrar njrëz, ata kanë minuar shtëpi, ata kanë rrëmbyer aeroplana – dhe Gjermani iu lejon atyre një konferencë! E për mua, ata bëjnë një ligj që unë nuk mund të hy në Gjermani.

Të rinjtë kanë ardhur tek unë, dhe një familje e madhe ka lindur rreth botës. Ka një përkatësi e caktuar aty shumë e lirshme kështu që askush nuk është rob; çdokush është i lirë dhe sidoqoft ai ndihet i sinkronizuar me mijëra njerëz të tjerë.

Unë mund t'i ndryshoj të gjithë këta terrorist, të gjithë këta skinhead në sannjasin pa asnjë vështërsi. Unë kam ndryshuar shumë hipika; ju tash nuk mund t'i njihni ata. Madje ata kanë harruar kur kanë ardhë herën e parë tek unë…vetëm duke shkuar nga Katmandu për në Goa. Poona ishte tamam në mes të rrugës – ata ndaleshin për të parë se çfarë po ndodh, çfarë po zihej atje. Dhe mandej ata mendonin : "Ky djalosh duket të jetë i avancuar" – dhe ata kanë qëndruar përgjithmonë. Ata harruan Goa, ata harruan ideologjinë e tyre hipi: dhe kur ata u bënë sannjasin ata u bënë persona krejtësisht të ri me vlera të reja.

Ne kem nevojë për më shumë filozof endacak rreth botës, mësues endacak rreth botës në këtë mënyrë të rinjtë mund t'i përkasin atyre dhe të mësojnë diçka, dhe të përjetojnë diçka.

**Pytja e nëntë**

ADOLESHENTËT SHPESH KANË FANTAZI DHE ËNDRRA PËR TË ARDHMEN E TYRE. SI MUND TË BËHEN ATA MË REALIST?

Ata nuk duhet të jenë. Është një kohë për fantazi, ëndrra, dhe kjo është e mirë për të rinjtë që të ketë fantazitë dhe ëndrra e jo duke i bërë ato reale. Kjo do të thotë që ju jeni duke e shkatërruar rinin e tyre dhe ju jeni duke i bërë ata të rritur para kohës së tyre.

Jo, ato ëndrrt dhe fantazi janë pjesë e rritjes, ato do të zhduken vetë. Jeta vetë do t'i bëjë ata realist, para se të hyjnë në jetën, le t'i gëzojnë ëndrrat e tyre - sepse në jetë ata kanë vetëm ankthe, vetëm miserie dhe vuajtjet. Ata do të bëhet shumë realiste, por ata gjithmonë do t'i kujtojnë ato ditë të ëndrrave dhe fantazive si më të bukur. Çfarë mund të siguroj realiteti juaj në vend të ëndrrave dhe fantazive?

Derisa nuk jeni të gatshëm që adoleshentët t'i futni në meditim…që do t'i bëj ata realist, që do t'i bëj ata utopist. Kjo do t'i bëj ata shumë më të rënd për t'u përshtatur në shoqërinë tuaj të kalbur se ëndrrat dhe fantazitë.

Këto ëndrra dhe fantazi nuk mund t'iu bëjnë asnjë të keqe. Ato janë pjesë e jetës; ajo është se si të rinjtë gjithmonë kanë ëndërruar dha fantazuar. Lerjuni ëndrrat dhe fantazitë e tyre. Dhe së shpejti ata do të jenë të ngarkuar me

obligime, punë, fëmijë, gra. Para se ata të kenë pak kohë, le ta shfrytëzojnë atë në fantazi, nuk ka kurrfarë të keqe.

Me aq sa unë jam i shqetësuar, mendimi ime është se përvoja e tyre e kësaj kohe ëndërr do t'i ndihmojë ata për t'u kujtuar se jeta mund të jetë ndryshe, dhe nuk duhet të jetë e mjer, ajo nuk duhet të jetë një vuajtje. Ajo nuk është domosdoshmërisht një mjerimi. Ata kanë jetuar bukur - dhe ato kanë qenë vetëm ëndrra. Është një mundësi që të ketë një transformim të vetëdijës në të cilën ju mund të keni përvoja shumë më bukur se çdo ëndërr që mund të ju jap. Por shija e ëndrrave është e mirë, ajo do t'ju mbajë vigjilent se mjerimi fare nuk është. Diçka tjetër është e mundur.

Rinia është kohë për ëndrra dhe shpresa, dhe kur ju jeni të humbur në botën e ashtuquajtur të vërtetë ato momente do t'ju kujtohen: "A ka ndonjë mënyrë reale të gjeni një gjendje të qenies, të paqes, qetësisë, heshtjes dhe lumturisë?"

Kështu që unë nuk mendoj se ka ndonjë nevojë për të ndryshuar atë.

**Pyetja e dhjetë**

ADOLESHENTËT PO RRITEN ME NJË KONCEPT TË CAKTUAR TË VLERAVE TË JETËS SË ZEZË DHE JANË NË NJË KONFUZION PËR T'I KLASIFIKUAR TË GJITHA SE CILAT JANË – TË VËRTETA, CILAT JANË TË RREME, CILAT JANË FIKTIVE. JU LUTEMI A MUND T'JU JEPNI DISA UDHËZIME ATYRE PËR T'I NDIHMUAR ATA?

Kjo duket për adoleshtë të jetë e vështirë – dhe kjo është e sigurtë se asnjë adoleshentë nuk kërkon këtë pyetje! Të gjitha këto pyetje janë fiktive. Ku është problemi në këtë? Adoleshentët janë të detyruar të jenë të pavendosur; pse ju jeni pas kësaj të dëshirshëm që ata të jenë me të vjetër se sa janë? Pse ju doni t'jua shkurtoni periodën e rinisë?

Çdo shoqëri përpiqet disi për ta shkatërruar rininë e tyre dhe t'i bëjë ata më të vjetër para se ata të jenë me të vërtetë të vjetra. Unë nuk jam i interesuar ta bëj dikë më të vjetër se që është ai. Adoleshentët do të ketë këtë problem, sepse ata janë adoleshentë, ata kurrë nuk e kanë jetuar jetën. Për herë të parë ata kanë hyrë në jetë dhe ata do të duhet të mendojnë se çfarë është e drejtë

dhe çfarë është e gabuar. Dhe është më mirë të mos i udhëzoni, sepse udhëzimet e juaja do t'i retardojnë ata.

Nëse gjithë kohën ju i thoni atyre: "Kjo është e drejtë, bëjeni!" e ata nuk bëjnë asnjë gabim, ata nuk do të mësojnë kurrë kurrgjë. Lereni le të bëjnë gabime dhe lereni le të mësojnë nga gabimet. Mësimi i vërtetë vjen vetëm përmes gabimeve, dhe vendosmëria vjen vetëm pas – kur ju ngurroni shumë herë, bini shumë herë, ngriteni shumë herë. Ngadal, ngadal, një maturi arrinë tek ju.

Ajo është po si një pemë e re: në erë do të lëkundet, dhe ju filloni të më pyesni se si një pemë të mos lëkundet në erë: "Më jep disa udhëzime." Jo, pema e re duhet të lëkundet në erë sepse ajo ia jep kënaqësin e vallëzimit, dhe kjo ia jep sigurinë se eedhe erërat e forta nuk mund ta shkatërrojnë atë, ta çrrënjosin atë. Sa herë që ajo përballet me erërat, rrënjët e saj bëhen më të forta, çdo takim është një forcim. Ngadalë, ngadalë ajo do të bëhet më e madhe, dhe pastaj asnjë erë do ta lëkund atë, atëherë ju mund të uleni nën një pemë dhe të bëheni të ndritur.

**Pyetja e njëmbëdhjetë**

JU LUTEMI A MUND TË BISEDOJMË PËR RININË DHE SPORTET, TË CILAT SOTË KANË NDIKIM TË FORTË NË JETËN E TË RINJËVE?

Ky është një lehtësim i madh se kjo është pyetja e fundit, sepse këta të rinj mund të vazhdojnë duke pyetur!

Sportet janë përkryeshëm të mira, dhe të rinjtë duhet të inkurajohen jo vetëm të jenë shikues të njerzve të tjerë që luajnë, por të jenë pjesëmarrës. Çfarë po ndodh që me mijëra njerëz janë vetëm duke shikuar, dhe vetëm disa njerëz, profesionistë, po luajnë. Kjo nuk është një situatë e mirë. Çdo i ri duhet të jetë pjesëmarrës, sepse kjo do t'ju jep atyre shëndet, kjo do t'ju jep atyre një gatishmëri të caktuar, kjo do t'ju jep atyre një inteligjencë të caktuar, dhe kjo është krejtësisht rinore.

Por vetëm të jetë një shikues - dhe të qëndrojë para televizorit - nuk është e drejtë. Pesë ose gjashtë orë të ngjitur në karrigen tuaj para televizori vetëm duke shikuar të tjerët duke luajtur futboll, apo ndonjë sport tjetër, nuk është e drejtë. Kjo nuk ju jep ndonjë rritje. Përkundrazi, kjo ju bën vetëm një

autsajder në çdo gjë, kurrë një pjesëmarrës, kur është e nevojshme thellësisht me qenë një pjesëmarrës, të involvuar, të bindur.

Kjo është e mirë që një herë për një kohë të shikohet se si ekspertë luajnë, për të mësuar - por vetëm për të mësuar, përndryshe, të gjithë duhet të jenë lojtar. Unë nuk shoh se çfarë problemi është. Të rinjtë duhet të luajnë, edhe të moshuarit, në qoftë se ata mund të gjejnë kohë, duhet të luajnë. Edhe njerëz të cilët kanë dalë në pension, të cilët duan të jetojnë edhe më shumë, duhet të luajnë. Ne duhet të gjejmë lojëra për çdo grup moshe në mënyrë që të gjithë njerëzit, tërë jetën e tyre, të jenë lojtarë - në bazë të moshës së tyre, në përputhje me fuqinë e tyre.

Por jeta duhet të jetë një sport.

Sporti ka një gjë shumë të bukur që unë do të doja që ju ta mbani mend: ai na mëson se nuk ka rëndësi se a je humbës, apo fitues. Ajo që është e rëndësishme është që ju të luani mirë, që ju të luani plotësisht, që ju të luani intensivisht, që t’i vëni të gjitha të juajat pa mbajtur asgjë prapa. Kjo është natyrë sportive. Të tjerët mund të ngadhënjejnë, nuk ka xhelozi, ju mund t’i përgëzoni dhe mund të festoni fitoren e tyre. Krejt çfarë është e nevojshme është qe ju nuk të mos bllokoni, por ta vëni tërë energjinë tuaja në të.

E tërë jeta juaj duhet të jetë lozonjare.

Kështu që nuk ka asgjë të keqe që të rinj të interesuar në sport. Personi i cili po pyet duket se është i interesuar që ata duhet të jenë të gjithë në shkollat ku mësohet vetëm, historia, gjeografia, dhe të gjitha llojet e pakuptimta të cila nuk përdoren në jetë. Sportet janë shumë më të rëndësishme, shumë të shëndetshme, shumë më të gjalla.

# KAPITULLI 24

## Shpirtërorja nuk është për shitje

*3 mars 1986 paradite*

**Pyetja e parë**

A KENI NDËRMEND TË QËNDRONI NË GREQI? NËSE PO, A DONI TË KRIJONI NJË KOMUNË TË PËRHERSHME KËTU? NËSE JO A KA NDONJË VEND TË CILIN JU DO TA MERRNI NË KONSIDERATË?

Greqia është e bukur. Unë do të doja të qëndroja këtu, dhe unë do të doja të krijojë një komunë shumë të madh. Por e tëra varet se sa kurajo ka populli i Greqisë, nëse ata mund të më durojnë apo jo.

**Pyetja e dytë**

UNË E DI SE ENDE NUK KA ITINERAR TË CAKTUAR. POR A MUND TË NA FLISNI PËR NDONJË DETAJ RRETH TURNES BOTËRORE?

Vështirë është të thuhet diçka rreth turnes botërore, për arsyen e thjesht se të gjitha qeveritë kanë aq shumë frikë nga unë. Unë kam aplikuar në të gjitha vendet, unë jam duke pritur për vizat e tyre, dhe ata po vazdojnë ta shynë afatin. Kjo është pothuajse dy muaj ... dhe ata as nuk kanë guxim të thonë jo, sepse ata e dinë shumë mirë se në qoftë se ata thonë jo, unë do t’i paraqes ato publikisht. Kështu që ata as nuk mund të thonë jo, por as nuk mund të thonë po, sepse ata kanë frikë nga kisha e tyre, e nga masa. Kështu që për dy muaj vazhdimisht, së paku dymbëdhjetë shtete kanë shtyer afatin të më japin vizë.

Greqia ishte më e guximshmja dhe më pranoi menjëherë me mirësearrdhje.

Kështu që unë nuk mund të them se ku do të shkojë në të ardhmen - me siguri në Itali. Mundësia tjetër është Zvicra, dhe mundësia e tretë është Franca - por këto janë vetëm mundësi, sepse kjo nuk është në duart e mia.

Për herë të parë unë jam duke e kuptuar se ne jemi duke jetuar në një botë e cila përbëhet vetëm nga burgjet e mëdha të quajtur kombe. Njeri nuk ka as të drejtë themelore të lëvizjes së lirë. Kjo është tragjike, kjo është trishtuese dhe e shëmtuar. Dhe unë jam duke kërkuar vetëm një vizë turistike, për katër javë ose gjashtë javë ... e ata nuk duket se kanë edhe për këtë guxim.

PYETJE NGA CARNIVAL NEWS, ZVICËR.

**Pyetja e tretë**

GJATË KARNEVALIT NË ZVICËR DISA NJERËZ ISHIN VESHUR SI JU DHE TË TJERËT SI SANNJASINËT. ATA FITUAN QMIMIN E PARË SI VAGONI MË I MIRË I KARNEVALIT NË PARADËN E KARNEVALIT.
NJRZIT DUKEN TË INTRIGUAR NGA JU, POR PSE KAQ SHUMË NJERËZ AGRESIV NDAJ JUVE DHE SANNJASINËVE TUAJ?

Kjo është një nga kontradiktat e mendjes njerëzore: kur keni frikë mënyra më e mirë për t'u mbrojtur është të jeni agresiv. Agresiviteti i tyre është simbolik e frikës së tyre të thellë. Ata e dinë shumë mirë se në qoftë se ata nuk janë agresiv ata mund të jenë të mundur më tutje. Sfondi i tyre filozofik i kalbur, ideologjia e tyre fetare nuk ka themelet në të vërtetën, ata janë të vetëdijshëm për dobësitë e tyre.

Njerzit e mi e kanë sjellur dobësin e tyre në sipërfaqe. Kjo është një shenjë e mirë që ata janë agresive; kjo thjesht tregon se ata kanë fillluar të shkojnë poshtë në kanal. Sa gjatë ata mund të jenë agresiv? Ky agresivitet është vetëm fasadë për ta fshehur frikën e tyre, por kjo frikë është më e thellë se agresiviteti i tyre. Këtë agresivitet ata nuk mund ta mbajnë përgjithmonë; kjo kërkon energji për të qëndruar përndryshe ajo thahet menjëherë.

Por frika e tyre nuk do të thahet menjëherë. Kjo do të jetë më e mirë për ta, në vend se të jenë agresiv, të jenë më të kuptueshëm – të kuptueshëm për frikën e tyre, për ta kuptuar pse njerzit e mi luajnë rol për ta dhe pse ata po ndjehen aq të frikësuar. Ata duhet të jenë gabim; nëse ju nuk jeni gabim nuk ka nevojë të jeni agresiv.

Njerzit e mi nuk janë agresiv, çfatë të them për agresivitetin, ata madej nuk janë as mbrojtës. Ata thjesht janë të qetë në veten e tyre, përkryeshëm të zgjuar se çfarë po bëjnë që ka përkrahjen e tyre totale. Ky nuk është një

personalitet i ndar – gjysma e tyre e mbështet dhe gjysma tjetër është kundër kësaj.

Por shoqëria në botë është e ndar, ajo është skizofrenike, dhe ju thjesht po provokoheni nga ana e tyre tiranike. Mos harroni një gjë: ana e tyre tiranike është shumë më e fuqishme sepe ajo kurrë nuk është shpreh. Ana të cilën ata ia kanë treguar botës është, ajo ka humbur energji; ana të cilën ata e kanë mbajtur të fshehur mbrenda vetes ka tubuar energji. Ju thjesht i përkujtoni për veten e tyre reale – për rebelizmin e tyre personal, për rinin e tyre personale, për jetën e tyre personale të cilën ata nuk e kanë jetuar.

Ata nuk janë agresive ndaj jush, me të vërtetë, ata janë penduar. Por ju jeni duke i bërë ata të penduar - pa juve ata ishin të tërhequr disi në drejtim të varreve të tyre. Papritmas ju vini në mes dhe krijoni një pikëpyetje të madhe në lidhje me mënyrën e jetesës së plotë të tyre,e që nuk është asgjë tjetër, përveç se mjerim dhe vuajtje. Kjo është e natyrshme ...

Bëhuni të mëshirshëm ndaj tyre. Kundër agresivitetit të tyre duhet të bëheni të dashur dhe të mëshirshëm. agresiviteti i tyre është shumë sipërfaqësor. Nëse dhembshuri dhe dashuri janë mjaftueshëm të thella, së shpejti ata do të jenë në anën tuaj, së shpejti ata do të bëhen njerëz të mi.

Duke qenë agresiv një gjë është e sigurtë: ata kanë treguar interesim për ju dhe për mua. Kjo është vetëm se ata nuk e dinë se si të tregojnë respekt në një mënyrë më të sjellshme.

**Pyetja e katërt**

ÇFARË ËSHTË DALLIMI NË MES DASHURISË SUAJ DHE DASHURISË TË NJË TË KRISHTERI?

Është një dallim shumë i madhë. Dashuria e një të krishteri është vetëm një ide në mendje. Dashuria ime është zemra ime; kjo nuk ka të bëj me mendimet e mia, kjo ka të bëj, apo i përket, qenies sime.

Për shembull, Jezusi e definon Zotin si dashuri. Sipas mendimit tim, kjo është shumë fyese sa i përketë dashurisë. Zoti është jo-ekzistues dhe ai po e bën dashurinë vetëm një aspekt të Zotit – "Zoti është dashuri". Zoti mund të jetë në shumë e më shumë gjëra tjera.

Nëse do ta kisha definuar me të njëjtat fjalë unë do të kisha thënë: “Dashuria është Zot.” Atëherë Zoti nuk është asgjë tjetër përpos dashuri, atëherë ai bëhet sinonim me dashuri - dhe nëse dashuria është Zoti, atëherë nuk ka nevojë për ta dëshmuar ekzistencën e Zotit. Kjo dëshmohet nga përvoja e dashurisë.

Zoti nuk është më një person që krijon botën; ai është një energji e dashurisë që është kreative. I tërë ky univers është dashuri kreative. Unë thjesht nuk e pranoj idenë mbi Zotin.

Dashuria është e gjitha.

Sa më shumë që jeni të dashur aq më shumë jeni hyjnor.

Kur e arrini majën më të lartë të dashurisë, ju fitoni përvojën e hyjnisë – jo të Zotit. Për mua, hyjnia është vetëm si një aromë: ju mund ta ndijeni atë por nuk mund ta kapeni për të.

Dallimi mund të shihet në realitetin objektiv. Për dy mijë vjet të krishterët kanë predikuar për dashurinë, dhe për dy mijë vjet ata kanë vrarë njerëz, kanë djegur njerëz të gjallë, kanë shkatërruar qytete, kanë djegur qytete. Ata e quajnë atë kryqëzat, xhihad, luftë fetare. Vetë termi luftë fetare është kontradiktore: nuk mund të ketë kurrfarë lufte fetare; çdo luftë është jofetare.

Me qenë religjioz do të thotë me qenë përtej dhunës së marrë, vrasjeve, zjarrvënjeve. Por për këto dy mijë vjet është treguar dashuria e të krishterëve: në emër të dashurisë ata kanë vrarë aq shumë njerëz, kanë djegur aq shumë gra të gjalla, por duket absolutisht e çuditshme se ata ende nuk kanë nerva të flasim për dashuri.

Dashuria ime nuk do t’ju çoj në luftë, nuk do të krijojë kryqëzata. Dashuria ime do t’ju ndihmojë të vallëzoni, të këndoni. Dashuria ime do t’ju ndihmojë ngrohtësisht të bisedoni me shumë më shumë qenie njerëzore, në mënyrë të thellë e më të thellë – përmes zemrës.

Nëse dashuria do të ketë sukses nuk do të ketë luftë në botë. Nëse dashuria ime do të ketë sukses nuk do të ketë nevojë për asgjë tjetër – sepse kur është zemra juaj e mbushur me dashuri ju nuk mund të jeni zemëruar, ju nuk mund të jeni te frustruar, nuk mund të ndjeheni të pakuptimët, nuk mund të ndjeheni të ankthshëm; ju nuk mund të mendoni me termet se ekzistenca

është vetëm një rastësi. Dashuria është aq e gjithpërfirshme, një kënaqësi aq e thellë sa që çdo gjë tjetër zhduket largë. Ju bëheni dashuri e pastër…dhe lulëzimi i dashurisë së pastër është lulëzim i vetëdijës suaj, e qenies suaj, e ekzistimit tuaj, e fatit tuaj.

Dashuria krishtere është vetëm fjalë. Dashuria ime është realitet. Po të kishte qenë dashuria e tyre gjithashtu realitet, gjërat do të kishin qenë krejtësisht ndryshe.

Unë kam kërkuar nga Papa, me respekt dhe dashuri, një diskutim publik rreth fundamentit të religjionit. Ai është aq frikacak saqë nuk është i gatshëm. Këtu, vetëm si një shembull, kryepeshkopi i këtij ishulli të vogël i telefonon pronarit të shtëpisë, që është mikpritës i imi, dhe i thotë: “Nëse nuk e përzen nga shtëpia jote atë, ne do ta djegim shtëpinë.” Ju mund ta shihni dashurinë – dashurinë krishtere.

Unë nuk jam duke i bërë asnjë të keqe ndokujtë, dhe nëse ai mendon se unë jam gabim, ai është i ftuar dhe i mirëpritur për të diskutuar për çdo gjë që ai mendon se unë rreth saj jam gabim. Pse të digjet shtëpia e shkretë? – unë do të shkoj për disa ditë, dhe kjo shtëpi është e bukur.

Por unë e kam informuar kryepeshkopin: “Nëse ju do ta djegni atë…të paktën në qoftë se nuk mund të jeni të krishterë bëhuni njeri i ndershëm: më tregoni që unë të kem mundësi të jem brenda. Në mënyrë që ju ta dëshmoni dashurinë tuaj.”

Fjalimi është një gjë.

Të jetohet është tërësisht ndryshe.

**Pyetja e pestë**

KOHËN E FUNDIT JU KENI LARGUAR ZOTIN DHE RELIGJIONIN NGA SANNJASINËT TUAJ. A DO TA LARGONI EDHE VETEN TUAJ GJITHASHTU, MJESHTRIN E TYRE TË DASHUR DHE MIKUN, NGA ATA?

Unë nuk mund ta bëj këtë sepse ajo nuk është në duart e mia, përndryshe do ta kisha bërë atë. Nëse ata më don, nëse ata ndjehen thellë të sinkronizuar me mua…ju duhet t’i pyesni ata sepse kjo është në duart e tyre.

Sa më përketë mua, të gjitha ishin të panevojshme, qfarëdo organizimi që ishte unë i kam larguar. Ajo ishte në duart e mia. Dashuria nuk është në duart e mia; unë jma në duart e dashurisë. Unë nuk mund ta largoj.

Por njerëzit e mi janë të plotësisht të lirë ta largojnë dashurinë e tyre kur ata e ndijejnë. Dashuri im do të mbetet e njëjtë ndaj tyre, sepse ajo është e pakushtëzuar, por nuk ka të bëjë me faktin se a më don ata mua apo jo. Unë do të vazhdoj t'i dua ata.

Unë nuk mund, më falni pak – Unë nuk mund ta pranoj ide e juaj. Dashuria është e vetmja gjë që ka mbetur mes meje dhe njerëzve të mi, dhe që duhet të jetë e vetmja gjë në mes njerëzve. Çdo gjë tjetër mund të largohet, por jo dashuria – sepse dashuria është Zoti, dashuria është fe.

Dashuria është e tërë rruga ime e jetës, dhe ata e kanë pranuar dashurinë si rrugë të tyre të jetës gjithashtu. Por ata janë absolutisht të lirë…sepse dashuria jep liri. Ajo nuk është një varësi të cilën unë mund ta largoj; ajo është liria tyre, dhe unë nuk mund ta largoj lirinë e tyre. Unë nuk do ta posedoj askënd.

Dashuria nuk është posedim.

Dashuria është liri e pastër për personin tjetër që të jetë vetja e tij.

Si mund ta largoj unë këtë? Kjo është e pamundur.

PYETJE NGA SHOQATA "ORANGE", GJERMANI

**Pyetja e gjashtë**

A ËSHTË E MUNDUR RRITJE PA PASUR NJË MJESHTËR?

Është e mundur rritja pa pasur mjeshtër, por rrugëtimi do të jetë shumë i gjatë, shumë i pasigurtë. Kjo mund ta marrë jeta derisa të arrihet në disa siguri për rrugën.

Askush nuk lundron me barkë rreth botës duke pyetur pyetjen: "A është e mundur të shkohet në udhëtim pa pasur hartë?" Natyrisht ju mund të shkoni…Harta nuk do të inponohet: "Unë duhet të jem me ju." Asnjë pilot

nuk do të fluturoj rreth botës duke mos pasur hartë, pa një udhëzues - edhe pse udhëzuesi dhe harta nuk janë të nevojshme, ai mund të shkojë pa to.

Në të kaluaren e njerzimit panevojshëm dikush e ka bërë mjeshtrin shumë superior. Kjo ka krijuar një ide në mendjen tuaj: Pse të pranohet dikush si superior për ju? Kjo e lëndon unin tuaj të pranohet dikush si mjeshtër. Por sa më përketë mua, mjeshtri është vetëm një udhëzues.

Edhe nëse shkoni për t'i parë rrënojat e ditëve të arta të civilizimit grek. Ju do ta merni një ciceron me vete. Ciceroni nuk është superior ndaj jush; ai thjesht di më shumë për terenin, ai mund të jetë i dobishëm.

Mjeshtri është vetëm një udhëzues, një hartë. Ai mund ta shkrutojë udhëtimin tuaj, ai mund ta bëj udhëtimin tuaj më pak të mundimshëm, ai mund t'ju ndihmojë të arrini edhe në këtë jetë – nuk ka nevojë të pritet për jetën tjetër. Edhe një gjë e çuditshme është se ai nuk kërkon asgjë për këshillat e tij, ju nuk po e paguani atë asgjë për këshillat e tij.

Ai kënaqet duke ua treguar rrugën njerzve, ashtu siç gëzohet kopshti kur lulet lulëzojnë; diçka në zemrën e tij gjithashtu lulëzon.

Ta them këtë më saktësisht, me çdo dishepull që bëhet i ndritur mjeshtri përsëri ndritet; përsëri e tërë eksperienca rifreskohet. Dhe shumë më shumë dishepuj bëhen të ndritur…pa marrë asgjë nga ju, mjeshtri merr mjaft nga vetë ekzistenca. Mjeshtri vetëm do t'ju jep, ai nuk do të merr asgjë nga ju. Pse duhet të keni frikë nga dikush që mund t'ju ndihmojë pa e paguar ju fare?

Por gazetaria e verdhë vazhdon me përhapjen e gënjeshtrave. Pikërisht dje dëgjova se unë i pasna marrë nga 250 dollar për çdo person kush është bërë sannjasin – ky është qmimi i hyrjes. Unë mendova: "Kjo është një ide e mirë!" Unë kam humbur me miliona dollar. Unë nuk kam marrë as edhe një cent nga dikush. Ka njerëz të cilët e shesin edhe shpirtërorën, keni kujdes prej tyre. Shpirtërorja nuk është për shitje, ajo mund të ndahet, por nuk mund të jetë e shitur.

Por ky ende është vendimi juaj. Nëse doni të shkoni vetëm, kjo është jashtëzakonisht e mirë – por a do të arrini apo jo, unë nuk mund t'ju them asgjë për këtë. sepse unë e njoh mendjen tuaj…Dikush shkon në vendin e tij, në shtetin e tij, duke më thënë se ai po shkon për t'i përfunduar gjërat e

pakompletuara dhe se do të kthehet për dy muaj. Unë e presë atë. Dy muaj kalojnë, kalojnë tre muaj, dy vjet kalojnë ...

Unë pyes: "Çfarë ndodhi me atë djalin? A i ka përfunduar ende gjërat?" Dhe unë marrë informat se kur ishte kthyer ai ishte dashuruar në një vajzë; ai i kishte harruar të gjitha rreth meditimit, ai i kishte harruar të gjitha rreth kërkimit të së vërtetës. Sjellja e pavetëdijshme e njeriut është e rastësishme, shumë e rastësishme.

Unë kam dëgjuar për një shitës, një shitës të pasurive të patundshme, të cilit shefi iu ishte zemëruar shumë. Ai kishte qenë shitësi më i mirë i tij, por këtë herë ai kishte bërë diçka me të vërtetë jo të drejtë. Ai kishte shitur një pjesë të madhe të tokës një njeriu për një çmim shumë të mirë, dhe shefi kishte mbetur shumë i lumtur, dhe shefi ia kishte ngritur pagën atij. Ajo tokë kishte qenë e shtrirë aty për vite por askush nuk e kishte blerë, dhe ky kishte arritë ta shes për një qmim shumë të lartë. Por mandej erdhën shirat, dhe njeriu që kishte bler tokën kishte ardhur me vrap duke iu thënë: "Ju të gjithë jeni mashtrues! Ajo tokë është gjashtë metra nën tokë."

Shefi e kishte thirrur shitësin dhe i kishte thënë: "Kjo nuk është mirë."

Shitësi tha: "Mos u shqetësoni. Ju vetëm pritni dy ditë. Unë do ta menaxhoj…"

Dhe pas dy ditësh ai erdhi dhe i tha: "E kam menaxhuar, çdo gjë u kry. Ia kam shitur atij burri dy barka."

Shefi tha: "Oh Zot! Ai ishte aq i zemëruar, aq agresiv, dhe ti ia dole t'ia shitësh dy barka" Ku i more ato dy barka?"

Ai tha: "Ne i kishin ato në bodrumin tonë për vite me rradhë dhe unë prisja mundësinë për t'i shitur ato. Unë i fola atij burri për bukurite e ujit. Unë i thashë atij se tash për tash ai mund t'i shfrytëzoj barkat, dhe kur uji tërhiqet ai mund të bëjë shtëpinë e tij vetëm gjashtë metra më lartë dhe kjo do të jetë në një liqen, ajo do të quhet Lake Palace. Dhe njeriu tha: "Vërtet! Kjo është një ide e shkëlqyer."

Dhe shitësi i tha atij: "Këtu janë dy barka. Kështu që, derisa uji është atje, i përdorë barkat, kënaqesh, dhe kur ta ndërtosh shtëpinë…atëherë gjithashtu do të nevoiten barkat në stinën e shirave. Apo në qoftë se ja arrinë ta mbash

ujin gjatë gjithë vitit përreth kjo do të jetë shtëpia më e bukur në qytet, e rrethuar nga uji. Dhe mbetet ende tokë – mund ta punosh një kopsht të bukur, një shtëpi të bukur. Vetëm mendo për këtë!”

Shitësi i kishte thënë se nuk është në pyetje sa qfarë shitni, në pyetje është se cilën ëndërr ia bashkangjitni mallit që shitni. Vetëm ëndrrat janë shitur.

Ka njerëz si Maharishi Mahesh Jogi të cilët për disa dollarë do t’ju inicojnë në meditim. Kjo është e shëmtuar, kjo nuk ka ndodhur në Lindje. Ai ka akumuluar një pasuri. Në qoftë se dikush ju jep diçka kjo është një tjetër gjë - por ai ka një normë: dyqind e pesëdhjetë dollarë për çdo fillim.

Dhe mendja e njeriut është aq budalla: kur ju paguani 250 dollar për diçka ju nuk mund të shkoni kundër kësaj, përndryshe ju do të dukeni si një idiot. Sepse ju keni paguar dyqind e pesëdhjetë dollarë, ju filloni duke iu thënë njerëzve kjo është një gjë e madhe - dyqind e pesëdhjetë dollarë janë asgjë për këtë, kjo është lirë. Në qoftë se ju thonë se nuk është asgjë, që do të thotë ju keni qenë të mashtruar, që keni qenë budallenj për të paguar dyqind e pesëdhjetë dollarë.

Mjeshtri i vërtetë asnjëherë nuk merr ndonjë gjë nga ju. Çfarë ju keni? - Ju jeni shpirtërisht të varfër, kjo është arsyeja pse ju duhet një mjeshtër. Mjeshtri vetëm ju jep, dhe ju jep nga dashuria. Dhe fundamenti i dashurisë është sa më shumë që jepni aq më shumë keni, ajo është një burim i pashtershëm i përjetshëm i jetës.

Por unë nuk do të them se njeriu nuk mund ta gjej atë pa një mjeshtër. Dikush mund ta gjej atë, por nevoitet durim i madh, një duhet të jeni shumë të zgjuar dhe të mos kapeni për diçka tjetër në rrugë. Njeriu nuk duhet të bie në kanalet që janë kudo përgjatë rrugës. Ai duhet të jetë një kërkues absolut: ai mund të dështojnë shumë herë, por kërkimi i tij vazhdon. Shpirti i tij nuk do të fillojë të ndjehet i frustruar, ai e mban shpirtin e tij lartë. Ai do të jetë vetëm, dhe rruga është e vetmuar.

Vështirë është, por mund të shkohet pa mjeshtër. Por nëse ai shkon pa mjeshtër vetëm për shkak të ego-s së tij, atëherë ai kurrë nuk do të arrijë – sepse ego është bariera e parë që parandalon kërkimin e të vërtetës.

Dhe në qoftë se mjeshtri nuk përpiqet të jetë më i shenjtë se ju…dhe në realitet nuk ka mjeshtër që mund ta bëj këtë. Ai është vetëm një qenie

njerëzore në mesin tuaj, vetëm është se ai e di rrugën deh ai mund t'jua tregoj rrugën. Kjo është kënaqësia e tij për t'jua treguar rrugën. Nuk ka asnjë marrëveshje; ai është vetëm një mik.

Kjo është arsyeja pse unë kam ndryshuar fjalën "mjeshtër" sepse ajo i jep një kuptim të caktuar të skllavërisë, robërisë shpirtërore. Ai është mjeshtri dhe ju jeni rob. Ai është mjeshtër, ai ju posedon, ai është pardoni dhe ju duhet të ndjekin urdhërat e tij. Unë kam ndryshuar atë fjalë. Unë them mjeshtri i vërtetë është vetëm një mik dhe kënaqësia e tij është që t'ju ndihmojë. Ju nuk keni obligim ndaj tij, ai ju obligohet juve; ju i keni pranuar këshillat e tij dhe ju mund t'i refuzoni ato.

**Pyetja e shtatë**

A JENI TË GATSHËM TASH TË NA TREGONI TË TËRË TË VËRTETËN, APO JANË ENDE DISA BEFASI QË DUHET PRITUR PËR SANNJASININ TUAJ?

E tërë e vërteta nuk mund të thuhet, kështu që gjithmonë do të ketë befasi në pritjen e juaj.

E vëreta e tërë është një mister shumë i madh, shumë më e madhe se sa është e mundur për t'u shprehur. Ajo ka aq shumë dimensione, aq shumë aspekte, kushdo që mendon se ai e ka thënë tërë të vërtetën nuk e njeh të vërtetën.

Unë do t'ju tregoj dy histori - njëra është shumë e njohur - nga PANCHTANTRA, një nga koleksioni i alegorive të lashta në Lindje. Fabulat e Ezopit në Perëndim të gjitha janë vjedhur nga PANCHTANTRA, asgjë e re nuk është në to. PANCHTANTRA më së paku është dy mijë vjetë më e vjetër se fabulat e Ezopit. Në fakt, asnjëherë nuk ka pasur një njeri i tillë si Ezopi. Në njëfarë mënyre, sepse Gautam Buda vazhdimisht citonte alegori nga PANCHTANTRA…

Ka pasur shumë emra që iu janë dhënë Gautam Bud-ës për hir të dashurisë ndaj tij, për hir të cilësive të tij, një është Bodhisattva. Lëvizin nga një gjuhë në një tjetër deri sa të arrini në Perëndim, Bodhisattva u bë Bodhisat dhe më në fund u bë e Ezopi, një nuk e di se si. Të gjitha këto tregime kishte qenë përpiluar mijëra vjet përpara Bud-ës dhe u folën nga Bodhisattva Gautam Buda.

Një nga alegoritë më të famshme është mbi pesë të verbërit dhe elefantit. Ata kurrë nuk kishin dëgjuar për elefantët, kur për herë të parë një elefant arriti në qytet. Të pesë të verbërit kishin qenë miq të mirë dhe filozofë të mëdhenj.

Kur nuk keni sy ju natyrisht bëheni filozof, ju nuk mund të shihni, ju vetëm mund të mendoni. Ju nuk mund të shihni dritë, ju nuk mund të shihni ngjyra, ju nuk mund ta shikoni ylberin, ju nuk mund të shikoni lule - por ju mund të vazhdoni të mendoni dhe të krijoni filozofi për të gjitha këto gjëra.

Të pestit shkuan për ta parë elefantin dhe të gjithë ata prekën pjesë të ndryshme të elefantit, dhe përsëri një argument i madh filozofik u ngrit. Njëri kishte thënë: “Ky elefant është si shtyllat e mermerit të mëdha ashtu siç i kemi në tempull” – sepse ai kishte prekur këmbët e elefantit.

Tjetri tha: “Gjepura.” Ai kishte prekur veshët e elefantit, dhe elefantët e Indisë i kanë veshët më të vogël se elefantët e Afrikës. “Kjo duket si një freskore(ventilator) e madhe që e përdorin njerëzit e pasur.” Në të kaluarën, kur nuk kishte energji elektrike çdo person i pasur kishte një përcjellës që lëvizte një freskore të madhe mbi kokën e tij. E ai i tha: “Ti je pak i marrë. Një freskore nuk mund të jetë shtyllë…” E kështu me radhë e kështu me radhë.

Një njeri me sy kishte qenë duke i shikuar të gjithë këta pesë personat e verbër, dhe iu kishte thënë atyre: “Ju nuk keni sy. Në radhë të parë ju gjithmonë duhet ta mbani në mend se. Dhe kur flitni për diçka ju gjithmonë duhet ta dini se a po flitni për të njëjtën gjë. Njëri po flet për veshët e tjetri për këmbët – a elefanti është aq i madh, e ju jeni të verbër.”

E vërteta është shumë e madhe, shumë e gjerë. Ajo ka shumë dimensione.

Kështu që unë do të vazhdoj t’ju flas rreth aspekteve të ndryshme, për të cilat njerëzit e verbër do të mendojnë se të gjitha janë kontradiktore, në kundërshtim - sepse nganjëherë unë do të flas për këmbët e elefantit, dhe nganjëherë për veshët e elefantit, e nganjëherë për pjesët të tjera të elefant, dhe natyrisht ato do të jenë deklarata krejtësisht të ndryshme. Vetëm kur i hapni sytë do të jeni në gjendje ta shihni elefantin e tërë.

Tregimi i dytë që desha t’jua tregoj është rreth Gautam Buda. Ai ishte duke kaluar nëpër xhungël, ishte vjeshtë, dhe e tërë rruga ishte përplotë gjethe të

rëna dhe era bënte muzikë të mrekullueshme me gjethe të rëna. Dhe Ananda, kur e gjen atë vetëm e pyet: “Unë kam qenë me ty për tridhjetë vjet, por ti gjithmonë ke vazhduar duke treguar diçka të re. Do të na tregosh neve tërë të vërtetën? A do të vazhdosh të na tregosh tërë të vërtetën apo jo?”

Dhe Buda u gërmuq poshtë, mori një grusht me gjethe të rëna dhe ia tregoi ato Anand-ës duke i thënë: “A i sheh këto gjethe ne dorën time?”

Ananda i thotë: “Po, po e shoh, por mos provo ta ndryshosh temën. Unë pyeta për diçka tjetër, dhe ti po provon ta ndryshosh temën.”

Buda i thotë: “Jo, unë nuk jam duke e ndryshuar temëm. Tash shih të gjitha gjethe të rëna nëpër tërë xhunglën…çfarëdo që të kam thënë janë vetëm disa gjethe të rëna në grushtin tim.”

Për ta thënë tërë të vërtetën është e pamundur, ajo është shumë e madhe. Miliona gjethe fluturojnë dhe vallëzojnë në erë ... ajo është shumë e madhe. Çdo gjë që unë jam duke e thënë thjesht jam duke thënë në mënyrë që ju të interesoheni për kureshtje. Unë nuk mund t’ju jap të vërtetën, por unë mund t’ju jap një etje të caktuar për të vërtetën - dhe që është e mjaftueshme. Nëse jeni të etur, ju do të gjeni burimin e ujit.

Deri në frymën time të fundit unë do të vazhdoj t’ju jap surpriza - dhe kush e di, ndoshta edhe pas frymës sime të fundit! Unë do të përpiqem!

**Pyetja e tetë**

EDHE PSE SHUMË GAZETAR JANË PREKUR PAS TAKIMIT ME JU, RAPORTET TË CILAT PARAQITEN RRALLË E REFLEKTOJNË KËTË DHE NDONJËHERË MANDJE EDHE NEGATIVE. A MUND TË JENË GAZETARËT TË SINQERTË?

Është e vështirë për gazetarët e shkretë të jenë të sinqertë. Ata me të vërtetë janë të prekur; unë mund t’i shoh fytyrat e tyre, unë i kam parë shpesh lotët e gëzimit në fytyrat e tyre. Por kur arrijnë raportet e tyre, ato janë negative.

Ajo s’ka të bëjë asgjë me intervistën që ata kanë bërë me mua, atë që ata kanë shkruar ata mund të kenë shkruar pa intervistë. Ata janë duke folur për thashetheme që po përhapen në rreth, në lidhje me protestën që po përgatit kryepeshkopi, se njerëzit kanë frikë në qoftë se unë mbetem këtu unë do t’i

shkatërroj traditat e tyre të vjetra dhe unë do ta korruptoj rinin e tyre - sikur akuzat e vjetër që kishin kundër Sokratit, korrupcionin e të rinjëve.

Por në zemrën time unë e di se ai nuk është gazetar; ai është vetëm një qenie e shkretë njerëzore që i shërben kryeredaktorëve, pronarëve, dhe i përcjellë diktatet e tyre. Ata e dërgojnë atë këtu të mos raportojë pikërisht atë që jam unë duke e thënë, dhe atë që ai mendon dhe atë që ai e sheh; ata e dërgojnë atë këtu vetëm për ta bërë të duket tregimi i tij real: "Ai ka qenë atje."

Unë i njoh disa gazetarë madje janë bërë sannjasin, dhe kur janë kthyer ata janë përjashtuar nga puna. Unë di për gazetarët të cilët janë përpjekur shumë, se kanë parë me sytë e vet se aty nuk ka orgji seksuale, nuk ka droga. Por njerëzit të cilët janë pronarë të gazetave nuk iu intereson e vërteta; ata janë të interesuar për qarkullimin e letrës. Dhe qarkullimi i letrës varet nga senzacionalizmi – kështu krijohen disa senzacione, të vërteta apo të rreme.

E në veçanti kundër meje është shumë e lehtë. unë madje nuk kam lexuar asnjë gazetë, asnjë revistë, asgjë; për shtatë vjet nuk i kam prekur ato kështu që nuk di se çfarë kanë shkruar dhe çfarë janë duke bërë. Ajo është vetëm kur njerëzit e mi më raportojnë kur ata e konisedrojnë shumë të madhe për ta…

Para ca dite jam informuar se i njëjtë gazetar i cili ishte aq i prekshëm kishte shkruar se unë kam ikur nga Amerika për t'iu shmangur tatimit. Nuk kam ikur nga Amerika, dhe unë nuk kam pasur kurrfarë të ardhura për të pasur ndonjë problem me tatimin. Nuk ka problem për mua në Amerikë rreth tatimit. Në të vërtetë ata ma kanë ndaluar të hy në Amerikë për pesë vjet…por askush nuk po mërzitet t'i shikojë faktet. Ndoshta gazetari ndjehet shumë keq, i lënduar. Por kjo është gjendja e njeriut.

Pronarët duan qarkullim, kështu që nuk ka çudi që nuk mund ta besoj…Një gazetar kan qenë këtu dhe për dy orë më ka shikuar këtu të ulur. Ai më ka fotografuar dhe atë që ka publikuar në gazetë e tij ishte një foto e kryepeshkopit – ai djal i çmendur – është një prej sannjasinëve të mi grek, Mukta.

Mukta kishte shkuar për ta vizituar kryepeshkopin dhe e kishte pyetur: "Përse po bëni aq shumë bujë? Cili është problemi juaj?" Ajo kishte shkuar ta ftoj atë këtu. Ajo i përketë një prej familjeve më të famshme të Greqisë, dhe kryepeshkopi kishte shtrënguar duart me të. Titulli shkruan: "Osho ka

shtrënguar duart me bijën e një prej familjeve më të famshme.” Gazetari ishte këtu! Ai e di se kjo foto nuk është e imja!

Por ai kryepeshkopi duket shumë i çmendur dhe i tërbuar, madje edhe në fotografi, se ata nuk mund t’i rezistojnë tundimit për ta publikuar, të gjithë jashtë Greqisë nuk do të mërziten për atë se çka është e vërtetë. Gazetari ka qenë këtu, ka bërë foto, dhe ai këtë fotografi e ka publikuar.

Por unë e di se ai nuk është gazetar; ata janë njerëzit pronarët e gazetave. Ose disa parti politike zotërojnë me të ose ndonjë grup fanatikë religjioz zotëron me të, ose disa njerëz shumë të pasur zotërojnë me të. Të gjithë ata i kanë interesat e tyre të ngushta, dhe ata kanë për të lëvizur të akorduar. Nuk ka asnjë problem për sannjasinët e mi në tërë Shën Nikollën. Por nëse shikoni në gazeta ju do të mendoni se gjërat me të vërtetë po bëhen të nxehta e më të nxehta për çdo ditë.

Kjo është thjesht një shoqëri e shëmtuar, ku gjithçka mund të blihen me para. Gazetarët duhet të shesin veten e tyre për para - dhe ata janë të pafuqishëm. Një gazetarë disa kanë provuar .... Për shembull Satyananda, një gazetar gjerman, këmbënguli se ai kishte qenë në vend dhe çdo fjalë që ai kishte shkruar ishte absolutisht e vërtetë. Por Revista STERN – dhe ai ishte gazetari më i rëndësishëm i tyre dhe gazeta senior – ata kishin vendosur se ai kishte qenë i hipnotizuar. Ata i thanë: “Ose lere sannjasin ose do të jesh i përjashtuar. Dhe artikulli yt nuk mund të publikohet ashtu siç është, ne do ta redaktojmë atë.”

Por ai pyeti: “Si mund ta publikoni ju atë? Ju nuk keni qenë atje?”

Ata e përjeshtuan atë. Ata e publikuan artikullin dhe e ndryshuan tërë tonin. Ishte shkruar me dashuri të madhe dhe kuptueshmëri, por ajo ishte bërë më shumë negative sesa pozitive.

Unë nuk jam kundër gazetarëve, unë thjesht jam duke deklaruar faktin se liria e mendimit, liria e shtypit nuk ekziston. Për të vetëm flitet.

**Pyetja e nëntë**

CILI DO TË JETË HAPI TJETËR PASI TA MERRNI PUSHTETIN MBI VATIKANIN DHE PAPA TË JETOJË NË EKZIL TË PËRHERSHËM NË INDI?

Në radhë të parë, unë nuk po shkoj ta marrë atë vend të kalbur, Vatikanin. Unë kam pak shije!

Le të mbetet papa në Vatikan, ai përshtatet aty. kështu që pyetja për hapin tjetër nuk ka lindur – madje unë nuk po shkoj as ta bëj hapin e parë. Dhe unë nuk i përkas asnjë vendi, dhe duket se asnjë shtet nuk ka mjaft guxim të më lejoj të jetoj aty.

M'u kujtuan ditët e mia studentore, kur unë isha student. Unë dëbohesha nga një fakultet në tjetrin – unë kisha aq shumë përvojë rreth përjashtimit. Më në fund një dekan më tha: "Dëgjo, kudo që shkon ti s'mund të qëndrosh më shumë se dy muaj; ti do të jesh i përjshtuar. Unë mund të të pranoj në kolegjin tim me një kusht: që kurrë të mos i ndjekësh ligjëratat."

Unë i thashë: ky kusht është pak i çuditshëm. Atëherë pse unë të shkoj në fakultet?

Ai tha: "Kjo është ashtu – për shkak se unë nuk dua t'i shqetësoj profesorët dhe studentët e mi. Unë i kam dëgjuar të gjitha historitë rreth teje. Ti argumenton aq shumë. Kështu që mund të mendosh për këtë.

Unë i thashë: "Kjo është e mirë, po çfarë do të bëhet me përqindjen?"

Ai tha: "Për këtë unë do të kujdesem. Ti do të marrësh mjaft përqindje për të qenë prezent në mënyrë që të paraqitesh në provim. Por ti paraqitesh vetëm në provim – jo gjatë gjithë vitit.

Unë u pajtova me të sepse nuk kishte asnjë mënyrë tjetër. Kjo ishte një mënyrë e thjeshtë. Ndoshta lloji i njëjtë i marrëveshjesh duhet të jetë bërë diku, që disa shtete të më japin nënshtetësi me kusht që kurrë të mos jetoj në atë shtet: "Ju mund të keni një pasaportë…dhe mund të shkoni ngado që doni – por kurrë të mos ktheheni në këtë vend."

Unë e di se do të ndodhë, dhe unë nuk e fajësoj askënd. Unë jam përgjegjës për gjithçka që ka ndodhur me mua ose do të ndodhë me mua - dhe unë jam krejtësisht i kënaqur për këtë. Unë mund të jetoj pa shtat, pa fe, pa racë: çfarë lirie më të madhe mund të kërkoni?

Ju po më pyetni rreth Vatikanit në Itali. Papa është aq i frikësuar saqë ai për dy muaj po e bllokon vizitën time. Për dy muaj njeriun më i lartë në ministri kishte premtuar: “Brenda vetëm dy ditësh teleksi do të vijë” …dhe kanë kaluar dy muaj! Sa herë që ai është pyetur thoshte “brenda vetçm dy ditësh ...” Por ai nuk mund të bëjë asgjë kundër papës. Ky është një vend katolik. Politikanët varen nga votat. Papa i ka informuar të gjitha gazetat Katolike dhe mediat se asgjë nuk duhet të publikohet, të transmetohet përmes televizionit, për ose kundër meje.

Unë kam dëgjuar se ai kishte qenë shumë i mllefosur, sepse derisa ai ka qenë në turne një kompani televizive nga Nepali kishte ardhur aty ku unë banoja dhe ai bëri një orë e gjysmë intervist me mua – dhe para se ai të kthehej ata e kishin filmuar atë. Trembëdhjetë milion njerëz e kishin shikuar emisionin. Redaktori i programit më informoi: “Kjo është hera e parë që ndonjë emision ka zgjuar interesimin e trembëdhjetë milion njerëzve. Kjo ngjanë vetëm kur ndodhë ndonjë katastrofë. A jeni ju një lloj katastrofe?”

Unë i thashë: “Po, unë jam.”

Dhe ai më informoi: “I gjithë vendi është duke diskutuar për apo kundër; asnjë person i vetëm nuk është neutral.”

Një kompani tjetër televizive është duke u përpjekur për të arritur këtu, por ... Papa do të më pengojë për të shkuar në Itali, sepse ai e di një gjë, që ai nuk ka sfond valid për të argumentuar me mua. Dhe ai gjithashtu e di se populli italian janë vetëm formalisht katolikë.

Në fakt ishte guvernatori romak, ponc Pilati, nën urdhërat e perandoris romake, ai që kryqëzoi Jezusin. Dhe ky është një fakt i çuditshëm që Roma dhe perandoria romake u zhduk dhe ra në duart e të krishterëve. Perandoria romake kishte kryqëzuar Jezusin, por jo edhe mijëra të krishter të tjerë.

Mbaj mend një histori shumë të çuditshme. Kjo ishte traditë në Jude, që çdo vit në funksionet e tyre vjetore të tre personat ishin të zgjedhur të jenë të kryqëzuar, por dikush mund të jetë i falur. Ponc Pilati mendonte se ata do të kërkojnë që Jezusi të jetë i falur, sepse ai ishte thjesht naiv, njeri i thjeshtë i cili disi mori këtë ide fikse në kokën e tij se ai është i vetmi bir i lindur prej Perëndisë. Ai është i pafajshëm, s’ka asgjë të keqe në këtë; çfarë të keq mund t’i bëj kjo dikujtë? Madje edhe nëse dikush mendon si ai është Zot, le

të mendoj dhe të ndihmohet. Nëse ai kënaqet në këtë, pse të shqetësohet ai? Unë nuk shoh çështje: cili ishte problemi?

Ponc Pilati gjithashtu nuk ka mund ta shoh çështjen. Cili ishte problemi? – Jezusi vetëm fliste gjëra të çuditshme…le të flasim për të, nëse nuk dëshironi të besoni në të, ai nuk ju ka detyruar. Për më tepër atë nuk e ka dëgjuar askush; vetëm disa njerz të varfër rreth tij që shpresonin të shkojnë në parajsë. Rreth tij nuk ka njerëz të arsimuar, të kulturuar, dijetar, rabin, pasanik; ai ishte absolutisht i papushtetshëm. Ai udhëtonte me gomar duke thënë se ai ishte i vetmi bir i lindur prej Perëndisë. Le të kënaqet ai në këtë. Pak diçka kishte humbur në kokën e tij – por kjo nuk duhet të jetë një arsye për ta kryqëzuar.

Por populli nuk kërkoi që Jezusi të lirohet; ata kanë kërkuar për Barabën, që kishin kryer shtatë vrasje, i cili ishte me të vërtetë një njeri vrasës. Dhe në qoftë se ju mendoni për mrekulli, me Jezusin asgjë nuk ka ndodhur, nuk ka pasur mrekulli me të, por mrekullia për Barabën ka ngjar. Kjo ishte një mrekulli: pas shtatë vrasjeve njerzit kërkojnë që Baraba të lirohet. Ose Zoti e ka humbë objektivin e tij ose…çfarë ka ndodhur? Ai e ka harruar emrine birit të tij dhe e ka mbajt mend emrin e Barabës? Diçka shkoi keq.

Por kjo ishte një mrekulli. Baraba nuk ka menduar…ai gjithashtu ka menduar se Jezusi do të shpëtoj. Jezusi kishte qenë vetëm tridhjet e tre vjeçar dhe ai kishte predikuar vetëm tri vjet, dhe ai nuk i kishte bërë asnjë të keqe askujtë, ai nuk kishte bërë asnjë krim. Baraba nuk ka mundur të besoj kur është liruar; ai ka shikuar mbrapa edhe një herë dhe edhe një herë ka menduar: Këtu duket se është një gabim – Barab dhe i lirë? Dhe brenda tre muajsh ai kishte kryer një tjetër vrasje.

Kishte qenë traditë që kur perandori të falte dikë atij më nuk mund t'i jepej dënimi me vdekje përsëri. Kështu që Baraba tash ishte i lirë të vras njerëz sa ai donte, se ai nuk mund të kryqëzohej. Për njerëz të tillë ata kishin në Itali një minierë qymyri e cili ishte shumë e thellë. Aty ishte shumë rrezik dhe për çdo vit njerzit vdisnin aty. Baraba ishte dërguar në minierën e qymyrit dhe mrekulli e dytë kishte ndodhur. Miniera e qymyrit ishte shembur pas disa ditësh dhe të gjithë – qindra njerëz që kishin punuar brenda – vdiqën, përpos Barabës. Ai doli jasht i gjallë!

Kjo e bëri madje edhe perandorin të mendoj se Baraba ishte në njëfarë mënyre direkte i lidhur me Zotin. Ky njeri i shpëtoi vdekjes dy herë. Njerëzit

filluan ta preknin atë se ai ishte hyjnor, dhe ai ishte ftuar në festivalin vjetor në Romë. Perandori donte të shihte se qfarë do të ndodhë në momentin e fundit. Baraba duhej të luftonte kundër një luani të uritur – dhe ju do të befasoheni: mrekullia ndodhi për të tretën herë. Ai vrau luani duarthatë dhe ishte shpallur fitimtar. Edhe perandori kishte menduar se ai nuk është njeri i zakonshëm dhe se ai duhet të jetë i lirë përsëri, duhet t'i jepen të gjitha të drejtat e qytetarëve të lirë. Ai u lirua, iu janë dhënë të gjitha të drejtat e qytetarëve të lirë, respekti.

Por për gjithë ato vite Jezusi kishte bezdisur mendjen e tij. Ai ishte aq i pafajshëm dhe ai ishte vrarë…Dhe në fund, duke i dëgjuar misionarët të krishter të cilët ishin organizat e fshehtë në bodrume që predikonin ungjillin, ai u bë i krishterë. Dhe në ditën që ai u bë i krishterë ai u kryqëzua! Zot duket të jetë absolutisht kundër të krishterëve: Baraba i shkretë u shpëtua tri herë nga vdekja, dhe në ditën që ai u bë i krishterë ai u kryqëzua.

Por ngadalë, ngadalë - kjo është mënyra se si dinamika e mendjes dhe jeta punon - Roma filloi të ndjehet fajtore për vrasjen e njerëzve të pafajshëm që nuk kishin bërë asnjë të keqe. Rezultati përfundimtar ishte që e gjithë Roma u bë e krishterë. Perandori që kishte vrarë Jezusin vdiq dhe u bë një mbretëri e krishterë.

Por thellë poshtë çdo italian është ende një pagan.

Unë kam pas kontakt me mijëra sannjasin italian; ata nuk kanë pasur ndonjë përcaktim të thellë me krishterimin. Ajo është shumë sipërfaqësore. Thellë poshtë ata akoma janë pagan: ata kënaqen në ushqim, ata kënaqen në dashuri, ata kënaqen në vallëzim. Ata kënaqen në të gjitha gjërat e jetës. ata nuk mërziten për Papën; ata e paguajnë me respekt atë, një respekt formal, por në jetat e tyre ata janë më afër Zorbës sesa grekët.

Unë i dua italianët. Vetëm për një gjë unë hezitoj rreth tyre, e ajo është se ata duken pak të yndyrtë – por unë mund ta toleroj këtë. Dhe e dyta janë shpagetat e tyre. nuk e di se a është kjo diçka e keqe…

Krejt rastësisht një italiane e cila ka qenë një nga sannjasinët e mi të parë…ajo është profesoresh, por nuk mendoj se ajo ka bërë ndonjëherë një dush, në fytyrën e saj ju mund të shihni shtresa e shtresa të pluhurit. Ajo kundërmon…dhe ky ishte një fakt i keq për shpagetat. Ajo i përgatiste shpagetat dhe m'i sillte – edhe shpagetat mbanin erën e njëjtë të qelbur! Që

nga atëherë unë kam aq frikë nga shpagetat se unë kurrë nuk e kanë provuar ato. Kështu që një përvojë... Edhe unë nuk e shijoj atë. Unë disi ia dola ta bind se ajo grua duhet të largohet. Unë i thashë: “do t’i ha ato” - dhe në momentin kur ajo u largua, unë i derdha ato. Edhe pasi i hudha banjoja ime kundërmonte!

Në këtë botë unë vetëm nga shpagetat kam frikë. Të gjithë thonë se ato janë të mira, të përsosura. Ato mund të jenë…por asocimi në to është i tillë dhe shkon aq thellë saqë edhe kur përmendet emri shpageta unë filloj t’i nuhas ato!

Kështu që në Itali kam frikë vetëm nga dy gjëra – jo nga Papa, jo nga të krishterët dhe katolicizmi; ato jnaë vetëm në mënyrë sipërfaqësore kështu që…

Italianët janë akoma pagan, njerëz të jetës pozitive. Kështu që në fillim dua t’i paralajmëroj ata se kur të vij atje, ju lutem mos m’i dhuroni shpagetat. Dhe e dyta, përpiquni të jeni më pak të yndyrshëm.

**Pyetja e dhjetë**

KUR DO TA JEPI LEKSIONIN E PARË NË GJERMANISHT, DHE KU?

Oh Zot, në gjermanisht! Jo në këtë jetë…dhe unë nuk do të vazhdoj të lindë edhe njëherë.

# KAPITULLI 25

## Vetëdija është infektuese

*3 mars 1986 pasdite*

**Pyetja e parë**

A MUND TË NA TREGONI RRETH LIDHJES SUAJ ME J.KRISHNAMURTI?

Kjo është një mister i vërtetë. Unë e kam dashur atë prej kur e kam njohur atë, dhe ai ka qenë shumë i dashur për mua. Por ne kurrë nuk jemi takuar, pra marrëdhënia, lidhja është diçka përtej fjalëve. Ne nuk e kemi parë njëri-tjetrin ndonjëherë, por prapë ... ndoshta ne kemi qenë dy persona më të afërt me njëri-tjetrin në gjithë botën. Ne patëm një lidhje shpirtërore të llahtarshme e cila nuk kërkon gjuhë, në të cilën nuk kërkohet me qenë prania fizike.

Njëherë ka ndodhë – vetëm rastësisht – ai ishte në Bombei. Ai e ka pas shprehi që për çdo vit të vijë në Bombei dhe të qëndroj për disa javë. Ai ndodhta ka pasur pasues më shumë në Bombei se kudo tjetër në botë. Kma ardhur në Bombei. Isha duke shkuar në Nju Delhi dhe më duhej të prisja disa orë. Disa miq që kishin qenë të lidhur thellësisht me J. Krishnamurti dhe që ishin të lidhur edhe me mua, erdhën tek unë dhe më than: “Kjo është një shans e artë. Ju të dy jeni në të njëjtin vend. Një takim do të jetë me rëndësi të madhe, dhe Krishnamurti e dëshiron takimin.” Njeriu i cili ma tha këtë ishte një revolucionar shumë i respektuar i Indisë, Axhit Patvardan. Ai ishte një nga kolegët më të afërt të J. Krishnamurti.

Shikova në sytë e tij dhe i thashë: “Të lutem mos gënje. Ti duhet t’i ketë thënë J.Krihnamurtit: ‘Raxhnish dëshiron t’ju takoj.’ ”

Ai u befasua, thuajse i tronditur. Ai tha: “ Por si ja dole ta zbulosh këtë? Pikërisht ky ka qenë komploti ynë. Ne shumë mirë e dinim se kjo do të jetë e vetmja mënyrë; nëse ne të themi: ‘J.Krishnamurti dëshiron një takim me ty’, ti s’mund ta refuzosh. Nëse unë i them Krishnamurtit: ‘Raxhnish dëshiron një takim me ty’, ai s’mund ta refuzoj. Dhe njerëzit të cilët kanë qenë të

lidhur me Krishnamurtin të gjithë janë bashkuar me ty. Ne të gjithë jemi të etur për ta parë se çfarë ndodh kur ju të dy takoheni.”

Unë thjesht ia tregova Axhit Patvardan-it një tregim të vjetë për dy mistikë të mëdhenjë, Kabirin dhe Faridin. Kabiri e kishte komunën e tij pranë Vanarasit, në anën e kundërt të Gangut, Farid po udhëtonte me dishepujt e tij; ai ishte musliman, Sufi mistik, dhe ai ishte duke kalur nëpër fshatin ku Kabir jetonte.

Dishepujt e të dy mistikëve i bindën ata. “Nuk do të ishte e ndershme që Farid të kaloj këtu e ju mos ta ftoni atë”, thanë dishepujt e Kabirit. “Kjo është thjesht çështje dashurie të ftohen këta njerëz të jetojnë në komunën tonë për disa ditë, të pushojnë.” Dishepujt e Faridit thanë: “Nuk do të duket e ishme të anashkalohet komuna e Kabirit. Të paktën ne duhet të shkojmë vetëm t’i japim nderimet tona.”

Farid dhe Kabir të dy ranë dakord. Por ajo që ishte e vërtetë në mesin e të dy dishepujëve ishte se ata dëshironin të shihnin se çfarë do të ndodhë kur ata të takohen, rreth çkahi do të bisedojnë ata, cilat do të ishin gjërat të cilat do të ishin të rëndësishme  për këta dy persona.

Por ata kurrë nuk e thanë një fjalë.

Dishepujt ishin shumë të zhgënjyer, kjo nuk ishte ajo që ata ishin duke pritur. Në momentin që të dy mistikët ishin larguar ata duhej të përballen me dishepujt e tyre, dhe dishepujt ishin me të vërtetë të zemëruar.

Dishepujt e Kabirit thanë: “Ju keni bërë budallenj prej nesh. Për dy ditë ne kemi qenë në pritje për të dëgjuar diçka - ju gjithmonë folni diçka - dhe çfarë ndodhi me ju? Ju papritmas heshtët. Ne nuk po e kuptojmë. Çfarë është arsyeja e këtyere qeshjeve si të çmendur, vajtimeve, lotëve, buzëqeshjve, përqafimeve -  por duke mos thënë një fjalë të vetme?”

E njëjta situatë ishte edhe me Fardin. Dishepujt e tij kishin diskutuar të njëjtin problem, dhe përgjigjja që iu ishte dhënë kishte qenë e njëjtë. Kabir dhe Farid praktikisht thanë të njëjtën gjë për dishepujt e tyre: “Ne të dytë e dimë se s’ka se çfarë të thuhet. Ai ka sy, unë kam sy. Të dytë ne kemi përvojë, të dytë ne kemi shijuar të vërtetën. Çfarë ka për t’u thënë? Kushdo që do të kishte thënë një fjalë të vetme do ta kishte dëshmuar injorancën, se ai nuk e di. Ne e njohim njëri-tjetrin. Kjo është e pamundur të mos njihet.

Medje edhe dy njerëz të verbër e njohin njëri-tjetrin, a mendoni se dy njerëz me sy nuk do të njohin njëri-tjetrin?

“Nayrisht se ne i gëzohemi njëri-tjetrit. Kjo është arsyeja pse ne kënaqemi, qeshim, lotët ishin e vetmja mundësi e gjuhës; kur u bënë të shumëta, ne përqafuam njëri-tjetrin. Rrinim të ulur duke e mbajtur njëri-tjetrin për duarsh me orë të tëra dhe dashuria jone rrjedhte, dhe aty ishte bashkësia – dy trupa dhe një shpirt.

“Por, na falni neve, ne plotësisht harruar për ju. Ju nuk mund të kuptoni asgjë përveç fjalëve, dhe e vërteta nuk mund të shprehet me fjalë. Ju keni të drejtë të jenë të pakënaqur, të jetë i zemëruar, por ju duhet ta merrni parasysh pozitën tonë gjithashtu. Ne jemi të pafuqishëm. Kur dy heshjte takohen, do të jenë një. Kur dy zemra të dashuruara rrahin, ato rrahin në harmoni; një muzikë lind e cila nuk është nga kjo botë, e cila nuk mund të dëgjohet me veshë – e cila mund të dëgjohet vetëm nga ata që mund ta përjetojnë atë në zemrat e tyre.”

Kështu që i thashë Axhit Patvardan: “Është absolutisht e panevojshme t’i humbet koha Krishnamurtit. Ju nuk do të dëgjoni ndonjë gjë.”

Dhe kur ata u kthyen te Krishnamurti ai i kishte pyetur: “Çfarë ka ndodhur? Ai nuk erdhi?”

Ata ia treguan tregimin, duke i thënë: “Ai thjesht na tregoi një tregim.”

Dhe ai qeshi dhe tha: “Ai e bëri pikërisht atë që duhet. Në fakt unë duhet të kemë thënë këtë tregim, por unë nuk e di tregimin. Kam kërkuar gjithashtu për t’ju shpjeguar se kjo është e kotë për ju, por ju nuk do ta kisht kuptuar.”

Ju po më pyesni për lidhjen time me të. Ajo ishte lidhja më e thellë e mundshme – e cila nuk kërkon kontakt fizik, e cila nuk kërkon komunikim gjuhësor. Jo vetëm kjo, njëherë e kam shfrytëzuar kohën për ta kritikuar, ai më ka kritikuar mua, dhe ne jemi kënaqur me njëri tjetrin në kritika – duke e ditur përktyeshëm mirë se të tjerët këtë nuk do ta kuptojnë. Tash që ai është i vdekur, unë do t’i mungoj atij sepse unë nuk do të jem në gjendje ta kritikoj atë; kjo nuk do të jetë e drejtë. Ishte një kënaqësi e tillë të kritkohet ai. Ai ka qenë njeriu në inteligjent në shekullin njëzet, por ai nuk ka qenë i kuptuar nga njerëzit.

Ai ka vdekur, dhe duket se bota po e vazdonë rrugën e saj duke mos shikuar mbrapa madje as për një moment se njeriu më inteligjent më nuk është këtu. Do të jetë e vështirë të gjendet mendjemprehtësi dhe inteligjencë të tillë për shekuj. Por njerëzit janë aq shetitës të përgjumur, ata nuk kanë marrë shumë shënime. Në gazeta, vetëm në qoshet e vogla, ku askush nuk i lexon, vdekja e tij është përmendur.

Unë nuk ndijej keqardhje për vdekjen e tij. Vdekja e tij është e bukur, ai i ka arritë të gjitha që jeta është në gjendje të jap. Por unë padyshim se ndijej keqardhje për botën. Ajo vazhdon ta humbas fluturimin e saj më të madh kah vetëdija, maja e saj më e lartë, yjet më të ndritur të saj.

Unë ndijej në afri aq të thellë me Krishnamurtin sa edhe kur flas për lidhjen nuk është e drejtë; lidhja është e mundur në mes dy gjërave që janë të ndara. Unë ndijej një unitet me të. Përkundër të gjitha kritikave të tij, përkundër të gjitha kritikave të mia – të cilat janë vetëm shaka me plakun, duke e provokuar plakun…dhe ai shumë lehtë provokohej.

Posa i kisha dërguar sannjasinët e mi në mbledhjen tij për t'u ulur në rendin e parë, të gjithë në ngjyrat e kuqe, dhe ai çmendej! Ai nuk ka mundur ta toleroj ngjyrëne kuqe. Ne jetëne tij të shkuar duhet të ketë qenë dem; vetëm një flamur i kuq dhe demi çmendet. Demat e kanë personalitetin e tyre.

Por edhe pse ka ditur të zemërohet – ai e harronte lëndën për cilën duhej të fliste, ai fillonte të më kritikonte mua dhe njerëzit e mi – më vonë ai do të thonte për mua një mikëpritëse tek e cila ai ka qëndruar: " Ky djal është diçka. Ai po e çrregullon mbledhjen time, duke i dërguar njerzit mantelkuq. Dhe në momentin kur unë i shoh ata, unë harroj temën për të cilën kam vendosur të ligjëroj. Kjo ndodhë çdoherë, dhe unë e di se ai është thjesht duke luajtur një shaka. Ai nuk është serioz, ai nuk është kundër meje, unë nuk jam kundër tij."

Nga shumë njerëz të tij të besueshëm kam qenë i informuar: "Ai nuk është kundër jush. Ai dëshiron që ju të dini se sado i zemëruar bëhet ai, ai nuk është kundër jush."

Unë i thashë atyre: "Unë e di këtë. Unë e dua njeriun. Por për dashuri të njeriut nganjëherë duhet të bëhet shaka me të, a mendoni se kjo është kontradiktore? Në fakt, unë kam provuar t'i ndihmojë atij të jetë pak më pak serioz. Pak më shumë sens për humor nuk do t'i kishte shkaktuar atij

kurrfarë të keqe. Vetëm në këtë çështje unë nuk pajtohem me të – ai është shumë serioz.”

Religjioni ka nevojë për një kualitet të caktuar të humorit për ta bërë atë më humane. Nëse nuk ka sens humori në çdo mësim fetar, ajo bëhet gjithnjë e më intelektuale, matematikore, logjike, por kjo humb kontaktin me njeriun. Kjo bëhet gjithnjë e më shumë një subjekt shkencor. Por njeriu nuk mund të jetë vetëm një objekt i studimit shkencor. Ka diçka në të, e cila e tejkalon studimin shkencor.

Vetëm shikoni rreth vetes. Pema nuk qesh, bualli nuk qesh. Asnjë shtazë nuk qesh. Vetëm njeriu është ai që ka ndjenjë për humor. Duhet të jetë diçka në të, sepse ajo ndodh në pikën më të lartë të evolucionit të njeriut.

Mësimdhënja e Krishnamurtit është e bukur, por shumë serioze. Dhe eksperienca ime dhe ndjenja është se ai vitet e shtatëdhjeta po i humbë sepse është shumë serioz. Kështu që vetëm njerëzit të cilët gjatë janë ballafaquar, dhe të mjer dhe serioz janë rreth tij; ai ishte një koleksionist i kufomave, dhe sa më plak që ai bëhej, ato kufoma bëheshin gjithashtu më të vjetra.

Unë i njoh shumë njerëz të cilët e kishin dëgjuar atë thuajse gjithë jetën e tyre, ata ishin me pleq se ai vetë që ishte. Ata akoma janë gjallë. E di një grua që është nëntëdhjetë e pesë vjeçe, dhe i njoh shumë njerëz tjerë. Një gjë që e kamë parë tek të gjithë ata, e që ishte e përbashkët për të gjithë ata, ishte se ata ishin shumë serioz.

Jeta ka nevojë për pak gjallëri, pak humor, pak qeshje.

Vetëm në këtë pikë unë jam në mospajtim absolute me të, përndryshe, ai ishte një gjeni. Ai ka depërtuar aq thellë sa është e mundur në çdo dimension të shpirtërorës së njeriut, por kjo e tëra duket si një shkretëtirë e mundimshme. Unë do të doja t’ju kthejnë në kopshtin e Edenit, të çiltër, jo serioz, por si fëmijët e vegjël duke luajtur. Kjo ekzistencë e tëra është e gjallë. Kjo ekzistenca e tërë është me humor, ju duhet vetëm sensi për humorin dhe ju do të befasoheni.

Kam dëgjuar për njeriun i cili ka shfrytëzuar për t’i shitur kapelet e Gandit. Veçanërisht në kohën e zgjedhjeve, çdokush dëshiron ta dëshmojë se ai është një gandian, sepes pasuesit e Gandit kanë qenë në pushtet për dyzet vjet. Nëse ju jeni një gandian fitoren e keni të sigurtë në zgjedhje. Kapela e

Gandit – një kapelë e bardhë - simbolizon se kush jeni, dhe ky njeri e shfrytëzon për të fituar para aq shumë vetëm duke bërë kapele dhe duke i shitur ato.

Por këtë vit ai ishte sëmurë. Ai ishte plakur, dhe i thotë djalit të tij më të ri: “Ti ke për të shkuar në treg” – që ishte disa kilometra larg fshatit –“dhe unë do ta them vetëm një gjë. Rruga është e bukur, në të dy anët e rrugës ka pemë që bëjnë hije kështu që edhe nëse nxenë dielli shumë ti mund të ulesh nën to the të freskohesh. Dhe aty është një pemë e madhe Buda sa që qindra karroca demi mund të pushojnën nën të. Largoju asaj, mos iu afro. Nëse ke dëshirë për të pushuar, mos pusho nën këtë pemë.”

Djali i tha: “Por pse? – ai duhet të jetë vendi më i freskët.”

Babai i tha: “Ky është problemi. Ky është vendi më i freskët, por është përplotë me majmunë. Dhe kjo më ka ndodh mua; isha duke pushuar dhe kur u zgjova, e tërë çanta ime me kapele ishte zbrazur. Unë u befasova – çfarë kishte ndodhur? Papritmas dëgjova gëzimin e majmunëve – të gjithë kishin veshur kapelet në të njëjtën mënyrë siç e veshja edhe unë. Kështu që ata dinin se si ta vënin kapelen, ku ta vënin, dhe kjo dukej sikur i tërë Nju Delhi nga kryetari deri tek kryeministri dhe të gjithë paralamentarët ishin ulur aty – nëpër tërë atë pemë! Dhe ata kënaqeshin aq shumë me atë.

“Por unë jam një njeri i varfër. Papritmas m’u kujtua thënja se majmunët gjithmonë imitojnë, kështu që unë e hjeka kapelen në mënyrë që të gjithë ata ta shohin; të gjithë ata hjekën kapelet e tyre. Mandej unë e hedha kapelen time larg; edhe ata i hedhën kapelet e tyre larg. Unë i mbledha kapelet dhe shkova në treg. Kështu që vetëm këtë mbaje mend nëse ndodhë diçka e ngjajshme, hjeke kapelen tënd dhe hedhe – të gjithë ata do t’i hedhin kapelet e tyre.”

I biri ishte në një mënyrë i ngazëllyer për të pushuar nën pemën e njëjtë dhe të shoh se çfarë do të ndodhë. Ai gjeti pemën - ajo ishte e bukur dhe ishte me hije të madhe, dhe djaloshi pa qindra majmunë të ulur në të. Atë e zuri gjumi, ra për të fjetur, dhe pikërisht i ngjau ajo që i kishte ndodhur babait të tij. Çanta ishte bosh, ai shikoi lartë dhe majmunët dukeshin shumë të lumtur, shumë krenarë, të gjithë Gandianist. Por ai nuk u mërzit sepse e dinte mjeshtrinë. Kështu që e hjeku kapelen dhe e hodhi, por për befasinë e tij të madhe, një majmun zbriti poshtë dhe e mori kapelen e hedhur, prapë u ngjitë

në pemë dhe vuri kapelen në kokën e tij! Të gjithë ata u kënaqen, sepse vetëm ky majmun kishte munguar; një kapelë kishte munguar.

Këta duhet të kenë qenë brezi i dytë i majmunëve, ndoshta brezi i vjetër i ka mësuar se nëse ndodhë ndonjëherë: “mos i hedhni kapelet tuaja, por merne kapelen e hedhur nga tregëtari. Ne kemi qenë budallenjë – një herë me qenë budalla është në rregull; dy herë me qenë budalla është e pafalshme.”

Djali dukej i tronditur – çfarë të bëhet? Ai u kthye në shtëpi dhe i tregoi babait të tij. Babai i tha: “Unë e dija se majmunët janë shumë më të aftë për të mësuar se sa njerëzit. Ky është brezi i dytë i tyre dhe këta kanë mbajtur në mend. E unë të tregova në mënyrë shumë të sakt, ti nuk duhet ta hedhësh aq shpejtë. Së pari ti duhet ta heqësh kapelen dhe të shikosh se a po e heqin edhe ata; atëherë të paktën ke mundur ta ruajsh një kapelë. Ti madje e ke humbur edhe atë.”

Ekzistenca është gazmore. Çdo gjë në të është në gjendje shpirtërore vallëzimi, ju duhet vetëm të jeni në gjendje të njëjtë për të kuptuar këtë.

Mua nuk më vjen keq për vdekjen e J.Krishnamurtit, për të s’ka pas më se qfarë të arrij. Mua më vjen keq që mësimet e tij nuk e kanë arritë zemrën e njeriut sepse ishih shumë të thata, pa lëng, pa humor, pa qeshje.

Por ju do të befasoheni kur ta mësoni se – çdo gjë që ai thoshte ishte kundër religjionit, kundër politikës, kundër status quo-s, ishte kundër tërë të kaluarës, akoma askush nuk e ka denuar atë për arsyen e thjesht se ai ishte i paefektshëm. Nuk kishte kurrfarë arsye të merret ai parasysh. Në Indi ai e kishte shprehi t’i vizitonte vetëm tre vende – Delhi, Bombej dhe Madras. Dhe kjo ishte në të njëjtën mënyrë në gjithë bota ... disa qytete të mëdha, dhe të njëjtit njerëz vit pas viti e dëgjonin atë duke thënë të njëjtat gjëra, dhe asgjë nuk ka ndryshuar në këta njerëz, sepse asgjë nuk arriti në zemrat e tyre. Ajo ka mbetur vetëm intelektual.

Ata mund të argumentojnë, ata mund të argumentojnë shumë mirë. E njoh një njeri, Dada Darmadikari – ai është një pasues i njohur i Gandit, shok i Gandit dhe shok i J.Krishnamurit. Ai nuk beson në Zot, ai nuk besonte në asnjë traditë. Ai shfrytëzoi rastin të vijë të më vizitonte. Unë i thashë: “Mosbesimi në Zot nuk mjafton; besimi në Zot apo mosbesimi në Zot, të dyjat janë të fokusuara në Zot. Unë nuk mund të them se unë nuk besoj në Zot - si mund të mos besoj në diçka që nuk ekziston? Besimtari apo jo

besimtari të dyjat janë irelevante kur diçka është ekzistenciale.” Por ai ishte aq shumë i dhënë pas Krishnamurtit.

Unë i thashë: “Një ditë një mundësi mund të vijë dhe unë do të jem në gjendje të ta potencoj atë, se ky besim është vetëm reagim. Kjo nuk e largon Zotin, kjo thjesht e vendos mosbesimi në vend të besimit, por Zoti mbetet në të njëjtin vend.”

Djali i tij është i noter gjeneral i gjykatës së lartë. Një ditë ai erdhi shumë i shqetësuar dhe kërkoi nga unë për të ardhur menjëherë: “Babai im po vdes. Ai kishte një sulm të rëndë në zemër, dhe mjekët janë të shqetësuar se ai mund të ketë një tjetër sulm në zemër dhe kjo do të jetë e vështirë për të shpëtuar atë. Ndoshta ai do të jetë i lumtur të shoh ty. Ai gjithmonë flet vetëm për ju ose për J. Krishnamurti.”

Unë shkova në shtëpinë e tij, ai pushonte në një dhomë të errët dhe unë hyra ngadal. Unë i thashë djalit të tij le ta njoftoj se unë kam ardhur. Ai përsëriste: “Hare Krishna, Hare Rama, Hare Krishna, Hare Rama” shumë i heshtur, gati pëshpëriste. Por unë e shqetësova kur i thashë: “A e ke harruar J.Krishnamurtin? A më ke harruar mua? Pse po thua Hare Krishna, Hare Rama…!”

Ai tha: “Këtë herë mos më shqetëso. Kush e di, Zoti mund të jetë një realitet. Dhe vetëm të përsëritet disa herë para vdekjes…këtu s’ka kurrfarë të keqe. Nëse ai është aty unë mund të them: ‘Më kujtoheni ju.’ Nëse ai nuk ëstë aty, nuk ka asnjë të keqe, vetëm më lejo të përsëris atë - nuk ka argument në këtë moment. Unë po vdes.”

Unë i thashë: “Kjo është ajo që e bënë shumë urgjente për të parandaluar ty të bësh ndonjë gjë të marrë! Kjo është kundër tërë jetës sate.” Ai tash është tetëdhjetë vjeç. Ai e ka pasuar Krishnamurtin për pesëdhjetë vite, ka qenë në kontakt për njëzet vite me mua, dhe në momentin e fundit i tërë plehu intelektual u zhduk dhe u shfaqen përsëri mësimet e vjetra. Kjo ishte ajo që prindërit ia kishin mësuar në fëmijëri, ‘Hare Krishna, Hare Rama’; sepse Hindusët besojnë se në këtë epokë të errët të njerëzimit vetëm emri i Perëndisë mund t’ju shpëtoj. Emri i Perëndisë është si një anije, ju thjesht udhëtoni në barkë dhe ai do t’ju çoj në anën tjetër të ekzistencës, në botën shpirtërore.

Ai bëri më mirë, ai nuk vdiq. Dhe kur thuajse i tëri u shëndosh, unë e pyeta për atë ditë. Ai tha: "Harroj të gjitha në lidhje me të. Nuk ka Zot. Unë nuk besoj në Zot."

Unë i thashë: "Prapë, sepse tash vdekja nuk është aq afër? Atë ditë ti nuk ishe i gatshëm të diskutojmë rreth saj. Ti madje e argumentoje: 'Në këtë moment, më lejo të përsërisë mantrën e cila do të më shpëtoj.' Unë i thashë: 'I tërë bërlloku yt intelektual është i kotë. Ai nuk ka mbërri tek zemra jote; ai nuk të ka dhënë kurrfarë transformimi."

Krishnamurti ka dështuar sepse nuk ka mund ta prek zemrën e njeriut, ai ka mund ta arrij vetëm kokën e njeriut. Zemra ka nevojë për disa qasje të ndryshme. Kjo është ajo që unë kam qenë i ndryshëm nga ai tërë jetën time: derisa nuk arrihet zemra e njeriut, ju mund të vazhdoni të përsëritni fjalë të bukura si papagall – ato nuk do të thonë asgjë. Krejt çfarë ka thënë Krishnamurti është e vërtetë, por ai nuk mund të arrijë ta bëjë këtë në zemrën tuaj. Me fjalë të tjera, ajo që unë jam duke thënë është se J. Krishnamurti ishte një filozof i madh, por ai nuk mund të bëhet një mjeshtër. Ai nuk mund t'i ndihmojë njerëzit, t'i përgatisë njerëzit për një jetë të re, një orientim të ri.

Por unë ende e dua, sepse në mesin e filozofëve ai i afrohet më së afërti rrugës mistike të jetës. Ai vetë e largoi rrugën mistike, anashkaloi atë, dhe kjo është arsyeja për dështimin e tij. Por ai është i vetmi në mesin e mendimtarëve modern bashkëkohor që u afrua shumë afër, thuajse në vijën e kufirit të misticizmit, dhe u ndal aty. Ndoshta ai ka frikë se në qoftë se ai flet për misticizëm njerëzit do të fillojnë të mendojnë për modelet e vjetra, traditat e vjetra, filozofi e vjetër të misticizmit. Kjo frikë e pengon atë të hy. Por kjo frikë edhe njerëzit e tjerë i ndalon të hyjnë në misteret e jetës.

Unë kam takuar me mijëra nxënës të Krishnamurtit – sepse çdokush që ka qenë i interesuar për Krishnamurtin heret a vone është detyruar të gjej rrugën drejt meje, sepse kur Krishnamurti i lë ata, unë mund t'i marrë ata për dore dhe t'i çoj në vendin e shenjtë më të thellë të së vërtetës. Ju mund të thoni lidhja ime me Krishnamurtin është se Krishnamurti ka përgatitur terrenin për mua. Ai i ka përgatitur njerzit intelektualisht për mua; tash është puna ime për t'i çuar këta njerëz më thellë se sa intelekti, për në zemër; dhe më thellë se në zemër, për në qenie. Puna jonë është një. Krishnamurti ka vdekur, por puna e tij nuk do të vdes derisa nuk vdes unë. Puna e tij do të vazhdojë.

**Pyetja e dytë**

SHTYPSHKRONJA ËSHTË ZBULUAR NGA NJERËZ TË NDRYSHËM NË VENDE TË NDRYSHME POTHUAJSE NË TË NJËJTËN KOHË. A DO TË NDODHË E NJËJTA ME VETËDIJËN? SA MË SHUMË QË NJERËZ TË BËHEN TË VETËDIJSHËM, A DO TË KETË NJË SHPËRTHIM NË BOTË? A ËSHTË VETËDIJA KONTAMINUESE?

Po. Ajo është kontaminuese, dhe kjo do të ndodhë pikërisht në të njëjtën mënyrë, disa individë do ta shqyrtojnë atë dhe pastaj ajo do të bëhet një zjarr. Nuk ka asnjë mënyrë për ta parandaluar këtë.

Ky është një fakt i njohur, jo vetëm për shtypshkronja, por edhe për zbulimet e tjera .... Shtypshkronja u zbulua në vende të ndryshme të palidhur me njëra-tjetrën, pothuajse në të njëjtën kohë. Kjo është një dukuri e çuditshme. Si e bën atë të ndodhë? Diçka e padukshme duket të jetë se kalon përreth.

Albert Ajnshtajnin e kishin pyetur: “Po mos ta kishit zbuluar ju teorinë e relativitetit, çfarë mendoni – a do të ishte zbuluar ndonjëherë apo jo?”

Albert Ajnshtajni qeshi. Ai tha: “Më së shumti, vetëm brenda dy vitesh dikush tjetër do ta kishte zbuluar.” Dhe ai tha: “Unë po them për dy vjet më së GJATI.” Kjo ka mund të ndodhë brenda dy javësh. Sepse vetëdija njerëzore kishte arritë në pikën kur ky zbulim do të ndodhte; se kush e zbulon nuk është aq me rëndësi.

Vetëdija njerëzore nuk është çështje e ishujëve të vetmuar, por është një kontinet i madh, në këtë mënyrë i gjithë kontinenti vibron me të njëjtin ritëm. Kjo është zbuluar me zbulimet e tjera gjithashtu. Çdo gjë që është zbuluar në Bashkimin Sovjetik është mbajtur sekret, por në gjithë botën shkencëtarë e tjerë kanë filluar zbulimin e saj, pa asnjë informacion nga shkencëtarët sovjetikë. Dhe çdo gjë që është zbuluar nga Amerika është mbajtur e fshehtë, por në një farë mënyre misterioze shkencëtarët sovjetik kanë zbuluar për brenda disa javësh- jo më shumë se kaq.

Vetëdija njerëzore është një tërësi; çdo gjë që ndodhë në një vend krijon një vibrim subtil i cili lëvizë gjithandej. Kudo që dikush është i aftë ta kap atë, ai menjëherë e kapë atë.

Kështu që ka gjëra që nuk mund të mbahen sekret. Për shembull, ndritja nuk mund të mbahet e fshehtë, nuk ka asnjë mënyrë për ta mbajtur atë të fshehtë. Meditimi nuk mund të mbahet sekret. Kjo nuk është në duart tuaja, kjo po ndodh thellë në vetëdijën tuaj - dhe çdo vetëdije tjetër rreth jush do të jetë e prekur nga kjo.

Ju do ta shihni këtë në sfera të ndryshme. Për shembull, kur Gautam Buda u paraqitë në Indi, Lao Ce, Çuang Ce, Konfucie u paraqitën në Kinë. Sokrati, Platoni, Pitagora u paraqitën në Greqi – në të njëjtën kohë, me zjarr të njëjtë, me të vërtetën e njëjtë. Dhe nuk kishte kurrfarë komunikimi – madje edhe Himalajet, malet më të larta në mes të Kinës dhe Indisë, nuk ishin në gjendje të parandalojnë këtë. Çfarë ndodhi me Lao Ce dhe Çuang Ce për të kaluar, për të vazhduar më tutje.

Nëse ju shikoni në kohën para revolucionit komunist në Rusin sovjetike, ajo ka prodhuar novelist me kualitetin më të lartë, më kreativ. Dhe jo vetëm një, Dostojevski, Tolstoj, Çehov, Gorki. Turgenev, të gjithë majet e Himalajeve, secili më i mirë se tjetri. Edhe pas shtatëdhjetë ose tetëdhjetë vjet ne nuk kemi qenë në gjendje për të prodhuar ndonjë gjë të krahasueshme me Dostojevskin. Por vetëm brenda një periudhe të vogël, në një vend të vogël, këta njerëz u shfaqën: vetëdija është kontaminuese.

Dhe pas revolucionit sovjetik, asnjë njeri i vetëm për shtatëdhjetë vjet nuk ka qenë në gjendje të prodhoj edhe një jehonë të largët nga Maksim Gorki apo Turgenev. Diçka në vetëdijen ka vdekur, për shkak se komunizmit mohoi se njeriu ka shpirt. Është ndaluar vetëm ideja e vetëdijes. Nuk ka poet, nuk ka romansier të madh, nuk ka piktor të madh, nuk ka aktor të madh, nuk ka skulptor të madh ...Të gjithë ata janë zhdukur - dhe para revolucionit Rusia ka prodhuar njerëz të kalibrit më të lartë botëror.

Po kjo do të ndodhë: në një kohë disa njerëz shpërthejnë në dritë dhe aty do të ketë flakë, dhe zjarri do të përhapet si zjarr i tërbuar. Dhe kjo është e vetmja shpresë për njerëzimin: se i tërë njerëzimi vjen deri tek e vetëdijshmja, në këtë mënyrë njerëzit do të bëhen aq të vetëdijshëm saqë askush nuk do të mund t'i mashtroj ata me asnjë veprim të marrë.

Dhe lufta është veprimi më i marrë nga të gjitha.

**Pyetja e tretë**

SHKENCA ËSHTË ZHVILLUAR JASHTËZAKONISHT NË KËTË SHEKULLIN E FUNDIT POR SHKENCA SHPESH DUKET AQ E PASHPIRT. JU FOLËT PËR MEDITIMIN SI SHKENCË E BRENDSHME. JU LUTEMI A MUND TË NA FLISNI PËR SHKENCËN DHE MEDITIMIN. NUK DUHET ATO TË SHKOJNË DORË PËR DORE?

Ato duhet të shkojë dorë për dore, por ju duhet të kuptoni se as shkenca nuk mund të bëhet meditative as meditimi mund të bëhet vetëm shkencë. Ato janë dy dimensione të ekzistencës njerëzore. Një njeri mund të jetë të dyjat: ai mund të jetë një shkencëtar në laboratorin e tij, dhe ai mund të jetë një meditator në shtëpinë e tij. Derisa ai është duke medituar, ai duhet të harrojë të gjithë rreth shkencës, derisa ai është duke bërë hulumtime shkencore, ai duhet të harrojë të gjithë rreth meditimit. Vetëm atëherë ato mund të shkojnë dorë për dore.

Është një probleme shumë komplekse dhe delikat në të. Problemi është se shkenca duhet të jetë objektive dhe meditimi duhet të jetë subjektiv.

Në shkencë mund të eksperimentoni; në meditim ju nuk mund të eksperimentoni, ju mund vetëm të përjetoni.

Në shkencë metodë është vëzhgimi, në meditim metodë është përjetimi. Dhe ky është një dallim i madh.

Shkenca ka një objekt para saj. Ajo mund të analizoj këtë, ajo mund të gjeni atë se prej qfarë është formuar, ajo mund të shkoj në vetë rrënjët - e molekulave, të atomeve, të elektroneve, të protoneve. Ajo mund të vazhdoj duke analizuar për të gjetur shtresat e fundit. Por në meditim nuk ka asnjë objekt, nuk ka një subjektivitet.

Më lejoni ta them këtë ndryshe: në shkencë, shkencëtari punon me diçka; në meditim ai punon me qenien e tij – ai nuk mund të shkrutoj këtë, ai nuk mund të coptoj këtë. Kush do ta shkurtoj atë? Kush do ta coptoj atë? Ai vetë është ai. Kush do të vëzhgojë? Ai është ai.

Kështu që nëse kjo është kuptuar – se shkenca dhe meditimi kanë kahje të kundërta të lëvizjes, njëra levizë jashtë, tjetra lëvizë brenda – ato nuk duhet të jenë armike. Ato mund të shkojnë dorë për dore, sepse ajo është shkencëtar në të cilën ata të dyja takohen. Shkencëtari duhet të jetë vigjilent

në mos përzierjen e tyre, ai duhet të jetë vigjilent që në kërkimin shkencor ai të mbetet objektiv dhe në meditim t'i harroj të gjitha objektivitetet dhe të bëhet vetëm një subjekt i pastër, një dëshmitar i heshtur.

Në shkencëtarin është pika e takimit. Dhe kjo ka për të ndodhë në qoftë se ne do të shpëtojmë njerëzimin.

**Pyetja e katërt**

NJËZET E PESË SHEKUJ MË PARË NË GREQI KA PASUR SHUMË SHKOLLA MISTERE, JU A JENI NJË MISTIK? JU LUTEMI NA THONI DIÇKA PËR SHKOLLËN E JUAJ MISTERE.

Ju nuk po e kuptoni fjalën 'mister' apo fjalën 'mistik' apo fenomenin e mistikës apo të një shkolle mistere. Nëse diçka mund të thuhet për to, ato më nuk do të jenë mistike.

Mistik është ai që e di por nuk mund ta thotë këtë. Ai mund të jetoj në të; ju mund ta shihni këtë në sytë e tij, ju mund ta shihni këtë në gjestet e tij, ju mund ta ndjeni këtë në prezencën e tij, por nuk ka mënyrë për ta shprehur këtë. Kjo nuk do të thotë se mistiku qëndron i heshtur. Shumë mistik kanë qëndruar të heshtur për arsyen e thjeshtë se çfarëdo që ju thuhet bie shkurt; gjëja esenciale që ju doni t'ju thuhet nuk përshkruhet me fjalë. Kur ju i dëgjoni fjalët tuaja personale ju e dini se ajo që dëshironi ta përcjellni nuk është përcjellur. Për këtë arsye shumë mistik kanë mbetur të heshtur.

Disa mistik kanë zgjedhur të flasin sepse kjo është e mundur për të mos e thënë drejtëpërdrejtë, por për të krijuar një situatë me fjalë në të cilën është treguar në mënyrë indirekte.

Për shembull, nëse unë qëndroj i heshtur vetëm për një sekond – pikërisht në mes të fjalisë – ju do ta ndjeni heshtjen time më shumë se po të kisha qëndruar për dy orë i heshtur. Nëse unë kisha qëndruar i heshtur për dy orë këtu, mendja juaj do të vazhdonte me llomotitje përbrenda; ajo nuk do të qëndronte e heshtur. Por kur unë jam duke ju folur juve, nëse unë befas mbetem i heshtur për një sekond, mendja juaj nuk mund të filloj të llomotit sepse është aq shumë e përfshirë në dëgjim. Kur unë befas ndalem ajo bëhet edhe më kurioze se qfarë unë do të them. Një zbrazëti e vogël e heshtjes mund t'ju jap një shije të vogël e cila mund t'ju çoj në revolucionet e mëdha

të qenies suaj. Ka mjete të cilat mund të krijohen që nuk mund t'ju ndihmojnë drejtëpërdrejtë, por që mund r'ju ndihmojnë indirekt.

Për këtë arsye mistiku nuk mund të jetë vetëm një mistik, ai gjithashtu do të jetë edhe mjeshtër – e që është një art tërësisht i ndryshëm.

Kjo është arsyeja pse është e mundur që të ketë mjeshtër që nuk janë  mistik. Ata janë të rreme, ata nuk dinë asgjë, ata vetëm dinë artin e misterit. Ato mund të krijojnë mjete por ata nuk kanë asgjë për të përcjellë. Ata mund të bëjnë shtëpi, por shtëpi është e zbrazët.

Dhe ka mistikë të cilët kanë shumë për të dhënë, por ata nuk dinë se si ta japin atë, ata janë memec. Rrallë ndodh që një mjeshtër dhe mistik të ndodhë së bashku në një njeri - një rastësi. Atëherë mjeshtri mund ta menaxhoj. Ende pa e thënë atë. ai mund të arrijnë të tregojë atë, t'ju jep një shije të caktuara të saj. Mjetet e tij fare nuk do të jenë të rreme.

Për shembull, është një tregim i vjetër.

Një burrë kthehet në shtëpi në mbrëmje. Gruaja e tij është e vdekur, ai ka fëmijë të vegjël, dhe shtëpia është në zjarr. Fëmijët e vegjël janë brenda duke luajtur dhe e tërë lagja është rreth shtëpisë duke i thirrur fëmijët: "Dilni jasht! Shtëpia është në zjarr."

Por fëmijët janë shumë të vegjël; ata nuk e kuptojnë pse ata duhet të dalin jashtë. Në fakt, ata kënaqeshin në flakë gjithandej rreth e rrotull, çdo gjë digjej, ajo ishte një fishekzjarre e egër! Ata kurrë nuk kishin parë një skenë kaq të bukur, dhe ata vallëzonin dhe ata luanin dhe ata nuk brengoseshin që fqinjët bërtisnin.

Në atë moment babai arrin në shtëpi. Shtëpia ishte tërësisht në flakë dhe fqinjët i thonë: "Ne kemi bërë çdo gjë, por fëmijët tuaj janë të çuditshëm - ata nuk dëgjojnë. Dhe ata janë të gëzuar sikur ajo është një lojë."

Babai shkoi më afër dhe bërtiti: "Unë i kam sjellë të gjitha lodrat që i keni kërkuar. Unë i kam sjellë të gjitha lodrat."

Dhe ata të gjithë erdhën duke dalë nga dera e fundit që kishte mbetur, dhe filluan të kërkojnë: "Ku janë lodrat?"

Babai iu tha: “Më falni, lodrat do t’ju sjellë nesër. Sot kjo ishte vetëm t’ju nxjerr jashtë.”

Tash, këto lodra ishin vetëm mjete. Këta fëmijë do t’i kuptojnë lodrat, dhe ata i presin lodrat; ata nuk e kuptojnë se shtëpia është në zjarr dhe jeta e tyre është në rrezik. Babai gënjeu, por a mund t’i thoni atij se është genjeshtar? Ai thjesht krjoi një mjet, nga dashuria dhe dhembshuria – dhe ai ka sukses t’i nxjerrë fëmijët jasht. Kur ai ua shpjegon atyre, ata e kuptojnë, dhe ai iu premton: “Neser lodrat do të vijnë tek ju.”

Por fëmijët thonë: “Mos u merzit për lodrat, vetën na fal sepse ne të kemi nxitë të gënjesh. Ne nuk kishte asnjë ide se çfarë po ndodhte, ajo nuk ndodhi kurrë më parë. Ne nuk kishim përvojë.”

Mjeshtri mund të krijojë, përmes fjalëve, lodra të cilat ju nxjerri jashtë nga shtëpia e cila është në zjarr. Natyrisht, ju nuk do t’i gjeni ato lodra, por ju do të kërkoni falje nga mjeshtri: “Ne ju detyruam të gënjeni. Ajo ishte dhembshuria juaj, dashuria juaj, ajo ishte kujdesi dhe brengosja juaj.”

Unë jam mistik dhe e tërë puna ime është shkolla ime mistere. Sannjasinët e mia janë pjesë e shkollës mistere. Në Greqinë e lashtë ato shkolla mistere ishin shkollat shumë të vogla. Ky është një universitet misterioz, ky është nëpër gjithë botën. Por mos pyetni më shumë. Për çdokend kush me të vërtetë është i interesuar, e vetmja mënyrë për të kuptuar është të bëhet pjesë e këtij mësimi mistik.

Përjetone këtë, ky është i vetmi shpjegim.

**Pyetja e pestë**

JU LUTEM NA FLISNI DIÇKA MË SHUMË RRETH TRINITETIT TË SHENJTË – TË VËRTETËS, DUKURISË DHE DASHURISË.

E para: ju keni futur “dashurinë” në veten tuaj; ajo nuk është pjesë e trinitetit të shenjtë. Unë kam thënë *satyam* – satyam do të thotë e vërteta – *shivam* ka kuptimin; *sundram* – sundram do të thotë bukuri. Mos provoni të më mashtroni, kjo është e pamundur!

Dashuri thjesht ndodh. Njeriu i së vërtetës, thjesht nuk mund të jetë i dashuruar. Njeriu i cili e kupton bukurinë, thjesht nuk mund të jetë i

dashuruar. Njeri i cili i përjeton të gjitha këto të mira nuk mund, thjesht nuk mund të dashurohet. Për këtë arsye, dashuria nuk ka qenë i përfshirë në trinitet, por është një nga-produktet. Këto tri gjëra kanë qenë të përfshirë në trinitet, sepse ato janë të pavarura njëra nga tjetra, ato nuk janë nga-produktet.

Është e mundur që njeriu i të së vërtetës nuk mund të ketë ndonjë kuptim për bukurinë, por është e mundur që njeriu që ka sens për të bukurën mund të mos ketë kurrfarë vështrimi për të vërtetën. Është e mundur që një njeri mund ta respektoj bukurinë, por nuk mund ta jetojë jetën e mirësisë. Ato janë të pavarur.

Ju letë mund ta shihni këtë: ka poetë që kanë një sens të shkëlqyer për të bukurën, por nëse shikoni ne jetën e tyre ju nuk do të gjeni mirësi apo të vërtetën – ju do të gjnei njerëz shumë të rëndomtë, ndoshta edhe më keq se të rëndomtë.

Kam banuar përballë poetit të madh i cili ka përkthyer Omar Khayyam në gjuhën industane(dialekt i gjuhës indiane, përzier e indishtës me urdishte qe flitet ne Indin qendrore, p.p) nëashtu si Fitzgerald që përktheu Omar Khayyam në anglisht. Ky poet ka shumë më shumë kuptueshmëri për Omar Khayyam se që ka Fitzgerald, dhe poezia e tij është shumë më poetike dhe më e bukur se çdo përkthim tjetër - dhe mijëra përkthime janë bërë. Nëse ju e keni lexuar librin e tij ... sepse ai kurrë nuk ka bërë asgjë tjetër, ai ka përkthyer vetëm Omar Khayyam. Përsëri dhe përsëri ai vazhdoi duke lustruar atë, vazhdoi duke e bërë atë gjithnjë e më të bukur, ai ia kushtoi tërë jetën atij. Kjo është vepër e një jete të tërë.

Po ta kishit parë atë njeri ju do të ishit tronditur – aq poezi të bukura, aq entuziazëm i madh, e ai njeri ishte shumë i shëmtuar, i shëmtuar në çdo aspekt. Ai ishte pijanec, që shfrytëzonte katër shkronja gjithë ditën, dhe familja e tij ishin konstant në vështërsi me të sepse ai kurrë s’kishte punuar. Ai kishte një grumbull fëmijësh të cilët nuk ishin asgjë tjetër përpos jetim, edhe pse babi ishte gjallë, dhe nëna ishte gjallë. Babai i tij në moshë ishte gjallë, nëna e tij ishte gjallë dhe ata vdisnin urie. Ai nuk kishte konsiderat për askënd, nuk kishte mëshirë për askënd. Krejt çka atij i duhej ishte të kishte para të shkojë në pijetore. Dhe për çdo ditë njerzit e sillnin në shtëpi plotësisht të dehur. Ai shtrihej në ndonje hedek, apo në rrugë, dikush e njihte dhe e sillte në shtëpi.

Por sa herë që ai ishte i vetëdijshëm ai ishte vazhdimisht duke punuar në Omar Khayyam. Ai kishte një kualitet të jshtëzakonshëm sa i përket poezis ishte i përkushtuar, por në çdo aspekt tjetër ai ishte nën njerëzit e zakonshëm.

Ai ishte i gatshëm të gënjejë – ai më gënjente për çdo ditë vetëm për të marrë ca para, sepse ai nuk kishte para për pije. Dhe unë i thoja: “Nuk ke nevojë të më gënjesh. Ti thjesht më kërko para. Unë nuk po të jap hua, unë thjesht po t’i jap ato miqësisht. Ti nuk duhet t’i mbash në mend ato se duhet kthyer.”

Por gënjeshtra ishte bërë një shprehi aq e madhe sa atij i duhej të më gënjente: “Babai im është shumë i sëmurë sot më duhet ta thërras mjekun.”

Unë i thashë: “E di. Mjeku duhet patjetër të jetë në kafene. Merri parat, shko në kafene dhe thirre mjekun.” Dhe të nesërmen e pyeta: “Çfarë ndodhi me mjekun?”

Dhe ai tha: “Kush? Çfarë mjeku? Kush pat nevojë për mjekun?

Nuk ka ndjenjë për të vërtetëm, nuk ka ndjenjën e sinqeritetit. Nuk ka dashuri ... por një kuptueshmëri të madh për të bukurën.

Kështu që këto tri cilësi janë të trinitetit, vetit tjera janë nga produktet. Dhe dashuria është e tillë sa të triat kontribuojnë në dashuri, sikur tre lumenjtë që takohen dhe bëhet një lum i dashurisë. Dashuria nuk është trinitet, dashuria nuk është një lum: ndjenja për të bukurën, ndjenja për të vërtetën, ndjenja për mirësinë të gjitha kontribuojnë në të. Dashuria është më e lartë se triniteti.

Trinitet do të thotë tre, të gjitha këto të trija zhduken në dashuri. Dashuria është një. Kjo është arsyeja pse unë vazhdimisht them se dashuria është Zot. Aty nuk ka Zot. Dashuria në vetvete është Zot.

# KAPITULLI 26

## Simpatia është një monedhë e rreme

*4 mars 1986 paradite*

**Pyetja e parë**

ZVICRA ËSHTË NJË VEND I PASUR DHE I BUKUR, POR KA SHUMË NJERËZ QË VUAJNË PËR SHUMË ARSYE, MADJE ATA KËNAQEN NË KËTË. PSE ATA NUK MUND TA SHFRYTËZOJNË LIRINË DHE PROSPERITETIN E TYRE TË JENË TË LUMTUR?

Njerëzimi mund të ndahet në dy pjesë: të parët janë sadist, të dytë janë mazoshist. Sadist gëzon të tjerët torturuar, mazoshist gëzon torturuar veten e tij.

Kjo është një situatë shumë e shëmtuar, por për shekuj ne këtë ndarje e kemi kultivuar. Njerëzit që kanë qenë mazoshist janë bërë shenjtorë të mëdhenj. Vetia e tyre e vetme, gjenialiteti i tyre i vetëm ka qenë se si ta torturojnë veten e tyre. Ajo ishte menduar dhe propoganduar nga religjionet e botës se torturimi i vetvetes është rrugë tek Perëndia. Nuk ka asnjë logjikë në këtë, nëse ka ndonjë Zot, si do të donte Ai që fëmijët e Tij ta torturojnë veten e tyre? – përveç nëse ai nuk është një sadist dhe kënaqet duke parë njerëz që torturohen nga të tjerët apo nga vetja e tyre.

Këto filozofi mazoshiste kanë mbizotëruar. Njerëzit që nuk kishin tjetër talent, nuk kishin mundësi tjera krijuese, lehtë zgjedhnin për ta torturuar vetveten – shpejtë, rrehe veten, zbulo një mënyrë të re të torturimit, flej në një shtrat me xhemba, heq dorë nga të gjitha që janë të këndshme, qëndro lakuriq kur është shumë ftohtë, mbuloje veten me një batanije kur është shumë nxehtë. Gjithsesi se këta njerëz kanë qenë shumë inovator, por për arsye të caktuar ajo ishte e lidhur me shpirtërorën me një logjikë të caktuar të rreme…personi i cili torturon vetveten në këtë botë është duke kaluar nëpër një provë zjarri e besimit të tij në Zot.

Jezusi i përketë këtyre mazoshistëve. Mahaviri në Indi i përketë këtyre mazoshistëve. Dhe mijëra shenjtorë ishin të famshën sepse askush nuk mund

të krahasohej me ta; ata ishin shumë më të avansuar në torturimin e vetvetes në çdo mënyrë të mundshme. Burratë prenin organet gjenitale të tyre, gratë prenin gjinjtë e tyre – dhe feja e përkrahte këtë veprim. Natyrisht këta njerëz ishin të mjerë, por mjerimi është bërë tash një lloj investimi. Ju duhet të jeni të mjerë në këtë botë dhe të gjitha kënaqësitë e parajsës përgjithmonë do të jenë të juaja. Mjerimi është vetëm për një jetë, shpërblimi është për përjetësinë.

Të tjerët që adhuronin këtë mazoshizëm ishin sadistët, keta janë njerëz që kënaqen duke e torturuar vetveten. Ata e adhurojnë një person më shumë nëse i torturon më shumë; nëse ai agjeron për muaj, ai bëhet shenjtor i madh. Nëse ai bëhet posi një skelet, miliona njerëz vijnë për ta adhuruar, por psikologjia e tyre kënaqej duke shikuar dikë që e torturon vetveten. Dhe, natyrisht, përkryeshëm të pajisur së bashku.

Sadistët janë bërë dishepuj, pasues; e mazoshistët janë bërë profetë, mesija, shpëtimtar – dhe ata e kanë kompletuar njëri-tjetrin. Dhe askush nuk ka menduar se kjo është një psikologji shumë e sëmurë.

Por religjionet janë bërë prosperuese, dhe njerëzit u angazhuan në këtë lojë të marrë. Ata nuk kishin ndonjë energji revolucionare kundër politikanëve. Ata nuk kishin energji të shkojnë kundër të pasurëve dhe të krijojnë shoqëri pa klasa. E tërë mendja e tyre u fokusua në këto dy gjëra.

Kjo mendje skizofrenike qëndron akoma. Ajo ka shkuar shumë të thellë në nënvetëdijen e njeriut. Kjo nuk është vetëm në Zvicër, ajo është e njëjtë në të gjithë botën. Njerëzit të cilët i kanë të gjitha - çdo kënaqësi është e mundur për ta, dhe ata janë të lirë nga puna e zakonshme e kësaj bote - mund të përdorni këtë kohë dhe energji për rritjen e brendshme, për zhvillimin e vetëdijës. Por jo, ata janë të bashkuar në vuajtjen e tyre apo ata janë të bashkuar për t’i bërë njerëzit e tjerë për të vuajtur, për t’i bërë njerëzit e tjerë të mjerë.

Adolf Hitler ka qenë një sadist; ai vrau miliona hebre pa kurrfarë arsye.

Mahatma Gandi ishte një mazoshist, ai u përpoq të krijojë vuajtje për veten e tij sa më shumë që është e mundur.

Këta njerëz janë gjithandej. Çdokund këta janë dy lloje njerëzish.

Përpjekja ime është të sjellë llojin e tretë të qenieve njerëzore – e cila është shumë e vështirë. Dikush kënaqet në vuajtjen e tij. që duket absurde, por thellë poshtë ai e sheh këtë si rrugë shpirtërore, këtu nuk mbatet asgjë për t'u bërë. Dhe ka njerëz të cilët janë bërë themel për të tjerët të vuajnë, ata gjithashtu mendojnë se janë njerëz të mëdhenj të fesë.

Në Amerikë kam marrë një letër kërcnuese nga kryetari i partisë naziste të Amerikës: "Nëse ju nuk ndaleni së kritikuari Adolf Hitlerin, ne do t'ju padisim në gjykatë për shkak të lëndimeve të ndjenjave tona fetare."

Unë nuk isha i vetëdijshëm për këtë. Ndoshta ju nuk e dini se Adolf Hitleri, sipas kësaj letre, s'ishte askush tjetër, por reinkernimi i profetit Elia nga Dhijatra e Vjetër.

Sa më shumë që kam shikuar në mendjet e qenieve njerëzore; ma shumë kam zbuluar një lloj sëmundjeje që ju është dhënë juve si trashigimi.

Në Zvicër, kur njerëzit janë prosperues, pse nuk janë kureshtar për veten e tyre, në lidhje me misterin e jetës? Pse ata nuk depërtojnë në brendi? Pse nuk meditojnë për ta ngritur vetëdijen e tyre në nivele të larta?

Ata janë shumë të bashkangjitur në vuajtjet e tyre, ajo është mikesh e tyre e vjetër, dhe miqësia ka shkuar shumë thellë. Ajo është shekullore, ajo është një trashëgimi. Për më tepër, kur ju jeni në vuajtje, në ankth, njerëzve iu vjen keq për ju - dhe kjo e përkrah mendjen tuaj të sëmurë. Njerëzit kurrë nuk do t'ju simpatizojnë nëse ju vallëzoni, këndoni, luani me kitarë, kënaqeni në jetë, dashuroni gruan tuaj – askush nuk vjen t'ju simpatizoj. Ata do ta thërrasin policin se diçka ka shkuar keq: me qenë i lumtur është diçka e gabuar.

Por në qoftë se ju vuani, nëse jeni të trishtuar, të varfër, atëherë të gjithë fqinjët janë aq të mëshirshëm ndaj jush. Pse? Simpatia është një strategji shumë dinake. Së pari, njerëzit që janë në simpati me personin që vuanë janë duke shijuar faktin se ata nuk janë duke vuajtur, dhe së dyti, ata mendojnë se e meritojnë atë –"Kjo është mirësia jonë se ne jemi në simpati me ju."Kjo u jep atyre një eufori të madhe egoiste. Kjo nuk i bën ata xheloz për ju.

Por nëse ju jeni të lëmtur, gazmor, atëherë askush nuk vjen afër jush sepse gëzimi juaj i bën ata xheloz. Ata nuk janë të gëzuar, dhe gëzimi juaj nuk e

ndihmonë egon e tyre. Ju jeni më lartë ata janë më poshtë. Kur jeni në vuajtje, ju jeni më poshtë, ata janë më lartë.

Në Indi e kam një mik shumë të pasur. Ai është gjithashtu edhe politikan dhe ka qenë ministër i arsimit. Ai tash e ka vetëm një dëshirë, të bëhet kryeministër. Ai shfrytëzoi rastin të vijë tek unë dhe të më pyes; “Unë i kam ndihmuar të gjithë kush ka ardhë tek unë – miqë apo të panjohur. I kam ndihmuar të varfërit, i kam hapur shkollat dhe spitalet. Unë i kam ndihmuar të gjithë të afërmit e mi dhe i kam bërë ata të pasur duke iu hapur fabrika, dyqane, duke iu dhënë dhurata kështë që asnjë nga të afërmit e mi të mos mbes i varfër.”

Unë i thashë: “Ti nuk po e kupton punën e simpatisë. Të gjithë ata të urrejnë. Unë i njoh disa nga miqët dhe të afërmit tuaj të cilët ti i ke mbështetur financiarisht. Të gjithë ata të urrejnë për arsyen e thjesht se me mbështetjen tënde financiare ti i ke poshtruar ata. Ti madje asnjë lule nuk e pranon nga askush.Ti je një egoist aq i madh – dhe natyrisht ti nuk ke nevojë për asgjë, edhe pse të afërmit e tu janë bërë të pasur, ata nuk janë në asnjë mënyrë të pasur në krahasim me ty. Por madje edhe një dhuratë të vogël nga ata për ditëlindjen tënde ti ua kthen.”

Ai tha: “Ky ka qenë parimi im në tërë jetën time, kurrë të mos pranoj ndonjë dhuratë.”

Unë i thashë: “Atherë ti nuk duhet të shqetësohesh për antipatinë e tyre ndaj teje. Nëse e do simpatinë e tyre ajo nuk është përmes ndihmës tënde financiare. Nëse ti mund të marrësh diçka të vogël nga ata, ata do të ndjehen të lumtur dhe të lartsuar: ata gjithashtu kanë bërë diçka për ty. Tash për tash ti je donator dhe ata janë vetëm marrës të varfër.”

Ai tha: Ndoshta kjo është arsyeja që ata nuk vijnë për të parë, ata kurrë nuk i gëzohen takimit me mua. Të gjithë duken të prekur sa herë që i kam takuar, dhe mund ta shoh në sytë e tyre një lloj zemërimi…e unë thjesht vetëm I kam ndihmuar.”

Unë i thashë: “Ti nuk i ke ndihmuar ata, ti thjesht ke qenë duke e potencuar egon tënd – dhe askush nuk mund ta duan egon tënd. Të gjithë do ta urrejnë egon tënd. Lejojë atyre të bëjnë gjëra të vogla. Ata nuk mund të bëjnë gjëra të mëdha, por madje edhe duke bërë gjëra të vogla ata do të mund të mendojnë se janë duke bërë diçka për ty.”

Por ai tha: “Kjo është e pamundur. Unë nuk mund të lejoj askënd që të jetë në një pozitë më të lartë se unë, që ata të më jepin dhe unë të jem pranues. Jo”

Atëherë unë i thashë: “Ti vet ke zgjedh vuajtjen tënde, gjendjen tënde të izolimit ku askush nuk është për ty një mik. Ti e ke zgjedhur këtë.”

Nëse e studiojmë thellësisht punën e mendjes së njeriut, njerëzit që janë të pasura në Zvicër apo kudo tjetër kënaqen në vuajtjet e tyre sepse kjo vuajtje ju sjell simpati nga njerëzit - të cilën ata nuk mund ta blejnë me paratë e tyre. Edhe pse simpatia nuk është dashuri, por një zëvendësuese shumë e varfër, prapë, më mirë diçka se asgjë.

Këta njerëz kurrë nuk kanë qenë të dashur nga dikush. Njerëzit që i kanë dashur ata i kanë dashur për shkak të parave të tyre; ata që kanë qenë miq me ta kanë qenë shkaku i parave.

Kam qenë profesor në një universitet dhe në tërë universitetin ka qenë vetëm një njeri që kishte një automobil, një profesor. Ai profesor kurrë nuk ka folur me mua. Mandej unë solla një automobil tjetër në universitet, dhe atë ditë kur e solla automobili ai erdhe dhe më tha: “Tungjatjeta.”

Unë i thashë: “Çfarë është arsyeja? Kjo është aq e çuditshme…unë kam qenë për tre vjet këtu dhe ju nuk më keni përshëndetur kurrë.”

Ai tha: “Unë e kam një parim: i bej miq vetëm njerëzit që kanë automobila.”

Unë i thashë: “Parime të mëdha paskëshit. Pse e keni një parim të tillë?”

Ai tha: “Problemi është, nëse ju e bëni mik një njeri që nuk ka automobil, heret a vonë ai do t’ju pyes: ‘A mund të ma huazosh automobilin?’ Dhe unë e urrej këtë. Unë nuk dua askujt t’ia jap automobilin tim, kësshtu që unë i bej miq vetëm ata që kanë automobil. Ata nuk do të kërkojnë.”

I thashë profesorit: “Atëherë unë do të bëhem mik i juaj. Kurrë më mos më përshëndetni – sepe ju keni përshendetë automobilin tim. Ju mund t’i thuani tungjatjeta automobilit, unë nuk do të kundërshtoj; por unë jam jasht pyetjes. Unë jam për tre vjetë këtu, dhe ju asnjëherë nuk keni tentuar të prezentoheni. Ju mund t’i thuani automobilit tim tungjatjeta, mirëmëngjes, mirëdita

çfarëdo qoft, unë fare nuk kam asnjë kundërshtim. Por për sa unë jam i shetësuar, unë nuk dua të flas me ty më. Mendja juaj është shumë e shëmtuar.”

Njerëzit e pasur kanë këtë problem. Nëse njerëzit nuk bëhen miq me ta, kjo është shkaku i pasurisë së tyre; nëse njerëzit nuk i simpatizojnë ata, kjo është shkaku i pasurisë së tyre. Por këta njerëz kurrë nuk kanë qenë të dashur. Edhe nëse ndonjëherë dikush i ka dashur ata, kjo ishte për shkak të pasurisë së tyre - dhe ky është një dallim i madh. Kur ju e doni një person për shkak të pasurisë së tij, e jo për shkak të vetes së tij, kjo dhemb, shkakton dhimbje të jashtëzakonshme.

Në këtë mënyrë njerzit e pasur gradualisht mësojnë se dashuria nuk është për ta. Dhe e tëra çfarë nga ata mund të merrni është simpatia, dhe ajo simpati është e mundur vetëm atëherë kur ata janë të mjerueshëm, kur vuajnë. Pastaj qindra njerëz do t’i përkrahin ata. Këta njerëz do të kënaqen në një gjë: “Edhe pse ka aq shumë para, ai prapë vuan. Ne nuk kemi aq shumë para por ne nuk vuajmë, ne jemi prapë në një gjendje më të lartë mendore se ai.”

Nuk ka kurrfarë të keqe ta simpatizoni atë njeri…por ai njeri nuk mund të largohet nga vuajtja e tij, sepse në momentin kur ai e le vuajtjen e tij të gjithë simpatizerët do të largohen. Ai është kapur në një rrjet. Dhe jeta e tij ka qenë një gënjeshtër totale – ai ka qenë vetëm një makinë fitimi.

Ai ka fituar mjaft - në koston e çdo gjëje që është e vlefshme, me koston e çdo gjëje e cilat nuk mund të blihen me para. Ju nuk mund të bleni dashurinë me para, ju nuk mund të bleni të vërtetën me para, ju nuk mund të bleni me para bukurinë, ju nuk mund të bleni kuptueshmërinë me para, ju nuk mund të bleni asgjë që ka vlerë reale me para.

Ai ka shpenzuar tërë jetën e tij duke fituar para dhe tani ai është në një qorrsokak. Paraja është aty dhe se ai është vetëm një lypës. Tërë jetën e tij ai e ka mësuar vetëm në art: si të fitojë shumë e më shumë. Ai kurrë nuk i ka kushtuarvëmendje muzikës së madhe, artit të madh, pikturës së madhe, arkitekturës së madhe, edhe pse kishte kohë. Tërë jetën e tij ai ishte i përkushtuar për një gjë - ai kishte vetëm një Zot: paran. Ai tash e ka paran, por ka mbetur me një qenie shumë primitive barbare – i pacivilizuar, i paedukuar, vullgar.

Unë e kam dëgjuar një tregim të shkurtër që do t'ju ndihmojë…Nasradin Hoxha ishte shumë i pasur – ky është një tregim Sufi – dhe ai tërë jetën e tij e kishte kushtuar fitimit të parave. Një ditë një mik i thotë: "Nasradin, ti po plakesh dhe kurrë nuk ke parë ndonjë film."

Nasradini i thotë: "Kurrë nuk po kam kohë."

Burri i thotë: "Unë e kam sjell edhe një bilet për ty. Ti nuk do të shpenzosh para, vetëm pak kohë."

Nasradini kishte shkuar me të në kinema. Filmi kishte qenë për një këngëtar të muzikës klasike, dhe i tërë fillimi kishte qenë rreth jetës së këtij këngëtari.

Muzika klasike indiane është krejtësisht e ndryshme nga ajo e Perëndimit, por është shumë më shkencore. Çdo shkallë luhet në një mënyrë të ndryshme, dhe për çdo kohë të ditës janë këngë të ndryshme, lloje të ndryshme të muzikës, janë në harmoni me natyrën. Në mëngjes është një lloj i muzikës, kënga mund të jetë e njëjtë, por ajo do të këndohet në një tjetër mënyrë, me një theks të ndryshëm. Në mbrëmje po e njëjta këngë do të ketë një mënyrë të ndryshme të të kënduarit. Muzika është një art shumë delikat.

Në film, ishte mëngjesi i hershëm dhe dielli fillonte të linde. Këngëtari ishte ulur nën një pemë dhe e luante muzikën e mëngjesit duke kënduar: "Ahhhh, ahhhh, ahhhh"; - ai i jep tone të ndryshme, theksime të ndryshme, në një këndim, ahhhh. Njeriu që e kishte sjell Nasradinin ishte hutuar: kur këngëtari filloi të këndojë, Nasradini filloi të qajë.

Burri e pyeti: "Çfarë është problemi: kurrë s'kisha menduar se je adhurues kaq i madhe i muzikës klasike?"

Nasradini tha: "Në dreq të mallkuar me muzikë klasike! Kjo nuk është muzikë klasike, po ta them. Unë pata një dhi e cila gjithë natën thirri ahhhh, ahhhh, ahhhh dhe në fund vdiq. Ky njeri pikërisht po vdes. Bë diçka!"

Ai kishte shumë para, por vetëm para. Ky njeri ishte i zbrazët, pa kurrfarë ndjeshmërie për asgjë, pa kurrfarë kuptueshmërie për asgjë.

Njerëzit për të cilët ju po pyesni në Zvicër kanë shtëpi të bukura, tokë të mirë, shumë para që iu nevoiten ndoshta edhe më shumë se që iu nevoiten, por ata janë të shkatërruar. Prej nga vjen ky mjerim i tyre? Mjerimi i tyre

vjen sepse ata nuk kanë mësuar asgjë tjetër përveç se të akumulojnë para. Qenia e tyre është bosh, e zbrazët. Nga kjo zbrazëti vjen mjerimi i tyre.

Dhe tash ata kanë jetuar tërë jetën e tyre me atë mjerim; ai është i vetmi shok i tyre, dhe ky mjerim është e vetmja gjë me të cilin ata marrin simpati. Askush nuk i simpatizon shtëpitë e tyre të bukura, automobilat e bukur, bizhuterit e bukura. Çdokush i xhelozon për të gjitha ato gjëra, por askush nuk i xhelozon për mjerimin e tyre, për zbrazëtinë e tyre, boshllëkun e tyre. Të gjithë janë simpatik, dhe pasi që ata kurrë nuk e kanë njohur dashurinë, ata mendojnë se simpatia është dashuri.

Simpatia është një monedhë e rreme. Ajo nuk është dashuri, dhe nuk mund të lëvizë më lartë.

Ju po më pyeti se pse ata nuk janë duke e shfrytëzuar lirinë e tyre për vlera më të larta, për vetëdije të lartë. Ata nuk kanë ndonjë ide, ata janë lypës. Për këto vlera të larta ju duhet të kaloni nëpër një hierarki. Janë bukuritë e trupit, por ata kurrë nuk i kanë shijuar bukuritë e trupit. Janë bukuritë e mendjes – dëgjimi i muzikës së mirë apo leximi i poezisë së mirë – por ata kurrë nuk janë mërzitë për këtë.

Nëse ju kaloni prej trupi në mendje, ju nuk mund të shkoni përtej mendjes. Ju do të duhet të kaloni përmes mendjes. Ata e dinë vetëm një gjë në jetë dhe ajo është lakmia, ata kanë mësuar vetëm një art - si ta plotësojnë lakminë. Dhe tani ata janë në fund të jetës së tyre, duket shumë vonë për të filluar, e madje edhe ideja e fillimit nuk do të ndodhë për ta.

Në Indin e lashtë ju do të befasoheni kur ta mësoni se mbretërit dhe perandorët e mëdhenj e kishin shprehi t’i çojnë bijtë e tyre, kur ata veç ishin të rritur, për të jetuar në shtëpinë e madhe të prostitutave. Prostitutat në Indi kanë një kuptim krejtësisht të ndryshëm nga prostitutat jasht Indisë. Prostitutë në Indi ishte një grua jashtëzakonisht e kulturuar, dhe madje edhe mbretërit e i çonin djemët e tyre për t’i mësuar sjelljet e mira, për të mësuar artin, për të mësuar muzikën, për të mësuar vallëzimin, për të mësuar se ç’është e bukura.

Pas kthimit nga shtëpia e prostitutave, pas dy apo tre vjet mësimi atje, atyre iu jepnin mësues të ri – urtak të cilët do të mund t’i ndihmojnë ata për të kaluar nëpër botën e shenjtë, të cilët do të mund t’ju mësojnë atyre se si të jenë të heshtur, si të jenë të qetë. Mbreti do ta deklaronte djalin e tij si

pasardhës të tij, vetëm atëherë kur pasardhësi i tij ishte i gatshëm si një njeri i mençur – jo bosh, jo i mjerë, por i lumtur, i gëzuar.

Kur ai është gati ai mund ta jep tërë perandorinë, ai njeh diçka më mirë se sa perandoria. Ai në vend, në qoftë se vjen koha, do ta humbë perandorinë, por jo edhe bukurinë e pervojave të cilat ai i ka fituar rreth të vërtetës, bukurisë, dashurisë. Ato janë shumë më të vlefshme.

Ky ishte parim: derisa nuk dini diçka më shumë se perandori, ju nuk mund të bëheni perandor i vërtetë. Nëse nuk dini diçka më të lartë se që di perandori, ju nuk jeni të denjë të jeni perandor.

Por ajo ishte bota feudale, në një botë kapitaliste gjëra kanë ndryshuar. Ju duhet të fitoni para, dhe duhet të fitoni më shpejtë sepse jeta është e shkurtër dhe konkurrenca është e vështirë. Duke fituar para ju harroni se ka shumë gjëra më të rëndësishme në jetë se paratë. Paraja është asgjë, por është një mjet i mirë i këmbimit, por më shumë se kaq nuk ka vlerë tjetër, nuk ka vlerë shpirtërore.

Dikush duhet t'ju tregoj njerëzve të pasur në Zvicër, "Ju nuk jeni të pasur, ju jeni krejtësisht të varfër." Ata duhet të bëhen të vetëdijshëm se ata kanë humbur veten dhe kanë gjetur para, ata kanë shitur veten e tyre dhe kanë tubuar bërllok.

Derisa një njeri i pasur nuk e kupton boshllëkun e tij, nuk ka asnjë mënyrë që ai të fillojë të punojë për të fituar gjërat që ai ka humbur në jetën e tij. Dhe kjo nuk është kurrë tepër vonë - për shkak se ajo është vetëm një çështje e të kuptuarit. Në qoftë se ai mund ta shohë varfërinë e tij ... ai do të di se si ta shkatërrojë varfërinë fizike, tani arti i njëjtë, i njëjti intensitet, dhe tërësia e njëjta është e nevojshme për ta shkatërruar varfërinë e brendshme.

Pastaj ai do të bëhet, për herë të parë, me të vërtetë i pasur, pasanik i tejmbushur. Atëherë nuk do të ketë vuajtje, nuk do të ketë mjerim, pastaj për herë të parë ai nuk do të jetë i sëmurë, por i shëndosh dhe i plotë. Në fakt, njerëzit do të bëhen xheloz ndaj tij, njerëzit do të fillojnë edhe ta dënojnë atë, ta kritikojnjë atë. Por asgjë me rëndësi, mendimet e njerëzve nuk bartin peshë kur ju keni gjetur thesarin tuaj të brendshëm. Ju jeni aq të vetë-kënaqur se edhe nëse e gjithë bota ju dënon, ju prapë mund të buzëqeshni dhe të qeshni, ju prapë mund të këndoni dhe vallëzoni.

Zvicrës i mungon një revolucion religjioz. Është një nga vendet më të bukura, ka njerëzit më të mirë, dhe akoma nuk ka një lulëzim të vetëdijes…Ndoshta ata janë të frikësuar nga dikush që do t’jua tregon zbrazëtinë e tyre.

Për dy muaj jam duke pritur për një vizë turistike për të shkuar në Zvicër. Njerëzit e mi që janë atje janë duke u përpjekur shumë, dhe qeveria zvicerane ka dërguar një telegram ambasadorit këtu: “Mbane ftohtë!”

Unë nuk e kuptoj pse ata kanë frikë nga unë. Ndoshta kjo është një frikë e pavetëdijshme se unë do t’jua tregojë varfërinë e tyre të brendshme, se unë do t’jua tregojë shëmtinë e tyre të brendshme. Gjithçka e jashtme është e bukur, por çfarë po ngjanë me vetëdijen tuaj të brendshme?”

Dhe ky mesazh i qeverisë për ambasadën – “Mbane ftohtë!” – mund të kuptohet thjesht të mos veprojnë. Kjo mund të zgjasë me vite. Mbajtja e ftohtë nuk ka afat kohor, dhe veçanërisht për zviceranët që janë mësuar për të qenë të ftohtë - ata mund ta mbajnë të ftohtë për aq kohë sa të duan, gjithë jetën e tyre.

Por unë që vijë nga një vend i nxehtë, nuk mund të mbajë të ftohtë. E dua Zvicrën, dhe në qoftë se nuk ka vizë, atëherë dashuria ime do të jetë e vizës. Unë do të hyjë.

**Pyetja e dytë**

POLITIKAT, SISTEMET E MBROJTJES DHE MADJE JETA E PËRDITSHME JANË TË BAZUARA NË BALANCIN E FORCAVE: UNË BËJ DIÇKA DHE JU MË JEPNI DIÇKA NË KTHIM. KY BALANC FUNKSIONON, POR BARTË NJË RREZIK TË HESHTUR – VEÇANËRISHT KUR JANË SISTEMET E MBROJTJES NË PYETJE. ÇFARË ËSHTË OPINIONI JUAJ?

Është e vërtetë se jeta funksionon në parimin e baraspeshës. Unë po ju jap diçka, jo për asgjë, ju duhet të jepni diçka në kthim. Në fakt, unë po ju jap diçka që nuk është fitimprurëse për mua dhe unë do të marrë diçka nga ju që është më e dobishme për mua. Më jepni diçka që nuk është i dobishme për ju dhe ju do të merrni nga unë diçka që është fitimprurëse për ju. Të dyja palët duhet të jenë fitimtare në këtë shkëmbim. Kjo është se si e tërë ekonomia, e tërë struktura e shoqërisë funksionon – ky është bizenes i pastër.

M’u kujtua një shkollë e vogël…

Mësuesja kishte qenë duke folur për Jezu Krishtin për gati një orë, dhe më pas ajo i pyeti fëmijët: “Kush është njeriu më i madh në histori, njeriu më i madh?”

Një djalë amerikan ngriti dorën dhe tha: “Abraham Lincoln”.

Mësuesja ishte habitur pak. Pas një orë duke iu folur atyre madhështinë e Jezusit, për mrekullitë e tij dhe çdo gjë tjetër... Por ende ajo tha: “përgjigja jote është e mirë, por jo mjaft e mirë.”

Djali tjetër ngriti dorën – ai ishte indian – dhe tha: “Mahatma Gandi”

Mësuesja ishte edhe më e habitur, gjërat ishin duke shkuar edhe më larg nga Jezu Krishti. Ajo tha: “Përgjigjja jote është gjithashtu e mirë, por jo mjaft e mirë.”

Dhe djali i tretë e ngritë dorën. Ajo e pyet: “Po, cili është mendimi yt për njeriun më të madh të botës?”

Djali ishte hebre kështë që mësuesja kishte drojën se Jezu Krishti siç duket nuk do të gjej vendin. Por djali tha: “Jezu Krishti.”

Kjo ishte edhe më befasuese - thjesht sepse kishte një çmim të bukur, një medalje ari për përgjigje të sakt, medalja e artë shkoi tek djali i vogël.

Kur shkuan të gjithë ajo e ndaloi djalin dhe e pyeti: “A nuk je ti hebre?”

Ai tha: “Po, unë jam hebre.”

“Atëherë pse the Jezu Krishti?”

Ai tha: “Biznesi është biznes. Në zemrën e zemrës sime unë e di Moisiun si njeriun më të madh në botë. Por kjo është një çështje e zemrës; ajo ishte çështje biznesi.”

Në botën e biznesit ky parim i bilancit vazhdon të funksionojë, dhe të gjithë përfitojnë nga kjo. Por në kohë lufte, gjërat qëndrojnë ndryshe; atëherë nuk

ka shkëmbim të mirash. Kjo është e pamundur. “Unë ju jap diçka, dhe ju më jepni diçka. Kjo është një pyetje e ose / ose: ose unë kam gjithçka ose ju keni gjithçka, ose unë jam fituesi ose ju jeni fitues, ose unë do të jem i vdekur ose ju do të jeni të vdekur. Sistemi i zakonshëm i bilancit prishet. Në luftë nuk ka një çështje balanci, ajo është një çështje e fitores.

Kjo është arsyeja pse lufta ka qenë frenuese e përparimit njerëzor në çdo hap. Kjo i prish të gjitha parimet që zakonisht funksionojnë përkryeshëm, ajo i shkatërron të gjitha balancet e jetës, ajo krijon kaos.

Në tre mijë vjet ka pasur pesë mijë luftëra. Duket se ne kemi qenë vazhdimisht duke luftuar, në një mënyrë ose tjetrën; dhe kjo është thjesht destruktive, ajo nuk ka vlerë për jetën. Ajo është në shërbim të vdekjes, jo në shërbim të jetës.

Dhe ne tash po ballafaqohemi me luftën e tretë botërore – e cila thjesht është idiotike. Madje kjo nuk është një luftë, kjo madje i ka thyer parimet e luftës. parimi i luftës është që ose të fitoj unë ose të fitosh ti. Lufta e tretë botërore ka sjellë forca destruktive në një pikë ku askush nuk fiton, askush nuk është i mundur, të gjithë janë të shkatërruar.

Nëse lufta e tretë botërore ndodh kjo do të tregojë vetëm se njerëzimi e ka jetuar për mijëra vjet një jetë të çmendur. Ky është kulmi i shekujve të çmendurisë.

Ajo ishte në rregull një herë në një kohë - ndonjëherë në Vietnam, ndonjëherë në Kore, nganjëherë në Lindjes së Mesme kur njerëzit çmendeshin, por pjesa tjetër e botës e mbante biznesi e vet, çdo gjë shkoi mirë.

Por lufta e tretë botërore nuk do të jetë lokale, ajo do të jetë e tërësishme. Të gjithë – jo vetëm njeriu, por të gjitha kafshët, të gjithë zogjtë, të gjitha pemët, çdogjë që është e gjallë - do të jetë e përfshirë. Pra, nëse njeriu vendos për këtë luftë, kjo s’do të jetë asgjë tjetër përveçse marrëzi.

Luftë e tretë botërore, është një pikë e mirë në të cilin fundoset lufta si e tillë, dhe në vend që të shpenzohet aq shumë energji në luftë energjia shpenzohet në krijimin e një njeriu më të mirë, duke krijuar një shoqëri më të mirë, duke krijuar një njerëzimi të ri.

**Pyetja e tretë**

DJE THE SE RELIGJIONI YT GJITHMONË NDRYSHON, DHE SE DASHURIA ËSHTË RELIGJION. TË LUTEM MË THUAJ SE SI RELIGJIONI DHE DASHURIA NDRYSHON?

Ndryshimi është parimi themelor i jetës. Çdo gjë që nuk ndryshon është e vdekur - ndryshimi duhet të jetë kriter.

Ndryshim do të thotë lëvizje, ndryshim do të thotë rritje, ndryshim do të thotë evolucion. Dhe në jetë kurrë nuk është ndonjë gjë e përkryer - sepse përsosmëria do të jetë një lloj vdekjeje. Për të qenë i përsosur do të thotë tash më nuk ka asgjë për të ndodhë, të gjitha veç kanë ndodhur. Përsosmëri të thotë që ju keni vetëm të kaluarën, pa të ardhme.

Në jetë, çdo gjë është e papërsosur. Dhe kjo është e bukur se është e papërsosur, kjo do të thotë që ka një të ardhme, ka një hapje, gjërat mund të ndryshojnë, gjërat mund të bëhen më të mira, ju mund të jeni kreativ.

Për më tepër, jeta nuk është një-dimensionale. Ju mund të keni njohur një dimension të jetës: por mos u kënaqni kaq shpejt. Ka dimensione shumë më shumë në pritje për t'u eksploruar, dhe nuk ka fund eksplorimi. Gjithmonë do të ketë dimensione më shumë në pritje për t'u eksploruar.

Ne jetojmë në një univers të pashtershëm.

Në pajtim me parimin themelor të ndryshimit, ndryshimet religjioze, pranojnë shumë më shumë dashuri, figurë humane. Për shembull, nëse ju shikoni prapa, Zoti hebre thotë: "Unë nuk jam i mirë, unë nuk jam axha juaj. Unë jam një Zot shumë xheloz." Sot madje asnjë hebre nuk do të pajtohet me këtë definicion. Zoti nuk është i mirë…xheloz? Këto gjëra nuk përshtaten. Por kur është shkruar Dhiatra e Vjetër, ajo ka qenë e pranuar nga njerëzit.

Nuk ka Zot. Njerzit thjesht projektojnë figurën e tyre personale. Ata nuk ishin të mirë, ata ishin xheloz, ata ishin zemërak; dhe kjo ishte e natyrshme për ta, sepse Moisiu i kishte nxjerrë ata nga Egjipti nga robëria. Ju nuk mund të prisni një rob të jetë i mirë – i mirë për çfarë? Jeta atij i kishte dhënë robëri, ai kishte qenë i rrahur për çdo ditë…

Vetëm shikoni piramidat në Egjipt. Edhe shkencëtarët habiten se si ata gurë aq të mëdhenj kanë arritë aq lartë. Vinçat nuk kanë ekzistuar…njerëzit i kanë bartur ata gurë. Mijëra njerëz kanë vdekur duke e ndërtuar një piramidë të vetme: ata nuk janë trajtuar si qenie njerëzore; nëse njëri vdiqte, ai hudhej në anën tjetër të rrugës dhe menjëherë zëvendësohej me dhunë nga një hebre tjetër në vend të tij.

Çdo ditë qindra njerëz vdisnin vetëm për të krijuar piramida të marra të cilat nuk kishin asnjë kuptim. Varre të vogla do të kishin mundur të bëjnë për mbretërit e mëdhenj dhe mbretëreshat e Egjiptit. Këta njerëz ishin të uritur, të rrahur, të sëmurë, të moshuar. A duhet ata të jenë të mirë? A presim që ata të mos jenë të zemëruar, të mos jetë xheloz për të gjithë ata që ishin në pushtet? Ky ishte një projeksion.

Jezusi ndryshoi definimin mbi Zotin. Ai tha: "Zoti është dashuri." Ai ka mund ta bëj këtë. Tani hebret ishin të qetë, jeta më nuk ishte robëri. Ata më nuk trajtoheshin si kafshë – pa asnjë vlerë, pa asnjë dinjitet njerëzorë. Tash ishte mundësia që Zoti të projektohet si dashuri.

Unë them sot se edhe këtë përkufizim duhet ndryshuar, sepse kur ju thoni se Zoti është dashuri kjo thjesht tregon një atribut të Zotit. Ai mund të ketë shumë atribute të tjera - dashuria është vetëm një nga atributet. Ai mund të jetë dituria, ai mund të jetë një krijues, ai mund të jetë shumë gjëra të tjera se sa dashuria. Dashuria është vetëm një atribut.

Unë e kam ndryshuar këtë. Unë them: "Dashuria është Zoti." Kur them dashuria është Zoti, ky është një ndryshim shumë radikal. Në fakt, unë jam duke thënë se Zot nuk ka; dashuria është e tëra qfarë ju keni.

Dashuria është i vetmi Zot.

Nuk ka Zot tjetër.

Unë e kam shpërndar Zotin gjithashtu.

Jezusi ka shpërndar xhelozinë, zemërimin, por e ka mbajt idenë mbi Zotin. Unë po ju them se dashuria mjafton vetvetiu. Dashuria është i vetmi krijues në ekzistencë, dhe aty nuk ka nevojë për ndonjë Zot tjetër. Kjo është rrugë e ndryshimit të religjionit.

Dhe kur them se edhe dashuria ndryshon gjithashtu, atëherë ju duhet të shikoni në dashuri. Fëmijtë e vegjël gjithashtu janë dashuri, ne e quajmë këtë dashuri fëmijërore. Ata thjesht mësojnë – fluturimin e parë me krahët e tyre. Ata ende nuk i kanë hapur krahët e tyre në qiell, ata ende janë në fole të fluturimit, po bëheni gati. Edhe të rinjtë dashurojnë, por dashuria e tyre është më shumë biologjike sesa dashuria e vërtetë, ajo është hormonale.

Kur të merren ca hormone nga i dashuri juaj, dashuria juaj zhduket; nëse ca hormone i shtohen të dashurit tuaj, dashuria juaj prapë do të zhduket. Kjo është joshje hormonale, është kimike.

Të rinjtë dashurojnë, por ata nuk dinë për mejet më të larta të dashurisë; ata dashurojnë personin tjetër. Por ka diçka në personin tjetër që tërheq ata pothuajse si një gravitacion – kjo është arsyeja pse perdoret shprehja “bie në dashuri.” Pse nuk thuhet ngritje në dashuri? – kjo është një rënie, sepse nuk është diçka e vetëdijshme. Asnjë njeri i dashuruar nuk mund të tregojë sakt pse e do gruan apo burrin e vet; ai thjesht mund të thotë: “Nuk e di se pse ndiej…joshje të jashtëzakonshme.” Kjo joshje është biologjike, kimike, hormonale. Dashuria do të kalojë nëpër shume stinë, do të bëhet shumë më e kalitur.

Njerëzit e vjetër gjithashtu dashurojnë. Tani hormonet janë zhdukur, joshja biologjike është zhdukur, por diçka e re ka hyrë në jetë. Për herë të parë ata fillojnë të mendojnë se pa dashuri apo pa dashuruar ata janë shumë të vetmuar. Tash kjo është një pamje e re, dashuria ka marrë një formë të re. Ata i duan të tjerë, sepse përndryshe ata janë tepër të vetmuar, në një ekzistencë të ftohtë, ata kanë nevojë për ngrohtësinë e tjetrit, prezencën e tjetrit. Kjo është për ta harruar ata veten e tyre, por kjo është varësi shumë e madhe.

Dashuria reale, dashuria e pastër, mund të vijë vetëm nga pavarësia; dhe ajo ndodhë vetëm kur ju bëheni aq meditativ sa që ju fare nuk e përjetoni vetminë. Për kundrazi, vetmia juaj ka ndryshuar në një përvojë të bukur të vetmisë.

Mos e harroni dallimin midis dy fjalëve; ato nuk janë sinonime. Unë nuk jam duke u brengosur për fjalorin; unë jam duke folur për ekzistencën, përvojën reale.

Vetmia është mungesë e tjetrit.

Vetmia është gjetje e vetvetes.

Nga vetmia, lind një lloj plotësisht i ri i dashurisë. Tash nuk ka nevojë – nuk ka kimi, nuk ka biologji, nuk ka vetmi psikologjike. Ju jeni plotësisht të plotësuar në veten tuaj. Nuk ka më nevojë. Dashuria nuk është më një nevojë; tash ajo është një lojë. Ajo shkon përtej botës së nevojave.

Dy persona të cilët kanë rrealizuar vetminë mund të jenë në një hapësirë të madhe të dashur, por nuk ka varësi, nuk ka zemërim, nuk ka konflikt, dhe për më tepër kjo dashuri nuk është më një marrëdhënie. Kjo dashuri është një gjendje e qenies. Kur dikush është i vetmuar, i mjaftueshme brenda vetvetes, ai rrezaton dashuri. Nuk është e drejtuar askujt në veçanti.

Ajo është si një parfum trëndafili; ajo nuk është e drejtuar në hundën e dikujtë. Të gjithë janë të ftuar. Kushdo që është i aftë, për të pranuar, që nuk vuan nga gripi, mund të kënaqet në aromë.

Dashuria vazhdon duke ndryshuar ngjyrën e saj. Në fund ajo mbetet vetëm dashuri. Nuk është më një marrëdhënie. Me kohë gjithashtu ka ndryshuar…ndryshimi kurrë nuk ndalet.

Gjendja e dashurisë në fillim është e kthyer vetëm kah qeniet njerëzore. Së shpejti ajo fillon t'i përfshi edhe kafshët, zogjtë, pemët, çdo gjë që është e gjallë. Ajo shkon duke u rritur, dhe së shpejti oqean, lumenjtë, malet, do të jenë pjesë e saj. Vjen një moment kur dashuria juaj mbush tërë universin – a universi është në zgjerim konstant.

Në fillim është menduar se universi është statik. Hulumtimet e fundit pesëdhjetë vjeçe mbi yjet kanë ndryshuar tërë iden. Ata e kanë shpërndar të tërën; si një gonxhe që hap petalet e saj dhe vazhdon duke i shpërndar petalet e saj, universi është duke u hapur. Shkencëtarët mendojnë se nuk ka fund për këtë hapje, ai do të vazhdoj me hapjen - dhe shpejtësia e hapjes së universit është me të vërtetë e shpejtë. Të gjitha këto yje janë duke shkuar larg e më larg me shpejtësinë e dritës - dhe shpejtësia e dritës është shpejtësia e fundit.

Drita lëviz 186.000 milje në sekond, kështu që universi po zgjerohet 186.000 milje në sekondë, dhe ajo ka qenë duke u zgjeruar kah përjetësia dhe do të vazhdojë të zgjerohet kah përjetësi.

Dashuria juaj do të vazhdojë duke u zgjeruar me universin. Së shpejti ju do të zhdukeni dhe do të mbetet vetëm dashuria e zgjeruar - dhe e cilat gjithashtu nuk do të jetë një gjendje statike fikse.

Ka vetëm një gjë që nuk ndryshon kurrë e ai është ndryshimi; përndryshe çdo gjë ndryshon.

Ndryshimi është jetë.

# KAPITULLI 27

## Ekzistenca kurrë nuk gabon

*4 mars 1986 pasdite*

**Pytja e parë**

I DASHURI OSHO,
UNË NDJEHEM SHUMË MIRËNJOHËS NDAJ JUSH. QË KUR MERREM ME SANNJAS, JETA IME KA NDRYSHUAR DHE KAM FILLUAR TË KËNAQEM ME VETEN TIME. POR KA ENDE PUNË NË MUA. DO TË DOJA TË KRIJOJA MË SHUMË LIBRA TË BUKURA, NË VEÇANTI MBI JUVE, KJO ËSHTË ENDE E VËSHTIRË PËR MUA TË KOMBINOJ BIZNESIN DHE MEDITIMIN. A MUND TA KOMENTONI KËTË JU LUTEM?

Mos u mundoni t'i kombinoni ato. Le të mbetet biznesi biznes, dhe meditimi le të mbetet meditim. Një ditë ju do të zgjoheni jashtzakonisht të gëzuar se ato veç janë përzier. Ju nuk mund ta beni këtë, ju mund vetëm të prisni, ju duhet vetem të jeni të durueshëm.

Vazhdoni me biznesin tuaj, vazhdoni me meditimin tuaj, dhe madje mos priti se…kur do të ndodh kjo? Kjo do të ndodhë në kohën e duhur. Tek atëherë ato do të vendosen njëra mbi tjetrën. Së shpejti ato do të përzihen, dhe atëherë biznesi juaj do të bëhet meditim, dhe meditimi do të bëhet biznes i juaj.

Ajo është koha kur njerëzit do të fillojnë të qeshin me ju - sepse ata nuk mund ta konceptojnë që biznesin tuaj jeni duke e bërë meditim. Këto janë një në mua.

Unë kam qenë për nëntë vite mësimdhënës në universitet, dhe ky ishte problem - në fund dhash dorëheqjen, sepse mësimet e mia u bënë gjithnjë e më shumë meditative, ajo u bë thellë e më thellë, gjithnjë e më pak merrej me provimet, planin mësimor. Dekeni im u shqetësua. Ai tha: "Unë isha në klasën tënde. Ishte mrekulli të dëgjohej për ty. Ti e ke vënë gjithë zemrën tënde në ato fjalë të vdekura dhe i ke ngjallë përsëri, por ky është universitet

dhe këta studentë duhet të paraqiten në provime. Ata do të jenë në humbje, ata nuk do të dinë se qfarë të shkruajnë. Ata po kënaqen me ty si kurrë nuk janë kënaqur me ndonje mësues tjeter."

Unë kisha vetëm dhjetë studentë, por klasa ime…dekani më dha leje speciale për një klasë më të madhe sepse dyqind studentë ishin të pranishëm ne ligjërata e që nuk ishin studentë të mi. Mësuesit e tjerë ishin të zemëruar për shkak se studentët duhet të ishin në klasat e tyre e ata ishin në klasën time. Ata më thanë: "Kjo nuk është e drejtë."

Unë iu thashë: "Ju mos u shqetësoni. Ju gjithashtu mund të vini" – dhe në fakt disa mësues filluan të vinin.

Kur ankesat arriten tek dekani unë e ftova atë: "Ju mund të vini, dhe në qoftë se gjeni ndonje gabim mund të më thoni.

Ai tha: "Nuk ka asnjë gabim. Sa i përket shqetësimit tënd, qdo gjë është përkryeshëm mirë. Problemi është me ne – sepse ne duhet ta përfundojmë planprogramin mesimor. Afati i provime është afruar, dhe studentët duhet të jenë të përgatitur për këtë. Ti ua ka larguar barrën nga mendja, tensionimin nga mendja e tyre; ata janë aq të relaksuar dhe aq shumë kënaqen duke e shijuar çastin…atëherë kush do t'i jep provimet?"

Unë i thashë: "Këta njerëz do të jenë më të mirë në provime se kushdo qoftë tjetër. Ata nuk duhet të përgatiten, ata kanë dëgjuar aq vëmendshëm, në mënyrë meditative – dhe unë e kamë venë plotësisht veten time ne çdo gjë që kam ligjëruar."

Ai tha: "Unë pajtohem me ty në çdo aspekt. Por problemi qëndron në atë se këto dokumente do të dërgohen në disa universitete tjera, dokumentet do të shqyrtohen nga disa profesor të universiteteve tjera, dhe ata nuk dinë asgjë për ty. Dhe këta studentë të shkretë do të jenë panevojshëm të dëmtuar."

Unë i thashë: "Nëse ky është rast atëherë unë jap dorëheqje. Pastaj i tërë universiteti do të behet universiteti im. Atëherë kudo që jem do ta bëj biznesin tim."

Do të vijë momenti kur biznesi dhe meditimi do të behen një.

Tash ju dëshironi të shkruani libër mbi mua, dhe ju ndjeheni të brengosur për shkak se vepruesi është atje. Mos u brengosni. Fillone me vepruesin. Ndoshta duke shkruar mbi mua vepruesi do të zhduket në disa pika, por ajo nuk mund të bie nga ju.

Absorbohuni totalisht në shkrimin e librit. Në fillim do ta ndjeni se ai është vepruesi që ka filluar. Le ta fillojë vepruesi këtë. Njerzit bëjne vetëvrasje…Vepruesi bënë vetëvrasje duke shkruar mbi mua; le të bëj ai vetëvrasje, por mos mendoni shumë për të. Shfrytëzone atë derisa është i gjallë. Përdorne atë. Ndoshta kur të vjen koha e përfundimit të libri ai do të jetë veç i zhdukur, dhe ju do të jeni aq të absorbuar në shkrim, aq thellë të involvuar saqë do të harroni se jeni atje. As vepruesi nuk do të jetë atje e as shkrimtari nuk do të jetë atje…dhe shkrimi ndodh…dhe kjo ka një bukuri personale.

**Pyetja e dytë**

I DASHURI OSHO,
KUR KAM LEXUAR LIBRIN “SHIKIM I SHPEJTË I NJË FËMIJRIE TË ARTË” JU KAM PAS LAKMIN JUVE SI NJË FËMIJË I GUXIMSHËM. UNË GJITHMONË KAM PAS VËSHTËRSI PËR TË GJETUR KURAJO TË MJAFTUESHME PËR TA JETUAR JETËN TIME. A ËSHTË KURAJO NJË VETI E TRASHËGUAR?

Të gjithë trashëgojnë çdo veti për të cilat njeriu është i aftë për to. Çdo veti është e madhe në potencialin e saj, por nëse ju nuk bëni një përpjekje për ta aktualizuar atë…

Në fshatin tim ishte një lum i bukur, dhe unë kam gjetur një shkëmb të lartë nga i cili kërceja në lum. Unë i merrja edhe nxënësit tjerë me mua, por ata posa shikonin poshtë fillonin të trembeshin. Unë iu thoja: “Ju vetëm më shikoni: nëse unë mund të kërcej, mundeni edhe ju. Nuk ka asnjë problem në këtë. Ju keni potencial guximi, por ju kurrë nuk e keni shfrytëzuar atë, ju kurrë nuk i keni dhënë shans.”

Ajo me të vërtetë ishte e lartë…Unë kërceja, dhe mandej dikush tjetër mbledhte guximin dhe kërcente; dhe pastaj kur të tjerët na shihnin se ne jemi ende gjallë në lum. Mandej personi i tretë kërcente.

Në fund, të gjithë shokët e mi ishin të gatshëm të kërcenin nga ai shkëmb. Atëherë thashë: “Tani ky shkëmb është e padobishëm. Ne duhet të shkojmë në urën hekurudhore që kalon mbi lumin, që është pika më e lartë që ne mund ta gjejmë.”

Por ata më thanë: “Ne nuk do të lejojmë të kërcesh – dhe për më tepër aty është gjithmonë rojtari me pushkë” – për shkak se njerzit e shfrytezonin atë urë për të bërë vetëvrasje. Prej se ca njerëz kanë bërë vetëvrasje aty, qeveria ka vendosur një roje të përherëshme aty për njëzet e katër orë në ditë.

Unë iu thashë: “Ju mos u brengosni. Unë kam biseduar me rojtarin dhe ai është i gatshëm. Ai më tha: ‘Nëse nuk bëni vetëvrasje por vetëm praktikoni kërcimin në lum…Në fakt edhe unë gjithmonë kam dëshiruar të kërcej nga aty. Kjo është aq sfiduese, por unë nuk kam guxim.’ ”

Unë i thashë: “Ti je ushtar i madh, ne jem nxënës të vegjël. Duke na shikuar neve, ndoshta do të fitosh kurajo.”

Ai më tha: “Sjelli shokët e tu.”

Kështu një ditë shkova atje me disa shokë të mi. Gjithë rrugës ata më thonin: “Mos e merr këtë rrezik. Është shumë lart.

Unë iu thashë: “Së pari unë do të kërcej, mandje rojtari do të kërcej kështu është marrëveshja. Dhe mandej kur e shihni se na dy jemi gjallë, ju mund të vendosni se a do ta shfrytëzoni trimërinë tuaj apo jo.

Roja ishte pothuajse duke u dridhur. Ai tha: “Ti me të vërtetë erdhe?”

Unë i thashë: “Si po mendon, me të vërtete erdhe?”

Ai tha: “Unë thjeshta mendova se vetëm fole ashtu.”

Unë i thashë: “Kjo ishte marrëveshja. Së pari kërcej unë. Ju mund të shihni se a mbeta gjallë; mandej ju kërceni – sepse këta janë fëmijë dhe ju duhet t’i jepni atyre kurajo.

Ai tha: Oh Zoti im, numri dy – unë jam i dyti. Unë mendova se do të jem i fundit.

Unë i thashë: “Jo, kjo do t’ju fyej. Ju jeni ushtar i madh me pushkë. Lereni pushkën me një anë” – dhe unë kërceva.

Rojtari provoi të kërcejë – ai u afruar afër por u ndal…papritmas diçka e frenoi, dhe ai u ndal. E unë e thirrja atë nga lumi: “Nuk ke nevojë të ndalosh. Kjo merr vetëm disa sekonda, vetëm mos u ndal!”

Më në fund, pas tre apo katër tentimeve, ai ia doli – sepse të gjithë djemtë qeshnin me të dhe unë e thirrja. Dhe unë gjithashtu e bëra ushtarë të madhë kështu që ai gjithashtu brengosej për prestigjin e tij. Më në fund ai kërceu, dhe kur ra në lum ai më tha: “Oh Zot, ia dola! Nuk po mund të besoj se jam gjallë!”

I thashë: “Besoje këtë! Ti je i gjallë, vetëm picko veten dhe shihe! Ti nuk je i vdekur.”

Ai e pickoi veten! – sepse ai kishte frikë se mos ndoshta ishte i vdekur. Dhe duke na pare të dyve të gjallë, ngadal, ngadal, një nga një, nxënësit filluan të kërcejnë.

Çdokush ka guximin, çdokush i ka të gjitha prirjet për të cilat njeriu është i aftë. Çfarë talenti ju sjellni në këtë botë varet nga ju; askush nuk është i lindur me ndonjë prirje të veçant. Kjo është një ide e vjetër, e shpikur nga frikacakët, e zbuluar nga njerëzit që asgjë nuk ishin në jetë në këtë mënyë ata mendonin se këto ishin veti të trashëguara - dikush bëhet poet, dikush bëhet piktor, dikush bëhet luftëtar.

Përvoja ime personale është krejtësisht e ndryshme. Unë dua që kjo të kuptohet qartë nga të gjithë që kanë talente njerëzore në këtë. Tash, cilëndo prirje që ju e kultivoni, e ushqeni, e përkrahni, ajo do të bëhet aktuale. Dhe kur kjo aktualizohet dhe ju bëheni piktor i madh, është e natyrshme se kushdo që ka dëshiruar të bëhet piktor do të mendojë: “Ndoshta kjo nuk është në trashëgimin time, nuk është brenda meje – sepse unë nuk mund të bëj pikturë aq të bukurë.”

Një muzikantë të njohur e kishin pyetur njëherë…Në Indi muzika klasike duhet të ushtrohet pothuajse tetë orë për çdo ditë. Edhe ata që janë me famë botërore vazhdojnë të ushtrojnë. Ky muzikant i madh ishte pyetur: “Nëse ju nuk ushtroni një ditë çfarë do të ndodhë?”

Ai tha: “Nëse nuk ushtroj një ditë, do të ndjehem ndryshe.”

Pyetësi e pyeti: “Nëse nuk ushtroni dy ditë, atëherë…?”

Ai tha: “Kritkët do të ndjehen ndryshe,”

“E nëse nuk ushtroni tri ditë?”

Ai tha: “Atëherë të gjithë do të fillojnë të ndjehen ndryshe.”

Çdo talent duhet të kultivohet vazhdimisht. Dhe mbani mend, askush nuk është i lindur poet ose ushtar apo piktor apo mistik. Gjithkush është i lindur me potencial të të gjitha vetive. Ju duhet të zgjidhni atë që ju dëshironi të bëheni, dhe të sjellni këtë potencial për të lulëzuar kjo. Sigurisht ju do të duhet ta ujitni me gjakun tuaj, ju do të duhet ta vëni tërë qenien tuaj në të. Vetëm atëherë ajo bëhet e gjallë.

Unë jam kundër ides së vjetër se dikush është i lindur poet, këngëtar, çdogjë. Çdokush ka potencial të bëhet qfarëdo që ai do; kjo varet nga vendosmëria juaj.

**Pyetja e tretë**

I DASHURI OSHO,
PRINDËRIT E MI JANË KATOLIK MIQ TË FORTË TË PAPËS. UNË JAM MIK I FORTË I JUAJI. A MUND TË THONI DIÇKA PËR KËTË?

Ka shumë gjëra për të thënë për këtë.

Një, se ajo tregon hendekun e brezave. Ajo tregon se ku mbaron e kaluara dhe ku fillon e ardhmja - një linjë e demarkacionit. Prindërit tuaj janë thjesht e kaluara; Papa i tyre, feja e tyre, filozofia e tyre, të gjitha kanë ardhur në një fund të vdekur. Nuk ka asnjë të ardhme për ta. Sa i përket shetësimit tuaj, nuk ka kaluar për ju. Një shkëputje e madhe ka ndodhur. Ju jeni e ardhmja, ju keni mundësi të madh të evolucionit.

Ekzistenca do të varet nga ju.

Ekzistenca shpreson dhe ëndërron që të gjitha t'i realizojë nëpërmjet jush. Ju do të jeni një mjet për ta çuar vetëdijën njerëzore në kulmin e saj përfundimtar.

Dhe nuk ka mundësi për tejkalimin e hendekut. Kjo është për herë të parë në histori që një hendek po ndodh. Ka pasur prindërit gjithmonë, ka pasur fëmijë gjithmonë, ka pasur gjenerata gjithmonë - por nuk ka qenë kurrë një hendek gjeneratash. Kjo është diçka krejtësisht e re - me pasoja të mëdha, se në qoftë se evolucioni është duke marrë një hap të madh, një kërcim, nuk është më vazhdueshmëri - jo vetëm një modifikim i së kaluarës, jo vetëm një rinovim i së kaluarës, jo vetëm aty-këtu disa ndryshime në të kaluarën, por një ndryshim total.

E tërë e kaluara bëhet irelevante; jo vetëm irelevante, ajo është një pengesë gjithashtu.

Në këtë mënyrë ngazëllimi në këtë hendek brezash. Kjo nuk është një armiqësi ndaj prindërve tuaj, ky është thjesht një potencial i ri që po bëhet aktual.

Prindërit kanë jetuar për mijëra vjet me papët e tyre dhe me dashurinë e tyre të fortë, por njerëzimi nuk ka evoluar. Nga se dashuria nuk ka pasur rritje.

Dashurinë tuaj ndaj meje nuk është e drejtuar nga unë, dashuria juaj është e drejtuar kah revolucioni total, një rebelim. Ju jeni duke u përgatitur për të hequr dorë çdo gjë që është e vjetër dhe për të kërkuar përsëri për një identitet të ri për veten tuaj, për të gjitha qeniet njerëzore.

Njeriu i vjetër ishte thjesht një pjesë e shoqërisë. Njeriu i ri do të jetë një maje individuale, jo një dhëmbëzor në rrotë.

Njeriu i vjetër është i zëvendësueshëm.

Njeriu i ri do të jetë unik dhe i pazëvendësueshëm.

Njeriu i vjetër ka jetuar sipas ligjeve, rregulloreve, disciplinave, shkrimeve të shenjta, urdhërave, por kurrë nuk ka jetuar spontanisht, ai është gjithmonë në përputhje me diçka, në përputhje me dikë tjetër.

Njeriu i ri do të jetojë në mënyrë spontane - pa rregulla, pa asnjë rregullore, pa dikush duke i thënë atij se si të jetojë. Ai ka për të gjetur rrugën e tij për gjithçka, jetën e tij do të jetojë si një aventurë.

Jeta e njeriut të vjetër ishte kërkim fundi. Ajo ishte monotoni e pastër. Njerëzit janë të lodhur, absolutisht të ngopur, por ata disi ia dalin për ta udhëhequr veten e tyre deri tek varret e tyre. Shpresa e vetme e tyre është vdekja. Shumë herë keni dëgjuar se njeriu ka frikë nga vdekja; jo, po gaboni. Njeriu i vjetër ishte në pritje të vdekjes me padurim, sepse jeta e tij ishte e zbrazët.

Ku kujtua tregimi për Aleksandrim e Madh. Derisa ai vinde në Indi, në një mënyrë ai mori informacionin se në shkretëtirë ishte një oazë, dhe në qoftë se ju pini ujë nga ajo oazë ju bëheni të pavdekshëm.

Pavdeksia ishte kërkim i lashtë i njeriut.

Aleksandri jashtëzakonisht ishte i intersuar për këtë. Ai ndaloi ushtarët e tij dhe u nisë vetëm; ai nuk dëshironi që dikush tjetër të bëhet i pavdekshëm. Njeriu i vjetër ishte shumë xheloz; ai nuk dëshiron të ndajë. Madje edhe këtë fenomen të mrekullueshëm të bëhet i pavdekshëm, edhe Aleksandri nuk mundi t'i ftojë njerzit e tij – kush është i gatshëm të vdes për të, "Ju gjithashtu do të vini me mua dhe të pini nga ajo oazë dhe të bëheni të pavdekshëm." Ai nuk e mori madje as komandantin e përgjithshëm, kryeministrin e tij, madje as truprojet e tij. Ai tha: "Ju ndaluni këtu. Unë do të shkoj vetëm."

Tregimi është shumë i bukur dhe shumë i rëndësishëm. Ai e gjeti oazën, dhe ai ishte jashtëzakonisht i lumtur që zbuloi atë për të cilën gjithmonë gjurmuesit e mëdhenj kishin qenë në kërkim, e ky e zbuloi pa ndonjë gjurmim. Dhe ashtu siç bëri ai shkoi me nje gotë në dorë dhe mbushi ujë për të pirë, jo sorrë që kishte qenë pranë në pemë i tha: "Prit pak!" Sorra fliste…?

Ai besonte se do të bëhej i pavdekshëm duke pirë ujin e një oazë të caktuar, ai nuk ishte i pafe. A e shihni implikimin? Çfarëdo që ju doni të besoni, nuk keni dyshim në atë. Besimet tuaja janë me të vërtetë dëshirat tuaja, keni frikë për të dyshuar, sepse kush e di, dyshimi yt mund të jetë i sakt. Ju keni frikë madje edhe për të menduar, ju thjesht e pranoni me besim. Tani, një ide e

tillë absurde – duke pirë ujë nga oaza e caktuar ju do të bëheni të pavdekshëm – ishte e pranueshme për të.

Aleksandri nuk ishte një burrë sylesh. Ai ishte nxënës i Aristotelit, babait të logjikës perëndimore, dhe ai e kishte mësuar vetveten logjikisht. Por jo edhe për një moment ka menduar që ajo dukej të ishte absurde, në të kundërtën, shumë njerëz do të kishin bërë të pavdekshëm deri tani - nuk mund të jetë i pari për të zbuluar atë. Në fakt, njerëzit që e kishte informuar atë mesiguri do të kishin pirë ujë para se ta informonin atë. Por pa dyshim, pa mosbesim, pa skepticizëm…besim i pastër.

Kur ju dëshironi diçka ju bëheni sylesh.

Deshira juaj është ajo që ju bën sylesh.

Vetëm njeriu i padëshirshëm është i lirë ga sylesh-sia.

Aleksandri ishte shumë i befasuar që një sorrë po fliste. Kur uji mund t'i bëjë njerëzit të pavdekshëm, çfarë të keqë ka nëse një sorrë flet? Ajo nuk është më absurde se ideja e parë. Ai nuk mund të besonte…

Sorra tha: "Më beso. Unë po flas sepse edhe unë kam pirë nga i njëjti ujë. Unë jam bërë e pavdekshme dhe qëndroj këtu për t'i paralajmëruar njerëzit që mos ta pinë atë ujë; se është i rrezikshëm. Unë tash dua të vdes. Duhet të jetë se kam jetua miliona vjet, dhe është aq e mërzitshme, aq e ankthshme…dhe unë nuk po shoh asnjë qëllim pse duhet të vazhdoj të jetoj. Por unë nuk mund të bëj vetëvrasje; unë jam e pavdekshme. Kam provuar të bëj vetëvrasje; kam pirë helmin por nuk pat efekt.

"kështu që para se të pishë vetëm dëgjoje tregimin tim, e mandej varet nga ty. Ti me të vërtetë dëshiron të jetosh përgjithmonë? Do të pendohesh, sepse vdekja është një shpresë e madhe, shpëtim, tash je i lirë nga e ashtu-quajtura jetë e cila nuk është asgjë tjetër përpos mjerim, vuajtje dhe dhimbje. Mund të mendosh për këtë dhe nëse mendon se mund ta pishë atëherë pije, por mos thuaj se askush nuk të ka paralejmëruar."

Historia thotë se për një moment Aleksandri ka menduar për këtë, kapërceu ujin, hipi në kalin e tij dhe iku sa më shpejt që ishte e mundur nga vendi. Sepse kush e di ... njeriu është një ngordhalaq, dhe në një moment të caktuar

të dobësisë ai mund të dëshirojë të pinë. Sorra ka të drejtë, ju nuk mund të jetoni përgjithmonë.

Do të vijë momenti, kur të gjitha do t'i përjetoni dhe nuk ju mbetet asgjë për nesër. Mandej çdo ditë bëhet vetëm një zbrazëti e cila vazhdon të përsëritet. Kjo do të jetë me e keqe se vdekja. Aleksandri njohu për herë të parë se vdekja është një shpresë e madhe.

Për njeriun e vjetër, jeta ishte e papërfillshme. Ai ishte i shtypur në çdo mënyrë kështu që ai nuk mund të jetonte. Të gjitha këto religjione, dhe të gjithë të ashtu-quajturit moralistët e tyre kanë qenë absolutisht të sigurtë në helmimin e jetës së tij. Çdo gjë ishte e gabuar: me qenë i lumtur ka qenë gabim, të dashurosh ka qenë mëkat, të kënaqesh në këtë botë ishte kundër shpirtërorës, ishte materializëm. Çdo gjë ishte aq shumë e dënuar për kaq shumë shekuj saqë çdo njeri kishte frikë për të jetuar.

Po, ai kishte frikë për të vdekur gjithashtu, por frika nuk ishte nga vdekja, mbane në mend këtë, frika ishte se vdekja vinte dhe ai ende nuk kishte jetuar. Shtatëdhjetë vjet kanë ikur, të pajetuara, të padashuruara. Ai nuk ka kënduar këngë që ka pasur për të kënduar, ai nuk e ka vallëzuar vallën që do ta kishte plotësuar fatin e tij, e cila do t'i jepte atij kuptim – dhe vdekja vinte. Ai nuk kishte frikë nga vdekja, ai kishte frikë se vdekja do ta merr të nesërmen nga ai.

Kjo është e vetmja mënyrë të cilën ai e ka mesuar gjatë tërë jetës së tij: se ai do të jetoj nesër. E sotmja është shkatërruar nga çdo lloj i ashtu-quajtur religjion, spiritualitet. E sotmja është shkatërruar plotësisht e cila është e vetmja gjë reale – e nesrmja kurrë nuk vjen. Por ai ka shpresuar se ndoshta nesër, ajo që akoma nuk ka ngjarë mund të ngjajë. Tash vdekja vjen dhe nuk do të ketë të nesërme – kjo ishte frika e tij.

Frika nuk ishte rreth vdekjes, frika ishte per jetën e pajetuar, përndryshe, çdo njeri pas një moshe të caktuar, shtatëdhjetë, shtatëdhjetë e pesë, tetëdhjetë, fillon të mendojë se vdekja është vetëm lehtësim, e vetmja liri e mundshme – liri nga jeta, liri nga të gjitha bukuritë, të gjitha kënaqësitë, të gjitha shkëlqimet që e rrethojnë ekzistencën.

Për njeriun e vjetër, vdekja ka qenë shpresë e madhe.

Për njeriun e ri jeta do të jetë një realitet, nuk do të jetë e jetuar për nesër, por do të jetë e jetuar këtu dhe tani.

Për njeriun e ri do të vazhdoj të mos jetë e nesërmja.

Për njeriun e ri nuk do të ketë vdekje, sepse vdekja gjithmonë është nesër. Jeta është gjithmonë në të sotmen…pikërisht tash kjo është gjithmonë jetë…ky moment gjithmonë është jetë. Për njeriun e ri çdo moment i jetës është një përjetësi e gëzimit, një ekstaz e pamatur.

Dhe kjo mospërputhje që ka ndodhur mes gjeneratave është për t'u përshëndetur. Kjo nuk është kundër askujt, kjo thjesht është kursi i ekzistencës. Ekzistenca ka provuar me njeriun e vjetër dhe ka dështuar. Tash ekzistenca kërkon njeriun e ri me mënyrën e re të jetesës, mënyra të reja të të menduarit, forma të reja të ekzistimit.

Ekzistenca kurrë nuk gabon.

Ajo i ka dhënë mjaft litar njeriut të vjetër, shoqërive të vjetra, religjioneve të vjetra, por në njëfarë mënyre ato dështuan. Ato vazhduan të binë për shkak se ato nuk ishin për këtë botë, ato e dënonin këtë botë. Ato flisnin për një botë përtej reve e cila nuk ekziston fare, ata sakrifikuan realen për jorealen. Natyrisht, rritja ishte e pamundur.

Njeriu i ri do të sakrifikojë jorealen për realen. Ai do të sakrifikojë të gjitha të nesërmet për sot. Ai do të bëjë të sotmen e tij aq intensive, aq totale sa edhe nëse ai vdes nuk do të ketë keqardhje: ai jeton në mënyrë të plotësishme, ai ka përjetuar atë në mënyrë të plotë, dhe thellë poshtë ai ka prekur parimin e pavdekësisë. Ai e di se jeta nuk mbaron, ajo vetëm ndryshon format.

Kështu që për njeriun e ri vdekja nuk ekziston; për njeriun e ri vdekja është vetëm periudhë e transformimit, vetëm një gjumë i thellë. I vjetri shkon në gjumë, dhe në mëngjes një qenie plotësisht e re zgjohet.

Provoni për t'i ndihmuar prindërit tuaj për ta kuptuar këtë. Mos u zemëroni në ta. Ata thjesht i kanë pasuar prindërit e tyre. Ata thjesht kanë pasuar profetët, mesiat dhe shpëtimtarët; ata kanë qenë shumë naiv. Mos u zemëroni në ta.

Bëhuni të mëshirshëm, dhe bëne vetën të kuptueshëm për ta që hendeku juaj nuk është hedek antagonizmash, por një hendek i një ndryshimi ekzistencial, një revolucion. Nëse ju mund t'i bëni prindërit tuaj të kuptojnë se çfarë po ndodhë, ndoshta ata do t'ju bekojnë, bekimi juaj të vazhdoj në mënyrë të re, të ju bekojnë për atë që kanë gjetur atë që ata e kanë humbur.

Kjo do të jetë e mirë që brezi i ri të shkojë e ta bekojë brezin e vjetër, në këtë mënyrë ana tjetër nuk do të ketë ndjenjën se është e lënduar, dhe brezi i vjetër gjithashtu ndihet krenar që ekzistenca ju ka zgjedhur juve ta vazhdoni punën në të cilën njeriu i vjetër ka dështuar. Njeriu i vjetër ka qenë në pritje të ardhjes së Mesias…Asnjë Mesia nuk do të vijë.

Njeriu i ri është Mesia.

Njeriu i ri është shpëtimtari.

Njeriu i ri sjell lajme të mira se evolucioni mund të vazhdoj në nivele më të larta të qenies.

Ju jeni fatlum dhe të bekuar.

**Pyetja e katërt**

I DASHURI OSHO,
UNË E GJEJ VETEN DUKE PRITUR QË DIKUSH DIKU NË BOTË TË NGRIHET DHE TA DEKLAROJË VETEN E TIJ NJË DASHAMIRËS SË POROSISË SUAJ, DIKUSH QË ËSHTË NË POZITË TA LEHTËSOJË ÇASJEN TUAJ TEK NJERZIT.

BOTA E POLITIKANËVE DUKET AQ LARG ËSHTË LARGUAR NGA JU PA ASNJË LIDHJE PËR TË NDODHË; INTELIGJENCA DUKET E PËRMBAJTUR PËR TË FOLUR, DHE NGUROJNË PËR TË BËRË DIÇKA QË NË FAKT MUND T'I INVOLVOJNË DUART E TYRE TË PISTA – DUKET SE JANË NJERËZ PA INTEGRITET.

UNË KAM DËGJUAR KUR KENI THËNË SE ÇFARËDO QË NDODHË TASH ËSHTË PJESË E MËSIMEVE TUAJA; MEGJITHATE, PO MË DUKET SE JAM E LIDHUR ME IDENË PËR NJË PËRFUNDIM TË LUMTUR. UNË NUK MUND TA KEM IDENË SE JU MUND TË VINI –

DHE TË LARGOHENI PËRSËRI PREJ NESH – PA VIZIONIN E JUAJ QË REALIZOHET NGA MILIONA NJERËZ.

JU LUTEM KOMENT.

Kjo ka qenë kështu në të kaluarën. Njerëz si unë kanë ardhur gjithmonë me një vizion të madh dhe vdiqën pa i kuptuar vizionet e tyre. Kjo nuk do të ndodhë me mua për arsyen e thjeshtë se kam zgjedhur kohën e duhur dhe vendin e duhur. Ky hendek brezash është kohë e duhur.

Buda ka punuar me njerëz të vjetër, me tradita të vjetra, me gjitha mendjet ortodokse, dhe doni që prej tyre të krijoni rebel. Kështu ishte me Lao Ce keshtu ishte me Zaratustra. Ata nuk patën mundësi të shohin se njerëzit të cilëve iu flisnin kanë qenë aq thellë të rrënjosur në të kaluarën saqë ata nuk kanë mundur të lëvizin larg prej saj.

Ata kanë mund të dëgjojnë, ata kanë mund të përkulen para tyre – ata do t'i adhurojnë përgjithmonë dhe ata do t'i mbajnë në mend si profet të mëdhenj, shpëtimtar të mëdhenj, si njerëz të zgjuar – ata do t'i mbajnë ne zemërat e tyre si kujtime të dashura, por më shumë se këtë ata nuk mund të bëjnë, për arsyen e thjeshtë se ata nuk janë njerëz të duhur.

Unë flas me njerëz të duhur të cilët e kanë kapërcyer të kaluarën, të cilët kanë përfunduar tashmë me tempuj, kisha, xhamia, sinagoga.

M'u kujtua një anekdotë e shkurtë.

Tre rabin kishin biseduar, diskutuar e kujtë është sinagoga më ultramoderne. Tash sinagoga nuk mund të supozohet të jetë ultramoderne…

Rabini i parë tha: "Në sinagogën time ju mund të tymosni, mund të pini raki – madje derisa unë mbaj predikim – ju mund të luani me karta. Është liri absolute."

I dyti tha: "Kjo s'është kurrgjë, derisa unë predikoj njerzit e mi mund edhe të çojnë dashuri. Të gjitha këti gjëra ata i bëjnë, sepse ata janë të lirë – me të vërtetë të lirë, pa ndalesa."

Rabini i tretë tha: "Kjo nuk është kurrgjë."

Të dytë folën përnjëherë: “Çfarë më tepër mund të lejohet…?”

Rabin i tretë tha: “Në sinagogën time, në derë është e shkruar me shkronja të arta se në çdo festë hebreje sinagoga do të mbetet e mbyllur.”

Në të gjitha kishat e feve të ndryshme, priftërinjtë e tyre janë duke u përpjekur për të mësuar psikoanalizën, për t’u bërë terapistë. Çuditshm. Në vend se ta lexojnë Tevratin, në vend se ta lexojnë Biblën, ne vend se të studiojnë Vedat. Ata janë duke studiuar Zigmund Frojd-in, Jung-un dhe Adler-in. Për çfarë? Çfarë ka ndodhur? Sepse të rinjtë po rrëshqasin nga duart e tyre.

Kryepeshkopi këtu në këtë ishull të bukur më është kërcënuar për pothuajse gjatë gjithë kohës sa kam qenë këtu - që nga fillimi - se ai do ta bëj një marshim proteste kundër meje. Por unë e di se ai nuk mund ta bëj një marshimi proteste kundër meje, sepse në kishën e tij vetëm pak zonja të moshuara shkojnë për ta dëgjuar atë. Dhe ai do të dukej si një klloun me zonjat e vjetra duke protestuar në rrugë kundër meje. Ai është në pritje të dikujt…por askush nuk po i vije.

Përkundrazi, të rinjtë e ishullit – që nuk kanë kurrfarë lidhje me mua – vetëm shikone shëmtinë e kryepeshkopit dhe deklaratën e tij, dhe mashtrimin e deklaratave të tij. Ai është vazhdimisht në kontakt me kryeministrin dhe politikanët tjerë: “Ky njeri duhet menjëherë të depërtohet, të largohet nga këtu, përndryshe ai do ta korruptojë rinin tanë. Ai do ta shkatërrojë moralin tonë, ai do ta shkatërroj fenë tonë.”

Ju keni qenë për dymijë vjetë këtu. Një moral të madh keni krijuar, dhe një religjion të madh keni krijuar si mund të shkatërrohet nga një njeri i cili është vetëm një turist për katër javë këtu…

Të rinjtë e ishullit, të cilët nuk kanë lidhje me mua - nuk e di se kush janë ata - janë tubuar, sepse është një fyerje në ishullin. Ata kanë mbledh nënshkrime për mua kundër Peshkopi - i cili po thotë se orgji seksuale janë duke ndodhur dhe mijëra njerëz bashkohen çdo mëngjes dhe çdo mbrëmje, se ju nuk jeni duke dëgjuar një fjalim, kjo është një komunikat – që flet vetëm gënjeshtra.

Gjenerat e re veç është larguar nga duart e tyre.

